Titulli i origjinalit turqisht:

Abide Şahsiyetleri ve Müesseseleriyle

**OSMANLI**

Osman Nuri Topbaş

Altınoluk

İSTANBUL – 1420 / 1999

E përktheu nga origjinali:

Zyra e përkthimeve - Progresi Botime

**Shkurt, 2009**

PROGRESI sh.p.k
www.progresibotime.com

Adresa: L: Vasil Shanto Rr: Çajupi
Shkodër / Shqipëri
Tel: +355 69 20 76768 / +355 67 20 86767

Design: Bledar Xama

Allahu i Lartë urdhëron:

**“Atyre nga ju, të cilët besojnë dhe bëjnë punë të mira, Allahu u ka premtuar se, ashtu siç i pati bërë paraardhësit e tyre sundues** (në vend të mohuesve)**, edhe ata do t’i bëjë sundues mbi tokë, fenë** (islame) **që e zgjodhi për ta, do ta forcojë** (do ta vendosë mbi baza të qëndrueshme) **dhe, pas periudhës së frikës, do të sjellë për ta periudhën e sigurisë që të më adhurojnë mua…”** (en-Nur, 55)

**“Ju jeni ummeti** (bashkësia) **më i mbarë e më i dobishëm i formuar për të mirën e njerëzve; urdhëroni të mirën dhe ndaloni të keqen dhe** (vetëm) **Allahut i besoni!”** (Al-i Imran, 110)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) porosit:

*"Sundimtari* (i cili e lartëson fjalën e Allahut dhe mban drejtësi) *është hija e Allahut mbi tokë. Njerëzit e dobët mbështeten te ai, të vuajturit dhe viktimat me anë të tij marrin shpagim nga përdhunuesit, mizorët dhe fajtorët. Atë i cili e ndihmon* (materialisht dhe shpirtërisht) *një sundimtar të tillë në këtë botë, edhe Allahu e ndihmon në ditën e kiametit dhe në botën tjetër!"* (Fejzu'l-Kadir, 4, 143)

Hz. Omeri (r.a.) thotë:

*"Drejtësia është themeli i pushtetit!"*

# PARATHENIE

*Lavdëruar dhe falenderuar qoftë Allahu i Lartë që na ka pajisur ne, robtë e Tij të dobët e të mjerë me gëzimin, qetësinë dhe prehjen e besimit!*

*Paqja dhe mëshira e Zotit qofshin për Krenarinë e Gjithësisë, i cili është bërë pretekst për njerëzimin që, duke shpëtuar nga errësira, të mbushet me dritë!*

Popujt dhe kombet i japin vazhdimësi vitalitetit të tyre në skenën e historisë në sajë të elementëve të vetëdijshmërisë besimore-fetare, gjuhësore dhe historike. Besimi me fenë si forma e institucionalizuar e tij janë synimi final i krijimit dhe natyrës njerëzore, janë koleksion sistematik i ligjeve hyjnore që rregullon jetën mes shpërgënjve dhe qefinit dhe, kështu, e përgatit njeriun për lumturinë e ahiretit[1]; gjuha është mjeti shprehës i drejtësisë dhe i të vërtetave të parashtruara nga besimi dhe feja; kurse historia është një pishtar i cili, me anë të evidentimit dhe analizës së shkaqeve dhe rezultateve të përjetuara nga njerëzimi në kornizën e këtyre dy elementëve, u ndriçon popujve dhe kombeve rrugët e tyre vetiake. Nga ky këndvështrim, në këtë vepër që e shkruam duke mbajtur parasysh të vërtetën se këta tre elementë nuk mund të ndahen nga njëri-tjetri, u përpoqëm që, me pretekstin e përshkrimit të jetës dhe veprës së personaliteteve monumentalë të historisë sonë, t'u shpalosim lexuesve tanë të nderuar një sërë shembujsh domethënës dhe urtësish.

T'i dalësh për zot denjësisht trashëgimisë besimore-fetare, gjuhësore, historike e kulturore si amanete të shenjta të etërve tanë, nuk do të thotë vetëm t'i meremetosh a t'i restaurosh veprat materiale arkitekturore, etj., të shndërruara në rrënoja. Thelbësore është ta gjallërosh atë frymë, emocion dhe qytetërim dhe t'ua përcjellësh brezave të ardhshëm. Gjuha jonë e

1. **Ahiret**: Jeta e përtejme në botën tjetër ku njerëzit do të shpërblehen me xhenet apo do të dënohen në xhehenem (Përkthyesit).

dëmtuar me ndërhyrjen e Agop Dilaçan e të të tjerëve si ai me qëllim për të realizuar izolimin nga kultura islame që formonte themelin e qytetërimit osman, pothuaj është shterpëzuar në atë mënyrë saqë të mos jetë e aftë të mundësojë një meditim serioz. Gjersa të mos e kemi shpëtuar gjuhën tonë, është e pamundur të shpëtojmë nga një mijë e një lloj paqartësish të ndërthurura që s'na lënë të ngrejmë kokë. Sepse njerëzit mendojnë me anë të fjalëve. Kurrë s'është e mundur të hapesh për në horizontet e meditimit të thellë islam me anë të një të ashtuquajture gjuhë që i janë reduktuar dhe shtrembëruar konceptet, për rrjedhojë, fjalët si mjete dhe pretekste për shprehjen e tyre! Dhe gjersa të mos bëhet kjo, nuk realizohet dhe nuk fiton dot nivel serioz meditimi si motivi shtytës themelor i veprimit. Eshtë për këtë arsye që, në shkrimet tona, ne nuk kemi treguar kurrsesi ndonjë konsideratë dhe respekt për gjuhën e sajuar, antagoniste të kulturës kombëtare dhe vetëdijes kombëtare!

Nga ana tjetër, edhe historia jonë duhet njohur me entitetin e saj të vërtetë, përndryshe, është e pamundur që, me një sërë historianësh vendas me pasione të sëmura së bashku me veprat e shkruara nga autorë armiq të Islamit e të Turqisë, të mund ta shpjegojmë saktë e drejt një qytetërim gjithëbotëror dhe, duke e mësuar denjësisht të kaluarën, të mund ta orientojmë të ardhmen tonë. Prandaj e kemi për detyrë fetare dhe kombëtare që ta reflektojmë saktë dhe drejt edhe tek vetëdija dhe njohja e individit më të thjeshtë të kombit tonë, madje, dhe ta bëjmë pronë të tij trashëgimin historik që na kanë lënë të parët tanë të famshëm. Ja, se si ua kujton i ndjeri **Mehmet Akif** këtë të vërtetë të madhe shekujve dhe brezave:

***E pashmangshme është shembja e vendit të pazot,***<br>***Por s'ka për t'u shembur ky vatan n'i dalsh ti për zot…***

Historia është dëshmitare që kombet dhe individët e rregullojnë jetën nën dritën e eksperiencës së kaluar. Historia është kujtesa e një kombi dhe përmbledhja e eksperiencës kombëtare. Eshtë për këtë arsye që, ashtu siç nuk jeton dot individi i shkëputur dhe indiferent nga eksperienca e kaluar e vet, edhe popujt dhe kombet janë gjithmonë nevojtarë për tërheqjen e vëmendjes dhe orientimit të ngjarjeve historike. Me të vërtetë, ngjitjet dhe zbritjet që përjetohen në fatin e popujve dhe kombeve, janë një grumbull eksperiencash që i përcillen së ardhmes. Kurse ballafaqimi në mënyrë të drejtë i shkaqeve dhe përfundimeve bashkë me ngjarjet e reja, vazhdon të luajë për popujt dhe kombet një rol ndriçues të së ardhmes.

Për sa kohë që një komb i njeh historinë e vërtetë dhe udhëzuesit materialë-shpirtërorë të tij, si dhe i vlerëson ata siç duhet, tregon se është një komb i madh e i përparuar. Po qe se brezat e rinj e njohin historinë e

vet më mirë se historinë e të tjerëve dhe marrin mësim nga e kaluara, nuk kihet frikë për të ardhmen! Por po qe se rritet një brez i cili i kthen shpinën historisë së vet, për më tepër, e fyen atë, i cili nuk i njeh udhëzuesit e tij materialë-shpirtërorë duke u bërë i huaj, kështu, për origjinën e vet, i cili, si një trashëgimtar mosmirënjohës ndaj një trashëgimie të shkëlqyer, i shpall tradhtarë heronjtë e mëdhenj të së kaluarës, kurse tradhtarët, heronj, e ardhmja bëhet e errët dhe e frikshme. Sepse kurrë s'ka qenë e sigurt e ardhmja e atyre që nuk mbështeten në të kaluarën. Prandaj, rrënjët duhet të na zgjaten kah e kaluara, kurse degët, kah e ardhmja!

Është gabim i madh ta pandehësh historinë vetëm si një përmbledhje të thjeshtë ngjarjesh dhe ashtu ta konsiderosh. Shkenca e vërtetë historike është një shkencë e bekuar e cila e tregon truallin bazë të së vërtetës ose gënjeshtrës, të së drejtës ose të shtrembrës në mënyrën e jetesës së popujve, të mbushur plot ngjarje të ndryshme, surpriza dhe aventura. Për të mund ta sistematizuar në një formë të përkryer të tashmen dhe të ardhmen e shoqërive, për të mund të ballafaquar shkaqet dhe përfundimet e ngjarjeve që na vë para historia, është kusht që trualli në fjalë të njihet drejt dhe të bëhen vlerësimet e duhura duke përfituar nga mësimet dhe pësimet e domosdoshme prej tij.

Edhe libri ynë i lartë, Kur'ani i Shenjtë, për këtë arsye ia përcjell njerëzimit urtësitë dhe mësimet e ngjarjeve të ndryshme pozitive ose negative të përjetuara nga popujt e shkuar. Për shembull, faktin që popujt të cilët kanë ushtruar dhunë, padrejtësi dhe kanë mbajtur qëndrim kundërshtues ndaj Zotit, kanë humbur në plehërishten e historisë me një fund të hidhur, të goditur nga persekutimi hyjnor, na e bën të ditur kështu:

فَجَعَلْنَا هُمْ سَلَفًا وَ مَثَلاً لِلْاَ خِرِينَ

**"Dhe i bëmë ata një të shkuar dhe shembull domethënës për popujt e ardhshëm…"** (edh-Dhuhruf, 56)

فَمَا بَكَتْ عَلَيْهِمُ السماَ ءُ وَا لْاَرْضُ وَ مَا كَا نُوا مُنْهظَرِينَ

**"Qielli dhe toka nuk qanë pas tyre; atyre nuk iu dha as afat…"** (ed-Duhan, 29)

Ndërkaq, Zoti na e bën të ditur në Kur'an se, ndryshe nga kjo e vërtetë

dhe në kundërshtim me të, popujt që nuk janë shmangur nga drejtimi hyjnor, që kanë treguar vendosmëri në fe, që e kanë bërë flamur dhe e kanë bartur në të katër skajet e botës tevhidin, besimin monoteist islam, kanë përparuar dhe, kështu, na i shpalos para syve shumë skena të vërtetimit të premtimit:

انَ الْاَرْضَ يَرِثُهَا عِبَا دِيَ الصَالِحُونَ

**"… Robtë e mi të mirë do të bëhen trashëgimtarë të tokës!"** (el-Enbija, 105)

Dhe kjo tregon se nuk mund të rrihet indiferent ndaj kësaj metode kur'anore e cila i bën konkrete qëndrimet dhe sjelljet e drejta ose të gabuara dhe, në këtë mënyrë, e lehtëson përfitimin prej tyre. Rëndësinë e mësimeve që duhen marrë në këtë specifikë, i ndjeri Mehmet Akif na e përshkruan kështu:

*Thonë se historia përsëritet…*
*Po të merrej mësim, a do të përsëritej vërtet?*

❁

Historia mbështetet në **arkivat**. Ndërsa dokumentet mbi një qytetërim të madh si Osmanët sapo kalohen nëpër duar, me kalimin e kohës po del në shesh se akuzat e qëllimshme ose injorante nuk kanë asnjë vlerë…

Kombet me histori të pasur dhe me qytetërim madhështor janë kombe të mëdhenj. Edhe nëse sot dalin në shesh shumë vepra arti, **Sulejmania** do të vazhdojë të mbetet një vepër madhështore dhe impresionuese. Është një e vërtetë e pamohueshme se edhe sot, përgjithësisht, vendet ku turistët ulen dhe e çlodhin shpirtin duke soditur me mahnitje dhe admirim, janë veprat osmane.

Studiuesit vendës e të huaj ende bëjnë përpjekje për ta kuptuar gjeninë e këtij shteti botëror dhe për të përfituar prej gjërave që mësojnë. Është për këtë arsye që arkivat tona mbushen më shumë me shkencëtarë të huaj sesa vendës. Dhe kjo tregon se, duke hyrë në shekullin e njëzetenjëtë, e kemi të domosdoshme që, duke ua bërë të njohur brezave të rinj kulturën dhe qytetërimin tonë të famshëm si dhe strukturën tonë moralo-shpirtërore që i pati krijuar ato, të ecim po në atë rrugë të shkëlqyer.

Ashtu siç e djeshmja dhe e sotmja e historisë botërore nuk mund të njihen pa u njohur historia osmane, ashtu dhe çështjet e zonave të ndjeshme dhe çdo çast të gatshme për të shpërthyer të Turqisë së sotme nuk mund

të kuptohen pa u njohur rrjedha e historisë osmane. Në të njëjtën mënyrë, edhe zgjidhjet shpëtimtare të botës islame nga krizat që po përjeton, varen nga studimi dhe analiza e drejtë e trashëgimit historik osman.

❁

Në faktin që në **Kur'anin e Shenjtë** urdhërohemi të japim nga gjërat e dashura për ne me qëllim që të mund të meritojmë pëlqimin hyjnor si besimtarë të mirë, ka shumë urtësi. Më të rëndësishmen prej tyre mund ta parashtrojmë dhe shpjegojmë kështu:

Njeriu ka dy vlera shumë të çmuara që i përkasin kësaj bote. Njëra është jeta, fryma, kurse tjetra, mundësitë materiale. Me këta dy elementë bëhet dhënie-marrja në lidhje me pëlqimin hyjnor dhe xhennetin, parajsën. Eshtë për këtë arsye që njerëzit e përkushtuar dhe personalitetet monumentalë që ia kanë dhënë veten Zotit, mjaftohen me dhurimin e këtyre dy vlerave. Dhe kjo është një çështje shumë me rëndësi. Sepse dallimi i vetëm mes kombeve sundues dhe kombeve të sunduar është një grusht njerëzish të përgatitur ose, e thënë ndryshe, është dallimi i njeriut vetëmohues të përkushtuar Allahut dhe kombit me pasurinë dhe jetën e tij!

Dhe kjo shkon gjer atje, sa qetësia dhe prehja e shoqërive e vazhdon ekzistencën jetësore të saj vetëm me anë të këtyre njerëzve vetëmohues. Në të njëjtën mënyrë, edhe nderi dhe fama e popujve është, në përgjithësi, e gjatë sa jetëgjatësia e këtyre njerëzve vetëmohues. Më shumë se çdo herë tjetër, sot jemi të detyruar të zbresim në thellësitë shpirtërore të zemrave të mbushura plot besim dhe ekstazë të atyre njerëzve të sakrificës, t'i dëgjojmë ata, t'i kuptojmë dhe të përfitojmë nga struktura ndjesore e tyre. Në ditët tona kur njerëzimi, përgjithësisht, duke iu nënshtruar forcës, jeton nën sundimin e egos, sa nevojtarë jemi për njerëzit monumentalë si **Osman Gaziu dhe brezi i tij** vetëmohues, të ndjeshëm dhe të përkushtuar Zotit! E kemi të domosdoshme që, duke hyrë, me dritëra shpirtërore, në thellësitë e shpirtit tonë, ta ringjallim sërish atë strukturë.

Ata që ndodhen më në kulm të njerëzve vetëmohues janë profetët, *evlijatë* dhe njerëzit e edukuar prej tyre, Brenda një kohe shumë të shkurtër, ata e bartën emocionin e besimit që kishin në zemra, në të katër anët e botës, gjithashtu, qenë ata që i mbushën faqet e arta më të zgjedhura të historisë!

Kështu, arkitekti i vërtetë i shtetit osman është robi i shquar i Allahut, **Sheh Edebalí**, ashtu që, për sa kohë vazhdoi gjenerata Edebalí, sulltanët e botës u orientuan dhe njerëzimi arriti qetësinë e kërkuar. Nisur nga kjo, jemi të detyruar të bëhemi dëshmitarë nga afër të pasionit dhe ekstazës së sovranëve të botës materiale e të botës shpirtërore të përgatitur prej tij dhe gjeneratës së tij dhe, duke e përjetuar sërish atë situatë, ta orientojmë vetveten!

**Shteti osman** i cili përbën etapën më të shkëlqyer të historisë islame pas periudhës së sahabeve, është një shtet që e bëri të shquhet tërë popullsinë e vet, nga sundimtari e gjer te bariu, me dashurinë për Profetin! Krahas lutjes për paqe e mëshirë për **Profetin** (a.s.s.) sa herë që përmendej emri i tij, shembujt më të mrekullueshëm të shfaqjeve të panumërta të respektit, si vënia e dorës në zemër, dëgjimi kolektiv në këmbë i vargjeve të mevludit ku përshkruhet lindja e Tij, sundimtarët në krye të këtij shteti të lartë i patën shndërruar në traditë. Nuk ka sundimtar osman që të ketë urdhëruar hapjen dhe leximin e postës së ardhur nga Medina, pa marrë sërish abdest, pa u ngritur vetë në këmbë dhe pa i puthur dhe vënë në ballë letrat dhe shkresat e ardhura që atje!

Veç kësaj, fakti që, në meremetimin e Faltores Profetike, osmanët të cilët e vinin çdo gur në vend me Besmele pasi ishin larë dhe kishin marrë abdest, i mbështillnin çekiçët me lëkurë duke u druajtur se mos e shqetësonin shpirtin e Profetit, janë modele edukate dhe respekti të papërsëritshëm!

Gjithashtu, në periudhën e osmanëve, **suita e dhuratave** që shkonte për në **Medinën e Ndritshme**, bënin konak diku afër para se të hynin në qytet, ku përgatiteshin për atmosferën shpirtërore të Medinës së Ndritshme dhe, pas bërjes së këshillimit të quajtur *istihare* dhe marrjes së shenjës shpirtërore, afroheshin te **audienca profetike** dhe e kryenin vizitën. Pastaj, në kthim, merrnin me vete nga dheu i bekuar i Medinës së Ndritshme për ta dërguar si begati dhe shëndet në vendin e vet.

Kush e di, vallë, se **tufa e thekave** në anë të çallmës në miniaturat e portreteve të sulltanëve osmanë të kohës është një imitim fshese? Me këtë, ata e konsideronin veten fshesarë të dy Qyteteve të Paprekshëm, prandaj dhe fshesarëve të atyre qyteteve ua jepnin rrogën nga pasuria e vet personale.

Gjithashtu, ç'shenjë dashurie dhe respekti të madh është fakti që fijet e bekuara të flokëve dhe mjekrës së Profetit (s.a.s.) janë ruajtur mbështjellë në dyzet bohça si një kujtim i shtrenjtë i tij nën emërtimin **mjekra profetike** (sakalli sherif) në minberet[2] e xhamive. Prej shekujsh të tërë ato janë bërë begati dhe mëshirë për ummetin, bashkësinë muslimane.

Të gjitha këto shfaqje dashurie dhe veçanti të larta tregojnë se fjalët e fundit të **Osman Gaziut**, **"qëllimi ynë s'është ndonjë trimëri botërore, por vetë lartësimi i Fjalës së Allahut"**, u qenë bërë udhërrëfyese të gjithë sulltanëve, të cilët, pastaj, patën treguar një kujdes dhe korrektesë historike për të mos u larguar nga kjo porosi.

Porosia që i pati dhënë **Orhan Gaziu** të birit, **sulltan Muratit I**, janë të

2. **Minber**: Objekt brenda xhamisë. Vendi nga ku imami mban hutben ditën e xhuma dhe të bajramit (Përkthyesit).

mjaftueshme për të treguar horizontin e një ekstaze besimi:

**“S’mjafton t’i bëjmë osmanët sundues mbi dy kontinente! Sepse përpjekja për lartësimin e Fjalës** (fesë) **së Allahut është një çështje aq e madhe sa të mos e nxënë dy kontinente! Siç jemi ne trashëgimtarët e selçukëve, edhe trashëgimtarët e Romës** (Evropës) **ne jemi!..”**

Fjalët e fundit të dëshmorit të Kosovës, prijësit të madh shpirtëror, sulltan Muratit I, ndërsa kufoma e paqme po i mbulohej nga gjakërat e bekuara të dëshmorësisë, janë model i bukur i dëshmorësisë së vërtetë:

*“I qeshë lutur dhe përgjëruar Zotit që të ma mundësonte sherbetin e dëshmorësisë nëse fitorja e Islamit do të kushtëzohej prej vdekjes sime! Kështu, pra, lutja m’u pranua! Lavdëruar dhe falenderuar qoftë Allahu! Po e mbyll jetën pasi e pashë fitoren e ushtarëve islamë!”*

❁

Osmanët patën zënë vend gjithmonë në anë të të vuajturve dhe viktimave. Në vendet ku patën ngadhnjyer, ata patën bartur njerëzillëkun dhe shërbimin më të bukur. Në vendet e ngadhnjyera, as mes popullsive që e patën vazhduar jetën si krishterë nuk qe lënë askush i uritur dhe i pastrehë, gratë e veja qenë mbrojtur, strehuar dhe ushqyer. Idealet e sulltanëve osmanë qenë përqëndruar mbi idenë e **“rregullit botëror”** dhe urtësia e ekzistencës së shtetit qe mbështetur në mendimin e “sundimit botëror mbi parimet islame dhe njerëzore”!

Kjo shprehje e thënë para se të triumfohej Stambolli nga fisniku bizantin **Notaras** i periudhës së **sulltan Mehmetit II, Ngadhnjyesit**, është një reflektim i bukur i drejtësisë së vërtetë dhe tolerancës së ndërgjegjes në Islam:

**“Parapëlqej të shoh në Stamboll çallmën e turqve sesa shapkën e kardinalëve!..”**

Në shtratin e vdekjes, lala Hasan Xhan i pati thënë **sulltan Selimit të Rreptë**:

“Padishahu im, është koha për t’u bashkuar me Allahun!”

Kurse sulltani i qe përgjigjur kështu:

“Lalë, lalë! Me kë më pate pandehur bashkë ti mua gjer tani?”

E, pra, sa nevojtarë që jemi për pasionin e besimit, virtytin e moralit dhe lartësinë sublime të idealit që patën përgatitur një sulltan të tillë si Selimi i Rreptë!

Duhet menduar se ç'mund të ishte ai motiv që e pati shtyrë të dilte në luftë i sëmurë një sulltan plak të rrëgjuar, një sulltan botëror si **Sulejman Kanuniu, Ligjvënësi**, i cili e kishte drejtuar shtetin për gjysmë shekulli me radhë? Si mund të shpjegohet gjendja e **Abdylhamitit I**, i cili, duke mos e duruar dot humbjen e kalasë Özi, vdiq nga hidhërimi pak kohë pas kësaj? Ç'ndjeshmëri madhështore besimi që ia pati mbushur zemrën me dhimbje dhe e pati bërë të rënkonte me një "ah" që do ta çonte në vdekje sulltanin i cili vuante thellë duke thënë: "Bijtë tanë ushtarë dhe populli i pafajshëm na u copëtuan!"

Për t'i ndjerë thellësisht këto të vërteta, për ta kuptuar ankthin e tyre, për ta përjetuar vetëdijen e tyre historike dhe për ta njohur klimën moralo-shpirtërore që i ka sendërtuar ato, është e domosdoshme analiza e drejtë dhe e saktë e ngjarjeve dhe personaliteteve. Edhe shkrimi dhe leximi i veprave të kësaj specifike përsa i përket përjetimit në mënyrë të gjallë në zemra i të gjitha kujtimeve të të parëve tanë, përsa i përket mbajtjes së freskët të emocionit moralo-shpirtëror, veçanërisht të dashurisë ndaj Profetit (s.a.s.), është kusht.

Prandaj, në këtë libër u përpoqëm të përcjellim shërbimet dhe heroizmat plot mëshirë, dhembshuri dhe dashuri, të kryera për pëlqimin hyjnor, në vendbanimet ku kanë qeverisur, të një sërë personash të përkushtuar e të zemrës të cilët kanë kaluar në histori si modele dashurie, si monumente nderi dhe njerëzillëku.

Duke e përgatitur për botim veprën tonë me rastin e shtatëqindvjetorit të themelimit të Shtetit Osman, e ndjemë të nevojshme që, krahas disa personaliteteve përjashtimore nga të Bijtë Osmanë, të përshkruajmë edhe disa nga personalitetet e shkencës, artit dhe kulturës që patën stolisur periudhat e tyre, duke e ndarë librin në dy pjesë.

Kështu, në këtë libër do të gjeni disa nga sulltanët e një perandorie botërore që qeverisën njerëzimin, disa nga miqtë e Zotit, dijetarët, burrat e shtetit si dhe nga të tjerët figura të shquara që u dhanë orientim atyre, do të lexoni rreshtat kushtuar botës së tyre ndjesore që shpalos personalitetin shembullor të tyre. Të atyre që i patën treguar gjithë njerëzimit se kombi turk, sa ç'ndodhej në kulm përsa i përket aftësisë shtetformuese dhe asaj ushtarake, po aq zinte një pozitë të veçantë në dituri, kulturë, moral dhe art, si dhe që i patën shpalosur në mënyrën më të bukur veçoritë materiale-shpirtërore të kombit që shkruan epope në çdo fushë!

Veçanërisht tre shekujt e parë të osmanëve janë një pishtar i lartësimit të Fjalës (fesë) së Allahut që pati përfshirë botën duke flakëruar me besimin dhe besnikërinë e Hz. Ebu Bekrit, me guximin dhe drejtësinë e Hz. Omerit, me drojtjen, pasionin dhe ekstazën e Hz. Osmanit dhe me diturinë, kulturën dhe heroizmin luftarak të Hz. Aliut.

Në historinë e asnjë kombi nuk ka ndodhur që për tre shekuj me radhë të dalë, në mënyrë të pandërprerë, një varg sundimtarësh luftarakë të shquar në trimëri, dhe gjenish. Në historinë e botës nuk është themeluar ndonjë shtet edhe jetëgjatë sa osmanët, edhe pishtar drejtësie dhe njerëzillëku si ta. Të kujtosh se shteti i ngritur nga Osman Gaziu sundoi plot 623 vjet me radhë, mjafton si dëshmi për këtë të vërtetë!

Fara e mbjellë me anë të katërqind kalorësve e këtij shteti të famshëm u bë një rrap madhështor, degët e tij futën nën hijen e vet tre kontinente, jetoi gjashtë shekuj me nder dhe dinjitet dhe, pastaj, duke lënë shumë shtete të vegjël e jetimë, u mblodh brenda një tyrbeje të famshme në varrezën me emrin histori. Ajo që na takon neve tani, është të bëhemi shërbyes të denjë të kësaj tyrbeje të famshme!

**Ne s'jemi historian. Eshtë për këtë arsye që, në vend që të shkruanim një histori kronologjike, u përpoqëm që, duke trajtuar disa personalitete-referencë të historisë sonë fetare dhe kombëtare si dhe pozitën e tyre të veçantë në dituri, kulturë dhe art, të parashtrojmë truallin moralo-shpirtëror të ngjitjes sonë materiale e formale së bashku me shkaqet dhe urtësinë esenciale të shembjes sonë të trishtuar.**

Sigurisht, personalitetet e përkushtuar që ia patën dhënë veten një kauze të shenjtë, nuk janë vetëm këta që kemi trajtuar ne. Edhe pse është e mundur që kjo listë të zgjerohet tejet, ne e kemi kufizuar numrin me aq sa do të ishte e mjaftueshme për të krijuar një ide dhe opinion të përplotësuar.

Paraqitja e një burimi bibliografik në vepra të tilla, sa ç'është domosdoshmëri e një zakoni të përgjithshëm, është, shpesh herë, edhe një taktikë e përdorur për t'i dhënë veprës pamje "shkencore". Kurse ne, në këtë vepër me cilësinë e një pene të papërvojë, nuk e përdorëm këtë metodë edhe me qëllim për të mos e rënduar lexuesin me pirgje bibliografike, edhe për të mos dalë me pretendime "shkencore".

Duke iu lutur lexuesve të nderuar të na falin për gabimet dhe të metat me mirësinë e tyre për t'i konsideruar se i përkasin penës sonë modeste, ushqejmë shpresën se kjo vepër do të jetë e dobishme për brezat tanë të ardhshëm që dëshirojmë të rriten e përgatiten të mbushur plot me emocione fetare e kombëtare. Dhe i lutemi **Zotit** të na e pranojë këtë dëshirë duke u mbështetur në mëshirën e Tij të pafundme…

Falenderojmë vëllezërit tanë të çmuar për kontributin që dhanë në përgatitjen e kësaj vepre, veçanërisht Muhammed Ali Eshmeliun nga nxënësit tanë të brezit të ri i cili punoi me sinqeritet dhe sakrificë, dhe i lutemi Allahut të Lartë që ky shërbim i tyre t'u bëhet sadaka me veprim të përhershëm.

Me këtë rast, duam të parashtrojmë dhe pohojmë edhe këtë, që asnjë autor nuk lind me njohuritë dhe konkluzionet e vlerave që vë në shesh. Një sërë udhëzuesish u japin formë shpirtrave dhe mendjeve të tyre dhe i udhëzojnë në kahje të drejtë apo të shtrembër. Kurse ata që mbeten të privuar nga një asistencë e tillë, shtegtojnë e ikin nga kjo botë me një zë joharmonik e të pakëndshëm si fëshfërima e thatë e një plepi, kurse veprat u mbeten thjesht si një pirg njohurish. Për rrjedhojë, asnjë njeri me ndikim dhe vepra e tij nuk dalin në shesh pa një asistencë shpirtërore!

Prandaj, qoftë falenderuar Zoti që ne e kemi nisur jetën një një vatër të bekuar e cila, me një favor të veçantë, do të na i orientojë shpirtin dhe njohjen në kahje të drejtë dhe do të na e ushqejë zemrën me frymëra moralo-shpirtërore, ashtu që ia detyrojmë atij burimi shpirtëror gjithçka ekziston e arsyeshme dhe e pranueshme sipas kritereve islame në jetën tonë të kaluar qysh nga fëmijëria brenda fushës së ndikimit të një burimi tejet të begatë. Ai është ati ynë i nderuar, **Musa Topbash Efendi**, të cilit nuk i shërbyem dot denjësisht sa qe gjallë. Me jetën e tij mbi tetëdhjetëvjeçare, ai e barti në ditët tona entitetin osman me tërë veçoritë morale-shpirtërore që e patën bërë atë të tillë, me besimin, kulturën shpirtërore, hijeshinë, delikatesën dhe tërë hollësitë e tjera dhe na i gatoi zemrat me këtë kompleks ndjenjash. Me këtë rast, e quajmë për detyrim besnikërie të vëmë theksin mbi burimin origjinal të reflektimeve dhe begative të dala nga pena jonë modeste edhe përsa i përket shprehjeve tona të falenderimit, edhe përsa i përket pohimit të së vërtetës dhe u lutemi lexuesve tanë për tre këndime të sures Ihlas dhe një këndim të sures Fatiha si lutje për atin tonë të nderuar, mikut të Zotit, të cilin ia dorëzuam mëshirës hyjnore **ditën e xhuma më 16 korrik 1999**! **Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë**!

Dhe tani, pasi e kryem këtë detyrim së pari ndaj favorit dhe bujarisë së Zotit, pastaj, ndaj atit tonë të ndjerë, në duart e të cilit u rritëm, po ju urojmë juve, lexues të nderuar, lexim të mbarë të veprës sonë modeste!

**Ve minallahittevfik, suksesi vjen prej Allahut!**

**Osman Nuri TOPBASH**
Vakfi Aziz Mahmud Hydaji
YSKYDAR
22.07.1999



*Kryeheroi luftëtar i cili, në rrugën për lartësimin e Fjalës së Allahut, hodhi themelet e një perandorie të shkëlqyer, sulltani*

# OSMAN GAZI

(1258-1326)

Osmanët i përkasin tribusë Kaji të turqve Oguzë që patën shtegtuar nga Azia e Mesme, në Anadoll.

**Osman Gaziu** ishte një ndër tre djemtë e **Ertugrul Gaziut** dhe mbiquhej **Fahruddin**.

Siç rrëfehet, qysh para se të lindej Osman Gaziu, të atit, Ertugrul Gaziut, i qe treguar shpirtërisht se i biri i ardhshëm do të bënte punë të mëdha. Me të vërtetë, për kapacitetet e larta që i qenë dhuruar dhe zgjuarsinë në qeverisje, menjëherë pas vdekjes së të atit, të gjithë bejlerët e tribusë e njohën njëzëri si kryetarin dhe prijësin e tribusë megjithëse ishte djali më i vogël i familjes! Kalimin e tij në krye të principatës, poetët e kohës e patën shprehur kështu:

*T'u ngjesh në brez shpata e fesë,*
*Ia tregove ç'është Islami tërë botës;*
*U hap për Islamin porta e rastit...*
*Ai, i zgjedhuri i bashkësisë së Muhammedit...*

I vënë kështu, me miratim të njëzëshëm në krye të principatës, Osman Gaziu e zmadhoi truallin e saj nga 4800 km² të trashëguara nga i ati, në 16000 km². Monedha e parë në kohën e tij u shtyp.

I ati, Ertugrul Gazi, gjatë gjithë jetës e pati bërë për udhërrëfyes mësuesin dhe prijësin e tij shpirtëror, **Sheh Edebaliun**, nën edukimin moralo-shpirtëror të të cilit qe bërë një kryetar dhe prijës fisi i përkryer. Prandaj dëshironte shumë që edhe i biri të rritej dhe përgatitej nën edukimin e tij. Edhe Osman Gaziu vetë e vizitonte shpesh Edebaliun dhe merrte bekimet e tij.

Një natë kur pati qëndruar si mik në shtëpinë e Sheh Edebaliut, princi Osman pati përjetuar çaste plot emocione nën prehjen dhe kënaqësinë e kuvendit që i pati dhënë qetësi shpirtit dhe ia pati tulatur përpëlitjet e nefsit[3], egos, vetvetes. Sipas një rrëfimi, meqenëse në murin e dhomës që iu tregua për të fjetur, ndodhej i varur një tekst i **Kur'anit të Shenjtë**, ai s'mundi të shtrihej duke i zgjatur këmbët, prandaj u kredh në një gjumë të ëmbël ashtu, i ulur shuk, me këmbë të mbledhura! Në ëndërr pa se njëri skaj i hënës e cila po dilte nga gjoksi i Sheh Edebaliut dhe po merrte gjithnjë e më shumë formën e Hënës së Re si drapër, i fut në gjoks, se një fidan lisi që mbiu mes tij dhe Sheh Edebaliut, u shndërrua në një rrap madhështor, degët e të cilit u përhapën mbi tre kontinente duke futur nën hijen e tyre shumë popuj e kombe. Në ato toka thirrej **ezani muhammedian**, bilbilat këndonin **Kur'an**. Çdo anë e dukshme e qiellit ishte bërë trëndafilishte.

Duke i soditur në ëndërr me mahnitje dhe admirim të madh këto pamje, princi Osman vuri re një drenushë që u shfaq papritmas dhe u zgjua ndërsa po merrte shenjë për ta gjuajtur me shigjetë drenushën që përpiqej të ikte drejt anës perëndimore.

Princi Osman mori abdest dhe, pasi kërkoi leje, hyri te Edebaliu. Ai nisi t'ia tregonte Edebaliut ëndrrën. Princi tregonte, kurse në fytyrën e Shehut shfaqeshin buzëqeshje të ëmbla, kurse sytë i shkëlqenin me një dritë sublime. Sheh Edebaliu e kishte zgjidhur, tashmë, me sytë e zemrës, enigmën e asaj ëndrre. Kur princi Osman heshti, Shehu ngriti kokën dhe, duke e vështruar princin mu në sy, filloi të fliste me zërin e tij të butë dhe melodioz:

"O bir, të fshehtën vetëm Allahu e di! Por në ëndrrën që ke parë ka plot mirësi e dobi. Zoti do t'ju mundësojë ty dhe brezit tënd mbretërim. Bota do të hyjë nën mbrojtjen e bijve të tu. Ti ke për t'u martuar me një vajzë nga bijtë e mi. Ata që do të lindin nga kjo martesë do të vihen në krye të një shteti të madh që ke për të ngritur ti e që ka për t'u zmadhuar gjithnjë e më shumë. Ky shtet do të zgjerohet drejt Perëndimit..."

3. **Nefs**: Kështu cilësohet në literaturën islame, Kuran dhe hadith, burimi i prirjeve n -gative tek njeriu, i cili vetëm pas bindjes ndaj mësimeve të fesë mund të neutralizohet dhe kthehet në burim veprash të mira (Përkthyesit).

**Ashikpashazade** i ka poetizuar kështu fjalët që i pati thënë Sheh Edebaliu princit Osman Gazi:

*Dhuntia e besimit të drejtë është e yte,*
*Shteti i përjetshëm është e drejta yte.*
*Bekimet për brezin tënd janë të tutë,*
*Ftesa për sofrat e shtruara është e yte.*
*Prova me brez e farefis është e yte,*
*E sotmja e botës është e yte*
*Dekreti mbi njerëz i xhindë, e drejta yte...*

❀

Pa shkuar shumë kohë nga ëndrra që e shpjegoi Sheh Edebaliu, princi Osman u martua me vajzën e Shehut, **Mal Hatun**, zonjusha Mal. Kjo martesë mblodhi dhe bashkoi rreth Osman Gaziut forcën ekonomike dhe fisnikërinë. Kështu, u hodhën themelet materiale të shtetit i cili për gjashtëqind e ca vjet me radhë do të siguronte **drejtësinë botërore** që do ta ndriçonte me anë të orientimit në rrugën e drejtë dhe luftës për lartësimin e **Fjalës (fesë) së Allahut**!

Nga ana tjetër, edhe të gjithë udhëheqësit shpirtërorë të kohës e pranuan njëzëri prijësinë e **Osman Gaziut** dhe gjakut të tij. Këtë e patën dëshiruar veçanërisht **Sheh Edebaliu, Haxhi Bektash Veliu** dhe **Ahi Evrani**, të cilët i qenë lutur Zotit për këtë.

Shkaku i kësaj dëshire dhe i lutjeve për realizimin e saj ishin disa shenja shpirtërore të dhëna më parë. Kështu, siç na e përcjell historiani Ahmet Xhevdet Pasha, **Muhjiddin Arabiu** e pati paralajmëruar themelimin e shtetit osman qysh shtatëdhjetë vjet më parë asaj date. Ai e pati gjurmuar anasjelltas këtë me anë të orakullit dhe nga disa ajete të Kur'anit dhe, për më tepër, e pati titulluar veprën e vet përkatëse **"esh-Shexheratu'n-Nu'manijje fi'd-Devleti'l-Osmanijje"** (Pema gjenealogjike e Shtetit Osman) në një kohë që principata osmane ende nuk ekzistonte! Veç kësaj, në këtë vepër parashikohen edhe disa ngjarje të tjera si fakti që kalifi i parë osman kishte për të qenë sulltan **Selimi i Rreptë**!

Ja, pra, flamuri që shpalosën osmanët sipas paralajmërimeve të gëzueshme sublime si kjo e të tjera të ngjashme me këtë, u lartësua nën hijen e krahëve shpirtërorë të *evlijave*[4] të Zotit. Njeriu besimtar i Anadollit në një

4. **Evlija**: Koncept i rëndësishëm i tasavufit islam. Ky term përdoret edhe në Kuran. Evlija është shumësi i fjalës veli. Evlija janë besimtarët me gradë të lartë shpirtërore që gëzojnë një vend të veçantë tek Allahu (xh.sh.) për shkak të devotshmërisë së tyre (Përkthyesit).

krizë të thellë si pasojë e invazionit mongol që digjte e shkatërronte çdo gjë, duke vrapuar nën krahët e njerëzve të zemrës miq të Allahut, gjeti prehje e qetësi, u gjallërua dhe u rilind në një kohë kur tërë Anadolli ishte përballur me rrezikun e humbjes së identitetit. Sepse përparimi i mongolëve idhujtarë drejt perëndimit duke i mundur me radhë ushtritë më të fuqishme islame, e kishte bërë popullsinë e Anadollit të vuante, të dëshpërohej, madje, ta humbte shpresën. Kështu, nga mërzitja e madhe, kishin filluar dalngadalë të dukeshin shenjat e shkëputjes nga origjina dhe zakonet, traditat dhe mënyra e jetesës e mongolëve kishin filluar të ktheheshin në modë. Ja, pra, duke u kapur dorë për dorë me gjeneratën Edebali, osmanët mundën t'i thoshin "ndal" kësaj gjendjeje të dhimbshme me përvojën dhe vetëdijen se humbjet e gjer asaj kohe ishin pasoja të shkëputjes nga Zoti ose një provë për ta. Ata i sugjeruan dhe i shpallën popullit të vet se besimtarët që meritonin mbështetjen e Zotit, do të bëheshin përsëri fitimtarë e të gëzuar!

Si rrjedhojë e faktit që princi Osman Gazi nuk përzihej në konfliktet e kota e të padobishme mes principatave apo feudave të Anadollit por, duke përparuar drejt perëndimit me frymën e ngadhnjimit fetar, qëndronte në linjën e xhihadit, luftës në rrugën e drejtë të Zotit, pra, tregohej i sinqertë në këtë sugjerim dhe shpallje, përreth tij u formua një aureolë tevhidi (besimi monoteist islam mbi Allahun si Zoti i vetëm i gjithësisë) e palëkundur. Çdokush që ishte i vetëdijshëm se qëllimi për lartësimin e Fjalës (fesë) së Allahut ishte për veten e tij urdhër i Islamit, vrapoi nën flamurin e bekuar të hapur prej tij. Në atë mes, edhe dijetarët dhe komandantët selçukë të çoroditur e të shpërndarë nga invazioni mongol, shkuan te princi Osman Gazi dhe i dhanë besën. Në këtë akt luajti rol edhe konsiderata që i kishte treguar Osman Gaziut sulltani i fundit selçuk, i cili i pati shkruar kështu:

*"O bir, Osman Gazi! Tek ti ka shumë shenja të lumtura. Nuk ka në botë të dytë si ti dhe brezi yt! Lutja ime, mirësia e Allahut, mrekullitë e Profetit (s.a.s.) dhe mbrojtja e evlijave janë me ty!"*

Për zellin, përpjekjet dhe sukseset që princi Osman Gazi kishte treguar gjer atë ditë dhe vazhdonte të tregonte në rrugën e lartësimit të Fjalës së Allahut, sulltani selçuk i kishte dërguar, krahas kësaj letre me konsideratë të lartë, edhe një emblemë, flamur, shpatë dhe ferman (dekret).

Është për këtë arsye që Osman Gaziu u qëndroi besnik selçukëve gjersa u tërhoqën krejtësisht nga skena e historisë dhe, megjithëse i ishte dekretuar pavarësia politike princore nga vetë mbreti selçuk, ai nuk e pati ndërmarrë një hap të tillë për t'u shkëputur i pavarur nga selçukët dhe ky qëndrim politik i princit Osman Gazi si dhe të gjitha rrethanat e tjera patën sjellë si pasojë historike që osmanët të bëheshin dhe konsideroheshin trashëgimtarë të natyrshëm të shtetit selçuk.

Veçantia më me rëndësi që tërheq vëmendjen, e periudhës së Osman Gaziut, është se ai i ngriti themelet e shtetit të vet mbi baza moralo-shpirtërore e të qëndrueshme. Në mjedisin e tij ndodheshin persona të shquar të diturisë, besimit dhe kulturës, si **Sheh Edebali, Sheh Mahmud, Dursun Fakih, Kasem Karahisari, Sheh Muhlis Karamani, Ashik Pasha, Elvan Çelebi**. Vlerat dhe konsideratat moralo-shpirtërore kishin aq shumë rëndësi në strukturën e shtetit, saqë statusi princor i Osman Gaziut dhe legjitimiteti i principatës së tij qenë miratuar me hutben e namazit të xhumasë të Dursun Fakihut pas fitores së Karaxhahisarit.

**Haxhe Arif Rigveri** (kuddise sirruh – iu shenjtëroftë e fshehta!) dhe Haxhe Mahmud Inxhir Fagnevi (k.s.) nga gjenerata Nakshibendi, **Sheh Sadeddin Xhibavi** (k.s.), **Bahauddin Veled** (k.s.), **Sheh Edebali** (k.s.) dhe të tjerë si ta, janë sovranë të zemrës që jetuan në kohën e Osman Gaziut dhe i bënë dritë botës!

Sipas shumë rivajeteve (rrëfimeve), Sheh Edebaliu ishte nga **"bijtë profetikë"**. Të bijtë osmanë qenë bërë të merituar të një nderi dhe fame të tillë edhe nga ana amësore. Kështu, qenë lidhur nga nëna me të **Dërguarin e Allahut** (s.a.s.).

❁

Në lidhje me qëndrimin e kujdesshëm ndaj miqve të Allahut, Ertugrul Gaziu i pati lënë të birit Osman Gazi dhe, në personin e tij, gjithë pasardhësve të tij, këtë porosi të çmuar që do t'u jepte orientim shpirtrave të tyre:

***"Shih, o bir!***

***Mua më ngacmo, por Sheh Edebaliun mos e ngacmo. Ai është dielli shpirtëror i fisit tonë. Peshorja e tij nuk gabon asnjë dërhem!***

***Kundërshtomë mua, por mos e kundërshto atë! Po të më dalësh kundër mua, hidhërohem, prekem, kurse po t'i dalësh kundër atij, s't'i hedh më sytë, edhe në t'i hedhsha, s'të shoh dot më!***

***Fjala ime është jo për të mirën e Edebaliut, por për të mirën tënde! Mbaji si porosinë time këto që po t'i them!"***

❁

Sheh Edebaliu e mori nën edukimin dhe drejtimin e vet të riun shumë energjik Osman Gazi, i dha mundësi atij ta shijonte mundësinë për ta njohur Allahun, e pajisi atë me moral të bukur, vetëmohim, pjekuri dhe seriozitet, duke e përgatitur, kështu, për në krye të një shteti mbarëbotëror.

Nga ana tjetër, Sheh Edebaliu i cili e mbruante në të njëjtën mënyrë edhe aureolën që formonte mjedisin e Osman Gaziut, veçanërisht kuadrin e ri, e dinte se rinia është fara e së ardhmes. Eshtë e lehtë ta zbulosh të ardhmen duke parë embrionin e kësaj fare dhe rinia e çdo periudhe jeton në botën ku ka mundur ta shpenzojë energjinë e vet. Prandaj dhe Sheh Edebaliu, duke i dhënë rrugë dhe kahje energjisë së Osman Gaziut dhe rinisë përreth tij, i orientoi ata në mënyrën më të mrekullueshme me anë të luftës me vetveten dhe vetëdijen e shërbimit, si dhe në atë nivel që të mundnin të hidhnin themelin e një shteti botëror.

**Duke u nisur nga kjo konsideratë, arkitekti i vërtetë i Shtetit Osman është Sheh Edebaliu!** Ndërsa në principatat apo feudet e tjera ndodhte fenomeni i shkrirjes ngaqë tek ta mungonte një Sheh Edebali, principata osmane u ngjit brenda një kohe të shkurtër në nivelin e shtetit dhe, prej këtu, në sundimin botëror. Osmanët ia bënë të njohur botës **Islamin** për gjashtëqind vjet me radhë, vendosën dhe zbatuan të drejtën dhe drejtësinë dhe u bënë peshore drejtësie.

Disa nga porositë orientuese të Sheh Edebaliut për Osman Gaziun dhe, në personin e tij, burrave të ardhshëm të shtetit, janë kështu:

*"O bir!*

*Ti je bej, princ, dhe, pas kësaj, zemërimi na takon neve, butësia, ty; prekja në zemër, neve, fitimi i zemrave, ty; akuza për faj, neve, pranimi, ty; dobësia, vetëmashtrimi, neve, mirëkuptimi, ty; ngatërresat, përfytjet, mosmarrëveshjet, neve, drejtësia, ty; syri i keq, goja sa një çorape, vlerësimi i padrejtë, neve, falja, ty!..*

*O bir!*

*Pas kësaj, përçarja na takon neve, pajtimi, ty; përtacia, neve, tërheqja e vërejtjes, inkurajimi, formimi ynë, ty!..*

*O bir!*

*Ngarkesën e ke të rëndë, punën, të vështirë, fuqinë, të lidhur për një qimeje... Allahu të qoftë ndihmëtar! Princërisë t'i dhëntë bekim! Ta bëftë të dobishme në rrugën e të Vërtetës! Dritës t'i dhëntë shkëlqim! Ta bëftë dritën të të shkojë larg, shumë larg! Të dhëntë fuqi ta mbash barrën, të dhëntë mendje dhe zemër që të të mos rrëshqasë këmba!*

*Ti dhe shokët e tu, me shpata, kurse dervishët si ne, me mendime, ide dhe lutje, duhet t'ia hapim rrugën asaj që na është premtuar, duhet ta pastrojmë rrugën e zënë!*

*O bir!*

*Je i fortë, i fuqishëm, i mençur dhe i gojës, por, po s'dite ku dhe si t'i përdorësh këto, të merr me vete era e mëngjesit dhe të hedh tutje, zemërimi dhe egoja bëhen bashkë dhe ta humbin mendjen, prandaj duhet të jesh gjithmonë i duruar, i vendosur dhe zotërues i vullnetin tënd!..*

*Durimi është shumë i rëndësishëm. Një bej, një princ duhet të dijë të durojë! Lulja s'mbin para kohe. Dardha e pabërë s'hahet; edhe në u ngrëntë, të ngec në grykë! Edhe shpata pa dije është krejt si dardha e pabërë!*

*Populli yt le të jetojë si di. Mos ia kthe shpinën atij! Gjithmonë dëgjoja qenien! Eshtë kjo dije, kjo vetëdije që edhe e drejton popullin, edhe e mban gjallë!*

*O bir!*

*Njerëzit ekzistojnë; lindin kur zbardh e vdesin kur këndohet ezani i mbrëmjes!*

*Bota s'është aq e madhe sa ç'ta shohin sytë ty. Të gjitha fshehtësitë dhe të paditurat do të dalin në dritë të ditës vetëm me anë të virtyteve dhe drejtësisë tënde!*

*Ki respekt për nënën dhe babanë dhe dije se begatia është me të mëdhenjtë!*

*Në këtë botë, po qe se e humb besimin, ndërsa je i blertë, thahesh, kthehesh në shkretëtirë!*

*Bëju syhapur! Mos e merr mbi vete çdo fjalë! Pe, mos e trego; e dite, mos e thuaj! Atje ku të duan, mos shko shpesh, aq sa të bëhesh i mërzitshëm, se të tronditet afërsia dhe vlera!*

*Për tre lloj njerëzish të të vijë më keq: për të diturin që ndodhet mes injorantëve, për atë që ka qenë i pasur e ka rënë në varfëri dhe për atë që ka qenë i respektuar dhe e ka humbur respektin!..*

*Mos harro se ata që ndodhen sipër nuk janë aq në siguri sa ata që ndodhen poshtë!*

*Mos ki frikë nga lufta kur ke të drejtë! Ta dish se kalit më të mirë i thonë dorí, kurse trimit më të mirë, trim i çartur!*

*Fitorja më e madhe është ta njohësh vetveten, ta njohësh se kush je! Njeriu është armik i vetvetes, kurse ai që e njeh vetveten, është mik i vetvetes!*

*Atdheu s'është malli i atij që e qeveris, i cili mund ta ndajë me të bijtë dhe vëllezërit! Atdheu i takon vetëm atij që e drejton dhe e qeveris. Pastaj i takon tjetrit*

*që vjen në vend të tij pas vdekjes. Etërit tanë që u vetëgënjyen dikur, e ndanë, sa qenë gjallë, shtetin, mes djemve dhe vëllezërve, prandaj nuk jetuan dot vetë e nuk e mbajtën dot gjallë atë! (Kjo porosi e ka mbajtur gjallë 600 vjet shtetin osman)*

*Po u ul njeriu një herë, e ka të vështirë të ngrihet nga vendi. Po s'lëvizi nga vendi, mpihet. Po u mpi, fillon të llomotisë, llomotitja kthehet në thashetheme. Dhe po filloi llomotitja, tjetri prishet, miku bëhet armik, armiku kthehet në lugat...*

*Vjen një ditë që njeriun ta lënë fuqitë, por dija i mbetet. Drita e dijes hyn edhe përmes syve të mbyllur dhe i jep njeriut dritë!*

*Kafsha ngordh, i mbetet samari; njeriu vdes, i mbetet vepra. Nuk duhet qarë pas atij që ikën, por pas atij që nuk lë gjë pas. Puna duhet vazhduar aty ku e ka lënë ai që iku!*

*Nuk e dua luftën, nuk më pëlqen të derdh gjak, megjithatë, e di se shpata duhet të ngrihet e ulet, por kjo ngritje-ulje duhet bërë për hir të jetës, për ta mbrojtur jetën. Goditja e shpatës për vete është krim! Beu, princi nuk është më i madh se atdheu! Lufta nuk bëhet vetëm për princin!*

*Nuk kemi të drejtë të rrimë, të pushojmë, sepse kohë s'kemi, koha që kemi në dorë është fare pak!..*

*Vetmia është e frikacakut, por bujku që e di se kur vjen koha e të mbjellave, nuk pyet tjetërkënd. Edhe sikur të mbetet i vetëm! Mjafton që ta dijë se toka është bërë për t'u mbjellë!*

***Dashuria duhet të jetë baza e çështjes për të cilën përpiqemi e luftojmë, kurse dashuria është te heshtja. Nuk dashurohet me të bërtitur! As me të dukur!..***

*Ai që nuk e njeh të kaluarën, nuk mund ta njohë as të ardhmen! Osman, njihe mirë të kaluarën që ta shkelësh saktë në të ardhmen! Mos harro nga ke ardhur që të mos e harrosh ku ke për të shkuar!.."*

Ja, pra, me këto konkluzione vlerash e mbruante Sheh Edebaliu Osman Gaziun. Dhe ishte e domosdoshme të mbruhej. Sepse Osman Beu ndodhej në gjendje të vështirë. A t'i mbante të bashkuar, duke mos e prishur ekuilibrin, principatat që vinin nga të gjitha anët e bashkoheshin me të, apo të përballonte Bizantin me Germijanët, të vëzhgonte mongolët? Apo të bënte luftë me guvernatorët krishterë?

Kështu, Sheh Edebaliu i bëhej udhëzues princit Osman në të gjitha këto çështje të rëndësishme dhe rrugët nga do të ecte ai, i pajiste me begatitë e paarritshme të devocionit.

Me këtë edukim të lartë moralo-shpirtëror, si Osman Gaziu, ashtu dhe nënshtetasit e tij, duke e kaluar në mënyrë të mrekullueshme në jetë dhe praktikë moralin islam, u shndërruan në një bashkësi njerëzish të mirë (salih). Duke u përmbysur një mbi një ushtrinë e Bizantit dhe guvernatorët krishterë me një forcë fisnore me numër të pakët, ngritën një mbretërim mbarëbotëror. Me begatinë e edukimit shpirtëror, tribuja e filluar me katërqind çadra u bë e merituara e një mirësie dhe shpërblimi hyjnor të madh. Për një kohë të gjatë vazhdoi vargu gjenealogjik i gjenive nga ati te biri. Me ta, bota u bë dëshmitare e shfaqjeve të panumërta të një lumturie dhe drejtësie të papërshkrueshme. Në çdo vend që shkuan, u bënë elementë të drejtësisë dhe ekuilibrit!

S'ka asnjë dyshim që Osman Gaziu i cili i dha trup këtij formimi të madh, ka nderin të jetë personaliteti që meriton më shumë vëmendje i historisë sonë. Eshtë për këtë arsye që emri i tij i është dhënë shtetit më të madh në botë.

❁

Osman Gaziu që pati marrë një edukim të mirë fetar dhe moralo-shpirtëror, ishte një princ mjaft fetar dhe i mirë (salih). Ishte mjaft i prirur ndaj jetës së pasme, ahiretit. Ruhej jashtëzakonisht nga gjërat e ndaluara fetarisht. I tërë qëllimi i tij i ishte kushtuar rrugës së Zotit. Si fjalëmbël dhe njeri i butë, thuhet se gjatë gjithë jetës nuk pati vepruar qoftë edhe një herë të vetme me zemërim. Krahas kësaj, si person i iniciativës dhe pushtetit, ishte jashtëzakonisht i aftë për të bërë administrim dhe qeverisje të pëlqyeshme. Ishte një fitimtar trim që nuk e njihte dhunën dhe padrejtësinë!

Me shprehjet dhe pohimet e mëposhtme, edhe vetë historianët krishterë, madje, duke e respektuar dinjitetin e shkencës, kanë mbetur të detyruar të mos e flijojnë të vërtetën, por ta pranojnë dhe deklarojnë atë!

Historiani Hammer thotë:

"Në shtetin që la ai, organizimi institucional dhe themelet bazë ishin aq të fuqishme, saqë pas një kohe të shkurtër, osmanët u bënë shteti më i madh në botë. Po ta supozojmë se njerëzve të kohës së tij do t'u thuhej se "nipërit e atij gaziut, duke mposhtur shumë shtete të fuqishme që do t'u dilnin para, do ta nënshtronin Evropën dhe do të sundonin mbi këto e këto zona të hartës", çdokush që do t'i dëgjonte këto fjalë, do të thoshte: "Kjo është një fantazi, një përrallë boshe!" Por ai Gazi me nam dhe mjedisi që e rrethonte, veçanërisht mistikët dhe dijetarët fetarë i besonin kësaj me gjithë zemër dhe bënin përpjekje pa u lodhur e pa pushuar për realizimin e asaj dite!"

Me të vërtetë, Osman Gaziu me trimat e tij nuk zbritën nga kali, por vrapuan ditë e natë nga sulmi në sulm. U zhvilluan, u rritën dhe u shumuan me shpejtësi. U bënë një ëndërr e frikshme për Bizantin. Luftuan me shtatë e shtatëdhjetë në rrugën për ta përhapur në botë zërin e kthjellët të Islamit. Mohuesit dhe heretikët u bënë që të mos dalin dot më jashtë kalave!

Lamartini thotë kështu:

"Dhuntia natyrore e Osman Gaziut ishte e thjeshtë, e hapur dhe e drejtë. Duke ia kushtuar mendjen dhe zgjuarsinë njësisë së Allahut, përpiqej t'i pengonte bindjet bestyte dhe idhujtarinë që vepronin në botë kundër unitetit hyjnor. Krahas kësaj, duke ndjekur politikën e ngadhnjyesve, nisi të vendosej në vendet që kishte pushtuar dhe të ushtronte administrimin dhe pushtetin mbi to. **Osman Gaziu përparoi dalngadalë, por kurrë nuk u kthye pas**…"

Kështu, synimi më i madh i Osman Gaziut megjithëse i zënë akoma me plotësimin e ngritjes së shtetit, ishte përparimi drejt Stambollit dhe meritimi i paralajmërimit të lumtur të Profetit (s.a.s.). Edhe kjo strofë e një poezie të Yazıcıoğlu Aliut e shpreh këtë të vërtetë:

*Osman, i biri i Ertugrulit je,*
*Brez Oguzi, Karahani je,*
*Një rob kokulur i Zotit je,*
*Hape Stambollin, trëndafilishte bëje…*

Po të shqyrtohen mbi hartë fitoret ushtarake të Osman Gaziut, bien në sy lehtësisht këto synime të tij të habitshme:

1) T'i mbështeste kufijtë në bregdet.

2) Duke e vlerësuar gjendjen e Bizantit që shkonte drejt shembjes, ta bllokonte atë mes dy deteve.

3) Me veprime pykëzuese, t'i veçonte nga njëra-tjetra tokat e Bizantit dhe pastaj t'i pushtonte copat që u ishte këputur lidhja mes njëra-tjetrës.

Ashtu siç bëri vetë përpjekje në këtë drejtim, të njëjtën përpjekje ua la porosi edhe të bijve dhe, para se të vdiste, duke ia bërë me shenjë të birit që kishte përparuar gjer në hyrje të Bursës, kubenë e një manastiri e cila shndriste që nga larg, i pati thënë:

**"Të më vendosësh nën atë kubenë e argjendtë!.."**

Osman Gaziu i cili e kaloi jetën vazhdimisht në përpjekje e luftëra, e përdori mirë avantazhin që i jepte pozicioni kufitar me Bizantin dhe duke i përftuar shtetit një dinamizëm të jashtëzakonshëm, bëri që principata e tij modeste të përparonte me shpejtësi në rrugën për t'u bërë shtet botëror. Trashëgimtarët e Osman Gaziut të cilët në fillim s'kishin asnjë pretendim madhështie dhe shkëlqimi, u bënë "sulltanë të fitoreve". Ai e ktheu në realitet një ideal të pandehur për fantazi. Gibbonsi e vlerëson kështu këtë:

"Osman Gaziu nuk qe bir mbreti. Megjithëse me sipërfaqe të vogël dhe me pak nënshtetas, shteti i tij u rrit rregullisht nga viti në vit. Dhe kjo rritje e pandërprerë, gjithsesi argumenton madhërinë e vërtetë të gjeniut që e realizoi. Sundimtarë të kombit turk, si Atila dhe Xhengizkhani, pavarësisht nga fitoret marramendëse që arritën, mbetën thjesht akinxhinj, sulmues, dhe perandoria e tyre, një triumf i paqëllimtë, i papërfaqësuar. Ata lanë pas vetes vetëm gjak, plagë dhe lot, sepse ata, si heronj të zhveshur nga idealet, s'bënin tjetër veçse digjnin dhe shembnin mes buçimës së borive dhe trumpetave. Kurse ato çka bëri dhe çka la pas Osman Gaziu ishin shumë të ndryshme. Prandaj ndodhi që pasardhësit e tij u ndodhën gjithmonë në radhën e parë përsa i përket përfaqësimit dhe vendosjes së së drejtës dhe drejtësisë dhe shteti i tyre u bë **"i përjetshëm"**. Prandaj, pozita e Osman Gaziut as që mund të krahasohet me të mëparshmit!"

**Osman Gaziu** i cili bëri një jetë jashtëzakonisht të përkorët e të devotshme, kur vdiq, la pas si pronë personale një mburojë, një palë çizme, disa flamurë, një shpatë, një heshtë, disa tufa kuajsh, tre tufa dhensh, etj. të kësaj natyre.

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

❀

Osman Gaziu e të tjerë si ai nuk u mashtruan nga kjo botë e nuk iu nënshtruan dëshirave vetiake, të *nefsit*. Fuqia, forcat, epërsitë e mendjes dhe vullnetit, sukseset, fitoret e famshme nuk i bënë dot ata krenarë, mendjemëdhenj, tekanjozë.

Ata nuk u përkulën e nuk e ulën veten para të mirave materiale të kësaj bote, para posteve e pozitave. Ata e mbrojtën nderin dhe dinjitetin e çallmës që bartën në kokë. Ata u bënë ushtarë të nderuar të kauzës madhështore të lartësimit të Fjalës së Allahut që morën përsipër!

Dhuntitë që merituan duke qenë të vetëdijshëm se lumturia e vërtetë është te adhurimi i Zotit, u bënë pretekst që ta shtonin falenderimin, emocionin e ndjenjave dhe dëshirën për njohjen e Allahut!

Duke mos u dhënë vlerë të mirave të kësaj bote, **ata** e shpenzuan për botën tjetër çdo gjë që u ra në duar. Sepse ata kurrë nuk u mundën nën kthetrat pasionante të një kauze trimërie dhe heroizmi të zbrazët. Prandaj, për ta i shkroi historia faqet e saj plot nder dhe famë!..

**Allahu im! Na mundëso neve që kemi mbetur pas tyre të vetmuar, jetimë, të dobët e të vuajtur, një shkundje dhe rilindje të re në rrugën e lartësimit të Fjalës së Allahut!..**

**Amin, ashtu qoftë!..**



# ORHAN GAZIU

(1281-1360)

*I cili eci drejt kulmeve duke marrë me vete principialitetin dhe sinqeritetin e të atit, pëlqimin e vëllait të madh dhe lutjen e evlijave të Zotit*

Eshtë i dyti i sulltanëve osmanë. I ati është Osman Gaziu, kurse e ëma, **zonja Mal**, bija e Sheh Edebaliut, arkitektit shpirtëror të shtetit osman.

Orhan Gaziu u rrit dhe u përgatit duke marrë pjesë qysh në moshë të re në betejat me guvernatorët dhe udhëheqësit krishterë të Bizantit. Ai u martua me zonjushën muslimane **Nilyfer**, bijë e guvernatorit krishter të zënë rob të Jarhisarit.

Edhe personaliteti i Orhan Gaziut dhe burrave të shtetit të tij, ashtu si i të atit, Osman Gazi, u formua me edukimin moralo-shpirtëror të Sheh Edebaliut.

❁

Më 1326, Orhan Gaziu pushtoi Bursën. I ati, Osman Gaziu, i cili, në këtë mes, ndodhej në shtratin e vdekjes, u gëzua shumë për këtë dhe, me një dekret të posaçëm, e thirri të birin pranë. Edhe Orhan Gaziu vrapoi për tek i ati sapo e mori dekretin e tij. Nga njëra anë, hafizët këndonin Kur'an me zë të thellë e prekës, nga ana tjetër, personalitete si Ahi Shemseddin, Ahi Hasan, Turgut Alp, Salltuk Alp e komandantë të tjerë kishin rënë në gjunjë e derdhnin lot pranë shtratit të Osman Gaziut.

Pasi e dalloi ardhjen e të birit Orhan, Osman Gaziu e thirri me shenjë dhe e uli pranë vetes. Pastaj ua njoftoi të pranishmëve se e kishte caktuar zëvendës. Ai i urdhëroi të bijtë dhe komandantët t'i bindeshin dhe t'i jep-

nin besën Orhan Gaziut. Pastaj i bëri Orhan Gaziut porositë dhe vërejtjet që përbënin materialin e themeleve të shtetit osman:

*"O bir, porosia ime e parë për ty është që të mos kryesh ndonjë veprim ose punë jashtë urdhrit të Allahut! Atë që s'e di, pyete dhe mësoje nga ata që dinë! Mos u nis të bësh një punë që s'e njeh mirë! Mos ua lër mangët ushtarëve pagesën dhe mirësinë! Dije se njeriu është rob i mirësisë!*

*O bir, **punët e fesë merri para së gjithash**, sepse sigurimi i zbatimit të një farzi (detyrimi fetar) bëhet shkak për fuqizimin e fesë dhe shtetit! Prandaj mos e lër mangët respektin ndaj dijetarëve të fesë dhe plotësimin e të drejtave të tyre që punët e sheriatit të ecin në rregull!*

*Ku të dëgjosh se ndodhet ndonjë dijetar, interesohu për të, tregohu i mirë e i butë me të! **Por kurrë mos i afro në punët e shtetit ata që s'kanë zell fetar, që bëjnë jetë të ulët dhe pa përvojë, sepse kush nuk ka frikë Krijuesin, nuk tregon mëshirë për krijesën!***

*Qëndro jashtëzakonisht larg nga dhuna, padrejtësia dhe sajimi i zakoneve të reja, të panjohura në fe, që të mos të zvarrisin drejt shembjes!*

*Dije se detyra jonë është rruga e Allahut, po ashtu, synimi ynë është ta mbajmë gjallë dhe ta jetojmë fenë e Tij!*

*Kauza jonë nuk është një çështje e zbrazët dhe heroizmi, por lartësimi i Fjalës (fesë) së Allahut! Pra, gëzoma shpirtin duke mos e braktisur xhihadin, luftën në rrugën e Allahut!*

*O bir, kush nga familja ime largohet nga rruga e drejtë dhe drejtësia, mbettë ditën e rilindjes pa ndihmën dhe ndërmjetësimin e Profetit tonë (s.a.s.)!*

*O bir, qëndroju gjithmonë i besës njerëzve besnikë që e shpenzojnë jetën në shërbimet shtetërore për pëlqim të Allahut (xh.xh.)! Kujdesu për ta! Dhe mbrojua familjet pas vdekjes së tyre!*

***Respektoji, shpërbleji dhe bëju mirësi dijetarëve të shquar (salih) e të virtytshëm që i japin forcë shpirtërisht shtetit. Po qe se dëgjon që në një shtet tjetër ndodhet një dijetar i pjekur, një arif[5] apo veli[6], ftoje në vendin tënd me delikatesë dhe madhërim që punët e fesë dhe shtetit të të orientohen me anë të begatisë dhe ndihmës së tyre!***

5. **Arif**: Koncept i tasavufit që karakterizon mistikun musliman që ka mbërritur pjekur - në më të lartë në edukimin mistik duke arritur gradën e hakikatit (Përkthyesit).

6 **Veli**: Koncept i rëndësishëm i tasavufit. Ky term përdoret edhe në Kuran. Veli është besimtari me gradë të lartë shpirtërore që gëzon një vend të veçantë tek Allahu (xh. sh.) për shkak të devotshmërisë së tij. (Përkthyesit)

*Kurrë mos u bëj krenar për ushtrinë dhe pasurinë tënde! Merr mësim nga gjendja ime e tanishme që jam si një milingonë e pafuqishme! Unë që m'u dhanë shumë favore të Allahut (xh.xh.) pa qenë i denjë për to!*

*Edhe ti ec në rrugën time! Kujdesu për të drejtën e Zotit dhe robve! Mjaftohu me të ardhurat e tua nga thesari i shtetit! Mos bëj shpenzime të tjera veç nevojave të domosdoshme të shtetit! Brezi që ka për të ardhur pas teje, të të marrë shembull për vete! Mos i hap shteg padrejtësisë dhe dhunës, ji gjithmonë i drejtë e i matur! Në të gjitha punët e tua mbështetu te Allahu, prej Tij kërkoje ndihmën, Atij lutiu!"*

Pasi u konfirmua me këto fjalë edhe një herë tjetër nga vetë Osman Gaziu sjellja e Orhan Gaziut në krye të principatës, ky i fundit, pas vdekjes së të atit, i vetëdijshëm për përgjegjësinë e rëndë të barrës së prijësisë, i bëri këtë propozim vëllait të madh Alaaddinit duke treguar një finsikëri dhe delikatesë të madhe:

**"Urdhëro e ulu ti në fronin që la ati ynë pas!.."**

Pas këtij propozimi froni, shembuj të të cilit hasen rrallë në histori, edhe vëllai i madh, Alaaddini, duke e vlerësuar të vërtetën ashtu siç e kërkonte edukata e lartë dhe shpirtërore që kishte marrë, iu përgjigj:

**"Jo! Ati ynë që pastë shkuar në xhennet, ta dorëzoi ty këtë detyrë. Lutjet dhe mbështetja e tij janë për ty! Ashtu siç të pati vënë ai në të gjallë ty në krye të ushtrisë, edhe tani, e njëjta detyrë të përket ty! Posti i princit të ka hije ty!"..."**

❁

Porosia e përmendur më sipër e Osman Gaziut për të birin u bë pothuajse kushtetuta e një shteti mbarëbotëror 620-vjeçar.

Orhan Gaziu i zbatoi gjithmonë me gjithë zemër si parime jetësore këto porosi të larta të të atit. Dhe, si begati e kësaj, atij iu bë e mundur t'i gjashtëfishonte tokat e shtetit që ia pati lënë i ati, më saktë, brenda tridhjetë e tre viteve të qeverisjes, ta zgjeronte sipërfaqen e shtetit nga 16000 km², në 95000 km².

Nga ana tjetër, Orhan Gaziu zhvilloi betejën e parë në histori, në të cilën u vunë ballëpërballë një sulltan osman me perandorin bizantin, duke i shkaktuar perandorit një humbje të thellë e të padiskutueshme. Pas betejës në fjalë, e cila quhet **Beteja Palekanon**, Bizanti u dobësua aq sa të mos tregonte dot më ndonjë qëndresë për vendet që i nxori dore, dhe fitoreve ushtarake osmane iu hap rruga drejt perëndimit.

❁

Orhan Gaziu pati përvetësuar principialitetin, sinqeritetin dhe vullnetin e të atit, pati marrë pëlqimin e vëllait të madh dhe lutjen e njerëzve të Zotit, prijësve shpirtërorë. Kështu, ai u bë një personalitet model i papërsëritshëm për sulltanët osmanë që erdhën pas tij për shekuj me radhë. E thënë shkurt, në personin e tij u strukturua njeriu-model që mund ta quajmë **"personaliteti Orhan"**.

Fakti që ai i ndizte vetë çdo mëngjes (për çdo namaz mëngjesi) kandilat e xhamisë që e kishte ndërtuar si pjesë të kompleksit Orhanije në Bursë dhe në mjediset e ngrënies së këtij kompleksi u shërbente gjithashtu personalisht të varfërve duke u ndarë ushqim është një shfaqje pa precedent e atij personaliteti model. Me këto hapa aktesh të lavdërueshme të tij u formua baza e mijëra vakfeve që u ngritën më pas në tërë shtetin osman.

Ai ishte jashtëzakonisht fetar. Besnikërinë ndaj urdhrave hyjnorë e pati bërë detyrimin më të madh ndaj vetes. Ai i donte shumë njerëzit e kulturës shpirtërore (irfan), hafizët. Orhan Gaziu ishte bujar ndaj artistëve, artizanëve dhe të varfërve, respektues ndaj luftëtarëve. U ngrinte shtëpi, u siguronte jetesën. Ai u jepte vlerë dijetarëve. Ishte një sundimtar mendjehollë, përparimtar, i drejtë, trim dhe luftëtar. Zotëronte atribute të larta që rrallë ndodhen te sundimtarët. Udhëtari islam Ibni Batuta thotë për të:

"Është më i madhi i sundimtarëve turkmenë të kohës. Ka afro njëqind kala."

Medreseja e parë osmane u hap në kohën e Osman Gaziut në qytetin Iznik të ngritur mbi trojet e Niceas së lashtë, kurse myderrisi i parë u emërua dijetari i shquar i shkencave natyrore dhe shpirtërore të kohës, **Davud Kajseriu**. Ky person ka bërë kritikën e veprës **"Fususul-Hikem"** të **Muhjiddin Arabiut**. Kjo vepër pati formuar bazën e përhapjes së konsideratës mistike islame në tokat osmane.

Orhan Gaziu i cili i çoi më tej shërbimet e të atit, ndërtoi në të gjitha anët e vendit teqe dhe zavije[7] për të siguruar pjekurinë moralo-shpirtërore të popullit. Nga dervishët e asaj kohe njiheshin në mënyrë të veçantë **Gejikli Baba** dhe **Dervish Murati**. Veçanërisht rrapi i famshëm që mbolli Gejikli Babai, u bë simbol i madhështisë dhe forcës së osmanëve. Ngjarja qe zhvilluar kështu:

Gejikli Baba (Babai i drerëve) ishte vendosur me banim në malin Ulludag. Orhan Gaziu që e dëgjoi famën e tij, i dërgoi fjalë dhe e ftoi në oborr. Por ky mik i Allahut që shëtiste në mal me drerët, nuk e pranoi ftesën.

7. **Zavije**: Objekt i arkitekturës islame. Zavija është më e vogël se teqeja (Përkthyesit).

Veç kësaj, çoi fjalë:

"As Orhani të mos më vijë këtu!"

Pasi Orhani i bërë kureshtar çoi njerëz për ta pyetur për shkakun, mori këtë përgjigje:

*"Dervishët janë njerëz tejpamës. Janë njerëz të zemrës. Janë të detyruar të bëjnë veprime me vend. Përndryshe, po të shmangen nga orientimi, nuk u pranohen lutjet. Kurse ju jeni njerëz që ju është lënë amanet ummeti, bashkësia. Në këto kushte, ju jeni ushtarë të luftës, kurse ne, ushtarë të lutjes. Fitoret arrihen si rezultat i përpjekjeve të përbashkëta të ushtarëve të lutjes dhe ushtarëve të luftës. Ashtu siç në drejtimin e arritjes së këtij suksesi, ushtarët e luftës pajisen me diturinë e luftës dhe guxim, edhe ushtarët e lutjes e kanë të domosdoshme të qëndrojnë larg nga prirja dhe dashuria ndaj botës materiale. Prandaj kam frikë se dhuratat dhe shpërblimet e mundshme me ardhjen time pranë jush do të fusin në zemrat e dervishëve dashurinë për këtë botë duke ua pakësuar dashurinë për botën tjetër. Kështu, edhe ne, edhe ju do të bëhemi të dëmtuarit. Sulltani im, vetëm duhet ta dini se, kur t'i vijë koha, në dashtë Allahu, takimi ynë do të bëhet i vendosur."*

Pas një farë kohe, Gejikli Babai shkoi në Bursa dhe mbolli një rrap në oborrin e Orhan Gaziut. Sulltanin e njoftuan për situatën. Orhan Gaziu shkoi menjëherë në vendin e ngjarjes.

Gejikli Babai i tha:

"E mbollëm për mbarësi! Sa të gjallë ky rrap, u pranoftë lutja e dervishëve për ty dhe brezin tënd!"

Pavarësisht se ç'fjalë i pati dërguar më parë Gejikli Babai, Orhan Gaziu i propozoi t'i jepte si dhuratë zemre, vendbanimin Inegol dhe zonën përreth. Por Gejikli Babai i cili e kishte syrin dhe zemrën të ngopur nuk e pranoi dhuratën duke i thënë:

"Prona është e Allahut i cili ia jep atij që e meriton. Ne s'jemi të merituarit e saj!"

Sulltani këmbënguli. Atëherë, Gejikli Baba pati frikë se mospranimi mund të merrej për mendjemadhësi, dhe tha:

"Vendet në anën tjetër të kësaj kodërze që ndodhet përballë, le të jenë oborri i dervishëve!"

Orhan Gaziu i cili nuk linte gjë mangët në respektin ndaj njerëzve të Zotit dhe e mbruante bashkë me ta materialin e themelit të shtetit, pasi Gejikli Babai ia pranoi dhuratën, iu përkul, ia mori duart dhe ia puthi e i a puthi shumë herë me radhë...

Ja, pra, shkëlqimi, forca dhe enigma që shtrihet në themelin e një perandorie të madhe!..

Në qoftë se një sulltan i cili ka përgjunjur sa e sa ushtri, kapet pas duarve të një prijësi shpirtëror nga nënshtetasit e vet dhe ia puth gjersa ngopet mes lotëve të gëzimit dhe kënaqësisë, kjo nuk është një ngjarje dosido, por me të vërtetë material i themeleve shpirtërore të larta të fitoreve të mëdha! Historia është dëshmitare që ndjenja e respektit të lartë të sulltanëve osmanë ndaj miqve të Allahut është ndër shkaqet kryesore të mbështetjes hyjnore që u qe favorizuar atyre!

Edhe Orhan Gaziu i cili ishte i vetëdijshëm për këtë fakt, siç u pa, mori bekimin e Gejikli Babait dhe, pas vdekjes, i ngriti një tyrbe dhe ndërtoi një xhami në emër të tij.

❀

Edhe **Haxhe Muhammed Baba Semasi** (k.s.) nga gjenealogjia Nakshibendi, **Sheh Edebali** (k.s.) dhe **Haxhi Bektash Veli** (k.s.) janë ndër të mëdhenjtë e kësaj periudhe. Këta i patën jetuar kohët e Osman Gaziut dhe Orhan Gaziut.

Periudha e Orhan Gaziut është një periudhë kur u gatua në mënyrë intensive tharmi sublim i cili do ta bartte me fuqi dhe madhështi Shtetin Osman drejt së ardhmes. Kjo periudhë përbën etapën përgatitore të hopeve të reja e të mëdha që do të bëheshin në të ardhmen, dhe ajo sinteza aspak e lehtë për t'u arritur e besimit me fuqinë, u realizua në mënyrë mjeshtërore dhe të qëndrueshme nga duart e bekuara të prijësve të mëdhenj shpirtërorë!

Nisur nga kjo, është Orhan Gaziu ai që i përftoi principatës veçorinë për të qenë një shtet i vërtetë.

Si i ati, edhe ai, më shumë se larjet e llogarive brenda Anadollit, pati përvetësuar parimin e luftës me mohuesit. Në këtë rrugë, ai i kishte qepur sytë më parë mbi Stambollin, pastaj edhe mbi hapësirat përtej tij. Prandaj atij i qe dhënë titulli **"zotëruesi i horizonteve"**. Thuhet se nuk qëndronte më shumë se një muaj në një vend dhe, kështu, bëri një jetë vazhdimisht në luftë në rrugën për lartësimin e Fjalës së Allahut. Megjithatë, ai parapëlqente ngadhnjimin mbi zemrat, duke u shprehur kështu:

*"Paqja e zemrave është më e mirë se lufta e fituar!"*

Prandaj, **ngadhnjimi material i arritur nga shpatat** si rrjedhojë e politikës gjeniale dhe veprimeve të fuqishme të tij, **fitonte pavdekësi me**

**ngadhnjimin mbi zemrat**. Në vendet e pushtuara, në fillim vendoseshin njerëzit e zemrës, njerëzit e mirë dhe prijësit shpirtërorë. Mënyra e jetesës së tyre shembullore bëhej pretekst për orientimin besimor të popullsisë vendase.

Prijësat e ushtrisë shpirtërore fitimtare e skalisnin pasurinë e zemrave të veta sa në dheun e vendeve të ngadhnjyera, aq dhe në zemrat e njerëzve. Kështu, të gjithë individët, nga populli në shtet, hidhnin themelet e para të institucioneve të shërbimit me qëllim për të merituar pëlqimin hyjnor.

Krishterët vendës që jetonin në tokat e ngadhnjyera rishtas, mbeteshin të mahnitur nga mënyra e pastër dhe qibare e jetesës së popullsisë osmane, nga morali, veçanërisht nga ndjenjat e tyre të mëshirës dhe dhembshurisë dhe kjo situatë cilësore e lehtësonte muslimanizimin e popullsisë vendëse. Trajtimi që i bëri Orhan Gaziu popullsisë vendëse pas marrjes së Iznikut i bëri të lumtur njerëzit e thjeshtë, prandaj dhe nuk pati ndodhur ndonjë shpërngulje popullate, por secili pati vazhduar të jetonte fatmirë në vatrën e vet.

Ndërkaq, edhe qytetet e tjerë krishterë që dëgjonin për këtë qetësi dhe siguri plot drejtësi, dëshironin që osmanët të futeshin edhe në tokat e tyre, prandaj dërgonin njëra pas tjetrës letra të fshehta, sepse guvernatorët dhe qeveritarët krishterë mizorë që kishin mbi krye e kishin tepruar aq shumë në dhunë dhe padrejtësi ndaj popullit, saqë askujt s'i kishin mbetur më forca për të duruar. Madje prej tyre ishin mërzitur dhe neveritur vetë familjet e tyre! Kështu pati ndodhur që kalaja Ajdos të pushtohej nga Abdurrahman Gaziu në sajë të një plani të fshehtë të përgatitur nga vetë vajza e komandantit dhe qeveritarit të kalasë!

Eshtë për këtë arsye që Orhan Gaziu i cili, duke ecur në gjurmët e të atit, i pati dhënë sendërtim një formimi të tillë të madh, pranohet si një ndër sundimtarët më të mëdhenj osmanë. Bëmat e tij në plan ushtarak, politik dhe administrativ janë aq të mëdha dhe madhështore, saqë mund ta inkuadrojnë autorin e tyre mes autoriteteve qeveritarë me ndikim të fuqishëm jo vetëm të kohëve të mesme, por edhe të kohëve të reja!

Çdo punë e tij ishte e llogaritur, çdo lëvizje e tij ishte harmonikisht e rregullt. Ai ishte një *gazi, fitimtar*, i cili dinte të ecte hap pas hapi me kujdes dhe vendosmëri drejt qëllimit të vet. Si rezultat i begatisë së shërbimit ndaj *fesë diferencuese* (fesë islame që e diferenconte, e ndante të mirën nga e keqja) me anë të forcës tërheqëse të flamurit të luftës fitimtare dhe ngadhnjyese, me anë të drejtësisë në sundim dhe principialitetit dhe sinqeritetit në zemër, ai vazhdoi ta mbruante me mjeshtëri, si i ati, materialin e themeleve

të tevhidit (besimit monoteist islam në Allahun si Zoti i vetëm i gjithësisë) politik në Anadoll. Kështu, krahas propozimeve që i bëheshin atij nga krishterët dhe mohuesit e tjerë për t'u futur në tokat e tyre, shumë personalitete të shquar të cilët vepronin me frymën e unitetit të Islamit qysh prej themelimit të principatave të Anadollit të shkëputura nga selçukët, iu aneksuan osmanëve së bashku me tokat e tyre.

Kur ky shtet që e merrte mbështetjen nga një respekt legjendar ndaj **Kur'anit të Shenjtë**, u bë më pas edhe zotërues i amaneteve të shenjta, i mbrojti dhe ruajti ato me një ndjenjë madhërimi ndaj tyre, në mënyrë të pashembullt në histori. Me begatinë e këtyre dy respektimeve, ky shtet, me titullimin **"shtet i përjetshëm"**, u bë sundimtar me nder dhe famë për gjashtëqind e ca vjet me radhë. Qëllimi themelor i këtij shteti botëror ishte **"lartësimi i Fjalës së Allahut"** dhe **"rendi i drejtësisë"**. Duke e nderuar botën me frymën, qetësinë dhe gëzimin e **Kur'anit**, osmanët sendërtuan një epokë qetësie dhe drejtësie të pashoqe në histori!

Te osmanët, frymëzimi dhe bota shpirtërore e prijësve të përkryer së bashku me luftën fitimtare në rrugën e fesë si dhe xhihadin në tërë kuptimin e tij, bënin që flamuri i rrugës së drejtë të valëvitej para tërë botës. Teqet që ishin qendra të edukimit moralo-shpirtëror të tasavvufit, mistikës islame, duke u zhvilluar më tej, e maturonin popullin. Dhe kjo, përgjithësisht, realizohej me anë të vakfeve që ishin vepra të ngritura sa nga shteti, aq dhe nga individët. Vetëmohimi, ndjeshmëria e lartë, butësia e zemrës dhe delikatesa e sjelljes qenë natyra esenciale e individëve. Ata që e kapërcenin pengesën ego, me anë të veprimtarisë orientuese dhe shërbimet shpirtërore, si shira prodhimtare pranverore, përhapnin gjithandej begati për vendin. **Sepse nuk janë zemrat që kalben nën tokë, por kufomat!** Prandaj ndodhte që institucionet si vepra dhe shprehje të atyre zemrave të larta, bëheshin të pavdekshme! Në vendet e ngadhnjyera ndërtoheshin një pas një xhami, medrese dhe komplekse asistence. Në punët e shtetit dhe nomenklaturën e aktiviteteve juridike zbatohej e drejta juridike islame (fikh) duke respektuar parimet juridike-fetare.

Edhe mirëqenia ekonomike ishte shumë e lartë. **Nishanxhi Mehmet Pasha** thotë kështu:

"Në popull s'kishte më papasje, nevojëtari dhe mjerim, aq sa besimtarët e pasur që e kishin për detyrim fetar të jepnin zeqat dhe sadaka, nuk dinin se kujt t'ia jepnin!"

E thënë ndryshe, me arkitekturën moralo-shpirtërore të Sheh Edebaliut dhe të të tjerëve si ai, shteti osman u bë një shtet botëror monumental i papërsëritshëm. Madhështia ishte realizuar edhe materialisht, edhe shpirtërisht!

Shteti osman fitoi brenda një kohe të shkurtër fuqi dhe shkëlqim në atë gradë, saqë Orhan Gaziu arriti të përzihej në punët e brendshme të perandorisë bizantine dhe ulte nga froni apo vinte në fron kë të donte! I biri Sulejman Pasha[8] kaloi në Rumeli ku, me anë të pishtarit të besimit, zbatoi një plan demografik dhe urbanizimi të shëndoshë. Këtë fakt, **Sheh Mahmudi** e shpreh poetikisht me këtë dyvargsh:

*Tejpamës, ke shtrirë sexhade në popull, në ujë;*
*Me dorën e devocionit e ke rrokur Rumelinë…*

Orhan Gaziu i cili e barti me korrektesë dhe ndjeshmëri amanetin që e mori nga i ati, Osman Gazi, u sëmur pas vdekjes së të birit **Sulejman Pasha** nga një aksident. Ai solli si zëvendës në fron birin tjetër, **Murad Beun**, të cilit i dha këto porosi:

*"O bir, mos u bëj krenar për shkëlqimin e mbretërimit tënd! Mos harro se kjo botë s'i ka mbetur dot as* ***profetit Sulejman*** *(a.s.)! Më në fund, edhe froni i tij është shembur! Sepse çdo pasuri dhe mbretërim i kësaj bote është i përkohshëm, i shkatërrueshëm! Ndërkaq, jeta është një rast i madh për çdokënd! Ky rast, kjo mundësi duhet vlerësuar mirë për të shërbyer në rrugën e Allahut dhe për të merituar shefaatin, ndërmjetësimin e Profetit (s.a.s.)!*

*Po ta vështrosh këtë botë me masën e botës së pasme, ahiret, e kupton se nuk e vlen të flijohet për të lumturia e botës tjetër, e cila është lumturi e përjetshme!*

*O bir, krishterët e Rumelisë nuk do të rrinë urtë. Pra, ec mbi ta!* ***Ose merre Kostantinijjen, ose përgatit ngadhnjimin mbi të!*** *Përpiqu të shkosh mirë me princat e tjerë turq! Edhe pse na do populli i tyre, princat nuk duan të heqin dorë nga principata! Kështu, mbahen edhe ca kohë, pastaj të bien në pëllëmbë të dorës si fruti i pjekur, nga pema. Po të mos kesh ngatërresa në Anadoll, punën në Rumeli do ta kesh të lehtë. Prandaj përpiqu të mos e prishësh heshtjen në Anadoll. Me këtë politikë e bëri im atë i ndjerë, Osman Gazi, një grusht dhé, brenda një kohe të shkurtër, një principatë të fuqishme! Kurse ne, me lejen e Allahut, e kthyem principatën në mbretëri! Kurse ti ke për ta shpënë më tutje!*

*Osmanëve s'u mjafton të sundojnë mbi dy kontinente, sepse lartësimi i Fjalës së Allahut është një kauzë aq e madhe sa të mos e nxënë dot dy kontinente! Siç jemi trashëgimtarët e selçukëve, edhe trashëgimtarët e Romës ne do të jemi!*

8. **Shehzade** (princi) **Sulejman** është personaliteti i parë në historinë osmane dhe turke që është thirrur me titullin **"pasha"**. Në turqishten e hershme, **aga** do të thotë **vëlla i madh**. Prej kësaj e ka prejardhjen fjala **agabej**. Kur vëllezërit e mëdhenj të një vëllai kanë qenë disa, më i madhi është thirrur **bash aga** (kryeaga). Fjala **pasha** është një shndërrim fonetik i fjalës **bash aga**. Varri i Shehzade Sulejmanit, pushtuesit të Rumelisë (pjesës europiane të perandorisë bizantine) është në **Bollaji**. Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë! Shën. i autorit.

*O bir, mos u shmang nga urdhri i Kur'anit të Shenjtë! Sundo me drejtësi! Kujdesu për gazinjtë, luftëtarët fitimtarë! Ushqeji të varfërit! Dije si nder t'u shërbesh personalisht atyre që i shërbejnë fesë! Mos u vono t'i dënosh fajtorët, ata që ushtrojnë dhunë dhe padrejtësi!* ***Drejtësia më e keqe është ajo që shfaqet me vonesë!*** *Sado që në fund vendimi të jetë i drejtë, edhe drejtësia e vonuar është një lloj padrejtësie dhe përdhunimi!*

*O bir, unë kam arritur në fund të rrugës! Kurse ti je në krye! Zoti ta bekoftë mbretërimin!.."*

Porosinë e Orhan Gaziut, Sollakzade e ka poetizuar në këtë mënyrë:

*Me pushtet të përkohshëm mos u kreno kurrë,*
*Nga rruga e sheriatit mos u largo kurrë!*

*Meqë gjete pavarësi në mbretërim,*
*Vëre gjithmonë drejtësinë në veprim!*

*Vendose, o bir, rendin e drejtësisë,*
*Që të mbetesh gjithmonë në krye të njerëzisë!*

❁

Orhan Gaziu i cili me sjelljen, qëndrimin, moralin dhe personalitetin e tij shembullor, kaloi në faqet e arta të historisë si një sulltan i pashoq, vdiq në vitin 1359. Varrin e ka në zonën Gymyshly Kymbet të Bursës.

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

*Në ditët tona kur njerëzimi, përgjithësisht, duke iu nënshtruar forcës, jeton nën sundimin e egos, për të arritur nivelin e zemrave plot besim, ekstazë dhe emocion të atyre njerëzve si* ***Orhan Gaziu****, na duhet të kemi përsëri njerëz monumentalë si ata! Dhe, për këtë, jemi të detyruar t'i dëgjojmë ata, t'i kuptojmë dhe të përfitojmë nga struktura ndjesore e tyre. E kemi të domosdoshme që, duke i ndriçuar thellësitë e shpirtit me dritëra shpirtërore, ta arrijmë atë strukturë morale të fortë të dikurshme për të cilën na ka marrë malli!..*

**O Zot, duke na dhuruar pjesë nga klima e zemrës e atyre njerëzve vetëmohues, na e mundëso të përgatisim sërish njerëz monumentalë dhe t'i mbushim shekujt e ardhshëm me drejtësinë e lartë dhe të shkëlqyer të Islamit!**

**Amin, ashtu qoftë!..**



*Sulltani i fitimtarëve dhe dëshmorëve,*
*një ndër personalitetet e rrallë të historisë*

# MURATI I (HUDAVENDIGAR)

(1326-1389)

Është i treti i sulltanëve osmanë.

Ka ardhur në botë nga zonja Nilyfer. Atë vit që lindi ai, vdiq i gjyshi, Osman Gaziu, dhe u pushtua Bursa[9].

**Sulltan Murati I** u përgatit nga personalitete të mëdhenj, autoritete në shkencat natyrore dhe shpirtërore të kohës. U caktua zëvendës i fronit pasi vëllai i madh, **Sulejman Beu**, pushtuesi i **Rumelisë**, vdiq. Pas një kohe të shkurtër, i vdiq edhe i ati. U ftua në Bursë dhe u ul në fronin osman. U mbiquajt dhe u thirr **Hudavendigar** (Sovran) dhe **Gazi-Hunkar** (Sundues Fitimtar).

Murati I i cili zotëronte cilësi të shquara që duhet të ketë një burrë shteti, në të njëjtën kohë zotëronte edhe thellësi ndjesore. Pikërisht si rrjedhojë e kësaj thellësie ndjesore, arriti në pozita shumë të larta shpirtërore, si *prijës* (veli), *sheh ahí* (sheh i drejtimit shpirtëror ahit) dhe *shehid* (dëshmor i luftës së shenjtë në rrugën e Allahut).

Pasi e siguroi në një kohë të shkurtër rendin dhe qetësinë në Anadoll, ai e ktheu drejtimin në Rumeli. Në kohën e tij, fushatat ushtarake për

9. Marrja e Karaxhahisarit nga Osman Gaziu dhe lindja e Orhan Gaziut patën ndodhur në të njëjtin çast. Edhe shtënia në dorë e Bursës me lindjen e sulltan Muratit I rastisën në të njëjtën kohë, gjë që pranohet si një përputhje e paracaktuar (tevafuk) e çuditshme. Veç kësaj, lindja e Muratit I rastisi me vdekjen e Osman Gaziut dhe fronëzimin e Orhan Gaziut, kurse lindja e të birit të Muratit I, Bajazitit Rrufe, rastisi me fronëzimin e Muratit I dhe vdekjen e Orhan Gaziut; në burimet osmane, kësaj përputhjeje të paracaktuar (tevafuk) i jepet shumë rëndësi. Shën. i autorit.

ngadhnjim u shtrinë në Evropë. Meqë sipas të drejtës islame, një e pesta e plaçkës së luftës i përkiste shtetit, u nxuar "Ligji i të Pestës". Në vendet e pushtuara, organizata shtetërore osmane u ngrit në formë të përsosur. Askush nuk lihej i uritur dhe në uri; të varfër e të pasur, muslimanë e jo-muslimanë, çdo njeriu iu sigurua qetësi dhe lumturi e madhe!

❀

Ndërsa vazhdonin të hidheshin këto hapa të bukura, shtetet krishtere të Evropës, të frikësuar se mos nga fitoret e osmanëve në perëndim, mbretërimet e tyre do të merrnin fund, organizuan një **fushatë kryqtare** me rreth 60-100 mijë vetë.

Atëherë, sulltan Murati dërgoi kundër kryqtarëve me qëllim zbulimi një ushtri prej katër mijë vetësh nën komandën e **Haxhi Ilbejit**. Nga ana tjetër, kryqtarët pasi kaluan lumin Marica dhe nuk u përballën me ndonjë qëndresë, filluan të brohorisnin me të thirrura dhe klithje gëzimi për fitoren dhe të organizojnë festime. Hëngrën e pinë, u dehën dhe pastaj ranë në gjumë. Dhe, atëherë, duke përfituar nga mungesa e plotë e vigjilencës te armiku, Haxhi Ilbeji zhvilloi një sulm nate të befasishëm mbi të nga tre krahë.

Ushtria e aleatëve kryqtarë e zënë në befasi dhe panik nga sulmi i katër mijë ushtarëve osmanë, pësuan disfatë të plotë. Ndërsa një pjesë e madhe e ushtarëve kryqtarë e vranë njëri-tjetrin në panik e sipër gjatë tërheqjes në errësirën e natës, një pjesë tjetër u mbyt në ujërat e lumit Marica. Vetëm pak mundën të shpëtonin e të iknin. Dhe, kur zbardhi dita, tërë kryqtarët ishin shkatërruar dhe kishin marrë fund me gjithçka. Kështu, ishte arritur ajo fitore e cila mbeti në histori me emrin **Shembja Serbe** (Sırp Sındığı). Kryqtarët u shkatërruan! Pas kësaj ngjarjeje, kryeqyteti u transferua nga **Bursa** në **Edrene**.

Me ndërtimin e xhamive, medreseve dhe shumë institucioneve kulturore, në të njëjtën kohë, Edreneja u bë qendër qytetërimi e shtetit. Muslimanët që u shpërngulën nga Anadolli për në tokat e sapopushtuara, edhe në ato toka shpalosën mënyrën e lartë të jetesës të Islamit. Ata u bënë modele morali dhe virtyti. Qeverisja me drejtësi e shtetit dhe institucionet e asistencës që ngriti, sollën si rrjedhojë një miratim, pëlqim dhe kënaqësi të madhe në çdo vend. Kufijtë e shtetit arritën gjer në mesin e Evropës. Më në fund, kishte ardhur koha që të fshihej nga dheu elementi serb si kreu i intrigës në Evropë!

❀

Në **Fushën e Kosovës** në jugperëndim të **Prishtinës**, u vunë ballë për

ballë forcat aleate kryqtare me ushtrinë osmane. Alaetët zotëronin një forcë prej afro njëqind e pesëdhjetë mijë vetësh, kurse ushtria osmane nuk i kalonte gjashtëdhjetë mijë vetët.

Në të zbardhur, ushtria osmane u rreshtua për luftë. Në qendër u vendos vetë sulltan Murati I, në krah të djathtë, princi Bajaziti Rrufe, kurse në krah të majtë, princi Jakup Çelebi. Por ati me të bijtë ishin bërë një zemër e një frymë, ata s'kishin të ndarë nga njëri-tjetri. Ata përjetonin emocionin e përgatitjes për të rënë dëshmorë dhe për të fituar në emër të lartësimit të Fjalës së Allahut. Sikur një erë e ngritur nga sahabet që thërrisnin **"nënë e babë t'u bëfshin fli, o i Dërguari i Allahut"**, po e shkundte nga vendi e po e valëviste Fushë-Kosovën në mes të Evropës! Kështu ndodhi që sovrani Murat I i cili kishte thithur një frymë nga ajo erë sublime, të binte dëshmor në përfundim të luftës duke mbetur i gjallë gjer në kiamet si simbol më vete i besimit, ekstazës dhe përpjekjes në themel të fitores legjendare që u arrit atë ditë në Fushë-Kosovë.

Kur Padishahu hyri në Fushë-Kosovë më 8 gusht 1389, u përball me një furtunë që e kishte shndërruar mjedisin në tym e pluhur saqë sytë të mos shihnin dot asgjë! Ishte pikërisht **Nata e Beraatit**! Sovrani Murat I fali dy reqate namaz dhe, në fund, bëri këtë lutje me lot në sy:

*"**O Zot! Po qe se kjo furtunë ka dalë për shkak të mëkateve të këtij robi tënd të mjerë, mos m'i ndëshko ushtarët e mi të pafajshëm!***

*Allahu im, mos i ndëshko ushtarët e pafajshëm që erdhën gjer këtu vetëm për të ta lartësuar emrin dhe për ta kumtuar Islamin!*

*Zoti ynë, edhe pasuria dhe pushteti janë të tutë, edhe ky rob i yti është. Unë jam një rob i mjerë… Ti je që i njeh më mirë qëllimin dhe të fshehtën time! Pasuria dhe pushteti nuk janë synimi im, unë dëshiroj vetëm pëlqimin tënd!*

*O Zot, mos i lërë këta ushtarë besimtarë të munden dhe shkatërrohen në dorë të mohuesve dhe heretikëve! Favorizoju atyre një fitore të tillë që ta festojnë tërë muslimanët! Në dëshirofsh, atë ditë fitoreje ky robi yt Murat le të bëhet kurban në rrugën tënde!*

*O Zot, mos më bëj mua shkak për shkatërrimin e kaq shumë ushtarëve muslimanë! Ndihmoju atyre dhe dhuroju fitore! Unë jam gati ta flijoj jetën për ta mjaftuar që ti të më pranosh mua në grupin e dëshmorëve! Jam gati ta dorëzoj shpirtin për hir të ushtarëve islamë! Më bëre gazí, fitimtar; në fund, të lutem të kesh mirësinë të më bësh dëshmor!*

*Amin, ashtu qoftë!"*

Pas këtij përgjërimi monumental, sulltani nisi të këndonte Kur'an në një qetësi shpirtërore të jashtëzakonshme. Pa kaluar shumë, retë e mëshirës e mbuluan qiellin. Mbi hapësirën kosovare u zbraz një shi i rrëmbyeshëm. Era ndaloi. Pluhuri mbaroi…

Ndërprerja e erës dhe fshirja e reve të pluhurit nga shiu bënë që ushtrinë osmane ta përfshinte një gëzim dhe pëlqim i madh. Sovrani Murat I ra në sexhden e falenderimit. Atë ditë, lotët e gëzimit u vëllazëruan me pikat e shiut!

Para se të niste beteja, sovrani Murat I mbajti para ushtarëve të vet të zgjedhur këtë fjalim historik:

*"Trimat e mi! Sot është dita e zellit dhe përpjekjes, çasti i shfaqjes së dinjitetit kombëtar, koha e burrërisë dhe epoka e trimërisë!..*

*Ka shumë vite që vatani krenohet me ju. Edhe tani pret nga ju suksese të mëdha që do të bëheshin mbështetje për të kaluarën tonë të mbushur plot nder dhe famë të përhapur në të gjithë botën!*

*Asnjë përpjekje armiku nuk do ta ndalojë dot pas kësaj që flamuri ynë i famshëm i cili, me lejen hyjnore, do të valëvitet sot fitimtar në këtë shesh të Kosovës që dridhet sot i impresionuar nga madhështia juaj, të përparojë drejt brendësisë së Hungarisë! Një fitore e famshme që do ta arrijmë sot, do të bëhet shkak për lartësimin e Fjalës së Allahut në të gjithë Rumelinë!*

*Sado e gjatë të jetë jeta e njeriut, nuk është e përjetshme! Do të vijë një ditë që të marrë fund. Përjetësisht i përjetshëm është vetëm Allahu i Gjithëfamshëm! Ja tek qëndron ky shesh fame dhe heroizmi për ata që dëshirojnë të arrijnë xhennetin me lartësimin e Fjalës së Allahut!*

*Fitimtarë! Hidhuni në sulm së bashku me mua duke thirrur emrin e Allahut!"*

Me thirrjet "Allah, Allah…" që lartësoheshin mes marsheve të luftës të orkestrës së famshme luftarake, të nisura pas këtyre fjalëve, filloi sulmi mbi radhët armike. Lufta frontale e filluar në mëngjesin e 8 gushtit 1389, vazhdoi për tetë orë me radhë. Armiku u asgjësua pothuaj tërësisht.

Në fund të luftës, kur e pa qartë se fitorja ishte bërë përfundimtare, Murati I nisi ta përshkonte fushën e betejës si shenjë falenderimi ndaj Zotit dhe, kur haste ndonjë dëshmor, thoshte:

إِنَّا لِلَّهِ وَإِنَّا إِلَيْهِ رَاجِعُونَ

**“Pa dyshim, ne, të Allahut jemi dhe, pa dyshim, te Ai do të kthehemi!”** (el-Bakara, 156)

Kurse kur afrohej pranë ndonjë trimi të plagosur, e fërkonte me përkëdhelje dhe i shfaqte mëshirë e dhembshuri duke e pyetur nëse po vuante dhe nëse kishte ndonjë dëshirë. Në këtë mes, nga grumbulli i të vrarëve u ngrit një ushtar serb i plagosur që tha:

*“Lërmëni t’ia puth dorën padishahut e të bëhem musliman! Veç kësaj, kam edhe një lajm të gëzueshëm për ju: edhe mbreti Lejan u kap dhe po jua sjellin…”*

Ndërsa duke vështruar përreth për të parë sjelljen e mbretit të lidhur, rojet e sulltanit e kishin lënë për një çast vigjilencën, serbi që hiqej si i plagosur bëri sikur do t’ia puthte dorën sulltanit dhe duke e nxjerrë me shpejtësi nga nënsqetulla hanxharin e fshehur, ia nguli sy ndër sy sovranit mu në gjoks! Rojet u hutuan! Pastaj e kapën vrasësin dhe e bënë në çast copë-copë!

Në këtë mënyrë, edhe lutja e sulltan Muratit I u pranua. Ishte lutja që kishte bërë ai para betejës duke i kërkuar Zotit dëshmorësinë, lutje, e cila mbeti e famshme në histori!

Para se të vdiste, sovrani tha këto fjalë:

*“I qeshë lutur dhe përgjëruar Zotit që, po qe se fitorja e Islamit varej nga rënia ime dëshmor, të kishte mirësinë të ma jepte ta pija sherbetin e dëshmorësisë! Pra, lutja më qenka pranuar! Lavdi pastë Allahu që jeta po më merr fund pasi kam parë fitoren e ushtarëve islamë!*

*Dhe, tashmë, po ia lë amanet Zotit ju, ushtarët e mi fitimtarë dhe shtetin tim!”*

Pas këtyre fjalëve, kufoma e pastër e sulltan Muratit I, duke u mbuluar nga gjakrat e bekuara të dëshmorësisë, u nis në udhëtimin hyjnor dhe të përjetshëm!..

Poeti **Ahmedí** e shpreh kështu në dyvargshin e vet pozitën e lartë që arriti sulltan Murati:

*Lutiu për ndihmë atij nga shpirti*
*Që të arrish fitore nga fitoret e tij…*

Organet e brendshme të trupit të shtrenjtë të sulltan Muratit I të copëtuar me hanxhar, u varrosën në atë vend ku ra dëshmor dhe aty u ngrit një tyrbe. Kurse kufoma iu transportua në Bursa dhe iu varros pranë xhamisë

dhe kompleksit të ndërtuar prej tij në lagjen Çekirge. Edhe aty u ngrit një tyrbe e dytë.

Vendi në Kosovë ku ndodheshin të varrosura organet e brendshme të sulltan Muratit, u bë i famshëm si **"Meşhed-i Hüdâvendigâr"**, (Vendi ku ka rënë dëshmor Sovrani). Vendi ku ra dëshmor sulltan Murati I u konsiderua aq i shenjtë, saqë osmanët, edhe kur po tërhiqeshin nga Ballkani, në marrëveshjet që nënshkruanin, vinin një nen të posaçëm për ruajtjen e atij vendi.

Mësuesi im i ndjerë me origjinë shqiptare, kosovari **Ali Jakup Efendi**, i donte shumë osmanët dhe i kujtonte gjithmonë me mëshirë. Ai thoshte:

*"Si të mos i dua osmanët kur e di se, po të mos kishin ardhur ata, ne do të mbeteshim në errësirën e mohimit? Në vendin tonë, osmanët dhe dashuria për fenë u ndërthurën në atë mënyrë që osmanët dhe qenia musliman, në shprehje të ndryshme, arritën të përdoren në vend të njëri-tjetrit. Dhe kjo pati shkuar gjer atje, sa, disa herë, në mënyrë të pavullnetshme, në vend që të pyetej se cilat ishin kushtet e Islamit, pyetej se* ***cilat ishin kushtet e Turkut*** *dhe, në përgjigje, numëroheshin kushtet e Islamit! Edhe sikur të këndoj çdo ditë një hatme, edhe sikur në çdo frymëmarrje t'i lutem Zotit* ***ta mëshirojë atë komb****, prapë s'ua paguaj dot hakun osmanëve!"*

*Allahu i mëshiroftë të gjithë ata që kanë shkuar!*

❀

Sulltan Murati I, të cilin populli dhe ushtarët e donin shumë, përmendet me shumë tituj dhe emërtime. Kryesoret janë:

**Sultânü'l-guzât ve'l-mücâhidîn** (Sulltan i fitimtarëve dhe luftëtarëve);
**Melikü'l-meşâyıh** (Kryemyrshid, kryeprijës);
**Gıyâsü'd-dünyâ ve'd-dîn** (Ndihmëtar në punët e fesë dhe të botës);
**Ebu'l-feth** (Ati i fitores);
**Es-sultânü'l-adl** (Sulltan i drejtë);
**Leysü'l-İslâm** (Luani i Islamit);

dhe titulli më i njohur është **Hüdâvendigâr** (Luftëtar, hero, sovran, sundimtar).

Gjatë gjithë mbretërimit njëzetenëntëvjeçar, Murat Hudavendigar vrapoi nga fitorja në fitore. Sytë nuk i panë humbje. Shtetin që e mori nga i ati si një principatë të vogël, brenda një kohe të shkurtër e shndërroi në një perandori të madhe dhe me emër të lartë. Me të vërtetë, tokat osmane

që në çastin e vdekjes së të atit, Orhan Gazi, ishin 95000 km², në kohën e Muratit I arritën në 500000 km².

❀

Në mbretërimin e tij njëzetenëntëvjeçar, sulltan Murati I zhvilloi 37 beteja, gjithë jetën e kaloi në fushat e luftës dhe u bë një ndër personalitetet e rrallë të historisë.

Edhe Papa, udhëheqësi i gjithë botës krishtere, madje, ndjehej i dobët përballë forcës së tij shtypëse. Poeti e përshkruan kështu këtë shkëlqim:

*Sepse fati gjeti veten tek Gazi Murati,*
*Kurora dhe froni gjetën atë që kërkonin te ai…*

Ngadhnjimet fitimtare të filluara në Rumeli nga vëlla i madh, ai i zhvilloi brenda një kohe të shkurtër me një principialitet, sinqeritet dhe vendosmëri të madhe duke i çuar gjer në Evropën Qëndrore. Vendet e Ballkanit u futën tërësisht nën pushtetin turk; Bizanti, Bullgaria dhe Serbia u vunë nën haraç.

Në vendet që pushtoi, sulltan Murati I vendosi burrat e mëdhenj shpirtërorë të kohës. Në ato vende ndërtoi teqe dhe zavije që ishin institucioni më i përkryer i diturisë dhe kulturës në atë periudhë.

Veç kësaj, ai ndoqi një politikë demografike dhe urbanistike serioze. Ai solli tributë turkmene dhe i vendosi në ato zona. Në sajë të këtyre shpërnguljeve, ngadhnjimet e nipërve mundën të arrinin gjer në portat e Vjenës dhe u hodhën themelet e sundimit të shtetit osman që do të vazhdonte në Rumeli pesëqind vjet.

❀

Ndërsa sulltanët osmanë ishin në luftë kundër mohimit dhe herezisë, herë pas here bëheshin viktima të sulmeve nga disa princër të Anadollit. Kështu pati ndodhur edhe në kohën e sulltan Muratit I kur ky ndodhej në luftë në Rumeli, kur Alaaddin Beu nga principata e Karamanëve, sulmoi tokat osmane. Kur e mësoi këtë, Sovrani u tha kështu të pranishmëve duke shfaqur dëshpërimin e vet për atë ngjarje të hidhur:

"Pa shihni, tani, se ç'bën ky mizor! Ne të jemi në luftë me qafirët një muaj udhë larg tyre dhe të bëjmë luftë natë e ditë, kurse ai të vijë e të grabisë pronën e muslimanëve! O gazinj! E si ta lë unë, tani, xhihadin dhe të nxjerr shpatën kundër vëllezërve muslimanë?"

Duke u shprehur kështu, për hir të unitetit të ummetit, bashkësisë muslimane, ai shpalosi durimin dhe mirëkuptimin e tij tejet tolerues ndaj prinicipatave anadolliane!

Sepse ashtu si edhe gjyshi i tij, ai nuk i shihte si armiq principatat e Anadollit. Veç kësaj, nënshtrimin e principatave me anë të forcës dhe shtrëngimit e shihte të çalë dhe e dinte se uniteti i sajuar në këtë mënyrë do të merrte fund shpejt. Ka qenë për këto arsye që ai si dhe sulltanët e tjerë osmanë e patën marrë punën me kujdes shumë të madh dhe e patën konsideruar më të përshtatshme që ta bashkonin dhe unifikonin Anadollin jo duke përfituar nga dobësitë eventuale të principatave, por duke i bindur ata si muslimanë që ishin. Prandaj nuk patën përdorur kurrë forcën me përjashtim të rasteve të rralla kur s'kishte asnjë rrugë dhe mundësi tjetër për ta zotëruar situatën dhe për ta shuar konfliktin. Si rezultat i këtij durimi të zgjuar e të gjatë, uniteti i Anadollit u arrit përfundimisht vetëm në kohën e Selimit të Rreptë dhe u arrit në mënyrë aq të shëndoshë e pa lëkundje, saqë edhe në kohët kur tokat osmane u copëtuan e u ndanë, Anadolli vazhdoi ta ruante pa asnjë të çarë strukturën e tij unike!

Në porosinë që i pati lënë të birit Murat i cili u bë një padishah i lartësuar në pozitën e të urtit shpirtëror dhe, më në fund, dëshmorit, Orhan Gaziu i pati thënë kështu duke i treguar si synim Evropën:

**"Ashtu siç jemi trashëgimtarët e selçukëve, ne do të jemi edhe trashëgimtarët e Evropës!"**

Edhe sulltan Murati I ua hapi rrugën pasardhësve dhe e bëri Evropën synim të ngadhnjimeve të tyre. Evropa, fushat dhe bjeshkët e saj janë ende plot me gjurmët e këmbëve të kalit të tij marshues.

❀

Të gjitha këto tregojnë se sovrani Murat I zotëronte një forcë të madhe morale, volitive dhe administrative. Bëmat e tij ishin gjeniale. Ai i zbatonte me korrektesë të madhe ligjet kanunore. I zhvillonte dhe i fuqizonte. Aftësia mjeshtërore në marrjen e vendimeve të çastit i pati dhënë shumë fitore. Si besimtar dhe fetar i mirë, ishte i respektueshëm ndaj dijetarëve fetarë dhe prijësve shpirtërorë.

Historiani bizantin **Halkondil** ka bërë këto pohime mbi sulltan Muratin I:

*"Sulltan Murati ka drejtuar mbi tridhjetë e shtatë beteja në Anadoll dhe Rumeli, duke arritur fitore pas fitoreje dhe nuk është parë kurrë t'i kthejë shpinën armikut e të ikë prej tij!*

*Edhe kur dëshironte t'u jepte pushim ushtarëve, për vete gjente diçka me të cilën të mund të merrej. Ai kishte neveri për përtacinë. Ai nuk dinte ç'ishte pushimi. Ndërsa i vinte ushtarët të pushonin, vetë dilte për gjah. As në pleqëri nuk e pati humbur aspak energjinë dhe lëvizshmërinë.*

*I trajtonte me dhembshuri popujt që nënshtroheshin në qetësi të plotë si dhe fëmijët e huaj që ndodheshin në pallat. Ishte bujar dhe i shpejtë edhe në dhënien e shpërblimit. Kur do të hynte në betejë, u jepte zemër dhe i entuziazmonte ushtarët. Veprimet e gabuara i ndëshkonte pa mirëkuptim, me rreptësi. E respektonte dhe e mbante fjalën që kishte dhënë.*

*Shoqëruesit e sulltan Muratit dridheshin nga forca impresionuese e tij. Krahas kësaj, i trajtonte ata me një butësi, dhembshuri dhe dashuri që s'do të mund t'i tregonte komandant tjetër."*

Të tërheqin vëmendjen edhe këto shprehje të **Gibbonit**:

*"Gjatë një periudhe prej rreth tridhjetë vjetësh, sulltan Murati, me të cilin s'mund të krahasohet asnjë burrë shteti për sa i përket nivelit, e drejtoi dhe e çoi para fatin e osmanëve.*

*Meqë ne dimë më shumë gjëra për Mehmetin II, Ngadhnjyesin, dhe Sulejmanin e Shkëlqyer, duket se, mes dinastisë osmane, Murati I nuk është ngjitur dot në pozitën e posaçme që i takon si burri i shtetit dhe ushtaraku më i suksesshëm dhe më i denjë për vëmendje. Por po qe se i krahasojmë vështirësitë që përballoi ai, çështjet që zgjidhi, rezultatet e mbretërimit të tij, sidomos me veprimtarinë e pasardhësve të vet të shkëlqyer e marramendës, shohim se, edhe në s'qëndron mbi ta, mund të zërë vend lehtësisht krahas dhe pranë tyre!*

*Ndryshimet që ndodhën në të gjallë të tij janë ngjarjet më të habitshme të të gjithë historisë. Ngadhnjimi i tij ka vazhduar të qëndrojë në këmbë pesë shekuj gjer në Traktatin e Berlinit të vitit 1878!*

*Edhe nëse në sytë e etërve të kishës bizantine, sulltan Murati I është parë si armik i Jezu Krishtit, ai i pati trajtuar ata më mirë se papati. Ai qe njeri i mençur e i matur që e kishte frikë Zotin. Ai ishte i butë ndaj të mundurit. Për këtë shkak, kush e shihte vulën e tij, menjëherë binte në gjunjë para saj!*

***Osman Gaziu i pati mbledhur njerëzit rreth vetes, Orhan Gaziu pati ngritur shtetin, kurse sulltan Murati I pati qenë ai që pati ngritur perandorinë!"***

Sulltan Murati që gëzonte këto atribute të bukura të cilat edhe armiku ka qenë i detyruar t'ia pohojë, me veprat që ndërtoi si në Anadoll, ashtu dhe në Rumeli, ngriti fron në zemrat e njerëzve. Në shenjë falenderimi ndaj

Zotit për fitoren e vitit 1364 kur ushtria kryqtare u thye tërësisht, ndërtoi nga një xhami në Bursa, Bilexhik (të Turqisë së sotme) dhe në Plovdiv, kurse në qytetin Jenishehir dhe në lagjen Çekirge të Bursës, ndërtoi nga një kompleks asistence, medrese, banjo publike termale dhe han.

❁

Poeti e shpreh kështu faktin se, si rezultat i principialitetit dhe sinqeritetit të tyre të veçantë, osmanët merituan një shkëlqim të lartë si njerëz të pranuar në lartësinë hyjnore:

*Me sinqeritetin e vet, familja osmane*
*Pranë Zotit të madh gjeti mirëpritje!..*

Ngjarja në vijim e shpalos bukur këtë të vërtetë:

Sulltan Murat Sovrani qe një padishah me natyrë dervishi. Prandaj, pasi të kishte bërë të gjitha përpjekjet që i vinin doresh, fundin e çdo pune ia linte Allahut dhe kurrë nuk mbetej pa bërë lutje e përgjërime. Kështu, pasi e mbajti të rrethuar **Plevnën** për pesëmbëdhjetë ditë me radhë pa arritur asnjë rezultat, la aty një numër ushtarësh dhe u tërhoq. Mirëpo tërheqja pas aq shumë përpjekjesh dhe mundimesh e dëshpëroi shumë. Ai iu lut dhe iu përgjërua kështu Allahut:

*"O Zot i madh, shkatërroje e bëje gërmadhë këtë kala që mos qoftë!"*

Në këtë mes, i erdhi një lajmëtar që ia bëri të ditur se njëri mur i kalasë ishte shembur përtokë. Mirëpo nuk kishte asnjë shkak që muri i kalasë të shembej! Ushtarët islamë që hynë në kala nga muri i shembur duke falenderuar Zotin, e pushtuan atë vend brenda një kohe të shkurtër!

Ç'pasqyrë mësimdhënëse madhështore është për ne gjendja shpirtërore e përshkruar në vijim, e cila tregon besimin, ekstazën dhe devocionin e dëshmorit të Kosovës, prijësit shpirtëror, sulltanit Murat I! Ai i pati thënë kështu me lot në sy imamit të pallatit:

**"Duke marrë tekbir[10] në namaz, po s'bëra tre tekbire, s'mundem ta shoh Qaben dhe s'mundem të fal namaz i qetë e me kënaqësi…"**

❁

Sot, ekzistenca e të gjithë popujve muslimanë të vendeve të Ballkanit janë vepër e ngadhnjimit të parë osman dhe e politikës demografike dhe

10. **Tekbir**: Fraza "Allahu ekber" që në shqip do të thotë "Allahu është më i madhi" (Përkthyesit)

urbanistike të tij.

Ndërkaq, ata njerëz janë sot amaneti i osmanëve për ne. Eshtë e domosdoshme që ata të mbrohen atje ku ndodhen. Sepse me ta ka vazhduar gjer më sot të dëgjohet zëri i ezanit në Evropë!

**Kosova** është avanposti i parë i Islamit në mes të Evropës!

Kosova është bërë trashëgimi ynë i paguar me gjakun e bekuar të Muratit Sovran! Sa bukur na e kujton këtë trashëgim i ndjeri **Mehmet Akif**:

***Ngado t'i hedh sytë, më del para një fushë e përgjakur…***
***Kosovë e pabesë, ti je, apo fantazma jote e tretur?***
***A s'ishte çdo hap i yt mijëra krenari?***
***A s'kaloi nëpër gjoksin tënd duke çarë rruga e Bajazitit Rrufe?***
***Ushtarët, kryedëshmorin që shtrihet në zemrën tënde, ku i ke?***
***Ku është sot therori i fitores, ku është ai trim?***
***Thuajmë, o dheu i dëshmorit, të të puth në gjunjë;***
***A s'ka tek ti dy-tri pika gjak nga Murati dëshmor?***
***…***
***Ndryshe, a do të shkelte opinga e serbit në gjoksin trimëror?***
***…***

Serbi i asaj dite është po ai serb që njohim sot! Përveç ndryshimit në kohë, s'ka ndryshuar gjë!

Ndërsa gjarpërinjtë serbë të ngritur kas asgjësojnë bijtë e ngadhnjimit, bijtë e sulltan Muratit, me anë të një dhune të rëndë, sa u zgjatet, vallë, zemra jonë e ndihmës vëllezërve tanë të vuajtur e të mjerë që përpëliten si zogj krahëthyer?

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) na ka porositur:

*"I sheh besimtarët që i dhimbsen njëri-tjetrit, që e duan njëri-tjetrin, që janë të bashkuar si një trup i vetëm me njëri-tjetrin! Kur vuan ndonjë gjymtyrë e këtij trupi, edhe gjymtyrët e tjera e humbin gjumin dhe e ndjejnë vuajtjen e tij mes zjarrmisë…"*

*"Besimtarët janë si një ndërtesë me pjesët të lidhura fort me njëra-tjetrën…"*

Prandaj, a nuk duhet që, si domosdoshmëri e këtyre porosive, ne, muslimanët, të jemi si zemra dhe pulsi i vetëm i një njeriu? A nuk duhet që t'i kemi të përbashkëta si gëzimet, ashtu dhe hidhërimet?

**Sot, ne, trashëgimtarët e natyrshëm të Kosovës dhe Bosnjës, jemi të detyruar të bëjmë llogarinë e vetvetes dhe historisë!**

Në vendin tonë, qysh prej afro njëqind vjetësh, është sheshit se si disa njerëz të prapë e të paditur e hedhin poshtë trashëgimin e shenjtë që na kanë lënë të parët, se ç'përfundim të hidhur ka patur shprehja e tyre e shëmtuar që i fyen kujtimet e tyre!

Ngjarjet mësimdhënëse si tragjeditë boshnjake dhe kosovare, na e rikujtojnë neve **shpirtin osman** për të cilin ata njerëz të prapë e të paditur thonë me krenari se e **"groposën"**, si dhe na shtrëngon t'i dalim për zot amanetit të atij shpirti! Prandaj jemi të detyruar të shkundemi e të kthehemi te historia jonë!

Ç'lumturi për trimat e famshëm të vendosmërisë së begatë të premtuar në emër të së ardhmes nga rizgjimi dhe rilindja që po realizohen!

**Zoti ynë! Ki mirësinë të na dhurosh edhe neve nga klima e zemrës e të parëve forcën e një lëvizjeje të re, në mënyrë që të mos na ikin dore rastet e favorshme të mëdha që po lindin duke hyrë në shekullin e njëzetenjëtë!..**

**Amin, ashtu qoftë!**



*Endrra e frikshme e kryqtarëve, fitimtari i Nikopolit,*
*sovrani i klimës evropiane*

# SULLTAN BAJAZITI RRUFE

(1360-1403)

Është sulltani i katërt osman.

Është mbiquajtur "rrufe" nga ushtarët e vet për guximin që tregonte në beteja, veçanërisht për aftësinë e rrufeshme të manovrimit.

U ngjit në fron sipas porosisë që la i ati, sulltan Murati I, ndërsa po vdiste si dëshmor në Fushë-Kosovë.[11]

Bajaziti I i cili vazhdoi të përparonte për të marrë rezultatet e kësaj fitoreje të madhe, pushtoi shumë vendbanime të reja. Ndër to ishte edhe Shkupi i famshëm. Këtë, poeti e shpreh kështu:

***Shkupi, trualli i Bajazitit Rrufe;***
***Kujtimi i lënë prej tij për bijtë e fitores…***
***…***
***Shkupi, vazhdimi i Bursës mbi malet e Sharrit,***
***Një lulishte ku t'u derdh gjaku i pastër…***

Fakti që, gjatë këtij përparimi, Bajaziti Rrufe u thoshte ambasadorëve që i shkonin për ta uruar për fronëzimin, se "do të përparonte gjer në Romë", tregon për atë horizont të madh që përvijoi ai për vete në rrugën e madhështisë dhe dinjitetit të Islamit!

11. Kjo përputhje rastesh të paracaktuara për të cilën kemi bërë fjalë në shënimet e m -parshme, u përjetua edhe këtu dhe, ndërsa binte dëshmor Murati I dhe ngjitej në fron Bajaziti Rrufe, lindte princi Mehmet Çelebi. Shën. i autorit.

Krahas guximit dhe burrërisë marramendëse, ai ishte mjeshtër i jashtëzakonshëm edhe në fushën e politikës. Ai e dinte mjaft mirë se si të përfitonte nga konfliktet e fronit të Bizantit. Madje arriti të fitonte aq ndikim të madh atje, sa të bënte që një person të burgosur të ngjitej në fron dhe ai që ndodhej në fron, të burgosej! Dhe si shpërblim të bëmave të tij me atë gjenialitet politik që kishte, e shtoi edhe haraçin që merrte nga Bizanti. Veç kësaj, siguroi që të ndërtohej një xhami në Bizant (Kostantinopol) dhe që të ngrihej një gjykatë juridike-fetare për të trajtuar dhe zgjidhur konfliktet mes muslimanëve që banonin aty.

Eshtë për t'u mahnitur që, gjithashtu si rrjedhojë e këtij gjenialiteti politik, kur Bajaziti Rrufe marshoi drejt Alashehirit, e mori qytetin nga bizantinët nga vetë bizantinët në emër të vet! Si një ngjarje e rrallë e shënuar nga historia, kjo tregon shkëlqimin dhe dinjitetin e drejtësisë dhe zgjuarsisë së Bajazitit Rrufe në rrugën për lartësimin e Fjalës së Allahut si dhe, nga ana tjetër, mjerimin ku ndodhej perandori bizantin i cili përpiqej të qëndronte në këmbë me një mijë e një padrejtësi!

❁

Bajaziti Rrufe i cili shpalosi suksese të jashtëzakonshme në politikën e jashtme, hodhi hapa të mëdhenj edhe në rrugën e unitetit të Anadollit. Një pjesë të madhe të tokave të Karamanëve që ishte principata më e madhe e Anadollit, ia aneksoi osmanëve. Ndërkaq, ky aneksim u realizua me dëshirën e vetë popullsisë. **Ashikpashazade** e tregon kështu këtë të vërtetë:

"… Kur Sulltan Bajaziti arriti para qytetit të Konjës, portat e qytetit u mbyllën. Mirëpo ishte koha e të shirave dhe në tërë anët e fushës së Konjës kishte grumbuj elbi dhe gruri të korrur që priste të shihej në lëmë. Meqë populli u fut në kala në nxitim e sipër, nuk mundi t'i fuste brenda edhe të korrat. Përballë kësaj situate, ushtarët e Bajazitit Rrufe u afruan nën muret dhe i bënë zë kështu popullit:

"Ejani, na shitni elb dhe grurë që t'ua japim kuajve për të ngrënë!"

Disa vetë nga populli, duke menduar ta provonin sinqeritetin e thënieve të ushtarëve, dolën nga qyteti dhe shkuan te ushtria osmane.

I njoftuar për situatën, me qëllim për t'i dalë para çdo të papriture, sulltan Bajaziti u dha ushtarëve këtë porosi:

***"Këta janë vëllezërit tanë muslimanë. Kurrsesi të mos u bëni padrejtësi! Respektoni të drejtën e personit! Pronarët e elbit të shesin sipas dëshirës dhe vullnetit të vet!.."***

Kështu, të ardhurit shitën sipas dëshirës dhe me çmimin që kërkuan vetë. Morën akçet dhe u kthyen në kala me një kënaqësi krejt të pashpresuar. Me ta parë këtë drejtësi dhe njerëzillëk që t'i përlotte sytë, popullsia e Konjës i hapi fletë më fletë me dëshirën e vet portat e qytetit dhe i ftuan osmanët në qytet. Edhe qytetet e tjerë që e morën lajmin, dërguan përfaqësues dhe i ftuan osmanët në vendbanimet e tyre:

"Urdhëroni, ejani! Na e qeverisni ju qytetin!"

Popullsia besimtare dhe zemërpastër e Anadollit që e kishte rrokur kuptimin e hollë të poetit në vargjet e mëposhtme, e priste ushtrinë osmane me gjithë zemër:

*Eshtë veli cilido sundimtar i drejtë,*
*S'është turp sikur bota t'i bëhet rob…*
*Sulejmani e zuri botën me drejtësi,*
*Sundimtari i drejtë është më se Sulejmani…*

Ky vëllazërim që edhe historia e soditi me zili, ishte shfaqja më e qartë e faktit se drejtësia osmane ecte sup më sup me shpatën dhe se kjo drejtësi e lartë e shtonte shkëlqimin dhe forcën ekzekutive të osmanëve. Me fjalë të tjera, osmanët e ngritën atë madhështi, forcë ekzekutuese dhe shkëlqim të lartë jo mbi heshtat dhe shigjetat, por mbi dashurinë dhe intimitetin e zemrave të popujve dhe kombeve!

Ja, pra, në themel të madhështisë dhe forcës impresionuese osmane që e përfshiu botën, qëndronin porositë e Sheh Edebaliut si dhe orientime si ky e të tjera që siguronin ato porosi!

Edhe Bajaziti Rrufe i cili i kushtoi vëmendje me zell dhe përpjekje të mëdha kësaj specifike, e fuqizoi jashtëzakonisht shtetin dhe këtë gjë ia provoi dhe imponoi gjithë botës!

❀

Në këtë mes, gjithë bota krishtere filloi të shqetësohej nga zhvillimi dhe fuqizimi i osmanëve. Më në fund, përgatitën një ushtri të madhe kryqtare. Ushtria kryqtare aleate e formuar me synime, si shkatërrimi i osmanëve, shpëtimi i **Bizantit** dhe çlirimi i **Jeruzalemit** nga duart e muslimanëve, u vu menjëherë në lëvizje, hyri në tokat osmane dhe rrethoi kalanë e **Nikopolit** në breg të Danubit.

I njoftuar për këtë, Bajaziti Rrufe arriti para Nikopolit me një shpejtësi që i kishte hije titullit që i kishin dhënë! Për më tepër, për t'ua bërë të qartë mbrojtësve se s'duhej ta dorëzonin kalanë në asnjë mënyrë, në mes

të natës, i hipi kalit dhe, i vetëm, duke kaluar me mjeshtëri pa u diktuar mes radhëve të armiqve, arriti gjer në rrëzë të mureve dhe i bëri zë komandantit të kalasë:

"Bre Doğan, bre Doğan!.."

Doğan Beu që ia njohu zërin sulltanit, doli menjëherë krejt i hutuar te bedenat e kalasë dhe iu përgjigj:

"Urdhëroni, shkëlqesia juaj!.."

Bajaziti Rrufe ia komunikoi porosinë e shkurtër:

**"Doğan, kam ardhur bashkë me ushtrinë! Kurrsesi të mos e dorëzosh kalanë!"**

Dhe u kthye mbrapsht po me të njëjtën aftësi mjeshtërore fshehtësie!

Beteja e përgjakshme e zhvilluar të nesërmen me ushtrinë e madhe kryqtare përfundoi me fitoren përfundimtare të Bajazitit Rrufe. Asaj ushtrie i kishin dhënë ushtarë të gjitha shtetet e mëdha e të vogla të Evropës. Mes tyre ishin edhe dhjetë mijë muskëterë francezë që lavdëroheshin duke thënë: "Edhe qiejt sikur të rrëzohen, ne i mbajmë me heshtat tona!" Mirëpo edhe komandanti krenar i atyre muskëterëve, shumica e të cilëve u prenë me shpatë, Zhani, nuk shpëtoi dot nga rënia rob. Kryqtarët u shkrinë e u tretën përballë lëvizjeve dhe sulmeve të mbruajtura me besim të osmanëve. Atë ditë, jo vetëm vetë Bajaziti Rrufe u plagos në shumë vende të trupit, por edhe u rrëzua nga kali që, gjithashtu, iu plagos. Por pa ia vënë veshin kësaj, u ngrit menjëherë, ia shaloi një kali tjetër dhe vazhdoi ta drejtonte me siguri të plotë betejën gjer në fitore!

Fitorja e madhe e luftës së Nikopolit të zhvilluar kundër kryqtarëve nga Bajaziti Rrufe i vetëm në emër të popujve muslimanë, është njëra nga sukseset më të mëdha të arritura kundër shteteve krishtere evropiane.

Me rastin e kësaj fitoreje, kalifi abasit me qendër në Egjipt i dërgoi një letër urimi Bajazitit Rrufe duke iu drejtuar me komplimentin **"Sovrani i klimës evropiane"**.

Në fitoren e Nikopolit, Bajaziti Rrufe zuri rob edhe shumë fisnikë, kalorës të fisnikërisë dhe muskëterë. Mes robërve, siç e thamë më lart, ndodhej edhe muskëteri i famshëm francez, **Zhani i Patrembur**. Bajaziti Rrufe i la të lirë kundrejt shpërblimit. Veç kësaj, atë ditë që do të ktheheshin secili për në atdheun e vet, u dha një gosti. Përballë këtij trajtimi njerëzor të sulltanit, të gjithë fisnikët dhe kalorësit, duke menduar se sa keq silleshin vetë

me robërit, mbetën jashtëzakonisht të turpëruar dhe thanë:

*"Betohemi në nderin tonë kalorsiak se nga ky çast e tutje nuk do t'i dalim kundër sulltanit Bajaziti Rrufe, sovran i Anadollit dhe Rumelisë, dhe nuk do të përdorim armë kundër tij!"*

Pas këtyre fjalëve të tyre të thëna nën peshën e mirënjohjes, sulltani i madh Bajaziti Rrufe, monumenti i madhështisë dhe guximit të osmanëve kundër mohuesve dhe heretikëve, iu foli kështu me zërin e tij të kthjellët e kumbues kalorësve fisnikë:

*"Po jua kthej prapë betimin që më bëri Zhani i mbiquajtur në Evropë i Patremburi, se nuk do të përdorni armët kundër meje! Shkoni, mblidhni prapë ushtri dhe marshoni kundër meje! Dhe dijeni se ky veprim do të më japë mua edhe një herë mundësinë për fitore! Sepse unë jam një sulltan i vetëdijshëm se kam ardhur në botë për të fituar pëlqimin e Allahut duke e lartësuar fenë e Tij. Prandaj, ndihma e Zotit është me ne! Dhe kush ta ketë me vete ndihmën e Zotit, pa dyshim, atë s'ka forcë që ta mundë!"*

Ja, përballë këtij shkëlqimi dhe kësaj drejtësie, jo vetëm fisnikëve që merrnin pjesë në atë gosti, por gjithë botës iu verbuan sytë! Kështu ndodhi që, si shumë të tjerë, edhe peshkopi i **Salonës** e ftoi Bajazitin Rrufe që t'ia shpëtonte vendin nga dhuna dhe padrejtësia! Ashtu u realizua marrja e **Greqisë nga osmanët**.

Pas shumë vitesh, venedikasi **Traviani** e përshkruante kështu ushtrinë heroike dhe fitimtare të Bajazitit Rrufe:

*"Në ushtrinë osmane nuk ka, si tek ne, gjëra të tilla, si vera, bixhozi dhe kurvëria! Meqë përveç stërvitjeve ushtarake që s'i lënë mangët kurrë, e përmendin emrin e lartë e të madh të Allahut dhe falen natë e ditë, ata dalin përherë fitues!"*

Është një e vërtetë e madhe se në arritjen e kësaj pozite të lartë të pranuar dhe pohuar edhe nga armiqtë, ka qenë roli krejt i veçantë i gjenealogjisë Edebali që osmanët e kishin në trungun e strukturës së tyre. Kështu, fakti që **Hirësia Emir Sulltan,** i cili ishte Edebaliu i kohës së Bajazitit Rrufe, vajti në Bursë sipas një shenje shpirtërore dhe u bë dhëndri i sulltanit, është tregues i vazhdimësisë te osmanët i gjenealogjisë së prijësisë shpirtërore.

❀

Takimi mes Bajazitit Rrufe dhe Emir Sulltanit është shumë domethënës.

Siç rrëfehet, kur Emir Sulltani arriti në Bursa, Bajaziti Rrufe ndodhej në fushatën e Hungarisë. Beteja kishte qenë shumë e ashpër, prandaj kishte

shumë të plagosur. Ndërkaq, një i ri fytyrëdritë ua lidhte plagët dhe lutej për ta. Meqë qe plagosur edhe vetë, Bajaziti Rrufe i bëri zë të riut fytyrëdritë me një ndjenjë afërsie dhe dashurie që i ridhte nga zemra:

"O trim, edhe unë kam një plagë në krah, eja e ma lidh!.."

I riu fytyrëdritë Emir Sulltan ia lidhi padishahut plagën me një shami që e nxori nga xhepi dhe, pastaj, u humb mes ushtarëve.

Kur të gjithë ushtarët vunë re se plagët u ishin shëruar krejtësisht brenda një kohe fare të shkurtër, ia njoftuan të mahnitur sulltanit ndodhinë. Atëherë, duke u bërë kureshtar për plagën e vet, Bajaziti Rrufe e zgjidhi lidhësen dhe pa me habi se edhe plaga e tij ishte mbyllur dhe shëruar krejt. Veç kësaj, habia iu shtua edhe më kur vuri re se peceja me të cilën i ishte lidhur plaga ishte një gjysmë shamie fejese si dhuratë e nuses për dhëndrin. Sado që vuri njerëz për ta kërkuar, s'e gjeti dot!

Ushtria osmane që po përparonte vazhdimisht po në atë fushatë, e pati shumë të vështirë në marrjen e një kalaje dhe la shumë të vrarë. Bajaziti Rrufe ishte pothuaj duke e humbur shpresën për rënien e kalasë, kur pa se, papritmas, portat e kalasë u hapën fletë më fletë. Madje e dalloi si hije edhe personin që i hapi. Iu duk sikur ishte po ai i riu që ua kishte lidhur plagët! Përballë asaj pamjeje mahnitëse, Bajaziti Rrufe dha urdhër menjëherë për sulm, i cili u kurorëzua me fitore. Pas marrjes së kalasë, sulltani dërgoi njerëz gjithandej për ta kërkuar dhe gjetur djaloshin, por prapë askush nuk hasi dot në të! Kështu, i riu fytyrëdritë i cili e ndihmoi dy herë në çastet më të vështira, u bë për sulltanin një e panjohur që ia mbushi zemrën me ndjenjat e një kureshtjeje të thellë.

Kur, pas shumë ditësh, ushtria osmane u kthye si fitimtare në Bursa, mes atyre që kishin dalë për t'i pritur ndodhej edhe Hirësia Emir Sulltan i porsamartuar me të bijën e Bajazitit Rrufe. Sulltani zbriti nga kali dhe, duke u përshëndoshur me Emir Sulltanin, u pa sy më sy me të dhe atëherë e kuptoi se ai kishte qenë i riu që ua kishte lidhur plagët në fushën e luftës. Sulltani e pyeti me një mënyrë kuptimplote:

"Ç'ishte ajo dorë që zinte aq shpejt?"

Me thjeshtësi dhe përulësi të thellë, Emir Sulltani iu përgjigj:

"Sulltani im! Ashtu siç urdhërohet në Kur'an se **"dora e fuqisë së Allahut është mbi duart e tyre"** (el-Feth, 10), për Allahun nuk ka asnjë vështirësi!.."



Sulltani e pyeti prapë:

"Po ajo shamia?"

Emir Sulltan Buhariu iu përgjigj me buzëqeshje:

"O i lumturi atë! Gjysmën e kam në xhep, kurse unë jam dhëndri juaj, Shemsuddin Buhari…"

I kënaqur shumë prej kësaj, sulltan Bajaziti Rrufe e vështroi edhe një herë Emir Sulltanin në fytyrën dritëplote dhe e pyeti:

"Ti ishe edhe ai trimi që i hapi portat e kalasë, apo jo?"

Kësaj pyetjeje, Emir Sulltani iu përgjigj me një heshtje të ëmbël. Pastaj, këto dy personalitete të mëdha, nga të cilët, njëri, mbret i kësaj bote, kurse tjetri, mbret i botës tjetër, u përqafuan duke e falenderuar dhe lavdëruar Zotin.

❀

Ashikpashazade thotë:

*"Kjo familja osmane është një soj besnik. Prej tyre nuk është shfaqur ndonjë veprim jolegjitim. Ata janë ruajtur jashtëzakonisht nga veprimet dhe aktet që dijetarët i kanë quajtur mëkat!"*

Ishte për shkak të sjelljes së tyre në këtë mënyrë, që **Molla Fenariu** pati treguar me lehtësi guximin për të mos ia pranuar dëshminë Bajazitit Rrufe dhe i qe përgjigjur hapur sulltanit kur e pati pyetur me habi për shkakun:

**"Sulltani im, nuk po ju shoh në xhemaat. Mirëpo ju, si prijës dhe udhëheqës i këtij kombi, duhet të zini vend në radhën e parë! Pra, juve ju duhet të jeni njeri i punës së mirë! Po qe se nuk merrni pjesë në xhemaat, do të bëheni shembull i keq për popullin, gjë që ka për t'u bërë pengesë që t'ju pranohet dëshmia!.."**

Pas kësaj ngjarjeje, ndërkaq, sipas një rrëfimi tjetër, pas suksesit të Nikopolit, Bajaziti Rrufe ndërtoi **Xhaminë e Madhe** me famë të Bursës, ku vazhdoi të merrte pjesë pandërprerë në namazet me xhemaat.

Në hapjen e kësaj xhamie të shquar, sulltani kishte ftuar së pari **Emir Buhariun** dhe të gjithë prijësit shpirtërorë dhe dijetarët.

Ishte një mëngjes xhumaje. Të gjithë ishin mbledhur për ceremoninë që do të bëhej. Pastaj arriti edhe sulltan Bajaziti Rrufe, i cili i tha dhëndrit Emir Buhari:

“O Emir, urdhëro e hapi ti dyert e xhamisë dhe drejtoje namazin! Ky nder të takon ty si i madhi i këtij populli që je!”

Por Emir Buhariu e kundërshtoi me një thjeshtësi të madhe:

“Jo, sulltani im! Ka persona shumë më të mëdhenj se unë! Këtë nder duhet t’ia jepni sheh **Ebu Hamiduddin Aksarajit**!”

Sulltan Bajaziti që s’kishte njohur gjer atëherë ndonjë person me këtë emër, e pyeti:

“Po kush na qenka ky person?”

Emir Buhariu iu përgjigj:

“Sulltani im! Ndoshta e keni dëgjuar… Është një bukëpjekës i njohur me emrin **Somunxhu Baba**. U ka dhënë bukë me shumicë punëtorëve të Xhamisë së Madhe. Ja, pra, ai person është një ndër të mëdhenjtë e evlijave, Ebu Hamiduddin Aksaraji!”

Sulltani e miratoi propozimin. Emir Buhariu u ngrit në këmbë, ia bëri të njohur xhemaatit Somunxhu Babanë dhe e ftoi në minber. I turpëruar, Somunxhu Baba i tha:

“Emiri im, ç’bëre kështu? Më zbulove!”

Dhe eci drejt minberit përmes një përulësie të thellë…

Atë ditë, në minber, Somunxhu Baba bëri shtatë komente të veçanta sinjifikative të sures **Fatiha**.

Pas kësaj ngjarjeje, për shkak të zbulimit të detyruar të së fshehtës së vet, u largua nga Bursa duke marrë me vete edhe nxënësin e vet, **Haxhi Bajram Veliun**.

Ja, pra, me të tillë miq të Zotit me vlerë të lartë garantohej pushteti osman, ashtu që edhe shehzadetë ose princërit që përgatiteshin si sulltanë të së ardhmes, përgatiteshin nga persona të tillë të denjë nga çdo shtresë duke iu dhënë posaçërisht edukimi i tyre moralo-shpirtëror një mësuesi të njohur si *veli* i madh.

Është tejet domethënëse kjo ngjarje e cila do të ndodhte identikisht edhe më pas, gjatë përgatitjes së Fatihut, sulltan Mehmetit II Ngadhnjimtar.

Një nga bijtë e Bajazitit Rrufe, princi Sulejman, ishte ndëshkuar lehtë nga mësuesi për shkak të mosinteresimit që tregonte ndaj mësimeve. I ze-

mëruar rëndë, princi shkoi menjëherë në pallat dhe iu ankua të atit. Edhe Bajaziti Rrufe e thirri menjëherë mësuesin dhe e pyeti:

“Pse e ndëshkove Sulejmanin, o mësues?”

“Mjaft i qetë dhe serioz, mësuesi i dha sovranit këtë përgjigje historike:

*“Sovrani im! Princi, biri juaj, nesër do të kërkojë drejtimin e shtetit. Ummeti, bashkësia, atij do t’i dorëzohet si amanet! Po të mbetet i paditur, kjo do ta dëmtojë kombin. Vërtet tani ai është princ, por ende jo kompetent i shkencave shpirtërore e të natyrës! Kështu, duke qenë i ngarkuar me përgatitjen e tij, jam edhe i detyruar ta edukoj ashtu siç duhet!”*

Bajaziti Rrufe i uli sytë përdhe me respekt dhe i tha:

“Ke plotësisht të drejtë, mësues! Po të duhet, ti më ndëshkon edhe mua! Për sa kohë që të kemi mbi krye mësues të tillë si ti, ne do të vazhdojmë të urdhërojmë mbi botën!”

Dhe mësuesi i cili e rroku idenë e hollë në përgjigjen e Sovranit, të nesërmen, kur Bajaziti Rrufe shkoi, u fut në mësim dhe e pyeti mësuesin në prani të nxënësve se pse ia kishte ndëshkuar të birin, mësuesi enkas nuk e përfilli.

Atëherë, kur e pa se mësuesi qëndronte moralisht dhe shpirtërisht mbi të atin, princi e kuptoi gabimin dhe që atë ditë e tutje u bë një nxënës tejet i zellshëm në mësime!

❁

Synimi për të ngadhnjyer mbi Stambollin që ishte ideal për çdo ngadhnjyes musliman, ishte dëshira më e madhe edhe e sulltan Bajazitit. Ai bëri përpjekje të lavdërueshme në këtë drejtim.

Bajaziti Rrufe e rrethoi Stambollin katër herë. Në rrethimin e katërt, Bizanti ishte gati t’i binte në dorë si një frut i pjekur nga pema, sepse Bajaziti Rrufe i cili ndodhej në kushte më të përshtatshme se ato në të cilat u ndodh sulltan Mehmeti II në çastin përkatës, e kishte vlerësuar këtë dhe i ishte afruar shumë fitores. Fitorja do të realizohej shumë lehtë. Mirëpo **e keqja Timur** që në atë mes kishte filluar ta digjte dhe përcëllonte Anadollin, e asfiksoi këtë iniciativë të madhe e të shenjtë. Duke bërë pretekst nja dy mosmarrëveshje me osmanët, Timuri kishte hyrë në Anadoll, në të vërtetë, në emër të një heroizmi botëror të kotë e pa përmbajtje. Ai kishte për qëllim që, duke i mundur osmanllinjtë të cilët, duke përparuar në rrugën e lartësimit të Islamit, kishin arritur një pozitë të shkëlqyer, ta rriste famën

dhe madhështinë e vet. Kështu, në letrën që i dërgonte mbretit francez të sëmurë mendërisht, pas fitores që korri me këtë synim egoistik, i shpallte osmanllinjtë armik të përbashkët, gjë tejet paradoksale, kjo, që të vë në mendime!

Edhe nëse kur analizohen ngjarjet e zhvilluara, vihet re, në pamje të parë, se që të dy sulltanët u ishin nënshtruar provokimeve në mënyrë reciproke, bëmat e Timurit tregojnë se ç'gabim të rëndë bëri ai para historisë!

Eshtë një e vërtetë historike që Timuri i qe nënshtruar në masë të madhe provokimeve të papatit për të luftuar kundër osmanëve. Këto provokime nuk qenë realizuar drejtpërdrejt, por nëpërmjet spiunëve që kishin depërtuar gjer pranë tij nën maskën e muslimanit! Duke u treguar përkrahës entuziastë të Timurit, patën arritur suksese në veprimtarinë e fshehtë spiunuese e intriguese.

Papa i cili nuk e kishte honepsur kurrsesi disfatën e Nikopolit, por edhe që nuk kishte gjë në dorë për të bërë, e pati nxitur dhe provokuar vazhdimisht Timurin kundër osmanëve me qëllim që bota krishtere të mund të merrte frymë e qetë. Prandaj, nënshtrimi i tij ndaj nxitjeve dhe provokimeve në fjalë s'ishte gjë tjetër veçse mendjetrashësi!

Krahun tjetër të provokatorëve e përbënte Bizanti. Ndërkaq, në qoftë se të gjitha këtyre u shtoheshin edhe ambiciet e pashuara të principatave, mund të kuptohet fare lehtë se me ç'motive u qe nënshtruar Timuri provokimeve të ardhura nga të katër anët!

Në vetvete, nënshtrimi ndaj provokimeve zbulon egoizmin që ia kishte mbështjellë shpirtin Timurit. Po qe se Timuri, kur pati vënë si qëllim ngadhnjimin, të kishte ngadhnjyer së pari mbi egon e vet, domethënë, të kishte kaluar nëpër një pastrim të vetvetes, drejtimi i ngjarjeve do të kishte qenë krejt tjetër. Pra, Timuri nuk e pati mundur dot egon e vet dhe, në rrugën për të sunduar botën, pati vepruar me mendimin se "kush ishin osmanët që mund ta pengonin atë?". Kështu pati ndodhur që pretendimet të cilat qenë bërë shkak për konfliktualitetin mes dy palëve, patën ardhur gjithmonë nga ana e Timurit, gjithashtu, pati qenë Timuri ai që e pati sulmuar me ushtri rivalin.

Gjatë fushatës që zhvilloi kundër osmanëve, Timuri e kishte humbur aftësinë për t'i dëgjuar fjalët dhe paralajmërimet e dijetarëve dhe të *evlijave* të çmuar që kishte përreth, sepse, sipas opinionit të tyre, konflikti ushtarak me osmanët të cilët, si rrjedhim i luftërave fitimtare të zhvilluara kundër mohuesve dhe heretikëve, kishin fituar dashuri të madhe në shumicën e muslimanëve, ishte i gabuar.

Kur Timuri e rrethoi kalanë e Sivasit me elefantë që ishin tanket e kohës, biri i Bajazitit Rrufe, **princi Ertugrul** që ndodhej në kala, mblodhi parësinë e qytetit dhe u tha kështu:

"Detyra ime është të bëj të gjitha përpjekjet për t'ju mbrojtur ju. Forcat e Timurit mund të jenë pakrahasimisht më të mëdha se tonat, por kjo situatë është një vendim hyjnor. Ajo çka më bie mua përsipër, është t'i vë gjoksin trimërisht sulmit të tij dhe t'ju mbroj ju dhe kalanë në një mënyrë që i ka hije famës sonë. Ta dini mirë se Timuri kurrë s'ka për të hyrë në këtë qytet pa shkelur mbi kufomat tona!"

Pas këtyre fjalëve, princi Ertugrul veproi siç tha dhe, me një grusht trimash, tregoi një qëndresë të pabesueshme përballë ushtrisë së stërmadhe të Timurit. Ai u përlesh heroikisht, por përballë një ushtrie që rridhte si rrebesh, më në fund ra dëshmor së bashku me trimat e tij!

Pasi e shkatërroi princin, Timuri u çoi fjalë njerëzve të kalasë se, po të dorëzoheshin, nuk do të derdhte gjakun e askujt. Por pastaj, të gjithë mbojtësit e kalasë të cilët u dorëzuan duke i besuar fjalës së tij, Timuri i vrau egërsisht.

Bajaziti Rrufe që e mësoi ngjarjen, u mbulua në një zi të thellë mes dhimbjeve edhe për rënien e kalasë, edhe për humbjen e të birit së bashku me shumë trima të tjerë. Në atë mes ndodhej në shpatet e malit Ulludag. Më tutje, një çoban që s'kishte dijeni për asgjë, u binte melodive prekëse me fyellin e tij baritor. Sulltani i madh, pasi ia vuri veshin një farë kohe fyellit të çobanit, tha me vete:

**"Bjeri, çoban, bjeri! Edhe qejfi është yti, edhe rehatia është jotja! Se, fundja, ç'hall ke ti? A mos të iku një kala si Sivasi, apo t'u vra ndonjë bir si Ertugruli? Bjeri, çoban, bjeri…"**

Dhe i ra kalit me nxitim për në Bursë!

Pavarësisht nga përgjigjet e ashpra ndaj letrave të Timurit, në të vërtetë, qe Timuri ai që e detyroi për këtë si dhe, më pas, për të hyrë në luftë! Këtë e tregojnë mjaft qartë fjalët që i tha mbrojtësit të Sivasit, **Malkoçogllu Mustafa Bej**:

"Malkoç Bej! As mos e shko ndërmend se kam për të bërë paqe me një mizor si Timuri që ka vrarë aq shumë njerëz mes klithmash zemërçjerrëse, për më tepër, fëmijë që s'dinë gjë nga kjo botë!"

Ngjarja më e pafat që i ra mbi krye Bajazitit Rrufe është, pa dyshim, **Beteja e Ankarasë** që zhvilloi me Timurin, një sundimtar ambicioz. Kjo

betejë përfundoi me disaftën e hidhur të osmanëve dhe u bë fillimi i një **periudhe stanjacioni dhe regresi** të hidhur. Si përfundim i një kryeneçësie dhe kundërvënieje të kotë, tërë Anadolli ra përsëri në konfuzionin e vjetër dhe ngadhnjimi islam i arritur në Perëndim, u ndal qoftë edhe për një periudhë. Prandaj, sadoqë Timuri, në jetën personale ishte një sundimtar fetar, ato që bëri si rezultat i kësaj kryeneçësie dhe kundërvënieje, ishin gjëra që nuk pajtoheshin kurrsesi me besimin dhe ndjenjat e një muslimani. Sepse vrasja kriminale dhe tragjike e njerëzve në Sivas dhe sjellje të tjera të ngjashme nuk mund të justifikohen në asnjë mënyrë!

Nga ana tjetër, e keqja Timur ishte një fatkeqësi që i ktheu pas të paktën pesëdhjetë vjet fitoret osmane në Perëndim.

Eshtë e qartë se, po qe se te një kryetar familjeje ka egoizëm, kjo veçori negative u sjell dëm vetëm anëtarëve të familjes. Por kur te personat që ndodhen në krye të shtetit shfaqet edhe egoizmi më i vogël, kjo bëhet shkak që të pësojnë dëm masa të mëdha të popullit dhe të ndodhin tragjedi shoqërore.

Ja, pra, edhe e veçanta e Timurit nuk ka qenë tjetër veçse një egoizëm. Ai pati lëvizur dhe vepruar sipas qëllimit të tij final "për sundim botëror"! Kurse kontradiktat mes tij dhe osmanëve nuk kanë qenë çështje aq të mëdha!

❁

Në këto kushte, nuk është aspak e drejtë që, duke vështruar humbjen e Ankarasë, të bëhen vlerësime të gabuara mbi personalitetin e veçantë të Bajazitit Rrufe. Për më tepër, shkaku i humbjes së kësaj beteje nuk ishte paaftësia analizuese dhe strategjike e sulltan Bajazitit, por fakti që princat e Anadollit të cilët, qysh nga shpërbërja e selçukëve, gjer atë ditë, i kishin vazhduar pa ndërprerje konfliktet mes tyre me ambicjen për parësi, e tradhtuan sulltanin po me të njëjtën ambicje dhe kaluan në anën tjetër. Se është një e vërtetë historike që fillimi i betejës së Ankarasë qe krejt ndryshe. Para se ta tradhtonin princat, Bajaziti Rrufe po e zhvillonte betejën me një epërsi të dukshme dhe i qe afruar shumë fitores. Për më tepër, përballë epërsisë osmane në gjashtë orët e para të betejës, Timuri, duke e humbur për një çast maturinë, pati rënë në gjunjë dhe pati vendosur të kërkonte paqe. Dhe pikërisht në atë çast i erdhi në ndihmë tradhtia ndaj Bajazitit e disa princave të Anadollit, të cilët Timuri qe përpjekur me shumë mundime t'i bindte duke u bërë premtime tërheqëse, dhe beteja u kthye në anë të tij. Dhe Timuri nuk pati mundur të mos e pohonte këtë të vërtetë, duke u shprehur qoftë edhe në mënyrë aludive:

*"Besa, këta dervishë nuk lanë gjë mangët në përleshje…"*

Nga ana tjetër, kjo shprehje e Timurit tregon një të vërtetë të madhe, domethënë, se sa e përhapur ka qenë konsiderata se osmanët ishin një **"shtet gazinjsh"** (luftëtarësh fitimtarë të një kauze besimi).

Me të vërtetë, është si rrjedhojë e kësaj konsiderate, që megjithëse e fitoi betejën dhe, për më tepër, e zuri rob Bajazitin, Timuri nuk mundi ta shkatërronte ushtrinë osmane. Ai nuk mundi t'i përftonte popullit të vet gjë tjetër veç plaçkës së luftës. Egoizmi i Timurit i dha shkak një lufte të madhe dhe ai la pas mijëra jetimë, të veja dhe viktima sypërlotur. Duke mos e përfillur as faktin se popullsia në vendet ku hynte ishte muslimane, Timuri nuk la padrejtësi pa bërë kundër asaj popullsie në nder, dinjitet, prona dhe pasuri. Veçanërisht në Bursa, duke mos lënë gur mbi gur, dogji të gjitha dokumentat historike të osmanëve, gjë që ishte një krim i madh!

Duke u nisur nga të gjitha këto, kur krahasohen Timuri dhe Bajaziti, duket fare qartë se Bajaziti Rrufe ka qenë dhe mbetet një mbret shumë më i madh se ai. Kështu, pas fitores së Ankarasë dhe pavarësisht nga ajo fitore, shteti i Timurit s'e pati të gjatë por u shpërbë brenda dhjetë vjetësh! Me fjalë të tjera, Timuri i cili i përshkoi vendet e pushtuara si një rrebesh, la pas vetes vetëm atë çka mund të lërë rrebeshi: shkatërrim; sepse Timuri as nuk përfaqësonte ndonjë qytetërim të zhvilluar, për rrjedhojë, as nuk ofronte për vendet që pushtonte, ndonjë vlerë qytetërimi! Ai qëndronte shumë poshtë qytetërimit që përfaqësonin dhe ofronin osmanët! Prandaj shteti i Timurit nuk qëndroi dot më në këmbë pas vdekjes së tij. Edhe ilhanët që e zëvendësuan atë, nuk e patën të gjatë. Krejt ndryshe, shteti që la pas Bajaziti Rrufe e mblodhi veten brenda dhjetë vjetësh duke u bërë përsëri një shtet ngadhnjimtar!

Dhe kjo dukuri e vitalitetit të shtetit osman mbështetej në fortësinë e themeleve moralo-shpirtërore të hedhura nga gjenealogjia Edebali. Me të vërtetë, veçoria më e shquar e dinastisë osmane të mbruajtur me duart e bekuara të gjenealogjisë Edebali, është se nuk pati bërë për kauzë parësinë dhe nuk pati derdhur gjak muslimani për një kauzë të tillë. Kjo specifikë është me shumë rëndësi. Ndërsa osmanët nuk u ngritën në këmbë, nuk u zhvilluan e nuk u forcuan përmes konflikteve me principatat e Anadollit, nga mesi i të cilave dolën, principatat në fjalë vazhduan pa pushim të ishin në konflikt dhe luftë me njëra-tjetrën me pretendimin për ta zënë vendin e selçukëve dhe për t'u bërë kreu i bashkimit anadollian. Ndërsa ata morën

atë drejtim, osmanët parapëlqyen të luftojnë kundër mohuesve dhe heretikëve dhe t'ia kushtojnë shërbimin e tyre jo vetvetes, egos, por fesë e cila cilësohej "mubin", diferencuese, që e diferenconte të vërtetën nga gënjeshtra dhe të mirën nga e keqja! Prandaj themi se ky është njëri prej shkaqeve më të mëdhenj të ngjitjes së shpejtë të osmanëve!

Me fjalë të tjera, duke parapëlqyer të luftonin me turma që bërtisnin me "urra", osmanët vepruan në përputhje me frymën e xhihadit të Islamit, prandaj dhe gjetën vazhdimisht mbështetje nga ana e masave muslimane. Kurse principatat e tjera të Anadollit luftuan kundër njëra-tjetrës dhe meqë të dy palët e sulmonin njëra-tjetrën me thirrjet "Allah", nuk gjetën miratim dhe mbështetje nga popullsitë e veta. Për pasojë, popullsitë e principatave nuk qenë të qeta në ndërgjegje dhe, kështu, në vetvete, pa u ndjerë, por edhe pandërprerë, u bashkuan me osmanët.

Ndërkaq, njëri nga sulltanët më të suksesshëm në inkurajimin dhe tërheqjen e këtij bashkimi ka qenë, pa asnjë dyshim, sulltan Bajaziti Rrufe!

**Prandaj duhet pohuar se, po të mos kishte ndodhur humbja e Ankarasë, gjithsesi as disa insinuata të gabuara për sulltan Bajazitin nuk do të ndodhnin. Kështu që, nga ky këndvështrim duhen kuptuar edhe disa të meta personale të përfolura për të.**

**Ahmediu**, njëri nga poetët dhe historianët e njohur të asaj periudhe, në veprën e tij **"Histori e pushtetit të familjes osmane"** (Tevârih-i Mülûk-i Âl-i Osmân) thotë kështu:

*"Bajaziti Rrufe, ashtu si dhe i ati dhe i gjyshi, ishte një mbret i drejtë dhe i përkryer. I donte dijetarët, u jepte dinjitet dhe dhurata. Personat fetarë dhe të përkushtuar besimit dhe adhurimit, i trajtonte mjaft me pëlqim. Edhe vetë ishte adhurues dhe i dashuruar me pasion pas Zotit. Natë e ditë merrej me adhurim. Nuk zuri gotë pijeje me dorë, madje nuk dëgjoi as fyell e saze. Ai ishte një mbret osman me drejtësinë e Omerit (r.a.)!"*

Si përfundim, fjala jonë e fundit është kjo: sulltan Bajaziti Rrufe është një kryekomandant i cili, duke e dorëzuar shpirtin në robëri si sovran i luftëtarëve dhe fitimtarëve, ka merituar gradën e dëshmorit!

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

Tradita e dërgimit të suitës së dhuratave për në tokat e bekuara, traditë që osmanët e respektuan me korrektesë, e ka fillimin në periudhën e Bajazitit Rrufe.

Nga gjenealogjia e lartë Nakshibendí, **Haxhe Bahauddin Nakshibend** (k.s.), **Haxhe Alauddin Attar** (k.s.), **Al'lame Sadeddin Taftazani** dhe **Hafiz Shirazi** janë personalitete të mëdhenj që kanë vdekur në periudhën e Bajazitit Rrufe.

**Zoti ynë! Falna të gjithëve ne një pjesë nga bota shpirtërore e atyre njerëzve të zgjedhur që e patën bërë kurorë për vete shërbimin në rrugën tënde!**

**Amin, ashtu qoftë!**



*Ai që i ngriti përsëdyti në këmbë osmanët*

# SULLTAN MEHMET ÇELEBI

(1389-1421)

Eshtë sulltani i pestë osman.

Ndër 36 sovranët osmanë, si njeriu i cili eliminoi konfuzionin e brendshëm më të tmerrshëm dhe i ktheu shtetit forcën e mëparshme intelektuale dhe ekzekutive, **sulltan Mehmet Çelebi** ka një pozitë të zgjedhur.

Rezultati i arritur prej tij jo vetëm si forcë materiale, por, në të njëjtën kohë, si forcë politike dhe moralo-shpirtërore, qëndron mbi çdo lloj vlerësimi. Sepse eliminimi i konfuzionit, kontradiktave dhe konfrontimeve të brendshme, i anarkisë dhe stanjacionit, është shumë më i vështirë se qëndresa ndaj sulmeve të armikut dhe fitorja ushtarake, pasi në situatën e konfuzionit të brendshëm, shumica e njerëzve e kanë të vështirë ta diagnostikojnë dhe përcaktojnë atë çka është e drejtë. Arritja përsëpari e bashkimit dhe unitetit vështirësohet jashtëzakonisht.

Ja, pra, sulltan Mehmet Çelebiu arriti ta kapërcejë këtë vështirësi dhe emri i tij si njeriu që i ngriti përsëdyti në këmbë osmanët, si ndërtuesi i dytë i shtetit osman, u shkrua me shkronja të arta në faqet e nderit dhe famës në histori.

Siç dihet, Timuri i cili, megjithëse ishte musliman, u hodh kundër osmanëve i shtyrë nga ndjenja e pavlerë egoiste e sundimit personal botëror dhe nga nxitjet dhe inkurajimet provokative të papatit, e rrënoi popullin dhe shtetin me grabitjet, shkatërrimet dhe krimet që kreu. Ja, pra, sulltan Mehmet Çelebiu i cili i eliminoi trazirat dhe lëkundjet prej dhjetë vjetësh të shkaktuara nga problemi Timur dhe të cilësuara në historinë osmane si "periudha e stanjacionit dhe regresit", është një personalitet gjigant i cili duhet

analizuar me vëmendje dhe duke nxjerrë mësimet përkatëse. Janë shumë mësime që duhen nxjerrë për ditët e sotme nga lufta dhe përpjekjet e tij.

❀

Pas fundit të hidhur të Bajazitit Rrufe, princat, bijtë e tij, të cilët ishin vërtet personalitete të mëdhenj, ia hynë një konflikti për vdekje mes tyre. Ndërkaq, janë dy momente me rëndësi të këtij konflikti që duhen analizuar me korrektësi.

*E para*, asnjëri princ nuk u kap nga mendimi për të krijuar një shtet më vete në zonën ku kishte arritur të vendoste autoritetin e vet. Synimi i secilit prej tyre ka qenë ta fusë në dorë fronin osman dhe të bëhet sundimtar i vetëm. Po të mos qe kështu, do të ndodhte si me principatat e Anadollit, shteti unik osman do të copëtohej në katër-pesë principata dhe pastaj do të duheshin shekuj për të rifituar forcën madhështore osmane.

*E dyta*, në konfliktin mes princave vëllezër, populli ishte, pakrahasimisht me të sotmen, i shëndoshë, i pjekur dhe i vetëdijshëm për rolin e vet historik, kështu që nuk përkrahu asnjërin princ, por parapëlqeu të priste përfundimin e konfliktit mes tyre. Kështu ndodhi që përfaqësuesit e popullit që bënë takim me **Musa Çelebiun** diku në lagjet e jashtme të qytetit të Bursës, i thanë kështu:

*"Ne s'jemi ndaj askujt prej jush, as përkrahës, as kundërshtarë. Ju zgjidheni çështjen mes jush si vëllezër që jeni. Po të na ngatërroni neve me këtë grindje, do të bëheni shkak për hapjen e plagëve që s'do të mund të mbylleshin më kurrë! Ushtarët që janë nën komandën e secilit prej jush, e kanë për detyrim ndërgjegjeje t'ju binden, por ne kemi edhe një lutje për ju: mos lejoni që mosmarrëveshja mes jush ta përçajë këtë popull!"*

Kjo përgjigje ishte forca tjetër vepruese e cila, së bashku me inteligjencën dhe mençurinë e Mehmet Çelebiut, bëri që të parandalohej përçarja dhe copëtimi. Dhe forca qëndronte në përbërjen e shëndoshë dhe personalitetin e popullit. Në të kundërt, siç është parë në shumë popuj, secili do të lidhej verbërisht pas një princi si të lidhej fanatikisht pas një partie politike, dhe, atëherë, mes individëve të popullit do të futej gjaku dhe urrejtja.

Inteligjenti dhe largpamësi sulltan Mehmet Çelebi i cili e njihte shumë mirë këtë të vërtetë, nuk e ngatërroi popullin në kontradiktat mes vëllezërve princërorë mëtues të fronit, por, pasi e siguroi autoritetin e duhur, duke vepruar me amnisti dhe mirëkuptim, i mbylli plagët e hapura dhe bëri që të harroheshin grindjet.

Për të parandaluar derdhjen e gjakut të mijëra muslimanëve të pafajshëm si pasojë e vazhdimit të konflikteve të fronit mes vëllezërve trashëgimtarë dhe për ta mbrojtur tërësinë njerëzore dhe tokësore për hir të ekzistencës së fesë dhe shtetit, **sulltan Mehmeti II Ngadhnjimtari** e trajtoi ligjërisht çështjen e "krimit kundër vëllait dhe birit"[12] në "Kanunnamen" e tij të famshme.

❀

Kur shqyrtohet jeta e sulltan Mehmet Çelebiut, njërit prej personaliteteve më të mëdhenj të historisë osmane, vihet re se për t'i dhënë fund periudhës dhjetëvjeçare të stanjacionit dhe regresit, ai pati përdorur, sipas kushteve, herë forcën materiale, herë indulgjencën, amnistinë dhe bindjen. Kur Timuri e sulmoi Anadollin, Gaziu Bajaziti Rrufe e kishte rrethuar Stambollin dhe në atë çast nuk ekzistonte asnjë pengesë për ta marrë. Mirëpo mbeti i detyruar ta ngrinte rrethimin dhe të marshonte kundër Timurit dhe, kështu, ngadhnjimi i Stambollit u vonua pesëdhjetë vjet, gjë që do të thoshte pesëdhjetë vjet stanjacion dhe regres për periudhën e historisë osmane të konsideruar si periudha e ngjitjes. Është për këtë arsye që, po qe se Mehmet Çelebiu do të vonohej në administrimin e periudhës së stanjacionit dhe regresit duke arritur të vendoste autoritetin e tij dhe mbylljen e kësaj periudhe, rikthimi i shtetit në periudhën e mëparshme të ngjitjes do të shtyhej edhe për shumë kohë më pas, mbase nuk do të realizohej dot më kurrë, për pasojë, si shteti, ashtu dhe kombi do të kishin një fund tejet të hidhur. Gjithsesi, as që do të realizoheshin ato fitore që ia shtuan emrin dhe famën shtetit osman. Nga ky këndvështrim, Mehmet Çelebi është një personalitet i madh heroik i cili përgatiti truallin e fitoreve legjendare pas tij.

Mehmet Çelebi është ai personalitet intelektual i shquar i cili mori pjesë krahas të atit në betejën e Ankarasë kur ishte ende katërmbëdhjetë vjeç. Në atë betejë ai komandoi një forcë prej dyzet mijë vetësh që do të thoshte gjysmën e ushtrisë osmane, duke e tundur shpatën nga mëngjesi gjer në mbrëmje kundër ushtrisë së Timurit i cili u ishte hedhur sipër me tufat e elefantëve![13]

---

12. Kjo çështje e Kanunnames ose Kodit Juridik të sulltan Mehmetit II, çështje e cila ës - të tejet e vështirë për t'u kuptuar pa një shpjegim të gjerë me argumente logjike dhe shkencore, do të trajtohet me detaje më tej, në vendin përkatës. Shën. i autorit.

13. Pohimi se Mehmet Çelebiu komandoi një forcë prej afro dyzet mijë vetësh kundër Timurit kur ishte ende katërmbëdhjetë vjeç dhe se e përdori shpatën nga mëngjesi në mbrëmje, nuk duhet marrë për hiperbolë. Po të shqyrtohet mirë, vihet re se princat trashëgimtarë merrnin një arsimim dhe edukim të fortë sa sot duket e paimagjinueshme. Ata e fillonin arsimimin në moshën katër vjeç, katër muajsh e katër ditësh me thënien "Bismil'lah" para shehulislamit të kohës dhe pastaj përgatiteshin nga autoritetet shkencore e kulturore të kohës. Duke mbajtur parasysh se mund të viheshin në drejtim të

Atë ditë, Mehmet Çelebiu, së bashku me ushtarët e vet, nuk e la vetëm të atin gjer në çastin e fundit. Por kur përfundimi i betejës u bë i qartë, mbeti i detyruar të tërhiqej pas këmbënguljeve të disa feudalëve tejpamës.

Pasi sulltan Bajaziti ra rob dhe të gjithë vëllezërit, djemtë e tij, shpallën sundimin në zonat ku ndodheshin, shumica e popullsisë, veçanërisht dijetarët dhe prijësat fetarë parapëlqyen atë. E ftuan sipas kushteve në vijim dhe i kërkuan të vihej në krye:

**"Nuk do të veprosh në kundërshtim me fenë, nuk do t'i bësh padrejtësi popullit! Do të respektosh gjer në fund urdhrat dhe ndalimet e Allahut të Lartë!"**

Dhe Mehmet Çelebiu ua dha fjalën dhe hodhi hap drejt fronit sulltanor. Në sajë të ndihmës së madhe të popullit, arriti t'i bashkonte tërë tokat osmane nën një flamur.

Pasi e bashkoi tërë hapësirën dhe pushtetin osman nën një flamur, Mehmet Çelebiu filloi një veprimtari të dendur për ristrukturimin e shtetit. Dhe, duke e bërë këtë, pati kujdes të ndiqte gjurmën e paraardhësve dhe të mos largohej asnjë qime nga drejtësia! I pakësoi taksat dhe tatimet e marra nga populli, çdokënd e trajtoi me mirësi. Edhe në konfliktet me të vëllezërit, madje, në fillim përdori bindjen.

Krahas politikës së hollë që zhvillonte, ai ishte edhe shumë i mëshirshëm dhe i dhimshëm. Përgjithësisht, zgjidhte rrugën e faljes dhe amnistisë. Pasi e zuri rob princin Karaman i cili, ndërsa vetë ndodhej në Edrene, hyri në Bursa, grabiti, u vuri zjarrin xhamive, madje ia hapi varrin të atit, Bajazitit Rrufe, dhe ia dogji kockat, meqë nuk donte të derdhte gjak muslimani dhe për shkak të mëshirshmërisë së vet, i tha:

"E, more Karaman, ç'të të bëj unë ty?"

Princi Karaman iu përgjigj:

"Fermani i fundit është i sulltanit tim!"

Atëherë, Mehmet Çelebiu i tha:

"Eja e betohu se nuk do t'u bësh më dëm muslimanëve!"

Dhe Karamani, duke e vënë dorën në gjoks, i tha:

"Betohem se, sa të jetë ky shpirt në këtë trup, nuk do të heq dorë nga besnikëria dhe bindja ndaj osmanëve!"

---

shtetit, ata jo vetëm pajiseshin me njohuri fetare, politike, administrative e të kulturës së përgjithshme, por dhe fitonin eksperiencë qeverisjeje duke shërbyer si guvernatorë në sanxhaqe me rëndësi të shtetit. Shën. i autorit.

Pas këtyre fjalëve, sulltani e fali dhe ia riktheu principatën. Mirëpo, sapo doli nga audienca e sulltanit, Karamani nxori nga gjoksi një pëllumb që e kishte fshehur për mashtrim para se hynte brenda, ia këputi kokën dhe u tha njerëzve përreth:

"Unë u betova për këtë pëllumb. Meqë ai tani s'është më gjallë, edhe betimi im s'ka më fuqi!"

Dhe, kështu, duke e përdorur fenë për mashtrim, vazhdoi me armiqësinë e tij të mëparshme.

Vetëm kjo ngjarje, madje, është e mjaftueshme për të treguar se sa me mirëkuptim qe sjellë ndaj Anadollit dhe se ç'vështirësive u pati vënë gjoksin për të arritur unitetin. **Vetëm se edhe begatia në përfundim të durimit dhe mirëkuptimit ndaj vështirësive ka qenë po aq e madhe.** Kjo metodë është faktori i vërtetë që i pati ngritur lart osmanët. Ndërsa feudat dhe principatat e formuara pas shembjes së selçukëve, luftonin për vdekje kundër njëri-tjetrit për të zënë vendin e tyre, osmanët, duke përfituar edhe nga avantazhi i pozicionit të tyre gjeografik, u kthyen drejt botës mohuese, pa i dhënë rëndësi konfliktit për post në Anadoll dhe pa marrë pjesë në të. Ushtarët dhe personalitetet e zgjedhur të feudeve dhe principatave të Anadollit, të shqetësuar në ndërgjegje nga ky konflikt, u larguan pjesë-pjesë dhe si pa u ndjerë dhe u bashkuan me principatën osmane, gjë që u bë pretekst që osmanët të fitonin fuqi të madhe brenda një kohe të shkurtër. Sepse luftërat që zhvillonin osmanët nuk ishin kundër muslimanëve.

Me të vërtetë, politika e ndjekur ndaj Anadollit nga osmanët të cilët, qysh nga themelimi, e patën fytyrën të kthyer në drejtim të perëndimit, nuk pati shkuar më tutje se sigurimi i shpinës. Eshtë për këtë arsye që lëvizja e parë osmane drejt brendësisë së Anadollit është kryer nga Bajaziti Rrufe vetëm pas fitores së Nikopolit.

❁

**Sa të domosdoshme e të detyrueshme janë këto qëndrime dhe sjellje historike të osmanëve si për ne, ashtu dhe për botën islame për ruajtjen e bashkimit dhe unitetit. Ata që nuk përzihen në kontradiktat mes muslimanëve, por e drejtojnë dhe e kushtojnë luftën dhe përpjekjet kundër forcave jashtislame, do të meritojnë begatira të mëdha po ashtu si të parët e vet. Sipas kësaj, si në vendin tonë, ashtu dhe në botën islame, veprimi nisur nga supozimi i ekzistencës së një pakti të pashpallur mes muslimanëve, është metoda më e drejtë e luftës.**

❁

Mehmet Çelebi ishte një sulltan që u shërbente me tërë qenien nënshtetasve të vet. I eliminonte specifikat që i shqetësonin ata, bënte përpjekje të jashtëzakonshme për të siguruar qetësinë dhe rendin shoqëror. Në këtë kuadër mentaliteti, i shembi brenda një nate kullat e kalorësve të Rodosit në Izmir për shkak të dhunës që i nënshtrohej populli, për shkak të ankesave të ngjitura në kupë të qiellit si pasojë e dhunës në fjalë. Pas këtij veprimi, kryekalorësi shkoi te sulltani, prej të cilit kërkoi të hidhte hap pas duke ia theksuar se ai veprim do të mund të konsiderohej shkak për luftë me shtetet evropiane dhe Papën. Kurse sulltan Mehmet Çelebiu i dha këtë përgjigje politike krejt i qetë dhe serioz:

*"Unë dua që sa muslimanët, edhe krishterët t'i mbroj në mënyrë atërore. Mirëpo e pata të detyruar t'i shembja kullat e Izmirit që ishin bërë kazanë intrigash dhe të këqijash. Sepse më duhet që, duke ia dhënë çdokujt hakun, të zbatoj atë që pritet prej meje për rendin dhe qetësinë e nënshtetasve dhe të të gjithë popullit. Edhe sikur ta di se do të më dalin para të gjithë kryqtarët, kurrë mos prisni prej meje të bëj ndonjë punë në kundërshtim me drejtësinë!"*

Një nga shqetësimet më të rëndësishme të përjetuara në periudhën e tij ka qenë revolta e **Sheh Bedreddinit**.[14]

Synimi më i madh i Sheh Bedreddinit ishte t'i shembte osmanët. Emërimi i tij në postin e kadiut nga Musa Çelebiu pa e njohur mirë, i dha mundësi ta rriste shumë ndikimin, të mblidhte shumë përkrahës dhe të fillonte një revoltë të gjerë kundër Mehmet Çelebiut. Por revolta u shtyp brenda një kohe të shkurtër me ndihmën edhe të popullit të lodhur e të mërzitur nga periudha e stanjacionit dhe regresit, që tashmë kishte nevojë për rend dhe qetësi. Sheh Bedreddini u arrestua dhe u gjykua para një trupi gjykues të përbërë nga dijetarë fetarë. I akuzuari u detyrua ta caktonte dhe pranonte vetë dënimin dhe, me fetvanë (vendimin juridiko-fetar) të dijetarit të madh nga Herati, **Mevlana Hajdar**, u ekzekutua me varje në tregun e Serezit.

❀

14. Ky person me titullin sheh ka qenë, në të vërtetë, një person i cili mbronte pikëpajet e libertinizmit religjioz të ngjashëm në botën sekulare me komunizmin primitiv që e kolektivizonte përdorimin e mallrave dhe femrave. Në atmosferën e turbullt të periudhës së stanjacionit dhe regresit, pati gjetur mundësi të zhvillohej dhe të mblidhte mjaft përkrahës. Mes tyre, të tërheq vëmendjen personi me origjinë çifute dhe me pseudonimin **Torllak Kemal**, që ishte pasardhësi i shehut dhe drejtuesi i lëvizjes. Bedreddini pati përfaqësuar teorinë e kësaj kauze perverse, kurse Torllak Kemali, aksionin, dhe i patën shkaktuar shumë preokupacione shtetit. Sheh Bedreddini ka qenë biri i një personi që pati shërbyer si kadi i Simavna-s, një vend, ky, në afërsi të Serezit. Prandaj qe bërë i njohur me emrin Bedreddin Simaví. Fakti që Bedreddin Simavi disa shekuj më vonë tërhoqi vëmendjen e poetit komunist Nazim Hikmet i cili e evokoi revoltën e tij në krijimin poetik **"Epopeja e Sheh Bedreddinit"**, vë në shesh tejet qartë strukturën e mentalitetit të shehut në fjalë. Shën. i autorit.

**Suita e dhuratave** që filloi të dërgohej në **Mekën e Shenjtë** dhe **Medinën e Ndritshme** në periudhën e Bajazitit Rrufe, u zyrtarizua në periudhën e Mehmet Çelebiut. Me suitën e parë zyrtare të dhuratave të nisur në vitin 1413, në dy qytetet u dërguan 14 mijë florinj. Ky shërbim i caktuar për dy qytetet e bekuara, e shpalos bukur strukturën fetare dhe shpirtërore të osmanëve si dhe dashurinë, besnikërinë dhe respektin legjendar ndaj profetit Muhammed (s.a.s.).

Nga ana tjetër, **Sulejman Çelebiu** i cili e përjetësoi në vargje këtë dashuri, e shkroi Mevludin në periudhën e Mehmet Çelebiut. Siç rrëfehet, një vaiz, tek po predikonte në qyrsi (në këndin e posaçëm të predikimit në xhami), kishte thënë se i Dërguari i Allahut, profeti Muhammed (s.a.s.), nuk kishte dallim nga profetët e tjerë. Atëherë, një person nga xhemaati e kishte kundërshtuar vaizin duke ia kujtuar ajetin kur'anor:

تِلْكَ الرُّسُلُ فَضَّلْنَا بَعْضَهُمْ عَلَى بَعْضٍ

**"Pa dyshim, ne i kemi bërë disa pejgamberë eprorë mbi të tjerët!"** (el-Bakara, 253)

Kjo polemikë vazhdoi me muaj. Sulejman Çelebiu që ishte nipi i Sheh Edebaliut, u dëshpëruar shumë për këtë polemikë dhe e shkroi me sinqeritet dhe dashuri të madhe veprën e vet poetike me titullin **"Vesiletul Nexhat"** (Preteksti i Shpëtimit) kushtuar profetit Muhammed (s.a.s.). Është begati e sinqeritetit dhe dashurisë së tij që vepra që shkroi, duke përbërë një pjesë të veçantë, të zgjedhur, brenda teksteve të mevludeve, ka arritur gjer në ditët e sotme. Sigurisht që ky fakt është simbol shpirtëror i sinqeritetit të Sulejman Çelebiut dhe i dashurisë së tij për Profetin.

Sulejman Çelebiu u përgatit në periudhën e Muratit I, u bashkua me Emir Sulltanin në kohën e Bajazitit Rrufe, shërbeu si imam i pallatit të Bajazitit Rrufe dhe, pas vdekjes së tij, shërbeu gjersa vdiq, si imam i Xhamisë së Madhe të Bursës.

❀

Sulltan Mehmet Çelebiu i cili e nxori brenda një kohe të shkurtër shtetin nga fatkeqësia më e madhe që përjetoi për shkak të problemit Timur dhe, duke u përpjekur natë e ditë për t'ia sjellë shtetit madhështinë impresionuese të mëparshme, arriti të bëjë punë të mëdha, bëri një jetë sulltanore të lodhshme e rrënuese. Kjo fjalë e përcjellë prej tij e shpreh këtë të vërtetë në mënyrë shumë të qartë:

*"Në moshën fëminore hoqa bela të tilla që s'i ka hequr kush!.."*

Eshtë shumë domethënëse porosia e fundit që u bëri vezirëve duke i menduar nënshtetasit dhe shtetin Mehmet Çelebiu i rënë në shtratin e vdekjes në moshë shumë të re si pasojë e mundimeve dhe lodhjeve të mëdha:

*"Dërgojini menjëherë urdhër djalit tim të madh, Muratit, që të vijë se unë s'kam për të shpëtuar dot tashmë nga ky shtrat. Po qe se vdes para se të vijë Murati, kurrsesi mos ia thoni kujt vdekjen time, përndryshe gjithë vendi përfshihet në përleshje dhe fillon përsëri të rrjedhë si lumë gjaku vëllazëror!.."*

Sulltani i madh, i pajisur me një përgjegjësi të tillë hyjnore, kur vdiq ishte shumë i ri. Sipas porosisë që kishte lënë, kufoma iu ruajt gjersa erdhi i biri, domethënë, plot 41 ditë. Kështu, ky sovran i cili i shërbeu shtetit dhe kombit edhe me kufomën e vet, madje, e bëri këdo ta vlerësonte se ç'mbret i bekuar që ishte!

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

Për Mehmet Çelebiun i cili bartte mbi dyzet plagë në trup si kujtime të betejave ku pati marrë pjesë, historianët thonë kështu:

*"Për shkak të plagëve që mori në beteja, shumicën e kohës e kaloi me sëmundje. Megjithatë, nuk i la përpjekjet dhe edhe pse shërbimet e tij mund të mos jenë aq të mëdha sa veprimtaritë dhe fitoret botërore të sulltan Selimit të Rreptë dhe të sulltan Mehmetit II Ngadhnjimtar, për sa i përket aftësisë intelektuale dhe analitike për eliminimin e konfuzionit dhe konfrontimit shoqëror të vështirë për t'u zgjidhur, është një personalitet i nivelit të tyre. Sepse duke e shpëtuar shtetin që e mori në dorë në një gjendje të anarkie dhe shkatërrimi me kriza dhe intriga, duke pranuar vështirësi dhe mundime të papërballueshme, fitoi të drejtën të përmendet me titullin "themeluesi i dytë i osmanëve". Ai u bë pretekst për ngritjen e shumë veprave bamirësie. Xhamia, medreseja, kompleksi i asistencës dhe Tyrbeja Jeshile që ndërtoi në Bursa, janë edhe vepra arti, edhe vepra bamirësie."*

Bursa është e mbushur me vepra që simbolizojnë rendin dhe qetësinë osmane, kurse Stambolli, me vepra që simbolizojnë shkëlqimin osman. Vendi më i shquar me këtë cilësi në Bursa e cila është simbol i rendit dhe qetësisë, janë mjedisi i tyrbes së Mehmet Çelebiut dhe i xhamisë. Mund të thuhet se tyrbeja e këtij sovrani të madh dhe mjedisi i saj të thirrura me emërtimin "Tyrbeja Jeshile", së bashku me blerimin e hareshëm, edhe me atmosferën shpirtërore, është si një kopësht parajse.

Sa bukur e shpreh poeti kënaqësinë shpirtërore që e ka ndjerë në Bursa:

*Sikur ndodhem në krye të mrekullisë;*
*Nga shushurimi i ujit dhe rrahjes së flatrave,*
*Koha në Bursa si një abazhur i kristaltë…*

*Tyrben Jeshile e shëtitëm mbrëmë;*
*E dëgjuam si muzikë të ngulitur nga koha*
*Zërin e Kur'anit në pllakat e porcelantë…*

Në mbishkrimet e veprave të ndërtuara nga Mehmet Çelebiu janë këto shprehje:

*Sovrani i Lindjes dhe Perëndimit.*
*Zotëria i arabëve dhe persianëve.*
*I forcuar me mbështetjen e Zotit të Botëve.*
*Ndihmëtari i fesë dhe i botës.*
*Sulltani i madh.*

**Zoti ynë! Frymën dhe vetëdijen e unitetit të Mehmet Çelebiut i cili, me stolinë e zemrës, e bashkoi dhe e unifikoi ummetin, jepja në pjesë me të njëjtin shkëlqim ummetit muhammedian i cili, në prag të shekullit të njëzetenjëtë hedh hapa ende i shpërndarë!**

**Amin, ashtu qoftë!**



*Shpata e Islamit që i bëri të dridhen kryqtarët,*
*sovrani që vraponte nga fitorja në fitore*

# SULLTAN MURATI II

(1404-1451)

Eshtë sulltani i gjashtë osman.

Kur u ngjit në fron pas vdekjes së të atit, Murati II ishte 18 vjeç. Detyra e parë që kreu si sulltan, ishte ta varroste kufomën e të atit në tyrben e Xhamisë Jeshile.[15]

Një ditë pas varrimit, dhëndri i Bajazitit Rrufe, Hirësia Emir Sulltan Buhari, ia ngjeshi shpatën Muratit II. Kështu, ceremonia e parë e ngjeshjes së shpatës, që do të vazhdonte për qindra vjet, u realizua nga një mbret i idesë.

❁

Te osmanët, kurora nuk ka qenë shenjë sulltanore. Sadoqë cilësimi i sulltanëve si "kurorëmbajtës"(taxhdar) përmendet në tekstet zyrtare, kurorëzimi i sulltanit realizohej me besëdhënien dhe ngjeshjen e shpatës dhe kjo ka vazhduar kështu gjer te sulltani i 36-të osman Vahiduddin.

Pas ngadhnjimit mbi Stambollin, mjedisi i ngjeshjes së shpatës u bë tyrbeja e **Ebu Ejub el-Ensariut**. Ceremonia e ngjeshjes së shpatës quhej **"shpura e shpatës"**.

Shpata që ngjishte me rastin e ceremonisë sulltani i ri, ishte shpata e Hz. Omerit (r.a.) e mbajtur në ruajtje në Pallatin Perandorak Topkapi. Sulltanit

15. Te osmanët, urdhri i parë dhe akti i parë mbretëror i sulltanit që ngjitej në fron, ishte varrimi i paraardhësit. Shën. i autorit.

ia ngjishte shpatën autoriteti më i shquar fetar i kohës pastaj sulltani urohej me një lutje deklarative. Për pranimin e urimeve të të huajve, ngrihej një çadër perandorake në anën e brendshme të mureve rrethues të zonës së Portës së Edrenesë (Edirnekapi). Sepse gjer në Dekretin e Tanzimatit të vitit 1839, nuk lejohej që të shkelte këmbë jomuslimani në zonën Ejup. Sepse në atë zonë ndodhen të varrosur shumë sahabe të njohur a të panjohur. E thënë ndryshe, ai truall është lagur me gjakun e bekuar të sahabeve dhe është bërë truall dëshmorësie për ta!

Pasi pranonte urimet e të huajve, sulltani hynte në garnizonet jeniçere. Garnizonet jeniçere fillonin në Zejrek dhe Shehzadebashi dhe zgjateshin gjer në Karakoj. Ndërtesa qendrore ndodhej në Karakoj. Sulltani ishte ushtari numër një i batalioneve (tabur) ose brigadave (tymen) të emërtuara me cilësimin e përbashkët "repart" (orta). Arma jeniçere gëzonte statusin e një arme speciale.

Vini re përsosmërinë e sistemit, që arma jeniçere e përbërë krejtësisht prej të rinjsh të mbledhur në vendet e pushtuara e të kthyer, pastaj, në fenë islame, ishin garda e sulltanit dhe ndodheshin gjithmonë të gatshëm e të emocionuar për fushatat që zhvilloheshin çdo pranverë dhe verë drejt tokave ku kishin lindur. Ata shkonin për fitore në tokat ku kishin lindur, me qëllimin dhe pasionin e lartësimit të Fjalës së Allahut. Shfaqja më tërheqëse e këtij realiteti dilte në pah në ceremoninë e ngjeshjes së shpatës.

Pas pranimit të urimeve të të huajve, sulltani shkonte në ndërtesën kryesore të garnizonit jeniçer dhe aty, komandanti i përgjithshëm i garnizonit jeniçer (agai ose shefi jeniçer) i ofronte sulltanit një kupë me sherbet. Dhe, pastaj, arkëtari (qesedari) që rrinte gati, e mbushte kupën që e kishte pirë sulltani, me monedha ari. Shefi jeniçer e merrte kupën dhe, duke u tërhequr praptaz nga audienca sulltanore, i deklaronte sulltanit me zë të lartë:

**"Lutja e robve tuaj ushtarë për Lartësinë Tuaj Sovrane është që marshimi ynë më i parë të jetë mbi Romën e Perëndimit!"**

Dhe sulltani bashkohej me këtë lutje duke deklaruar:

**"Inshaallah, në dashtë Allahu!"**

Pastaj të gjithë jeniçerët thërrisnin me një gojë:

**"Inshaallah!"**

Dhe ceremonia merrte fund.

Kjo traditë vazhdoi po kështu gjer në vitin 1826 kur u suprimua arma jeniçere.

Janë dy momente ku duhet qëndruar mbi këtë ceremoni ngjeshjeje shpate të filluar në kohën e sulltan Muratit II:

*E para*, për ta mbrojtur seriozitetin dhe madhështinë impresionuese të sundimit dhe për të mos rënë viktimë e ndonjë atentati, sulltanët hanin më vete dhe ushqimi u shkonte në enë të mbyllura e të vulosura me plumb. Enët i vuloste me vulën e vet personale kryeguzhinieri i cili ishte përgjegjës për ushqimin e sulltanit. Ndërkaq, siç u pa më sipër, sulltanët nuk shihnin ndonjë të keqe tek pranonin për të pirë vetëm sherbetin që u ofronte shefi i jeniçerëve në fund të ceremonisë së ngjeshjes së shpatës. Në fakt, ky besim i treguar ndaj një grupi me prejardhje jomuslimane të grumbulluar gjatë fushatave luftarake, ishte, në të njëjtën kohë, shfaqje e përsosmërisë së sistemit. Sepse njëri nga motivet shtytëse themelore që siguronin vazhdimësinë e osmanëve ishte shkrirja  e elementëve të ndryshëm brenda tij, në potën osmane plot emocione drejtësie, dashurie dhe besimi.

*E dyta*, osmanët i patën mbajtur vazhdimisht gjallë ngadhnjimet ushtarake që mbushën shekujt, me idealin e përfytyruar të **"mollës së kuqe"**. Pas fitores mbi Stambollin, mollë e kuqe qe bërë Roma ose, siç i thoshin atëherë, "Roma e Perëndimit". Po qe se kujtohen ngjarje të hidhura si zbritja e rusëve më 1828 në frontin e lindjes, në Bajburt dhe, në frontin e perëndimit, në Edrene, kuptohet se sa e rëndësishme ishte besëlidhja e sulltanit me ushtarët mbi çështjen se fushata më e parë do të ishte ajo kundër Romës, besëlidhje që bëhej vetëm dy vjet para ngjarjeve të sipërshënuara!

❁

Pasi Murati II u ngjit në fron, perandori i Bizantit, së bashku me urimet përkatëse, i bëri edhe një kërkesë të paturpshme. Ai i kërkoi t'ia çonte të vëllezërit për t'u dhënë arsim dhe edukim të zgjedhur dhe, kështu, edhe Murati II do të mbetej i qetë. Në të vërtetë, perandori kërkonte që, duke ia mbajtur peng të vëllezërit, të mbrohej nga ndonjë veprim luftarak i osmanëve.

Ndaj këtij propozimi fals dhe të pahijshëm, përgjigjja e sulltan Muratit II qe mjaft serioze dhe e prerë. Nëpërmjet Bajazit Pashës, u tha kështu përfaqësuesve:

*"Thojini sundimtarit të Bizantit se edukimi i një biri musliman pranë jomuslimanëve nuk përputhet me sheriatin muhammedian! Prapë thojini sundimtarit tuaj që të mos i shkelë edhe një herë tjetër marrëdhëniet tona miqësore me këto lloj kërkesash!"*

Pas këtij qëndrimi të Muratit II, Bizanti u përpoq t'i përçante osmanët duke ndërsyer kundër tyre ungjin e sulltanit, shehzade Mustafanë që e kishte në dorë, por nuk pati sukses. Ngjarja e cila kaloi në histori me emërtimin **Mustafai i Fryrë** u eliminua brenda një kohe të shkurtër edhe me shfaqjen e ndihmës shpirtërore, të cilën Emir Buhari e përshkruan kështu:

*"Sulltan Muratit i ishte hequr sovraniteti. U takova tri herë me Hz. Habibullah. Iu luta e iu përgjërova duke i rënë nën këmbë. I kërkova që sulltan Murati të mbetej në pushtet…"*

Ishte një begati e kësaj lutjeje dhe ndihme që tek shehzade Mustafai i cili në këtë kohë i kishte dalë para Muratit II me një ushtri shumë të madhe e të fuqishme, u shfaq një sëmundje me një gjakrrjedhje të rëndë. Gjaku nuk u ndalua dot tri ditë e tri net dhe e bëri shehzadenë të bëhej për vdekje. Dhe shumica e njerëzve përreth që e panë këtë gjendje të tij, kaluan në anë të Muratit II. Më në fund, shehzade Mustafai nuk pati dot sukses dhe u eliminua me lehtësi.

Pas kësaj, Murati II, për t'u dhënë fund intrigave të panumërta të organizuara nga Bizanti, përfshi edhe intrigën e Mustafait të Fryrë, e rrethoi Stambollin veçanërisht me qëllimin dhe vendosmërinë për t'u bërë i merituari i paralajmërimit të lumtur të Profetit (s.a.s.). Të gjitha tokat e Bizantit jashtë mureve të qytetit i pati shtënë në dorë qysh më parë.

Në rrethim mori pjesë edhe Hirësia Emir Sulltan me 500 myridë të tij. Ky rrethim ku morën pjesë edhe shumë *evlija* dhe prijës shpirtërorë, vazhdoi katër muaj. Mirëpo, si rrjedhojë e konflikteve që shpërthyen në atë kohë në Anadoll, veç të tjerash, pak edhe me nxitjet e Bizantit, prapë përfundimi i kërkuar nuk u arrit.

Pavarësisht nga kjo, sulltan Murati II ia riktheu shtetit shkëlqimin e kohës së Bajazitit Rrufe, madje, e çoi më tej. Duke vepruar në këtë rrugë edhe me anë të forcës, edhe me vullnet dhe tejpamësi, brenda një kohe të shkurtër i arriti një e nga një synimet që i pati vënë vetes. Jo vetëm hodhi shumë hapa me rëndësi për sigurimin e unitetit në Anadoll, por edhe duke e vazhduar me të njëjtën gjallëri fushatën ngadhnjyese të mëparshme në Evropë, e solli shtetin osman në gjendjen e shtetit më të madh të botës.

Tashmë edhe mbretërit që i dilnin para për të luftuar kundër tij, Muratit II i cili e kishte lartësuar shtetin në një shkëlqim të tillë, iknin pastaj prej tij për të shpëtuar kokën. Një radhë, mbreti gjerman, i mundur nga Murati II, ia hipi kalit, e la fushën e luftës dhe iku pa u ndalur gjersa arriti diku ku e ndjente veten të sigurt.

Pavarësisht nga shkëlqimi, politika që ndiqte sulltan Murati II ishte mjaft e mençur dhe me vend. Ngjarja në vijim është një shembull gjenial i politikës së tij të hollë.

Timuri që e kishte mundur Bajazitin Rrufe në Ankara, i pati vënë osmanët nën një haraç që do të vazhdonte disa vjet. Pastaj, ilhanët që pretenduan se e patën zëvendësuar Timurin, vazhduan ta kërkojnë haraçin, i cili vazhdoi të jepej gjer në kohën e Muratit II. Ndërkaq, pashallarët e shtetit osman që ishte rimëkëmbur dhe fuqizuar plotësisht në kohën e Muratit II, i thanë sulltanit:

"Sovrani ynë! Pse po u japim haraç atyre? Ka ardhur koha t'i heqim qafe më në fund!"

Dhe Murati II, një sulltan jashtëzakonisht i mençur dhe tejpamës, i dha këtë përgjigje shembullore kërkesës ndjesore të pashallarëve:

*"Ata nuk e kanë të qartë ngjitjen dhe fuqinë tonë të tanishme. Po qe se nuk do t'ua japim paratë, do të shkojnë, do të mbledhin një ushtri qoftë edhe të zakonshme dhe do të marshojnë kundër nesh. Në të vërtetë, do të munden, por edhe do të derdhet gjaku musliman. Prandaj, tani për tani jepuani paratë që kërkojnë, se nuk dua të derdhet gjak muslimani për para!*

*Por, bashkë me këtë, bëjuni ilhanëve një pritje të tillë dhe tregojuani madhështinë e ushtrisë sonë, që ta kuptojnë se ç'forcë kemi dhe të mos tregohen edhe një herë tjetër të guximshëm për t'i kërkuar haraç këtij shteti të lartë shumë më të fuqishëm se ta!"*

Me të vërtetë, përfundimi doli ashtu siç e pati parashikuar Murati II.

Kjo delikatesë politike është tregues i një gjenialiteti të madh si dhe i një ndjeshmërie islame. Shmangia tejet mjeshtërore e një lufte që do të fitohej me siguri, me qëllim për të mos derdhur gjak muslimani, është, gjithsesi, një shfaqje e shkëlqyer e përgjegjësisë së lartë të ndjerë në rrugën e Allahut. Ja, pra, kjo mendësi është njëri nga faktorët më me ndikim që e patën ngritur lart dinastinë dhe shtetin osman!

❀

Me afrimin e lindjes së të birit, sulltan Murati II nuk pati fjetur atë natë gjer në mëngjes, gjatë gjithë natës pati kënduar Kur'an duke pritur sihariqin e lindjes së të birit. Dhe pikërisht kur po këndonte suren **Feth** (Ngadhnjimi), i erdhi sihariqi që priste:

"Sulltani ynë, qofsh i gëzuar, u bëre me djalë!"

Vetvetiu, sulltan Murati II tha:

**“Elhamdulil’lah, lavdi pastë Allahu, në kopshtin e Muratit çeli një trëndafil prej Muhammedi!”**

Dhe ia vuri emrin Mehmet dhe dekretoi:

“Për famë të ardhjes së princit Mehmet, bota të spërkatet me ujin e trëndafiltë të gëzimit!”

Duke i dhënë një arsimim dhe edukim të përsosur atij biri i cili, me lindjen e tij e kishte mbytur në gëzim, Murati II siguroi përgatitjen dhe formimin e tij në një mënyrë të zgjedhur e të veçantë në çdo drejtim, ashtu që Mehmeti II, qysh në moshën dymbëdhjetëvjeçare arriti nivelin për të hipur në fron. Kështu ndodhi që Murati II i cili e vuri re këtë nivel dhe kapacitet te i biri, ia lëshoi atij fronin me një fshehtësi dhe vetëmohim të madh duke u tërhequr në vetmi në qytetin Manisa.

Abdikimi i sulltan Muratit II në favor të të birit Mehmet II është një ndër ngjarjet më të rëndësishme të historisë. Urtësia më e madhe e këtij vetëmohimi qe, krahas faktit që Murati II kishte një natyrë dervishore, dëshira e tij për ta parë në të gjallë marrjen dhe ngadhnjimin e Stambollit. Sepse edhe Murati II ishte një sulltan që digjej nga dëshira për ta marrë Stambollin dhe për ta kthyer në trëndafilishte dhe që tregonte një zell dhe bënte përpjekje të mëdha për realizimin e fitores. Dhe zelli dhe përpjekjet e tij vazhduan gjersa u takua me **Haxhi Bajram Veliun**. Atëherë, pasi mori nga ai mik i Zotit shenjat përkatëse sipas të cilave **fitorja e shquar** do të realizohej nga i biri **Mehmet**, e miratoi këtë informim me gjithë zemër dhe e përshtati nga e para politikën e tij në këtë drejtim. Ndërkaq, meqë dëshira për ta parë fitoren në të gjallë të vet mbizotëronte në këtë politikë, ai ia la fronin të birit Mehmet që ishte ende dymbëdhjetë vjeç!

Sipas rrëfimeve, takimi i sulltan Muratit II me Haxhi Bajram Veliun, njërin prej sovranëve të mëdhenj të zemrës të asaj kohe, dhe biseda mes tyre janë zhvilluar kështu:

Si rezultat i veprimtarisë së begatë orientuese të mikut të Zotit, Haxhi Bajram Veli, myridët e mbledhur rreth tij qenë shtuar shumë. Emri i Prijësit shpirtëror kishte dalë jashtë Ankarasë dhe ishte përhapur në tërë vendin. Vetëm se ashtu siç ishin të shumë ata që e donin jashtëzakonisht, kishte edhe nga ata që e kishin zili. Kështu ndodhi që disa nga ziliqarët i dhanë informacion të gabuar mbi Haxhi Bajram Veliun (k.s.) sulltan Muratit II i cili ia kishte dëgjuar emrin e bekuar dhe ishte kureshtar për të. Por sulltan Murati II kishte të dhëna të marra edhe nga ata që e donin Haxhi Bajram

Veliun. Prandaj sulltani nuk u kap pas përçartjes se *"Haxhi Bajram Veliu mblidhte njerëz kundër shtetit"*, por veproi duke mbajtur parasysh informacionin sipas të cilit *"Haxhi Bajram Veliu kishte shumë myridë të cilët punonin në arë dhe ndihmonin fakir-fukaranë"*.

Sulltan Murati II i dërgoi Haxhi Bajram Veliut dy përfaqësues duke i porositur "të mos linin gjë mangët në respekt", dhe e ftoi në Edrene.

I informuar shpirtërisht për ardhjen e përfaqësuesve të sulltanit, Haxhi Bajram Veliu i priti ata së bashku me Akshemseddinin në hyrje të Ankarasë dhe e pranoi ftesën e sulltanit. Edhe sulltani i priti me nderime të mëdha atë dhe Akshemseddinin kur shkuan në Edrene. Murati II i tha kështu atij prijësi shpirtëror të madh që u detyrua ta thërriste nga nevoja në pallat:

"Imzot, ju munduam shumë!.."

Dhe Haxhi Bajram Veliu iu përgjigj kështu shprehjes etike të sulltanit:

"Shkaqet dhe mundimet fshihen kur merren përfundime të bukura e të begatshme!"

Prijësi i madh dhe sulltani biseduan gjerë e gjatë. Murati II i bëri Haxhi Bajram Veliut pyetje të ndryshme e të thella. Dhe duke mbetur tejet i kënaqur nga përgjigjet që mori, u ngrit në këmbë, ia kapi duart prijësit dhe deshi t'ia puthte. Por Haxhi Bajram Veliu i hoqi duart dhe i tha kështu sulltanit:

*"Ju jeni një sulltan i pushtetshëm. Puna juaj i jep rregull shtetit dhe kombit. Kurse puna jonë është ta bëjmë popullin të denjë për këtë shtet. Ne lutemi për ju. Ne e quajmë adhurim të madh shërbimin ndaj popullit. Sa për ju, në qoftë se do të bëni sipas parimit të gjyshit tuaj të madh, **"mos e braktisni xhihadin"**, fitoret tuaja do të zgjerohen dhe një ditë do t'i shtini në dorë plotësisht tokat e Romës!"*

Mes Muratit II dhe atij miku të madh të Allahut nisi pothuaj një lidhje sheh-myrid. Sulltani ishte tretur në kuvendin e tij dhe, duke u zhveshur nga formaliteti sulltanor, ishte bërë një myrid i sinqertë.

Të gjithë sulltanët osmanë, nga i pari tek i fundit, kanë qenë që të gjithë dijetarë, poetë, artistë dhe mistikë. Pothuaj çdo sulltan ndiqte njërin nga shehlerët më të shquar të kohës dhe ecte sipas orientimit të tij. Në shpinë të fitoreve dhe shkëlqimit të dukshëm, ka ekzistuar gjithmonë një botë dhe mbështetje e tillë shpirtërore!

Edhe sulltan Murati II, pavarësisht nga shkëlqimi që kishte fituar

shteti i tij, ishte një personalitet jashtëzakonisht i thjeshtë e i përulur. Ai ishte sovran në klimën ideo-shpirtërore po aq sa ç'ishte sovran në klimën materiale-formale. Takimi i tij me Haxhi Bajram Veliun dhe largimi nga kryesia e supershtetit duke treguar një vetëmohim të madh, ishte shfaqje e sovranitetit të tij ideo-shpirtëror!

Ndërsa Murati II dhe Haxhi Bajram Veliu po bisedonin, brenda sollën një djep. Haxhi Bajram Veliu vështroi djepin dhe nisi të këndonte **suren Feth** me një zë që ta dëgjonin të gjithë.

Çdokush mbeti i mahnitur. Ata s'i jepnin kuptim këndimit të sures Feth pa ditur ende se kush ndodhej në djep. Pasi e mbaroi suren, Haxhi Bajram Veliu u kthye nga sulltan Murati II dhe i tha:

*"Ju jeni një person i përkryer! A mund ta këndoni edhe një herë atë varg që kënduat për princin, birin tuaj?"*

I mahnitur siç ndodhej, Murati II pa nga Prijësi me një mahnitje edhe më të madhe. Duke u përpjekur për ta rrokur kuptimin e faktit që Haxhi Bajram Veliu po i fliste për atë varg që s'ia kishte treguar askujt, e këndoi vargun e famshëm që i qe këputur nga zemra për lindjen e të birit:

**"Në kopshtin e Muratit çeli një trëndafil prej Muhammedi!"**

Pasi e këndoi vargun dhe heshti, duke menduar se me ç'prijës të madh shpirtëror kishte kuvenduar dhe se ç'nivel të lartë kishte ai, sulltani e falenderoi Zotin nga zemra. Heshti sepse e kuptonte vlerën dhe përfitimin e mbledhjes së margaritarëve shpirtërorë që do të spërkaste miku i Allahut që kishte përballë. Me të vërtetë, me heshtjen e tij, Haxhi Bajram Veliu e tundi kokën në mënyrë kuptimplote, me fytyrë të qeshur, dhe duke i ngulur sytë në një pikë, filloi të fliste:

*"Sulltani im! Në kohën e rrethimit të Stambollit nga Bajaziti Sovran dhe ti është bërë çdo gjë që ka qenë e mundur. Por shkaku që nuk është arritur fitorja megjithë këto, është se nuk i ka ardhur ende koha. Sepse, me vlerësimin dhe vendimin e Allahut, çdo gjë është lënë për një kohë të caktuar…"*

Në këtë moment të bisedës, sulltan Murati II e pyeti në mënyrë të pavullnetshme:

"Kujt do t'ia favorizojë, vallë, vendimi hyjnor fitoren e zgjedhur? A do të më bjerë, vallë, mua në pjesë ky nder?!"

Haxhi Bajram Veliu e vazhdoi bisedën kështu:

**"Sulltani im! Ngadhnjimi i Stambollit nuk do të të bjerë ty në pjesë. Po, ai qytet sigurisht do tëmerret, por këtë as unë nuk do ta shoh dot! Ngadhnjimi mbi atë qytet të bukur do t'i bjerë në pjesë trëndafilit tuaj muhammedian në këtë djep dhe Akshemseddin qoses sonë!"**

Nga sytë e kujtdo që ndodhej i pranishëm në audiencën sulltanore, filluan të derdhen lot si margaritarë, zemrat u mbushën e u derdhën me emocion dhe ekstazë të thellë shpirtërore. Haxhi Bajram Veliu u kishte dhënë përgjigje pyetjeve që ende s'i ishin drejtuar dhe kjo gosti ideo-shpirtërore i kishte gëzuar të gjithë duke filluar qysh me sulltanin. Haxhi Bajram Veliu e mbylli fjalën duke i thënë sulltanit kështu:

**"Sulltani im! Mehmetin tuaj duhet t'ia lini mësuesit të vet, pra, Akshemseddinit, sepse edhe ne jemi nga ata që e njohin dinjitetin e tij!.."**

Akshemseddini i cili do ta përgatiste pushtuesin dhe ngadhnjyesin e madh të së ardhmes, e përkuli kokën para me një edukatë të madhe. Ai humbi në detin e thjeshtësisë dhe përulësisë…

Pas kësaj, sulltan Murati II, duke u tërhequr për në Manisa pasi kishte abdikuar nga mbretërimi, e këndonte këtë dyvargsh për të shprehur se e bënte atë veprim vetëm për pëlqim të Allahut:

*Ejani nja dy ditë ta përmendim Zotin tonë;*
*Këtë botë të gënjeshtërt a mos neve na e lanë?*

Të gjitha këto tregojnë se faktori më i madh i tërheqjes së Muratit II nga froni ishte ta shihte me sytë e vet fitoren e shquar që kishte paralajmëruar Haxhi Bajram Veliu dhe që do t'i binte në pjesë të birit. Kështu, porosia e Muratit II për të birin Mehmet që **"ta merrte Stambollin"**, sipas porosisë **"hape Stambollin dhe bëje trëndafilishte"** të vazhduar brez pas brezi qysh nga Osman Gaziu, është e mjaftueshme për të treguar gradën e forcës së kësaj dëshire dhe kërkese tek ai!

❁

Mirëpo fakti që Murati II ia la fronin të birit dymbëdhjetëvjeçar Mehmeti II, i vuri në lëvizje të gjithë armiqtë e osmanëve. Për më tepër, princi Karaman i shkroi një letër mbretit të Hungarisë, ku i thoshte:

"Nuk mund të gjesh rast më të favorshëm se ky kundër turkut! Se Osmani luajti mendsh dhe e vuri në fron të birin dymbëdhjetëvjeçar. Ju nga ajo anë e unë nga kjo anë, t'i japim fund punës së osmanëve!"

Edhe mbreti hungarez i cili kishte një marrëveshje paqeje dhjetëvjeçare me sulltan Muratin II, meqë bluante po të njëjtat mendime të mbrapshta, deshi ta shfrytëzonte këtë rast kinse të papërsëritshëm. Ende nuk ishte tharë boja e marrëveshjes, kur ai nisi të kërkonte mundësitë për t'iu shmangur asaj. Se ishte betuar duke vënë dorën mbi ungjill! Prandaj kërkoi dekret nga papati. Dhe në dekretin që iu dha, thuhej:

"Turqit janë të pafe ngaqë e mohojnë hyjnitetin e Jezuit. Edhe sikur me të pafetë të bëhet marrëveshje duke vënë dorën mbi ungjill, marrëveshja mund të shkelet!"

Duke u mbështetur mbi këtë dekret papnor i cili e shfuqizonte marrëveshjen e tij të paqes me osmanët, mbreti hungarez formoi një ushtri të madhe aleatësh, sulmoi kufijtë e shtetit osman dhe nisi të përparonte për në brendësi.

Sovrani i zgjuar Mehmeti II i cili kishte hyrë në të trembëdhjetat, mblodhi Këshillin e Lartë (Divanin) ku u bë vlerësimi i situatës dhe u vendos të thirrej i ati në fron. Kur vendimi iu njoftua Muratit II, ai njeri i thjeshtë nuk u prir ta pranonte dhe i dërgoi të birit këtë përgjigje:

"Qëllimi ynë për t'ia dhënë sovranitetin birit tonë Mehmet ka qenë ta kalojmë jetën që na ka mbetur me lutje e adhurime. Po qe se sovraniteti që zotëron, i duhet, biri ynë le ta mbrojë vetë fenë dhe shtetin!"

Atëherë, Mehmeti II i dërgoi të atit Murati II këtë përgjigje historike:

**"Ati im i lumtur e i pushtetshëm! Feja dhe shteti janë në rrezik! Po qe se sovrani je ti, urdhëro e vihu në krye të ushtrisë, por po qe se sovrani jam unë, po të caktoj dhe emëroj kryekomandant të ushtrisë!"**

Dhe Murati II, duke iu përgjigjur pozitivisht në mënyrë të detyrueshme ftesës së të birit u vu menjëherë në lëvizje. Brenda një kohe shumë të shkurtër, i doli para armikut në **Sheshin e Varnas** me një ushtri madhështore. Kryqtarët u hutuan përballë kësaj lëvizjeje të befasishme e të zhvilluar me shpejtësi dhe u rrëqethën gjer në palcë kur panë ushtrinë e fuqishme osmane nën komandën e Muratit II.

Para betejës, sulltan Murati II fali dy reqate namaz, pastaj i ngriti duart drejt qiellit dhe bëri këtë lutje nga thellësia e zemrës:

*"O Zot, për shkak të mëkateve të mia të shumta, mos i lër në duar të mohuesve këta robtë e tu besimtarë që kanë ardhur gjer këtu për pëlqimin tënd! Për hir të të Dashurit tënd, mbroje këtë ummet dhe jepi fitoren e plotë!"*

Pastaj e vari në majë të një heshte **Paktin e Paqes së Szegedinit** me qëllim që t'u tregonte ushtarëve të vet pabesinë e armiqve dhe për të shprehur se Allahu kishte për t'i ndëshkuar ata që e kishin thyer betimin!

Beteja që filloi shumë e vrullshme dhe e ashpër, përfundoi me fitoren e plotë të osmanëve. Armiku ishte shkatërruar dhe mbreti hungarez ishte vrarë. Për ta bërë shembull për tërë botën, sulltani urdhëroi t'ia prisnin kokën mbretit hungarez dhe ta ngulnin në majë të heshtës ku ishte ngulur edhe karta e paqes së shkelur nga ai. Atë ditë, Varnën e tronditën thirrjet: **"Ky është dënimi i Zotit për ata që nuk e mbajnë premtimin!"** Pastaj, duke jehuar dallgë-dallgë, e bëri të dridhej tërë Evropën!

Si rrjedhojë e betejës së Varnës, u pushtuan shumë vende me rëndësi të Evropës, të cilat mbetën nën zotërimin e osmanëve për shekuj me radhë. Me këtë fitore, Murati II u dha osmanëve madhështinë e dikurshme impresionuese!

Duke e përshkuar fushën e betejës pas mbarimit të saj, sulltani vuri re se shumica dërrmuese e të vrarëve ishin të rinj. Iu kthye **Azap Beut** që e shoqëronte, dhe i tha:

"Azap, Mes kaq shumë të vrarëve nuk ka fare pleq! Ç'është kjo punë e çuditshme që mes tyre nuk shoh ndonjë flokë e mjekërthinjur?"

Duke e rrokur kuptimin e hollë të asaj që desh të thoshte sulltani, iu përgjigj:

"Ashtu është, sovrani im! Mes tyre nuk ka fare mjekërthinjur! Se, po të kishte, a do të kishin marrë guximin t'ia hynin kësaj lufte e t'u binte në kokë një fatkeqësi e tillë? Sovrani im! Duket qartë se të moshuarit e tyre, me përvojën e marrë nga i ndjeri Bajaziti Rrufe, nuk kanë marrë pjesë në këtë betejë!"

Pas fitores, Murati II shkroi një mesazh fitoreje dhe e dërgoi në të katër anët. Ky triumf i arritur kundër kryqtarëve u prit me gëzim të madh në të gjitha vendbanimet islame. Sulltani memluk i Egjiptit, në hutben e xhumasë, nuk e lexoi emrin e vet pas emrit të kalifit, por emrin e sulltan Muratit II, duke shfaqur, kështu, miratimin dhe gëzimin e tij!

Mesazhi i fitores së Varnës i shkruar nga Murati II është kështu:

*"Allahu i Lartë i cili i rrethon të gjitha qeniet me dhuntitë dhe mirësitë e Tij, ia fali mbretërimit tonë mundësinë që, duke e çuar në vend detyrën për t'i qeverisur muslimanët, për t'ua zgjidhur çështjet dhe për t'ua larguar vështirësitë, t'u jepnim atyre qetësinë dhe prehjen e kërkuar! Edhe me anë të mbrojtjes së saj të lartë, mi-*

*rësia hyjnore e bëri shtetin tonë të palëkundur, mbretërimin tonë, me rrënjë e të qëndrueshëm, rendin e atdheut tonë, të harmonishëm! Edhe për Ne dëshiroi të na bënte sa dinjitarë në këto shërbime, aq edhe të mëshirshëm. Në çdo kohë e në çastin e duhur na i shfaqi të gjitha llojet e ndihmës së Tij për ne. Ai na bëri ne zotërues të diturisë, kulturës shpirtërore (irfan) dhe aftësisë tejpamëse, të mëshirshëm dhe bujarë. Ai na e shtresoi në zemra dekretin hyjnor të ajetit 69 të sures Ankebut. Veç kësaj, na bëri të merituar të përgëzimeve të ajetit 169 të sures Al-i Imran:*

***"Mos u thoni të vdekur atyre që vriten në rrugën e Allahut! Ata janë të gjallë! Ata furnizohen dhe ushqehen në lartësinë e Zotit të tyre! Në sajë të të dhuntive që u shkojnë nga Zoti i tyre me virtytet dhe bujarinë e Tij, janë të qetë e të kënaqur! Por ju nuk e kuptoni!.."***

*Edhe ne, për të sjellë në vend falenderimin e mirësive të Tij të panumërta e të përjetshme, të gjitha ditët tona, vitet tona ua kushtuam shërbimit ndaj fesë sonë islame, qëllimit për t'u mundësuar njerëzve që na i ka lënë amanet Allahu i Lartë, të arrijnë lumturinë dhe paqen shpirtërore, ideore dhe materiale. Meqë qetësia dhe lumturia materiale e shpirtërore e njerëzimit do të arrihet vetëm duke ndjekur fenë islame, edhe ne, tërë jetën tonë dhe tërë kamjen tonë e veçuam për ta lartësuar fenë dhe flamurin e Muhammed Mustafait alejhisselam, për ta çuar fenë e tij tek të gjithë njerëzit, për ta përhapur dhe gjallëruar sunnetin, traditën e tij profetike!*

*Ky është i vetmi qëllim dhe synimi ynë i pastër në këtë botë. Duke pushtuar vende me këtë qëllim të pastër, u gjetëm shpëtim halleve dhe melhem plagëve të robve të Allahut të Lartë. Duke përgatitur më të mirën e çdo lloj mjeti, vegle dhe arme të domosdoshme për xhihad në rrugën e Allahut, nuk u vonuam asnjë minutë, nuk e shpenzuam kot asnjë çast në sigurimin e çdo gjëje të nevojshme që të mund të luftojmë me ata që shkaktojnë intriga dhe grindje në botë, si dhe kurrë nuk lamë gjë mangët në trajtimin me drejtësi dhe maturi të të gjitha kombeve e të të gjithë njerëzve që kemi pasur e kemi nën qeverisje dhe përgjegjësi. Gjithmonë u sollëm me dhembshuri e mëshirë. I tillë ka qenë qëllimi dhe qëndrimi ynë qysh nga themelimi i këtij shteti të bekuar e gjer në këtë çast. Nën mbretërimin tonë, miliona njerëz gjetën lumturinë, u trajtuan me qetësi dhe mirëqenie, me drejtësi dhe dhembshuri. Shpatën tonë të bekuar dhe çdo lloj arme tjetër e lëshuam mbi armiqtë kryeneçë, dinakë dhe kokëtrashë të fesë, mbi mohuesit që i mbuloftë dheu! Zoti i shembtë përtokë sukseset e atyre të poshtërve! U lëshoftë mbi krye çdo disfatë dhe rrënim, ashtu që askush nga ata të mallkuar të mos mbetet mbi tokë, që të gjithë ata të asgjësohen së bashku me bëmat e tyre!..*

*Si përfundim, është e domosdoshme për të gjithë botën, për të gjithë muslimanët që këtë mesazh fitoreje e cila shpall këtë ngadhnjim të madh, t'ua njoftojnë dhe shpallin nga minberet të gjithë muslimanëve, ta falenderojnë Zotin me sa të kenë forcë dhe mundësi, duke e menduar dhe kuptuar mirë vlerën e kësaj dhuntie*

*të madhe të Tij! Të bëjnë punë të mira e të japin sadaka që Allahu i Lartë ta shtojë ndihmën që i jep fesë islame! Që të na e bëjë më të fortë fenë dhe shtetin! Që të mos na ndajë nga kjo lumturi!*

*Kjo fitore t'u njoftohet të gjithë muslimanëve dhe ata të luten për vazhdimësinë e lumturisë dhe shtetit tonë! Dhe kurrë të mos i lënë mangët lutjet!*

*Me kaq, paqja qoftë mbi ju!"*

Murati II i cili e fitoi betejën e Varnas me atributin e kryekomandantit sipas emërimit të të birit Mehmet II, pas fitores u kthye në Edrene. Një vit më pas, duke hequr dorë sërish nga mbretërimi, u tërhoq në këndin e tij të vetmisë në Manisa. Sepse princi Mehmet, megjithëse ishte ende në një moshë që mund të quhej fëmijë, mendonte gjëra që nuk do t'u shkonin nëpërmend edhe njerëzve të pjekur, vepronte po kështu dhe i bënte të atit pyetje shumë të thella. Kështu, një herë, teksa po luante në kopshtin e sarajit, e kishte vënë re të atin, e kishte lënë menjëherë lojën dhe i kishte shkuar pranë me vrap. Pasi e kishte pyetur për shëndetin dhe mirëqenien, i kishte folur kështu:

"O ati im i lumtur e i pushtetshëm! Ç'urtësi duhet të jetë kjo që, me gjithë barrën dhe mundimet e mëdha që ke mbi shpinë, nuk shoh tek ti ato shenja pleqërie si tek pleqtë e tjerë! Edhe ti u plake si të gjithë njerëzit e tjerë, por nuk u përthyve, nuk u kërruse. Pavarësisht nga çdo lloj mundimi dhe shqetësimi, jo vetëm je i fortë, i gjallë e trim, por edhe mendjen dhe vullnetin i përdor me vend! Herë të shoh një komandant fitimtar në fushën e luftës, herë të shoh një mësues mendjethellë në kuvendet e diturisë dhe herë, një dervish zemërbutë e të sinqertë që u shërben njerëzve! Për ty s'ka pushim as ditë e as natë! Si mund t'i përballosh këto duke mos e kërrusur shtatin e drejtë si fidan, pa e lodhur shpirtin? Ç'është kjo punë, o baba? Ndërsa preokupimi i vazhdueshëm i mendjes e tret dhe e mbaron njeriun, tek ti nuk ka sjellë asnjë ndryshim, nuk ta ka prishur qetësinë! Ç'ilaç përdor ti për atë karakterin tënd të veçantë, ç'shurup përdor ti për mendjen tënde të lartë? Ki mirësinë e m'i mëso edhe mua këto gjersa edhe unë të kem mundësi të eci sipas rrugës tënde!.."

Përballë këtyre pyetjeve që s'i kishte pritur aspak nga i biri në atë moshë të vogël, sulltan Murati II, jo vetëm u çudit, por edhe mbeti mjaft i kënaqur dhe pastaj i dha të birit këtë këshillë historike:

*"Biri im i dashur! Më gëzove! Zoti ynë i lartë të cilin e adhurojnë gjithësia dhe të gjitha qeniet, t'i shtoftë vlerat e larta që të ka falur! Të dhëntë mundësi të vazhdosh t'i mendosh këto çështje të mëdha e të gjera!*

*O bir! Le të thonë ç'të duan të tjerët, unë besoj se ata që e kalojnë jetën duke u mbështetur në drejtësi dhe ndershmëri, pasi të largohen nga kjo botë, kanë për të arritur të mirat e pafundme e të paimagjinueshme të botës së përtejme! Dhe në këtë besim s'kam as më të voglin dyshim. Prandaj, adhurimet ndaj Zotit tim i bëj me gjithë zemër. Unë besoj se shpërblimi i mundimeve dhe vuajtjeve që kam hequr në këtë botë mundimesh dhe vuajtjesh, do të më jepet nga Allahu në një botë tjetër të së ardhmes dhe Aij i përgjërohem për çdo gjë! Veç kësaj, mendoj se vendimi i Tij është për mua një gëzim i madh!*

*O bir! Duhet shmangur nga besimi i çdo gjëje që thuhet dhe nga mashtrimi prej saj, nga mendimi dhe mësimi i fytyrës së brendshme të çdo situate, por duhet afruar ndaj së vërtetës vetiake!*

***Ashtu siç hahet me kënaqësi një frut vetëm kur të jetë pjekur mirë, ashtu dhe gjithmonë e meritojnë të zgjidhen, ndër njerëzit, ata që kanë parë ditë, ata që kanë dituri dhe përvojë me vend. Në të kundërt, të hash aguridhet kur ke veshulet e rrushit të pjekur, është dobësi e mendjes!***

*O bir! Herë pas here më kujtohen të parët tanë të shquar dhe kridhem në mendime për fatin e brezave që do të vijnë. Lavdi Allahut, erdhëm gjer më sot duke parë dashuri, respekt dhe besnikëri. Dhe kam dëshirë që kështu të vazhdojmë edhe pas kësaj dite. Dua që, ashtu siç lindëm e erdhëm, ashtu të shkojmë…*

*Ta dish mirë këtë, që vazhdimësia e një gjëje çfarëdo është e pamundur vetëm me forcë të verbër, me shpatë, heroizëm dhe shtrëngimin e forcës shtypëse. Mendja dhe arsyeja, masa paraprake dhe durimi, tejpamja dhe përvojat provuese dhe lodhëse janë shumë të rëndësishme. Rruga e parë jo vetëm që s'është gjithmonë e vlefshme, por edhe të metat dhe pengesat e saj janë të shumta. As rruga e dytë nuk vlen e vetme. Për sukseset e mëdha duhen përdorur të dyja njëkohësisht. Mos harro se fitoret e mëdha të etërve tanë të mëdhenj, edhe nëse janë arritur, në dukje, nën hijen e shpatës, në të vërtetë janë realizuar me forcat e arsyes, logjikës dhe dashurisë!*

*O bir! Kurrsesi të mos e heqësh dore drejtësinë qoftë edhe për një çast! Sepse Allahu i lartë është i drejtë dhe e do atë që është i drejtë. Nga një vështrim, ti je zëvendësi i Tij mbi tokë. Me vullnetin e Tij, Ai të ka bërë një sërë favorizimesh ty dhe të ka vënë në krye të robve të vet. Mos e harro këtë!*

*O bir! **Në këtë botë ka tre lloj njerëzish:***

***Lloji i parë** janë njerëzit me mend në kokë, që e mendojnë dhe e shohin pak a shumë të ardhmen, që nuk kanë asnjë gjë të panatyrshme.*

***Lloji i dytë** janë njerëzit që s'dinë gjë se cila rrugë është e drejtë apo e shtrembër! Vetëm se në këtë gjendje kanë rënë jo me dëshirën e vet, por nën ndikimin*

*e atyre që kanë pasur e kanë përreth. Po t'i këshillosh, hyjnë në rrugë të drejtë, e pranojnë të vërtetën, bëhen të dëgjueshëm. Krahas kësaj, shumë herë jetojnë duke bërë siç ndjejnë e dëgjojnë!*

*Kurse* ***lloji i tretë*** *janë njerëzit që as dinë gjë vetë, as ua vënë veshin paralajmërimeve dhe këshillave! Bëjnë vetëm sipas dëshirave të veta duke pandehur se dinë gjithçka. Këta janë më të rrezikshmit!*

*O bir! Po qe se Allahu i lartë të ka krijuar nga njerëzit e llojit të parë, gëzohem dhe e falenderoj Zotin. Por nëse je nga të dytët, të rekomandoj t'ua vësh veshin paralajmërimeve dhe këshillave që të bëhen. Por kurrë të mos futesh në llojin e tretë, sepse ata s'janë të mirë as për Allahun, as për njerëzit!*

***O bir! Sundimtarët u ngjajnë njerëzve që kanë marrë kandarin në dorë. Kështu, sundimtar i vërtetë është ai që e mban kandarin drejt. Të këshilloj që kur të bëhesh sundimtar, ta mbash drejt kandarin. Atëherë, edhe Allahu i lartë dëshiron për ty të mirën, të bën ty nga njerëzit e mirë! Çdo gjë është e njohur për Të!.."***

❀

Fitorja më e madhe që arriti sulltan Murati II është **Lufta II e Kosovës**. Në përfundim të asaj beteje, fryma dhe aftësia sulmuese e kryqtarëve u thye krejtësisht, ashtu që të mos e merrnin veten për 150 vjet!

Lufta II e Kosovës e shkaktuar nga kryqtarët për të marrë shpagim për disfatën e Varnas dhe për t'i shkulur osmanët nga Europa, vazhdoi tri ditë e tri net me radhë dhe pothuaj e gjithë ushtria kryqtare u kalua në shpatë. Komandanti i armikut, madje, Gjon Huniadi i famshëm mezi arriti ta shpëtonte jetën duke e braktisur betejën në mesnatë së bashku me një grusht ushtarësh. Në atë ushtri e në atë betejë patën marrë pjesë të gjitha shtetet e Evropës përveç francezëve dhe anglezëve. Dhe patën mbajtur këtë qëndrim nga mësimi që patën marrë nga disfata e Nikopolit se lufta me osmanët qe vetëm një aventurë për kryqtarët!

Fitorja e Kosovës II bart cilësinë e hapit më të madh që garantoi në Ballkan sigurinë e duhur për fushatën e Stambollit. Veç kësaj, kjo betejë përgatiti truallin e duhur për kauzën e sundimit botëror dhe, pas saj, osmanët fituan dhe ruajtën për shumë shekuj veçorinë e shtetit më të madh e më të fuqishëm të botës!

❀

Siç shprehen historianët, sulltan Murati II u ngjit në fron në moshë shumë të re, por, si njerëzit e mëdhenj me kurajë e guxim, me përparimin

e mbretërimit, jo vetëm s'i humbi gjenialitetin dhe modestinë, por i ruajti dhe i nxori në pah edhe më shumë. Ai ishte një sulltan jashtëzakonisht fetar, respektues i domosdoshmërive dhe detyrimeve islame, i drejtë, njeri i fjalës, dijetar dhe konstruktiv. Si një sulltan-poet që ishte, i merrte nën mbrojtje dijetarët dhe artistët. Ndërtoi shumë xhami, medrese dhe komplekse të asistencës sociale. **Xhamia e famshme me tre ballkone (sherefe)** në Edrene dhe **komplekset Muradije** në Bursa janë vepër e tij. Duke qenë një sovran i cili, ashtu si gjyshërit e tij, mundi të mbetej modest pavarësisht nga shkëlqimi i madh që zotëronte, Murati II eci në gjurmët e tyre. Ashtu siç pati bërë njëqind vjet më parë gjyshi i tij Orhan Gazi, ai u ndante vetë gjellë të varfërve në kompleksin e vet të asistencës, i ndizte vetë kandilët e xhamive. Sepse qëllimi i tij final ishte sa të zhvillonte vendin në këtë botë, aq edhe të përgatiste vendin e vet në jetën pas ringjalljes, ahiret.

Murati II ishte një sundimtar i mëshirshëm, i dhembshur dhe bujar. Jeta e tij në luftë e nisur qysh në dymbëdhjetë vjeç, vazhdoi gjer në vdekje. Vetëm se kurrë nuk bëri luftë thjesht për trimëri. Me të vërtetë, francezi Betrandon parashtron këtë opinion për të:

*"Më kanë thënë se, pavarësisht se jeta i kaloi mbi shalë të kalit, ai e pati urrejtur shumë luftën, gjë që më duket më e drejtë. Sepse, po qe se ai mbret i madh do t'i vinte në lëvizje forcat dhe burimet e qëndresës ekonomike që zotëronte, meqë edhe nga krishterët do të gjente qëndresë të pakët si rrjedhojë e drejtësisë së vet, mund ta pushtonte mjaft lehtë tërë Evropën…"*

Edhe historiani bizantin Dukas i njohur për armiqësinë e tij ndaj turqve, duke mos gjetur fjalë për të thënë kundër sulltan Muratit II, e ka përshkruar kështu atë:

*"Edhe ndaj armiqve, madje, sulltan Murati sillej më i butë se një baba dhe nuk ushqente urrejtje. Zoti e di se Murati II ka qenë gjithmonë në anë të popullit të thjeshtë dhe bujar ndaj të varfërve. Këto mirësi dhe favore ai ua tregonte jo vetëm bashkatdhetarëve dhe bashkëbesimtarëve të vet. Ai i respektonte paktet dhe marrëveshjet që bënte me krishterët. Zemërimi dhe dhuna e Muratit II nuk vazhdonin gjatë. Pasi ta kishte arritur fitoren, ai nuk dëshironte ta shkatërronte kombin kundërshtar gjer në fund. Kurrë s'ishte urrejtës dhe mizor si tanët…"*

Sulltan Murati II ishte një sundimtar me shumë dije dhe adhurime, tejet i përkorë dhe i devotshëm. Eshtë për këtë arsye që dy herë ia pati lënë fronin të birit sa qe gjallë, jo për arsye se ishte i dobët dhe i paguximshëm për ta drejtuar dhe administruar shtetin! Fundja, fitoret e shkëlqyera që arriti, janë argumenti më i ndritshëm i kësaj!

Periudha e sulltan Muratit II është periudha kur u shënuan përparimet

më të mëdha në çdo fushë dhe kur osmanët u bënë shteti më i fuqishëm i botës. Megjithëse e kaloi pothuaj gjithë jetën në fushat e betejave, nuk i la pas dore punët administrative dhe veprimtaritë rregulluese e urbanizuese dhe si rrjedhojë e shumë veprave që la, u mbiquajt **"Ebul Hajrat"** (Babai i Dobive). Respekti i tij ndaj dijes dhe dijetarëve dhe nderimi i thellë ndaj prijësave shpirtërore ishte i patëmetë. Prandaj, në kohën e tij, vendi osman u bë shtëpia e dijetarëve dhe e *evlijave*. Në atë periudhë erdhi në shtetin osman mësuesi i Fatihut, Mehmetit II, **Molla Guraniu**.

Sovrani Murati II merrte urimet dhe bekimet e të gjithëve. Në periudhën e tij u shkruan vepra shumë të çmuara. Prej tyre mund të përmenden ***Danishmendname*** (Manual i juristit) e **Molla Arif Aliut**, ***Tevarih-i Al-i Selçuk*** (Histori të familjes selçuke) e **Yazëxhëzade Ali Efendiut**, ***Muhammedije*** (Besimi muhammedian) dhe ***Envaru'l-Ashikin*** (Bukuritë e ashikëve) të **Yazëxhëzade Mehmet Efendiut**, ***Muzekki'n-Nufus*** (Pastruesi i vetveteve – Këshilla fetare) e **Eshref Rumiut**, të cilat janë shfrytëzuar gjer në ditët e sotme. Nëse merren në konsideratë dhe shqyrtohen edhe veprat e tjera, shihet se, në shtetin osman, periudha kur janë shkruar më shumë vepra, është periudha e sulltan Muratit II.

Sukseset e sulltan Muratit II edhe në fushaën e shpatës, edhe në fushën e penës buronin nga zelli fetar i tij i lartë. Frika nga Allahu që kishte në zemër jo vetëm nuk i linte hapësirë ndonjë plogështie edhe më të vogël, por edhe ishte një forcë mbrojtëse ndaj çdo lloj padrejtësie dhe shkeljeje të së drejtës së personit.

Një ditë, i ishin dashur para për disa nevoja personale. Prandaj i kishte marrë borxh vezirit Çandarllë dhe i kishte plotësuar nevojat. Dhe **Fazlullah Pasha** që e kishte vënë re këtë gjë, i thotë me habi të madhe:

"Sulltani im! Për sovranët duhet të ketë një thesar të posaçëm. Po të na lejoni dhe ta dekretoni, do t'ju sigurojmë një thesar."

Sulltani e pyeti:

"Si dhe prej ku do ta siguroni thesarin?"

Fazlullah Pasha iu përgjigj:

"Sovrani im! Në popullin e këtij vilajeti ka pasuri me të tepërt. Eshtë me vend që, herë pas here, sulltanët ta gjejnë një rrugë e të marrin një pjesë nga kjo pasuri!"

Ky propozim bëri që sulltan Murati të hidhet nga vendi dhe t'i flasë me zemërim të madh pashait:

*"Pasha! Ç'fjalë është kjo që po më thua? Ç'është kjo mendje që po më jep? A nuk e di ti se në vilajetin tonë janë vetëm tri kafshata të bekuara? E para, mineralet, e dyta, xhizja dhe, e treta, plaçka e luftës! A s'e di ti se ushtarët tanë janë ushtri e gazinjve, e luftëtarëve fitimtarë? Për ta duhet kafshatë e bekuar! A s'e di ti se cilido padishah që t'i ushqejë ushtarët e tij me kafshata haram, të pabekuara, i kthen ata në hajdutë? Dhe hajduti s'di të qëndrojë! Pak ta shohë punën pisk, ia mbath! Dhe ç'mund të ndodhë pastaj me hallin tonë, s'është vështirë të merret me mend!"*

Pas këtyre fjalëve, sulltani e shkarkoi menjëherë pashain që i propozoi formimin e një thesari jolegjitim, për shkak se mund të kryente veprime që shkelnin të drejtat e personit.

Sulltan Murati II mendonte jo komoditetin e tij, por pëlqimin e Allahut dhe, për këtë, ai ishte aq i vullnetshëm dhe i vendosur sa të mos druhej të jepte jetën! Shqetësimi më i madh i tij ishte të mund ta jepte frymën e fundit me besim dhe, ditën e ringjalljes e të llogaridhënies, të mund të dilte para Allahut ballëlarë dhe i pastruar nga mëkatet! Kështu, pasi i martoi të birin dhe të bijat, i tha kështu vezirit **Çandarllë Ibrahim Pasha**:

"O Çandarllë! Lavdi Zotit që, me lejen e tij, i çuam në vend detyrat ndaj fëmijëve tanë në këtë botë! Dhe tani na ka mbetur vetëm një gjë: Të mund të shtegtojmë me besim!.."

❁

Para se të vdiste, një ditë, sulltan Murati II kishte dalë të shëtiste përreth. Në krye të një ure hasi në një dervish dhe e përshëndeti me selam. Pasi iu përgjigj me të njëjtën mënyrë, dervishi iu afrua sulltanit dhe i pëshpëriti:

"Sulltani im! Afatin e ke të afërt, pra, shtoji lutjet dhe pendimet!.."

Sulltani e falenderoi dervishin dhe u lut për të, se sulltani i donte shumë ata që ia kujtonin vdekjen dhe i dëgjonte me gjithë shpirt këshillat që drejtonin tek kërkimi i pëlqimit të Zotit.

Një farë kohe pas bisedës me dervishin, sulltani u sëmur. E nxori testamentin që e kishte pasë përgatitur, ia dorëzoi Çandarlliut dhe e caktoi të birin Mehmet në fron në vend të vet.

Në testament shkruheshin këto:

*"Lavdi Allahut dhe paqe të Dërguarit të Tij! Si çdo frymë, edhe sulltan Murati do ta shijojë vdekjen, sepse Zoti i Lartë ka urdhëruar:*

***"Çdo frymë ka për ta shijuar vdekjen!"***

*Ajo çka i ka hije atij i cili ka qenë e ka jetuar si musliman sipas porosive të Profetit tonë – paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të! – është që, nëse ka ndonjë porosi për të lënë, ta përgatisë që më parë dhe ta fshehë. Porosia ime është kjo:*

*Nga një e treta e pasurisë sime të ndahen dhjetë mijë florinj, nga të cilët, tre mijë e pesëqind t'u shpërndahen të varfërve të Mekës Fisnike dhe tre mijë e pesëqind, të varfërve të medinës së Ndritshme.*

*Pesëqind nga tre mijë florinj që mbeten, t'u shpërndahen atyre që do të këndojnë shtatëdhjetë mijë herë Fjalën e Njësisë mes Qabes së Madhërishme dhe Hatijmit dhe atyre që do të bëjnë hatmet (këndimet e plota) e Kur'anit; pesëqind florinj të tjerë t'u shpërndahen atyre që do të këndojnë në Medinën e Ndritshme, përballë Tyrbes Profetike tek Xhamia Profetike, shtatëdhjetë mijë herë Fjalën e Njësisë dhe atyre që do të bëjnë hatmen e Kur'anit. Nga dy mijë florinjtë e mbetur, një mijë e pesëqind t'u jepen të varfërve të Jeruzalemit, kurse pesëqind florinjtë e tjerë, atyre që do të këndojnë Fjalën e Njësisë në Kubenë Sahra dhe në Faltoren Aksa…*

*Mbi atë që ma ndryshon këtë porosi, rëntë mallkimi i Allahut, i engjëjve dhe i të gjithë njerëzve!"*

Veç kësaj, kur iu afrua vdekja dhe e kuptoi se do ta jepte frymën e fundit, tha edhe këto fjalë si shtesë të porosisë së mësipërme:

*"Të ma vendosni trupin drejtpërdrejt në dhé që të më bien sipër mëshira dhe shiu i Zotit! Mos më ndërtoni kube mbi varr siç bëhet për sundimtarët! Mjafton që përreth varrit të më bëni vende për t'u ulur për ata që dëshirojnë të më këndojnë Kur'an. Kam dëshirë që të varrosem ditën e xhuma. Në këtë çast, krejt pasuria që më ka mbetur, është kjo unazë që kam në gisht. E kam mall hallall! Të shitet dhe gjersa të mbarohen paratë e marra prej saj, të më këndohet Kur'an mbi krye!"*

Sulltan Murati II i cili e zgjeroi tokën osmane gjer në 800000 km$^2$., pasi u shtri tri ditë i sëmurë, iu dorëzua mëshirës hyjnore të pafundme!

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

**Allahu im! Na e zbukuro të gjithëve jetën në këtë botë e në tjetrën duke na e mundësuar të jetojmë me sinqeritet dhe devocion në rrugën tënde ashtu si këta paraardhësit tanë të shquar!**

**Amin, ashtu qoftë!**



# SULLTAN MEHMETI II NGADHNJYESI

(1432-1481)

*I cili, duke ngadhnjyer mbi Stambollin,*
*u bë i merituari i paralajmërimit profetik*

Është sulltani i shtatë osman.

Ka merituar konsideratën e **të Dërguarit të Allahut** (s.a.s.). Krahas si sulltan dhe sovran, ai ishte një dijetar i plotësuar me shkencat fetare dhe natyrore, një poet me shpirt të hollë dhe zemër të thellë, një njeri i ndjeshëm me shpirt dervishi.

U ul në fronin osman në vitin 1451. Në vitin 1453 u bë ngadhnjyes i Stambollit. Vdiq në vitin 1481. Namazi xhenazes[16] iu fal nën drejtimin e **Hirësisë Sheh Ebul Vefa**. U varros në tyrben në anë të kibles të xhamisë Fatih të ndërtuar prej tij.

Brenda periudhës së mbretërimit të tij tridhjetëvjeçar, me zell dhe përpjekje të shquara në rrugën e lartësimit të Fjalës së Allahut, shembi dy perandori, katër mbretëri dhe njëmbëdhjetë principata. Shtetin me sipërfaqe 880000 $km^2$ që mori nga i ati, e zmadhoi në 2214000 $km^2$.

❀

Sulltan Mehmeti II, i mbiquajturi **Fatih, Ngadhnjyesi** pas marrjes së Kostantinopolit dhe ngadhnjimit mbi Bizantin, i cili kishte kaluar nëpër një arsimim dhe edukim rigoroz qysh në moshë të vogël, edukimin ndje-

16. **Namazi xhenazes:** Namazi që falet për muslimanin apo muslimanen e vdekur para se të varrosen (Përkthyesit).

sor dhe shpirtëror e plotësoi nën drejtimin e mësuesit të shquar shpirtëror, **Akshemseddin** (k.s.). Fillimi i kësaj ndodhi kështu:

Haxhi Bajram Veliu kishte shkuar për vizitë te sulltan Murati II. Pranë kishte edhe nxënësin dhe birin e vet shpirtëror, Akshemseddin. Sulltan Murati II kërkoi që i biri, princi Mehmet, të përfitonte nga begatia shpirtërore e atij personi të bekuar. Si çdo sulltan trim dhe luftëtar, edhe ai ëndërronte ta pushtonte Stambollin. Prandaj e pyeti Haxhi Bajram Veliun:

"Kush do të mundet, vallë, ta marrë Stambollin?"

**"Ngadhnjimin e shquar do t'u takojë ta shohin ky princ bashkë me Akshemseddinin!"** – Iu përgjigj Haxhi Bajram Veliu.

I prekur nga ky *keramet*[17] i shprehur qartë dhe prerë, sulltan Murati II i kërkoi leje Haxhi Bajram Veliut për ta dhënë të birin nën edukimin e Akshemseddinit. Duke e marrë mbi vete, me këtë pretekst, detyrën e edukimit shpirtëror të **princit Mehmet**, Akshemseddini e përgatiti atë shpirtërisht për ngadhnjimin e shquar.

Në këtë përgatitje ka ndikuar jashtëzakonisht edhe roli i mësuesve të tjerë.

Një radhë, mësuesi i vet, Molla Gyrani vuri re se, megjithë që ishte mesnatë, në dhomën e princit Mehmet kishte dritë dhe u bë kureshtar. Mësuesi i hyri princit në dhomë dhe e pyeti:

"Princi im, pse nuk ke fjetur ende?"

"Mësues, po merresha me mësime!" – Iu përgjigj princi Mehmet.

"Ç'mësim po mësoje?" – E pyeti mësuesi.

Princi nuk i dha përgjigje, vetëm heshti.

Por mësuesi, duke u bërë kureshtar për preokupimin e veçantë të Princit në ato orë të vona, ia trazoi pirgun e letrave mbi tavolinë. Që të gjitha ishin projekte të betejës së ardhshme të Stambollit! Princi projektonte mënyrën se si do të realizohej fitorja! Mësuesi e pyeti:

"Ç'janë këto, o bir?"

Princi u detyrua t'ia zbulonte dhe shpjegonte të fshehtën që ruante përbrenda. Ai i tha mësuesit:

17. **Keramet**: Quhen veprimet e parathëna apo ndodhitë e jashtëzakonshme që kryejnë njerëzit e përsosur shpirtërisht, të cilët kanë gradën e veliut (Përkthyesit).

"Duke ju vënë si kusht që të mbeten të fshehta, mund t'jua them se ç'janë studimet që ka kohë që i bëj duke ndenjur zgjuar gjer vonë"

Dhe kur e pa se mësuesi e tundi kokën me një çehre të buzëqeshur, vazhdoi:

**"O mësues! Ka kohë që kjo punë po ma bren shpirtin! Mendoj se pse nuk po arrihet të pushtohet ky qyteti i Kostantinijjes i rrethuar shumë herë me radhë qysh nga koha e sahabeve dhe i njomur me gjakun e sahabeve të bekuar? Cila është rruga e fitores mbi atë vend? Ja, prandaj më ikën gjumi dhe bëj plane gjer në mëngjes!.."**

Pasi i dëgjoi këto shprehje zemërpërvëluese, e miratoi së tepërmi ngadhnjyesin e vogël. Veç kësaj, i dha edhe këtë këshillë udhëzuese për të arritur sa më shpejt vetitë, meritat dhe nivelin e duhur që të mund ta përfundonte atë punë me sukses:

*"O bir! E dëshiroj me gjithë zemër që t'ia arrish kësaj fitoreje të madhe! Ndërkaq, unë dua që ti të jesh jo një sulltan i paditur dhe injorant, por një sundimtar i ditur, i ndjeshëm dhe i zgjuar! Kështu e pati paralajmëruar shumë shekuj më parë fitoren e padiskutueshme të Kostantinijes profeti i kohës së fundit, Muhammed Mustafa (s.a.s.):*

***"Sigurisht që Kostantinija do të ngadhnjehet! Ç'komandant i mirë ai që do të ngadhnjejë mbi të dhe ç'ushtarë të mirë ata që do ta ngadhnjejnë atë!"***

*Prandaj, ai ngadhnjim i madh e i famshëm që e ka paralajmëruar duke e lavdëruar Profeti (s.a.s.), pa diskutim që do të realizohet nga një komandant i ditur, i drejtë, intelektual si dhe zotërues i sa e sa vetive të tjera të larta! Kështu që, dëshira më e madhe e shpirtit tim është që, pasi të ta plotësoj dhe përsos çdo lloj arsimimi dhe edukimi material e shpirtëror, të bëhem bashkëpjesëmarrësi yt në atë ngadhnjim të madh!.."*

Duke i rrokur idetë e këshillave të sinqerta të derdhura nga zemra e mësuesit të vet, princi i vogël vazhdoi të marrë forcë moralo-shpirtërore për vite të tëra prej tyre dhe u përpoq me zell të madh natë e ditë për të arritur përkryerjen, përsosmërinë dhe intelektin e synuar.

Kështu, princi i cili qe preokupuar tejet mendërisht me atë që mbiquhej **"fet'hi mubin", "ngadhnjimi i shquar"** duke e dhënë veten krejtësisht pas tij, me të njëjtat përpjekje edhe në rrugën e dijes, mësoi, brenda një kohe të shkurtër, **arabishten, persishten, latinishten, serbishten** dhe **greqishten**.

Me anë të shkencave shpirtërore dhe të natyrës që mësoi dhe përvetësoi, sulltan Mehmeti II i vuri në rregull edhe jetën e vet të *nefs*it, edhe punët e shtetit. Gjithashtu, me anë të njohurive të tij shkencore dhe teknike, bëri që të përkryhen mjetet luftarake që do të përdoreshin në luftëra. Njihet gjerësisht se nën drejtimin e tij u derdh mortaja e parë e cila qe një projekt i tij dhe e cila u përdor, pastaj, në marrjen e **Stambollit**!

Duke u marrë me historinë, ai bëri një punim origjinal të filozofisë historike *mbi formimin e feudeve dhe shtetit të centralizuar, mbi përparimin dhe zhvillimin e tyre, mbi shkaqet dhe përfundimet e asgjësimit të tyre nga skena e historisë*.

*Si rezultat i nivelit shkencor dhe i thellësisë shpirtërore,* ***Fatihu, Ngadhnjyesi****, zuri vendin e tij përjashtimor në histori si një sundimtar i lartë, si një luftëtar i madh, në të njëjtën kohë, si një dervish me ndjenja të thella dhe, më në fund, si një poet me zemër të butë e të ndjeshme.*

Sulltan Mehmeti i II, i mbiquajturi Fatih, Ngadhnjyesi, ishte një sundimtar që kishte marrë mësime nga dijetarët më të mëdhenj të kohës. Ai merrte pjesë në diskutimet shkencore dhe, disa herë, duke bërë të ditur opinionin e vet, shfaqte mjeshtërinë e vet në shkencë. Krahas edukimit të lartë moralo-shpirtëror që pati marrë nga Hirësia **Akshemseddin**, pati marrë mësime të drejtësisë islame (fikh) nga **Molla Husrev**, mësime të tefsirit ose ekzegjezës kur'anore nga **Molla Gyrani, Molla Jegan** dhe **Hizir Bej Çelebi**, mësime të kelamit ose apologjetikës islame nga **Hoxhazade** dhe mësime të matematikës nga **Ali Kushçu**.

Kështu, Fatihu i cili pati kaluar nëpër një arsimim dhe edukim jashtëzakonisht të lartë, tregoi zell dhe bëri përpjekje të mëdha në rrugën e shkencave si dhe të kulturës shpirtërore, caktoi shuma të konsiderueshme financiare nga thesari i shtetit për medresetë të cilat përgatisnin personalitetet që do t'i jepnin orientim cilësor njerëzimit. Ngjarja në vijim e bën të qartë shumë bukur këtë të vërtetë.

Sulltan Mehmeti II po zhvillonte me vezirët diskutime mbi buxhetin. Shifra e veçuar nga sulltani për medresetë ishte tejet e fryrë. Kur veziri i financës u njoh me atë shifër, u mblodh në vetvete në një heshtje të thellë. Dhe sulltani i zgjuar e tejpamës, Mehmeti II, të cilit i ra menjëherë në sy ndryshimi i qëndrimit të vezirit, i tha atij:

"Pasha! Ndërsa është veziri i financave ai që duhet të flasë i pari mbi çështjen e buxhetit, pse, vallë, ju u bëtë i heshtur?"

Duke mos dashur ta jepte veten, veziri iu përgjigj:

“Po përfitoj nga diskutimet, sulltani im…”

Por sulltani i tha kështu vezirit duke e bërë ta kuptojë se ia kishte kuptuar mendimin:

“Pasha! Ndoshta e patë të tepërt shumën që kam vënë për financimin e medreseve!”

Atëherë, veziri u detyrua ta zbulonte shkakun e heshtjes së vet:

“Ashtu është, sulltani im! Ndërsa shteti ka një mijë e një halle, keni veçuar financim të tepërt për arsimin, i cili është vetëm njëri prej këtyre halleve!”

Atëherë, sulltan Mehmeti i zgjuar, i cili dëshironte edhe të mos e zemëronte vezirin, edhe ta zgjidhte çështjen, tha kështu me një stil të qetë e bindës:

“Pasha! Çdo profesion ka firot e veta. Veçanërisht firot e profesionit intelektual janë më të shumta. Mirëpo s’duhet harruar se Profeti ynë (s.a.s.) ka thënë:

*“Dijetarët* (e shkencave natyrore e shpirtërore) *janë trashëgimtarë të profetëve!”*

Dhe të mund të bëhesh trashëgimtar dhe zëvendës profetik, nuk është ndonjë pozitë që mund të arrihet ashtu, lehtë. Dhe pikërisht prandaj firoja në dituri del më e madhe se në drejtimet apo profesionet e tjera!

Drejtimet dhe profesionet e tjera i mendoj kështu: Zhys në ujë të fëlliqur një copë tekstili me ngjyrë plumbi ose kafé. Pastaj, pasi të thahet, mundem ta mbështjell si çallmë, sepse ngjyra nuk ia tregon zhylin. Por a mund të bëhet një gjë e tillë me një napë të bardhë? Jo ta zhysësh atë në ujë të fëlliqur, por edhe sikur një mizë të qëndrojë mbi të, ajo e tregon ndotjen! Ja, kështu është edhe çështja e diturisë dhe e profesionit intelektual!”

Si e mbaroi fjalën, sulltani i drejtoi vezirit këtë pyetje:

“Pasha! Sa vetë nga nxënësit që u japim mundësi, përgatiten me sukses të lartë? A dalin katër a pesë personalitete prej tyre?”

Veziri i financave iu përgjigj:

“Sigurisht, sulltani im, dalin, mirëpo ç’përfitim arrihet me kaq?”

Sulltani buzëqeshi në mënyrë kuptimplote dhe tha:

“Pasha! A e di ti se janë pikërisht këto katër-pesë personalitete që ia ndriçojnë mendjen popullit?”

Veziri e përkuli kokën para dhe, duke e pranuar të vërtetën, tha:

“Po, sulltani im, kjo është e vërtetë!..”

Zemra e Fatihut i cili e zgjidhi lehtazi çështjen në sajë të zgjuarsisë dhe tejpamësisë së vet, u mbush tejet me gëzim dhe i tha vezirit:

“Pasha! Meqë nga çdo njëqind nxënës të medreseve tona mund të përgatiten katër-pesë njerëz seriozë që ta ndriçojnë popullin, atëherë, për hir të tyre, duhet të pranojmë të kujdesemi e t'i arsimojmë edhe të tjerët që do të mund t'i konsideronim firo!”

Siç u pa, sulltan Mehmeti II Ngadhnjyesi e shpenzonte materialin më të saktë të themeleve të Shtetit të Lartë me rëndësinë që i jepte diturisë dhe kulturës!

Përreth xhamisë së ndërtuar prej tij dhe të emërtuar me emrin e tij, Fatihu ndërtoi komplekse medresesh, tek të cilat e ka bazën dhe prejardhjen Universiteti i Stambollit! Në ato komplekse ai pati kërkuar një dhomë nxënësi edhe për vete dhe u qe nënshtruar provimeve si dhe nxënësit e tjerë!

❀

**Sulltan Mehmeti II Ngadhnjyesi** po kryekomandonte goditjen e fundit në formë rryme shkëndijash emocioni të lartë të veprimeve që synonin marrjen dhe ngadhnjimin e Stambollit, të cilat patën nisur dhe vazhduar qysh në kohën e sahabeve. Kapacitetet e bashkëlindura të tij, duke u bashkuar me edukimin materialo-shpirtëror që kishte marrë, e kishin përgatitur prej kohësh për **“ngadhnjimin e shquar”**! Ai thoshte duke e përsëritur si refren:

**“Ose Bizanti do të na marrë ne, ose ne do ta marrim Bizantin!”**

Menjëherë pasi u bë sundimtar në moshën njëzetenjëvjeçare, i mblodhi dijetarët dhe prijësit shpirtërorë dhe bëri një këshillim me ta për shtënien në dorë të Stambollit. Mirëpo shumica e pjesëmarrësve në mbledhje nuk ranë dakord, duke u shprehur:

“Fitorja mbi Kostantinije është punë vetëm e **Mehdiut**!”

Hirësia Akshemseddin që e dëgjoi këtë, ndërhyri menjëherë në këtë

konkluzion dhe, duke u shprehur si në vijim, siguroi që vendimi të anonte nga vazhdimi i luftimeve:

"Jo! Sulltani ynë, Mehmeti Sovran, ka për ta pushtuar Kostantinijen!"

Sulltan Mehmeti II, zemra e të cilit digjej qysh në fëmijëri me mallin për marrjen e Stambollit, mbeti jashtëzakonisht i kënaqur nga kjo! Dhe menjëherë dha urdhër për fillimin e përgatitjeve të ngadhnjimit.

Ndërkaq, zemrat e ushtarëve, komandantëve, sulltanit, dijetarëve dhe prijësave shpirtërorë vrullonin plot emocion për të merituar konsideratën e lartë të shprehur në paralajmërimin profetik të shprehur nga Hz. Muhammedi (s.a.s.) 900 vjet më parë! Nga kjo buronte forca e vërtetë e sulltanit dhe e ushtarëve të tij! Me të vërtetë, duke filluar qysh me **Halid bin Zejdin** (r.a.), çdo dështim i përpjekjeve për marrjen e Stambollit, në vend që t'i thyente shpresat dhe guximin, përkundrazi, me shtimin e gjakrave të derdhura të sahabeve të bekuar, shndërrohej në faktor nxitës që e mprehte vendosmërinë e luftëtarëve. Përpjekjet e para të pasuksesshme dhe kontributet pa rezultat të shpenzuara në këtë rrugë sikur, ashtu si zbrazja e detyrueshme e reve të ngarkuara me shi, e shndërronte konkretizimin, më në fund, të marrjes dhe ngadhnjimit të Stambollit, në domosdoshmëri! Gjaku i derdhur duke filluar nga sahabet bujarë e gjer në goditjen më të fundit të fitores, u dukeshin sulltanit dhe ushtarëve të tij si një detyrim besnikërie!

Si vepër e gjenialitetit të pashoq të Ngadhnjimtarit, anijet e luftës transportoheshin nëpër tokë, mortajat vendoseshin nëpër pozicione. Zemrat ndjenin emocionin e hyrjes një çast e më parë në Bizant dhe këndimin e ezanit në **Shën Sofi**!

Ushtarët thoshin:

**"Sido që të bëhet, fitorja do të jetë e jona!"**

**"Ose do të biem dëshmorë e do të hyjmë në xhennet, ose do të hyjmë me fitore në Bizant!"**

Secili, duke thënë **"sot radhën për të rënë dëshmor e kam unë"**, me qëllim për t'u ngjitur në muret e Bizantit që derdhnin mbi ta zjarr si lavë vullkani, përjetonte pasionin dhe emocionin e dëshmorësisë!

Faktin që në atë ngadhnjim të shquar kishte marrë pjesë edhe Hirësia **Ubejdullah Ahrar** që nga Azia e Mesme duke kapërcyer pengesën hapësirë-kohë, na e përcjell kështu nipi i tij **Haxhe Muhammed Kasem**:

"Ditën e enjte pas dreke, Hirësia Ubejdullah Ahrar urdhëroi paprit-

mas që t'i përgatitej kali për udhëtim. E shaloi kalin dhe, me shpejtësi, doli jashtë Samarkandit. Nxënësve u tha: "Ju qëndroni këtu!"

Një nxënësi i tij me aftësi shpirtërore të veçanta, i quajtur **Sheh Mevlana**, e ndoqi për një farë kohe pas. Pastaj lajmëroi se Hirësia Ubejdullah Ahrar, pasi u shmang herë nga e djathta, herë nga e majta siç ishte mbi kalë, u zhduk. Më vonë, Hirësia Ubejdullah Ahrar u kthye. Nxënësit e pyetën me emocion mbi kuptimin e atij udhëtimi të befasishëm. Ai u tha:

"Sulltani turk Mehmet më kërkoi leje dhe pastaj m'u lut ta ndihmoj. Dhe unë i shkova në ndihmë. Me leje të Allahut, fitorja u arrit!"

**Haxhe Abdylhadi**, biri i prijësit shpirtëror, Ubejdullah Ahrar, i cili pati shkuar nga Horasani për të marrë pjesë në betejën e Stambollit, tregon kështu:

"Kur pata shkuar në Stamboll, sulltan Bajaziti II ma pati përshkruar kështu pamjen dhe portretin e tim eti, Ubejdullah Ahrar:

"Im atë, Fatiu më ka treguar: "Në çastet më të ashpra të betejës, duke iu përgjëruar Zotit, i kërkova të më dërgonte në ndihmë njeriun më të shquar të kohës. Ai më doli para me këtë paraqitje, hipur mbi një kalë të bardhë dhe më tha:

**"Mos ki frikë! Fitorja është jotja!"**

I thashë atij prijësi:

*"Ushtarët mohues janë shumë!"*

Dhe ai, duke ma hapur xhyben, më tha:

"Vështro brenda!"

I mahnitur, vura re një ushtri që rridhte si rrebesh brenda astarit të xhybes!

**"Kjo ushtri të ka ardhur ty në ndihmë!"** – Më tha ai.

Dhe vazhdoi:

"Tani bjeri tri herë me tokmak daulles nga maja e kësaj kodre dhe të gjithë ushtrisë jepi urdhër për sulm!"

Ashtu bëra dhe unë. *Në betejë mori pjesë edhe ai pir bashkë me ushtrinë e tij. Ngadhnjimi i shquar u arrit!"*

Shkurt, është një e vërtetë historike se, gjatë betejës për marrjen e Stambollit, sulltan Mehmeti II përfitoi nga ndihma shpirtërore dhe fizike e të gjithë prijësve shpirtërorë.

Posaçërisht Hirësia Akshemseddin pati dhënë ndihmë të madhe sa në fushën shpirtërore, aq edhe në atë materiale. Krahas lutjeve për sulltan Mehmetin, janë mjaft të rëndësishme edhe këshillat dhe porositë që pati dhënë ai për mënjanimin e disa të metave të shfaqura herë-herë dhe aty-këtu. Me të vërtetë, këshillat orientuese të Akshemseddinit për Ngadhnjyesin i cili, përballë mospengimit të flotës armike e cila i sillte ushqime dhe ndihmë në trupa Bizantit duke kaluar nëpër Gji, e pati ngarë kalin për në det, paraqesin vlerë historike. Ai i thotë sulltanit të ri, nxënësit të vet shpirtëror kështu:

*"Pas përshëndetjeve të pastra e të sinqerta, kam nderin t'i parashtroj Sovranit tonë se situata e krijuar si pasojë e qëndrimit nënvleftësues të ekipit të flotës na u ka shkaktuar zemrave shumë dëshpërim dhe pakënaqësi. U dëshpëruam që u la të na ikte një rast që e kishim në dorë. Sa për shkaqet e këtij gabimi, sipas opinionit tim,*

***I pari** është shfaqja e një dobësie çasti në zellin e sinqertë dhe lënia pas dore ose shkelja e udhëzimeve të drejtimit të dhëna nga ju, Sulltani ynë!*

***I dyti** është mungesa e konsideratës ndaj paralajmërimit të fitores së dhënë nga ky robi juaj i dobët duke u mbështetur në lutjet dhe një sërë shenja shpirtërore.*

*Mund të numërohen edhe shumë të meta të tjera.*

*Prandaj, Sulltani im, të mos tregoni butësi gjatë sulmit dhe të ruani disiplinën! Të hetohet e të dënohet rëndë kush ka treguar mosbindje, kush e ka lënë detyrën pas dore. Po të mos veprohet kështu, nesër, kur të duhet që të mbushen hendeqet përreth mureve shoqëruar me sulm kundër kalasë, nuk do t'i japin rëndësi dhe do të tregojnë plogështi. E dini, disa frikësohen nga ndëshkimi.*

*Kemi shpresë se, me sa të jetë e mundur, nuk do ta lini dore vendosmërinë, por do të tregoheni serioz dhe i zellshëm si praktikisht, ashtu dhe duke dhënë urdhër e duke komanduar! Po kështu, ndëshkimin e lejuesve dhe shkelësve t'ia lini dikujt me mëshirë dhe maturi të pakët në mënyrë që t'i ekzekutojë dënimet ashtu siç duhet! Allahu i Lartë urdhëron:*

***"O i Dërguar! Lufto kundër qafirëve dhe hipokritëve dhe tregohu i ashpër përballë tyre, se vendi i tyre është xhehennemi! Ç'vend kthimi i keq është ai!"** (et-Tevbe, 73)*

*Në zemrën e atyre që nuk duan të shkojnë para, ka dobësi. Ata janë në pozitën*

*e hipokritëve dhe do të ndodhen së bashku me qafirët në ndëshkimin e xhehennemit!*

*Ashtu siç e kërkon interesi, mbajeni të lartë vullnetin dhe vendosmërinë që, në fund, të mos dëshpërohemi, të mos turpërohemi, të mos hidhërohemi, por të shkojmë para audiencës hyjnore të qetë, të gëzuar dhe fitimtarë!..*

*Vendimi përfundimtar i takon Allahut, por robi, me sa t'i vijë për dore, nuk duhet ta lërë mangët zellin dhe përpjekjen! Kjo është tradita e të Dërguarit të Allahut dhe e sahabeve, pasuesve të tij!*

*Sulltani im, mbrëmë rashë të fle duke kënduar Kur'an zemërthyer, por qoftë shumë i falenderuar Allahu që m'u realizuan paralajmërime shumë të gëzueshme që s'më kanë ndodhur prej shumë kohësh! Ç'ju thashë shkëlqesisë suaj të lartë, të mos konsiderohen fjalë të kota. Këto janë prej dashurisë sonë ndaj juve, sundimtarit tonë!"*

❁

Por fitorja po zgjatej gjithnjë e më shumë. Mes atyre që patën dalë qysh në fillim kundër fushatës luftarake, filloi shqetësimi, gjer atje, sa ata shkuan te sulltani dhe i thanë:

"Sulltani ynë! Kaq shumë ushtarë u vranë me fjalën e një dervishi! Akoma qafirit i vijnë ndihma nga Evropa! Tashmë s'ka mbetur më shpresë për fitore!.."

Ngadhnjimtari të cilit i ishte ndrydhur zemra tejet edhe nga vonimi i fitores, edhe nga presioni i atyre që s'e donin, e dërgoi vezirin **Ahmet Pasha** te mësuesi Akshemseddin:

"Pasha! Shko te Hirësia e Tij, Shehu, dhe pyete se a do të jetë e mundur të pushtohet kalaja dhe të arrihet fitorja?"

Hirësia Akshemseddin iu përgjigj kështu kësaj pyetjeje:

"Kaq shumë muslimanë dhe gazinj nga ummeti muhammedian e sulmuan kalanë e qafirëve! Inshaallah, në dashtë Allahu, fitorja do të jetë e mundur!"

Mirëpo, ngaqë s'e mori përgjigjen e dëshiruar dhe ngaqë po i bëhej e vështirë lejueshmëria në durimin dhe maturinë e dëshirës së fitores dhe ngadhnjimit që i shkaktonte pak edhe gjendja shpirtërore në të cilën ndodhej, i tha Ahmet Pashës:

"Pasha! Kjo përgjigje s'është e mjaftueshme! Të na e njoftojë edhe kohën e fitores që po na e paralajmëron!.."

Hirësia Akshemseddin i cili e njihte fort mirë situatën ku ndodhej sulltani i ri, u zhyt në mendime të thella dhe, duke e ndjerë domosdoshmërinë e përforcimit moralo-shpirtëror të vullnetit dhe vendosmërisë së Sulltanit për të mos lejuar dështimin e fitores, iu përgjërua Zotit për një kohë të gjatë. Më në fund, në përfundim të shfaqjeve që përjetoi, e dha njoftimin që i kërkohej:

"Në të gdhirë të ditës së njëjzetë të muajit rebiulevvel të bëhet sulm i përqëndruar nga filan drejtim! Atë ditë do të na mundësohet fitorja! Qyteti i Kostantinijes do të mbushet me zërat e ezanit!.."

Sulltan Mehmeti II që e mori këtë paralajmërim të lumtur, në mëngjesin e 29 majit 1453 filloi një sulm nga toka dhe deti me një vendosmëri të paparë. Rrahjet e daulleve me tingujt e orkestrës frymore luftarake që ngriheshin qiejve mes buçitjeve të artilerisë, duke u bashkuar me thirrjet e tekbirit "Allahu Ekber, Allahu është më i Madhi!", bënin që Ngadhnjyesi dhe ushtarët e tij, nën udhëzimin e paralajmërimit profetik, të rridhnin si rrebesh për në Stamboll.

Këtë emocion sulmi të Ngadhnjyesit dhe ushtrisë së tij, poeti Jahja Kemal e shpreh bukur poetikisht në këtë mënyrë:

***Godit për hir të shpatës në dorë të Aliut,***
***Për hir të prijësit që i gjëmon qiejt!***

***O ushtar fitimtar që hap dyert, godit sot***
***Për hir të lajmit të ngadhnjimit të lartë!***

***Godit që të ngulet hëna mbi kishën e mohuesit,***
***Për hir të këtij kalorësi botëror që e bart!***

***T'i bjerë medalioni bizantinit, t'i ulet koka frengut,***
***Për hir të dorës hyjnore q'e çon turkun drejt!***

***Godit me sulmin e fundit, të hapen këto mure,***
***Për hir të tekbirit në sulmin herët shpejt!***

Flamuri i ngulur më në fund nga Ullubatllë Hasani mbi muret e kalasë pas sulmit të bërë me një emocion dhe dëshirë të tillë, filloi të valëvitej nga të gjitha anët. Tashmë Kostantinopoli ishte marrë dhe ngadhnjyer! Ngadhnjimi i këtij qyteti të rrethuar shumë herë më radhë, i kishte rënë në pjesë sundimtarit të ri, Gazi Sulltan Mehmetit II!

Pas fitores, **sundimtari botëror** së bashku me dijetarët, *arif-ët* dhe pashallarët, madje, së bashku edhe me kadiun, gjykatësin i cili kishte për ta gjykuar më vonë, Hizir Bej, hynë në qytet nga Porta e Edrenesë me një ceremoni të shkëlqyer.

Mbi shalë të kalit të bardhë, u dha ushtarëve këtë porosi të fundit:

*"Fitimtarët e mi! Lavdëruar dhe falenderuar qoftë Zoti që u bëtë ngadhnjyesit e Stambollit! Në asnjë mënyrë të mos i prekni ata që s'bëjnë qëndresë dhe që kërkojnë mëshirë! Mos u shkaktoni asnjë dëm grave, fëmijëve, pleqve dhe të sëmurëve! Merrni vetëm nga plaçka e luftës që ju lejohet dhe ju bekohet!.."*

Këto konkluzione dhe urdhra të shpallura prej tij shumë kohë më parë se Deklarata e të Drejtave të Njeriut, është një nga dokumentet më të nderuara të historisë osmane! Dhe patriku i Stambollit i mahnitur dhe i përlotur para këtij qëndrimi me drejtësi, i ra ndër këmbë Ngadhnjyesit. Por sulltani e ngriti në këmbë dhe i tha:

*"Në fenë tonë është e ndaluar përulja para njerëzve siç bëhet përulja dhe rënia në tokë para Zotit! Ngrihuni! Juve dhe, bashkë me ju, të gjithë krishterëve, po jua kthej të gjitha të drejtat dhe liritë. Nga ky çast e tutje, të mos kini frikë për jetën dhe lirinë tuaj nga ndëshkimi im mbretëror! Patrikana dhe ju si lideri i bashkësisë ortodokse, do t'i ruani të gjitha privilegjet që keni fituar gjatë historisë…"*

Më pas, me anë të një dekreti perandorak, sulltan Mehmeti II Ngadhnjyesi i përsëriti dhe i rikonfirmoi këto fjalë, gjë që do të thoshte që patrikana e cila kishte arritur pikën e shembjes, të mbahej në këmbë përsëri dhe më e fortë se më parë! Dhe ky akt është një nga shembujt më të shkëlqyer të tejpamësisë së sulltan Mehmetit II! Sepse patrikana e Stambollit ishte qendra e ortodoksizmit botëror. Rusët dhe serbët që ishin armiqtë e Shtetit të Lartë, vareshin nga kjo qendër. Ndërkaq, qysh në krye të herës ekzistonte një kundërvënie mes papatit katolik dhe botës ortodokse. Po qe se qendra e doktrinës ortodokse do të eliminohej, me kalimin e kohës, bota krishtere mund të bashkohej nën udhëheqjen e papës. Për vazhdimësinë e këtij dualiteti nevojitej ekzistenca e së kundërtës së papatit, gjë që do të thoshte copëtim i unitetit kristian. Prandaj e pati pranuar sulltan Murati II në dekretin e tij perandorak cilësinë ekumenike, pra, mbarëbotërore të patrikut dhe patrikanës.

Një aspekt tjetër i politikës së ndjekur me këtë qëndrim ishte ndikimi pozitiv që do të krijohej mbi botën krishtere si rrjedhojë e qëndrimit të drejtë dhe tolerant të muslimanëve ndaj krishterëve. Me të vërtetë, ky është faktori i vërtetë që qëndronte në themelet e paqes dhe qetësisë që kishin mundur të siguronin osmanët në Rumeli gjer në rrymat e nacionalizmit të filluar me Revolucionin e Madh Francez, megjithëse ndodheshin në pakicë. Veç kësaj, kjo drejtësi qe bërë pretekst për orientimin fetar të shumë krishterëve.

Fatihu, Ngadhnjimtari, ecte duke ndjekur kryeprincin Bajazit. Në të dy anët e rrugës ishin rreshtuar ushtarë që përshëndesnin, kurse vajzat bizantinase i hidhnin lule sovranit të ri. Në këtë mes, një dervish doli, qëndroi mu në mes të rrugës dhe i foli kështu sulltan Mehmetit II:

**"Mos merr kaq shumë merita mbi vete duke menduar se e pushtove Stambollin! Ti e more Stambollin me lutjet e ne, dervishëve si unë!"**

Dhe sulltan Mehmeti II iu përgjigj kështu:

**"Drejt po thua, baba! Se beteja arrin të fitohet në qoftë se ushtarët e lutjes me ushtarët e shpatës veprojnë së bashku! Ata që e braktisin lutjen, i pret e ardhmja e xhehennemit; edhe për ata që e braktisin shpatën, bëhet shumë keq! Lutja është motivi themelor! Por asaj duhet t'i shtohen edhe pretekstet e tjera që të mund të merret rezultat! Ja, ashtu ndodhi edhe sot! Të gjithë së bashku edhe u lutëm, edhe e tundëm shpatën, pra, u arrit fitorja! E fshehta e fitores është tek ndjekja e gjurmës së Profetit (s.a.s.)!"**

Në këtë mënyrë, sundimtari i madh e shprehu bukur edhe për brezat pasardhës se kushti *sine qua non*[18] i fitores ishte përdorimi i shpatës në kahjen e frymës së Kur'anit!

Eshtë për këtë arsye që, gjatë gjithë historisë osmane, në qytetet e marra me shpatë, të paktën në një xhami, hatibi ngjitej në shkallaren e hutbes me shpatën ngjeshur **"an-fetih"** (si fitimtar, ngadhnjimtar) dhe ashtu, duke u mbështetur në shpatë, e mbante hutben, ligjëratën e posaçme të së premtes. Kuptimi simbolik i kësaj ishte se hatibi e kishte marrë të drejtën dhe lirinë e fjalës me anë të forcës. Edhe sot, madje, në xhaminë Bajazit, hatibët ngjiten me shpatë në dorë për të mbajtur hutben. Nga ana tjetër, po qe se qyteti ishte marrë në mënyrë paqësore, hatibi ngjitej për të mbajtur hutben në mënyrën **"an-vatan"** (si vendës), me Kur'an në dorë!

❁

Sulltan Mehmeti II Ngadhnjimtari ia kushton ngadhnjimin mbi Stamboll sa shkaqeve materiale, aq edhe ndihmës së *evlijave*. Prandaj, vajzave bizantinase që i hidhnin trëndafila, ua tregonte mësuesin dhe prijësin e vet shpirtëror, Hirësinë Akshemseddin, duke dashur të shprehte se komplimentet e tyre ishin, në fakt, e drejta e atij, domethënë, e forcës shpirtërore që e kishte mbështetur në fitore.

18. Në origjinal, autori është shprehur kështu: "…zaferin mecbûrî şartının;…" Barazlerësi *latinisht* i shprehjes turqishte *mecburi şart* (kusht i domosdoshëm, i detyrueshëm, pa të cilin nuk mund të bëhet) është *conditio sine qua non* që ne parapëlqyem ta përdorim në përkthim si më sipër. (Përkthyesit)

Madhërimi që i bënte sulltan Mehmeti II Akshemseddinit ishte shumë i lartë. Eshtë shumë domethënëse ajo që u pati thënë ai njerëzve përreth tij ditën që u ngadhnjye Stambolli:

*"Ky gëzim dhe kjo kënaqësi që shihni tek unë, nuk janë vetëm për marrjen e kësaj kalaje, por sepse në kohën time dhe së bashku me mua ndodhet një mik i Allahut i çmuar e i bekuar si Akshemseddini!.."*

Në këto dy kuplete (dyvargshe) që reflektojnë thellësinë shpirtërore të Sovranit i cili i shkruante poezitë me pseudonimin "Avni", vihet re se në kauzën e tij të lartësimit të Fjalës së Allahut, ai u kushtohet vetëm e vetëm profetëve dhe *velijve*:

***T'i bindem urdhrit "luftoni për Allahun"- qëllimi im,***
***Zelli vetëm për fenë islame është zelli im!***

***Në profetë dhe evlija mbështetem unë,***
***Te Zoti është gjithmonë shpresa e ngadhnjimit tim!***

Ja, pra, është kjo lidhje e fuqishme dhe ky respekt i lartë i tij ndaj profetëve dhe *evlijave* të Zotit që është bërë pretekst që ai të përfitojë gjithmonë nga mbrojtja dhe frymëzimi i tyre. Me të vërtetë, të gjithë *evlijatë*, domethënë, prijësit shpirtërorë, me në krye Hirësinë Akshemseddin, i patën siguruar atij çdo lloj ndihmë materiale e shpirtërore për ngadhnjimin e Stambollit. Madje, Hirësia Akshemseddin i pati dhënë atij, para fitores, informacione mbi të ardhmen. Pastaj, menjëherë pas fitores, e patën pyetur Hirësinë Akshemseddin (k.s.):

"Pse fole për të ardhmen duke e lajmëruar fitoren që më parë?"

*"Sepse e mësova nga vëllai Hizri (a.s.) se kur do të shfaqej fitorja!"* – Qe përgjigjur ai.

❀

Pas ngadhnjimit mbi Stambollin, sulltan Mehmeti II filloi të kërkonte, gjente dhe përcaktonte varret e sahabeve të zgjedhur të cilët kishin pasë ardhur aty më parë, qysh shumë kohë më parë, për marrjen e Stambollit, kishin pasë rënë dëshmorë dhe kishin pasë qenë varrosur aty. Ndër ta, në mënyrë të veçantë donte ta përcaktonte vendvarrimin e **Ebu Ejjub el-Ensariut** i cili pati qenë mikpritësi i Hz. Muhammedit (s.a.s.). Mirëpo varri i bekuar i tij, i fshehur me qëllim për ta mbrojtur nga përdhunimi i armiqve, nuk u gjet dot. Atëherë, sulltani iu drejtua Hirësisë Akshemseddin:

"Hirësia juaj! Si mund ta gjejmë varrin e Ebu Ejjub el-Ensariut?"

Pasi u mbyll disa minuta në vetvete, prijësi shpirtëror Akshemseddin e tregoi vendin e varrit të atij sahabiu të bekuar e të famshëm dhe nguli në atë vend një shkop për shenjë. Ndërkaq, atë natë, sulltani, jo se nuk i besonte mësuesit, por vetëm për ta kënaqur dhe ngopur plotësisht zemrën ndaj tij, ia ndërroi vendin shkopit. Pastaj, të nesërmen, kur shkuan për ta gërmuar vendin e përcaktuar, Hirësia Akshemseddin u mbyll përsëri në vetvete dhe, nën vështrimet e mahnitura të sulltanit, tha:

"Sulltani im! I qenka ndërruar vendi shenjës sonë!"

Dhe e shkuli shkopin që aty ku ndodhej dhe e nguli përsëri ku e pati ngulur më parë.

Më në fund, në zemrën e sulltanit nuk mbeti asnjë thërrime dyshimi dhe vendi i shënuar filloi të gërmohej. Pas pak doli një gur varri që i përkiste Ebu Ejjubit. *Kerameti* i të urtit Akshemseddin u vërtetua!

Pastaj, me urdhër të sulltan Mehmetit II, Ngadhnjyesit, varri u veçua plotësisht nga mjedisi përreth, mbi të u ndërtua një tyrbe dhe pranë, një xhami dhe një medrese.

Sulltan Fatihu, Ngadhnjyesi, e donte shumë mësuesin e vet, Hirësinë Akshemseddin, nën edukimin moralo-shpirtëror të të cilit qe përgatitur, e respektonte shumë atë. I shkonte shpesh për vizitë dhe kthehej prej tij me zemër tejet të kënaqur e të qetë!

Edhe Akshemseddini, kur i shkonte për vizitë sulltani, ngrihej në këmbë dhe ashtu, në këmbë, e priste me nderim të thellë. Një ditë, **Mahmud Pasha** e pyeti sulltanin me kureshtje dhe habi:

"Sulltani im i vyer, ju i shfaqni Akshemseddinit respektin dhe madhërimin që nuk ia shfaqni asnjë dijetari! Pranë tij ju shndërroheni krejtësisht! Ku ndryshon ai nga dijetarët e tjerë?"

Dhe sulltan Fatihu, Ngadhnjimtari, iu përgjigj me këto fjalë:

*"Tërheqjen dhe impresionimin që shoh tek ky person nuk e kam parë në asnjë kohë, vend dhe person! Ky impresionim dhe kjo afërsi që ndjej ndaj tij, ma trazon zemrën, ma kthen përmbys, më shtyn në botëra krejt të tjera! Megjithëse impresionimi, nga njëra anë, dhe afërsia dhe dashuria, nga ana tjetër, janë dy gjendje shpirtërore të kundërta me njëra-tjetrën, si bashkohen e bëhen një në shpirtin tim? Edhe unë habitem me këtë! Ç'është kjo gjendje? Si shpjegohet kjo gjendje? E kuptoj se kjo më ndodh jo prej qenies së tij materiale e trupore, por nga meritat që gëzon para Zotit! Para tij, dora më dridhet, gjuha më zihet dhe unë mbetem si një fëmijë i dobët! Nga dritarja e zemrës së tij sodis botë të veçanta, piktura të veçanta!*

*Ja, kjo gjendja ime është reflektimi i botës së tij shpirtërore tek unë. Në të njëjtën kohë, e përvijon thellësinë shpirtërore të tij!"*

Është për këto shkaqe që, pas fitores, Hirësia Akshemseddin u largua nga Stambolli me qëllim që sulltani të mos i linte mangët punët e shtetit duke ndjekur bisedat e tij shpirtërore, dhe u vendos në vendlindjen e vet, Gojnuk. Por lidhjet ndjesore mes tij dhe sulltan Fatihut si dhe orientimi shpirtëror i tij mbi sulltanin vazhduan me letra. Letra në vijim e cila shpalos intimitetin e lartë mes sulltanit dhe mësuesit të vet, intimitet që shkonte më tej se ai baba-djalë, është një këshillë e bukur e rrjedhur nga zemra e Hirësisë Akshemseddin:

*"Rehatia e kësaj bote është pothuajse asgjë në krahasim me rehatinë e jetës së pasme, ahiret! Shija materiale s'është asgjë para shijes shpirtërore! Mos tregoni konsideratë ndaj asgjësë! Më e ashpra e kokëçarjeve bie mbi profetët, pastaj mbi evlijatë ose prijësit shpirtërorë dhe pastaj mbi kalifët! Dijeni si dhuntinë më të madhe që jeni udhëtar i udhës së profetëve dhe prijësve shpirtërorë, mos ndjeni dhimbje nga asnjë kokëçarje, përkundrazi, ndjeni shije! Në Kur'anin e Shenjtë përmendet një vështirësi mes dy lehtësive. Inshaallah, në dashtë Allahu, së afërmi vështirësitë do të mbarojnë dhe, në çdo anë, armiqtë do të fëlliqen dhe turpërohen! Kurrsesi të mos i prishni ato ç'ka i keni premtuar Allahut pranë meje! Po të veproni siç po them, me lejen e Allahut, gjithmonë do të bëheni fitimtarë e të gëzuar!*

*Gjendja e vendit varet nga gjendja juaj. Sepse sulltanët ndaj vendit janë si shpirti ndaj trupit. Është shpirti që e drejton trupin. Mos e pandehni veten si njeri të zakonshëm dhe mos u merrni me gjë tjetër përveç përmirësimit të vendit! Paqja qoftë mbi ju!.."*

Ja, pra, sulltan Mehmeti II Ngadhnjimtari i cili i jepte kahje jetës së vet me orientime të tilla të larta, i kushtonte vëmendje jetës së vet adhurimore, po ashtu, nga nënshtetasit kërkonte të mos shfaqnin plogështi në adhurimet dhe në detyrat e tyre fetare! Këtë ndjeshmëri të tij e shpreh bukur ky dekret që u dërgoi vilajeteve lidhur me faljen e namazit:

"Allahu i Lartë na e mundësoftë që t'i zbatojmë urdhrat dhe ndalimet e Tij! Duke u mbështetur në urdhrin hyjnor, **"falni namazin"**, si dhe në porosinë e Profetit (s.a.s.), *"namazi është shtylla e fesë, prandaj, kush e fal drejt namazin, e mban fenë në këmbë, kurse kush e braktis, e ka shembur fenë"*, e kam për detyrë të urdhëroj të mirën dhe ta ndaloj të keqen! Për këtë, kam ngarkuar me detyrë një person i cili do ta ndjekë këtë çështje ashtu siç duhet. Kështu, kush e braktis namazin, do të orientohet ashtu siç duhet. Në këtë shërbim duhet të japin ndihmesën e tyre edhe drejtuesit e shtetit! Prandaj kurrsesi s'duhet t'i lëmë shteg plogështisë dhe përtacisë në zbatimin e konkluzio-

neve, urdhrave dhe ndalimeve të larta të Islamit! Faltoret dhe medresetë s'duhet të mbeten pa xhemaat për t'u kthyer, pastaj, në rrënoja dhe gërmadha! Ato mjedise të bekuara duhet të mbushen e të rregullohen gjersa feja islame të bëhet e fuqishme dhe e respektuar, në mënyrë që të arrihen fitore materiale e moralo-shpirtërore!.."

Ky qëndrim është shprehje e moralit islam, e lavdëruar në ajetin kur'anor:

اَلَّذِينَ اِنْ مَكَّنَّاهُمْ فِي الْاَرْضِ اَقَامُوا الصَّلٰوةَ وَاٰتَوُا الزَّكٰوةَ
وَاَمَرُوا بِالْمَعْرُوفِ وَنَهَوْا عَنِ الْمُنْكَرِ وَلِلّٰهِ عَاقِبَةُ الْاُمُورِ

**"Ata** (besimtarë) **që, po t'u jepet pushtet mbi dhé, e falin namazin, e japin zeqatin, e urdhërojnë të mirën dhe e pengojnë të keqen! Fundi i punëve është te Allahu!"** (el-Haxh, 41)

❀

Zelli i Fatih Sulltan Mehmetit në rrugën e Allahut pa u mposhtur nga shqetësimet dhe vështirësitë, si dhe shërbimi ndaj muslimanëve, përbën një model shembullor.

Ai kishte dalë në fushatën kundër **Perandorisë Bizantine të Trapezundit**. Për t'iu afruar qytetit nga shpina, kalohej nëpër një terren malor dhe pyjor të dendur. Disa herë, spatarët ecnin para duke hapur rrugëkalimi. Në një vend ku rruga ishte e keqe, kali i sulltanit rrëshqiti. Duke u përpjekur për t'u mbajtur në një shkëmb, sulltanit iu përgjakën duart. Zonja Sara, nëna e Hasanit të Gjatë, e cila e shoqëronte sulltanin, duke menduar se ishte pikërisht çasti i përshtatshëm për atë që bluante ndërmend, iu drejtua sulltanit me këto fjalë:

"O bir, je sundimtar e bir sundimtari! Je një sovran i madh! A e vlen të heqësh kaq shumë vështirësi për një kala të vogël si Trabzoni?"

Hasani i Gjatë kishte pasë lidhur miqësi me Perandorinë Bizantine të Trapezundit, prandaj ia kishte dërguar nënën sulltanit me lutje që të hiqte dorë nga ajo fushatë. Megjithëse i kish duart plot gërvishtje, Ngadhnjimtari e drejtoi trupin dhe iu përgjigj kështu asaj:

*"O nënë plakë! A s'e di ti se kjo që mbajmë në dorë është shpata e fesë islame? Mos pandeh ti se të gjitha këto mundime që po heqim janë për një copë tokë të*

*thatë! Ta dish se të gjitha përpjekjet tona janë për t'i shërbyer fesë së Allahut! Për t'i futur njerëzit në rrugë të drejtë! Për të mos na u nxirë fytyra kur të dalim nesër para Allahut! Po qe se kemi në dorë mundësitë e kumtimit dhe lartësimit të vlerës së Islamit dhe parapëlqejmë rehatinë e trupit duke iu shmangur disa mundimeve, a do të mund të na thuhet neve gazinj, fitimtarë? Po të mos e çojmë Islamin te mohuesit, po të mos u bëhemi pengesë veprimeve të tyre shkatërruese, me ç'fytyrë do të dalim para pranisë hyjnore?"*

❀

Fatihu, Ngadhnjimtari, gjente një kënaqësi të madhe nga vizitat e prijësve shpirtërorë, zemra i mbushej e i derdhej nga ekstaza prej frymëzimit dhe begatisë shpirtërore të tyre.

Një ditë, dëshiroi shumë t'i bënte vizitë Hirësisë **Sheh Ebul Vefa**, njërit prej evlijave, prijësve shpirtërorë të kohës. Së bashku me burra shteti të tjerë, shkoi gjer te dera e teqes së tij. Por, ç'të shohë? Dera e hapur për çdokënd, atij i ishte mbyllur!

Sovrani u dëshpërua, fytyra iu zbeh.

Në të njëjtën gjendje ndodhej edhe Hirësia Ebul Vefa brenda. Ndërkaq, edhe myridët, nxënësit e tij, për edukatë, s'e pyesnin dot megjithëse përbrenda e ndiqnin me kureshtje dhe shqetësim zhvillimin e ngjarjes duke e pyetur veten me habi: "Ç'është e fshehta e kësaj?" Si ndodhte që dera që i lihej hapur edhe një të dehuri, madje, i ishte mbyllur personit i cili kishte merituar shfaqjen dhe realizimin e një hadithi profetik përgëzues?!

Sulltani u kthye mbrapsht i hidhëruar.

**Sovrani i madh i cili kishte mbyllur një epokë historike botërore, Mesjetën, dhe kishte hapur një epokë tjetër, Kohën e Re, i cili kishte rrafshuar muret e Bizantit, ishte kthyer pas pa e hapur dot portën enigmatike të teqes së një njeriu të zemrës!**

Pasi kaloi një farë kohe në këtë mes, përsëri me një emocion që i vinte nga thellësitë e zemrës së ndjeshme, Sulltani u përgatit sërish për t'i bërë vizitë Hirësisë Ebul Vefa dhe i shkoi tek teqja së bashku me burrat e shtetit. Përsëri, e njëjta pamje: dera, e mbyllur!

Sovrani u tmerrua edhe më shumë! Ai i tha adjutantit:

"Hyr brenda me edukatë të plotë dhe përpiqu ta kuptosh se ç'do të thotë kjo punë! Ç'është kjo gjë e fshehtë? Ç'është kjo situatë e çuditshme?"

Adjutanti hyri brenda. Hirësia Ebul Vefa i tha kështu:

**“Sovrani ynë Fatih ka një zemër të ndjeshme dhe emotive. Po të hyjë këtu dhe ta shijojë kënaqësinë e botës sonë, nuk do të dojë të largohet më dhe nuk do të kthehet më në krye të drejtimit të shtetit! Mirëpo ky pushtet dhe ky ummet i janë lënë atij amanet! Po qe se s’e zëvendëson dot dikush tjetër po aq i denjë sa ai vetë, pushteti dhe ummeti, bashkësia, dëmtohen. Dhe, atëherë, edhe ai, edhe unë bëhemi mëkatarë!**

**Pastaj, shpirti do t’i mbushet me atmosferën shpirtërore të këtushme dhe çdo gjë që do të ketë, do ta sjellë dhe dhurojë këtu. Mundësitë materiale që duhet t’u shkojnë të vejave, jetimëve, të varfërve, të sëmurëve dhe të vetmuarve, do të rrjedhin këtu! Në të njëjtën kohë, në zemrat e myridëve do të hyjë dashuria për botën materiale dhe rregulli që kemi këtu, do të prishet!**

**Ne jemi, që këtu, vazhdimisht pranë sundimtarit, zotërisë sonë, me lutjet dhe prirjet tona… Zemra e tij është brenda zemrës sonë…”**

Pasi adjutanti doli nga pritja dhe ia përcolli Sundimtarit i cili e priste përfundimin e takimit me kureshtje dhe shqetësim në derë të teqes, këto fjalë, Sundimtari e pyeti:

“Në ç’gjendje ndodhej Hirësia e Tij duke i shprehur këto ndjenja?”

Adjutanti iu përgjigj:

*“Sovrani im! Duke i thënë këto fjalë, Hirësia Ebul Vefa duhej të ishte shumë i prekur që nga sytë i pikonin lot…”*

Ngadhnjimtari e përkuli kokën para. Vështrimet që nuk ia nxënin dot horizontet, si një natë e thellë me hënë, iu kthyen drejt një bote tjetër. Sytë iu njomën dhe nisën t’i derdheshin lotët si pika vese që mblidhen mbi degë në pranverë. Atij kurrë nuk iu mundësua të takohej me Hirësinë Ebul Vefa…

Pastaj, më vonë, kur i erdhi lajmi i vdekjes së sulltan Mehmetit II, Ebul Vefa shkoi në pallat dhe e drejtoi faljen e namazit të xhenazes të Ngadhnjimtarit!

❁

Sulltan Mehmeti II, i mbiquajtur Gazi (fitimtar) dhe Fatih (ngadhnjimtar) është një sovran i botës së jashtme e të brendshme i cili, sa më shumë që të analizohet, aq më shumë thellohet dhe sa më shumë që të thellohet,

aq më shumë del në pah si det i gjerë! Veprimtaritë dhe sukseset që kreu dhe arriti ai në çdo fushë, mbështeteshin në bashkëpunimin e penës dhe shpatës që ai e realizoi me një mjeshtëri përjashtimore!

Fushatat dhe sulmet e kryera gjer në periudhën e vet, ai i shndërroi në një fushatë ngadhnjyese të planifikuar. Ai kurrë nuk e vinte në lëvizje ushtrinë e vet pa plan dhe pa rregull dhe kurrë nuk derdhte gjak me pasione aventureske. Disa herë pati ndodhur që të gjendej njëherit në disa fronte në konflikte ushtarake me pesë, dhjetë a më shumë shtete dhe gjithmonë i pati zgjidhur me sukses, në mënyrë mjeshtërore, aty me anë të bisedimeve politike, këtu me goditje ushtarake. Edhe në çastet më kritike, madje, në beteja ku merrte pjesë, hidhej mbi armikun nga radhët e para, nuk hidhte hap pas. Gjatë një sulmi të fuqishëm në rrethimin e Beogradit, mori plagë të thella në ballë dhe në gju.

Sulltan Mehmeti II, Fatihu, duke konkluduar mbi një sërë rreziqesh dhe gabimesh ku pati rënë shteti më parë, përgatiti kodet juridike të quajtura **Kodet e Fatihut** (Fatih Kanunnameleri), por nuk duhet pandehur se ato reflektojnë idetë dhe opinionet personale të tij apo të burrave të tjerë të shtetit të asaj periudhe! Kurrsesi!

Në këto kode që përmbajnë shumë rregulla mbi drejtimin dhe administrimin e shtetit, çështjet mbi të cilat janë bërë shumë debate gjer në ditët tona, përqëndrohen në deliktin juridik legal dhe imediatisht të domosdoshëm, të emërtuar **"ekzekutimi i vëllait dhe birit"** dhe në rastet e ekzekutimit pa gjyq të vezirëve.

Po të vihet re me kujdes, ky rregull i posaçëm për anëtarët e dinastisë dhe personat që mbanin gradën e vezirit, ka dy shkaqe të veçanta:

*1. Meqë këta kishin një autoritet i cili mund ta copëtonte shtetin, duhej që vendimi mbi ta të jepej me shpejtësi. Meqë praktika e zakonshme e marrjes së vendimeve nga gjykatat institucionale të sistemit juridik nuk i jepnin mundësi kësaj, në rast tradhtie të lartë, gjersa të merrej vendimi prej tyre, tradhtia do të ishte zhvilluar gjer në fund duke shkaktuar pasoja të rënda e të pakompensueshme. Prandaj sulltanit i ishte dhënë e drejta e thirrjes:*

*"Xhelati!"*

*2. Meqë këta ndodheshin, në shtet, në një pozitë shumë të lartë përsa i përket autoritetit, sulltani ishte i vetmi autoritet mbi ta, i cili mund t'i gjykonte dhe dënonte pa u frikësuar! Kurse dorëzimi ekzekutorit i një njeriu të thjeshtë nga sulltani mund të bëhej vetëm në situatë lufte. Me të vërtetë, në një situatë luftarake, edhe një ushtar i thjeshtë mund të bëhet shkak për disfatën e tërë ushtrisë.*

Ndërkaq, me qëllim për të parandaluar çdo lloj subjektiviteti, edhe kjo praktikë imperative, madje, si pasojë e shkaqeve themelore, mbështetej gjithmonë në fetvanë ose vendimin juridiko-fetar të shehulislamit.

Shkaqet në fjalë janë vepër e një frike të drejtë e të justifikueshme mbi mbrojtjen e shtetit nga përçarja dhe copëtimi dhe mbi sigurimin e vazhdimësisë së tij. Me të vërtetë, mbrojtja e një shteti në rritje e sipër ose të rritur tepër, nga përçarja dhe copëtimi, është mjaft e vështirë! Po të merren parasysh edhe mundësitë reale të ndërlidhjes të asaj dite, vlerësimi i kësaj vështirësie bëhet edhe më i lehtë!

Nën dritën e këtyre kritereve, mund të thuhet se çështja e "ekzekutimit të vëllait dhe birit" të cilën sulltan Mehmeti II e legalizoi me qëllim që, duke u drejtuar nga një dorë e vetme, shteti dhe bashkësia shoqërore të mos përçahen dhe copëtohen në principata të dobëta dhe, në këtë mënyrë, të mund të mbeteshin gjithmonë të fuqishëm para botës mohuese jomuslimane, ka qenë ndër motivet kryesore që ia kanë zgjatur jetën Shtetit Osman.

Neni përkatës është kështu:

**"Kushdo nga bijtë e mi që hipën në fron, po të jetë i detyruar, mund ta vrasë vëllanë e barkut për të ruajtur drejtësinë dhe rregullin e përgjithshëm. Shumica e dijetarëve fetarë e ka miratuar. Po të duhet, mund të mbështetet mbi miratimin dhe lejimin e tyre…"**

Kjo do të thotë se këtë nuk e urdhëron sulltan Mehmeti II. Ky urdhër është ligjëruar si një lejim që mund të përdoret në situatat e jashtëzakonshme, si anarkia, revolta dhe kryengritja që e bëjnë të detyrueshme një kundërveprim të tillë.

Kështu, nuk është e drejtë që, duke mos e kuptuar saktë idenë e këtushme, të akuzohen për kriminalitet sulltanët të ngjitur në gradën e trashëgimtarëve të dinastisë osmane! Eshtë e domosdoshme që, përballë specifikës së flijimit të birit apo vëllait për interesat e nënshtetasve, gjë unikale, kjo, në historinë botërore, të bëhen analiza jo emotive dhe subjektive, por duke u mbështetur në njohjen objektive dhe sipas vullnetit dhe të vërtetave historike!

Një e vërtetë tjetër është edhe kjo, që, gjatë një periudhe perandorake të gjatë 623-vjeçare, numri i të vdekurve për shkak të "ekzekutimit të birit dhe vëllait", është rreth gjashtëdhjetë e ca vetë. Në të kundërt, në një vëllavrasje masive në kushtet e konflikteve ose luftërave civile, kjo shifër do të arrinte në qindramijëra apo edhe më shumë!

Me të vërtetë, në lidhje me këtë specifikë, është e mjaftueshme të kuj-

tohet se vetëm në konfliktin e brendshëm për fron të zhvilluar në Fushën e Konjas mes **sulltan Selimit të Rreptë** dhe të vëllait, **princit Ahmet** që kishte ngritur krye kundër tij, nga të dy anët u derdh gjaku i afro dhjetë mijë muslimanëve! Dhe kjo tregon se çështja e ekzekutimit të birit dhe vëllait është një eveniment i zbatuar në mënyrë të paevitueshme duke u mbështetur mbi domosdoshmërinë e zgjedhjes së të pasojës më të lehtë midis pasojave të dy rreziqeve të mëdha imperative dhe pa alternativë. Kjo paevitueshmëri mund të shihet hapur në shumë situata kritike të shfaqura herë pas here.

Sulltan Selimi si Rreptë pati hyrë nën tabutin e të vëllait, **princit Korkut** i cili kishte ngritur krye kundër tij dhe qe eliminuar, dhe duke qarë, qe shprehur kështu:

"O vëlla, as ti të mos ma kishe bërë këtë mua, as unë të mos kisha mbetur i detyruar të veproja kështu!"

Edhe **Kanuniu, Ligjvënësi**, pasi e pati ekzekutuar të birin, **princin Mustafa**, pati dashur t'ia falte vetë namazin e xhenazes, por pati mbetur i detyruar ta ndërpriste sepse qe mbytur në lot. Sepse Kanuniu ishte një besimtar aq i sinqertë dhe i bindur, saqë të kërkonte fetva, vendim juridiko-fetar nga shehulislami Ebusuud Efendi mbi çështjen se a lejohej vrasja e një milingone mbi një frut!

Ngjarje të tilla të hidhura e kontradiktore janë kujtime plot dhimbje të ngulura në gjoksin e një perandorie mbarëbotërore. Këto kujtime janë bërë si gjemb i ngulur në plagën e nxehtë që kullon gjak të shpirtit të luftëtarëve të mëdhenj që i patën dhënë drejtim njerëzimit. Prandaj pati ndodhur që sulltanët dinjitozë nuk i patën lënë të vuanin familjet dhe të afërmit e princërve që patën qenë të detyruar t'i eliminonin. Krahas favoreve dhe mirësive të shumta, u patën lidhur familjeve të princërve paga të nevojshme dhe personat me shërbim të afërt ndaj tyre i patën ngarkuar me detyra në poste të ndryshme të shtetit.

Pavarësisht nga të gjitha përfundimet e hidhura dhe të dhimbshme, po qe se nuk do të merreshin masa të ashpra si ato që po diskutohen, ashtu siç patën patur fund të hidhur selçukët dhe shteti i Andaluzisë, edhe perandoria osmane mbarëbotërore e ngritur nga osmanët do të shndërrohej në disa principata të pafuqishme dhe ummeti, bashkësia, do të dëmtohej. Veç kësaj, ngadhnjimi osman në Perëndim nuk do të realizohej dhe goditjet asgjësuese të kryqtarëve kundër muslimanëve mund të pasoheshin me përfundime shumë të hidhura. Me të vërtetë, rreziku i shfaqur pas humbjes së Bajazitit Rrufe në Betejën e Ankarasë është një ngjarje mësimdhënëse në lidhje me këtë specifikë.

Nga ana tjetër, flijimi nga sulltanët i bijve dhe vëllezërve, i një pjese të zemrës së tyre, në të vërtetë, është shfaqur si sakrificë e madhe e cila ka shprehur besnikërinë e tyre ndaj fesë, shtetit dhe kombit. Ndryshe, askush s'e flijon të birin për interesa të dikujt tjetër! Kështu, po të mbahet parasysh se edhe kriminelët më të mëdhenj të historisë janë shndërruar në qenie të dobëta kur u është dashur të vënë dorë mbi fëmijët e tyre, kjo sakrificë e bërë nga osmanët për mbrojtjen e tërësisë fetare, shtetërore dhe kombëtare si dhe të forcës së Islamit, kuptohet më qartë.

Prandaj është jashtëzakonisht e gabuar që çështja e të drejtës legjitime të sundimtarëve osmanë për ekzekutimin e bijve dhe vëllezërve princorë të merret dhe trajtohet si një luftë e thjeshtë për pushtet. Sepse, po qe se sulltanët osmanë do të ishin të interesuar në radhë të parë për jetën dhe pushtetin e vet, a do të ndesheshin me armikun në beteja në radhët e para duke synuar ose të merrnin titullin e dëshmorit ose të gaziut, fitimtarit? Veçanërisht në periudhën e ngritjes, kur sulltanët i kalonin vitet e pushtetit krejtësisht në luftëra duke e sakrifikuar veten natë e ditë për lartësimin e Fjalës së Allahut, sigurisht, qëllimi i tyre nuk ishte ndonjë trimëri apo heroizëm i thjeshtë!

Duhen analizuar mirë kushtet që i detyronin osmanët të cilët na lanë një histori plot nder dhe famë si dhe një trashëgim të lartë, që, pothuajse duke menduar të sotmen, të detyroheshin të ekzekutonin bijtë dhe vëllezërit e tyre! Ndërkaq, as nuk është nevoja të përshkruhen gjerë e gjatë konfliktet e ngjara pushtetore copëtuese të shtetit, as nuk mund të përfytyrohet ndonjë mendje dhe ndërgjegje e cila t'a konsiderojë normale faktin që në ato konflikte është derdhur kot gjaku i mijëra muslimanëve! Prandaj, ata që, për shkak të çështjes së "ekzekutimit të bijve dhe vëllezërve", flasin me ndjenja duke mos e miratuar qëllimin e garantimit të vazhdimësisë së shtetit dhe kombit me anë të eliminimit të princërve të cilët mund të shkaktonin vetë ndonjë kokëçarje ose të bëheshin vegël e të tjerëve për një gjë të tillë, a nuk tregohen të pandjeshëm ndaj krizës ku binte feja, vendi dhe shteti me vdekjen e mijëra muslimanëve në kohët kur nuk përdorej kjo mënyrë veprimi parandaluese?

Megjithëkëtë dhe pavarësisht nga gjithçka, sigurisht që në këtë çështje nuk mundemi të kërkojmë gjithmonë të drejtë dhe justifikim. Ndoshta, herë-herë janë bërë edhe ekzekutime të padrejta e të pajustifikueshme si pasojë e subjektivitetit njerëzor dhe mbizotërimit të egos, si dhe të mashtrimit nga intrigat[19].

19. Në këto ekzekutime të padrejta nuk kanë qenë sulltanët fajtorët e vetëm; duhen mbajtur parasysh edhe intrigat e vezirëve dhe pashallarëve të cilët e përgatisnin këtë mëkat që ekzekutohej menjëherë me hipjen e sulltanit në fron, madje që e detyronin sulltanin për ta bërë një gjë të tillë. Dërgimi i lajmit "eja, ulu në fron në vend të tët eti"

Thuhet se gabime të tilla subjektive kanë ndodhur në kohët kur kanë hipur në fron Murati III dhe Mehmeti III, të cilët menjëherë pas fronëzimit kanë bërë eliminime të tilla, madje edhe të princërve infantilë, kurse dihet se nuk mund të jepet dënim pa ekzistuar faji. Asnjë ndërgjegje nuk mund ta pranojë ekzekutimin arbitrar të atyre fëmijëve të pafajshëm mbështetur në një sërë fantazish! Me të vërtetë, për shkak të shkaqeve si këto e të ngjashme, kjo çështje nuk është zbatuar nga sulltan Ahmeti I i cili ishte një sundimtar zemërbutë dhe me natyrë dervishi. Dhe, më vonë, për personin që do të hipte në fron, është sjellë kushti *ekber dhe ershed* (më i madhi dhe më i maturi). Ky kusht e pati mënjanuar pjesërisht çështjen e ekzekutimit të birit ose vëllait mes anëtarëve të dinastisë. Mirëpo, më vonë, me uljen në fron të pretendentëve më të moshuar dhe me aktivitet të pakësuar, ndodhi dobësimi i forcës shpirtërore goditëse karakteristike e periudhës së ngritjes së osmanëve. Me fjalë të tjera, si rezultat i kushtit ekber dhe ershed, u mbyll qoftë dhe pjesërisht rruga për të hipur në fron ose për ta marrë pushtetin me forcën e mendjes dhe të krahut!

Prandaj, është dashur që personat përkatës, duke e zbatuar rregullin e "ekzekutimit të birit dhe vëllait", të mos binin në gabimin e vlerësimit të çështjes, sepse s'ka pasë pse të bëheshin vlerësime të padrejta duke e parë me sy negativ natyrën e këtij rregulli, qëllimi i përgjithshëm i të cilit ka qenë të mos lejonte copëtimin dhe ndarjen e tokës së shtetit, derdhjen e gjakut të mijëra muslimanëve dhe rënien në gjendje të dobët përballë botës mohuese.

Meqë fyerja dhe diskreditimi në çështje të tilla i të parëve tanë të mëdhenj e të famshëm duke mos i mbështetur analizat dhe konsideratat përkatëse në mendime dhe gjykime të thella, do të shkaktonte, si pasojë, nëpërkëmbjen e të drejtave të personit, do të ishte e dobishme që në këtë specifikë të mbahej qëndrim i matur.

**Përfundimisht, fjala e fundit që duhet thënë mbi çështjen e "ekzekutimit të birit dhe vëllait", është kjo:**

Nxjerrja e përfundimeve duke e trajtuar perandorinë mbarëbotërore gjashtëshekullore osmane me të mirat dhe të metat e saj është veprimi më i drejtë!

Duhet thënë se të gjitha rregullat, madje edhe specifikat juridike-fetare, japin përfundime sipas botës ndjesore, maturisë dhe orientimit të personave që i zbatojnë. Ligjet janë si thikë me dy presa ose si armë. Përdoren edhe

---

edhe Bajazitit, edhe Xhemit menjëherë pas vdekjes së Mehmetit II, është shprehje e kësaj të vërtete. Madje, ngjarjet e zbritjes nga froni të njërit sulltan për ta hipur tjetrin, të ndodhura në periudhat e fundit të perandorisë, e nxjerrin sheshit mjaft qartë ndikimin e vezirëve në këtë çështje. Shën. i autorit.

për të vendosur të drejtën dhe drejtësinë, mund të përdoren, me epërsinë e egos mbi faktorët e tjerë udhëheqës, edhe si mjete dhune e padrejtësie! Me fjalë të tjera, thika ose arma mund të përdoren për të mirë a për të keq sipas atij që i mban në dorë. Me të vërtetë, edhe rregulli më i mirë e më i përsosur mund të marrë formë të padëshiruar në dorën e dikujt që i është nënshtruar egos së vet! Të tilla janë zbatimet praktike në histori të një sërë njerëzve mizorë e të pushtetshëm në kohët kur vepronin ligjet e sheriatit. Për shembull, njëri prej juristëve më të mëdhenj të botës, njeriu i shquar në adhurim dhe devotshmëri, **Ebu Hanife**, e pati kundërshtuar detyrën e kadiut (gjykatësit) të Bagdatit për të mos u bërë vegël e akteve të padrejta e mizore dhe, për këtë shkak, qe burgosur dhe dënuar me rrahje me thupër nga kalifi i kohës! Gjithashtu, një dijetar i madh islam si **Ahmed bin Hanbel** qe burgosur sepse e pati hedhur poshtë teorinë e "Kur'anit të krijuar nga dora e njeriut". Në fakt, këta personalitete të mëdhenj nuk patën kryer ndonjë faj para sheriatit, përkundrazi patën bartur dyshimin dhe shqetësimin se ligjet e Allahut po shkeleshin nga mizorët. Pra, kanë qenë krejtësisht të pafajshëm! Pavarësisht nga kjo, janë ndëshkuar si fajtorë nga kalifët që e kanë pasur në dorë zbatimin e ligjeve. Dhe kjo tregon se vlera e lartë e rregullave dhe ligjeve duhet vlerësuar veç, zbatimi i tyre, veç.

Prandaj, kur e vlerësojmë në kuadrin e kësaj të vërtete çështjen e "ekzekutimit të birit dhe vëllait", si ligj, ajo na del para si një eveniment i zbatuar nga imponimi i rrethanave ku është ndodhur shteti osman në periudhën përkatëse. Por kur e analizojmë nga pikëpamja e mënyrës së zbatimit, vihet re se, përfundimi i këtij ligji si dhe evenimenti, siç e shprehëm më lart, ka qenë në vartësi të botës ndjesore, ndjeshmërisë fetare, pjekurisë dhe mjaftueshmërisë së aftësisë analizuese të ngjarjeve të personave që e kanë zbatuar. Eshtë për këtë arsye që ne, krahas që e pranojmë domosdoshmërinë e çështjes në fjalë, në lidhje me zbatimin praktik të saj, i miratojmë ngjarjet dhe përfundimet në përshtatje me ligjin hyjnor, jemi kundër atyre të zbatuara me motive nga *nefsi*, ndërkaq që nuk jemi as përkrahës e as kundërshtarë të atyre që nuk u është vënë diagnozë e prerë…

Sepse çështja e "ekzekutimit të birit dhe vëllait" të zbatuar nga osmanët, paraqet këtë përbërje prej **tre aspektesh**:

**1.** Ekzekutimi i anëtarëve të dinastisë të cilët **kanë ngritur krye**, ka një kornizë plotësisht ligjore. Sipas së drejtës islame, faji i tyre ka pasur si dënim ekzekutimin me vdekje.

Në lidhje me këtë specifikë, profeti Muhammed (s.a.s.) ka porositur:

*"Pas meje do të ndodhin disa intriga. Ta dini se, kur ky ummet duke qenë i bash-*

*kuar si një trup i vetëm përreth një personi, dikush kërkon të hyjë në mes për ta prishur atë unitet, duhet t'ia prisni kokën kushdo që të jetë!"* (Muslim, *Imaret*, 59-60)

**2.** Disa zbatime të ekzekutimeve të bijve ose vëllezërve janë kryer në kuadrin e **"ekzekutimit politik"**. Ato kanë qenë në përputhje me **"lejimin e shumicës së dijetarëve fetarë"** të përcaktuar në Kodet e Fatihut. Të tilla kanë qenë ekzekutimet e anëtarëve të dinastisë të dyshuar për kryengritje.

Baza ku është mbështetur ky zbatim nuk është aq e qartë sa e para. Ajo është mbështetur përgjithësisht mbi këto të vërteta:

**a) Intriga është më e keqe se vrasja.** (el-Bakara, 217)

**b)** *Përballë dëmit të përgjithshëm, parapëlqehet dëmi i përveçëm për të shmangur dëmin e përgjithshëm.*

**c)** *Nga dy dëme, parapëlqehet dëmi më i lehtë.*

Përveç këtyre, janë bërë përpjekje që "ekzekutimi i birit dhe vëllait" të arsyetohet dhe justifikohet me parime të së drejtës islame, si istihsani[20] ose mesalihu'l-mursele[21] ose istislahu[22] , etj.

Në kundërshtim me të gjitha këto, thuhet se, në këtë aspekt, zbatimi është mbështetur jo më shumë në parimin juridik sipas të cilit "personi është i pafajshëm gjersa të mos i jetë provuar faji", sesa në juridiksionin tradicional nën shtrëngimin e provave të dyta. Ndërkaq, dihet se juridiksioni tradicional, megjithëse e merr përmbajtjen nga juridiksioni institucional, herë-herë del jashtë përmbajtjes së tij.

**3.** Ekzekutimet e këtij aspekti nuk futen as në fajin e kryengritjes, as në atë politik, nuk kanë asnjë lloj legjitimiteti, prandaj janë vetëm shpërdorime të pushtetit.

Ja, pra, bërja e vlerësimit në çështjen e "ekzekutimit të birit dhe vëllait" duke i mbajtur parasysh këto tri pika apo aspekte dhe, për rrjedhojë, mbajtja e një qëndrimi miratues, kritikues apo asnjanës, duket si qëndrimi më në përshtatje me të vërtetat. Kështu, kur analizohen qëndrimet e dije-

20. **Istihsan:** Koncept i fikh'ut islam që nënkupton se situatat imponuese i bëjnë norm - le dhe të justifikueshme gjërat e ndaluara (Përkthyesit).

21 Mesalihu'l-mursele: Koncept i fikh'ut islam që nënkupton parimin e parapëlqimit të më së mirës (Përkthyesit).

22. Istislahu: Koncept i fikh'ut islam që nënkupton parimin e interesit të përgjithshëm (Përkthyesit)

tarëve dhe shehulislamëve të kohës të cilët kanë qenë dëshmitarë të atyre ngjarjeve, shihet se kjo ka qenë edhe rruga që kanë ndjekur ata. Sipas aftësisë analizuese dhe dinjitetit personal, ata kanë dhënë fetva (vendim juridiko-fetar) në mënyrë të hapur e të palëkundur për rastet juridike të fajësisë së provuar plotësisht; për ekzekutimet politike mbështetur mbi dyshime ose faje në potencë, kanë dhënë vetëm opinione të mbështetura në juridiksionin tradicional; kurse për ekzekutimet jolegale dhe si shpërdorime të pushtetit politik, kanë dalë kundër me guxim dinjitoz dhe kurrë s'kanë dhënë leje pavarësisht nga pasojat e rënda të cilave mund t'u nënshtroheshin.

Pranohet njëzëri se aspekti i parë është brenda kuadrit ligjor, pra, krejtësisht legjitim. Kurse aspekti i tretë është kategorikisht i kundërligjshëm. Zbatimi i aspektit të dytë, domethënë, ekzekutimi politik, është më i diskutueshmi dhe pothuaj i pamundur për t'u përcaktuar në linja ekskluzive si i drejtë apo i padrejtë. Prandaj, në këtë specifikë, qëndrimi më i saktë është shmangia nga anësia apo kundërvënia ekstreme. Sepse, po të mbajmë parasysh se edhe në analizën dhe vlerësimin e ngjarjeve politike që na zhvillohen para syve, madje, mes individëve hasen vështirësi dhe pasaktësi në dhënien e konkluzioneve, del në shesh edhe më qartë vështirësia për të dhënë një konkluzion të prerë mbi ngjarje të komplikuara të ndodhura shekuj më parë. Prandaj themi se:

**Vetëm e vetëm Allahu e di se cila është më e drejta e çdo gëje!**

❁

Sulltan Mehmeti II ishte një sundimtar që vlerësohej edhe nga armiqtë. Qëllimi i vetëm i tij ishte ta ngrinte flamurin e Islamit në të gjithë botën.

Si një sundimtar i ndjeshëm, me shpirt të hollë dhe i dhembshur që ishte, sulltan Mehmeti II ishte një personalitet gjigant **me dy flatra** i cili, ngjitjen në botën e jashtme, materiale, e kishte realizuar edhe në botën e brendshme shpirtërore, domethënë, në drejtimin mistik. Shkurt, ai ishte një sundimtar i pashoq edhe në dukje, edhe në përmbajtje. Ai mendonte aq hollë dhe me aq mëshirë për popullin, sikur të ishte ati material dhe shpirtëror i shoqërisë. Si një monument mëshire që qe, me ngritjen e shumë vakfeve ose institucioneve të asistencës për popullin, sulltan Murati II e ngriti periudhën e vet në kulmin e botëkuptimit të drejtësisë shoqërore. Akt-dhurimet e vakfeve në fjalë shpalosin delikatesën e zemrës së tij të lartë.

Në një akt-dhurimi, ai thotë kështu:

**"Në imarethanen[23] time që kam ndërtuar, të hanë ushqim të varfërit e Stambollit. Kurse grave dhe jetimëve të dëshmorëve të Stambollit t'u dërgohet ushqim në enë të mbyllura nëpër shtëpi pasi të erret, pa tërhequr vëmendjen e fqinjëve, duke ruajtur nderin dhe dinjitetin e tyre…"**

Siç shihet, sulltan Mehmeti II i pati vënë shekuj më parë këto rregulla të larta që reflektonin kriteret më të ndjeshme të edukatës, etikës dhe dhembshurisë për individët nevojtarë për mbrojtje!

*Marrja përsipër prej tij e mbrojtjes së familjeve të dëshmorëve është një model i pashoq besnikërie! Veçanërisht për njeriun e ditëve të sotme është një mësim delikatese, ndërgjegjeje mëshire, edukate dhe etike!*

❁

Në periudhën e sulltan Mehmetit II, në të katër anët e vendit, në çdo pëllëmbë vend sundonin e drejta dhe drejtësia. Të gjithë njerëzit ishin të barabartë para ligjit. Sikur shprehja në vijim për atë sovran kishte dalë:

***"Drejtësia është themeli i pushtetit!"***

I pasuri dhe i varfëri, sulltani dhe fshatari kishin të njëjtat të drejta. Kurse të drejtat e jomuslimanëve respektoheshin më shumë ngaqë ata konsideroheshin *vediatullah*, të lënë amanet shtetit nga Allahu, njerëz nevojtarë për mbrojtje. Prandaj, jomuslimanët askush nuk i ngacmonte! Krishterët që e panë këtë drejtësi të osmanëve, pothuaj u pasionuan pas tyre. Kjo drejtësi legjendare e osmanëve pati ndikuar veçanërisht në zgjerimin me shpejtësi të valës së fitoreve në Rumeli. Dhe kjo pati shkuar gjer atje sa, ndërkaq që Stambolli ndodhej nën rrethim, një ndër fisnikët e asaj kohe, Notaras, në kundërshtim me propozimin për të kërkuar ndihmë nga papati, pati thënë atë shprehjen që është bërë e famshme në histori:

**"Më mirë pëlqej të shoh në Stamboll çallmën e turqve sesa shapkën e kardinalëve!.."**

Ja, pra, për shkak të këtij botëkuptimi të lartë dhe zbatim drejtësie, shumë murgesha u bënë muslimane dhe u mbuluan siç mbuloheshin gratë osmane. Popullsia krishtere që jetonte nën padrejtësi dhe dhunë në vendet ende jashtë sundimit osman, arritën të kryejnë edhe veprimtari informative në favor të osmanëve me mallin për të arritur një çast e më parë drejtë-

23. Imarethane: institucion bamirësie i ngritur për t'u shpërndarë ushqim të varfërve dhe nxënësve (Përkthyesit).

sinë dhe qetësinë. Edhe osmanët, nga ana e tyre, si një detyrim besnikërie, nuk i harruan ata që u kishin dhënë ndihmë, por i shpërblyen në mënyrën më të mirë, ua kënaqën zemrat!

Pas ngadhnjimit të Stambollit, sulltan Mehmeti II shpalli një amnisti të përgjithshme dhe i liroi të burgosurit bizantinë. Mes tyre ndodheshin dy murgj filozofë. Mehmeti II i pyeti për shkakun e dënimit dhe ata i thanë:

*"Ne ishim murgjit më të shquar të Bizantit. Ia tërhoqëm vërejtjen perandorit për padrejtësitë, dhunën, dëfrimet dhe sjelljet e ulta. I thamë se do ta kishte fundin të keq, se shembja e shtetit dhe e perandorisë ishte e afërt, kurse ai u zemërua me ne dhe na hodhi në qeli!"*

Thëniet e tyre ia tërhoqën vëmendjen sulltanit. Ai i pyeti murgjit se ç'mendonin mbi shtetin osman dhe ata i thanë se do t'ia paraqisnin më vonë opinionin e tyre.

Me vendimin e amnistisë në dorë, murgjit hynë e dolën në çdo vend. Të nesërmen në mëngjes herët shkuan te bakalli për të blerë diçka. Bakalli u tha:

**"Unë e bëra sefte![24] Merrni nga fqinji im që s'e ka bërë sefte!"**

*E shëtitën çdo vend, nga më i mbushuri me njerëz, gjer në skajin më të qetë. Biseduan me çdokënd. Tek të gjithë njerëzit vëzhguan një gjendje shpirtërore që shpaloste vetëm mirësi dhe epërsi morale.*

*Hynë në një treg kur po këndohej ezan. Shitësit, të cilëve u thoshin esnafë, shkonin në xhami pa e mbyllur dyqanin. Askush nuk ndjente zili për tjetrin, askush nuk ushqente smirë kundër tjetrit! Dukej sikur gjithkush ndodhej nën garancinë e gjithkujt! Namazin e falnin të qetë dhe sikur e kishin të fundit!*

*Askush s'ia hante hakun tjetrit, njerëzit nuk ia thyenin zemrën njëri-tjetrit! Askush nuk dëshironte të dilte në ditën e ringjalljes para Zotit duke bartur mbi shpinë hakun e papaguar të tjetrit. Pa përjashtim, çdokush mendonte pëlqimin e Zotit, bisedonte për fitimin e pëlqimit të Zotit, jetonte për pëlqim të Zotit! Njerëzit bënin lutje për jetëgjatësinë e sulltanit dhe suksesin e ushtrisë. Shoqëria ishte e mbushur plot me njerëz me shpirt të hollë, me zemër të butë!*

Murgjit mbetën të mahnitur e të hutuar. Shëtitën në shumë qytete por nuk hasën në gjykata ku të gjykohej ndonjë konflikt i rëndë. Vjedhja, gra-

24. Në origjinal është përdorur fjala *siftah* që rrjedh nga arabishtja *istiftah* me kuptimin *shitja e parë e ditës* në tregtinë e dyqanit. Nga kjo ka rrjedhur trajta e huazuar *sefte* që përdoret në shqipe po me të njëjtin kuptim si në fjalinë më sipër (Përkthyesit)

bitja, vrasja, përdhunimi dhe çnderimi, mashtrimi ishin, pothuajse, të panjohura. Një gjykatë ua tërhoqi vëmendjen veçanërisht. Ata u habitën.

Te kadiu, gjykatësi, kishin shkuar paditësi dhe i padituri. Paditësi paraqiti një çështje të tillë:

"Zotëri, unë i varfëri bleva nga ky vëlla i fesë filan arë. Duke pluguar për mbjellje, hasa në një qyp plot me florinj. E mora qypin dhe ia çova këtij vëllai nga i cili e kisha blerë arën dhe i thashë:

"Urdhëro, kjo është e jotja, merre!"

Kurse ai m'u përgjigj:

"Unë ta shita arën me ç'kishte sipër e poshtë! Tani kjo s'mund të jetë hallall për mua!"

Dhe nuk e pranoi. Mirëpo, po ta kishte ditur se nga ajo arë do të dilte një qyp me flori, nuk do ta kishte shitur!"

Gjykatësi ia dha fjalën tjetrit, të paditurit, i cili tha:

"Ngjarja ndodhi krejt si e përshkroi ky vëlla! Mirëpo unë mendoj se pjesë e arës janë gjithçka ka sipër e brenda saj. Ashtu siç nuk kam ndonjë të drejtë mbi prodhimin mbi të, nuk kam të drejtë as për gjërat që ka brenda!"

Kjo situatë që murgjit po e sodisnin me habi, për gjykatësin ishte një ngjarje e natyrshme. Për një shoqëri që e jetonte Islamin siç duhej, kjo ishte situata më e zakonshme!

Kadiu, gjykatësi, nuk e pati të vështirë të vendoste mes atyre dy muslimanëve të vërtetë! Pasi e mësoi se njëri kishte një djalë të mirë në sjellje e moral, kurse tjetri një vajzë po aq të mirë, u bë ndërmjetës për ta dhe, me pëlqimin e të dy palëve, u lidhi kurorë, kurse qypin me florinj e shpenzoi për dasmën dhe familjen e tyre të re.

**Aty shpaloseshin botëkuptimi dhe drejtësia islame të vëna në jetë!**

Pasi shëtitën dhe i panë të gjitha këto, kur u err, murgjit i çuan dy vajzat e tyre në një medrese. Vajzat u thanë djemve që ua hapën derën:

*"U err dhe ne e humbëm rrugën. A po na pranoni të bujmë këtë natë këtu te ju? S'kemi si t'ia bëjmë ndryshe!"*

Nxënësit e vranë mendjen dhe, më në fund, vendosën t'i pranojnë vaj-

zat në dhomë. Ua lanë atyre shtretërit, kurse vetë u tërhoqën në skajin tjetër dhe e gdhinë natën përreth një mangalli. Pastaj, në mëngjes, i përcollën.

Murgjit i pyetën me kureshtje vajzat se si e kishin kaluar natën. Ato ua përshkruan kështu:

*"Vendet e tyre të fjetjes na i lanë ne, kurse vetë u tërhoqën në një skaj të dhomës. U mblodhën rreth mangallit dhe i thoshin njëri-tjetrit me tmerr:*

*"Zoti na ruajttë nga zjarri i xhehennemit! Mos na bëftë si ata që e shkëmbejnë çastin për të ardhmen!"*

*Dhe as që e kthenin kokën për të parë se ç'bënim ne!"*

Ky shembull shpalos faktin se, në shtetin osman, nderi dhe virtyti ishin vënë nën garanci. Por shembuj të tillë kishte plot. Për shembull, një dekret që pati nxjerrë sulltan Mehmeti II pas marrjes së Bosnjës, ishte një shfaqje tjetër e garantimit të nderit dhe virtytit në perandorinë osmane:

*"Në asnjë mënyrë ushtarët të mos qëndrojnë në krye të çezmave kur vajzat krishtere shkojnë për të mbushur ujë!"*

Me këtë dekret, Fatihu mbronte edhe ushtarët e vet, edhe nderin e vajzave të nënshtetasve krishterë që kishte nën garanci.

Murgjit që i kishin vënë vetes për detyrë ta shëtisnin vendin osman, nuk lanë pa i përshkuar edhe mëhallët e krishterëve.

Ata dolën shëtitje drejt zonës krishtere të quajtur Fener. Edhe krishterët vetë kishin ndryshuar në krahasim me kohën para marrjes së qytetit nga osmanët. Edhe rrugët ishin pastruar nga plehrat. Tashmë askush s'kishte guxim të ushtronte dhunë dhe padrejtësi mbi tjetrin. Çdokush shihte punën e vet në qetësi, nëpër sokakë s'kishte më të dehur që bërtisnin. Familjeve të varfra krishtere u ishin shpërndarë shtëpi.

Pasi panë dhe shqyrtuan gjerë e gjatë, murgjit kërkuan leje dhe dolën në audiencë te sulltani, të cilit ia parashtruar një për një ç'kishin parë e kuptuar:

**"Po të vazhdojë kështu, ky komb dhe ky shtet qëndrojnë në këmbë gjer në shkatërrimin e botës. Sigurisht, feja e njerëzve me një moral dhe mënyrë jetese të tillë, është fe e vërtetë!"**

Pastaj e thanë Fjalën e Dëshmisë dhe u bënë muslimanë.

Më vonë, gjatë periudhës së sulltan Mehmetit II , ndodhën ngjarje të

tilla që s'kanë precedent në historinë e së drejtës. Njëra prej tyre është kështu:

Pas marrjes së Stambollit, sulltan Mehmeti II pati urdhëruar t'i pritej dora një arkitekti krishter i cili e kishte kryer detyrën në kundërshtim me urdhrin e tij. Ndërkaq, kadi, gjykatës i Stambollit ishte **Hizir Bej**, shoku dhe miku më i afërt i Mehmetit II dhe i emëruar prej tij në këtë detyrë.

Arkitekti të cilit i ishte prerë dora, shkoi te kadiu Hizir Bej dhe u ankua kundër sulltanit.

Mënyra apelative ndaj personit të sulltan Mehmetit II ishte kështu: **"es-Sultan ibnu's-Sultan el-Gazi Ebu'l-Feth MUHAMMED Han-ı Sani"** (Sulltani i biri i Sulltanit, Gaziu Ngadhnjimtari, Mehmeti i Famshëm). Kurse Hizir Beu i dërgoi një ftesë gjyqi të thjeshtë si për një qytetar të zakonshëm, me këtë tekst:

**"Mehmeti i biri i Muratit, ejani në gjykatë në këtë orë…"**

Ditën kur do të zhvillohej seanca gjyqësore, sulltan Mehmeti II shkoi në gjykatë i vetëm, pa suitë dhe ceremoni, si një qytetar i thjeshtë dhe u ul në karriken e të pandehurit. Edhe Hizir Beu u ul në vendin e vet. Seanca filloi.

Në gjykatat, meqë gjykatësi përfaqësonte drejtësinë, rrinte ulur, kurse të tjerët, kur flisnin, ngriheshin në këmbë. Sulltan Mehmeti II nuk u ngrit në këmbë për të folur. Prandaj, gjykatësi ia tërhoqi vërejtjen:

**"Këtu ndodhesh si i pandehur, ngrihu në këmbë!"**

Sulltani u ngrit në këmbë dhe ashtu iu përgjigj pyetjeve të gjykatësit. Në përfundim të gjykimit, gjykatësi e gjeti sulltanin fajtor, kurse arkitektin krishter, të pafajshëm dhe këndoi ajetin kur'anor mbi ndëshkimin e njëvlershëm (kisas). Duke u mbështetur mbi konkluzionin e ajetit në fjalë, vendosi që sulltani të dënohej po me atë mënyrë që kishte kryer faj, pra, t'i pritej dora!

Sovrani i cili kishte nënshtruar botën, duke e pritur vendimin me qetësi dhe nënshtrim, tha:

**"Vendimi është i ligjit të nderuar!"**

Duke u prekur jashtëzakonisht nga kjo skenë e një drejtësie të lartë, arkitekti krishter tha me sytë tërë lot:

*"Heq dorë nga e drejta ime, kërkoj vetëm dëmshpërblim!"*

Pasi seanca e gjykimit përfundoi në këtë mënyrë të pëlqyeshme, sulltani i tha kështu Hizir Beut:

**"Të përgëzoj që u frikësove nga Allahu e jo nga unë!"**

Kadiu Hizir Bej nxori nga poshtë minderit ku rrinte, një topuz dhe i tha:

"Po të mos e pranoje vendimin që dhashë, do të të godisja në kokë me këtë topuz!"

Edhe sulltani, si përgjigje ndaj kësaj, i tregoi shpatën që e kishte fshehur nën kaftan dhe i tha:

"Edhe unë, po qe se nuk do të vendosje me drejtësi, do të ta prisja kokën me këtë!"

Përveç dëmshpërblimit, sulltan Mehmeti II i dhuroi nga pasuria e vet një shtëpi arkitektit krishter. Atëherë, arkitekti krishter tha kështu:

**"Nuk ka në botë drejtësi të tillë! Nga ky çast e tutje, unë jam musliman!"**

Dhe tha Fjalën e Dëshmisë dhe u bë musliman!

Sulltan Mehmeti II u jepte shumë rëndësi drejtësisë si dhe gjykatësve të cilët zbatonin drejtësinë dhe gjithmonë i ndihmonte për ta bërë sunduese të drejtën dhe drejtësinë!

Eshtë shumë mësimdhënës ky shembull mbi këtë specifikë:

Për shkak të një padrejtësie që kishte bërë, **Daut Pasha**, një nga burrat e shtetit të asaj kohe, ishte paditur te gjykatësi i Edrenesë. Në fillim, gjykatësi e paralajmëroi Daut Pashën të hiqte dorë nga ajo punë duke ia bërë të ditur edhe dënimin që do të merrte në të kundërt. Mes tyre ndodhi një polemikë. Duke e tepruar polemikën, Daut Pasha e qëlloi disa herë gjykatësin me pëllëmbë. Sulltani që e mësoi ngjarjen, e ndëshkoi rëndë pashain, duke thënë:

**"Kush rreh gjykatësin i cili është shërbyes i drejtësisë, ka turpëruar dhe prishur fenë…"**

Nga vuajtjet materiale dhe shpirtërore, Daut Pasha ra në shtrat. Pastaj, më në fund, bëri pendesë. Dha fjalën se nuk do të dilte më kundër urdhrave të Allahut dhe nuk do të bënte më një gabim të tillë. Atëherë, mes tij dhe sulltanit nisi të rikthehej afërsia e mëparshme dhe Daut Pasha u ngjit gjer

në postin e vezirit, kurse në kohën e sulltanit Bajaziti II u bë Vezir i Madh, kryeministër.

Të gjitha këto provojnë jo vetëm pjekurinë shpirtërore të sulltan Mehmetit II, Ngadhnjimtarit, por edhe se populli, ashtu siç thuhet në porosinë profetike se *"populli u ngjan sunduesve"*, ishte po aq dinjitoz sa edhe sovrani i tij! Periudha e tij është, në tërë kompleksitetin e vet, modeli më i përkryer i mënyrës së këndvështrimit të Islamit ndaj amanetit, njeriut, krijesës. Eshtë një trashëgim orientimi për brezin e vet dhe të gjithë njerëzimin. Eshtë një kompleks vetish të larta që njeriu i sotëm ka shumë kohë që i ka humbur dhe që kurrsesi s'i ka rifituar dot më!

E çfarë na ngjau neve që u zvarritëm nga ajo gjendje në gjendjen e sotme, që ndërtesa shpirtërore na u kthye në gërmadhë?

Pësuam fundin e hidhur të një mediokriteti prej plangprishësi!

Ç'mesazh, vallë, u jep personaliteti material-shpirtëror i sulltan Mehmetit II njeriut të sotëm të privuar nga mëshira, të cilit i pëlqen vetja, i cili e ka bërë veten rob të mediokritetit material?

Ne e humbëm origjinalitetin e vetvetes dhe tani përpëlitemi në krizën e kërkimit të tij!

Po ta shohim në ëndërr Ngadhnjyesin tonë, do të na pyesë:

**"Ç'e bëtë amanetin tim material dhe shpirtëror? A arritët, pas Stambollit, te Roma, "molla e kuqe"? Në ç'gjendje ndodhet Ajasofja[25]?"**

Dhe, atëherë, a do të na e skuqë faqen neve kjo kërkesë llogarie që do t'i bënte të krisnin dhe thyheshin pasqyrat të cilave mund t'u drejtohej? Apo do të vazhdojmë me të njëjtin indiferentizëm? Secili më vete le ta hetojë vetveten!

A mos, vallë, na goditi mallkimi i Sovranit lidhur me Shën Sofinë? A do të na bënte, vallë, neve, të shkundeshim dhe zgjoheshim, kujtimi i këtij mallkimi në testamentin e tij?

**"Atyre që ia prishin funksionin e xhamisë kësaj xhamisë sime, u rëntë mallkimi i Allahut, i engjëjve dhe i të gjithë njerëzve! Vuajtshin nën mundime që mos iu lehtësofshin kurrë! Mos u gjendtë kush që t'ua hedhë sytë dhe t'i mëshirojë!"**

Sigurisht, ky mallkim nuk u drejtohet vetëm atyre që ia kanë prishur funksionin e xhamisë Shën Sofisë, por edhe atyre që, megjithëse i kanë

25. Ajasofja: Shën Sofia, ish kisha e Shën Sofisë të Kostantinopolit bizantin. (Përkthyesit).

mundësitë, nuk ndihmojnë që Shën Sofia të hapet sërish si xhami!

Sa ndjeshëm e shpreh poeti pamjen e hidhur të së sotmes:

***M'u shkatërruan shpresat; ç'ëndërr e frikshme, kjo?***
***I hutuar, po pyes: Çfarë përfaqëson ti, Ajasofja?***

Ç'lumturi për luftëtarët e rinj që kanë zgjuarsinë dhe vendosmërinë për të vepruar me zell në rrugën për ta rikthyer përsëri në gjurmët e Fatihut kombin tonë të shkëputur prej shumë e shumë vitesh nga origjina e tij!

❁

Jeta e sulltan Mehmetit II, Ngadhnjimtarit, kaloi me përpjekje të mëdha në rrugën për realizimin e idealeve madhështore. Krahas 25 betejave ku mori pjesë personalisht, ai zhvilloi edhe shumë lloj veprimtarish ndërtuese, rregulluese e urbanizuese si dhe bëri përpjekje edhe në fushën e diturisë duke arritur gjithmonë kulmet në këto fusha. Duke i dhënë rëndësi në mënyrë të veçantë planit rregullues dhe urbanizues të Stambollit, përveç pallateve, xhamive, medreseve, institucioneve të asistencës sociale, akuadukteve, tregjeve, vakfeve dhe hamameve, ndërtoi, në zona të ndryshme të qytetit, katër mijë dyqane dhe i dhuroi. Përveç medreseve pranë xhamive të mëdha, 24 medrese, 12 hane, 40 çezma, kompleksi i ujësjellësit Hallkallë, 2 kantiere ndërtimi anijesh dhe garnizone ushtarake janë ndër veprat e kohës së sulltan Mehmetit II. Përveç këtyre, ai ndërtoi 37 xhami në Bursa, 28 në Edrene dhe 60 xhami në qytete të tjerë.

Edhe synimin final të fushatës së fundit ushtarake e pati mbajtur të fshehtë për këdo, ashtu siç pati thënë vetë kurdoherë:

"Edhe sikur një qime e mjekrës sime ta dijë se ku do të shkoj unë, e shkul mjekrën dhe e hedh tutje!.."

Kishte dalë në udhë me një ushtri madhështore prej 300 mijë vetësh. Ishte ende në fillim të udhëtimit kur u helmua dhe vdiq si dëshmor në Gebze. Edhe më parë, katërmbëdhjetë herë qenë bërë përpjekje nga venedikasit për ta helmuar, por të gjitha ato përpjekje qenë asgjësuar. Ishte vlerësimi hyjnor që përpjekja e fundit nuk u kuptua[26] dhe sulltani i madh, krahas që kishte merituar përgëzimin e profetit Muhammed (s.a.s.), u bashkua me Zotin edhe si dëshmor.

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

❁

26. Ai që e helmoi sulltan Mehmetin II, qe mjeku çifut Maesta Jakopo, i mbiquajtur Jakup Pasha, një ndër mjekët e pallatit perandorak. Shën. i autorit.

Ndërsa vdekja e sulltan Mehmetit II, Ngadhnjimtarit, bëhej shkak për hidhërim të thellë në tërë botën islame, e gëzoi jashtëzakonisht botën e krishterë. Papa urdhëroi që kambanat e kishave të binin një muaj me radhë. Sepse plani i dytë i sulltan Mehmetit II, i cili e pati pushtuar Stambollin dhe e pati marrë nën vete njërin krah të botës krishtere, ishte që, duke e pushtuar edhe Romën, ta vinte papën nën urdhrin e vet dhe për këtë kishte hedhur hapa serioze. E kishte pushtuar Otranton, e kishte ngushtuar sistematikisht darën e rrethimit të Italisë dhe kishte krijuar kushtet për ta marrë Romën me një goditje të vetme. Nga ana tjetër, shtetet e tjera krishtere evropiane që e njihnin fuqinë e Mehmetit II, duke mos e marrë dot në sy të hynin në luftë me osmanët, patën mbetur të detyruar ta linin Italinë të vetme pavarësisht nga kërkesat e saj të vazhdueshme për ndihmë. Kështu, pothuaj të gjitha kushtet e marrjes së Romës ishin bërë gati. Prandaj, parashikimet e drejtimit të fushatës së fundit të Mehmetit II ishin bërë mbi Rodosin dhe këtë e mbështet fuqishëm shqetësimi i madh i Italisë dhe helmimi me çdo kusht i Sulltanit gjatë rrugës. Sepse ngadhnjimi mbi Rodos i cili ndodhej në duar të Venedikut, do ta lehtësonte edhe njëfish shtënien në dorë të Italisë.

Mirëpo jeta nuk i mjaftoi për ta plotësuar këtë hap sulltan Mehmetit II, Ngadhnjimtarit, i cili krahas meritimit të përgëzimit profetik për marrjen e Stambollit, vlonte nga dëshira për ta merituar edhe ngadhnjimi mbi Romë. **Vetëm se, ashtu siç qe realizuar fitorja e Stambollit si domosdoshmëri e hadithit profetik, edhe marrja e Romës, si një mrekulli profetike, do t'u bëhet e mundur muslimanëve dhe do të realizohet patjetër. Edhe kjo fitore, ashtu si të tjerat, pret vetëm kohën e caktuar për të…**

Po qe se sulltan Mehmeti II do të mundte ta plotësonte fushatën e fundit që pati nisur, harta e Evropës do të ishte ndryshuar fund e krye qysh atë ditë. Ndoshta Islami do të përhapej gjer në pikën e fundit të Evropës!

**Zoti ynë! Jepi edhe brezit të mbetur pa zot gjatë këtyre shekujve të fundit, pjesë nga vetitë e larta shpirtërore, veçanërisht nga zelli fetar dhe veprimi fitimtar i sulltan Mehmetit II, Ngadhnjimtarit, atij luftëtarit të madh botëror, i cili pati merituar paralajmërimin e gëzuar të profetit Muhammed (s.a.s.), dhe, me dorën e tyre, përtëriji përsëpari Islamin dhe muslimanët!**

**Amin, ashtu qoftë!**



# SULLTAN BAJAZITI II

(1448-1512)

*I cili, me vullnetin e tij plot moral, virtyt dhe drejtësi, ngriti fron në zemrën e popullit*

Eshtë sulltani i tetë osman.

I përgatitur me kujdes të madh qysh në moshë të vogël, në moshën 7-vjeçare u emërua vali i Amasjas me **Hadim Ali Pashën** si tutor. Kështu u sigurua rritja dhe përgatitja e tij si një burrë shteti i lartë.

Sulltan Bajaziti II jo vetëm ishte një burrë shteti i lartë, por, në të njëjtën kohë, kishte edhe natyrë dhe personalitet artisti. Qe shquar edhe si kompozitor, poet dhe kaligraf.

Bajaziti II është njëri prej sulltanëve osmanë më të ditur. Në rini nuk u mjaftua vetëm me përvetësimin e shkencave të natyrës, por u formua edhe me edukimin e lartë shpirtëror të individualiteteve të mëdhenj. Ai fitoi konsideratën e shumë *evlijave* të kohës, si **Muhjiddin Iskilibi**, i ati i **Ebu Suud Efendiut**, mori trajtimin, kujdesin dhe bekimet e tyre. Duke ngritur shumë institucione mirëbërësie, me vullnetin e vet plot moral, virtyt dhe drejtësi, fronin e vërtetë e ngriti në zemrën e popullit. Si rrjedhojë, atij iu dha titulli **"veli"** me kuptimin "kujdestar i popullit" dhe u bë traditë të thirret dhe përmendet me apelativin **"Bajazit Veliu"**.

Qenë principialiteti, sinqeriteti dhe devocioni i tij që e ngritën atë në këtë pozitë, domethënë, në mbretërimin material dhe shpirtëror. Kështu, gjatë fushatave dhe marshimeve, vinte njerëz për t'ia mbledhur pluhurat që u ngjiteshin rrobave dhe këpucëve të veta. Pastaj ai la porosi që, pasi të vdiste e ta varrosnin, ato pluhura t'ia vinin nën faqet duke dëshiruar, kë-

shtu, të meritonte përgëzimin e porosisë profetike të Hz. Muhammedit.[27]

Poezitë i shkruante me pseudonimin **"Adli"**. Dy dyvargshe nga poezitë e tij të cilat shprehin thellësinë ndjesore dhe dëshirën e tij për njohjen e Zotit, janë kështu:

*O Zot, hyjniteti Ty të ka hije,*
*Kurse mua, të jem rob më ka hije…*

*Se Ti je strehë për tërë njerëzimin,*
*Njerëzimit, të strehohet tek Ti i ka hije…*

❁

Pasi u ngjit në fronin sulltanor në vitin 1481, Bajaziti II i kaloi 14 vjetët e para të mbretërimit duke u marrë me të vëllain Xhem Sulltan, gjë që pasoi në mënyrë të domosdoshme një qëndrim në masë të konsiderueshme indiferent ndaj botës krishtere. Xhem Sulltani i propozoi Bajazitit II:

Ta ndajmë shtetin përgjysmë; në njërën gjysmë sundo ti, në tjetrën, unë!

Kurse Bajaziti II e hodhi poshtë këtë propozim duke i dhënë këtë përgjigje:

**"O vëlla, shteti, vatani, janë mall i ummetit, bashkësisë. Shteti e humb fuqinë dhe, si përfundim, kthehemi në principata të dobëta. Dhe kjo është një përgjegjësi me pasoja të rënda. Trupi mund të më ndahet në dy copa, por toka e ummetit, jo!"**

Vetëm ky qëndrim, madje, tregon sa inteligjencën, aftësinë analizuese dhe tejpamësinë e Bajazitit II, aq edhe faktin se ç'personalitet idealist i mbushur me shqetësimet e perspektivës së kauzës së Islamit ishte ai!

Pasi iu hodh poshtë propozimi, Xhem Sulltani, pavarësisht nga shumë cilësi të mira, për shkak të paaftësisë intelektuale dhe analizuese në çështjet e pushtetit dhe qeverisjes, ia hyri një lufte të gjatë por pa rezultat me të vëllanë e madh, Bajazitin II. Ai s'u pajtua me këshillat plot urtësi dhe propozimet e arsyeshme të të vëllait. Pakënaqësinë e vet ai ia shprehu të vëllait edhe me një poezi qortuese:

*Pse, ndërsa ti të flesh në shtretër trëndafilash i gëzuar,*

27. Në hadithin ose porosinë profetike thuhet: *"Pluhurat e robit që pluhuroset në rrugën e Allahut, kurrsesi s'mund të bashkohen me tymërat e xhehennemit!"* (Tirmidhi, 1633; Nesai, *Xhihad*, 8, VI, 12). Shën. i autorit.

*Unë të trazoj hirërat e vatrës i dëshpëruar?..*

Si një person i matur dhe i devotshëm që ishte, Bajaziti II i dha kësaj pyetjeje plot ambicje të të vëllait një përgjigje poetike e cila ia kujtonte paracaktimin dhe vendimin hyjnor si dhe ia tërhiqte vërejtjen që të ruhej nga veprimet e gabuara:

*Kur shteti m'është mua kësmet qysh në pafillimshmëri,*
*Ç'është shkaku që s'e pranon paracaktimin hyjnor?*

*Kur vetëquhesh haxhi i dy qyteteve të paprekshëm me krenari,*
*Ç'është kjo ambicje për mbretërimin tokësor?*

Pas kësaj, Xhem Sulltani, duke u mashtruar nga ftesa me një gjuhë delikate e kryekalorësit **Pierre d'Aubusson**, shkoi në ishullin **Rodos**. Sipas marrëveshjes së nënshkruar në mënyrë të dyanshme, Xhemi mund të largohej nga ishulli kur të dëshironte. Por kalorësit ose musketerët e Rodosit nuk qëndruan në fjalë dhe i bënë atij një farë trajtimi prej robi.

Ky strehim prej refugjati i Xhem Sulltanit tek musketerët e Rodosit qe një gabim dhe një fatkeqësi e madhe si një thikë që iu ngul në gjoks atij dhe ummetit, bashkësisë. Ky strehim u bë pengesë për fushatat ushtarake në Perëndim. Për më tepër, u humb kalaja e Otrantos që do të përgatiste terrenin për marrjen dhe ngadhnjimin e Romës!

Musketerët të cilët e shtinë në dorë me shumë takt Xhem Sulltanin, pas një farë kohe ia dorëzuan papatit në shkëmbim të një shume të caktuar si të shisnin një skllav. Atëherë, papati ushqeu ambicjen për ta përdorur Xhemin në fushatat kryqtare. Në këto kushte kërcënuese, Bajaziti II do ta kishte shumë të vështirë të hynte në luftë me krishterët. Prandaj mbeti i detyruar t'i paguante papatit shuma të mëdha nga thesari i shtetit. Atëherë, pasi e kuptoi se nuk do të mund të hapte një fushatë kryqtare kundër osmanëve duke shfrytëzuar Xhemin, papa Inocenti VII i propozoi Xhemit të kthehej në krishter.

Ky propozim i rëndoi shumë Xhem Sulltanit. Ai u dëshpërua thellë dhe i tha kështu papës:

**"S'e ndërroj fenë jo sikur të më jepni sulltanatin osman, por tërë botën!"**

Sepse, sidoqë të ishte puna, Xhem Sulltani e mbante besimin dhe fenë mbi çdo gjë. Ai kishte dashuri të pakufishme për Allahun dhe të Dërguarin e Tij! Këtë të vërtetë e shpreh hapur ky dyvargsh që shkroi pasi bëri adhurimin e haxhit:

*Një e vajtur në Qabe dhe një tavaf rreth saj*
*Eshtë për ty sa një mijë principata e mbretëri…*

Nga ana tjetër, lutja e Xhem Sulltanit drejtuar Zotit pasi e kuptoi se kryqtarët kishin për qëllim ta përdornin kundër Islamit, është e mjaftueshme për të treguar pjekurinë e besimit tek ai. Ai dridhej si ndër ethe qoftë edhe nga ideja e mundësisë së shfrytësimit të tij kundër Islamit dhe i lutej kështu Zotit:

*"O Zot! Po qe se qafirët kërkojnë të më përdorin si vegël për t'i shkaktuar dëm muslimanllëkut, mos e lër të jetojë më gjatë këtë robin tënd! Merrma një çast e më parë shpirtin për tek selia jote e lartë!"*

Kjo lutje e tij u pranua që ai vdiq në Napoli në moshën tridhjetegjashtëvjeçare. Dhe, kur po vdiste, u la atyre që kishte pranë, këtë testament:

*"Lajmërojeni vdekjen time patjetër në të gjitha anët! Ta bëni patjetër këtë, që lojërat që deshën të luanin qafirët mbi muslimanët duke më përdorur mua si pretekst, të marrin fund! Pastaj shkoni te im vëlla,* ***sulltan Bajaziti*** *dhe lutiuni që, sado vështirë që ta ketë, të ma sjellë kufomën në vatan. Unë s'dua të varrosem në një vend qafir! U bë ç'u bë gjer tani, të mos ma hedhë poshtë këtë lutje! Të ketë mirësinë të m'i shlyejë të gjitha borxhet se s'dua të dal para Zotit me borxhe! T'i falë familjen dhe fëmijët e mi si dhe të gjithë ata që më kanë shërbyer! Dhe t'i kënaqë si ta kenë punën!.."*

Dhe vëllai i madh, sulltan Bajaziti, e zbatoi këtë testament!

❁

Pas vdekjes së Xhemit, sulltan Bajaziti II arriti mundësinë për ta vendosur politikën e tij të jashtme mbi një truall më të çlirët. Veç kësaj, edhe brenda vendit ia hyri një veprimtarie të gjerë rregulluese e urbanizuese. **Xhaminë Bajazit**, atë xhami madhështore e të shkëlqyer të vendosur mbi njërën nga shtatë kodrat e Stambollit, ia ngarkoi për ta ndërtuar arkitektit **Kemaleddin**. Themelet e xhamisë u hodhën në vitin 1501 dhe ndërtimi i saj së bashku me të gjithë kompleksin, përfundoi brenda pesë vjetësh.

Në **Sejahatname**-n (Librin e Udhëtimeve) e tij, **Evlija Çelebiu** ka bërë shumë shënime dhe ka dhënë shumë informacion mbi xhaminë Bajazit. Për shembull:

"Kur kryearkitekti u lëkund mbi përcaktimin e drejtimit të kibles, sulltan Bajaziti II i tha:

"Shkil mbi këmbën time tani!"

Sapo shkeli mbi këmbën e sulltanit, kryearkitekti pa para vetes **Qaben e Madhërishme**. Atëherë, i ra sulltanit ndër këmbë!

Ja, kështu u përcaktua drejtimi i Qabes!"

Ja edhe një tabllo tjetër e përjetuar gjatë ndërtimit të xhamisë Bajazit.

Ishte përcaktuar paga ditore në akçe e secilit usta dhe punëtor që punonin në ndërtimin e xhamisë. Shuma e përgjithshme futej në qypa që liheshin në një skaj dhe, në fund të ditës së punës, secili shkonte dhe merrte pjesën e vet. Ndërkaq, çdo ditë mbetej pa u marrë një pagë. Atëherë, u hetua se kush nuk e merrte pjesën e vet dhe, më në fund, doli se atë punë e bënte një punëtor mjaft i varfër. Doli se, sapo binte mbrëmja, punëtori i shkretë e gjente mënyrën për t'u larguar nga vendi i punës pa e marrë mëditjen. Dhe e pyetën pse e bënte atë veprim.

I turpëruar që i ishte zbuluar e fshehta, punëtori tha:

"Unë s'kam prona e pasuri! Prandaj jam shumë i dëshpëruar që në këtë botë të përkohshme s'bëra dot ndonjë mirësi ashtu siç desha. Dhe mendova që, të paktën, të punoj pa pagesë në ndërtimin e kësaj xhamie duke bërë, kështu, një të mirë që do të ma qetësonte sadopak zemrën!.."

Atëherë, atij njeriu të varfër materialisht, por me zemër të pasur, i thanë:

"Zotëri, kjo këtu është mirëbërësi e sulltanit, prandaj duhet ta marrësh pagën. Ti puno këtu, merre hakun dhe, pastaj, po të duash, jepe atje ku dëshiron!"

Sulltan Bajaziti II shkonte shpesh dhe punonte edhe vetë si punëtor në ndërtimin e kësaj xhamie të famshme që mbante emrin e vet. Një ditë prej ditësh, kur kishte vajtur për të punuar, ia tërhoqi vëmendjen një murator që e ngrinte murin shumë shpejt. Pasi e pa me vëmendje të veçantë, iu kujtua se një poet kishte thënë se **"s'është maturi që njerëzit e zemrës të mos e njohin njëri-tjetrin"** dhe e kuptoi se "muratori" ishte Hizri (a.s.). Atëherë, i shkoi menjëherë pranë, ia shtrëngoi duart fort dhe i tha:

*"Po s'ma dhe fjalën se do të vish në këtë xhami çdo kohë namazi, do të bërtas mu këtu që ta marrin vesh të gjithë se e kam kapur Hizrin!"*

Hizri (a.s.) kërkoi të falur dhe duke paraqitur si justifikim punët e shumta, iu lut që të mos e ngarkonte me një barrë të tillë. Atëherë, i urti shpirtëror Bajazit ia lehtësoi kërkesën në një herë në ditë, por Hizri nuk ia pranoi as këtë, por i dha fjalën se do të vinte një herë në javë. Dhe sulltani

dhe i urti shpirtëror Bajazit e la të lirë Hizrin (a.s.).

Eshtë për shkak të kësaj legjende që, qysh prej shekujsh, besohet se Hizri (a.s.) shkon në xhaminë Bajazit një herë në javë. Madje, sipas rrëfimit gojor të miratuar në mënyrë masive, sa herë që shkoka, Hizri (a.s.) e falka namazin pranë minares me brez të kuq.

Në xhaminë e hapur për falje një ditë xhumaje, faljen e namazit të parë e drejtoi sulltan Bajaziti II. Këtë ngjarje, Evlija Çelebiu e tregon kështu:

"Pasi përfundoi plotësisht ndërtimi i xhamisë, ajo u hap për adhurim një ditë xhumaje me një ceremoni të madhe. Sulltan Bajaziti II iu drejtua besimtarëve:

"Kush nga ju s'i ka lënë kurrë në jetë pa falur sunnetet e para të namazeve të iqindisë dhe jatsisë, le të dalë dhe të bëhet imam këtu në këtë ditë të bekuar!"

Mirëpo, pasi nga gjithë ai xhemaat si det nuk doli askush, Bajaziti II mbeti i detyruar të dilte vetë në vendin e imamit duke e justifikuar veprimin e vet me këto fjalë:

**"Lavdi Allahut që unë s'i lashë kurrë pa falur këto sunnete si në paqe, ashtu dhe në luftë!"**

E, pra, dashje pa dashje, sulltan Bajaziti II shpalosi këtë skenë përkushtimi dhe devocioni fetar!

❀

Janë të shumta legjendat që qarkullojnë në popull mbi Bajazitin si një i urtë shpirtëror, *veli*. Po paraqesim edhe një tjetër prej tyre.

Njëra nga vajzat e reja të Bajazitit II ishte ndjekëse e Hirësisë **Sheh Ebul Vefa**. Ajo shkonte shpesh për vizitë te ai. Kjo gjë duhet të kish shkaktuar thashetheme që Bajaziti II ia tërhoqi vërejtjen vajzës dhe e ndaloi të shkonte për vizitë te shehu. Megjithëkëtë, vajza arriti t'i marrë leje të atit për një vizitë të fundit te shehu. I njohur shpirtërisht me situatën, Sheh Ebul Vefa, pas vizitës, kur vajza do të largohej, i dha një dhuratë për të atin. Dhurata ishte një kuti burnoti. Sheh Ebul Vefa e kishte zgjedhur këtë lloj dhurate për t'ia dërguar me të bijën, meqë Bajaziti II njihej si qejfli burnoti.

Kur Bajaziti II e hapi kutinë që ia kishte dërguar shehu bashkë me përshëndetjet, lutjet dhe bekimet e veta, u habit! Në kuti s'kishte burnot! Kishte një copë prush të skuqur të vendosur mbi një coqë pambuk! Në

këtë mënyrë, Sheh Ebul Vefa i jepte përgjigje Bajazitit II për thashethemet që i kishte marrë seriozisht. Me këtë, ai donte t'i thoshte se lidhjet e tij me vajzën ishin jo të një natyre tokësore, por buronin nga dashuria hyjnore.

U bë shkak kjo ngjarje që Bajazitin II e zuri dëshira e fortë për t'i bërë vizitë Hirësisë Sheh Ebul Vefa. Ashtu siç pati ndodhur edhe me të atin, sulltan Mehmetin II, pasi nuk iu pranuan kërkesat e panumërta për t'i bërë vizitë shehut, i kërceu damari sulltanor dhe, një ditë prej ditësh, befasisht, i ndjekur nga një suitë e madhe, u nis për tek teqja e shehut. Kur suita iu afrua teqes, dervishët vrapuan dhe e lajmëruan shehun se po i vinte sulltani për vizitë. Ai u tha:

"Eshtë e pamundur! S'mund të ndodhë një gjë e tillë!"

Por dervishët ngulnin këmbë:

"Por po vjen, ja tek është, erdhi!"

Atëherë, shehu u shtri mbi kanapenë ku ndodhej, në drejtim të kibles dhe tha Fjalën e Dëshmisë…

Kur sulltan Bajaziti II hyri brenda, Sheh Ebul Vefa e kishte dorëzuar shpirtin qëkuri… Sepse ai qysh më parë e kishte pasë paralajmëruar sulltanin duke ia hedhur poshtë kërkesat për pritje:

**"Takimi ynë në këtë botë nuk na është i shkruar!"**

❀

Një ndër burrat e shquar të shtetit, **Haxhi Mesih Pasha**, i cili ishte si *Edebaliu* për Bajazitin II, herë pas here e qortonte rëndë sulltanin. Ai i fliste sulltanit për qëndrimet dhe veprimet joislame të vezirëve, i thoshte se ishte e detyrueshme që gabime të kësaj natyre të përmirësoheshin dhe e këshillonte se, në të kundërt, devocioni i tij individual do të ishte i pamjaftueshëm për ta shpëtuar nga ndëshkimi i xhehennemit!

Bajaziti II i dëgjonte me vëmendjen më të madhe këto këshilla. Në një mbledhje të Këshillit të Lartë, i vetëdijshëm për përgjegjësinë e rëndë që mbante, ua pati tërhequr vëmendjen kështu vezirëve:

*"Pashallarë! Eshtë jashtë çdo diskutimi se nesër, në ditën e kiametit dhe ringjalljes, do të më kërkohet llogari për të gjitha qëndrimet dhe veprimet e njerëzve që kam nën urdhër! Po dëgjoj se keni shpikur në portën time një sërë mënyrash që janë të huaja për Islamin! A e dini se, duke vepruar kështu, s'më lini vend për t'u shtrirë në jetën tjetër? Si do të jap llogari unë në ditën e ringjalljes? Bëhuni të*

*mençur dhe mos kryeni kurrsesi ndonjë akt të kundërt me pëlqimin hyjnor!"*

Krahas ngritjes së vakfeve, komplekseve, mjediseve të mjekimit dhe kurimit si dhe kryerjes së shërbimeve të tjera mirëbërësie dhe asistence sociale, është shumë e madhe edhe rëndësia që u pati dhënë ai diturive dhe kulturës islame. Periudha e tij është koha kur u hodhën themelet e kulturës dhe qytetërimit islam. Kur arkitekti dhe piktori i madh italian Leonardo da Vinçi i pati shkruar një letër Bajazitit II duke i propozuar që t'i bënte projektet e xhamive dhe veprave të tjera të Stambollit, kjo gjë pati shkaktuar një gëzim të madh mes vezirëve të institucionit *Kubealltë*. Mirëpo Bajaziti II i cili karakterizohej nga një mendësi mistike e hollë dhe e thellë, duke e hedhur poshtë këtë propozim, u pati thënë kështu vezirëve:

**"Po qe se e pranojmë këtë propozim, në vendin tonë ka për të sunduar një arkitekturë si imitacion i arkitekturës kishtare përsa i përket stilit dhe frymës, kurse arkitektura jonë islame nuk do të zhvillohet dot dhe nuk do të fitojë individualitet!"**

Kjo pikëpamje shpreh horizontin e një muslimani të mençur, të zgjuar dhe të ndjeshëm. Ashtu siç pati ndodhur që, pas Bajazitit II, tokat islame të arrinin në njëzet e katër milion kilometra katrore, edhe arti islam të arrinte majat. Në sajë të kësaj mendësie, fryma dhe shpirti islam u gdhendën dhe u fiksuan në gjeometri dhe u sendërtua vargu i monumenteve të papërsëritshme si **Sulejmania** që do ta ruajnë vlerën gjer në kiamet!

❀

I njohur në histori me diturinë, devocionin, mëshirën, seriozitetin dhe butësinë e tij, Bajaziti II si sulltan dhe, njëkohësisht, si një *veli*, tregonte respekt të madh ndaj dijetarëve dhe *evlijave*. Ai kishte në dorë një buxhet special që e përdorte në këtë drejtim. Me anë të këtij buxheti ai nxiste dhe inkurajonte specialistët e shkencës dhe kulturës të shkruanin vepra dhe të jepnin kontribute në këtë drejtim. Marrja nën mbrojtje nga sulltani e shkencave dhe artit e bëri Stambollin *vitrinë* dijetarësh.

Veprimtaria shkencore e nisur në periudhën e sulltan Mehmetit II u zhvillua më tej në sajë të botëkuptimit dhe zgjuarsisë së hollë të Bajazitit II si dhe u lidh edhe me veprimtarinë shkencore dhe kulturore të vendeve të tjera islame.

Bajaziti II u lidhi pagë nga pasuria e vet **Molla Xhami**-ut që ndodhej në Herat, si dhe shehut dhe myridëve të dergahut **Nakshibendi** të Buharasë.

Ai e ftoi në Stamboll dhe u mbushi me dhurata **Haxhe Abdulhadi**-un,

të birin e Hirësisë **Haxhe Ubejdullah Ahrar**.

Duke e shprehur se sa i madh ishte sulltan Bajaziti II përsa u përket dimensioneve të tij materiale e shpirtërore, shehulislami Kemal Pashazade thotë kështu:

*"Ishte mbrojtësi i drejtësisë dhe maturisë. Si rezultat i politikës së tij gjeniale, vendi u zhvillua, u rregullua dhe u përparua. Cilësitë e tij si tejpamës shpirtëror dolën në pah. Me qëndrimin dhe sjelljen e tij serioze, armiqtë patën mbetur në hije, të vegjël e të papërfillur!"*

❀

Megjithëse një ndër sulltanët më të mëdhenj osmanë, **Bajaziti II** është një personalitet i cili nuk është vlerësuar dot ashtu siç e ka merituar!

Njëri shkak i kësaj, siç u parashtrua edhe më sipër, ka qenë çështja e të vëllait, **Xhem Sulltan**, si rrjedhojë e fundit të hidhur të të cilit, ndaj Bajazitit II është ushqyer një ndjenjë e përgjithshme dhembshurie!

Shkaku i dytë ka qenë fakti që Bajaziti II hipi në fron pas një personaliteti gjigant si sulltan **Mehmeti II, Ngadhnjimtari**, të cilët historia i nxjerr një herë në disa shekuj! Nga Bajaziti II pritej që, duke ecur në rrugën e fushatave ushtarake të hapur nga i ati, ta përfundonte ngadhnjimin mbi Romën. Po ngjarje të tilla, si ajo e të vëllait dhe e kryengritjes "Shahkullu" me prejardhje alevite, nuk i dhanë mundësi ta realizonte këtë dëshirë të përgjithshme. Po të mos ndodhnin këto, është jashtë çdo diskutimi se edhe ai do të bëhej një ngadhnjimtar si i ati, Mehmeti II, siç u bë edhe i biri, që e pasoi në fron, Selimi i Rreptë. Kështu, pavarësisht nga të gjitha këto kushte të pafavorshme, në kohën e tij janë arritur edhe fitore të shkëlqyera. Njëra nga këto, **beteja "Abdina" (Kërbova)** është një fitore legjendare!

Poeti Jakup Pasha që ishte një komandant i vyer akinjxhinjsh, domethënë, kalorësie sulmi, pasi kishte kryer inkursione në brendësi të Istirjas, me urdhër të sulltanit po kthehej mbrapsht me trupat e tij. Në duar kishin shumë plaçkë lufte dhe robër. Kur arritën para Kërbovës, u përballën me një ushtri të madhe armike. Megjithëse kalorësit e tij ishin shumë të lodhur si dhe inferiorë në numër ndaj armikut, Jakup Pasha, mbeti i detyruar të hynte në luftë dhe zhvilloi pothuaj një betejë frontale me një armik shumë herë më të madh në numër dhe, me ndihmën e Allahut, në përfundim të një sulmi të fuqishëm, e shpartalloi armikun plotësisht. Atë ditë, me tetë mijë akinxhinj të zgjedhur, u vranë afro gjashtë mijë ushtarë armiq dhe u muarën rob afro njëzet e pesë mijë të tjerë.

Kjo fitore e akinxhinjve është një ndër ngjarjet që hasen rrallë në histori, sepse pranimi nga një forcë e vogël kalorsiake që kthehej e lodhur nga inkursionet që kishte kryer si dhe duke pasur me vete shumë plaçkë lufte dhe robër, e betejës me një ushtri pakrahasimisht më të madhe në numër, ishte një guxim dhe trimëri materiale dhe shpirtërore e lartë që nuk do të mund ta imagjinonte, madje, askush! Komandanti akinxhi Jakup Pasha i cili kishte një pjesë të madhe kontributi në këtë fitore, ia pati njoftuar sulltanit rezultatin e betejës me këtë poezi:

*U poqëm me armikun në Kërbovë,*
*Në atë fushë të thatë u vumë në provë!*
*Me urdhër të Zotit ia hyra një beteje*
*Siç ia hyri Murat Sovrani në Kosovë!*
*Fitore e çuditshme ajo se njohësit e së fshehtës*
*Ishin ndihmësit tanë në tokë e në qiej!*
*Robin tim të vetëm do ta vë unë, Zoti*
*Në më dhëntë rast, në Beograd vojvodë!*
*Beu im i Bosnjës, Dervish Jakubi,*
*Me ndihmën e Zotit hyri në këtë xhihad!*
*Shpresoj të ma japë xhennetin e Adit*
*Ai Bujar, si pozitë në atë botë…*

Sa bukur e reflekton kjo poezi botën e zemrës të kalorësve të famshëm osmanë! Në këtë poezi, Jakup Pasha krenohet më shumë jo me pashallëkun, sesa me dervishllëkun dhe pozitën e robit ndaj Zotit! Dhe kjo tregon se, në atë periudhë, rrënja e vërtetë që ushqente pasionin e ngadhnjimit dhe shpirtin e luftës dhe fitores që kishin ushtarët osmanë, ishin vlerat shpirtërore dhe marifetullah[28]!

Në periudhën e sulltan Bajazitit II, as ndihma e mundshme për muslimanët e **Andaluzisë** nuk pati munguar. Në atë kohë, megjithëse osmanët nuk kishin ende një flotë që mund të përballej me të gjitha flotat e Evropës, qindramijëra muslimanë u shpëtuan nga krimet tragjike të krishterëve dhe u bartën në Afrikë; gjithashtu, duke i goditur vazhdimisht me bombardime intensive brigjet e Spanjës, i është dhënë përgjigje fatkeqësisë së humbjes së Andaluzisë.

Nuk mund të mendohej ndonjë ndihmë tjetër për muslimanët e Andaluzisë të cilët, prej shumë kohësh më parë, ishin përçarë në principata si pasojë e konflikteve mes vetes për shkaqe të *nefsit* dhe, për fat të keq, shumë herë me radhë i patën thirrur në ndihmë krishterët në luftën

28. **Marifetullah**: Njohja intuitive e Zotit (Përkthyesit).

vëllavrasëse me njëri-tjetrin. Në kundërshtim me frymën e Kur'anit, ata qenë përçarë e copëtuar duke merituar, për pasojë, fundin e hidhur të miqësimit me krishterët kundër njëri-tjetrit. Ja sa domethënëse është ngjarja në vijim:

Sundimtari i fundit i **Granadës, Ebu Abdullah**, i cili po ikte së bashku me t'ëmën pasi ua kishte lënë vendin armiqve, qëndroi pak në kodrën Padul, vështroi për të fundit herë Granadën si dhe pallatin el-Hamra, atë mrekulli të artit islam, që po digjeshin në flakë, dhe në mënyrë të pavullnetshme, u ngashërua dhe nisi të qajë. Atëherë, e ëma, vetullngrysur, i tha këto fjalë historike:

**"Qaj, o i paditur, qaj! Qaj si gratë tani për këtë vend të bekuar që nuk munde ta mbrosh si burrat!"**

Lidhur me këtë ngjarje, pas asaj date, ajo kodër nisi të përmendej si **"Rënkimi i fundit i arabit"** ose **"Kodra e rënkimit të arabit"**!

Ata që, gjer më sot, i kanë akuzuar osmanët se patën mbetur si spektatorë ndaj mënxyrës së muslimanëve të Andaluzisë, janë ose persona që nuk kanë mundur t'i vlerësojnë si duhet të vërtetat historike, ose qëllimkëqinj. Sepse as nuk mund të arrihej në Spanjë nga toka përmes Gjermanisë dhe Francës, as nuk mund të bëhej nga deti veprim tjetër përveç sulmeve provokuese kundër armikut, gjë që osmanët e patën bërë.

Po qe se mbahet parasysh se në periudhën 31-vjeçare të sundimit të sulltan Bajazitit II, i cili, për shkak të ngjarjes me të vëllain Xhem, pati mbetur i detyruar të tregonte kujdes maksimal për të mos e provokuar botën krishtere, u arritën edhe fitore, si shtypja e kryengritjes **"Shahkullu"**, fitorja e betejës detare **"Sapienza"**, ngadhnjimi në **Inebaht** dhe marrja e kështjellave **Koron, Modan** dhe **Navarin**, kuptohet se periudha e Bajazitit II nuk pati kaluar mjaft e zbehtë as në fushën ushtarake.

Politika që ndoqi sulltan Bajaziti II gjatë gjithë mbretërimit të tij mbi 30-vjeçar, përgatiti truallin e nevojshëm që i biri, **Selimi i Rreptë** dhe i nipi, **Sulejman Ligjvënësi**, të merreshin pa ndërprerje me luftë. Prandaj, meqë Bajaziti II u ndodh mes të atit, Mehmeti II, i cili qe një gjeni mbarëbotëror, dhe të birit, Selimi i Rreptë, i cili s'pati mbetur pas tij në madhështi, është një sundues i madh, madhështia e të cilit nuk është kuptuar ashtu siç duhet. Përndryshe, në qoftë se nuk do të shihej në mes, madje, nën hijen e këtyre dy personaliteteve të mëdhenj, edhe Bajaziti II do të shihej si një ndër personalitetet gjigantë të historisë kombëtare osmane!

Dora e sulltan Bajazitit II e zgjatur ndaj gjithë botës islame, është bërë

pretekst për një dashuri të madhe ndaj osmanëve. Eshtë për këtë arsye që, kur vdiq, në shumë vende të botës islame u falën për të **"namaze xhenaze në mungesë"**!

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

**O Zot! Ashtu si ky sundimtar dhe** *veli* **i madh i cili jetoi pa u prirur ndaj një mijë e një pasurive dhe shkëlqimeve të kësaj bote materiale, stolisna edhe ne me** *zuhd*[29] **dhe devocion dhe mos na lejo t'i nënshtrohemi kësaj bote të përkohshme!**

**Falna lumturinë e përjetshme, Allahu im!**

**Amin, ashtu qoftë!**

29: **Zuhd**: Shkalla e lartë e devotshmërisë islame (Përkthyesit).



*Ngadhnjimtari botëror i pashoq dhe i vuajtur i cili ngriti unitetin islam, shërbëtori i dy qyteteve të paprekshëm,*

# SULLTAN SELIMI I RREPTE

(1470-1520)

Eshtë sulltani i nëntë osman.

Qysh në kohën e rinisë së vet princërore, u arsimua në mënyrë të plotë në shkencat fetare e të natyrës nga dijetarët më të zgjedhur të kohës.

E nisi veprimtarinë administrative e qeverisëse si vali, guvernator i **Trabzonit**. Qysh në këtë etapë të jetës, madje, me paraqitjen përmendoriale dhe vullnetin e jashtëzakonshëm, tek muslimanët shkaktoi admirim dhe qetësim, kurse te armiqtë, frikë dhe tmerr. Qysh atëherë zhvilloi tri fushata kundër gjeorgjianëve dhe në vendet që pushtoi, u bë pretekst për orientimin në rrugë të drejtë të të gjithë gjeorgjianëve.

Ngaqë Trabzoni ndodhej afër me Iranin, Selimi i Rreptë i njihte shumë mirë qëllimet e urryera të Shah Ismailit mbi ummetin, bashkësinë islame. Qysh në kohën e princërisë e kishte kuptuar domosdoshmërinë e marrjes së masave rrënjësore dhe efektive kundër tij. Por, ndërkaq, duke menduar se, me cilësinë dhe kompetencat e një princi, ai vetë do ta kishte të pamundur të luftonte kundër Shah Ismailit, prandaj kishte ndjerë nevojën për të hipur një çast e më parë në fronin osman.

Nisur nga këto shkaqe, duke i eliminuar të vëllezërit, **princin Ahmed** dhe **princin Korkut**, më 1512 u bë sulltani i nëntë osman.

Fjalimi që pati mbajtur para parësisë jeniçere dhe burrave të shtetit pak para se të bëhej sulltan, kur e patën ftuar për në fron dhe pati ardhur në Stamboll, ia reflekton bukur qëllimin e vërtetë të zemrës, kërkesën për sakrifica dhe vuajtje:

*"Po të bëhem padishah, do të eci me zeriozitet në rrugën e unitetit islam; po të më lejojë Zoti, do të shkoj në Indi dhe Turan dhe do të përpiqem në lindje dhe perëndim për lartësimin e Fjalës së Allahut! Nuk do të kem mëshirë për mizorin edhe sikur të jetë biri im! Në kohën time nuk do të ketë prehje, por popullit nuk do t'i bihet në qafë! Ja, ky jam e do të jem unë! Kurse im vëlla e do rehatinë dhe ka natyrë të butë. Po qe se nuk keni frikë nga lufta dhe e kërkoni vuajtjen dhe mundimin, jepmani besën mua! Në të kundërt, zgjidheni tim vëlla, princin Ahmed, dhe, atëherë, në kohën e tij, keni për t'u marrë me rehati dhe dëfrime!.."*

❁

Me gjithë ashpërsinë e tij të njohur e të famshme, në të njëjtën kohë, Selimi i Rreptë ishte njeri me shpirt të hollë dhe shumë të ndjeshëm! Ai u fut nën tabutin e të vëllait, Kokut, të cilin pati mbetur i detyruar ta eliminonte për hir të ekzistencës dhe vazhdimësisë së shtetit, dhe qau duke thënë:

*"O vëlla! Eh, sikur as ti të mos bëje siç bëre dhe as unë të mos isha i detyruar të bëja siç bëra!"*

Pastaj, njeriut besnik të të vëllait Korkut, personit të quajtur **Pijale**, i tha dhe i propozoi:

*"Po të fal për besnikërinë tënde e cila është një virtyt i madh! Gjithashtu si shpërblim të besnikërisë tënde, po të emëroj në cilin post që të dëshirosh! Po deshe, bëhu veziri im!"*

Ai e falenderoi dhe, duke e shumëfishuar besnikërinë e vet, i tha:

**"Sulltani im, këtej e tutje, detyra ime është të bëhem tyrbedari i princit Korkut!.."**

Kjo tabllo është e mjaftueshme për të treguar nivelin moral të një kombi të tërë, nga njeriu i thjeshtë, gjer te sulltani!

Selimi i Rreptë e nisi të atin, Bajazitin II, për në Gymylxhine duke i shfaqur respekt të madh dhe duke i lidhur një të ardhur vjetore prej dy milion akçesh. E hipi të atin në pajton dhe e përcolli duke e shoqëruar në këmbë. Pastaj, kur vdiq, ia solli kufomën në Stamboll dhe e varrosi në tyrben që e ndërtoi posaçërisht për të përballë xhamisë Bajazit.

❁

Pjesa që i përket sulltan Selimit të Rreptë nga të gjashtëqind e njëzet vjetët e perandorisë osmane të shkëlqyer, është vetëm tetë vjet! Është po-

thuajse e pamundur t'i nxërë mendja sukseset dhe arritjet e tij madhështore të realizuara brenda një kohe kaq të shkurtër! Me të vërtetë, ata që merren me **filozofinë e historisë**, shkencë e cila merret me kërkimin dhe shqyrtimin e të fshehtave dhe urtësive të ngjarjeve historike, kanë mbetur të paaftë gjer më sot për t'i shpjeguar sukseset materiale e shpirtërore që i dhuroi sulltan Selimi i Rreptë historisë sonë kombëtare.

Ai e kaloi largësinë prej 2500 km. duke kapërcyer male, fusha, pyje e shkretëtira dhe e shkatërroi krejtësisht ushtrinë madhështore të safevitëve që kishin njërin nga shtetet më të fuqishëm të kohës. Kurse në lidhje me fushatën e Egjiptit, është e pamundur të shpjegohet në mënyrë racionale se si mundi ai me ushtrinë e vet ta kalonte shkretëtirën e **Sinait** e cila gjer atë ditë konsiderohej e pakalueshme!

Institucioni i kalifatit rifitoi dinjitet dhe ndikueshmëri me të, amanetet e shenjta me të arritën shenjtërinë për të cilën ishin të denja! Gjyshi i tij, sulltan Mehmeti II, Ngadhnjyesi, e pati parashikuar qysh atëherë se nipi i tij kishte për t'u bërë njeri i madh dhe e pati mbiquajtur **Javuz, i Rrepti**.

*Me të, historia ka vizatuar në faqet e saj të arta portretin e një luftëtari të pashoq!*

Gjatë gjithë jetës, ai kurrë nuk e pranoi sfidën e dobësisë dhe pamundësisë, por gjeti zgjidhje për çdo situatë të vështirë e në dukje të pamundur për t'u kapërcyer, duke besuar pa lëkundje se zgjidhjet mund të gjenden vetëm duke u mbështetur te Allahu (xh.xh.)!

❀

Sapo u ngjit në fron, sulltan Selimi i Rreptë filloi të vepronte me shpejtësi. **Shah Ismaili** i cili në atë kohë kishte shtënë në dorë **Azerbajxhanin, Irakun** dhe **Iranin**, po kërcënonte edhe Anadollin. Duke e përdorur si pretekst shiizmin, shkaktonte vazhdimisht intriga, e lëkundte bashkimin e muslimanëve.

Selimi i Rreptë mblodhi Divanin ose Këshillin e Lartë dhe i shtjelloi gjerë e gjatë veprimtaritë e rrezikshme të Shah Ismailit.

Pas diskutimeve të vështira, me fetvanë e **Ibni Kemal Pashës**, Këshilli i Lartë mori vendim për të zhvilluar fushatën e Iranit.

Më 20 prill 1514, Selimi i Rreptë kaloi në anën aziatike, në Yskydar, dhe, prej aty, bashkë me ushtrinë perandorake, u nis për në fushatën e Iranit. Si domosdoshmëri burrërie, Shah Ismaili u ftua në fushën e trimave, kurse ai vazhdimisht u tërhoq pas e iku!

Ushtria perandorake hyri në tokat safevite. Shah Ismaili vazhdonte të zbrapsej. Si përfundim, ushtarët u mërzitën nga ai udhëtim i gjatë e i lodhshëm. Edhe furnizimet kishin filluar të pakësoheshin. Rrjedhimisht, shumë vetë nga ushtria filluan ta ngrinin zërin e kundërshtimit, duke thënë:

*"Shah Ismaili iku. Edhe kjo është fitore! Le të kthehemi pas!.."*

Për më tepër, kundërshtimi i tyre u kthye në revoltë dhe ata shkuan gjer atje sa ta qëllojnë me shigjeta çadrën perandorake!

Atëherë, Selimi i Rreptë doli nga çadra dhe mbajti një fjalë para ushtarëve të revoltuar, fjalë e cila do të mbetet një nga kryeveprat e historisë së luftërave.

Pasi ua sqaroi ushtarëve të revoltuar *se objekti ende s'ishte arritur, se, pa u realizuar synimi i fushatës, kurrsesi s'do të kishte kthim pas, se nga ajo fushatë e cila zhvillohej për xhihad, vetëm gratë mund të ktheheshin, se, megjithëkëtë, ai kërkonte ta ndiqnin vetëm ata që ishin trima dhe, nëse s'kishte trima, ai do të luftonte qoftë edhe i vetëm,* e përfundoi fjalimin me këto fjalë:

**"Kush të dojë, le të kthehet te gruaja e ta veshë fustanin e saj! Unë mund të shkoj drejt armikut edhe i vetëm!"**

Dhe ia shaloi kalit!

Qysh në moshën e re princërore, Javuz Selimi, Selimi i Rreptë, pati qenë një trim i çartur që e bartte me vete qefinin! Në atë çast, përballë asaj turme të revoltuar, ai mund të qëllohej nga mijëra shigjeta! Nënshtrimi dhe dorëzimi i tij te Allahu si dhe bindja e tij e vetëdijshme, e cila ishte krejtësisht e lexueshme për të tjerët, se Allahu (xh.xh.) ishte burimi i çdo zgjidhjeje, e ndryshoi në çast ecurinë e ngjarjes! Fjalët që iu zbrazën Selimit të Rreptë nga zemra, i entuziazmuan ushtarët si një lumë i rrëmbyeshëm. Ushtria arriti te **Fusha Çalldëran** me një vendosmëri të re dhe e përgatitur shpirtërisht për një goditje të tmerrshme. Shah Ismaili pësoi një disfatë të përgjithshme. Ai vetë iku duke i braktisur fronin dhe gruan në fushën e betejës!

Pas fitores, Selimi i Rreptë hyri në **Tebriz**. Aty kërkoi të mbahej një hutbe në emër të vet duke përmendur katër kalifët e parë. Ai tregoi interesim të veçantë për njerëzit e shkencës dhe artit në Tebriz dhe i ftoi ata në Stamboll.

Atë vit, Selimi i Rreptë e kaloi dimrin në zonën Karabag të Azerbajxhanit me qëllim që, vitin e ardhshëm, t'i plotësonte fitoret në atë zonë.

Kapërcimi i distancës prej 2500 km. nga Stambolli në Tebriz duke ecur më këmbë e duke përballuar vështirësitë e furnizimit dhe, pastaj, arritja e një fitoreje të shkëlqyer, është një nga ngjarjet që hasen rrallë në histori, kështu që mund të konsiderohet si rrjedhojë e begatshme e zellit të bashkësisë unike të vetëdijshme për faktin se "zemrat e lidhura pas një *kutb*-i, ose prijësi shpirtëror, duhet të jenë një!"

❁

Eshtë, gjithashtu, për këtë rrjedhojë të begatshme, që Hirësia **Idris Bitlisi**, prijës tribuje në Anadollin Juglindor, duke i dalë mbështetje iniciativës së Selimit të Rreptë për bashkimin dhe unitetin islam, ia aneksoi tokat e veta shtetit osman.

Përpjekjet e Hirësisë Idris Bitlisi në këtë drejtim meritojnë vlerësimin më të lartë. Edhe vetë Selimi i Rreptë pati treguar jashtëzakonisht respekt për këtë person me origjinë kurde dhe, me çdo pretekst, ia pati shfaqur ndjenjën e veçantë të afërsisë dhe dashurisë që ushqente ndaj tij. Krahas komplimenteve, duke i dhënë atij dekrete të tipit *carta bianka* me qëllim që ai të mund t'i jepte feude cilitdo person që do ta shihte të përshtatshëm, i pati shfaqur edhe besimin e pafund që kishte tek ai. Sepse, Hirësia Idris Bitlisi ishte tejet i denjë për këtë. Pavarësisht nga çdo lejim dhe autorizim që i qe dhënë, ai kurrë nuk i pati plotësuar dhe përdorur dekretet *e bardha* pa lejen e sulltanit dhe, duke i eliminuar qëllimet e safevitëve mbi zonat dhe popullatat lindore, qe bërë arkitekti i veprimtarive të mëdha që siguronin unitetin e ummetit, bashkësisë. Përveç sukseseve që pati arritur për ta lidhur popullsinë pas osmanëve, i pati shkaktuar një humbje të padiskutueshme ushtrisë safevite ku merrte pjesë edhe vetë garda e Shah Ismailit!

❁

Kur sulltan Selimi i Rreptë që përparonte në rrugën e unitetit islam, hyri në *Sham* (Damask), u shfaq një *keramet* i **Muhjiddin Arabiut**. Në të gjallë ai pati thënë:

**"Kur të hyjë Sin-i në Shin, do të zbulohet edhe varri im!"**

Në këtë thënie, *Sin*-i, shkronja *S*, përputhej me shkronjën e parë të emrit të *Selimit* të Rreptë, kurse *Shin*-i, shkronja *Sh*, përputhej me emrin e qytetit të Damaskut që atëherë quhej *Sham*. Pra, thënia e tij alegorike mori kuptim të qartë kur *Selimi* hyri në *Sham* dhe atëherë, edhe vendi ku ndodhej varri i Muhjiddin Arabiut, u zbulua!

❁

Një ditë, sulltan Selimi i Rreptë thirri pranë shokun e ngushtë, **Hasan Xhan**. Gjatë bisedës, ndër të tjera, e pyeti:

"Pa më trego, Hasan, ç'ëndërr pe mbrëmë?"

Hasan Xhani i tha se s'kishte parë ndonjë ëndërr që ta vlente për ta treguar. Por sulltan Selimi nguli këmbë:

*"Njeriu fle një natë të tërë pa parë asnjë ëndërr! Fjalë është kjo? Gjithsesi, e ke parë një ëndërr!"*

Hasan Xhani që s'po kujtonte dot gjë, u turpërua. Më pas, me një pretekst çfarëdo, mësoi se **kryeshambelani Hasan Aga** kishte parë një ëndërr, dhe i kërkoi t'ia tregonte. Agai i tha kështu:

"Natën që shkoi, dhoma e Haremit u mbush me persona fytyrëdritë. Para derës së sulltanit qëndronin katër vetë me nga një flamur në duar. Personi më në krye mbante në duar flamurin e sulltanit tonë. Ai më tha mua:

"A e di pse kemi ardhur ne?"

"Urdhëroni!" - U thashë unë.

**"Këta persona të bekuar që sheh, janë shokët e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). Na dërgoi që t'i bëjmë të fala sulltan Selimit dhe t'i themi kështu: "Iu dha detyra e shërbimit ndaj dy qyteteve të paprekshëm** (Mekës së Bekuar dhe Medinës së Ndritshme)**, pra, le të ngrihet e të vijë!.."**

**Tre të tjerët janë Ebu Bekri Besnik, Omeri i Shquar dhe Osmani i Dy Nureve, kurse unë, Aliu i biri i Talibit! Shko e ia thuaj sulltanit këtë lajm të gëzuar!"**

Dhe menjëherë u zhdukën që të katër!"

Hasan Xhani ia tregoi sulltanit ëndrrën e kryeshambelanit pa shtuar e pa hequr asnjë fjalë! Padishahut iu skuq fytyra e bekuar dhe, duke i rrjedhur lot gëzimi nga sytë, tha:

**"O Hasan Xhan! A s'të kam thënë se ne nuk lëvizim nga vendi pa u ngarkuar me detyrë? Secili nga të parët tanë ka marrë pjesë nga *evlija*të! Secili ka lënë pas *keramete*!.."**

Në të vërtetë, sulltani vetë e kish parë atë ëndërr atë natë!

I mbështetur me këto shenja shpirtërore, sulltan Selimi i Rreptë urdhëroi:

*"Në Divan të ndodhet edhe Hasan Aga! Të fillohen me shpejtësi përgatitjet e fushatës së **Egjiptit**!"*

Sulltan Selimi i Rreptë doli për në Fushatën e Egjiptit më 1516.

Selimi i Rreptë pati marrë fjalë nga **memlukët e Egjiptit** se nuk do t'i jepnin ndihmë Iranit, por ata e shkelën fjalën, prandaj marshoi mbi ta. Selimi i Rreptë u takua me ushtrinë memluke në **Fushën Merxhidabik** dhe u shkaktoi atyre një humbje të plotë!

Por, për ta plotësuar këtë fitore, ishte e domosdoshme nga ana strategjike të hynte në Egjipt. Por për këtë duhej ta kalonte shkretëtirën e tmerrshme të **Sinait**. Dhe ai arriti ta bënte këtë punë të vështirë brenda trembëdhjetë ditëve pa asnjë humbje, pa kaluar asnjë vështirësi furnizimi! **Napoleon Bonaparti**, madje, i cili konsiderohet si gjeni ushtarak, treqind vjet pas Selimit të Rreptë nuk arriti dot ta kalonte këtë shkretëtirë dhe ushtarët francezë të çmendur nga etja, patën qëlluar mbi njëri-tjetrin! Po të mendojmë se në Luftën e Parë Botërore, me mundësitë e reja teknike, kjo shkretëtirë u kalua vetëm pas njëmbëdhjetë ditësh, kuptohet më mirë madhështia e asaj që pati bërë Selimi i Rreptë!

Tek pashallarët dhe ushtarët kishte shumë lëkundje se si do të mund të kalohej shkretëtira e cila ditën ishte skëterrë nxehtësie, kurse natën, fushë akulli! Temperatura ditë-natë lëvizte nga +50 gradë në -20 gradë! Ishte si një det rëre!

Por ushtria hyri në shkretëtirë në sajë të vendosmërisë dhe vendimit të prerë të Selimit të Rreptë! Pas një farë kohe, sulltani zbriti nga kali dhe nisi të ecte në këmbë. Udhëheqësit ushtarakë ishin të habitur e të tmerruar. Filluan pëshpëritjet: "Pse në këtë shkretëtirë ku kuajve u valon gjaku nga të nxehtit dhe ecin me vështirësi, sulltani zbriti nga kali dhe nisi të ecë në këmbë?"

Mes atij tmerri, edhe udhëheqësit ushtarakë zbritën nga kuajt dhe filluan të ecin në këmbë. Pashallarët, gjeneralët, i thanë shokut të ngushtë dhe njeriut të dashur të zemrës të sulltanit, Hasan Xhanit:

"Ç'të bëhet, pyete sulltanin, ç'punë e çuditshme është kjo?"

Dhe, kur Hasan Xhani e pyeti sulltanin se ç'kuptim kishte veprimi i tij, ai iu përgjigj:

**"Hasan, a nuk e sheh se para nesh është duke ecur në këmbë i Dërguari i Allahut (s.a.s.)? Kur ai, sovrani i botëve të ecë në këmbë, si mund të qëndrojmë ne mbi kuaj?"**

Poezia në vijim e Selimit të Rreptë e shpreh bukur respektin dhe dashurinë e tij ndaj të Dërguarit të Allahut (s.a.s.):

*Me Zotin s'takohet askush dot pa ty,*
*Pranimi i lartë ndodh me favorin tënd të begatë;*
*"Mëshirë për botët" je o Resul,*
*O minierë e dritës së Zotit na shpëto!*

*O burim bujarie, i Dërguari i Madh,*
*Skllavi yt është ky Selimi me të meta plot;*
*Falje pret nga selia jote e lartë,*
*O minierë e dritës së Zotit, na shpëto!*

Ishte si begati e kësaj dashurie dhe i këtij respekti të madh që sulltan Selimi i Rreptë me ushtrinë e tij e kaluan në trembëdhjetë ditë shkretëtirën e tmerrshme Sina nën hijen e një reje në sajë të ndërhyrjes shpirtërore të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) dhe e pushtuan Egjiptin!

Selimi i Rreptë i mundi përsëri memlukët në **Ridanije** më 22 janar 1517 dhe, në këtë mënyrë, e pushtoi Egjiptin përfundimisht.

Sulltani i madh i shfaqi vlerat e veta të shquara duke e bartur personalisht në supe kufomën e sulltanit memluk.

Por, megjithatë, puna nuk mbaroi vetëm me hyrjen në Egjipt. Ushtarët memlukë vazhdonin të bënin qëndresë me luftën e tmerrshme të rrugicave. Në mënyrë të veçantë, vullnetarët e përbetuar memlukë kishin zgjedhur për synim Selimin e Rreptë. Ata ende besonin se "po ta vrisnin Javuzin, do ta fitonin luftën!" **Sinan Pasha** që e dëgjoi këtë, e njoftoi sulltanin. Veshi rrobat e sulltanit dhe i tërhoqi mbi vete memlukët e përbetuar për vdekje. Dhe, gjersa e arriti nga prapa Selimi dhe i eliminoi të përbetuarit, ai kishte rënë dëshmor!

Duke hyrë në Egjipt, Selimi i Rreptë ishte shumë i dëshpëruar. Ai thoshte:

**"Egjiptin e morëm, por Sinan Pashën e humbëm!"**

Me këto fjalë ai e barazonte humbjen e një luftëtari dijetar me ngadhnjimin e Egjiptit!

Këtë humbje, poeti Jahja Kemal e përshkruan kështu:

*Dhjetë Egjiptë nuk barazoheshin me një Sinan, o fatkeqësi,*
*Padishahun e fuqishëm e dëshpëroi shumë humbja e tij...*

Në çdo periudhë të historisë, me të tillë kuadro dimensionesh gjigante kanë fituar madhështi personalitetet e mëdhenj!

Më 15 shkurt 1517, me një ceremoni të shkëlqyer, sulltan Selimi i Rreptë hyri në pallatin e memlukëve. Historiani i asaj kohe e përshkruan kështu pritjen që i bëri populli i Kajros sulltanit:

*"Populli kishte mbushur penxheret dhe sokakët për ta soditur madhështinë dhe shkëlqimin e Selimit të Rreptë. Ata e pandehnin të veçantë sulltanin, mendonin se veshja dhe paraqitja e tij do të ishin të ndryshme nga njerëzit përreth tij. Kurse Selimi i Rreptë nuk ndodhej në krye, por në mes të trimave. Veshja dhe paraqitja e tij s'ishin të ndryshme nga të tjerët. Dhe ai ecte me thjeshtësi duke vështruar para..."*

Më 20 shkurt, ditën e xhuma, në hutben e mbajtur në **xhaminë Melik Muejjed**, hatibi e përmendi sulltanin si **"Hakimul Haramejni Sherifejn"** (Sundimtari i Dy Qyteteve të Nderuar). Dhe Selimi i Rreptë i ndërhyri menjëherë duke i thënë me sy të përlotur:

**"Jo, jo, përkundrazi, "Hadimul Haramejni Sherifejn"** (Shërbëtori i Dy Qyteteve të Nderuar)!

Pastaj e ngriti shtrojen dhe, duke rënë në sexhde drejt e përtokë, e falenderoi Zotin! Dhe, për ta shprehur se ishte shërbëtor i qyteteve të Mekës dhe Medinës, vuri mbi çallmë **një tufë thekash si fshesë**.

Edhe porosia që i dha më vonë Piri Pashës që e caktoi kazasker të dy qyteteve të nderuar, ishte një shfaqje e sinqertë dhe e përshpirtshme e ndjenjave të afërsisë dhe dashurisë së tij për Profetin Muhammed (s.a.s.):

*"Pasha! Sovraniteti i Mekës dhe Medinës është në dorë të bijve bujarë të Profetit të Përbotshëm! Unë nuk shkova me ushtri në ato qytete, nuk i pushtova ato! Ata më shfaqën bindje në rrugën e unitetit islam si rrjedhojë e pjekurisë, edukatës dhe mirësisë së tyre! Shpërblimi i këtij dinjiteti është detyrim për mua. E falenderoj Zotin natë e ditë që më përmendet emri në hutbet që këndohen në ato qytete të bekuar! Këtë lumturi s'e ndërroj me sovranitetin mbi tërë botën! Prandaj të mos kursesh asgjë që t'i duhet popullit të këtyre dy qyteteve të paprekshëm! Dhe kurrsesi të mos ndërhysh në punët e tyre!"*

Një tjetër ngjarje me rëndësi që pati ndodhur gjatë fushatës së Egjiptit, është kështu:

Ngaqë ndodheshin në fushatë, nuk u patën arritur nga thesari i shtetit paratë e nevojshme për disa shpenzime dhe, kështu, patën marrë borxh nga një person i pasur. Kur arritën paratë nga thesari, defterdari (financie-

ri) ia ktheu borxhin personit.

Mirëpo personi i bëri defterdarit këtë propozim:

"Unë kam kapital të madh. Dhe, përveç një djali, s'kam njeri tjetër! Po të pranoni, po ia dhuroj thesarit këto para dhe, në shkëmbim, ju jepini tim biri një punë në derë të shtetit!.."

Kur defterdari ia paraqiti sulltanit këtë propozim, ai u zemërua shumë dhe i bërtiti kështu:

*"Për këtë propozim korruptues që më solle, të betohem ju vras edhe ty, edhe propozuesin! Por druhem se mos thonë që "sulltan Selimi ua vuri syrin parave të tregtarit prandaj i vrau atë dhe defterdarin"! Menjëherë ktheja paratë tregtarit dhe mos më sill më para propozime të tilla të kundërligjshme!"*

Nga hetimet e bëra pas kundërveprimit të sulltanit, doli në shesh se tregtari kishte qenë një çifut i cili, pastaj, u largua nga qendra e shtetit.

❁

Sulltan Selimi i Rreptë ishte një sundimtar jashtëzakonisht i ashpër e i rreptë ndaj veprimeve të gabuara dhe indiferente. Vetëm se si rreptësia, ashtu dhe bukuria e tij shkriheshin e zhdukeshin brenda kornizës së sheriatit. Një herë, për shkak të vjedhjeve të kryera në thesar si pasojë e nënvleftësimeve, kishte urdhëruar ekzekutimin me vdekje të afro dyzet vetëve. Ndërkaq, shehulislami **Zenbil'li Ali Efendiu** i cili e kishte mësuar situatën, me qëllim për ta penguar zbatimin e vendimit, hyri tek sulltani me nxitim dhe pa marrë leje. Ai iu lut sulltanit t'ia tregonte vetë se si qëndronte puna. Sulltani i tha me të ashpër:

"Hirësia juaj! Eshtë ashtu siç e keni dëgjuar, por ju s'keni të drejtë të përziheni në punët e shtetit!"

Atëherë, shehulislami Zenbil'li Ali Efendi ia ktheu sulltanit me të njëjtën ashpërsi:

**"Sulltani im! Unë erdha t'jua bëj të ditur vendimet ligjore të sheriatit, sepse detyra jonë është ta mbrojmë të ardhmen tuaj shpirtërore..."**

I qetësuar përballë maturisë më të hollë se qimja e më të mprehtë se shpata, të sheriatit, Selimi i Rreptë e pyeti:

"A nuk lejohet që, për hir të përmirësimit të gjendjes së përgjithshme, të vriten një pakicë prej disa vetësh?"

Zenbil'li Ali Efendiu iu përgjigj:

"Mes vrasjes së këtyre dhe interesit të përgjithshëm nuk ka ndonjë lidhje! Atyre u duhet dhënë dënimi sipas fajit që kanë bërë!"

Sovrani i cili kishte përgjunjur ushtri të mëdha, përkuli kokën dhe e mori prapë vendimin. Ndërsa shehulislami i kënaqur shumë prej kësaj, po bënte për të dalë, u kthye përsëri dhe i tha kështu Selimit të Rreptë që po e vështronte me kurejshtje:

"Sulltani im! Kërkesa ime e parë ishte t'ju tregoja sheriatin. Kam edhe një kërkesë tjetër e cila është thjesht një lutje..."

Dhe vazhdoi:

"Sulltani im! Faji i këtyre mëkatarëve u përket vetëm atyre, prandaj, sa kohë që të ndodhen në burg, kush do t'ua shohë familjet? Prandaj, lutja ime për ju është t'u lidhni nafaka familjeve të tyre gjersa ta kryejnë dënimin që do t'u jepet!"

Selimi i Rreptë që e çoi në vend edhe këtë kërkesë, pa dyshim që zbatonte domosdoshmërinë e përgjegjësisë hyjnore për të cilën ishte i vetëdijshëm!

Përsëri, në lidhje me një çështje të ngjashme, Zenbil'li Ali Efendiu ia pati tërhequr vërejtjen sulltanit. Por duke e parë të drejtë vendimin që kishte dhënë, i qe përgjigjur shehulislamit si edhe më parë:

"Detyra juaj nuk është të përziheni në punët e shtetit!.."

Përballë këtij komunikimi kërcënues, edhe shehulislami Zenbil'li Ali Efendi i foli pa asnjë drojtje:

**"Sulltani im! Këto janë ndër punët e jetës së pasme, ahiretit, prandaj ne kemi të drejtë të ndërhyjmë! Po të mos hiqni dorë nga vendimi i gabuar që keni marrë, duhet të përgatiteni për ndëshkimin e rëndë ditën e mahsherit!.."**

Dhe u kthye e u largua pa e përshëndetur, madje, sulltanin!

Selimi i Rreptë që në atë kohë ndodhej në fushatë e sipër, edhe pse u nxeh pak përballë kësaj sjelljeje që s'ia kishte bërë askush, e kuptoi të vërtetën, e pranoi vërejtjen e shehulislamit dhe ashtu veproi. Për më tepër, i la Zenbil'li Ali Efendiut një letër ku i kërkonte falje.

Durimi dhe nënshtrimi i treguar ndaj një personi dijetar dhe shpirt-

ëror prej një trimi të çartur si Selimi i Rreptë, i papërmbajtur në zemërim, i cili kurrë nuk njihte përjashtime ndjenjash e respekti në punët e shtetit, ishin një virtyt i lartë dhe i veçantë i tij!

❁

Më 10 shtator 1517, duke u kthyer nga Kajro për në Stamboll, komandanti ushtarak i fuqishëm e i zgjuar, Selimi i Rreptë, thoshte kështu:

**"Zemra ma donte të kaloja nga veriu i Afrikës në Andaluzi, pastaj, përmes Ballkanit, të kthehesha në Stamboll!"**

Duke shprehur, me këto fjalë, dëshirën e pangopur për ngadhnjimin e së vërtetës në hapësira sa më të gjera, ai vinte në shesh horizontin e një muslimani të vërtetë!

Veç kësaj, Selimi i Rreptë i cili, pas fushatës së Egjiptit, filloi të interesohej për muslimanët e Indisë dhe Lindjes së Largët, e thirri pranë sadrazemin, kryeministrin **Piri Mehmet Pashën** dhe i tha duke ia bërë me shenjë vendin ku më vonë u hap kanali i Suezit:

**"Prej këtu e lidh Mesdheun me Detin e Kuq dhe shkoj në Indi me rrugë detare!"**

Duke shpalosur me këto fjalë qëllimin e tij për t'i penguar padrejtësitë dhe dhunën e portugezëve ndaj muslimanëve të Indisë, pati bërë edhe përgatitje të ndryshme me këtë qëllim. Madje, kryeministri Piri Pasha ishte marrë me derdhjen e topave të nevojshëm për një fushatë të tillë!

Një ditë, sundimtari trim i përbotshëm u bë kureshtar të mësonte se sa e gjerë ishte sipërfaqja e tokës. Atij i sollën një hartë të botës. E pa hartën me çudi dhe nënçmim dhe e hodhi nën këmbët e kalit duke thënë:

**"Për një sundimtar, çka..., por për dy, është pak!"**

Dhe e ngriti kalin kas.

Ajo pamje tregonte jo krenimin egoist të Selimit të Rreptë, por entuziazmimin impresionues të pasionit për xhihad që bartte në shpirt. Poeti Jahja Kemal e ka përjetësuar me këto dy vargje këtë prirjen e tij të pangopur për xhihad:

*Të mos e kish mposhtur vdekja sulltan Selimin e Parë;*
*Të ngadhnjente fama muhammediane mbi botën mbarë...*

❁

Gjatë kthimit nga Egjipti, Selimi i Rreptë qëndroi në Damask që ndodhej rrugës për kthim, ku bëri me ceremoni hapjen e tyrbes dhe xhamisë së **Muhjiddin Arabiut**, të cilit ia kishte ngritur edhe varrin. Ndërkaq, tyrbedari, siç u thoshin kujdestarëve të tyrbeve, në bazë të një manifestimi shpirtëror që kishte përjetuar, u pëshpëriti lehtë atyre që kishte përreth se sulltan Selimi i Rreptë s'kishte për të jetuar edhe shumë pas kësaj.

Ushtria e sulltan Selimit të Rreptë e cila po marshonte drejt Stambollit me fitoret e mëdha që kishte arritur, ndjente lodhjen e fushatës së Egjiptit që kishte vazhduar dy vjet, një muaj e njëzet ditë. Duke iu shtuar kësaj lodhjeje edhe etja eventuale në një zonë nga po kalonin, ushtrisë iu desh të përjetonte shqetësime të mëdha. Madje, u shfaq rreziku i ngordhjes së kafshëve të transportit e të shalës.

I dëshpëruar me tërë zemrën nga kjo gjendje, sulltan Selimi i Rreptë ra në sexhde para Mëshiruesit dhe i kërkoi strehim Zotit me këtë lutje:

*"Zoti ynë! Jepna lehtësim mua dhe ushtarëve të mi! Duke na trajtuar me favorin tënd hyjnor, dërgona mëshirën tënde, Allahu im!"*

Qysh atë çast, nga retë e mëshirës që e mbuluan qiellin, filloi të binte shi me rrebesh. Kështu, me favorin e Zotit, u eliminuan një etje e madhe dhe pasojat e rënda të saj!

Sulltan Selimi i Rreptë dhe ushtria e tij të rrethuar nga ndihma dhe mëshira hyjnore, në rrethinat e qytetit Adana i zuri një shi i furishëm. Gjithandej vendi u kthye në det balte. Sulltan Selimi i Rreptë me **Kemal Pashazadenë**, njërin prej dijetarëve të njohur të kohës, po ecnin mbi kuaj pranë e pranë duke kuvenduar. Papritmas, kali i Kemal Pashazadesë u tremb dhe balta e spërkatur nga këmba e kalit të trembur e përleu sulltanin kokë e këmbë!

Kemal Pashazade u dëshpërua shumë. Fytyra iu zbeh. Kurse Selimi i Rreptë, duke u kthyer nga ai, i tha me fytyrë të qeshur:

**"Balta e spërkatur mbi trupin tonë nga këmba e kalit të dijetarit, është nder për ne! Eshtë e bekuar! Kur të vdes, këtë kaftan të përbaltur të ma shtroni siç është mbi sëndukun (tabutin) tim!"**

Kjo ngjarje e shpreh bukur respektin dhe nderimin e thellë të **Selimit të Rreptë** ndaj dijetarëve dhe arifëve![30]

❀

Në Yskydar arritën me ditë. Ngaqë e mori vesh se popullsia e Stambollit do t'i bënte një pritje shumë entuziaste, sulltan Selimi i Rreptë i tha lalës Hasan Xhan kështu:

**"Unë do të hyj në Stamboll pasi të jetë errur dhe të jenë zbrazur rrugët që duartrokitjet e vdekëtarëve, kurorat e fitores dhe komplimentet të mos na bëjnë krenarë e të na shtrijnë përtokë!"**

Menjëherë pas kthimit të Selimit të Rreptë në Stamboll, dijetarët fetarë të Egjiptit me dijetarët fetarë osmanë morën vendim që Selimi i Rreptë të bëhej kalif. Pastaj, kalifi Mutevekili III u ngjit në minberin e xhamisë së Shën Sofisë dhe e shpalli kalifatin e Selimit të Rreptë. E nxori pelerinën e vet dhe ia veshi Selimit. Pas asaj dite, sulltanëve osmanë iu dha edhe titulli i kalifit.

Sovrani i madh luftëtar Selimi i Rreptë e zgjeroi hapësirën osmane në 4182000 $km^2$, sa katërfishi i sipërfaqes së Turqisë së sotme. Egjipti dhe Gadishulli Arabik kaluan nën sovranitetin osman. U zbrit gjer në Oqeanin Indian. Me zotërimin e Afrikës Veriore, kufiri i shtetit osman u mbështet në Oqeanin Atlantik. Vendet e Hixhazit dhe të Lindjes së Mesme u hapën për shërbimin osman. Amanetet e bekuara e të shenjta, duke u sjellë në Stamboll, fituan nder dhe dinjitet. Ato u vendosën në një kthinë të veçantë në Sarajet Topkapi dhe u caktuan dyzet hafizë që të këndonin aty Kur'an pandërprerje. Këndimin e parë e bëri vetë Selimi i Rreptë.

Nuk duhet harruar se motivi themelor i madhështisë dhe shkëlqimit material e të dukshëm është respektimi i të fshehtave dhe urtësive të botës shpirtërore. Shkëlqimi mbi gjashtëqindvjeçar i perandorisë osmane që nuk i ka rënë në pjesë asnjë shteti islam, në fakt ka buruar nga rëndësia që u pati dhënë botës shpirtërore dhe vlerave të saj. Sipas një rrëfimi, Osman Gaziut i pati ndodhur ta kalonte një natë në një shtëpi si mik dhe, meqë në dhomën ku e patën vënë të flinte, ndodhej një Kur'an, e pati kaluar natën

30. Në vitet e mia shkollore në Shkollën Fetare të Stambollit, po hapeshin rrugë të gjera. Një rrugë duhet të kalonte detyrimisht aty ku ndodhej varri i Ibni Kemal Pashës. U bëra vetë dëshmitar se si nuk mundën kurrsesi ta ngrinin varrin nga vendi. Makinat që hapnin dhe shtronin rrugën pësuan vazhdimisht defekt. Përdoruesit e tyre u gjymtuan, u paralizuan. Kjo situatë i trembi shumë inxhinierët, të cilët e kaluan rrugën anash varrit. U bëmë dëshmitarë që Zoti i Lartë u fal dinjitet edhe varreve të dijetarëve të vërtetë materialë e shpirtërorë. Shën. i autorit.

pa u shtrirë e pa i zgjatur këmbët. Po kështu, edhe fakti që sulltan Selimi i Rreptë i solli me madhërim të veçantë amanetet e shenjta në Stamboll dhe vuri dyzet hafizë që të këndonin Kur'an pandërprerje pranë tyre, gjë që do të vazhdonte për shekuj me radhë, janë nga motivet themelore të madhështisë legjendare të shtetit osman.

Allahu i Lartë i ka shpërblyer me të gjitha të mirat ata që e kanë respektuar dhe madhëruar Atë, profetët dhe *evlijatë*, ka zbritur vazhdimisht mëshirë mbi popullin e tyre!

Sulltan Selimi i Rreptë i cili përshkohej nga ndjenjat e kënaqësisë dhe falenderimit për fitoret e mëdha të ardhura varg si dhe për meritimin e kujdesit ndaj amaneteve të shenjta, një ditë, duke kuvenduar me **Piri Pashanë**, e pyeti:

*"Me lejen e Allahut, arritëm fitore të mëdha, morëm titullin e shërbëtorit të dy qyteteve të paprekshëm! Allahu na favorizoi fitore në çdo kohë e në çdo vend! Thesari na u mbush buzë më buzë me flori. A mund të shembet ky shtet pas kësaj?"*

Piri Pasha i dha këtë përgjigje:

"Sovrani im, me këtë gjendje, me këtë frymë, me këtë vendosmëri dhe me këtë nënshtrim ndaj Zotit, ky shtet nuk shembet dot aq lehtë. Por në qoftë se, kur të vijë koha e nipërve tuaj, nuk falenderohet Zoti për të mirat dhe shpërblimet që na ka dhuruar e na dhuron, nuk u dilet për zot amaneteve dhe nuk mbahet drejtësi, shembet! Unë frikësohem për këto tri gjëra:

1. Se mos posti i kryeministrit nuk jepet sipas meritës dhe dinjitetit, por kalon, si shpërblim interesash, në dorë të injorantëve dhe kokëtrashëve.

2. Se mos pasuria e kësaj bote i pushton zemrat, i hapet porta ryshfetit, çdo lloj gjë e mallkuar realizohet me anë të parasë, për rrjedhojë, postet dhe pozitat u jepen njerëzve jokompetentë.

3. Se mos burrat e shtetit mbeten nën ndikimin e grave të veta dhe ndikimi i tyre fillon të veprojë në drejtim dhe administrim.

Në qoftë se ndodhin këto tri gjëra që unë i shoh si më të rrezikshmet, atëherë ky shtet fillon të shembet dalëngadalë!"

Pasi ndenji një copë herë i heshtur e i menduar mbi këto fjalë të Piri Pashës, sulltan Selimi i Rreptë bëri këtë lutje:

**"Zoti na mbrojttë nga një fund i tillë!"**

Piri Pasha sikur bënte një konkluzion të filozofisë së historisë me këto fjalë dhe jepte shenjat e dukurive që do të ndodhnin në të ardhmen. Ai pothuaj shtjellonte shkaqet dalluese të periudhës së stanjacionit dhe regresit dhe lajmëronte të ardhmen!

Ka shumë ndodhi që tregojnë lartësinë morale të periudhës së sulltan Selimit të Rreptë. Gjatë marshimit për në Egjipt, në afërsitë e vendit të quajtur edhe sot Gebze, ushtrisë iu desh të kalonte pranë ose nëpër perimore dhe vreshta. Sulltan Selimi i Rreptë ra në mendime:

**"A mos vallë ushtarët e mi këputën e hëngrën mollë dhe rrush pa lejen e pronarëve?"**

E thirri again e jeniçerëve dhe e urdhëroi:

*"Aga! Eshtë fermani im! Të kontrollohen hejbet e të gjithë jeniçerëve, spahinjve dhe këmbësorëve! Ushtari, në hejbet e të cilit gjenden mollë apo rrush, të sillet menjëherë para meje!"*

Agai i jeniçerëve u vu menjëherë në veprim dhe i kontrolloi hejbet. Pastaj shkoi te sulltani dhe i raportoi:

"Sulltani im, nuk hasëm në ndonjë mollë ose veshul rrushi të këputur!"

Selimi i Rreptë u gëzua shumë nga ky lajm. U lehtësua nga pesha e mendimeve dhe dyshimeve. Pastaj, duke hapur duart, u lut:

*"Lavdi të pafund ty, Allahu im, që më ke dhuruar një ushtri që nuk ha haram!"*

Dhe i tha agait:

***"Po qe se ushtarët e mi do të kishin këputur fruta pa leje, do të hiqja dorë nga fushata e Egjiptit, sepse është e pamundur të triumfohet mbi ndonjë vend me një ushtri që ha haram!"***

Si rrjedhojë e këtij qëndrimi të bukur, Selimi i pati patur pranë gjithmonë ndihmën dhe mirësitë hyjnore!

Siç rrëfehet, gjatë fushatës së Egjiptit, duke kaluar nëpër fushën Çomra të Konjas, sulltan Selimi i Rreptë u dha ushtarëve pushim. Në këtë mes, së bashku me disa vetë, ai nisi të përsillej përreth fushimit dhe hasi në një plak. E përshëndeti plakun me selam dhe i tha:

"Po vij nga një vend i largët, jam i uritur; a ke gjë për të ngrënë?"

Duke vazhduar të merrej me punën e vet, plaku i tregoi me dorë një tenxhere atje tutje dhe e ftoi:

"Bujrum, urdhëroni të hamë!"

Këtë herë Selimi i tha:

"Mirëpo unë s'jam vetëm! Pas kam një ushtri shumë të madhe!"

Pa u shqetësuar aspak, plaku fytyrëdritë i tha:

"O bir, dashtë Zoti, gjella në enë ju mjafton të gjithëve!"

Me të vërtetë, të gjithë ushtarët hëngrën nga ena, u ngopën dhe prapë gjella nuk u mbarua! I prekur para kësaj situate, duke marrë edhe bekimin e plakut, vazhdoi rrugën.

Në kthim e takoi përsëri plakun dhe e pyeti se mos kishte ndonjë kërkesë. Miku i bekuar i Allahut i tha me zë të ulët:

"Sulltani im! Meqë s'kam të dytë, po të ma ktheni shaminë, gëzohem!"

Selimi në fillim u hutua. Por e kuptoi shpejt se plaku kishte pasë qenë personi që ia kishte lidhur plagën gjatë betejës! Me sytë e përlotur tek po e nxirrte shaminë për t'ia dhënë atij që i përkiste, falenderonte nga thellësia e zemrës Zotin për dhuntitë e panumërta e të pafundme!

Kjo ngjarje është një nga shembujt më të qartë të faktit se miqtë e Allahut e ndihmonin materialisht dhe shpirtërisht Selimin e Rreptë për sinqeritetin e tij!

❀

Sulltani luftëtar bënte një jetë shumë të thjeshtë. Meqë flinte pak, në përgjithësi, netët e kalonte duke lexuar libra. Në çdo ngrënie hante vetëm një lloj gjelle. Përdorte pjatë druri. Nuk i pëlqenin kënaqësitë materiale.

Një ditë, kur e pa të birin Sulejman (Ligjvënësin) të stolisur së tepërmi, i tha me një mënyrë shumë domethënëse:

**"O bir, aq je stolisur, sa s'i ke lënë gjë nënës ç'të veshë!"**

Vetë vishej shumë thjesht. Atyre që e pyesnin për shkakun e kësaj, u përgjigjej:

"Veshja e stolisur dhe e ngarkuar për dukje nuk është veçse mundim!

Pse ta vëmë veten në mundim kot së koti?"

Ai e vishte rrobën gjersa vjetërohej. Prandaj të gjithë burrat e shtetit mbeteshin të detyruar të vepronin ashtu. Një herë erdhi lajmi se ambasadori i Venedikut do të vinte në Stamboll dhe do të dilte në audiencë ceremoniale. Atëherë, vezirët, duke ndjerë nevojën për t'i ndërruar rrobat që u ishin vjetëruar, ia njoftuan qoftë edhe me drojtje dhe shqetësim situatën sulltanit nëpërmjet kryeministrit. Selimi i Rreptë nuk u nxeh aspak, por tha:

"Me vend e kanë…"

Ditën kur do të vinte ambasadori, të gjithë vezirët u paraqitën te sulltani me veshjet dhe uniformat e reja. Mirëpo, duke mos i besuar asaj ç'po u shihnin sytë, mbetën të shtangur nga habia! Sulltan Selimi i Rreptë kishte mbi trup po ato rrobat e vjetra! Ishte ulur në fron, kishte hequr nga milli shpatën e tij të mprehtë dhe e kishte vendosur në shkallaren e fronit. Vezullimi i dritës së diellit që hynte nga dritarja përballë dhe reflektohej nga shpata, t'i merrte sytë! Para kësaj situate, të turpëruar për rrobat e pashme që kishin mbi trup, vezirët mbetën si të ngrirë.

Pasi përfundoi takimi dhe ambasadori doli jashtë, Selimi i Rreptë e vështroi kryeministrin dhe i tha:

"Pasha, zëre ambasadorin dhe pyete se ç'përshtypje pati nga takimi!"

Kryeministri e zbatoi urdhrin e sulltanit, u kthye dhe ia tha përshtypjet e ambasadorit me këto fjalë:

"Sulltani im! Ambasadori i Venedikut thotë: **"Vezullimi i asaj shpate aq m'i mori sytë, sa s'e pashë dot mirë sulltanin!.."**

Selimi i Rreptë buzëqeshi dhe, duke ia bërë me gisht kryeministrit shpatën, i tha:

**"Ja, pra, po qe se tehun e shpatës e kemi të mprehtë, qafiri s'i heq dot sytë prej saj, sheh vetëm atë dhe kurrë ne! Por, mos e dhëntë Zoti, po qe se vjen një ditë që të mos presë e të mos vezullojë, atëherë qafiri edhe na sheh, edhe na vështron nga lart!.."**

❀

Selimi i Rreptë ishte fetar, i thjeshtë dhe i pastruar nga krenaria. Ai thoshte se forca dhe fuqia ishin të posaçme vetëm për Allahun, kurse vetë ai s'ishte tjetër veçse një mjet për fitore! Ai jetonte me dyshimin dhe frikën

e pamundësisë për kapërcimin e pengesës së *nefsit*. Futej mes nënshtetasve dhe përpiqej të njihej nga afër me hallet e tyre! Ai kishte një dinamizëm të mrekullueshëm. Kishte njohuri të thella historike. Fakti që rezultatet e fitoreve të tij vazhduan të ekzistonin mbi katërqind e ca vjet është i mjaftueshëm për të treguar madhështinë e punëve të realizuara prej tij!

Selimin e Rreptë e shohim një luan në shkretëtirën e frikshme të Sinait, një besimtar kokulur, sypërlotur dhe falenderues duke hyrë në Egjipt, një dervish të kredhur në kënaqësi hyjnore dhe shpirtërore që e orientojnë për larje llogarish me vetveten, në Yskydar!

Ai ia recitonte Hasan Xhanit këto vargje:

*Të bëhesh sundimtar mbi botë, qenka luftë e kotë;*
*Të bëhesh skllav i një veliu, më e madhja gjë në botë…*

Sulltan Selimi i Rreptë i cili shprehej kështu, kur hynte tek *evlijatë*, tregonte një edukatë dhe përulësi të madhe dhe, madje, bënte kujdes që të mos fliste fare nëse nuk duhej. Kështu pati ndodhur që, gjatë vizitës tek Hirësia **Muhammed Bedahshi**, *veli* i madh i përgatitur në Damask, nuk pati folur fare, vetëm pati dëgjuar dhe ashtu qe larguar pa e hapur gojën. Jashtë, burrat e shtetit që pati pasur me vete, e patën pyetur me habi Selimin e Rreptë për atë qëndrim:

"Sulltani ynë! Vetëm dëgjuat! Ç'kuptim kishte që nuk nxorët asnjë fjalë?"

Dhe sulltani u qe përgjigjur:

**"Në kuvendin e prijësve të mëdhenj, kur flasin ata, s'u takon të tjerëve të flasin, qofshin edhe sundimtarë të botës! Edhe pse jemi sulltanë, ne gjithmonë kemi nevojë për ndihmën e sulltanëve të tillë shpirtërorë! Po qe se do të duhej të flisja aty, ata do ta bënin të qartë këtë dhe do të më kërkonin të flisja!"**

Edhe konsiderata e atij personaliteti të madh për Selimin e Rreptë nuk kishte ndryshim nga konsiderata e Selimit të Rreptë ndaj tij! Kur pati rënë në shtratin e vdekjes, ai pati mbledhur të gjithë parësinë e Damaskut dhe u pati dhënë këtë porosi:

*"Të mos lini gjë mangët në respektin për sulltan Selimin! Ai është një padishah i lavdëruar në lartësinë e Allahut! Ai është një shpatë e Islamit e ngarkuar me detyrën e ngadhnjimit!"*

❀

Pa dyshim, ashtu si i ati, edhe sulltan Selimi i Rreptë i cili tregonte një respekt dhe besnikëri të lartë ndaj *evlijave*, ishte një rob i thjeshtë i Allahut! Eshtë një e vërtetë historike që ai pati mbajtur shumë qëndrime dhe sjellje me karakter mrekullor për sa i përket *kerameteve*.

Një ditë, Selimi i Rreptë hyri nga divani brenda tejet i zemëruar dhe i nxehur. Erdhi vërdallë aty për një farë kohe pa e ndërruar as veshjen, duke mërmëritur mbi çështjen që e kishte zemëruar. Ishte zemëruar rëndë pse **Ferhat Pasha** e mbronte me çdo kusht **Iskender Çelebiun** duke e shmangur nga dënimi! Ndërkaq, ishte ndjerë se mes tyre kishte edhe diçka tjetër veç miqësisë. Më në fund, Selimi i Rreptë tha këto fjalë me zë të lartë:

"Ke për ta parë se ç'fund të pret, o Ferhat! Ti tani e mbron Iskenderin, por, në dashtë Allahu, kur të vareni në litar të dy ballëpërballë, ke për ta parë se ç'dobi ke për të nxjerrë nga kjo mbrojtje!"

Në atë mes kaluan vite dhe, në periudhën e Ligjvënësit, këta dy persona u ekzekutuan me varje ballëpërballë, ashtu siç e pati parashikuar Selimi i Rreptë!

❀

Ishte koha kur vdekja e Selimit të Rreptë ndodhej afër. Me mendim dhe përpjekje të njëzëshme, vezirët bënë përgatitje për fushatën e **Rodosit** dhe ia parashtruan sulltanit qëllimet dhe dëshirat e tyre për ngadhnjimin e atij vendi. Si një sulltan tejpamës që ishte, Selimi i Rreptë i pyeti vezirët në një mënyrë sikur të mos deshte të lëshonte hije mbi fitoret e mëdha që kishte arritur gjer atë ditë:

"Materiali luftarak më me rëndësi në marrjen e një kështjelle është baruti. Më thoni, për sa muaj keni ushqime dhe barut?"

Vezirët i thanë:

"Kemi barut për katër muaj e gjysmë, shumë shumë, për pesë muaj!"

Atëherë, sulltani u tha:

"Atë vend ju s'mund ta merrni jo për pesë, por as për gjashtë muaj! As për shtatë muaj! Allahu e di, ajo kala mund të merret vetëm në tetë a nëntë muaj! Prandaj, atje nuk shkohet me përgatitjet që keni ju ndër duar. Kurse fushata ime është, tashmë, vetëm fushata për në botën tjetër!"

Këto fjalë të Selimit të Rreptë tregojnë zgjuarsinë e një besimtari të përkryer. Me të vërtetë, Selimi i Rreptë vdiq një vit më pas dhe kalaja e

Rodosit e rrethuar në kohën e Ligjvënësit, mundi të merrej me një luftë të ashpër vetëm pas nëntë muajsh!

❀

Më 1520, Selimi i Rreptë po shkonte në Edrene për të bërë përgatitje për një fushatë të re. Kishte arritur në fshatin Ugrash ku i pati vdekur i ati. Atje i doli një lyth në shpinë dhe, pavarësisht nga të gjitha paralajmërimet që iu bënë, e këputi duke thënë:

"Shpirtin unë s'e kam aq të ëmbël sa të grave!"

Nga vendi i lythit të këputur filloi të rrjedhë gjak.

Shoqëruesi dhe shoku i ngushtë i Selimit të Rreptë, Hasan Xhani, e tregon kështu këtë ngjarje:

"Në shpinë i pati dalë një çiban që i thonë "plasje". Brenda një kohe të shkurtër, çibani u zmadhua dhe u shndërrua në vrimë. Nga vrima ia shihnim mushkërinë. Ai vuante shumë. Ishte si një luan i plagosur. Kurrsesi s'e pranonte sëmundjen dhe dobësinë! Ndërkaq, e vazhdonte detyrën luftarake me anë të taktikave dhe porosive. Iu afrova pranë. Duke e patur fjalën mbi gjendjen e vet, më tha:

"Si do t'i bëhet hallit tim, o Hasan?"

Edhe unë, ngaqë e parandjeva se tashmë ai kish ardhur në fundin e udhëtimit vdekëtar në këtë botë dhe ishte afruar në krye të jetës së amshuar, i thashë me hidhërimin e ndarjes që ma digjte zemrën që aty:

"Sovrani im! Siç duket, të erdhi koha të bashkohesh me Zotin tënd!"

Sulltani i madh u kthye nga unë e, duke më parë me çudi në sy, më tha:

**"Hasan, Hasan, me kë bashkë më pandehe ti mua gjer këtë çast? Apo mos pe tek unë ndonjë të metë në orientimin tim te Zoti?"**

Duke mbetur i turpëruar para këtyre fjalëve, i thashë:

"Zoti mos e dhëntë, sulltani im! Nuk desha të thosha ashtu! Guxova të shprehem ashtu vetëm për të treguar se e tashmja është e ndryshme nga kohët e tjera!"

I kredhur, tashmë, në botë të tjera, sulltani i madh më tha fjalët e tij të fundit:

**"Hasan, këndoje suren Jasin!"**

Fillova të këndoj me sytë e përlotur. Kur arrita te ajeti **"Selam"**, ia dorëzoi Zotit shpirtin e vyer!"

Poeti Jahja Kemal e shpreh me këto vargje të ndjera udhëtimin e sulltan Selimit të Rreptë për në jetën e pasme, ahiret:

*Një ditë ra daullja e vendimit hyjnor për udhëtim,*
*U duk rruga e ftesës së Zotit për në amshim…*

*Iu mbushën sytë me lotët e ndarjes,*
*Sovrani i fuqishëm i dha lamtumirën gjindjes…*

*E kaloi jetën në shërbim të besimit,*
*E ngjiti dhuratën në selinë e unitetit…*

*Qëllimi, t'ia shihte fytyrën Krenarisë së Gjithësisë,*
*Hyri në praninë profetike mes përulësisë…*

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

Fitoret madhështore që arriti gjatë mbretërimit të tij tetëvjeçar, nderimet, komplimentet dhe fama e kësaj bote nuk mundën ta shmangnin e ta vinin poshtë!

Brenda 620 vjetëve, periudha tetëvjeçare e Selimit të Rreptë përngjasohet me kohën e iqindisë të shkurtër si kohë, por me hijen të gjatë!

Sekreti i sukseseve të **Ligjvënësit** duhet kërkuar brenda trashëgimit material dhe shpirtëror të fuqishëm, të palëkundur lehtësisht, që i la i ati.

**O Zot! Bëna ne, si sulltan Selimi i Rreptë, nga njëra anë luftëtarë të rreptë në rrugën e xhihadit, kurse nga ana tjetër, besimtarë falenderues sypërlotur në praninë tënde të lartë, dervishë të kredhur në kënaqësi hyjnore e shpirtërore!..**

**Amin, ashtu qoftë!**



# SULLTAN SULEJMAN KANUNIU – LIGJVENESI

(1495-1566)

*i cili, në kulm të çdo lloj shkëlqimi,*
*u thirr nga bota me atributin "Sulejmani i Shkëlqyer"*

Eshtë sulltani i dhjetë osman.

Lindi në Trabzon më 1495. Emri **Sulejman** iu vu me mënyrën e konsultimit në Kur'an, nga emri i **profetit Sulejman** të përmendur **në ajetin 30 të sures Neml** ku është hapur Kur'ani gjatë kërkimit me këtë mënyrë. Sikur qysh në atë çast ky emër bartte me vete paralajmërimin e lumtur të një shkëlqimi që do të bashkonte në vetvete mbretërimin material dhe shpirtëror që do t'i favorizoheshin princit Sulejman!

Pasi hipi në fron në vitin 1512, sulltan Selimi i Rreptë e la të birin, princin Sulejman, si zëvendës në Stamboll për t'u marrë vetë me të vëllezërit mëtues të fronit. Dhe, pasi i eliminoi të vëllezërit dhe mbeti në fron, tashmë, pa konkurrent, Selimi i Rreptë e dërgoi princin Sulejman me detyrën e sanxhakbeut të Saruhanit me qytetin Manisa si kryeqendër. Në këtë mënyrë plotësohej përvoja e princit të ri në drejtimin dhe administrimin e shtetit. Nga ana tjetër, e ëma i kërkoi *veliut* më të njohur të kohës, **Synbyl Efendiut**, të merrej me edukimin moralo-shpirtëror të të birit. Synbyl Efendiu emëroi me këtë detyrë një tjetër *veli*, të mbiquajtur **Merkez Efendi** dhe e dërgoi në Manisa. Kështu, princi Sulejman arriti burimin e parë që do t'ia ushqente shpirtin në botën moralo-shpirtërore.

Ashtu siç Sheh Edebaliu që e pati brumosur Osman Gaziun duke e përgatitur, në të njëjtën kohë, edhe si themel moralo-shpirtëror të një perandorie mbarëbotërore, edhe Merkez Efendiu e përgatiti princin Sulejman

moralisht dhe shpirtërisht për drejtimin dhe administrimin racional dhe dinjitoz të një perandorie mbarëbotërore. E përgatiti atë nën edukimin e vet moralo-shpirtëror. I dha vetëdijen se të gjitha sukseset dhe satisfaksionet e kishin burimin nga Allahu, kurse robi ishte vetëm mjet për realizimin e tyre. Merkez Efendiu u bë për të gjatë gjithë jetës një burim frymëzimi. Kurse princi Sulejman, nga ana e tij, pasi u bë sulltan, si shpërblim për shërbimet, i ndërtoi Merkez Efendiut një dergah në rrethinat Topkapisë.

Princi Sulejman u ngjit në fronin sulltanor në moshë të re, më 30 shtator 1520. Kufomën e të atit e priti në Topkapi dhe pastaj eci në këmbë pas kufomës gjer në xhaminë Fatih. Pas faljes së namazit të xhenazes, kufoma e pastër e sulltan Selimit të Rreptë u varros në varrin e posaçëm në zonën Sulltan Selim në rrethinat e Fatihut. Sulltan Sulejmani i dha porosi kryearkitektit **Ali Aga** të ndërtonte në atë vend një xhami dhe një tyrbe në emër të të atit.

Sulltan Sulejmani mori në dorëzim si trashëgim prej të atit ushtrinë më të pasur e më të fuqishme të botës! Brenda një kohe të shkurtër, u shqua aq shumë për racionalitet dhe virtyt në drejtim e qeverisje, po aq sa në përmasat e fitoreve dhe ngadhnjimeve, saqë armiqtë evropianë, madje, mbetën të detyruar ta përmendnin dhe thërrisnin me apelativin **Sulejmani i Shkëlqyer**. Me vdekjen e sulltan Selimit të Rreptë dhe hipjen në fron të princit të ri Sulejman, evropianët u gëzuan me shpresën se, sipas tyre, aty e tutje, "bota kryqtare" do të kishte përballë një armik të ri e të papërvojë dhe thanë: **"Vdiq luani dhe, në vend të tij, erdhi qengji!"** Vetëm se, pa shkuar shumë kohë, ky gëzim i tyre u kthye në një zhgënjim të tmerrshëm! Sepse ngadhnjimi mbi Perëndimin që nuk e realizoi dot i ati, luftëtari Selimi i Rreptë, për shkak të vdekjes së papritur, i kishte mbetur sulltan Sulejman Ligjvënësit pothuaj si testament dhe amanet nga i ati.

Kështu, sundimtari i ri i cili iu drejtua menjëherë synimit evropian, më 1522 mori Rodosin. Me **betejën e Mohaçit** më 1526, e pushtoi Budapestin dhe e fshiu Hungarinë nga harta! Më 1529 u rrethua Vjena. Më 1532 nisi fushata e Austrisë. Më 1533 u nënshkrua marrëveshje me Gjermaninë. Më 1537 ranë Estergoni, Istoni dhe Beogradi.

Në atë mes, shkëlqimi i shtetit ishte aq marramendës, saqë **Barbaros Hajredin Pasha**, me mendimin e "unitetit islam", ia aneksoi shtetit osman Afrikën e Veriut që e kishte nën sundimin e vet. Si shpërblim të kësaj, Ligjvënësi i dha atij komandën e përgjithshme të flotës detare osmane. Brenda një kohe të shkurtër, Deti Mesdhe u kthye në një liqen osman. Ndërkaq, u dërgua një flotë edhe në Oqeanin Indian për t'u dhënë ndihmë muslimanëve të atjeshëm. U bënë fushata në Sudan dhe Abisini. Në jug,

kufiri i shtetit u zgjat gjer në Afrikën e Mesme. Në veri, sundimtarët e Krimesë përparuan gjer në Moskë. Më 1548, Tebrizi u rimuar për të katërtën herë. Kështu, kufiri lindor u mbështet në Detin Kaspik.

Fakti që Barbaros Hajredin Pasha, duke sakrifikuar mundësinë për të mbretëruar në tërë atë Algjeri të madhe, ia aneksoi atë vend shtetit osman, qëndron mbi çdo vlerësim! Krahas përkryerjes shpirtërore tek ai, kjo vë në shesh idenë e unitetit islam si dhe fuqinë e besnikërisë ndaj kalifit. Kurse faktori ndikues në realizimin e këtij qëndrimi të veçantë të tij ishin vlerat jashtëzakonisht të larta shpirtërore të personalitetit të tij. Endrra në vijim që pati parë ai e shpalos bukur faktin se ai vepronte sipas këtyre vlerave të larta shpirtërore. Ai tregon:

“Pashë në ëndërr sikur më erdhi një person që më dha një rokelë letre dhe më tha:

“O Hajredin, jepja këtë sundimtarit tonë të lumtur, sulltan Sulejmanit!”

Dhe m’u zhduk nga sytë.

Unë e hapa rokelën dhe pashë se mbi letër ishte shkruar me një shkrim jeshil ajeti kur’anor:

نَصْرٌ مِنَ اللّٰهِ وَفَتْحٌ قَرِيبٌ وَبَشِّرِ الْمُؤْمِنِينَ

**“O i Dërguar! Përgëzoji robtë e mi besimtarë se ndihma është vetëm prej Allahut dhe se fitorja është e afërt!”**

E lexova dhe e fërkova në fytyrë.

Pastaj u zgjova duke thënë:

“O Zot i gjithësisë! Qofsh i lavdëruar e i falenderuar!”

Duke u bërë, në këtë mënyrë, edhe shpirtërisht, i merituari i mbështetjes hyjnore, e shpenzoi jetën e tij të gjatë për ta bërë njerëzimin të arrijë qetësinë, prehjen dhe lumturinë. Duke i shpëtuar njerëzit që rënkonin e vuanin nën padrejtësinë dhe dhunën e shumë mbretërve tiranë e mizorë, u dha mundësi atyre ta shijojnë mëshirën, dhembshurinë dhe drejtësinë e pashoqe të Islamit. Në çdo vend, posaçërisht në vendet islame, emri i tij kujtohej e përmendej për të mirë dhe me nderim e respekt. Cilësimi në popull si **“fjalë Sulejmani”** i fjalëve dhe premtimeve të besueshme e të

respektueshme si rrjedhojë e drejtësisë dhe ndershmërisë së pashoqe të tij, u bë proverbial.

Në kohën e tij, asnjë fuqi armike nuk guxonte t'i dilte para ushtrisë së shkëlqyer osmane. Madje, edhe **Sharlkeni**[31] i cili kishte arritur ta grumbullonte dhe bashkonte përgjithësisht tërë Evropën rreth vetes, druhej jashtëzakonisht t'i dilte Ligjvënësit përballë. Në fushatat perandorake që zhvilloheshin kundër tij, s'bënte gjë tjetër veçse të kërkonte vrimë miu ku të futej. Sepse t'i dilje kundër ushtrisë osmane që zhvillonte beteja pothuaj me një harmoni muzikale, do të thoshte humbje e tërë Evropës gjer në brigjet e Renit! Prandaj, meqë nuk donte ta pranonte një humbje të padiskutueshme pavarësisht nga çdo gjë, Sharlkeni nuk e fshihte dobësinë, por ikte vazhdimisht nga ushtria osmane.

Prapëseprapë, i hidhëruar jashtëzakonisht që nuk kishte arritur dot asnjë sukses përballë osmanëve, një radhë, Sharlkeni deshi ta merrte Algjerinë me një goditje të befasishme. Mirëpo si pasojë e qëndresës së fuqishme të Hasan Pashës, birit në shpirt të Barbarosit të cilin e zëvendësonte në Algjeri, si pasojë jo vetëm e qëndresës, por edhe e sulmit të zhvilluar prej tij kundër forcave të Sharlkenit, si dhe të ndihmës hyjnore të shfaqur në anë të muslimanëve, Sharlkeni pësoi një humbje të rëndë. Madje, ai u detyrua ta hante kalin e vet që e donte shumë. Më në fund, u hodh në një anije dhe me vështirësi e shpëtoi kokën. Duke mos ditur se ç'të bënte i hutuar dhe i zemëruar tejet nga të gjitha ç'kishin ngjarë, në një çast marrëzie e hoqi nga koka kurorën dhe e hodhi në det duke bërtitur:

**"Hiqmu kreje, o lodër e mjerë! Shko dhe, të paktën, vihju në kokë ndonjë sundimtari më me fat se unë!"**

Nga ana tjetër, edhe një ushtri kryqtarësh prej njëqind mijë vetësh e mbledhur nga Papa po përjetonte një fund të ngjashëm para Peshtit. Ajo ushtri e madhe kryqtarësh nuk kishte treguar dot ndonjë vitalitet përballë forcës së mbrojtësve osmanë prej tetë mijë vetësh të kalasë së Peshtit! Më në fund, në një sulm të fuqishëm të zhvilluar nga repartet e kalorësisë sulmuese, akinxhinjve, afro gjysma e ushtrisë kryqtare u asgjësua, kurse pjesa tjetër u shpartallua e u shpërnda. Kështu, u arrit një fitore e madhe "me një ushtar kundër dhjetëve"! Poeti e ka shprehur kështu gëzimin dhe emocionin e kësaj:

***Një bukuroshe ishte lulja në çdo buzëqeshje,***
***Hymë në gji të fitores, u ngopëm me atë prekje…***

31. **V. Karl** ose **Sharlken** (1500–1558) perandor gjerman i Perandorisë së Shenjtë Rom - ke. (Përkthyesit).

***.......***
***Një mijë kalorës në sulme u gëzuam si fëmijë,***
***Një mijë kalorës atë ditë mundëm një ushtri si div…***

Ushtria e Ligjvënësit e cila shpaloste një tabllo madhështie me bandën ushtarake dyqindvetëshe dhe organizmat e tjera, ishte aq e disiplinuar dhe e përsosur, saqë historianët e përshkruanin kështu në mënyrë metaforike:

*"Rregulli dhe harmonia në ushtri ishin të pësosura gjer në atë gradë, saqë nuk thyhej as një vezë pule dhe nuk ankohej asnjë këndes!"*

Ja, me këtë ushtri e zgjeroi Ligjvënësi shtetin nga 6557000 km² që e mori nga i ati, në 14893000 km². Kufijtë tashmë kishin linjat e kontinenteve dhe bregdeteve të oqeaneve. Edhe shumë mbretër me nam nuk bënin dot tjetër veçse të shprehnin dobësinë ndaj osmanëve!

Mbreti i Spanjës, kur e pati parë se s'po merrte dot frymë nga goditjet triumfuese të kapitenit të detrave të Sulejman Ligjvënësit, Barbaros Hajredin Pashës, për pasojë, s'po mundte ta zbatonte dhunën që dëshironte ta ushtronte mbi qytetet muslimane, pati marrë vendim me një guxim të kotë të niste fushatën e hakmarrjes drejt tokave anadolliane. Këtë dëshirë ia pati ndezur shumë edhe fakti që në atë mes sulltan Sulejman Ligjvënësi ndodhej në brendësi të Evropës. Por perandori gjerman Ferdinand që e kishte mësuar situatën, mbeti i detyruar t'i shkruante këtë letër plot me pohime të mëdha mbi osmanët me qëllim që edhe mbreti i Spanjës të vepronte duke i parë të vërtetat, edhe vetë të gjente një aleat kundër Ligjvënësit:

**"O im vëlla, mbret i Spanjës! Dëgjova se, ndërsa osmanët ndodhen në fushatën e Evropës, ti kërkon që, duke përfituar nga ky rast, të nisesh për në fushatën e Anadollit! Ç'është e vërteta, s'e gjeta të qëlluar dhe me vend këtë veprim! Sepse unë, në jetën time gjer më sot nuk pashë ndonjërin nga ne të zhvillojë fushatë në Anadoll, të pushtojë ndonjë kala ose vend atje dhe të mund t'i mbajë pastaj! Edhe ata që kanë mundur t'i mbajnë në dorë për një farë kohe, më në fund janë detyruar t'ua lënë përsëri osmanëve! Lëre Anadollin, por ne nuk mundemi t'i marrim prapë vendet tona të pushtuara! Pa mendo: Sa vjet ka që kemi marrë ndonjë kala dhe kemi mundur ta mbajmë në dorë? Cilin qytet e futëm në dorë dhe nuk e dhamë prapë? Ta dish se, të hidhesh në aventura të tilla shumë larg vendit tënd, është me të vërtetë një punë e kotë! Gjithashtu, ta dish se të dalësh në fushatën e Anadollit pse nuk ndodhen aty sulltani dhe ushtarët e tij, do të thotë ta fusësh dorën në gojën e një luani të egërsuar për të mos mund ta nxjerrësh më që atje! Prandaj, hiq dorë nga kjo punë! Eja më ndihmo mua! Po qe se s'vjen të më ndihmosh, jeta ime**

**mbaron dhe puna ime mbyllet, gjë që do të thotë që, pastaj, radha t'ju vijë juve!"**

Siç shihet, periudha e sulltan Sulejman Ligjvënësit është shembulli i të vërtetës se ndihma e Allahut shfaqet në formën e shiut të fitoreve dhe famës për njerëzit që besojnë me sinqeritet dhe e dëshirojnë me gjithë zemër lartësimin e Fjalës së Allahut. Eshtë periudha kur mbretërit ishin bërë si guvernatorë të Ligjvënësit!

Njëri nga këta, mbreti i Francës, **Fransua**, pati rënë rob në një betejë që pati zhvilluar me perandorin gjerman Sharlken. Atëherë, e ëma i dërgoi një përfaqësues Ligjvënësit. Përfaqësuesi ia paraqiti Ligjvënësit letrën e nënës së Fransuasë. Nëna i lutej t'ia shpëtonte të birin. Ajo i drejtohej Ligjvënësit duke e quajtur "mbret i mbretërve". Kurse Ligjvënësi, në përgjigjen që i dërgonte **Fransuasë**, i drejtohej kështu:

**"Unë, sundimtari i Azerbajxhanit, Anadollit, Rumelisë, Ballkanit, Karamanit, Irakut, Arabisë, Egjiptit, sundimtari i kontinenteve dhe i detrave, sulltan Sulejmani i biri i sulltan Selimit të Rreptë,**

**ty, Fransua, guvernator i guvernës së Francës…**

Dhe e ngushëllonte duke i thënë se ishte e natyrshme që mbretërit të pësonin diçka siç kishte pësuar ai.

Fakti që, në letërpërgjigjen e tij, Ligjvënësi shprehej " unë… sundimtari i kontinenteve e i detrave", ishte shpallja me zë të lartë para tërë botës e forcës dhe fuqisë së besimit! Dhe, në periudhën e sulltan Sulejman Kanuniut-Ligjvënësit, kjo shpallje me zë të lartë nuk u ndërpre kurrë! Kështu, në atë periudhë, kur sapo pati nisur të dilte në shesh në Francë maskarallëku i quajtur dans, Ligjvënësi i pati dërguar menjëherë mbretit të Francës këtë porosi:

*"…Dëgjova se në vendin tuaj na qenka shpikur një dëfrim i ulët i quajtur dans, ku meshkujt dhe femrat kërcekan të përqafuar me njëri-tjetrin duke ekspozuar para të tjerëve një sjellje të huaj për moralin dhe ndjenjën e turpit! Ndërkaq, meqë jemi dy vende kufitarë, ka mundësi që kjo sjellje e turpshme të kalojë edhe në vendin tim. Prandaj, sapo t'ju bjerë në dorë kjo letër, t'i jepet fund këtij maskarallëku! Përndryshe, sigurisht që kam fuqi të vij atje e t'i jap fund vetë!"*

Historiani Hammer shënon se, pas kësaj letre, dansi në Francë u ndalua plot njëqind vjet!

Kjo periudhë ishte koha kur të gjithë individët e shoqërisë karakterizoheshin nga një unitet entuziast fisnikërie, serioziteti dhe besimi! Në

këtë periudhë, entuziazmi me dalldinë e besimit qenë shfaqur jo vetëm te Ligjvënësi, por te të gjitha institucionet e shtetit, madje edhe te individi i pozitës më të vogël!

Kur trimi kalorës që sillte lajmin e fitores së **Prevezës** duke e ngarë kalin me të katra, hyri në pallatin Topkapi, për një çast kali u ngrit kas me të dyja këmbët e parme nga tërheqja e frerëve. Ligjvënësi që e pa këtë pamje, i tha trimit:

"Me ç'at azgan që paske ardhur!"

Atëherë, trimi iu përgjigj:

*"Sovrani im, Deti Mesdhe ishte si një at azgan… Ne e urtësuam edhe atë!"*

Dhe kjo përgjigje ishte një shfaqje e bindjes së *nefsit* të lindur nga entuziazmimi me fuqinë e besimit!

E njëjta ndjeshmëri dhe e njëjta rrahje zemre ekzistonte nga sovrani gjer te ushtari i thjeshtë!

**Arkitekt Sinani** i cili, me **Sulejmanijen**, vazhdon ta ruajë paarritshmërinë në art gjer në ditët e sotme, **Bakiu** dhe **Fuzuliu** me poezitë e tyre të mrekullueshme, **Kemal Pashazade** dhe **Ebusuud Efendiu** me fetvatë, vendimet e tyre juridiko-fetare, që i patën bërë dritë njerëzimit, **Synbyl Efendiu**, **Merkez Efendiu** dhe **Jahja Efendiu** të cilët i patën orientuar zemrat drejt një bote të lartë, **Barbaros Hajredin Pasha** i cili, për hir të unitetit islam, pati hequr dorë nga sundimi në Afrikën e Veriut dhe, si Kapiteni Detar Osman, e pati kthyer në liqen Detin Mesdhe, **Piri Reis**[32] i cili, në hartën e botës të asaj kohe, që e pati vizatuar, pati shënuar edhe vende ende të pazbuluara, **Sokullu**[33] i cili pavarësisht se e kishte origjinën

32. **Piri Reis** (lindur më 1465-70, vdekur në Galipoli më 1554). Detar osman. Njihet me dy hartat e botës ku tregohet edhe Amerika, si dhe me veprën mbi detarinë, "Libri i detarisë" (Kitab-ı Bahriye). Krahas që ishte një kartograf i shquar dhe specialist i shkencave detare, Piri Reis ka qenë edhe një kapiten që ka lënë gjurmë në historinë detare osmane. Eshtë nipi i Kemal Reisit nga Karamani, i cili konsiderohet themeluesi i ekolit detar turk. Piri Reis, alias **Muhiddin**, lindi në Karaman në vitin 1465. Në atë kohë, dinastia Karamane u bashkua me shtetin osman dhe, me urdhër të sulltan Mehmetit II, princërit dhe parësia karamane u shpërngulën në Stamboll. Kemal Reisi me familjen u vendos në fillim në Stamboll, pastaj në Galipoli. (Përkthyesit)

33. **Sokullu Mehmet Pasha** (1505-1579), burrë shteti osman, i cili ka qenë Kapiten i Përgjithshëm i Flotës Detare Osmane në kohën e sulltan Sulejman Kanuniut-Ligjvënësit, gjithashtu, mbi 14 vjet gjithësej, ka qenë sadrazem-kryeministër në periudhat e sundimit të Ligjvënësit, Selimit II dhe Muratit III. Ka qenë Veziri i Madh i fundit i Ligjvënësit. Pranohet si kryeministri më i madh osman edhe sepse simbolizon periudhën kulmore të perandorisë osmane, edhe për veprimtaritë, projektet dhe personalitetin e vet. (Përkthyesit)

nga një familje e njohur në përgatitjen e priftërinjve, duke u shkrirë në dalldinë islame dhe duke arritur, kështu, përkryerjen shpirtërore, pati treguar dinjitet dhe aftësi intelektuale administrative në përcaktimin e sovranëve botërorë të shtetit, janë personalitete gjigandë të një procesi madhështor që e pati ngjitur perandorinë në kulmin e përkryerjes.

Fakti që sadrazemi Sokullu, duke i bashkuar lumenjtë Don dhe Vollga, mori iniciativën për ta bartur flotën e shtetit në Detin Kaspik dhe, kështu, për t'iu afruar Azisë së Mesme, ishte, në atë periudhë, shfaqje e një mendimi të madh, të pamundur, madje, për t'u imagjinuar! Sikur vetmia dhe mjerimi i muslimanëve të Azisë së Mesme diagnostikohej dhe përcaktohej qindra vjet më parë!

Një nga ngjarjet që shkenca e historisë as sot s'e ka zgjidhur dot, është **harta e botës** e Piri Reisit. Në atë hartë, **Gadishulli i Groenlandës** tregohet në tri pjesë në përputhje me ç'është në të vërtetë! Ky fakt, domethënë, përbërja e këtij gadishulli prej tri pjesësh, doli në shesh vetëm kur njeriu shkeli në hënë! Prandaj vizatimi i hartës në fjalë s'mund të jetë gjë tjetër veçse produkt i përbashkët i kapacitetit intelektual dhe i zbulimit shpirtëror! Këta shembuj janë të mjaftueshëm për të treguar nivelin e burrave të shtetit të asaj periudhe!

Atributi **"Kanuní – Ligjvënës"** që i qe dhënë sulltan Sulejmanit ka të bëjë me faktin se ai qe iniciatori dhe bashkautori i formimit të një kodi juridik që përfshinte në kuadrin e të drejtës islame ligjet e nevojshme të asaj periudhe. Kodi në fjalë i emërtuar **"Kanunname-i Âl-i Osman" – "Kodi i Dinastisë Osmane"** qe hartuar nën kryesinë e personaliteteve më të shquara të kohës, eruditit Kemal Pashazade dhe myftiut të njerëzve dhe xhindve, Ebussuud Efendi. Në këtë mënyrë, përmbajtja e kodit ishte plotësisht në përputhje me konkluzionet juridiko-fetare.

E drejta dhe drejtësia realizoheshin në mënyrë aq efektive sipas nevojave të kohës, si e drejta juridike e një shteti të lartë islam, kufijtë e të cilit zgjateshin nga Kaspiku në Evropën e Mesme dhe nga Oqeani Indian në Ukrainë, saqë ata që iknin nga dhuna e frikshme e gjykatave të inkuizicionit, strehoheshin në shtetin osman! Ndërsa Galileu i dënuar me vdekje vetëm sepse pati thënë se "toka rrotullohet", e gjente rrugëshpëtimin duke e mohuar me gojë bindjen e vet shkencore, në shtetin osman sundonte pikëpamja e lartë, sipas së cilës, edhe jomuslimanët, madje, konsideroheshin "vediatullah", amanet i Allahut dorëzuar shtetit!

Madje, në Poloni, thënia se **"pa pirë kuajt e osmanëve ujë në lumin e Vistulës, ky vend nuk do ta arrijë dot lirinë dhe pavarësinë"**, qe bërë proverbiale!

Me të vërtetë, Polonia tri herë në histori pati arritur pavarësinë dhe kjo pati ndodhur në kohët kur kuajt e osmanëve pinin ujë në Vistulë!

Eshtë shumë domethënës rasti i mëposhtëm që tregon besnikërinë e nënshtetasve krishterë ndaj shtetit si pasojë e drejtësisë që gëzonin.

Në një fushatë të Ligjvënësit në Hungari, disa hungarezë deshën ta helmonin sulltanin për interes të perandorit gjerman dhe, për t'ia arritur kësaj, u përpoqën ta bindnin në emër të krishterizmit **armenin Manuk**, gjelltorin e posaçëm të sulltanit. Por gjelltori armen, duke treguar një shembull të lartë besnikërie, e refuzoi me forcë këtë propozim të shëmtuar kundër Ligjvënësit të cilin e admironte për drejtësinë dhe ndjenjat njerëzore!

Siç mund të kuptohet lehtë nga këta shembuj, sulltan Sulejman Kanuniu-Ligjvënësi ishte një sulltan i madh i cili kishte fituar dashurinë dhe besnikërinë jo vetëm të nënshtetasve muslimanë, por edhe të atyre krishterë.

Muslimanët e Andaluzisë edhe në kohën e tij vazhduan të shpërngulen për në Afrikën Veriore për t'i shpëtuar nga dhuna e përgjakshme e krishterëve.

*Në shtetin osman askujt nuk i jepej ndonjë e drejtë privilegji që nuk e meritonte dhe nuk ishte i denjë për të; çdokush e fitonte pozitën e vet me kokën dhe krahun e vet! Babai i mençur mund të bëhej vezir, kurse, ndërkaq, i biri i pamençur mund të mbetej plehrambledhës. Edhe skllavi, madje, mund të ngjitej gjer në pozitën e kryeministrit nëse tregonte aftësinë, suksesin dhe besnikërinë e duhur! Pinjollët e dinastisë osmane përgatiteshin me vëmendje dhe dinjitet të madh nën arsimimin dhe edukimin e personaliteteve shkencore më të shquara të kohës.*

Saraji ose pallati perandorak ishte, në të njëjtën kohë, edhe një shkollë për këdo, nga çiraku që hynte për herë të parë aty, gjer te padishahu.

Udhëtari austriak i kohës, *Busberk*, e shpreh kështu këtë të vërtetë:

*"Te osmanët, çdokush është ndërtuesi i pozitës dhe i të ardhmes së vet. Turqit nuk i besojnë trashëgueshmërisë së aftësive. Të pandershmit dhe dembelët kurrë nuk ngjiten dot lart, por mbeten në një skaj, ashtu, të pavlerë e të përbuzur!"*

Madje mbreti anglez **Henrik** pati dërguar një ekip për të shqyrtuar se si gjykata osmane merrte vendime të shpejta apo të çastit dhe pati nisur t'i përdorte ato praktika si modele edhe në shtetin e vet.

Periudha e Ligjvënësit ekspozoi një Islam të jetuar me të vërtetë dhe me sinqeritet, u bë shembull për njerëzimin, e vërtetoi para botës "shkëlqyeshmërinë" e vet në çdo gjë!

Krahas vërtetimit të sovranitetit të vet të mbështetur në arsyen, vullnetin dhe forcën, Ligjvënësi e pati vërtetuar shumë herë se, me ndihmën e Merkez Efendiut, ishte sovran edhe në botën shpirtërore e cila kërkonte përulësi. Sa i jashtëzakonshëm është shembulli në vijim që e ilustron këtë!

Barbaros Hajredin Pasha i kishte shkaktuar disfatë të rëndë në Prevezë Andrea Dorjas i cili mezi e kishte shpëtuar jetën duke e braktisur flotën e duke ikur.

Duke i vënë para galerat armike me direkët të rrafshuar pëdhé dhe të mbushura me mijëra robër, Barbarosi po hynte nga Briri i Artë në Gji. Krejt sipërfaqja e detit ishte e mbushur me galerat armike.

Ligjvënësi, vezirët dhe pashallarët po e soditnin këtë pamje madhështore nga një vilë bregdetare që nuk është më sot. Njëri nga pashallarët i tha sulltanit me emocion:

"Sulltani im, sa herë, vallë, e ka soditur bota një pamje të tillë? Sado që të krenoheni ju, e keni pak!"

Kurse sundimtari i madh ia ktheu:

**"Pasha! A na takon neve të krenohemi apo ta falenderojmë me madhërim Zotin tonë të lartë që na i dhuron këto fitore?"**

Pa asnjë dyshim që ky mbretërim shpirtëror i Ligjvënësit, më madhështor e i shkëlqyer se mbretërimi material botëror ishte rezultat i frymëzimit dhe ndihmës që pati marrë ai nga robtë e vërtetë të Allahut!

Sepse, ashtu si paraardhësit e vet, edhe Ligjvënësi tregonte respekt të lartë ndaj prijësve shpirtërorë dhe ndiqte kuvendet e tyre. Ai e pati marrë si mik në Stamboll prijësin shpirtëror egjiptian Ibrahim Gylsheniun e sëmurë dhe i pati ngarkuar mjekët e vet ta kuronin.

Sulltan Sulejmani përfitonte gjithmonë nga Synbyl Efendiu dhe Merkez Efendiu. Veçanërisht përfitonte me të tepërt nga Jahja Efendiu prej Beshiktashi, të cilin e kishte vëlla gjiri.

Ndodhia në vijim mes Ligjvënësit dhe **Jahja Efendiut** e shpalos bukur afërsinë e tyre mes njëri-tjetrit.

Një ditë, duke bërë shëtitje në Gji, Ligjvënësi e afroi varkën në bregun ku ndodhej *dergahu* i Sheh Jahja Efendiut dhe e ftoi Prijësin për shëtitje. Jahja Efendiu e pranoi ftesën por duke marrë me vete edhe një person tjetër që të tërhiqte vëmendjen për bukurinë dhe hijeshinë e fytyrës.

Ndërsa vozisnin në Gji, Ligjvënësi me Jahja Efendiun u kredhën në një kuvend të ëmbël me njëri-tjetrin. Kurse miku që nuk merrte pjesë fare në kuvend, e shihte me këmbëngulje unazën e çmueshme në gisht të sovranit. Ligjvënësi që e dalloi një gjë të tillë, e nxori unazën dhe ia dha mikut. Dhe miku e mori unazën dhe e hodhi aty për aty në det! Edhe pse u prek nga një gjest i tillë, sulltani, për hir të respektit dhe konsideratës së lartë që kishte për Jahja Efendiun, nuk tha gjë!

Pastaj, kur shëtitja mori fund dhe varka u afrua në breg, miku u përkul, mori një grusht ujë nga deti dhe, nën vështrimin e mahnitur të sulltanit, ia zgjati atij. Ligjvënësi që ia pa në grusht mikut unazën e hedhur më parë në det, në mënyrë të pavullnetshme zgjati dorën dhe e mori unazën. Dhe deshi të thosh diçka, kur miku, ai personi me fytyrë të bukur e të hijshme, u largua me shpejtësi dhe u humbi nga sytë! Sulltani mbeti i shtangur nga mahnitja! Atëherë, Jahja Efendiu ia shpjegoi me buzëqeshje situatën:

**"Sulltani im! Ky person ishte Hizri (a.s.) që dëshironi prej kohësh ta shihni!"**

Kjo situatë i tregonte një sundimtari mbarëbotëror se mbretërimi material ishte një hiç në krahasim me mbretërimin shpirtëror!

❀

Ishte njëra nga fushatat e sulltan Sulejman Kanuniut-Ligjvënësit në Austri. Gjatë përparimit të ushtrisë drejt armikut, rruga kaloi nëpër një fshat jomusliman. Kur Ligjvënësi kishte dhënë pushim, iu afrua një fshatar krishter dhe i tha:

"Sovrani ynë! Njëri nga ushtarët tuaj kishte këputur rrush nga vreshta ime dhe kishte lënë aty paratë si pagesë për rrushin që kishte marrë. Prandaj erdha t'ju falenderoj dhe t'ju përgëzoj!"

Sulltan Sulejman Ligjvënësi dërgoi menjëherë njerëz për ta gjetur dhe sjellë ushtarin në fjalë dhe, aty, në prani të fshatarit, e ndaloi të merrte pjesë më tej në fushatë. Kurse fshatarit të habitur i tha kështu:

*"Sjellja dhe qëndrimi i ushtarit është hapi i parë i ndihmës hyjnore dhe i fitores. Po qe se ushtari nuk do t'i kishte lidhur paratë në pjergullën ku kishte këputur rrush, emri i kësaj ushtrie do të bëhej "ushtri e përdhunuesve" dhe atij do t'i kishte ikur koka! Ai e shpëtoi kokën se i la paratë, por u dënua me përjashtim nga fushata sepse këputi rrush pa lejen e pronarit!"*

Në kthim nga ajo fushatë, Ligjvënësit i doli para një grua plakë. Duke i kapur frerët e kalit të sulltanit, i tha atij:

"Kam ankesë kundër teje!"

Sulltani e pyeti:

*"Kujt do t'i ankohesh për mua?"*

Gruaja plakë iu përgjigj:

*"Sovrani ynë! Do të ankohem për ty në gjyqin e Zotit sepse ushtarët e tu më shkelën arën me dashje a pa dashje dhe të gjitha të mbjellat m'u prishën!"*

Sulltani u dëshpërua shumë. E uli kokën para dhe nga sytë nisën t'i pikojnë lot! Ai e mori me të mirë gruan plakë e cila, pastaj, ia fali dëmin.

Ja një ngjarje tjetër e përjetuar në kohën e Ligjvënësit.

Një grua nga popullsia e thjeshtë e Stambollit së cilës i ishte vjedhur shtëpia, duke e bërë përgjegjës sulltanin për këtë, doli në audiencë një ditë kur sulltani kishte pritje populli. Ajo ia kërkoi sulltanit të drejtën e vet! Sulltani u nervozua nga kjo kërkesë dhe i tha gruas:

"Moj grua! Në ç'gjumë të thellë u kredhe dhe s'e kuptove se po ta grabisnin shtëpinë?"

Kurse gruaja ia ktheu:

"Sulltani ynë! Ne të dinim ty zgjuar! Prandaj flinim të qetë në shtëpitë tona!"

Para kësaj përgjigjeje të gruas, Ligjvënësi i tha:

"Ke të drejtë!.."

Dhe ia kompensoi nga të ardhurat e veta mallrat e grabitura!

❀

Dijetari i madh **Ebussuud Efendi** i cili, krahas poezive në arabishte, persishte dhe turqishte, kishte edhe vepra të ndryshme fetare, i cili, përveç detyrave si myderris, kadi (gjykatës) dhe kazasker, pati kryer edhe detyrën e shehulislamit, qe Shehulislam në periudhën e sulltan Sulejman Kanuniut-Ligjvënësit.

Një ditë, sulltan Sulejman Ligjvënësi, me anë të një dyvargshi poetik, i kërkoi fetva (vendim juridiko-fetar) shehulislamit Ebussuud Efendi për t'i vrarë milingonat që po i thanin drurët e dardhave në kopshtin e pallatit:

*Nëse milingonat bëjnë dëm në drurë,*
*A ka ndonjë të keqe për t'i vrarë?*

Kësaj kërkese të padishahut, edhe shehulislami Ebussuud Efendi i dha përgjigje poetike me një dyvargsh të tillë:

*Nesër kur të dalë para gjyqit të Zotit,*
*Milingonat ia marrin hakun Sulejmanit!*

Sulltan Sulejman Kanuniu-Ligjvënësi i cili kishte kaluar nëpër një edukim moralo-shpirtëror aq të përkryer sa që të druhej për t'i prekur edhe milingonat, madje, ishte edhe një komandant ushtarak i talentuar, edhe një burrë shteti shumë i zgjuar dhe organizator, edhe një personalitet dijetar dhe letrar.

Ligjvënësi ishte shumë i aftë për t'i zgjedhur burrat e shtetit dhe për t'i ngarkuar me detyrë. Megjithëse ishte jashtëzakonisht tolerant, s'i falte kurrë veprimet kundër fesë dhe shtetit.

Ngaqë ishte respektues ndaj ndjenjave të popullit dhe ushtarëve, duhej shumë nga të gjithë. Gjatë periudhës 46-vjeçare të mbretërimit të tij, nuk pati pasur qëllim dhe synim tjetër veç lartësimit të fesë së Allahut!

Sa shumë e meriton lavdërimin kjo shfaqje e drejtësisë që pati treguar ai ndaj nënshtetasve të vet:

Një radhë, guvernatori i Egjiptit Mehmet Pasha dërgoi në Stamboll të ardhura vjetore më të mëdha se ato të përcaktuara. Në këtë situatë, Ligjvënësi nuk e miratoi veprimin e guvernatorit dhe nuk e lavdëroi atë ashtu siç pritej, përkundrazi, duke menduar me dyshim si më poshtë, e thirri guvernatorin në Stamboll:

*"Mos vallë ky pasha, për të na hyrë në sy, i ngarkoi popullsisë së Egjiptit barrë të rëndë dhe mblodhi kaq shumë para? Nëse është kështu, do të thotë se i ka bërë padrejtësi popullit…"*

Ligjvënësi i bëri një hetim serioz pashait. Më në fund, edhe nëse i pranoi formalisht shpjegimet e pashait, meqë nuk u kënaq me zemër, tepricën e të ardhura të grumbulluara e përdori për qëllime mirëbërësie publike, si meremetimi i akuadukteve, etj.

❀

Privilegjet e emërtuara **"kapitulacione"** që u pati dhënë francezëve sulltan Sulejman Kanuniu-Ligjvënësi i cili qe një burrë shteti jashtëzako-

nisht tejpamës, janë kritikuar vazhdimisht qysh në krye të herës. Mirëpo perandori gjerman Sharlken deshte të bëhej hegjemon mbi Evropën dhe në atë kohë kur bëhet fjalë për kapitulacionet, ishte gati ta realizonte qëllimin e vet. Dhe Ligjvënësi që deshte ta pengonte këtë, nënshkroi me Francën në vitin 1535 një pakt ekonomiko-tregtar. Ky pakt i zbriste në pesë përqind tarifat doganore me Francën në favor të saj. Kjo do të thoshte ndihmë e madhe për Francën. Në shkëmbim, Franca i paguante shtetit osman taksa. Kjo politikë e ndjekur nga Ligjvënësi e përçante unitetin krishter në Evropë, kurse e rriste ndikimin dhe autoritetin e osmanëve. Është për këto arsye që reformisti **Martin Luter** thoshte:

*"O Zot, na i sill një çast e më parë turqit e mëdhenj mbi kokë që, në sajë të tyre, edhe ne të përfitojmë nga drejtësia jote hyjnore!.."*

Veç kësaj, thoshte se qëndresa kundër turqve që sillnin dhe vendosnin në botë të drejtën dhe drejtësinë, ishte **herezi**!

Dhe kjo tregon se përballë vendosjes së drejtësisë nga Ligjvënësi, edhe një lider krishter, madje, mbetej i detyruar ta pranonte të vërtetën!

Me anë të një politike të tillë gjithëbotërore që pati ndjekur, sulltan Sulejmani pati mbështetur Martin Luterin dhe ndjekësit e tij që patën krijuar një doktrinë të re brenda krishterizmit dhe, kështu, pati shkaktuar kontradikta mes Gjermanisë dhe Spanjës. Protestanizmi i themeluar nga Martin Luteri u përhap duke gjetur konsideratë dhe përkrahje më shumë në Gjermani, gjë që u bë shkak për përçarje mes shteteve katolike dhe Gjermanisë. Në krye të shteteve katolike vinte Spanja. Si konkluzion, duke e marrë shteti osman Francën në anë të saj me anë të kapitulacioneve, e pati copëtuar fuqinë kryqtare e cila mund t'i bënte qëndresë.

Një tjetër dobi e kapitulacioneve ishte rikthimi te osmanët i rrugëve tregtare botërore që kishin ndërruar drejtim për shkaqe të tilla si zbulimi i Amerikës, arritja në Lindjen e Largët nëpërmjet Kepit të Shpresës së Mirë, etj. Megjithëkëtë, dihet se, më vonë, me ndërrimin e kushteve, kapitulacionet u kthyen në një faktor të dëmshëm.

❁

Sulltan Sulejman Kanuniu-Ligjvënësi frikësohej shumë nga e drejta e personit dhe përpiqej shumë për t'u bërë një kalif i drejtë. Kur përfundoi **ndërtimi i xhamisë Sulejmanije dhe i kompleksit të saj**, i mblodhi të gjithë, nga arkitekti, te punëtori më i thjeshtë. Pasi e falnderoi dhe e madhëroi Allahun, u tha kështu:

**“O vëllezërit e mi të fesë! Me lejen e Allahut, ndërtimi i kësaj xhamie mbaroi! Po qe se ka dikush i cili gabimisht s’e ka marrë pagesën, të vijë e ta marrë! Ka mundësi që ai person të mos ndodhet këtu, prandaj u lutem atyre që ndodhen këtu që t’ua njoftojnë këto fjalë atyre që s’ndodhen, që të vijnë ta marrin hakun nëse s’e kanë marrë!”**

Siç kuptohet nga shqyrtimi i dokumenteve, në kohët më të vështira të ndërtimit është bërë program edhe për kafshët. I është kushtuar kujdes kohës së pushimit dhe kullotjes së kuajve, gomarëve dhe mushkave të punës, janë bërë përpjekje që të mos cënohet e drejta e asnjë krijese. Fakti që në ndërtimin e kësaj faltoreje madhështore, Ligjvënësi ka treguar korrektesë dhe rreptësi të tillë në respektimin e të drejtave të personave dhe kafshëve, është, ndoshta, një ndër motivet themelore të frymës shpirtërore enigmatike e të papërshkrueshme të Xhamisë Sulejmanije.

Në periudhën e Ligjvënësit, veprat e pavdekshme të arkitekturës turko-islame janë realizuar me anë të **Arkitekt Sinanit**, gjigantit të artit arkitektural. Vepra më e famshme e tij është kompleksi arkitektural Sulejmanije. Është treguar kujdes, madje, që edhe gurët të mos vihen në mur nga persona pa abdes! Këto fjalë të përhapura në gojën e popullit janë shprehje e plotë e të vërtetës:

**“I zoti i Sulejmanijes është sulltan Sulejmani, arkitekti është Sinani, kurse brumi, është besimi!”**

Ndërtimi pati filluar me vënien e gurit të parë të themeleve nga shehulislami Ebussuud Efendi. Ndërtimi u krye mes viteve 1550-1557.

❀

Në ceremoninë e hapjes së xhamisë Sulejmanije, Ligjvënësi, duke treguar se i çmonte vlerat, tha:

“Këtë faltore të madhe ta hapë Sinani se ai është që ka dhënë më shumë kontribut këtu!”

Kurse Arkitekt Sinani tha:

*“Sulltani im! Kaligrafi Karahisarí humbi sytë duke e stolisur këtë xhami me shkrimet e tij! Le t’ia falim atij këtë nder!”*

Dhe, për konsideratë, faltoren e lartë ia lanë Karahisariut ta hapte!

Xhamia Sulejmanije është sendërtimi në materie i shpirtit islam. Pamja e saj nga larg është silueta e një njeriu që ka ngritur duart për lutje ndaj Zotit. Lëndës, materialit ndërtimor, i është shtënë fryma shpirtërore e ritit

të adhurimit. Ideja është reflektuar në materie me një përsosmëri të papërshkrueshme. Mjedisi i brendshëm karakterizohet nga një mugëtirë pa kaluar në errësirë. Ajo mugëtirë e çon besimtarin, përmes një emocioni ndjenjash, në një botë të fshehtë. Eshtë si një ujë i kënduar. Gurët dhe llaçi kanë fituar kuptim. Kjo faltore është reflektimi i Islamit, me stilin më të lartë e sublim, në lëndë. Ajo duket si njeri që hesht, por, që me heshtjen e tij, tregon për shumë gjëra! Në truallin e saj janë gjurmët pesëqindvjeçare të sexhdeve, janë hijet e akinxhinjve që kanë ardhur aty e shkuar për të mos u kthyer më! Xhamia Sulejmanije është një monument sublim i pamundur për t'u përshkruar, i cili e ka marrë materialin nga fryma shpirtërore. Ajo është bërë, gjatë gjithë historisë, mjedisi i lutjeve për fitoret e famshme! Poeti Jahja Kemal e përshkruan kështu poetikisht frymën shpirtërore të kësaj faltoreje:

…

*Duke u shtyrë te çdo portë nga rrugë qiellore e tokësore,*
*Hyjnë njëri pas tjetrit në ndërtesën hyjnore…*

…

*Kjo është trajta esenciale e imagjinuar nga arkitektura*
*Që të jetë për fenë e fundit faltorja më e bukura…*

…

*Allahun duke e përmendur të gjithë me një gojë,*
*Si një zë i vetëm mijëra tekbire dallgëzojnë…*

…

Arkitekt Sinani bëri të gjitha përpjekjet e mundshme që kjo vepër të mbetej në këmbë gjer në kiamet dhe pastaj bëri lutje për këtë! Duke e vendosur tyrben e vet si një nënshkrim modest në një kënd të kësaj strukture monumentale, Sinani ka kërkuar një lutje edhe për vete nga vizitorët e xhamisë. Janë 230 vepra arkitekturore monumentale të tij të shpërndara në tokat osmane. Ai e ngjiti në pikën kulmore të përsosmërisë artin e arkitekturës islame. Fakti që ende nuk janë kaluar dot imtësitë artistike dhe qëndrueshmëria e veprave të tij, është një specifikë që zgjon mahnitje në botë. Edhe sot, vetëm arkitekti që mund ta imitojë atë, mundet të marrë titullin artist i madh! Sepse ende s'ka dalë dot dikush që t'ia kalojë atij!

Në periudhën e Ligjvënësit janë krijuar dy monumente arti të mëdha të përmasave botërore: në arkitekturë, Sulejmanija, kurse në poezi, elegjia e Bakiut për sulltan Sulejman Kanuniun-Ligjvënësin. Një dyvargsh i kësaj elegjie është kështu:

*Ai kryekalorësi i vendit të lumtur kur shëtiste*
*Mbi at, tërë faqja e tokës e ngushtë i vinte…*

Gjithashtu, si njeri me zemër shumë të ndjeshme që ishte, Ligjvënësi pati treguar edhe prirje poetike. Nën pseudonimin **Muhibí** ai ka shumë poezi të bukura. Në Divanin, përmbledhjen e tij poetike, ka afro 3000 gazele. Ky dyvargsh i zgjedhur që e shkroi gjatë kohës kur qe i sëmurë, ka mbetur i paharruar:

*Mes njerëzve s'ka më të nderuar gjë se një shtet,*
*Por shteti s'vlen në këtë botë as sa një frymë shëndet!*

Ja dhe disa vargje nga një poezi e tij me temë heroizmin:

*Allah, Allah – të themi, flamurin mbretëror të ngremë,*
*Duke marshuar nga çdo anë, kalorës lindjes t'i shpjemë…*

*Nga dy anët ta lidhim sërish brezin e përpjekjes,*
*Të mbytur në pluhur e dhé, këtë rrugë ta kapërcejmë…*

…

*Kur na është bërë detyrim t'i dalim Islamit për zot,*
*Pse kaq shumë mëkate të heqim e të rrimë?..*

*Shpresoj të na bëhen Ebu Bekri e Omeri udhëzues;*
*O Muhibi, le të ecim, lindjes kalorës t'i shpjemë…*

❁

Edhe vakfet si forma e institucionalizuar e mëshirës, dhembshurisë dhe dashurisë ndaj krijesave për hir të Krijuesit, në periudhën e sulltan Sulejman Kanuniut-Ligjvënësit arritën në pikën kulmore të zhvillimit dhe përkryerjes së tyre. Pranë xhamive u ndërtuan spitale, çezma për ujë të pijshëm për udhëtarë dhe kalimtarë, hamame ose banja publike, karvansaraje ose bujtina për udhëtarë dhe karvane, biblioteka dhe medrese, u sendërtua ekuilibri material-shpirtëror në shoqëri. Duke u përdorur si qendra për t'u shpërndarë ndihma nevojtarëve, xhamitë u bënë epiqendra dashurie ku bashkoheshin e shkriheshin me njëri-tjetrin të pasur e të varfër, të sëmurë e të shëndoshë, njerëz me halle e pa halle. Këto përpjekje dhe veprimtari u patën siguruar individëve të vuajtur të shoqërisë ngrohtësinë e një prehri nëne të dhembshur.

Sikur të merrte shembull nga ndihma reciproke mes ensarëve dhe muhaxhirëve të kohës së sahabeve, shoqëria e solidaritetit qe mbushur me frymëzim dhe begati.

Në atë periudhë, duke arritur feja e vërtetë dhe diferencuese e cilësuar "mubin", që e ndante të drejtën nga e shtrembra dhe të vërtetën nga gënjeshtra, duke arritur, pra, kjo fe, krahas aspektit formal, edhe në horizontin e brendshëm të njeriut, domethënë, në thellësitë shpirtërore, ndjesore e të ndërgjegjes së tij, u përgatitën personalitete të mëdhenj të ndjenjës të cilët, me anë të urtësive të holla të Librit dhe Sunnetit, u dhanë përkryerje ndjenjave shpirtërore që janë kapitali i jetës së amshuar. Disa prej këtyre personaliteteve të mëdhenj që kanë qenë dhe mbeten udhërrëfyes dhe burime frymëzimi të ummetit, bashkësisë, janë:

Nga **Vargu i Brezit Profetik**[34], Haxhe Muhammed Zahid Bedahshi (k.s.-kuddise sirruh-iu shenjtëroftë e fshehta!), Sheh Synbyl Efendi (k.s.), Sheh Ibrahim Gylsheni (k.s.), Sheh Merkez Efendi (k.s.); *nga të dyzetët*, Hizir Efendi (k.s.), Sheh Jahja Efendi (k.s.), Kara Davud (k.s.), shehzadeja i cili ka bërë shënime kritike për Bejzaviun, autori i "Multeka"-së, Halebiu (k.s.), biri i Sheh Hamidullahut, kaligrafi Mustafa Dede (k.s.), etj.

**Këta dhe personalitete të tjerë si këta janë bërë yjet vezullues të reflektuar zemrave të qiellit perandorak si një natë me hënë. Me njerëzit që përgatitën, ekspozuan në truallin e kësaj bote sa e sa modele të papërsëritshme**. Kështu, njëri nga këto modele është edhe rrëfimi mbi **"dëshmorin që nuk e dha kokën"** i shënuar nga historiani Peçevi dhe i njohur gjerësisht mes popullit.

Gjashtë ditë rrugë nga Zigetvari ishte **paranga ose makaraja e Grijgalit** që ndodhej në duar të osmanëve. Vetëm se ky vend, ngaqë Zigetvari nuk ishte pushtuar ende, ishte vazhdimisht i kërcënuar nga armiku. Një radhë, armiku e rrethoi përsëri atë vend të vogël. Komandanti armik Kraçin i kërkoi komandantit osman Ahmet Bej ta dorëzonte Grijgalin. Gazinjtë nuk pranuan dhe vendosën të luftojnë duke zhvilluar një dalje të befasishme. Atë ditë ishte ditë xhumaje si dhe arifeja e bajramit të kurbanit. Kadiu u tha trimave të mbushur me pasionin e luftës në rrugën e Allahut:

"Eshtë më e përshtatshme që sulmi të bëhet pas namazit të xhumasë…"

Pas faljes së namazit, të gjithë gazinjtë dolën nga kështjella duke thirrur *"Allah, Allah!"* dhe u hodhën si shigjetë mbi armikun. Në një krah komandonte **Gazi Mehmet Beu** dhe, në krahun tjetër, **Gazi Husrev Beu**. Nisi

34. Në origjinal: Silsile-i Sâdât. (Përkthyesit)

një përleshje për jetë a vdekje me armikun. Në një çast kulmor të betejës, Gazi Mehmet Beu ra dëshmor! Koka i ishte këputur nga trupi. Një ushtar armik e rrëmbeu kokën e këputur dhe nisi të largohej me të katra. Gazi Husrev Beu që e dalloi ç'ndodhi, i bërtiti mikut dëshmor me sytë plot lot:

**"Bre Mehmed! A i takon trimit t'ia lërë kokën armikut? Shpirtin e dhe, të paktën kokën mos ta jepje!.."**

Sapo mbaruan këto fjalë tërë ndjenjë, trupi pa kokë i dëshmorit Mehmed u ngrit nga vendi, u sul drejt armikut, e arriti dhe e shtriu për-dhe. Pastaj ia mori kokën dhe u shtri mu aty bashkë me të!

Kadiu që po e sodiste këtë ngjarje shpirtërore tronditëse, kishte shtan-gur nga habia. Pak më pas, armiku u shpartallua. Së bashku me dëshmorë të tjerë, edhe dëshmori i bekuar Mehmed Bej u varros aty ku ndodhej[35].

❁

Sovrani gjenial, udhëheqësi i madh, sulltan Sulejman Kanuniu-Ligjvënësi, i cili sundoi mbi gjeografinë botërore i mbështetur edhe me fuqi të tilla shpirtërore dhe i cili e drejtoi rrjedhën e historisë nga epiqendra e përvijuar me dorën e vet, me personalitetin dhe bëmat e tij është përfaqë-suesi i një shkëlqimi të plotë e të pashembullt.

Fushata e Zigetvarit ku mori pjesë megjithëse e kishin lënë forcat, ësh-të e mjaftueshme për të treguar forcën e veprimit dhe entuziazmin e besi-mit në shpirtin e tij.

Kur Ligjvënësi i cili kishte marrë pjesë dhe komanduar persona-lisht shumicën e fushatave dhe ngadhnjimeve, do të dilte në fushatën e Zigetvarit që mbeti fushata e fundit e tij, i doli në audiencë **kryeministri Sokullu** dhe i tha:

*"Sulltani im, i dhuruat ummetit fitore të panumërta! U lodhët! Jetën ia kushtuat botës islame! Eshtë e vështirë t'i përballoni mundimet e kësaj fushate të vështirë! Prandaj, qëndroni në Stamboll dhe vazhdojeni qeverisjen. Në fushatë të marrim pjesë unë, vezirët dhe pashallarët! Të mos ju mbeten sytë pas!.."*

Burri i madh i shtetit, Ligjvënësi, i tha kështu kryeministrit:

*"Dëgjo mirë, Sokullu! Dhe këtë porosi përcillja edhe brezit që do të vijë pas meje! Padishahu duhet të dalë gjithmonë në fushatë së bashku me ushtarët e vet!*

35. Prej këtu është marrë subjekti i tregimit «Dëshmori që nuk e dha kokën» i shkrimt -rit Omer Sejfettin. Shën. i autorit.

*Kur ta shohë pranë padishahun e vet, ushtarit i shtohet guximi dhe qëndresa! Kurse armikut i duket ushtria përballë shumë më e fuqishme ngaqë në të merr pjesë parishahu! Fuqia shpirtërore i prishet, guximi i thyhet! Motivi i vërtetë që siguron fitoren është fuqia shpirtërore! Ne kemi përvojë të madhe në drejtimin e shtetit qysh në moshë të vogël dhe në fushatë e në betejë mund të shfaqen situata që kanë nevojë urgjente për këtë përvojë. Shpesh herë, minutat dhe sekondat përcaktojnë rrjedhën e betejës! Prandaj, megjithëse jam plak, do të marr pjesë në fushatë!*

*Pastaj, po qe se mbetem në pallat dhe vdes me kokën në jastëk, si do të mund të dal nesër, në ditën e ringjalljes, para etërve të mi fitimtarë?"*

Sokullu i tha:

"Vendimi është i padishahut tim!"

Dhe heshti!

Si do ta përballonte mbi kalë sulltani plak një udhëtim që do të vazhdonte me muaj? Prandaj, ia shtrënguan mesin dhe shpinën me një brez që të mund të rrinte drejt e t'u dukej ushtarëve i fortë!

Kështu filloi fushata. Moti ishte me reshje. Një çast dhe qerret e topave u zhytën në llucë. Forca fizike e kafshëve s'mjaftonte për nxjerrjen e qerreve nga lluca. Ushtria kishte ikur para. Aty ndodheshin vezirët, pashallarët dhe pak ushtarë. Sulltani dha urdhër:

*"Të gjithë udhëheqësit e gradave të larta bashkë me pashallarët si dhe të gjithë të tjerët të hyjnë në llucë dhe t'ua vënë supet qerreve!"*

Të gjithë u zhveshën dhe hynë në llucë. Me atë fuqi dhe entuziazëm shpirtëror, qerret u nxorën nga lluca! Sulltani i tha historianit:

*"Shkruaj! Brezi që do të vijë ta lexojë për të nxjerrë mësim dhe për ta zbatuar! Pashallarët dhe vezirët e Kanuniut hynë në llucë dhe ua vunë supet qerreve të topave! Kështu, me lejen e Allahut, u kapërcye një tragjedi!"*

Aty, Ligjvënësi u dhuronte brezave të ardhshëm si dhe historisë një shembull-model që përbënte kulmin e zellit dhe përpjekjeve të luftës në rrugën e Allahut!"

Veçanërisht, në atë fushatë, edhe fakti që Ligjvënësi i kërkoi, më në fund, Zotit, dëshmorësinë, ishte rrjedhojë e të njëjtës pjekuri shpirtërore!

Në Zigetvar ku udhëheqësi i madh i vuri vulën një mbretërimi të shkëlqyer që la pas, ngriti duart drejt qiellit dhe iu lut Zotit kështu:

*"O Zot! Sa shumë kohë u bënë që po e mbush faqen e dheut me fitoret e mia! Nuk më mbeti lutje pa m'u plotësuar, dëshirë pa e arritur! Dhe, tashmë, për hir të të Dashurit tënd të Madh, mundësoja këtij robi tënd të përulur dëshmorësinë e lumtur dhe soditjen e bukurisë tënde hyjnore!"*

Pak kohë pas kësaj lutjeje, Sulejmani i Shkëlqyer, si sulltani i katërt osman që vdiste në fushatë, eci drejt mëshirës së Mëshiruesit!

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

❀

Kufoma e udhëheqësit të madh u suall në Stamboll nën shoqërimin e katërqind rojeve. Kufoma u vendos në gurin e faljes funebre në oborrin e xhamisë Sulejmanie. Namazi funebër iu fal me tekbiret e njëpasnjëshme të pesëqind muezinëve. Fundi i xhemaatit që merrte pjesë në falje, arrinte gjer në xhaminë Fatih!

Ndërsa kufoma e Ligjvënësit zbritej në varr, sollën një arkë të vogël që deshën ta shtien në varr pranë kufomës **si porosi të tij**. Shehulislami Ebussuud Efendi ndërhyri. Ai bëri të ditur se nuk lejohej që një send i çmuar të varrosej së bashku me kufomën. Por kur i thanë se këtë udhëheqësi e kishte lënë me porosi një ditë më parë, shehulislami e hapi arkën për të parë se ç'kishte brenda dhe u përball me fetvatë që i kishte pasë dhënë vetë Ligjvënësit! I shtangur nga habia, shehulislami tha me lot në sy:

**"Ti e shpëtove veten, o udhëheqës i madh! Po ne, ç'do të bëjmë nesër në ringjallje?"**

Gjatë gjithë jetës, Ligjvënësi i kishte marrë fetvatë me shkrim dhe pastaj kishte vepruar!

❀

*Shihet qartë se të parët tanë të bekuar patën bërë një jetë serioze me pjekuri dhe thellësi shpirtërore pa iu nënshtruar ndjenjave të ulta të egos. Ata përjetonin prehjen e ndërgjegjes që kishin mundur të arrinin vlerat e larta njerëzore. Ata u bënë modelet e hijshme e delikate të mënyrës së vështrimit dhe trajtimit të Islamit ndaj krijesave dhe, veçanërisht, njeriut! Me sjelljet e tyre të larta, u bënë udhërrëfyes lumturie për njerëzit dhe brezat që patën nën sundim!*

**Zoti ynë, duke na dhuruar pjesë nga bota shpirtërore dhe klima ndjesore e të parëve tanë të shtrenjtë, e mbushtë shekullin e njëzetenjëtë dhe botën islame të vuajtur me gëzim bajrami!..”**

**Amin, ashtu qoftë!..**



*Një monument i ndjenjës së afërsisë dhe dashurisë për profetin Muhammed (s.a.s.):*

# SULLTAN AHMETI I

(1590-1617)

Është sulltani i katërmbëdhjetë osman.

U bë sulltan në moshën katërmbëdhjetë vjeç dhe qëndroi në fronin sulltanor katërmbëdhjetë vjet. **Xhamia** elegante **Sulltanahmet**, e mbiquajtur **Xhamia Blu**, e cila është një mrekulli arti, është kujtimi më i bukur si dhe dhurata shpirtërore që na ka mbetur prej tij në ditët tona.

Kur hipi në fron sulltan Ahmeti, shteti osman ishte i preokupuar me të ashtuquajturat "rebelimet xhelalije" si dhe ndodhej në luftë me Iranin, në Lindje, kurse me gjermaninë dhe aleatët e saj, në Perëndim. Gjermania u shpartallua keqas dhe kërkoi paqe. U nënshkrua **Pakti Zitvatoruk**. Në vitin 1611, rebelimet xhelalije u shtypën plotësisht. Radha i erdhi problemit të tretë, Iranit. Më në fund, edhe me Iranin u bë marrëveshje. Në Mesdhe u arritën fitore detare me shumë rëndësi.

Më 1605 u pushtuan **Estergoni** dhe **Ujvari**. Fitorja e arritur para Ujvarit ishte aq e pabarabartë për nga fuqitë ushtarake, saqë shprehja **"i fortë si turku"** e cila aty e tutje do të përdorej në Evropë për disa shekuj me radhë, u kthye në proverbiale. Po atë vit u zhvillua edhe një fushatë austriake mjaft e suksesshme. U kurorëzua mbreti hungarez. Në det u zhvillua fushata e Maltës.

Pas Ligjvënësit, sulltan Ahmeti I ishte ndër sulltanët e rrallë të shtetit osman që u muar nga afër dhe konkretisht me punët e shtetit. U bë sulltan ku ishte ende në moshë fëminore, por, në sajë të zgjuarsisë dhe thellësisë

shpirtërore, e drejtoi shtetin duke marrë vendime të mrekullueshme.

Ai gjithmonë këshillohej me personalitetet e dijes dhe arifët. Ai ka qenë nxënës i suksesshëm i një prijësi shpirtëror si Hirësia **Aziz Mahmud Hydaji**.

Ashtu siç pati ndodhur që Hirësia Edebali, duke e përgatitur dhe formuar moralisht dhe shpirtërisht Osman Gaziun, qe bërë faktor veprues për hedhjen e themeleve të një shteti gjigant, edhe Aziz Mahmud Hydaji, duke e kaluar **Ahmetin I** nëpër etapat e botës shpirtërore, e pati lartësuar atë moralisht dhe shpirtërisht, për rrjedhojë, pati nxjerrë në pah, krahas aftësive dhe vetive që zotëronte Ahmeti I në potencë, edhe personalitetin e tij të madh i cili reflektohej në trajtën e një drejtësie, mëshire dhe qetësie të gjerë në gjeografinë perandorake.

Prandaj sulltan Ahmeti I ndjente një tërheqje jashtëzakonisht të madhe ndaj Hirësisë Aziz Mahmud Hydaji. Nga ana tjetër, kjo tërheqje është bërë shkak që Ahmeti I, pavarësisht nga mundësitë materiale-mbretërore që zotëronte, të arrinte kulmin e botës shpirtërore me anë të një qëndrimi të ngopur e indiferent ndaj atyre mundësive.

Përparimi i sulltan Ahmetit I në rrugën e përkryerjes moralo-shpirtërore filloi me këtë ëndërr që pa:

Një natë, Ahmeti I pa në ëndërr sikur po bënte mundje me mbretin e Austrisë, sikur ra me shpatulla përtokë dhe sikur shpina iu ngjit përtokë. Ahmeti I u zgjua i frikësuar. Ishte shumë i emocionuar. U dëshpërua. Sepse pamja e jashtme e ëndrrës ishte frikësuese.

Në pallat u ftuan interpretues të ëndrrave. Por interpretimet që iu bënë ëndrrës nuk e kënaqën plotësisht Ahmetin I. Burrat e shtetit e këshilluan sulltanin që ëndrrën e tij ta interpretonte edhe Sheh Aziz Mahmud Hydaji që ndodhej në Yskydar. Sulltan Ahmeti I i shkroi një letër Aziz Mahmud Hydajiut ku ia përshkruante ëndrrën që kishte parë.

Korrieri e mori letrën dhe u nis me shpejtësi për në Yskydar. Kur arriti në vend, i trokiti Aziz Mahmud Hydajiut në portë. I urti dhe prijësi i madh shpirtëror Aziz Mahmud Hydaji doli në portë me një zarf në dorë ku kishte futur një letër të përgatitur qysh më parë. Ndërsa merrte letrën që i kishte sjellë korrieri, ia dha zarfin duke i thënë:

*"Këtu është e shkruar përgjigjja që pret sulltani ynë!"*

Korrieri i cili e mori zarfin krejt i hutuar, i çoi menjëherë padishahut dhe ia tregoi të gjitha ç'i kishin ndodhur e ç'kish parë. Letra e dërguar nga

sulltan Ahmeti kishte marrë përgjigje mrekullisht ende pa u hapur e pa u lexuar! Sulltan Ahmeti I e lexoi letrën me emocion:

**“Allahu i Lartë e ka krijuar kurrizin e njeriut si pjesën më të fortë e më rezistente të trupit të tij, po kështu, edhe tokën, si pjesën me të fortë e më rezistente të gjithësisë. Puqja e kurrizit të njeriut me tokën do të thotë bashkim i këtyre dy forcave. Kështu, rënia e sovranit me kurriz në tokë do të thotë bashkim i këtyre dy forcave. Për pasojë, nga kjo ëndërr kuptohet se padishahu ynë i cili është përfaqësues i Islamit, do të arrijë fitore kundër mohuesve!..”**

Sulltan Ahmeti I u kënaq shumë nga ky interpretim dhe tha:

**“Ja, ky është shpjegimi i vërtetë i ëndrrës që kam parë!”**

Ajo ëndërr bënte paralajmërimin e lumtur të fitores së ardhshme të kalasë Estergon.

I gëzuar shumë nga paralajmërimi i lumtur, menjëherë sulltani mori bekimin e Hirësisë Mahmud Hydaji dhe marshoi drejt Austrisë. Ushtria osmane që u bashkua me forcat e zonave kufitare, filloi ta godasë Austrinë një pas një dhe e detyroi të kërkonte paqe. Ajo i kishte dëmtuar veçanërisht austriakët me marrjen e Estergonit. Kështu, lufta osmano-austriake që kishte trembëdhjetë vjet që vazhdonte, mori fund në Zitvatoruk dhe u nënshkrua një marrëveshje armëpushimi njëzetvjeçare. Sipas kësaj marrëveshjeje, kalatë Kanije, Estergon dhe Egri u kalonin osmanëve, kurse Austria detyrohej të paguante reparacione lufte.

Kështu, sulltan Ahmeti I zbuloi se sa i madh ishte Hirësia Aziz Mahmud Hydaji. Pas kësaj fitorjeje, ai u lidh edhe një herë më shumë pas këtij të urti dhe prijësi shpirtëror!

Kjo tregon se, në çdo periudhë, konsideratat e myrshidëve, prijësve shpirtërorë, vazhdimisht u kanë dhuruar dhembshurinë dhe ngrohtësinë e një prehri amësor drejtuesve të mëdhenj me shpirtrat të turbulluar nga problemet dhe shqetësimet e shtetit, ndërkaq që luftëtarët e mëdhenj të cilët kanë luajtur rol vendimtar në fatet e popujve, kanë pasur gjithmonë nevojë për këtë. Pikërisht për këtë arsye, fitoret e udhëheqësve ushtarakë të privuar nga një konsideratë dhe ndihmë e tillë, është e pamundur të kuptohen dhe vlerësohen si fitore të vërteta edhe pse të mëdha në dukje, ngaqë u ka munguar aspekti moralo-shpirtëror në fjalë. Për shembull, prijësi i hunëve, Atila, i nisur nga Karakumi, pati kaluar 7000 km. rrugë gjer në Evropë duke lënë pas vetëm gjak, vuajtje e lot, prandaj lëvizja e tij ushtarake s’ishte lëvizje fitimtare, por dhunuese dhe tragjike!

Edhe beteja e Ankarasë mes Timurit dhe Bajazitit Rrufe qe konkluduar me fundin e hidhur të një konflikti egoistik. Përfundimi i atij konflikti qe drama e dhimbshme e vejushave dhe jetimëve. Beteja pati përfunduar si gjakderdhje e dhjetra mijëra muslimanëve dhe, po ashtu, si vdekje tragjike dhe e mjerë e Bajazitit Rrufe. Kurse Timuri vetë, pasi kishte kaluar katë mijë km. rrugë, qe kthyer mbrapsht duarbosh!

❁

Ahmeti I i cili, pasi u bë dëshmitar i *kerametit* të Hirësisë Aziz Mahmud Hydaji, u fut nën edukimin moralo-shpirtëror të tij, me këtë mbështetje moralo-shpirtërore arriti të përkryhet si personalitet. Duke u shkrirë në personalitetin e prijësit të vet (fena fi shejh), u identifikua me të.

Poezitë e tyre në vijim e reflektojnë bukur përbashkësinë e së fshehtës dhe pozitës shpirtërore të Hirësisë Aziz Mahmud Hydajiut dhe sulltan Ahmetit I në qiejt shpirtërorë.

**Poezia e Hirësisë Hydaji:**

*Kush bën ziqër, arrin kënaqësinë*
*Me bukuritë e përmendjes së Allahut..*
*Ashiku Zotin e vet e arrin*
*Me ziqër të shumtë të Allahut...*

*Kush është ashik i të dashurit të vet,*
*Ka hyrë në shesh të asgjësimit...*
*Ka marrë mirësitë e Zotit të vet*
*Si dhurata të përmendjes së Allahut...*

**Poezia e sulltanit Ahmet I:**

*Shtëpia e zemrës i mbushet plot dritë*
*Me bukuritë e përmendjes së Allahut...*
*Klima e zemrës i mbushet me stolitë*
*E arkitektit të përmendjes së Allahut...*

*Bahtiu po ta pohon ty,*
*Besimin në një Zot ta përsërit ty,*
*Sinqeritetin ta shkruan ty*
*Me poetikën e përmendjes së Allahut...*

Këto poezi janë shprehje që tregojnë se ata ishin shndërruar pothuaj në një shpirt në dy kurme!

❁

Në ceremoninë e hedhjes së themeleve të xhamisë së sulltan Ahmetit I, e cila është një kryevepër arti e tij, qenë ftuar prijësit shpirtërorë dhe dijetarët më të njohur të kohës.

Gurin e parë në themel e vuri Aziz Mahmud Hydajiu. Kurse sulltan Ahmeti I punoi atë ditë me kazëm dhe lopatë si punëtor i thjeshtë gjer në mbrëmje.

Mbi veçantitë shpirtërore të kësaj xhamie të bekuar ka edhe një rrëfim të tillë:

Pas vdekjes së të atit në moshë të re, e bija, Gevher Hatun, e pati parë të atin në ëndërr në xhennet, në një mjedis jashtëzakonisht të shkëlqyer. Dhe e pati pyetur me kureshtje:

"Baba, me ç'punë arrite në këtë vend të bukur?"

I ati i qe përgjigjur:

**"Moj bijë, kur po e ndërtoja këtë xhami, pata mbajtur gurë! Prandaj ndodhem në këtë pozitë!"**

Në të njëjtën ëndërr, i vëllai i sulltan Ahmetit i pati thënë të mbesës:

*"Akoma s'ke për të ardhur pranë nesh? Hë, linde edhe fëmijën e dytë dhe eja!"*

Gevher Hatun me të vërtetë ishte shtatzënë në fëmijën e dytë, prandaj dhe ishte emocionuar shumë! Pavarësisht nga interpretimet, kuptimi i ëndrrës ishte i qartë. Një a dy ditë pas lindjes së fëmijës, Gevher Hatun pati vdekur!

❀

Koha e sulltan Ahmetit I është periudha më kulmore e zgjerimit të tokave të shtetit osman. Mbretërit e botës përkuleshin para madhështisë dhe shkëlqimit të këtij shteti dhe vinin kurorë me dorën e sadrazemëve, kryeministrave të tij.

Ato kohë nuk ishin periudha stanjacioni dhe fatkeqësie siç pandehin disa nga mendimtarët tanë të paditur dhe indiferentë. Përkundrazi, ishin periudha të shkëlqyera e madhështore që stolisnin fantazitë e aleatëve evropianë! Kështu, kjo letër që ia ka shkruar një miku të vet italiani

Campanella[36] i cili qe dergjur për vite me radhë në burgje[37] ngaqë shfaqte revoltën e tij ndaj mungesës së lirisë dhe dhunës në Evropë dhe që e pati përshkruar në veprën e vet "Vendi i diellit" vendin e idealit të vet, përbën një informacion të mjaftueshëm mbi gjendjen e shtetit osman në atë kohë:

*"Unë kam mall për një "qytet me diell". Të mos ketë natë dhe njerëzit të mos e dinë ç'është errësira! A mund të gjendet një qytet i tillë mbi tokë? Nuk e di, por ekzistenca e osmanëve të cilët dinë të sillen me drejtësi ndaj çdokujt, qoftë musliman apo jomusliman duke mos ia prekur lirinë e mendimit, ndërgjegjes dhe gjuhës, të paktën më bën të supozoj se nesër do të ketë një qytet të tillë. Meqë sot ekziston një komb, domethënë, ata turqit e guximshëm, të cilët nuk e burgosin mendimin, nuk e lidhin me zinxhirë dashurinë për të vërtetën, atëherë, pse të mos sendërtohet një vend a qytet ku të sundojnë vetëm drejtësia, e vërteta dhe liria?"*

Ja, një periudhë e tillë ka qenë periudha e sulltan Ahmetit I! Fakti që ai mundej të tregonte një sukses të asaj grade sa ta kishin zili edhe armiqtë, ishte rrjedhojë, krahas e denjësisë së jashtme, të dukshme, sigurisht edhe e përkryerjes moralo-shpirtërore! Duke u tërhequr kohë më kohë në vetmi dhe meditim në kthinën e ngushtë që pati ndërtuar për vete në anë të majtë të xhamisë, ai shmangej nga punët e dendura të shtetit dhe e orientonte shpirtin në klimën e ndjenjave. Duke bërë një jetë vetëgjykimi e llogaridhënieje, atje ai mbetej vetëm për vetëm me Zotin e vet!

Gjatë ndërtimit të xhamisë, sulltan Ahmeti i solli nga tyrbeja Sulltan Kajitbaj e Egjiptit, në tyrben Ejup Sulltan të Stambollit gjurmët e këmbëve të Profetit, të quajtura **"Nakshi Kadem"**. Pastaj, kur përfundoi ndërtimi i xhamisë, i vuri në xhami.

Ndërkaq, atë ditë kur u krye ky transferim, në mbrëmje, në gjumë pa një ëndërr të tillë:

*Ishte formuar një kuvend i lartë ku ishin mbledhur të gjithë sulltanët, kurse profeti Muhammed (s.a.s.) rrinte në postin e gjykatësit. Ishte ngritur një lloj gjykate. Sulltan Kajitbaj kishte ngritur ankesë kundër sulltan Ahmetit për shkak se e kishte sjellë në Stamboll "Kademi Seadeti"-in duke ia hequr tyrbes së vet e cila vizitohej pikërisht për atë kujtim të çmuar.*

*I Dërguari i Allahut (s.a.s.), me atributin e gjykatësit, vendosi që "Kademi Sherifi" të kthehej menjëherë atje nga ishte marrë!*

36. Tomasso Campanella (1568-1639), një ndër mendimtarët e njohur të socializmit ut - pik. Titulli origjinal i veprës së tij që përmendet këtu, është *La Citta del Sole* (Qyteti i diellit). (Përkthyesit)

37. Me të vërtetë, janë të njohura për të gjithë ato që i patën rënë në kokë në atë kohë Galileut në Europë. Shën. i autorit.

Sulltani u zgjua me frikë dhe tmerr. Endrrën ia parashtroi për interpretim një grupi dijetarësh dhe prijësish shpirtërorë, mes të cilëve ndodhej edhe Hydajiu. Pasi u shqyrtua dhe u intepretua ëndrra, u arrit në këtë përfundim që iu komunikua sulltanit me këto fjalë:

*"Sovrani ynë! Endrra është mjaft e qartë! Dhe s'ka nevojë as për interpretim! Amaneti duhet kthyer menjëherë mbrapsht!"*

I pasionuari pas Profetit, sulltan Ahmeti I, iu nënshtrua vendimit dhe e ktheu në vend amanetin me përpikmëri edhe pse me hidhërim!

Ndërkaq, para se ta dërgonte amanetin, sulltan Ahmeti I, zemra e të cilit përvëlohej nga dashuria pasionante ndaj Profetit, porositi të përgatitej mbi mermer maketi i gjurmës së këmbëve të profetit dhe duke i vendosur në një vend të posaçëm, u përpoq të frymëzohej nga asociacioni që i krijonin ato. Vargjet në vijim që i derdheshin nga zemra e djegur, e reflektojnë bukur gjendjen e tij shpirtërore:

***Eh, sikur t'i bartja gjithmonë mbi krye si kurorë***
***Gjurmët e bekuara të atij kryeprofeti,***
***Gjurmët e trëndafilit të lulishtes profetike...***
***Ahmet, fërkoje në ato gjurmë trëndafili këtë fytyrë!...***

❁

Rrëfehet se, pasi përfundoi ndërtimi dhe shtrimi i xhamisë bashkë me kompleksin e saj, u ftua Hirësia Aziz Mahmud Hydaji për ta kryesuar ceremoninë e përurimit të hapjes. Ai ndodhej në *dergahun*[38] e vet në anën aziatike të Stambollit, në Yskydar. Atë ditë deti kishte shumë furtunë dhe dallgë, prandaj varkarët s'kishin guxim të dilnin në det. Mahmud Hydaji zbriti në skelën e Yskydarit. Hipi në varkën e vet së bashku me pesë-gjashtë myridë dhe u nis në drejtim të Bririt të Artë. Me lejen e Allahut të Lartë, deti rrinte larg bashit, kiçit dhe anëve të varkës, kështu që dallgët nuk e preknin fare varkën. Ndërsa askush nuk kishte dalë në det nga frika, Aziz Mahmud Hydajiu kaloi paqësisht në anën tjetër me varkën e tij!

Xhamia Sulltanahmet, e mbiquajtur më vonë Xhamia Blu, u hap me një ceremoni madhështore e të shkëlqyer. Mbajtja e hutbes së xhumasë iu la për mbarësi prijësit të madh shpirtëror, Hirësisë Aziz Mahmud Hydaji.

Ende, vija detare mes Yskydarit dhe Bririt të Artë e përshkuar me varkë nga Mahmud Hydaji, quhet **"Rruga Hydaji"**. Këtë vijë ndjekin varkarët

38. **Dergah**: Objekt i arkitekturës islame, vend ku ndodhej qendra e një shehu. Në d -llim nga teqeja, dergahu përbën një kompleks mistik musliman (Përkthyesit).

në ditët me furtunë. Ky fakt është *keramet* i Hirësisë Hydaji i zgjatur gjer në ditët tona!

❀

Një ditë, kur kishte shkuar në Yskydar, sulltan Ahmeti I takoi në treg Hirësinë Hydaji. Menjëherë zbriti nga kali, e hipi prijësin në vend të vet, kurse vetë nisi të ecë në këmbë pas kalit. Zemra e Hydajiut nuk mund të pranonte që ai sulltan i madh të ecte pas tij në këmbë, kështu që, pas pak zbriti duke thënë:

*"Hipa vetëm që të shkonte në vend lutja e shehut tim dhe urdhri i sulltanit tim!"*

Hirësia Hydaji e kishte fjalën për lutjen që kishte pasë bërë për të prijësi i vet shpirtëror, Uftade:

*"O bir, sovranët të ecshin përkrah yzengjive!"*

Sulltan Ahmeti u prek shumë nga kjo ngjarje dhe koincidencë shpirtërore dhe me vargjet në vijim u përpoq t'i shprehë ndjenjat e veta:

*Ç'pata, ia dhashë Zotit, tjetër pasje s'më mbet;*
*Hoqa dorë prej gjithçkaje, nga dy botët gjë s'më mbet...*

*Sepse dashuri e Allahut m'arriti, më tërhoqi pas;*
*Syrin e zemrës ma hapi, tjetër dyshim më s'më mbet...*

*Favori i evlijave ma dogji zemrën, më shkatërroi,*
*U kullova, e gjeta kthjelltësinë, për dy botët gjë s'më mbet...*

*Ahmedi thotë: O Zot, të falenderoj pa fund;*
*Lavdi Zotit, veç ashkut hyjnor tjetër gjë s'më mbet...*

Kujdesi, ndikimi, mirësia dhe favori i Aziz Mahmud Hydajiut për sulltan Ahmetin I kanë vazhduar gjatë gjithë jetës së tij. Ngjarja në vijim është një rast nga këto:

Sulltan Ahmeti kishte dalë shëtitje së bashku me disa nga burrat e shtetit. Ndërsa ishin ulur dhe po pushonin në një pyllishte, shërbëtorët therën një qengj dhe e poqën. Pastaj ia vunë para sulltanit. Në çastin kur sulltan Ahmeti zgjati dorën duke bërë Besmele, aty u shfaq papritmas Hirësia Aziz Mahmud Hydaji dhe i tha sulltanit:

*"Sulltani im! Mos ha! Ai mish është i helmuar!"*

Atëherë, prenë një copë mish dhe ia dhanë një qeni i cili ngordhi menjëherë sapo e hëngri!

Sulltan Ahmeti I tregonte një respekt të veçantë për Hirësinë Aziz Mahmud Hydaji dhe nuk linte mangët gjë në shërbimet ndaj tij. Një ditë po bisedonte në pallat me Hirësinë Aziz Mahmud Hydaji. Një çast dhe ky dëshiroi të përsëriste abdest. Sollën një ibrik ujë dhe legen. Në shenjë respekti për prijësin e vet shpirtëror, sulltani mori ibrikun dhe i shërbeu për të marrë abdest. Ndërkaq, nëna e sulltan Ahmetit, pas kafazit, kishte përgatitur peshqirin. Nëna e sulltanit mendoi me vete:

*"Sikur të kisha parë ndonjë shenjë mrekullie nga Aziz Mahmud Hydajiu!"*

I informuar shpirtërisht për mendimin e nënës së sulltanit, Mahmud Hydajiu tha:

*"Çudi! Disa kërkojnë prej nesh shenja mrekullie! Mirëpo a mund të ketë shenjë mrekullie më të madhe për mua se të më shtjerë ujë kalifi i tokës dhe të ma bëjë gati peshqirin nëna e tij e nderuar?"*

Pastaj, gjatë bisedës në vazhdim, sulltan Ahmeti e pyeti prijësin:

*"Imzot, thonë se ditën e kiametit, Sejjid Abdylkadir Gejlaniu do të bëjë shefaat për nxënësit e tij dhe për besimtarët mëkatarë, do të ndërhyjë për faljen e tyre! Ç'thoni për vërtetësinë e kësaj thënieje?"*

Hirësia Aziz Mahmud Hydaji nuk u përgjigj menjëherë. Pasi u kredh në meditim një copë herë, tha:

*"Po, është e vërtetë! Abdylkadir Gejlaniu do të bëjë shefaat për shumë mëkatarë nga ndjekësit e vet!"*

Sulltani vazhdoi:

*"Imzot! A s'ka, vallë, edhe për ne ndonjë premtim dhe përgëzim nga hirësia juaj e lartë?"*

Atëherë, duke ngritur duart lart, Hirësia Aziz Mahmud Hydaji bëri këtë lutje:

**"O Zot! Ata që, gjer në kiamet, do të jenë në rrugën tonë, që do të na duan ne dhe që një herë në jetë do të vijnë në tyrben tonë dhe do të këndojnë një Fatiha për shpirtin tonë, janë tanët... Ata që janë tanët, mos u mbytshin në det, mos pafshin varfëri kurrë në jetë, mos vdekshin pa besim, e marrshin vesh dhe e lajmërofshin qysh më parë vdekjen e vet**

**dhe kufoma mos u rëntë e mos u humbtë në det!..”**

(Të gjithë dijetarët fetarë dhe prijësit shpirtërorë kanë bërë të ditur se kjo lutje është pranuar, se ndjekësit e kësaj rruge nuk janë mbytur në det, se shumë prej tyre, disa ditë para vdekjes e kanë marrë vesh se do të vdesin dhe këtë ua kanë thënë edhe të tjerëve.)

Në vitin 1617 (1026 h.), sulltan Ahmeti I u sëmur nga një plagë që i doli në kurriz. Një ditë para se të vdiste, **shambelani Mustafa**, ndërsa ndodhej pranë sulltanit, e dëgjoi t’u thotë disa personave të padukshëm katër herë:

**“Ve alejkum selam, paqja qoftë edhe mbi ju!”**

Shambelani e pyeti se ç’kuptim kishte sjellja e tij dhe sulltani iu përgjigj kështu:

*“Sapo më erdhën pranë Hz. Ebu Bekri, Hz. Omeri, Hz. Osmani dhe Hz. Aliu dhe më thanë:*

***“Ti bashkove në vetvete mbretërimin e kësaj bote e të përjetësisë. Nesër do të ndodhesh pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.s.)!”***

Me të vërtetë, të nesërmen, jeta e mbretit të kësaj bote e të përjetësisë, si jeta e çdo vdekëtari, mori fund!

❀

Për larjen e kufomës së tij u ftua *murshidi* i vet, Hirësia Aziz Mahmud Hydaji. Por ai u përgjigj:

*“Sulltanin e desha shumë! Nuk mundem të duroj! Jam plak, prandaj të më falni!”*

Dhe dërgoi nxënësin e vet, **Shaban Dede.**

Pas namazit funeral që ia fali **shehulislami Hoxhazade Mehmed Çelebi**, sulltan Ahmeti I u varros në tyrben që e pati ndërtuar për vete pranë xhamisë Sulltanahmet.

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

Të tërheqin vëmendjen intelekti dhe aftësitë që tregoi sulltan Ahmeti I megjithëse u ngjit në fron qysh në moshë fëminore. Ishte mjaft i fortë fizikisht. Ishte kalorës, qitës dhe luftëtar shumë i mirë. Këto aftësi dhe veti u trashëguan edhe nga të bijtë **Osmani i Ri** dhe **Murati IV**.

Si i gjyshi, Selimi i Rreptë, vishej thjesht. Kur binte për të fjetur vishte një rrobë nate të bërë me lesh dhie, me qëllim për të mos bërë gjumë të thellë e të rëndë. Futej mes njerëzve të thjeshtë dhe, duke u sjellur jashtëzakonisht thjesht, interesohej për hallet e tyre.

*Hapësira e madhe e shtetit dhe rëndësia e pozitës së tij mbi gjeografinë botërore nuk mundën ta hidhnin në gropën e egoizmit dhe nefsit!*

Divani ose përmbledhja poetike që shkroi me pseudonimin **Bahtí**, mjafton për të treguar nivelin e tij shpirtëror dhe artistik.

Në periudhën e sulltanatit të tij nisi endja e posaçme e **mbulesave të Qabes** në Stamboll. Gjer atëherë, mbulesat endeshin në Egjipt.

Veç këtij shërbimi, sulltan Ahmeti I përgatiti **ulluqe prej floriri** për Qaben në punishten e posaçme të ngritur për këtë qëllim në Stamboll.

❁

Konsistenca e rendit botëror dhe vazhdimësia e strukturës morale të tij në çdo kohë janë të mundshme vetëm duke u thelluar në jetën afektive. Kombet me nivel të lartë kanë respektuar dinjitetin e sovranëve të ndjenjave të cilët janë prijësa moralo-shpirtërorë dhe, duke e vlerësuar si dhunti ndjekjen e gjurmëve të tyre, kanë arritur lumturinë dhe qetësinë.

Ishte për këtë arsye që edhe sulltan Ahmeti I, gjatë gjithë jetës parapëlqeu ndaj çdo gjëje materiale të kësaj bote, të ecte në gjurmët e Hirësisë Aziz Mahmud Hydaji, sepse rruga e tij i ofronte njeriut përmbushje të nevojave afektive që çonin në begati dhe kënaqësi moralo-shpirtërore në nivel të pamatshëm me mbretërimin dhe shkëlqimin material të kësaj bote! Meqë u lidh pas Mirësisë Absolute, nuk hyri nën robërinë e qenieve-hije materiale pavarësisht nga shkëlqimi i tyre. Nuk u mashtrua nga gënjeshtrat te pasqyra. Zemra i mbeti larg interesimeve temporale, si posti dhe pozita. U bë i merituari i dhuntisë së "kapërcimit të vetvetes dhe tejkalimit të intrigimeve të saj", gjë që është fitorja më e madhe. Duke u thelluar në klimën e zemrës, u bë një *alter ego*[39] i Hirësisë Aziz Mahmud Hydaji.

*Pavarësisht se, qysh nga koha e tyre, kanë kaluar mbi 400 vjet, begatia e botës shpirtërore të Hirësisë Aziz Mahmud Hydaji dhe sulltan Ahmetit I vazhdon të veprojë. Kjo është një e vërtetë e vërejtur në mënyrë tejet të qartë. Ky institucion begatie që ia hodhën ata themelet dhe që në mënyrë të vargëzuar, arrin gjer te Profeti, ka ardhur duke vepruar gjer në ditët tona. Sepse pozitat shpirtërore nuk lihen bosh siç lihen ato materiale dhe temporale, por mbushen vazhdimisht me*

39. Në origjinal: nüsha-i sânîsi. (Përkthyesit).

*anë të caktimit hyjnor. Sepse vetëm duke e arritur këtë pjekuri shpirtërore kanë mundësi njerëzit të arrijnë qëllimin e vërtetë të krijimit të tyre! Në të kundërt, njerëzimi dënohet të mbetet primitiv.*

*Ashikët e të Vërtetës, Zotit, ose, e thënë ndryshe, njerëzit e dashuruar në mënyrë pasionante pas Zotit, nuk vdesin. As institucionet që janë vepra të zemrës së tyre, nuk kalben e rrënohen! Ato ushqehen vazhdimisht nga burimi nën rrënjën ku mbështeten, dhe jeshilohen. Duke u mbresuar në mjedisin përreth, e shndërrojnë atë në trëndafilishte!*

*Vakfi Aziz Mahmud Hydaji i cili është një filiz i bleruar edhe sot i asaj rrënje shpirtërore, ndërsa përpiqet t'u bëhet mbështetje duke ua plotësuar nevojat materiale shumë të varfërve, të vetmuarve, të mbeturve në rrugë, nxënësve djem e vajza që do të zënë në të ardhmen vendin e vet në ushtrinë e besimit, në të njëjtën kohë, përpiqet t'ua përmirësojë dhe ndriçojë botën shpirtërore. Nderi dhe dinjiteti i këtij zelli dhe i kësaj përpjekjeje u takojnë së pari Hirësisë Aziz Mahmud Hydaji, sulltanit Ahmeti I dhe njerëzve të përkushtuar bamirësisë dhe kujdesit për të tjerët. Të gjithë personat e këtij institucioni të lartë janë në rolin e shërbyesve të pranuar dhe aktivizuar bujarisht dhe përjashtimisht të kësaj rruge shpirtërore.*

**Zoti ynë ua mundësoftë zemrave tona vesën pranverore nga bota shpirtërore e vargut të artë, nga klima e zemrës plot begati e Hirësisë Aziz Mahmud Hydaji, të përfituarit e të cilit jemi, si dhe nga nënshtrimi dhe djegia me dashurinë hyjnore e të përhirshmit sulltan Ahmeti I!**

**Amin, ashtu qoftë!**



# SULLTAN ABDYLAZIZI

(1830-1876)

*sulltani i persekutuar dhe dëshmor*
*i cili, me shpirtin e tij veprues, mundi t'i thotë "ndal" rënies së shtetit*

Është sulltani i tridhjetedytë osman.

I ati ishte sulltan **Mahmudi II**, kurse e ëma, bamirësja e madhe, **Pertevnijal Sulltan**. Hipi në fron në vitin 1861 dhe qëndroi në pushtet 14 vjet. Ishte një sundimtar i zgjuar, aktiv dhe iniciator. Qysh në moshë të vogël i qe nënshtruar një arsimimi mjaft të posaçëm.

Para sulltan Abdylazizit, me anë të Dekretit të Tanzimatit i qe hapur rruga admirimit perëndimor dhe hapat e hedhur në këtë rrugë patën nisur të japin filizat e parë të farës së zemërimit ndaj shtetit të mbjellur në shpirtin e popullit. **Mahmudi II** dhe pasuesi i tij, **Abdylmexhidi** qenë bërë vegël e imitimit perëndimor, qe shfuqizuar dhe abroguar forma jeniçere tradicionale e trupave ushtarake, ceremonitë funebre zyrtare patën filluar të zhvilloheshin nën shoqërimin e orkestrave frymore. Me veprime të tilla reformuese të kundërta me natyrën e kombit, shteti qe bërë i huaj për nënshtetasit dhe pati filluar të largohej nga bota shpirtërore dhe morale që ia ushqente strukturën. Populli ishte i zemëruar dhe burrat e shtetit ishin të hutuar e të lëkundur përballë përparimit të realizuar nga bota perëndimore. Kurse armiqtë e Islamit i qenë futur një veprimtarie propagandistike tinzare për t'ia ngarkuar Islamit të shenjtë barrën e përgjegjësisë të diferencës në rritje mes përparimit të perëndimit dhe prapambetjes së botës muslimane në krahasim me të, ashtu, që më vonë, poeti Zija Pasha do ta shprehte me këtë dyvargsh këtë situatë:

***Islami na qenka pengesë për zhvillimin e shtetit;***
***Më parë mendohej ndryshe, kjo ndodhi së fundit...***

Mirëpo përparimi në Evropë nuk ishte vepër e krishterizmit ose e një metode, zhvillimi dhe kulture të mbështetur tek ai! Kjo situatë, domethënë, përparimet që kishte bërë dhe po bënte Evropa ishin rrjedhoja të shkaqeve krejt të tjera dhe vetëm të karakterit ekonomik, si zbulimi i Amerikës dhe shtënia në dorë aty e pasurive të mëdha të virgjëra, hapja e rrugës detare nga Kepi i Shpresës së Mirë me zbulimin dhe ndërtimin e anijeve me avull dhe, në këtë mënyrë, importimi për në Perëndim i mallrave të Lindjes, si bimët aromatike dhe pëlhurat e mëndafshta, ndryshimi i rrugëve tregtare dhe, si rezultat i të gjitha këtyre, përjetimi i një "revolucioni industrial" në Evropë.

Ndërsa punët qëndronin kështu, armiqtë tanë, duke bërë një interpretim të gabuar të dallimit mes dy botëve dhe duke na e sugjeruar me forcë këtë, filluan të na largojnë nga botëkuptimi ynë origjinal, nga rregulli dhe regjimi ynë shoqëror, nga mënyra jonë e jetesës krejtësisht islame si dhe nga jeta jonë shpirtërore gjithashtu islame. Duke na e treguar qëllimisht si të drejtë këtë rrugë të gabuar, ata na sugjeruan se zgjidhja e vetme për të hyrë në udhën e përparimit ishte evropianizimi ynë. Sa e hidhur ishte se ky sugjerim pati efekt shumë të gjerë më së pari tek pashallarët e asaj kohe, gjer edhe tek vetë sulltanët!

Nga ana tjetër, ngaqë me abrogimin e organizmit ushtarak jeniçer më 1826, u prish sistemi ushtarak tradicional osman, dy vjet pas kësaj date, rusët arritën të zbresin gjer në Edrene me një forcë të vogël prej pesëmbëdhjetë mijë vetësh! Në vitin 1829, shteti osman u vu para faktit të kryer të themelimit të shtetit grek. Më 1832, ushtria e guvernatorit osman **Mehmet Ali Pasha nga Kavalla**, duke iu kundërvënë shtetit të vet, arriti gjer në Kutahja dhe, atëherë, shteti osman që s'kishte parë humbje qysh prej shekujsh, u detyrua të kërkonte ndihmë nga Rusia! Të gjitha këto ngjarje e cënuan krenarinë kombëtare dhe i shqetësuan ndërgjegjet.

Mahmudi II, i prekur thellë nga problemet dhe hallet e kohës, u sëmur nga tuberkulozi. Ai qe një sulltan i mefshtë, i sëmurë dhe, para Perëndimit, i dobët. Edhe pasardhësi i tij, sulltan Abdylmexhidi, eci gjithashtu në rrugën e imitimit të Perëndimit.

Kurse sulltan Abdylazizi që erdhi në pushtet pas tyre, ishte një sundimtar i guximshëm, aktiv, i shëndoshë mendërisht dhe shpirtërisht. Kështu, ai e filloi punën me zell dhe përpjekje të mëdha për ta shpëtuar nga krizat ku kishte rënë shtetin që e kishte marrë në dorëzim në një gjendje të keqe. Me veprimtaritë e mrekullueshme që kreu, hidhërimin dhe dëshpërimin e mbledhur gjer aty në shpirtin e popullit e ktheu, brenda një kohe të shkurtër, në gëzim! Ai u bë faktor për shfaqjen e shpresave se periudhat e fitoreve dhe ngadhnjimeve do të ngjalleshin përsëpari. Këtë ndjesi e mbështeste

dhe e përforconte edhe pamja e trupit të tij prej akrobati. Kombi përjetonte gëzimin sikur pas dy sulltanëve të dobët të kishte ardhur sërish pushteti i Selimit të Rreptë!

Me të vërtetë, periudha e sulltan Abdylazizit i cili e nxiste dhe inkurajonte sportin e mundjes, i cili nuk druhej ta merrte në sy konfrontimin ushtarak me armiqtë, i cili, për këtë qëllim, përpiqej ta ngrinte ushtrinë dhe flotën në nivelet më të larta botërore, u bë fillimi i prirjeve për t'u shkundur si komb nga mefshtësia e për t'u ngritur në këmbë sërish. Synimi kryesor i veprimtarive të tij ishte pengimi dhe ndalimi i lëvizjeve oksidentalizuese të orientuara nga qendra të jashtme që patën filluar me Tanzimatin dhe që përpiqeshin të realizoheshin, nën emërtimin e përparimit dhe zhvillimit, më tepër në fushat moralo-etike, fetare, kombëtare e kulturore, ishte, në kundërshtim me këtë, mbetja besnik ndaj karakterit të vet kombëtar dhe fetar dhe përparimi në këtë rrugë.

Por ikja nga vetvetja e viteve që qëlluan në kohën e sundimit të tij, kishte arritur në një pikë të tillë të rrezikshme, saqë ishin shfaqur prirje indiferente dhe tradhtare si përkthimi dhe përvetësimi identik i Kodit Civil Francez të emërtuar Kodeksi i Napoleonit për ta zbatuar te një popullsi muslimane! Sulltan Abdylazizi i cili i kishte rënë në të një marrëzie të tillë të rrezikshme, u bashkua me dijetarin e madh të kohës, **Ahmet Xhevdet Pashën** për t'iu bërë pengesë kësaj lëvizjeje të rrezikshme të nivelit të një krimi. Kështu, u krijua një tekst kodik i madh i quajtur **Manuali i Rregullave Gjyqësore**[40] ose, thjesht, **Manual**, që ishte një Kod Civil i nxjerrë nga e Drejta Islame dhe, kështu, u eliminua një krim i madh. Sulltan Abdylazizi i cili arriti suksese si kjo e të ngjashme dhe i cili mësoi t'i përdorte në mënyrën më të mirë të gjitha armët e kohës, pothuaj përpiqej të bëhej si i gjyshi, sulltan Selimi i Rreptë në drejtim të realizimit të shpresave të popullit!

Kur sulltan Abdylazizi u ngjit në fron, gjendja e shtetit osman ishte tejet konfuze. Shqetësimi financiar kishte arritur kulmin. Revolta që kishte shpërthyer në Malin e Zi ishte shndërruar në rrezik për të shkaktuar luftë me serbët. Duke përfituar nga rasti, shtetet e Evropës i shtonin propozimet për ndërmjetësim, sepse kishin frikë se mos sulltani hiqte dorë nga Tanzimati.

Duke e dalluar veçorinë e situatës, sulltani nxori një dekret mbretëror, ku thuhej:

*"Ne nuk kemi qëllim tjetër veç rritjes së forcës materiale të shtetit dhe ngjitjes*

40. Në origjinal: Mecelle-yi Ahkâm-ı Adliyye. (Përkthyesit)

*së nivelit të jetesës së popullit. Mbrojtja e pasurisë së shtetit nga shpërdorimi dhe shkatërrimi është kusht. Çdokush që jeton në shtetin tonë pa dallim në është musliman apo jomusliman, do të qeveriset me drejtësi në kuadrin e urdhrave të fesë sonë dhe që të gjithë do të trajtohen si të barabartë para ligjit!*

*Qëllimi ynë më i madh është vazhdimësia e pavarësisë së shtetit tonë të lartë dhe jetesa e popullit në mirëqenie. Zoti na dhëntë sukses për hir të Profetit (s.a.s.)!"*

Së bashku me këtë dekret, edhe lënia në pushtet e qeverisë aktuale, i eliminoi relativisht dyshimet dhe frikën e shteteve perëndimore lidhur me Tanzimatin.

Sulltani mori masa pengimi ndaj shpërdorimeve si dhe masa kursimi duke filluar nga vetja dhe Pallati. Ai nisi ta rregullonte hap pas hapi gjendjen financiare të shtetit.

Në këtë mes, Egjipti i mbështetur nën dorë nga evropianët, e kishte dobësuar dhe plogështuar mjaft lidhjen me shtetin osman. Me inkurajimin edhe të kryeministrit **Jusuf Kamil Pasha**, sulltani organizoi një udhëtim për në Egjipt. Atje ai u prit me një ceremoni madhështore. Rebeli i djeshëm Mehmet Ali Pasha nga Kavalla, kësaj radhe, duke e kapur nga frerët kalin e sulltanit, e shëtiti atë nëpër rrugët e Kajros. Kështu, autoriteti i tronditur i shtetit u suall në vend sërish anembanë. Më pas, duke iu dhënë të birit të Mehmet Ali Pashës, **Ismail Pashës**, titulli **"kediv"**, zemërimet e vjetra u kompensuan. Ky titull do të thoshte trashëgueshmëri e postit të guvernatorit të Egjiptit nga baba te biri.

Sulltan Abdylazizi që i kishte ngritur ushtrinë dhe flotën në një nivel syverbues, që i kishte eliminuar mjeshtërisht konfrontimet dhe konfuzionin e brendshëm, për rrjedhojë, që kishte filluar ta lartësonte kredibilitetin e shtetit drejt nivelit të dikurshëm, më në fund, tërhoqi interesimin e të gjithë botës. Prandaj, sulltani u ftua në Francë dhe Angli.

Kështu, duke iu përgjigjur këtyre ftesave, sulltan Abdylazizi u nis nga Pallati Dollmabahçe më 1867 me jahtin perandorak. Ai u bë sulltani i parë në historinë osmane që udhëtonte jashtë shtetit. Ai shkeli në tokën franceze në Marsejë. Që aty e gjer në Paris, populli ishte derdhur gjatë gjithë rrugës për ta parë padishahun madhështor osman. Abdylazizi që ishte një sulltan jashtëzakonisht fetar, duke menduar se gjellët e evropianëve mund të ishin të dyshimta nga pikëpamja e legjslacionit islam, kishte marrë me vete gjellëtarë nga krahina malësore e Bollusë. Madhështia dhe shkëlqimi i delegacionit ishte aq marramendës, saqë fshatarët francezë, duke i pandehur gjellëtarët burra shteti, pashallarë apo princa të dinastisë, i përshë-

ndesnin me temena duke u përkulur gjer në tokë.

Në Paris, sulltan Abdylazizi u prit me ceremoni të madhe nga Napoleoni III. Në drekën e shtruar për nder të sulltanit, Napoleoni i ulur pranë tij, i tha:

*"Shkëlqesia juaj e lartë! Sikur ta mendonit si zgjidhjen më të mirë për Gjiritin kthimin e atij ishulli Greqisë…"*

Sulltani u bë i ashpër.

Ai nuk ishte një padishah që tregonte dobësi në marrëdhëniet diplomatike. Prandaj, propozimit që kishte për qëllim t'ia tatonte pulsin, i dha këtë përgjigje:

"Shkëlqesi! Shteti osman derdhi gjak njëzet e shtatë vjet për Gjiritin. Çdo pëllëmbë toke të tij e lagu me gjakun e dëshmorëve. Jam i detyruar ta mbroj trashëgimin e të parëve gjer në ushtarin e fundit të ushtrisë dhe gjer në sandalin e fundit të flotës sime!"

Para kësaj ashpërsie që s'e kishte pritur, Napoleoni III mbeti i detyruar t'i kërkonte ndjesë sulltanit.

Në këtë mënyrë, sulltani u kthye nga udhëtimi në Francë dhe Angli, në Stamboll, me fitore diplomatike të shkëlqyera dhe mjaft të suksesshme. Ai u prit në Stamboll me përshëndetjet entuziaste të popullit. Sepse populli shihte tek ai prirjet dhe inteligjencën e sundimtarëve të periudhës së ngjitjes dhe shpresonte se, me fitore të reja, shteti do të shkundej dhe do të merrte forcë edhe një herë tjetër.

Sulltan Abdylazizi e ka shprehur kështu ndryshimin e fuqisë dhe shkëlqimit mes periudhës së paraardhësve dhe periudhës së vet:

**"Etërit tanë shkonin në Perëndim në shpinë të kalit për fitore, kurse ne mundemi të shkojmë me tren dhe vapor vetëm për diplomaci!"**

Në përfundim të përpjekjeve atdhedashëse, sulltan Abdylazizi, krahas një ushtrie tokësore prej rreth shtatë-tetëqind mijë vetësh të pajisur me armët e modeleve të fundit, krijoi edhe flotën e dytë në botë për nga madhësia! Në atë kohë, flota paraqiste një zhvillim të shpejtë ashtu si forcat ajrore sot dhe bartte një rëndësi të madhe. Prandaj, në Gjirin e Bririt të Artë qe ngritur një kantier detar i madh. Duke u ngritur shumë fabrika ushtarake dhe civile, qenë hedhur hapa seriozë në rrugën e revolucionit industrial.

Fakti që sulltan Abdylazizi u jepte kaq shumë rëndësi ushtrisë dhe flotës, nuk ishte pa shkak. Ai thoshte se, po ta mundnin Rusinë, ajo fitore do t'u siguronte mundësinë për të qenë pa diskutim edhe njëqind vjet të tjerë ndër shtetet e mëdhenj dhe ndiqte qëllimin për ta rimarrë Krimenë e cila u kishte dalë dore prej kohësh. Por sa keq që, për shkak se shteti iu nënshtrua një pushtimi të fshehtë, sulltan Abdylazizi u zbrit nga froni pa e arritur këtë qëllim, dhe u ekzekutua në mënyrë tragjike!

Ai ishte një njeri i drejtë i cili bënte një jetë mjaft fetare dhe të rregullt. Ai ishte njeri aq i devotshëm, sa gjatë gjithë jetës të pinte vetëm ujë Zemzemi! Madje rrëfehet se kur shkoi në udhëtim për në Evropë, e mori ujin e abdestit me vete! Ai falte namaz rregullisht dhe këndonte shumë Kur'an. Në dhomën ku u vra në mënyrë kriminale, mbi tavolinën e vogël u gjet një tekst i Kur'anit të Shenjtë i hapur në **suren Jusuf**. Ky tekst i Kur'anit i spërkatur me gjakun e tij të bekuar mbahet në ruajtje sot në muzeun e Pallatit Topkapi.

Një ditë, ndërsa ndodhej në shtrat i sëmurë e zverdhur, adjutantët i thanë sulltan Abdylazizit:

"Ka ardhur një lutje nga komshinjtë e Medinës së Ndritshme!"

Atëherë, ai u tha adjutantëve:

**"Menjëherë më ngrini në këmbë! T'i dëgjoj në këmbë kërkesat e ardhura nga qytetet e shenjtë! Kërkesat e komshinjve të të Dërguarit të Allahut nuk dëgjohen shtrirë me këmbët zgjatur në mënyrë të huaj për edukatën dhe etikën!"**

Me këto fjalë ai e shfaqte bukur dashurinë që ushqente për Medinën dhe Profetin (s.a.s.)!

Sa herë që vinte posta e Medinës së Ndritshme, merrte sërish abdest, i puthte dhe i vinte në ballë letrat duke thënë se **"në to është pluhuri i Medinës së Ndritshme"**, pastaj ia zgjaste kryesekretarit duke i thënë: "Hape dhe lexoje!"

Siç u parashtrua edhe më lart, periudha kur hipi në fron sulltan Abdylazizi, është periudha kur pati arritur në kulm veprimtaria për shembjen nga brenda të shtetit me dorën e njerëzve të quajtur xhonturq (turqit e rinj), pothuaj të magjepsur prej perëndimorëve dhe të përgatitur gati për t'u shërbyer qëllimeve të tyre politike. Ata qenë, në përgjithësi, persona të arsimuar në Francë, të përgatitur atje në mënyrë tinzare nga misionarët dhe pastaj ishin kthyer në Stamboll me zemra franceze nën uniforma osmane.

Ata pothuaj ishin shndërruar në jeniçerë të Perëndimit brenda shtetit osman! Ndërsa invadohej ekonomikisht nga jashtë, shteti i nënshtrohej një procesi rrënues moralo-shpirtëror nga brenda. Me Dekretin e Tanzimatit, veprimtaritë misionare qenë shtuar, mbi pakicat krishtere, kryesisht armene, qe intensifikuar provokimi. Për shembull, në zonën Harput qenë hapur gjashtëdhjetë e dy qendra misionare, qenë ndërtuar njëzet e një kisha. Misionarja **Maria A. West**, në librin e saj me titull "Romance of Mission" thotë:

*"Hymë në shpirtin e armenëve… Bëmë revolucion në jetën e tyre!.."*

Me qëllim për të mësuar gjuhë të huaja, në të gjitha anët e Anadollit qenë hapur shkolla të cilat ishin, në të vërtetë, shtabe misionarësh. Ndër shkollat e huaja ku këto veprimtari zhvilloheshin më me intensitet, ishin kolegji Antep në Gaziantep, kolegji Anadolli në Merzifon dhe kolegji Robert në Stamboll. Ndërkaq, në disa shkolla s'qenë marrë fare nxënës turq. Në drejtoritë e shkollave qenë emëruar priftërinj.

Ja, si pasojë e këtyre veprimtarive armiqësore, vendi përballohej me një erozion kulturor. Ky rrënim i trashëguar nga periudha e Abdylmexhidit, u zbrit në minimum nga qëndrimi kundërvënës dhe rezistenca e sulltan Abdylazizit. Si përfundim rezistenca u bë shkak që ai të mbytej në gjakrat e dëshmorësisë…

Sulltan Abdylazizi ishte një sundimtar mjaft tejpamës. Ai thoshte se, pa i pasur në dorë Beogradin, Stambollin, Bagdatin dhe Kajron, nuk do të mund të luanin një rol të madh në politikën botërore! Kjo pikëpamje i ngjan formulës së "shtatë B-ve" të gjermanëve më vonë, kur tek ta u ngjallën prirjet imperialiste. Gjermanët qenë shprehur për domosdoshmërinë e pushtimit të shtatë qendrave të mëdha që fillonin me shkronjën "B", nga Berlini, në Bombej, si kusht për t'u bërë shtet i madh!

Në qëllimet politike të Abdylazizit ishte, madje, edhe Turkistani. Ai kishte hedhur dorë atje, ishte bërë faktor për hapjen në Iran dhe Turkistan të shkollave që jepnin arsim për elementët turq.

Pjesa e flotës e dislokuar në Detin e Kuq ia preu udhën flotës angleze që shkonte për ta shtypur **Indonezinë** dhe e detyroi të kthehej mbrapsht. Me të vërtetë, aq shumë rëndësi i pati dhënë sulltan Abdylazizi detarisë, saqë, për riparimin me sukses në kantierin detar të gjirit të Bririt të Artë të anijeve franceze, Napoleoni III i pati dërguar një letër falenderimi.

Ky është një shembull i mrekullueshëm  i faktit se edhe në një kohë kur për shtetin osman thuhej " i sëmuri i Bosforit", ai shtet tregonte forcë

dhe sukses! Kështu, ai vazhdonte të tregonte se ishte një shtet i denjë për t'u përmendur **"shtet i përjetshëm"**[41]!

**Sheh Shamili** i cili, në vitet e mbretërimit të sulltan Abdylazizit, i pati detyruar rusët të villnin gjak për tridhjetë vjet me radhë dhe, më në fund, mbeti i detyruar të dorëzohej, mori leje nga Cari dhe erdhi në Stamboll për vizitë. Sulltani kishte bërë përgatitje të mëdha në pallat, tërë Stambollin e pati përfshirë një gëzim i madh. Të gjithë ishin mbledhur në bregdet. Kur vapori rus hodhi spirancën para pallatit Dollmabahçe, varkat sulltanore të Abdylazizit e sollën Sheh Shamilin me pjesëtarët e familjes, në Pallat. Sulltan Abdylazizi e priti Sheh Shamilin në portën e Pallatit dhe i tha me respekt të madh:

**"Po të më ngrihej im atë nga varri, kaq do të isha gëzuar!"**

Dhe i bëri edhe komplimente të tjera.

Sulltan Abdylazizi kishte vënë në Stamboll konaqe në dispozicion të Imam Shamilit, Luanit të Dagestanit, duke dashur edhe ta mbante aty së bashku me të gjithë ata që e shoqëronin. Por Imam Shamili shfaqi dëshirën që vitet e fundit të jetës t'i mbyllte në Medinën e Ndritshme. Atëherë u kërkua leja e duhur nga Rusia dhe Luani i Dagestanit u përcoll për në Hixhaz.

❀

Siç e thamë pak më parë, iniciativat dhe veprimet e sulltan Abdylazizit për t'ia kthyer shtetit forcën dhe madhështinë e dikurshme i shqetësonin një sërë grupe interesaxhinjsh dhe tradhtarësh. Po kështu, edhe disa burra shteti me këto cilësi, nuk rrinin kot, por, me anë të intrigave të fshehta, zhvillonin një veprimtari të gjerë dhe intensive kundër sulltanit. Nga këta, veçanërisht katër vetë që u qenë vërtetuar, me pretekste të ndryshme, haptazi fajet, që ishin shkarkuar dhe pastaj u ishin dhënë sërish detyrat dhe pozitat, **Hysejin Avni Pasha, Mithat Pasha, Myterxhim Ryshdy Pasha** dhe **Hajrullah Efendi**, bënin përgatitje serioze për ta përmbysur sulltanin.

Hysejin Avni Pasha qe shkarkuar nga detyra më 1871, i qenë shkulur gradat dhe qe dërguar në Spartë. Më pas ishte çgraduar edhe si serasker nga ana e **Mahmud Nedim Pashës**. Hysejin Avni Pasha që i ishte shtuar shumë ambicja përballë këtyre situatave, ato që dëshironte t'i bënte i shprehte me fjalët "urrejtja është feja ime!" dhe mendonte jo vetëm zbritjen e sulltanit nga froni, por edhe vdekjen e tij!

41. Në origjinal: Devlet-i ebed-müddet.

Mithat Pasha që ishte përkrahës i Hysejin Avni Pashës, ishte përgatitur i mangët nga kultura politike dhe fetare. Prandaj qe shkarkuar nga detyra e kryeministrit për shkak të shumë vendimeve të gabuara dhe shkeljeve. Ishte një person shumë fantazist. Madje, thuhet se, një ditë, në tryezën e pijes, pati shkuar aq larg sa të pretendonte se do ta zhdukte dinastinë osmane dhe do të bëhej vetë sulltan dhe pati thënë:

***"Ç'ka këtu për t'u habitur? Mjaft më me të bijtë e osmanëve! Le të bëhen edhe të bijtë Mithat!"***

Personi i tretë i grupit, Myterxhim Ryzhdy Pasha, ishte emëruar dy herë kryeministër dhe tri herë serasker, por ishte shkarkuar çdo herë për shkak të shpërdorimit të detyrës. Prandaj edhe ai kishte mbajtur qëndrim ndaj prerjes së interesave dhe kishte formuar urrejtje ndaj padishahut.

Sa për personin e katërt, Hajrullah Efendiun, fakti që ishte pushuar nga detyra e shehulislamit një muaj pasi ishte sjellë në këtë detyrë jo për meritë, por me përkrahjen e Ryzhdy Pashës, e kishte prekur shumë në ndjenjat personale. Ai s'e kishte honepsur dot këtë dhe ishte pozicionuar përkrah atyre që e urrenin sulltanin.

Pa shkuar shumë, kjo katërshe, me ambicien për t'i shtënë sërish në dorë interesat që u ishin marrë, duke i ndërsyer edhe nxënësit e tyre, bënë një demonstrim shumë të madh. Për të mos u derdhur gjak, sulltani ua riktheu detyrat. Kështu, rebelët, në etapën e parë arritën atë që deshën. Pas kësaj u kishte mbetur puna e vetme, eliminimi i sulltanit. Më në fund, me anë të një atentati, edhe këtë e realizuan.

Ditën e aksionit, agai i Portës së Lartë, **Xhevher Aga** nuk pati guxim t'ia parashtronte gjendjen padishahut, prandaj ia përcolli lajmin nënës së sulltanit, **Pertevnijal Sulltan**, e cila, nga ana e saj, e njoftoi sulltan Abdylazizin. Abdylazizi i tha nënës:

"A mos do të ma bëjnë këta si Selimit III? Unë e di se kush po e bën këtë!" Dhe i numëroi rebelët një e nga një. Pastaj nga goja iu derdhën këto fjalë:

**"Unë e kam parë shpesh në ëndërr këtë mënxyrë! Kështu paska qenë vendimi hyjnor!.."**

Nën një shi të dendur, sulltan Abdylazizi u dërgua me varka në Pallatin Topkapi. Pasuria personale, gjer te vathët në veshët e zonjave, iu grabit nga rebelët. Ai u çua në dhomën e Selimit III. Abdylazizi tha:

"Duan të më japin fund këtu si ungjin tim!"

Ai u la tri ditë mbi dërrasa pa bukë e pa ujë. As për t'i ndërruar rrobat e lagura s'i dhanë leje!

Pastaj e kaluan në dhomën e veçuar për të. Por Abdylazizi i shkroi letër **Muratit V** ku i kërkonte ta çonin në **Pallatin Ferije** në Beshiktash. Iu plotësua kërkesa dhe u bart atje.

Mirëpo Hysejin Avni Pasha i cili e kishte ndarë mendjen jo vetëm për zbritjen e sulltanit nga froni, por edhe për vrasjen e tij, ngarkoi me detyrën e kopshtarit në Pallatin Ferije tre kriminelë trupmëdhenj. Në mëngjesin e 4 qershorit 1876, ata të tre hynë në dhomën e Abdylazizit, i cili, sado që iu rezistoi një farë kohe atyre, përfundimisht nuk mundi t'u bënte ballë. Për t'i dhënë dukje vetëvrasjeje krimit të tyre, kriminelët ia prenë damarët e dorës. Pastaj, sikur të mos kishte ndodhur gjë, dolën jashtë dhe u kthyen fshehtazi në punë.

Pak më pas, kur e pa të birin mes gjakut, Nëna Mbretërore zuri të qante. Në atë mes, Hysejin Avni Pasha arriti në Pallat për të marrë rezultatin e krimit që kishte organizuar. Kur e pa se Abdylazizi ende s'kishte vdekur, urdhëroi ta çonin në dhomën e kafesë të postës së policisë së Pallatit. Kështu, e vonoi ndërhyrjen e mjekut për ish sulltanin ende në agoni. Më në fund, sulltani-viktimë vdiq si dëshmor i vrarë në krye të detyrës para syve të çetës së kriminelëve Hysejin Avni Pasha, Mithat Pasha dhe Ryzhdy Pasha…

**Rahmetullahi Alejh, Allahu e mëshiroftë!**

Pas vrasjes kriminale të Abdylazizit, nga zemra e së motrës Adile Sulltan u derdhën këto vargje vaji plot dhimbje:

*Bota ta qajë me lot të përgjakur Abdylaziz Hanin;*
*Aman, o Zot, se si ia mbuloi në të kuqe gjaku trupin!*

*Si të mos digjet kjo motër Adile për atë fisnik*
*Që ma vranë tërë ata vrasës mizorisht…*

Kishin kaluar dymbëdhjetë ditë nga vrasja kriminale e sulltan Abdylazizit. Kunati i tij, **Çerkez Hasani** që ishte oficer, duke mos e pranuar dhe duruar dot fatkeqësinë që kishte pësuar sulltan Abdylazizi, bastisi ekipin e ministrave që ndodheshin në mbledhje në Konakun Mithat Pasha. Me goditjen e parë, e vrau Avni Pashën dhe ia mori hakun sulltan Abdylazizit. Pastaj vrau edhe Ryshty Pashën dhe një adjutant. Edhe vetë u ekzekutua me varje të nesërmen në Bajazit.

Çeta e rebelëve imponoi me kërcënim hartimin e një raporti për ta

paraqitur vdekjen e Abdylazizit, sulltanit jashtëzakonisht të zgjuar dhe me qëllim të mirë, jo si krim, por si vetëvrasje.

Por, në vitet e pastajme, Mithat Pasha i nxjerrë para gjyqit të ngritur për gjykimin e kësaj çështjeje në Pallatin Jëlldëz nga **sulltan Abdylhamiti II**, e ka shprehur pothuaj si një pohim vrasjen në fjalë:

**"Lavdi Allahut që akuzohem për një faj, qoftë edhe krim, si rrjedhojë e atdhedashurisë, jo për një mëkat të ulët si grabitja apo fyerja!.."**

❀

Ka njerëz që e akuzojnë sulltan Abdylazizin për mbishpenzime duke e marrë nëpër gojë për rritjen e borxhit të shtetit nga përgatitjet ushtarake.

Por kjo s'është e drejtë! Sepse sulltan Abdylazizi e pati përballuar shumicën e investimeve ushtarake me dhuratat e nënshtetasve, kryesisht të atyre të Oborrit. Ai i pati ndjekur në çast zhvillimet në botë, pati sjellë pushkët amerikane me qitje të largët, Martini Henry dhe pati siguruar prodhimin e tyre në Turqi. Më vonë, e famshmja **"Mbrojtja e Plevnës"** në sajë të këtyre armëve qe mundur të realizohej.

Sulltan Abdylazizi qe një person jashtëzakonisht i ndjeshëm, i rregullt, i ditur dhe me gjykim të shëndoshë. Skicat e anijeve të bëra me dorën e tij e të botuara në revistën e piktorëve, janë kryevepra të ndjeshmërisë dhe aftësisë së tij për ta konceptuar dhe paraqitur në letër rregullsinë, elegancën dhe harmoninë e vijave. Sulltani me natyrë artisti, i cili ishte edhe poet, edhe muzikant dhe kompozonte, pavarësisht nga zemra e ndjeshme që kishte, ishte një sundimtar luftëtar. Shpirtin e kishte të mbushur me dëshira fitoresh dhe triumfi. Ai do ta merrte sërish Krimenë. Të gjitha përgatitjet i kishte plotësuar. Por veprimtaria armike hyri në veprim dhe i shtyu në aleancë kundër tij katër vetët e zemëruar me të. Duke e emëruar Hysejin Avni Pashën, kreun e rebelëve, sulltani u shpreh kështu:

**"Sytë e këtij njeriu s'më pëlqejnë aspak!"**

Me këto fjalë ai tregonte se e kishte parandjerë fatkeqësinë që e priste, por nuk u tregua dot tejpamës për të marrë masat e nevojshme parandaluese.

Këtu është e nevojshme të kujtojmë hadithin profetik të Hz. Muhammedit (s.a.s.):

*"Njeriu i vërtetë është (vazhdimisht) në rrezik!"*

Me të vërtetë, edhe eliminimi i sulltan Abdylazizit me anë të një vrasjeje kriminale është bërë për shkak të rrezikut për të cilin flitet në këtë hadith profetik. Ndërkaq, kjo ngjarje nuk mund të shpjegohet ndryshe veçse me vendimin hyjnor lidhur jo më tepër me fatin e tij, sesa me fatin e një kombi! Sepse vrasja tragjike e Abdylazizit u bë pikëkthesa më me rëndësi e historisë sonë kombëtare!

Me të vërtetë, pas tij, fatkeqësitë nuk u parandaluan dot. Edhe nëse shembja u vonua për një farë kohe me politikën e mençur të Abdylhamitit II, në fund të fundit, shembja e atij shteti të madh dhe fitorja qoftë edhe e përkohshme e mohimit dhe herezisë në vendin tonë nuk u penguan dot!

**O Zot, duke na e bërë të mundur të nxjerrim mësime nga kjo fatkeqësi e të tjera si kjo, mos na dëno me përfundime të hidhura në skenën e historisë! Përplasua kokës intrigantëve kurthet dhe dredhitë e tyre!**

**Amin, ashtu qoftë!**



*Burri i madh i shtetit, sundimtari i madh, banori i xhennetit,*

# SULLTAN ABDYLHAMITI II

(1842-1918)

Është sulltani i tridhjetekatërt osman, kalifi i nëntëdhjetenëntë islam.

Është një personalitet i veçantë i cili ka arritur të bëhet lider i natyrshëm dhe simbol jo vetëm për vendin e vet, por për tërë botën islame.

Shkencat fetare e të natyrës i plotësoi në mënyrë të përsosur qysh në moshë të re. Duke marrë frymëzim nga shehu i tarikatit Shazeli, **Mehmet Zafir Efendiu**, dhe nga shehu i tarikatit Kadiri, **Ebul Huda Efendiu**, zgjuarsinë e mendjes e kurorëzoi edhe me përkryerjen moralo-shpirtërore.

Ngaqë qysh në moshë të re dallohej për zgjuarsi dhe aftësi politike, i ungji, sulltan Abdylazizi, e pati marrë me vete në udhëtimet për në Egjipt dhe Evropë.

Ishte me sjellje shumë të hijshme dhe delikate. Dinte t'ia fitonte zemrën kujtdo. Kishte një zgjuarsi dhe kujtesë të jashtëzakonshme. Në burimet biografike dhe bibliografike ka shembuj të panumërt që tregojnë se, personin që e shihte apo ia dëgjonte zërin një herë, kurrë nuk e harronte! Sipas rrëfimeve, themeluesi i unitetit gjerman, **Princi Bismark**, pati thënë:

**"Nëse në botë ka njëqind gram mendje, nëntëdhjetë gram ndodhen te Abdylhamiti, pesë gram tek unë dhe pesë gram tek të gjithë të tjerët!.."**

Prapësia më e madhe me të cilën u ndesh ai kur hipi në fuqi, ishte se e mori shtetin në dorë në kushte shumë të rënda. Pavarësisht nga kjo, e drejtoi shtetin për tridhjetë e tre vjet me radhë pa u lodhur e pa u mërzitur aspak, me një besim të madh, me një zgjuarsi të jashtëzakonshme, me du-

rim dhe mjeshtëri të madhe, pa pësuar ndonjë humbje serioze.

❀

Kur sulltan Abdlhamiti II hipi në fron, Anglia kishte kohë që kishte dalë në det të hapur, kishte shkuar gjer në Indi dhe e kishte shtënë në dorë atë vend. Kurse Rusia, pasi e kishte invaduar fund e krye Turkestanin, i kishte dalë shtetit osman përballë në zonën e Afganistanit të sotëm. Mes tyre vazhdonte, pa fund, mosmarrëveshja kufitare. Prandaj, armiqësia e Rusisë ndaj osmanëve dhe, në këtë kuadër, dëshira e saj që, pasi ta pushtonte Gjirin e Bosforit, të dilte edhe ajo në det të hapur, nuk i interesonin as Anglisë.

Nga ana tjetër, burrat në krye të shtetit osman ishin **Mithat Pasha dhe ndjekësit e tij**, të cilët në fillim e kishin zbritur nga froni me puç sulltan Abdylazizin, pastaj e kishin vrarë në mënyrë kriminale. Këta, ngaqë u ishte lëkundur konsiderata dhe kredibiliteti për shkak të krimit që patën organizuar me dredhi ndaj Abdylazizit, të cilin populli e kishte dashur jashtëzakonisht, kërkonin ta rregullonin gjendjen e tyre me një fitore ushtarake të mundshme. Për këtë, duke u besuar ushtrisë dhe flotës së fuqishme të mbetur nga Abdylazizi, deshën të shkaktonin një luftë. Ata e mendonin si të natyrshme që në rastin e një konflikti ushtarak me Rusinë, Anglia do ta ndihmonte **Portën e Lartë**. Dhe për ta shkaktuar konfliktin në fjalë, kishte pretekste të mjaftueshme. Në atë kohë, mes Serbisë që ishte në statusin e një principate nën suzerenitetin e sulltanit, dhe Rusisë, ishte shkaktuar një kontradiktë kufitare. Ata deshën të shkaktonin një konflikt ushtarak me Rusinë pikërisht duke e përdorur këtë pretekst. Prandaj, në bisedime mbajtën qëndrim mospajtues.

Ndërkaq, Rusia nuk guxonte të përballej ushtarakisht me osmanët të cilët kishin ushtrinë dhe flotën më të fortë në botë. Ata kishin frikë se, ashtu si në Luftën e Krimesë të vitit 1853, Anglia do të merrte pjesë në konflikt përkrah osmanëve. Prandaj, për t'i sheshuar kontradiktat në fjalë, Rusia bëri lëshime pas lëshimesh, megjithëse Cari ndodhej nën presionin antiosman të opinionit publik rus. Prandaj, për ta ulur edhe presionin në fjalë, deshi ta zgjidhte tërë kontradiktën shumëdimensionale me një lëvizje e cila, duke qenë një lëshim ndaj osmanëve, të dukej si lëshim i osmanëve ndaj tij! Ai deshi që kasabaja e vogël Nikshik, një tokë e shtetit osman kjo, t'i aneksohej Serbisë që, fundja, ishte, siç u tha, një principatë e varur nga shteti osman. Por Mithat Pasha dhe ndjekësit e tij nuk e pranuan as këtë!

Sulltan Abdylhamiti II sapo kishte hipur në fron. Ai ende s'i kishte marrë plotësisht në dorë frenat e shtetit. Në qeveri sundonte një kuadër

rebel. Për t'ua vërtetuar atyre se, në kundërshtim me ç'pandehnin ata, Anglia nuk do të merrte pjesë përkrah shtetit osman gjatë një konflikti të tillë të rrezikshëm, sulltani organizoi një konsultë diplomatike me ambasadorin anglez **Layart**. Në konsultën e organizuar në audiencën perandorake me pjesëmarrjen e anëtarëve të qeverisë, ambasadori Layart, duke folur në emër të qeverisë së vet, u shpreh në mënyrë krejtësisht të qartë e të prerë se, megjithë kënaqësinë që do të ndjente qeveria angleze nga fitorja e osmanëve në një konflikt eventual ruso-turk, Anglia nuk do ta përkrahte shtetin osman në asnjë formë. Megjithëkëtë, duke shpresuar se do të arrinin një fitore të lehtë, Mithat Pasha dhe përkrahësit e tij, duke mos ia dëgjuar fjalën sulltan Abdylhamitit II, i shpallën luftë Rusisë.

Eshtë një specifikë që përbën një të vërtetë historike: ushtritë rebele dhe kryengritëse nuk mund të bëjnë luftë ashtu siç duhet, sepse u lëkundet rregulli dhe disiplina e brendshme. Kështu ndodhi edhe në këtë luftë e cila u quajt "Lufta e 93-shit" duke u nisur nga fakti se ndodhi në vitin 1293 sipas kalendarit të vjetër. Duke arritur një fitore të lehtë pa hasur ndonjë rezistencë të konsiderueshme e pa humbje, rusët arritën nga përtej Danubit, gjer në zonën e quajtur Jeshilkoj, ish aerodromi civil i Stambollit, pranë aerodromit të sotëm, që, në atë kohë, quhej Shën Stefan. Prandaj, marrëveshja e paqes e diktuar me forcën e armëve nga komandanti rus, Duka i Madh Nikolla, kaloi në histori si "Paqja e Shën Stefanit".

Një shkak tjetër i kësaj disfate ishte edhe fakti që Mithat Pasha dhe përkrahësit e tij patën sjellë në postin e komandantit të ushtrisë një tradhtar të quajtur **Mehmet Ali Pasha**. Gjysh i **Nazim Hikmetit** dhe i **Mehmet Ali Ajbarit**, Mehmet Ali Pasha ishte me origjinë një çifut polak. I njohuri **Mustafa Reshit Pasha** i cili qe bërë shkak për shpalljen e Tanzimatit, e pati sjellë me vete në kthim në Stamboll një çifut polak që e pati përdorur si korrier ambasade gjatë kohës kur pati qenë ambasador në Angli. Ja, pra, faktori i vërtetë i disfatës së luftës ruso-turke të 1877-1878-ës (Lufta e 93-shit), Mehmet Ali Pasha, është i biri i atij çifuti polak!

Përballë kësaj disfate të tmerrshme, sulltan Abdylhamiti II, në fillim, duke e eliminuar kuadrin rebel që u bë shkaktar, i mori frenat e shtetit në dorë, pastaj kërkoi mundësitë për ta përdorur – të paktën në fushën diplomatike - kundër Rusisë Anglinë, kundërshtare të Rusisë. Kështu, duke u dhënë anglezëve ishullin e Qipros si bazë ushtarake me kusht që "të ruhej pa u cënuar e drejta pronësore mbretërore osmane mbi të", siguroi anulimin e dokumentit të *Paqes të Shën Stefanit* dhe, në vend të tij, miratimin e dokumentit të *Traktatit të Berlinit*. Me këtë traktat u kompensuan shu-

mica e humbjeve që pësuan osmanët. Kështu, në sajë të politikës gjeniale të sulltan Abdlhamitit II, u lehtësua, me sa qe e mundur, disfata e **93-shit** e shkaktuar nga kuadri rebel. Sulltan Abdylhamiti II që pati nxjerrë mësimin e duhur nga kjo ngjarje, pasi i përforcoi dhe fortifikoi në perëndim ngushticat e Çatallxhës, Stambollit dhe Çanakalasë dhe, në lindje, kalatë e Azizijes, iu drejtua një politike paqësore dhe mori iniciativa që do të siguronin rimëkëmbjen ekonomike të vendit. Tërë këto masa, rëndësia e të cilave u duk veçanërisht qartë në **Luftën Ballkanike** dhe në **Luftën e Parë Botërore**, janë shembull i tejpamësisë së tij.

*Parimi themelor i politikës së sulltan Abdylhamitit II ishte që, në vend të ndjekjes së një politike ushtarake si të të ndjerit Abdylaziz, politikë e cila kërkonte shpenzime të mëdha dhe kredi të huaja, t'i kundërvinte ndaj njëri-tjetrit dy shtete të zhvilluar e të dalë në pah në Perëndim si rrjedhojë e iniciativave dhe aksioneve industriale dhe, duke e nxitur konfrontimin e interesave mes tyre, ta mbante në këmbë dhe ta çonte më tej ekzistencën e shtetit si mbi urën e siratit*!

Si rezultat i kësaj politike paqësore, duke iu shmangur shpenzimeve të reja ushtarake, u sigurua rënia e borxhit të jashtëm nga 300 milion florinj, në 30 milion. Ka shumë shfaqje të ndryshme të shkëlqyera të përdorimit mjeshtëror nga Abdylhamiti II i gjermanëve kundër qëllimeve politike të anglezëve. Dhënia gjermanëve e koncensionit të **hekurudhës së Medinës** dhe shpëtimi me ndihmën e tyre i **Akabes**, një pozicion strategjik ky, nga duart e anglezëve, është shembulli më tipik i kësaj në histori.

Me mësimin që mori nga disfata e luftës së 93-shit, me qëllim për ta parandaluar përsëritjen e një disfate tjetër si ajo, sulltan Abdylhamiti II e mbylli pa afat më 1878 Kuvendin e Përfaqësuesve[42] që paraqiste një strukturë shumë të paekuilibruar dhe ku vërehej ekzistenca e rrymave politike që mund ta zvarrisnin shtetin në copëtim.

Si rezultat i disfatës dhe fatkeqësisë së luftës së 93-shit për të cilën u bënë shkaktarë Mithat Pasha dhe ndjekësit e tij, shumica e popullsisë muslimane të tokave të humbura në Rumeli kishin ardhur si refugjatë në Stamboll. Duke shpërdoruar gjendjen e rëndë të tyre, **Ali Suavi** mblodhi një masë të papunësh dhe marshoi drejt Pallatit të Qirinjve duke u përpjekur për ta përmbysur sulltan Abdylhamitin dhe për ta rihipur në fron **Muratin V** që ndodhej i burgosur në atë pallat.

Sulltan Murati V ishte përgatitur në mënyrë të posaçme qysh në rininë e tij princërore nga ana e masonit Mithat Pasha dhe ndjekësve të tij. Edhe ai, si mësuesi i tij ideor Mithat Pasha, ishte kokë e këmbë një mason.

42. Në origjinal: *Meclis-i Mebûsân*, parlamenti turk i asaj kohe. (Përkthyesit)

Por, ndërkaq, është krejt e padyshimtë se kishte hyrë në atë organizatë pa ia njohur entitetin e vërtetë! Megjithëkëtë, sajuesit e së keqes mendonin se po të bëhej padishah ai, ata do t'i arrinin më lehtë qëllimet e tyre të mbrapshta!

Kurse Ali Suavi vepronte mbi bazën e zemërimit ndaj sulltan Abdylhamitit II i cili e kishte shkarkuar nga detyra e drejtorit të Liceut Gallatasaraj për shkak të mendimeve të tij politike të shtrembra. Me të vërtetë, Ali Suaviu ishte bërë vegël qorre e politikës angleze e cila prirej ndaj pozicionimit antiosman krahas mbisundimit dalngadalë të qëllimeve politike çifute.

Pasi mbrojtësi i Beshiktashit, **Yedi-sekiz**[43] **Hasan Pasha**, i dha fund jetës së Ali Suaviut duke e goditur me një hu në kokë, u sigurua eliminimi i iniciativës që mori ai për revoltën në fjalë për përmbysjen e Abdylhamitit II.

Si pasojë e gjithë këtyre ngjarjeve, sulltan Abdylhamiti II nuk vonoi ta konceptonte tërë rrezikun e madh që kishte kapërcyer gjer aty dhe që vazhdonte ta kërcënonte. Përveç marrëzirave dhe pabesive të pseudointelektualëve të kohës, kazani i intrigave që zjenin grekët, armenët dhe çifutët, ishte një rrezik i madh mbi të cilin duhej qëndruar me të vërtetë seriozisht. Ishte për këtë arsye që sulltan Abdylhamiti II mbeti i detyruar të ndiqte një politikë të brendshme *të dorës së fortë*, të cilën opozitarët e quajtën **"despotizëm"**[44]!

❀

Për të mund ta siguruar qetësinë e popullit dhe paqen e vendit përkundër organizmit të brendshëm të koklavitur, sulltan Abdylhamiti II ngriti një organizatë informative të përkryer, të asaj grade që mund të konsiderohet model edhe për shtetet e sotme moderne, madje. Të tërheq vëmendjen fakti që, në sajë të zgjuarsisë së lartë që gëzonte, Abdylhamiti pati përdorur në këtë organizatë si informator edhe personin me origjinë armene, **Jorris**, i cili i pati bërë më parë atij vetë atentat me bombë! Fakti që, kur vdiq ambasadori anglez në Madrid, në kasafortat e çelikta të tij u gjetën dokumente mbi marrëdhëniet informative të tij me sulltan Abdylhamitin II, i tmerroi anglezët për fuqinë dhe gjerësinë e atij shërbimi informativ. Edhe fakti që, pasi u rrëzua nga froni, opozitarët e tij të tërbuar i vunë zjarrin Pallatit të Qirinjve, ka lidhje me atë organizatë të fortë të shërbimit infor-

43. Këtë nofkë e shkruam si në origjinal meqë është e papërkthyeshme dhe e pakuptiti në shqip. (Përkthyesit)

44. Në origjinal: istibdad. (Përkthyesit)

mativ. Sepse bodrumet e pallatit ishin të mbushura buzë më buzë me informacione dërguar Abdylhamitit dhe u dogjën për t'i asgjësuar ato, pasi, pa asnjë dyshim, po të dilnin në dritë ato, drejtuesit e organizatës Bashkim e Përparim do të demaskoheshin para njëri-tjetrit, sepse qoftë edhe me një vështrim sipërfaqësor të ngjarjes kuptohet fare lehtë se ishin pikërisht ata që e kishin pasë kallëzuar njëri-tjetrin te Abdylhamiti, prandaj dhe nuk u interesonte zbulimi i atyre dokumenteve.

Dhe pikërisht si pasojë e këtij lloj shërbimi informativ dhe kallëzimi, sulltan Abdylhamiti qe akuzuar padrejtësisht dhe në mënyrë të shëmtuar nga opozitarët dhe kundërshtarët e vet. Janë shkruar e thënë shumë sikur ai pati dërguar shumë vetë në internim duke u mbështetur në kallëzime të rastit e të kota. Por, në lidhje me këtë specifikë, ne po japim këtu vetëm një shembull në mënyrë që e vërteta të mund të rroket denjësisht dhe që të mund të kuptohen zgjuarsia, aftësia intelektuale dhe analitike, dinjiteti dhe ndjeshmëria e sulltan Abdylhamitit II.

Në Pallat kishte ardhur një kallëzim sipas të cilit, një ditë, një nëpunës i lartë, duke kaluar para Pallatit të Qirinjve (ku ndodhej i izoluar sulltan Murati V), kishte thënë:

*"Ah, zotëria ynë, sulltan Murat! Po të të kishim ty në krye, a kështu do të ndodhte?"*

Mbështetur mbi këtë kallëzim, sulltan Abdylhamiti II kishte vendosur ta internonte nëpunësin e lartë në fjalë, në Fizan. Kryeministri **Said Pasha** i cili nuk ishte dakord me këtë vendim, i thotë sulltanit:

*"Imzot, s'e kuptoj se ç'po ndodh! Rreth dy muaj më parë, këtë nëpunës e falët megjithëse iu vërtetua akuza për vjedhje dhe marrje rushfeti, kurse tani e internoni duke u mbështetur në një kallëzim shumë të lehtë e të zakonshëm!"*

Sulltan Abdylhamiti II i dha këtë përgjigje kryeministrit:

*"Jo, pasha! Unë s'po e dërgoj në internim për këtë kallëzim, por pikërisht për atë faj të vjedhjes dhe marrjes së rushfetit për të cilin e ke fjalën! Veç kësaj, atë kallëzim e kam sajuar dhe organizuar unë vetë! Sepse, po qe se do ta dënoja dy muaj më parë për fajet që kishte kryer, nga dënimi i tij do të prekeshin edhe familja dhe të afërmit e tij, të cilët, veç të tjerash, do të mbeteshin të turpëruar para miqve e shokëve! Kurse tani, të afërmit, miqtë dhe shokët do ta shpallin hero që doli kundër sundimit tim! E, ja, këtë formë ndëshkimi të tij parapëlqeva unë!"*

Vetëm kjo ngjarje, madje, na bën dritë neve në vlerësimin e kritikave me e pa vend që s'kanë të mbaruar për periudhën e sulltan Abdylhamitit II!

Një tjetër ngjarje që vlen për ta rrokur butësinë e zemrës së sulltan Abdylhamitit II është kjo:

Megjithëse patën kaluar pesë vjet nga vrasja e sulltan Abdylazizit, populli nuk e pati harruar atë ngjarje tragjike e të shëmtuar. Populli kërkonte të kapeshin e të dënoheshin vrasësit e tij.

Sipas kësaj dëshire dhe kërkese të përgjithshme të opinionit publik, në pallatin Jëlldëz u ngrit një gjykatë speciale. Gjatë gjykimit të çështjes, u vërtetua se **Mithat Pasha, Hysejin Avni Pasha e të tjerë** ishin vrasësit e **sulltan Abdylazizit**. Gjykata i dënoi fajtorët me vdekje. Ndërkaq, dënimi iu dha për apelim një ekipi të zgjedhur prej dyzet vetësh ku merrnin pjesë edhe personalitete si heroi i **Plevnës**, **Gazi Osman Pasha**, dhe **Ahmet Xhevdet Pasha**. Ekipi e miratoi vendimin me një deklaratë unanime.

Pavarësisht nga të gjitha këto, sulltan Abdylhamiti II ua ktheu personave dënimin me vdekje, në internim. Për më tepër, Mithat Pashës i cili e pohoi fajin, i futi në xhep 800 florinj për shpenzime kur po nisej për në internim!

**Kështu, pra, a është e mundur që, përballë kësaj sjelljeje të paimagjinueshme, dikush, kushdoqoftë ai, i cili e njeh me kompetencë fytyrën e brendshme të ngjarjeve, t'i shohë me mirëkuptim dhe t'i falë ata që e përfolin këtë sulltan tejet mëshirues?!**

Një shkak tjetër që është bërë pretekst që sulltan Abdylhamiti II të akuzohet botërisht, është **çështja armene** e cila pati dalë në rend të ditës në periudhën e tij. Mes popujve jomuslimanë që jetonin në atë kohë në vendin tonë, armenët kishin një pozitë të veçantë përsa i përket përvetësimit të zakoneve dhe traditave tona. Për shumë shekuj, ata qenë cilësuar **"nënshtetas besnikë"**[45]. Mirëpo, një ditë prej ditësh, duke e vënë veten në shërbim të të tjerëve, duke u mashtruar nga propaganda e rusëve të cilët donin të arrinin qëllimet e tyre politike, hoqën dorë nga besnikëria. Lëvizjet armene që filluan me nxitjen ruse, tërhoqën, më pas, interesimin e tërë shteteve krishtere perëndimore, të cilat u futën për të marrë pjesë aktive në këtë kontradiktë.

Kur **Napoleon Bonaparti** e sulmoi në fillim të viteve 1800 Egjiptin që ishte një vilajet osman, nga të gjitha anët vrapuan për atje mbrojtës vullnetarë. Njëri prej tyre, Mehmet Aliu nga Kavalla, me origjinë djalë i një fsha-

45. Në origjinal: teb'a-i sâdıka. (Përkthyesit)

tari injorant, i cili, pastaj, arriti në pozitën e pashait në sajë të zgjuarsisë, syçeltësisë dhe shkathtësisë së vet, e futi në dorë Egjiptin në statusin e një principate të trashëgueshme duke u bërë *kediv*. Politikanët perëndimorë që i ndiqnin veprimet e tij, vunë re tek ai prirjen dhe dëshirën për mëvetësi. Prandaj, për ta përçarë shtetin osman, e nxitën, e inkurajuan, madje e ndërsyen dhe e mbështetën edhe ushtarakisht gjersa arritën ta bënin të ngrinte krye kundër pushtetit qendror nga i cili pati qenë i varur për vite me radhë gjer atëherë.

Si përfundim, Mehmet Ali Pasha e sulmoi shtetin osman. Ndërkaq, shteti osman, për shkak të boshllëkut ushtarak të krijuar si pasojë e abrogimit dhe eliminimit, me një mendësi revolucionare-përmbysëse, të shërbimit ushtarak tradicional jeniçer më 1876, nuk mundi ta ndalë sulmin e Mehmet Ali Pashës i cili, më 1832 arriti gjer në qytetin Kutahja të Anadollit Qendror. Atëherë, shteti osman mbeti i detyruar të kërkonte ndihmë nga Rusia e cila, si shpërblim, arriti të marrë privilegjin e bashkadministrimit të Gjirit të Bosforit.

Nxitësit dhe inkurajuesit e Mehmet Ali Pashë Kavallës, të cilët nuk mbetën aspak të kënaqur nga ky zhvillim ushtarako-politik, afro njëzet vjet më pas, duke u rreshtuar përkrah osmanëve, realizuan, së bashku me ta, **Luftën e Krimesë** (1853). Kjo bëri që në Rusi të zgjohej opinioni se shtetet perëndimore nuk do ta pranonin, përsa i përket ekuilibrit politik ndërkombëtar, zotërimin e Gjirit prej tyre, prandaj u detyruan të kërkonin ndonjë mundësi tjetër për të dalë në det të hapur. Ashtu siç i patën nxitur dhe inkurajuar elementët krishterë të Ballkanit për të ngritur krye kundër shtetit osman, ashtu i nxitën dhe inkurajuan edhe armenët, këtë popullsi krishtere në lindje të shtetit me idenë e mëvetësisë, shkëputjes nga shteti osman dhe formimit të një shteti armen. Qëllimi i rusëve ishte që, pas formimit të shtetit të pavarur armen, ta bashkonin atë me Rusinë dhe, nga skela Iskenderun të dilnin në Detin Mesdhe. Ja, pra, ishte kjo ide e rusëve shkaku i vërtetë i revoltës armene!

Gjeniu sulltan Abdylhamiti II nuk vonoi ta kuptonte se, për këtë qëllim, rusët do t'i armatosnin armenët dhe se gjer në ç'pikë do të arrinte kjo punë. Dhe menjëherë mori një masë parandaluese duke i shpërndarë me detyrim armenët nga zonat ku banonin në mënyrë të përqëndruar, për në zona të tjera. Por kjo masë parandaluese kaq e thjeshtë dhe e pafajshme veçanërisht po të mbahet parasysh justifikimi i saj politik, u shndërrua, duke u ushqyer edhe me mbështetjen e çifutëve, në një propagandë ndërkombëtare kundër sulltan Abdylhamitit II. Kështu, siç u kuptua kur erdhi çasti i aksidentit, në një **karrocë me pupé** të prodhuar për të në Vjenë, ishte vendosur një **bombë me sahat** me veprim të gjatë. Bomba plasi një ditë

xhumaje në daljen nga xhamia kur sulltani s'pati hipur ende në të sepse, rastësisht dhe ndryshe nga zakoni, sulltani u vonua për shkak të një bisede pesë-gjashtë minutash në këmbë me shehulislamin. Karroca ndodhej para xhamisë së pallatit Jëlldëz. U vranë ose u plagosën disa ushtarakë dhe civilë. Në ato çaste kur të gjithë i kishte përfshirë shqetësimi dhe paniku, sulltan Abdylhamiti II, duke e ruajtur qetësinë, bërtiti:

"Mos kini frikë, mos kini frikë!"

Dhe, pasi hipi dhe u ul në vendin e karrocierit, mes duartrokitjeve të përfaqësuesve diplomatikë të huaj, u ra me kërbaç kuajve dhe u kthye në pallat.

Në lidhje me këtë ngjarje, të bie në sy, për fat të keq, indiferentizmi dhe injoranca e pseudointelektualëve të asaj kohe, të cilët e patën duartrokitur atë atentat që ishte vepër e armenit belgjian Jorris! Për më tepër, Tevfik Fikret që mbahej si poeti më i shquar i kohës, në poezinë e tij me titull **"Një çast vonesë"** mbi këtë ngjarje, e cilëson atentatorin si **"gjuetar i famshëm"** dhe u këndon ndjenjave të veta të dëshpërimit për shkak të dështimit të atentatit! Megjithëkëtë, historia nuk shënon qoftë edhe reagimin më të vogël të sulltan Abdylhamitit II ndaj tij!

Një ndër problemet shqetësuese të periudhës së sulltan Abdylhamitit II ka qenë edhe **çështja çifute** që pati filluar të lëshonte filiza në atë kohë. Në qytetin Bazel të Svicrës, **Teodor Hertzeli** mblodhi kongresin e parë sionist. Ai mori iniciativën e ribashkimit të çifutëve të botës në Palestinë, ide të cilën e pati zhvilluar gjerësisht në veprën e vet "Shteti Izraelit". Për këtë qëllim, ai siguroi mbështetjen e familjes çifute Rotshild, familjes më të pasur të botës në atë kohë. Ai erdhi në Turqi dy herë në emër të Rotshildit dhe ia paraqiti, gjithashtu në emër të tij, sulltan Abdylhamitit II propozimin për t'i paguar të gjitha borxhet e shtetit osman si shpërblim të lejimit të çifutëve për t'u vendosur në Palestinë.

Por për shkak të përplasjes me vullnetin e çeliktë të sulltan Abdylhamitit II dhe të hedhjes poshtë të propozimit në fjalë, çifutët nisën një fushatë të gjerë botërore diskreditimi kundër atij sundimtari të madh!

Eshtë për shkak të kësaj fushate që sundimtarit të madh Abdylhamiti II iu ngjit pa bazë e pa të drejtë llakapi **sulltani i kuq**, i cili mori përhapje të madhe e të përbotshme. Ndërkaq, është për të ardhur keq që kjo shpifje e shpikur nga çifutët dhe e dhuruar prej tyre armenëve, gjeti dhe gjen përhapje dje e sot jo më shumë mes të huajve, sesa mes brezave turq, për fatin e tyre të keq! Kurse gjatë gjithë sundimit të tij tridhjetetrevjeçar, sulltan Abdylhamiti nuk bëri askënd t'i gjakosej hunda; me përjashtim të një

krimineli që kishte vrarë prindërit, nuk pati miratuar asnjë nga dënimet e shumta me vdekje të dhëna nga gjykatat. Ai ishte një personalitet i virtytshëm i cili e pati falur një aga të haremit që i pati bërë atentat, madje e pati falur edhe armenin Jorris!

❁

Pasi e panë se dëshira e tyre për t'u shpërngulur dhe vendosur në Palestinë, e dukur në vështrim të parë si tejet e pafajshme, ishte e dënuar të hidhej poshtë absolutisht nga sulltan Abdylhamiti II, çifutët menduan se pa e eliminuar atë personalitet të bekuar, nuk do t'ia arrinin dot qëllimit të tyre. Është si pasojë e kësaj që, ata, duke ngritur shoqatën **Bashkim e Përparim** (Ittihad ve Terakki), e cila e demonstroi veten në fillim në Stamboll, pastaj në Selanik që ishte mjedis çifut, i mbytën një pjesë bijsh fatkeqë të vatanit në një mjegull të dendur propagandistike. Dhe kjo shkoi gjer atje sa efekti i shpifjeve të padrejta e të pambështetje u shtri gjer te shumë njerëz me qëllim të mirë! Për fat të keq, edhe shumë njerëz me qëllim të mirë, madje, ranë në moskuptimin dhe vetëmashtrimin e asaj dite!

Sulltan Abdylhamiti që e shihte rrezikun, jo vetëm që e ndaloi blerjen e tokave palestineze nga çifutët, por për t'i penguar ata t'ia arrijnë qëllimit me rrugën e transaksioneve fiktive[46], filloi t'i blejë me paratë personale trojet e atyre që dëshironin t'i shisnin, e t'i kthejë në **"prona mbretërore"**[47]. Kështu u formua "Çifliku Mbretëror Palestinez"[48]. Përveç gjithë këtyre masave, sulltan Abdylhamiti ia hyri edhe shtimit të popullsisë muslimane të atjeshme.

Në atë mes, çetat e formuara me nxitjen e rusëve, e kishin shndërruar Ballkanin në kazan shtrigash. Një sërë oficerësh të reparteve që luftonin kundër tyre, ishin mashtruar nga organizata Bashkim e Përparim dhe çifutët që fshiheshin pas saj. Ata ngritën krye dhe e detyruan sulltan Abdylhamitin II të shpallte **Kushtetutën II**[49] ose, e shprehur ndryshe, Rendin II Konstitucional.

Sulltan Abdylhamiti II kishte kohë që mendonte të përgatiste një kushtetutë[50] të re dhe ta vinte në zbatim. Por nuk kishte gjetur dot rast për shkak të situatës mjaft të turbullt dhe me përgatitje për kryengritje. Prandaj u detyrua ta vinte në zbatim **kushtetutën e mëparshme**.

46. Në origjinal: muvâzaa. (Përkthyesit)
47. Në origjinal: emlâk-i şâhâne. (Përkthyesit)
48. Në origjinal: Filistin Çiflikât-ı Şâhânesi. (Përkthyesit)
49. Në origjinal: **II. Meşrûtiyet**. (Përkthyesit)
50. Në origjinal: **kânûn-i esâsî**. (Përkthyesit)

Kuvendi i Përfaqësuesve[51] u mblodh më 17 dhjetor 1908. Ishin zgjedhur përfaqësues (deputetë) dhe kishin hyrë në Kuvend edhe armiqtë më të tërbuar të osmanëve! Madje, sa e hidhur që, në Kuvend, ndikimi i pakicës ishte më i fuqishëm se ndikimi i shumicës muslimane.

Brenda një kohe të shkurtër, pushteti i organizatës Bashkim e Përparim fitoi përgjithësisht urrejtjen e popullit. Ajo i shtypte me forcë kritikat me të cilat përballohej dhe opozitarët apo kundërshtarët, qofshin edhe gazetarë apo mendimtarë, i eliminonte me anë atentateve. Kur kjo gjendje e çoi në kulm urrejtjen e shkaktuar, drejtuesit e organizatës Bashkim e Përparim prunë nga Rumelia batalionet e gjuajtësve që i pandehnin për besnikë, dhe i vendosën në garnizonin Tashkëshlla me qëllim për ta mbrojtur pushtetin e tyre. Por, brenda një kohe të shkurtër, oficerët që ndodheshin në krye të trupave, nëpërmjet dëfrimeve të Bejogllusë, u zvarritën në vorbullën e politikës dhe i prenë lidhjet me trupat. Ushtarët e batalioneve të gjuajtësve, të mbetur të lirë, pa udhëheqje ushtarake, gjetën mundësinë të hyjnë në kontakt dhe të krijojnë lidhje me popullsinë e thjeshtë. Dhe atëherë i mësuan dhunën dhe tradhtitë e mallkuara të organizuara nga organizata Bashkim e Përparim. Atëherë ngritën krye kundër kuadrit Bashkim e Përparim që ishin ngarkuar të ruanin dhe në Stamboll sundoi një terror prej disa ditësh. Disa deputetë të organizatës Bashkim e Përparim u ekzekutuan mu në mes të rrugës. Ja, kjo është ndodhia e quajtur **Ngjarja e 31 Marsit**!

Duke e parë pushtetin e vet në rrezik për shkak të kësaj revolte, e frikësuar, Organizata Bashkim e Përparim e evokuan menjëherë nga Rumelia për në Stamboll një forcë ushtarake prej pesëmbëdhjetë mijë vetësh të cilësuar "Forcë Ushtarake e Ndërhyrjes së Shpejtë".

❁

Përballë këtij grupi rrugaçësh, sulltan Abdylhamiti II, për fat të keq, mbeti pasiv për shkak të mëshirës së tepruar të tij. Kurse përreth Pallatit kishte tridhjetë mijë ushtarë të përgatitur dhe edukuar mirë. Por sulltani i madh nuk pranoi të derdhej gjak për kurorën dhe fronin e tij. Si përfundim, u shkarkua nga posti dhe u zbrit nga froni nga ana e qeverisë së organizatës Bashkim e Përparim që fshihej pas shpinës së Forcave Ushtarake të Ndërhyrjes së Shpejtë.

Ndërkaq, vendimi juridiko-fetar (fetva) i sajuar formalisht ishte krejtësisht i padrejtë dhe i pabazuar. E meta që arriti t'i gjendej sulltanit ishte **"mbledhja dhe djegia e librave fetare të çmuara"**[52].

51. Në origjinal: **Meclis-i Meb'ûsân**. Emërtimi i parë i parlamentit turk. (Përkthyesit)

52. Origjinali i akuzës së vetme me karakter juridiko-fetar që arriti të ngrihej kundër

*E vërteta e kësaj shpifjeje është kështu:*

Në atë kohë, shtypja dhe botimi i teksteve të Kur'anit nga persona privatë ishte e ndaluar. Kur'anin e shtypte shteti dhe po shteti e shpërndante falas. Po qe se, përkundër këtij ligji ndalimi të vënë me mendimin se personat privatë nuk do të tregonin kujdesin e duhur në shtypjen dhe botimin e Kur'anit, ndodhnin shtypje të Kur'anit, tekstet e shtypura në kundërvajtje me ligjin mblidheshin, digjeshin dhe hirërat mblidheshin e hidheshin me kujdes në një copë toke ku të mos mund të shkeleshin.

Nga ana tjetër, vendimi juridiko-fetar i shkarkimit dhe shfronëzimit të sulltanit nuk pati dalë nga nomenklatura zyrtare së cilës i përkiste. Autoriteti i vendimit juridiko-fetar (fetva), **Haxhi Nuri Efendiu** i thirrur në parlament për këtë qëllim dhe i vënë nën presion, pasi deklaroi se nuk ekzistonte ndonjë shkak juridik i mjaftueshëm për shkarkimin dhe shfronëzimin e sulltanit, tha kështu:

***"Shkarkimi dhe shfronëzimi i tij është ogurzi! Kështu ndodhi edhe pas shfronëzimit të sulltan Abdylazizit. U humb tërë ajo Rumeli. Miliona refugjatë erdhën nga Rumelia në Stamboll. Medresetë dhe xhamitë u mbushën buzë për buzë me ta. Në atë kohë unë isha nxënës medreseje. M'u bënë plagë supet duke bartur fëmijët jetimë. Meqë dëshironi me çdo kusht shkarkimin dhe shfronëzimin e sulltanit, paraqitjani kërkesën atij vetë; ai vetë le ta shkarkojë dhe shfronëzojë vetveten!"***

**Talat Pasha** që ishte dëshmitar në këtë polemikë, kur e kuptoi se po i ikte filli dore, u bëri presion deputetëve dijetarë fetarë që ta jepnin ata fetvanë që kërkohej. Si rezultat i këtij presioni, doli vendimi i njohur juridiko-fetar i shkarkimit dhe shfronësimit të sulltan Abdulhamitit II.

Eshtë për të ardhur keq që në delegacionin prej katër vetësh të zgjedhur nga parlamenti për t'ia paraqitur situatën sulltan Abdylhamitit II, ishte futur, me këmbënguljen e vet të fortë, edhe deputeti i Selanikut, **çifuti Emanuel Karassou Efendi**. Kur sulltani i madh e pa në delegacion edhe çifutin, u kthye nga të tjerët dhe u tha:

*"Ju jeni muslimanë! Eshtë e drejta juaj të dëshironi të më shihni apo jo mua si kalifin tuaj! Por ky çifut ç'punë ka mes jush?"*

Deputetët muslimanë i përkulën kryet nga turpi dhe dobësia. Atëherë, sulltani, duke menduar se të gjitha këto që po ndodhnin ishin domosdo-

sulltan Abdylhamitit II meqë ishte kalif, sepse akuzë tjetër civile apo shtetërore nuk u arrit t'i sajohej, ishte: **"Kütüb-i mu'tebere-i dîniyyeyi cem' u ihrâk"**. (Përkthyesit)

shmëri e vendimit hyjnor, këndoi ajetin kur'anor:

ذٰلِكَ تَقْدِيرُ الْعَزِيزِ الْعَلِيمِ

**"Ky është vendimi i Allahut të shenjtë e të ditur…"** (Jasin, 38)

❀

Menjëherë pas shfronësimit, sulltan Abdylhamiti II u dërgua enkas në Selanik që ishte një mjedis dhe qendër çifutësh, dhe u burgos në pallatin e **Alatini Biraderleri**-ut i cili ishte një familje çifute e pasur. Aty sulltani u mbajt nën dhunë dhe shtypje që nuk i bëhen as një njeriu të thjeshtë. Të gjithë pjesëtarët e familjes së sulltanit, përfshi edhe fëmijët, u lanë për ditë të tëra pa bukë. Sulltanit iu shtetëzuan pronat private dhe iu konfiskua tërësisht kapitali i luajtshëm. Pas arritjes në Stamboll të Forcave Ushtarake të Ndërhyrjes së Shpejtë, oficerët e pasuruar duke e grabitur krejtësisht Pallatin Jëlldëz pas shfronësimit të sulltanit, pas internimit të tij vunë kapital të madh me anë të grabitjeve të mëtejshme që u konsideruan "dhuratë për ushtrinë"!

Tablloja e dalë në shesh dhjetë vjet më vonë pas shqyrtimit të çështjes sipas porosisë së të ndjerit **sulltan Vahiduddinit**, të bën të të skuqet fytyra:

*Lista e vjedhësve dhe grabitësve përbënte një shumicë të madhe personash duke filluar me komandantin e Forcave Ushtarake të Ndërhyrjes së Shpejtë, Mahmud Shevket Pasha, dhe duke mbaruar me oficerin me gradën më të ulët, por në atë kohë të trazuar, për fat të keq, nuk qe bërë e mundur të kërkohej llogari për këtë!*

Edhe poeti **Tevfik Fikret**, madje, që ishte një kundërshtar i fortë i Abdylhamitit, me gjithë cilësitë negative që kishte, duhet ta kishte ndjerë ndërgjegjen të shqetësuar përballë grabitjeve, padrejtësive, dhunës dhe veprimeve ekstreme për interesa materiale të ngushta të organizatës Bashkim e Përparim, anëtar i së cilës ishte, që pati mbetur i detyruar ta shkruante këtë vjershë, me të cilën sikur deshte të thoshte "ç'shpresuam e ç'gjetëm":

*Kjo sofër e vogël, zotërinj, është jeta e këtij populli*
*Që dridhet para jush duke pritur një kafshatë kësi;*
*E këtij populli të vuajtur e këtij populli në agoni!*
*Por ju hani, gëlltitni, pini, mos u druani kurrsesi …*

*Hani, zotërinj, hani; ky han me dy porta është juaji;*
*Hani gjersa të ngopeni, të ngjisheni mirë, të pëlcisni…*

*Zotërinj! Jeni të uritur mjaft, në fytyrë dukeni;*
*Hani, se, po s'hëngrët sot, a mbetet për nesër? Kush e di?*
*Ky kuvend të mirash, krenar për ju, shihni!*
*Eshtë e drejta e fitores suaj, e drejtë nji për nji!*

*Hani, zotërinj, hani; ky han me dy porta është juaji;*
*Hani gjersa të ngopeni, të ngjisheni mirë, të pëlcisni…*

*Ç'ka në shesh, quaje të këtyre bejlerëve nazemëdhenj:*
*Lidhje, farefis, nder, madhështi, dasmë, konak, saraj;*
*Të gjitha tuajat zotërinj: konak, saraj, nuse, krushqinj…*
*Të gjitha tuajat, të gjitha tuajat, gati, kollaj, kollaj…*

*Hani, zotërinj, hani; ky han me dy porta është juaji;*
*Hani gjersa të ngopeni, të ngjisheni mirë, të pëlcisni…*

…

*Barqet sot, të shëndoshë, çorbat, të nxehta flakë;*
*Gëlltitni, ngjishuni, lugë pas luge, çanak, çanak…*
*Hani, zotërinj, hani; ky han me dy porta është juaji;*
*Hani gjersa të ngopeni, të ngjisheni mirë, të pëlcisni…*

Kjo poezi është një tabllo mësimdhënëse e parashtruar nga një njeri i brendshëm i organizatës Bashkim e Përparim, i cili tregon se në ç'mënyrë rrëqethëse e grabitën kuadrot e kësaj organizate popullin dhe vendin!

❁

Drejtuesit e organizatës Bashkim e Përparim që e grabitën vendin në këtë mënyrë, pasi zunë vend mirë në poste e pozita pas eliminimit të sulltan Abdylhamitit, filluan ta qeverisin vendin si injorantë të vërtetë, ndërkohë që **sulltan Reshadi** sjelljebutë s'ishte gjë tjetër veçse një kukull në duart e tyre!

Fatkeqësitë filluan ta ndjekin njëra-tjetrën. Më 1911, italianët sulmuan Libinë, një tokë e vjetër osmane. Kryeministri tradhtar i organizatës Bashkim e Përparim, **Ibrahim Haki Pasha** e kishte shndërruar atë vend pothuajse në gjendje të gatshme për t'u pushtuar. Ushtrinë e atjeshme e kishte evakuar në Jemen, kurse valiun dhe komandantin ushtarak i kishte thirrur, me një farë preteksti, në Stamboll. Vetë ai ishte ngjitur në postin e kryeministrit nga ambasador në Itali, prandaj duhet t'i dinte më mirë nga

të gjithë qëllimet e italianëve! Përveç të gjitha këtyre, kur i erdhi ultimatumi i qeverisë italiane mbi zbarkimin në Libi, ai ishte duke luajtur brixh me këshilltarin ushtarak në ushtrinë osmane, personin me origjinë italiane, të quajtur **Robilan**. Kur deshin t'ia jepnin në dorë ultimatumin, u tha *ta linin aty mënjanë sa ta mbaronin lojën*, dhe e hapi vetëm disa orë më vonë duke treguar një indiferentizëm dhe tradhti të padëgjuar!

Indiferentizmi dhe injoranca e drejtuesve të organizatës Bashkim e Përparim në pushtet nuk mbarojnë me kaq. Ndërsa në Libi vazhdonte qëndresa lokale, doli **Lufta e Ballkanit**!

Ushtria s'kishte bërë asnjë shërbim informimi e përgatitjeje serioze. Përballë përparimit me shpejtësi të armikut, qeveria e organizatës Bashkim e Përparim që po e shihte Selanikun në rrezik, ndërmori iniciativën për ta evakuar sulltan Abdylhamitin në Stamboll. Kur sulltan Abdylhamiti pyeti se për ç'shkak deshin ta evakuonin, i treguan për rrezikun ushtarak ku ndodheshin dhe afrimin e armikut në Selanik. Ngaqë kishte vite që i ishte prerë çdo lidhje me botën e jashtme, sulltan Abdylhamiti II nuk kishte asnjë dijeni për çfarë kishte ndodhur dhe po ndodhte. Kur e mësoi gjendjen, u tmerrua dhe bërtiti me dëshpërim:

**"Siç duket, ju e zgjidhët çështjen e kishave!"**

Pastaj, i tha kështu me zemërim **Rasim Beut** që ia dha lajmin:

*"Rasim Bej, Rasim Bej! Selanik do të thotë çelës i Stambollit! Ku është ushtria jonë, ku janë ushtarët tanë? Si t'i braktisim këto toka të lara me gjakun e etërve tanë? Po t'i lëmë këto vende e të ikim, a s'na pështyjnë historia dhe të parët në fytyrë? Shkëlqesia juaj, byrazeri im, e pranuat zbrazjen e këtushme? Si mund të ndodhë kjo? Jo, unë s'jam dakord! Mos shihni se jam shtatëdhjetë vjeç! Më jepni një pushkë se do ta mbroj Selanikun së bashku me bijtë e mi ushtarë gjer në frymën e fundit!"*

Por kur ia transmetuan të falat dhe lutjen e sulltan Reshadit, duke mbetur i detyruar t'i bindej vullnetit të sulltanit me përgjegjësinë e të qenit anëtar i dinastisë osmane dhe duke u kthyer për në Stamboll, ishte shumë i prekur.

Ishte e vërtetë. Shkaku që popujt e Ballkanit kishin ngritur një aleancë mes tyre, ishte zgjidhja e çështjes së kishave.

*Për ta kuptuar dhe vlerësuar siç duhet injorancën dhe tradhtinë e administratës së organizatës Bashkim e Përparim në pushtet, është e domosdoshme të bëhet një shpjegim i shkurtër i çështjes së kishave.*

Pas fatkeqësisë së Luftës së 93-shit, Bullgaria ishte sjellë në statusin e një principate të pavarur në punët e brendshme dhe të lidhur vetëm nga jashtë me "një fije peri pambuku" me pushtetin qendror osman. Ishte e qartë se edhe Bullgaria, ashtu si Greqia, do ta shpallte pavarësinë që në rastin më të parë. Për ta eliminuar atë mundësi, **sulltan Abdylhamiti** kishte marrë këtë masë me politikën e tij gjeniale:

*Si grekët, ashtu dhe bullgarët i përkisnin doktrinës dhe kishës ortodokse. Por bullgarët, jo vetëm që s'kishin përgatitur klerikë prej shekujsh, por s'kishin as kishën e tyre. Sulltan Abdylhamiti mendoi t'i ndante fetarisht bullgarët nga grekët. Për këtë, në zonën Ballata të Stambollit, përballë patrikanës ortodokse greke, ngriti kryesinë e kishës bullgare të drejtuar nga një eksark, si ekuivalente të kishës greke dhe me të njëjtin status juridik që gëzonte ajo. Ndërtesën e porositi si parafabrikat në Berlin ku u prodhua në fshehtësi të plotë dhe me të njëjtën fshehtësi u suall në Stamboll ku u montua brenda një nate. Kur priftërinjtë grekë hapën sytë të nesërmen në mëngjes dhe panë përballë ndërtesën e një patrikane rivale, me tabelën të varur në frontal, i zuri tmerri!* (Kjo ndërtesë që është ende në vendin e saj, është ndërtesa e parë parafabrikate në Turqi.)

Në këtë mënyrë u ngrit kisha bullgare me manevrën politike të sulltan Abdylhamitit. **Pasi doli në shesh se kjo ishte një nevojë, mes grekëve dhe bullgarëve që banonin në zona të përbashkëta, nisi grindja.** Duke bërë përpjekje për t'i lidhur kishat që zhvillonin rite nën drejtimin e priftërinjve grekë, me eksarkun bullgar, duke i mbajtur të preokupuar, në këtë mënyrë, për vite me radhë, si bullgarët ashtu dhe grekët, si dhe duke i marrë me të mirë herë pas here të dy palët, sulltan Abdylhamiti pati siguruar tensionin midis këtyre dy popullsive që ishin gati të ziheshin si macja me qenin me njëri-tjetrin!

Kur krerët indiferentë e injorantë të organizatës Bashkim e Përparim erdhën në krye të punëve, nxorën të ashtuquajturin **"ligjin e kishave"**. Për ndarjen e kishave në vendet ku grekët dhe bullgarët jetonin së bashku, morën për bazë shumicën e popullsisë dhe bënë një regjistrim popullsie. Duke ia dhënë me forcat e shtetit kishën anës që ishte në shumicë dhe duke i ndërtuar me paratë e shtetit pakicës një kishë tjetër, e eliminuan kontradiktën mes tyre.

Duke marrë fund, kështu, grindja midis kishash, bullgarët me grekët jo vetëm u bënë miq brenda pak vjetësh, por, duke marrë me vete edhe armikun tonë të përjetshëm, serbët, filluan luftën ballkanike. Ja, ky është thelbi i çështjes që kishte parasysh sulltan Abdylhamiti kur bërtiti **"siç duket, ju e paskeni zgjidhur çështjen e kishave"**!

Injoranca dhe tradhtia e qeverive të dala nga organizata Bashkim e Përparim nuk mbarohet me të treguar.

Krerët e organizatës Bashkim e Përparim që nuk e kishin kuptuar dot esencën e politikës së sulltan Abdylhamitit për nxitjen e gjermanëve kundër politikës angleze që kishte hyrë nën dirigjimin çifut, treguan kokëtrashësinë e hyrjes në Luftën e Parë Botërore përkrah gjermanëve menjëherë pas Luftës Ballkanike. Dhe me anë të një fakti të kryer të një çifuti!..

Ndërsa nuk ishin lidhur ende plagët e tragjedisë së Luftës Ballkanike, hyrja e shtetit osman në luftë pa u përgatitur vetëm e vetëm për t'ua lehtësuar ngarkesën gjermanëve, është bërë faktori më i frikshëm i shembjes.

Në kushtet kur nisi të bëhet i qartë fundi i luftës, krerët e organizatës Bashkim e Përparim, **Enver Pasha** dhe **Telat Pasha** që e kishin kuptuar, më në fund, se ç'gabim të rëndë kishin bërë duke e përmbysur sulltan Abdylhamitin II, i bënë vizitë sulltanit të përmbysur në pallatin Bejlerbej ku banonte, dhe i kërkuan mendimin.

*Sulltani i madh kërkoi t'i sillnin një atllas gjeografik, ku u tregoi atyre kolonitë e Anglisë dhe ua llogariti popullsinë. Pastaj i pyeti se ku i kishin kolonitë gjermanët. Natyrisht, doli në shesh se gjermanët s'kishin koloni! Me një ton ku mbizotëronte hidhërimi dhe dëshpërimi, sulltani u tha:*

**"As këtë llogari s'e bëtë dot? A hyhej në luftë në krah të gjermanëve dhe kundër Anglisë? Unë i përdora gjermanët për t'i ekuilibruar qëllimet e anglezëve. Dhe nuk mendova gjë tjetër përtej kësaj. Kurse ju ma pyesni mendimin tani! Kjo duhej bërë shumë më parë, se, tani, është shumë vonë!.."**

Ndërsa largoheshin që të dy me sy të përlotur, thoshin:

*"Nuk ia ditëm vlerën një sulltani si ky! Në ç'gabim të rëndë që ramë!"*

Me të vërtetë, sa e sa vetë që vrapuan në atë periudhë nga gabimi në gabim, më pas, me pretekste të ndryshme, i kuptuan gabimet e veta dhe, mes një pendese të pashpresë, pothuaj u detyruan të thoshin kështu:

*Sa keq, u dogjëm në këtë lojë përsëri ne;*
*Se dëmi është sheshit; s'e di, ç'fituam?!*

❀

Gjatë luftës së Çanakalasë, me frikën se mos flota armike do ta kalonte Marmaranë, u vendos si masë paraprake që sulltani dhe qeveria të

evakuoheshin në qytetin Eskishehir. Kur e mori vesh vendimin, sulltan Abdylhamiti II, duke e hedhur poshtë me një guxim dhe vendosmëri të madhe, tha:

**"Unë jam nipi i sulltan Mehmet Ngadhnjimtarit! Unë kurrë nuk mbetem pas perandorit të Bizantit, Kostantinit! Kur gjyshi im, Ngadhnjyesi, po e merrte Stambollin, Kostantini pati vdekur në fushën e luftës duke luftuar në krye të ushtarëve të vet! Vëllai im le të shkojë ku të dojë! Vetëm duhet ditur se, po qe se ai dhe qeveria largohen nga Stambolli, nuk kthehen dot më këtu! Sa për mua, unë s'e luaj këmbën nga pallati Bejlerbej!"**

Me të vërtetë, përballë vendosmërisë së tij, sulltani dhe qeveria qëndruan në Stamboll. Kështu, atë ditë u parandalua shembja e shtetit!

*Pas një jete jashtëzakonisht intensive, të lodhshme e plot vuajtje, sulltan Abdylhamiti II u bashkua me Mëshiruesin më 10 shkurt 1918 në moshën shtatëdhjetë e shtatë vjeçare. Pastë shkuar në xhennet!*

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

❁

Kur vdiq burri i madh i shtetit, sulltan Abdylhamiti II, i gjithë populli i vuajtur e i mjerë ra në zi, i gjithë populli i Stambollit, me një grumbullim dhe dendësi apokaliptike, e përcolli për në udhëtimin e përjetësisë duke e varrosur në tyrben e tij dhe, në ato çaste, disa e vajtuan duke thënë:

**"Ku po na lë ne e ku po shkon, o udhëheqës i madh?"**

Edhe ata që patën treguar ndaj tij opozitën më të shëmtuar e më të ashpër, madje, duke u zgjuar me anë të paralajmërimit të fatkeqësive dhe tragjedive të shumta të ndodhura me kohë pas tij, kanë kënduar ndjenjat e tyre të pendimit që ua kanë përcëlluar zemrat.

Kjo poezi e njërit prej tyre, e **filozofit Riza Tevfik**, me titull **"Ndihmë, o shpirt i Abdylhamitit të Dytë"** e përhapur vesh më vesh, është shumë e njohur:

***Ku je, i madhi Abdylhamit sulltan,***
***A të mbërrin në seli vajtimi im?***

**...**

***Historia emrin kur të ta përmendë,***

*O sulltan i madh, do të të japë të drejtë!*
*Shpifësit ndaj teje ishim ne vetë,*
*O politikan i shekullit, sulltani im!*

*Padishahut dhe mizor dhe i marrë i thamë,*
*Kryengritjes duhet t'i rrijë gatitu – thamë,*
*Çdo fjale të djallit, "ashtu është" – i thamë,*
*U përpoqëm që intriga të kish fitim!*

*I marrë, jo ti, por ne paskemi qenë,*
*Në një pé të kalbur ëndrra paskemi vënë,*
*Jo veç të marrë, të paturp paskemi qenë;*
*Pështymë në altarin e etërve tanë!..*

Edhe **Sulejman Nazifi**, një nga të penduarit, përballë ngjarjeve pa rrugëdalje të ndodhura pas Abdylhamitit II, shkon ta vizitojë tyrben e udhëheqësit të madh dhe e shpreh kështu pendimin e vet:

*U bënë kaq kohë që s'kemi ardhur për të të kujtuar ne;*
*Ja, tek erdhëm ndihmë për të kërkuar prej teje ne;*
*Na mori malli për despotizmin e dikurshëm ne!..*

❀

Viktima e parë e Palestinës është sulltan Abdylhamiti II, sepse shfronësimi i tij u realizua për shkak të këmbënguljes së çifutit Teodor Hertzel në çështjen palestineze.

**Me vdekjen e tij, e gjithë bota islame pothuaj pati mbetur jetim**. Sepse qe ai që e pati mbajtur në këmbë kalifatin në kuptimin e vërtetë të fjalës. Pas tij, për shkak të problemeve ushtarake, u bë e pamundur të tregohej edhe një herë tjetër po ajo zgjuarsi dhe aftësi analitike.

Në vitin 1900, kur në Kinë, së bashku me vrasjen kriminale të ambasadorit gjerman **Kettler** nga një grup nacionalistësh, filloi një lëvizje e madhe antiperëndimore, sulltan Abdylhamiti II, duke përdorur si pretekst ndihmën që i kërkoi perandori gjerman Wilhelm në lidhje me këtë ngjarje që u quajt "Kryengritja e Bokserëve", dërgoi në Kinë një "delegacion këshillimor" dhe ngriti në **Pekin** një institucion mësimor fetar me titull **"Universiteti Hamidije"** që zhvilloi aty veprimtari për një kohë të gjatë.

Duke dërguar në Japoni një ekip dijetarësh, dërgesë e cila në historinë osmane njihet si **"Tragjedia Ertugrul"**, Abdylhamiti pati ecur në rrugën e përhapjes së Islamit gjer në ato vende dhe shndërrimit të ndikimit të kalifatit në ndikim mbarëbotëror. Për ta kuptuar forcën dhe karakterin gjithëpërfshirës të politikës islamiste të sulltan Abdylhamitit II, mjafton të kujtoj-

më se linjën hekurudhore që e pati shtruar gjer në Medinën e Ndritshme, ai e pati realizuar pa nxjerrë asnjë grosh nga qeseja e shtetit, por vetëm me ndihmën e muslimanëve të të gjithë botës!

Sulltan Abdylhamiti II ishte një person tejet largpamës. Duke përfituar nga dhuna e ushtruar në Amerikë mbi zezakët e përbuzur, pati dërguar atje njerëz të ngarkuar me detyrën për t'i tërhequr zezakët në Islam dhe është një e vërtetë se është pikërisht Abdylhamiti faktori bazë i ekzistencës së sotme të muslimanëve zezakë në Amerikë!

Sulltan Abdylhamiti II i cili e vëzhgonte botën me anë të fotografive prej aty ku rrinte ulur, për çka dhe prej tij kanë mbetur më shumë se tre mijë albume, i ndiqte një për një të gjitha zhvillimet që ndodhnin në botë. Për shembull, më 1904, kur plasi lufta ruso-japoneze, ndërsa asnjë rob i Zotit s'i jepte mundësi fitores së japonezëve, ai i pati thënë kryeministrit, tek vëzhgonin së bashku kalimin nëpër Gji të anijeve ruse që shkonin për në Lindjen e Largme, se ato anije s'kishin për t'u kthyer më! Madje, e pati ndjekur ditë për ditë zhvillimin e kësaj lufte me anë të të famshmit **Pertev Pasha** dhe nuk pati munguar të mblidhte produktet fitimprurëse për shtetin e vet, të mundjes së rusëve nga japonezët.

Si fjalë të fundit, le ta theksojmë këtë specifikë që shkrime të tilla në formë artikujsh nuk i nxënë dot sulltan Abdylhamitin II, personalitetin e tij të bekuar, imtësitë e politikës së tij dhe problemet e brendshme e të jashtme të asaj kohe. Dhe, nëse pavarësisht nga përpjekjet e tij mbinjerëzore për t'i eliminuar fatkeqësitë që i binin në krye pothuaj tërë popullit, përfundimi pati rezultuar në favor të palës tjetër të mbrapshtë e mëkatare, është e pamundur të kuptohet kjo pa e parë nga perspektiva e kaderit, paracaktimit hyjnor.

Besimi fetar, shërbimet, mëshira, zgjuarsia dhe kapaciteti i sulltan Abdylhamitit II janë legjendare. Kujtimi në vijim e shpreh bukur principialitetin dhe sinqeritetin e tij.

Sulltan Abdylhamiti II kërkonte rregullit ta zgjonin në çfarëdo ore të natës kur ndodhte ndonjë ngjarje urgjente, nuk i pëlqente të lihej çështja për të nesërmen. Në lidhje me këtë specifikë, kryesekretari i paradhomës, **Esad Bej**, thotë kështu në kujtimet e tij:

*"Një mesnatë trokita në derën e sulltanit për t'i kërkuar firmën për një lajm shumë të rëndësishëm, por dera s'mu hap. Pasi prita pak, trokita përsëri, por përsëri s'mu hap. Fillova të dyshoj: "Mos vallë sulltanit i erdhi vdekja?" Pas pak trokita përsëri dhe, kësaj radhe, dera u hap dhe u duk aty sulltani me një peshqir në dorë. Po e fshinte fytyrën. Buzëqeshi dhe më tha:*

*"O bir! E kuptova se në këtë orë kishit ardhur për një punë me shumë rëndësi! U zgjova qysh në trokitjen e parë, por u vonova sepse mora abdest, prandaj mos*

*ma vini re! Ka shumë kohë që unë nuk hedh firmën pa abdest mbi asnjë dokument të popullit tim! Silleni ta firmos!"*

*Dhe, duke filluar me "Besmele", e firmosi shkresën."*

Madje, e shoqja ka treguar kështu mbi këtë ndjeshmëri të Abdylhamitit:

*"Ai mbante vazhdimisht në krye të shtratit një tullë të pastër. Me të bënte tejemmum kur ngrihej nga shtrati, për të mos shkelur pa abdest gjersa të shkonte te çezma. Kur e pata pyetur një herë për shkakun e një ndjeshmërie të tillë, më pati dhënë këtë përgjigje:*

***"Po qe se ne, si kalifi i tërë muslimanëve, nuk tregojmë kujdes në kriteret e sunnetit, traditës profetike, bashkësia e Muhammedit dëmtohet nga kjo!.."***

Kurse një sekretar i paradhomës, jobesnik i Abdylhamitit, tregon në kujtimet e tij këtë ngjarje që të tërheq vëmendjen:

*"Ishte mbrëmje. Në paradhomë pata mbetur unë si sekretar dezhurn. Pata përgatitur listën e letrave, telegrameve, raporteve dhe projektligjeve. Sapo do të hyja në audiencë, erdhi një telegram. Ishte një telegram i dërguar sulltanit nga njëri prej nëpunësve të Postë-Telegrafës së Lalelisë…*

*Në telegram, nëpunësi i gjorë e njoftonte sulltanin se e shoqja do të bënte lindje atë natë, se mjekët e kishin paralajmëruar se lindja do të ishte e rrezikshme dhe se ai vetë nuk kishte asnjë mundësi për të bërë diçka, prandaj po kërkonte mbështetje tek mëshira mbretërore…*

*Duke mos e parë si diçka me vlerë për t'u shënuar, unë s'e futa telegramin në fjalë në listën që do t'ia paraqisja personit mbretëror. Por në audiencë, siç e kishte zakon, pasi i shqyrtoi të gjitha çështjet veç e veç, Padishahu më pyeti:*

*"A ka ndonjë gjë tjetër?"*

*"Nuk ka ndonjë gjë me rëndësi për t'u shënuar, imzot!" – Iu përgjigja unë.*

*Por sulltani nguli këmbë:*

*"Thuajma edhe atë që ti s'e quan me rëndësi për t'u shënuar!"*

*Atëherë, unë i fola për telegramin në fjalë dhe ia bëra të ditur se nuk e kisha futur në listë duke menduar se s'ishte diçka për t'u marrë në konsideratë.*

*I hidhëruar, sulltani më urdhëroi:*

*"Sillmani menjëherë!"*

*Ia çova telegramin i turbulluar. Sulltani e lexoi me vëmendje. Pastaj, ndryshe nga ç'e kisha menduar unë, e thirri menjëherë mjekun e Pallatit dhe, duke m'u drejtuar mua, urdhëroi:*

*"Menjëherë shkoni bashkë në Laleli dhe bëni ndërhyrjen e duhur për gruan e gjorë që do të lindë!"*

*Në bazë të urdhrit të sulltanit, shkuam në shtëpinë e nëpunësit të postës. Kurse kur u kthyem nga spitali pasi e kishim kryer detyrën gjer në fund, pothuaj po zbardhte. Sulltani që na ndjeu se po hynim në Pallat nga zhurma e portës, e largoi perden e dritares dhe na e bëri me dorë që të ngjiteshim tek ai. Dritat e dhomës së tij vazhdonin të ishin ndezur. Domethënë, ai s'kishte rënë fare për të fjetur, por ishte marrë me falje dhe lutje gjer në mëngjes!*

*Hymë tek ai. Më pyeti për rezultatin dhe unë ia tregova siç ishte:*

*"Sulltani im, lindja u bë me shumë vështirësi. Por, lavdi Zotit, me përpjekjet e mjekëve specialistë, e sëmura shpëtoi. Ajo lindi një djalë që ia vunë emrin Abdylhamit. Dhe gjer në mëngjes u lutën me lot në sy për shkëlqesinë tuaj të lartë që të keni jetë të gjatë dhe fat të lumtur!.."*

*Sundimtari i madh, prindi i mëshirshëm i popullit, i cili na dëgjoi në këmbë, tha "elhamdulil'lah, lavdëruar dhe falenderuar qoftë Allahu" dhe, duke kaluar pas një të ndare të posaçme, fali dy reqate namaz falenderimi."*

**Zoti ynë! Mbroje dhe jepi fitoren kundër intrigantëve dhe mohuesve bashkësisë së Muhammedit që ka përgatitur dhe flijuar në rrugën tënde shumë e shumë gjeni, trima dhe njerëz të vërtetë vetëmohues si sulltan Abdylhamiti! Dhe falna forcën dhe fuqinë e duhur për ta përballuar peshën e përgjegjësisë së lartë që na ke dhënë!**

**Amin, ashtu qoftë!**



# FITORJA E ÇANAKALASE

*- një epope e shkruar me besim -*

## dhe

# HERONJ TE PANJOHUR

Kur filloi Lufta e Parë Botërore e lindur nga konkurrenca industriale mes Gjermanisë dhe Anglisë, shteti osman ndodhej nën despotizmin e lëvizjes politike Bashkim e Përparim (Ittihat ve Terakki). Kjo lëvizje politike kishte ardhur në pushtet pasi kishte zbritur nga froni me anë të një intrige me dirigjim çifut sulltan Abdylhamitin, njërin prej personaliteteve më të mëdhenj të historisë kombëtare osmano-turke. Vetëm se, pa kaluar shumë, si rezultat pjesërisht i padituria dhe pjesërisht i tradhtive të njëpasnjëshme, kjo lëvizje e zvarriti shtetin nga fatkeqësia në fatkeqësi dhe e solli shtetin osman që, për shkak të shtrirjes shumë të madhe, e kishte të vështirë të mbetej jashtë fushës së konfliktit ushtarak botëror, në një pikë të rrezikshme nga pikëpamja ushtarake dhe morale.

Ndërkaq, ende s'ishin lidhur plagët e hapura nga disfatat e Luftës së Tripolitanisë më 1911 dhe Ballkanit më 1912. Kuadrot e lëvizjes Bashkim e Përparim të cilët, në politikën e brendshme, kishin zgjedhur rrugën e eliminimit të kundërshtarëve politikë me anë të një terrori të tmerrshëm, ia hynë rrugës së pasurimit duke shfrytëzuar edhe vështirësitë ekonomike të shkaktuara nga luftërat. Ndërsa **Talat Pasha** dhe **Enver Pasha** mbanin anën e gjermanëve, **Xhemal Pasha** parapëlqente grupin e Antantës ku merrnin pjesë francezët. Mirëpo në këtë grup kishte anglezë të dirigjuar nga çifutët. Anglezët ishin të vendosur që, në përfundim të luftës, ta shtinin në dorë Palestinën dhe t'u bënin xhiro çifutëve. Kurse Rusia që ndodhej në të njëjtin grup, kishte qëllime historike mbi tokat tona. Prandaj iniciativat e Xhemal Pashës nuk dhanë rezultat.

Uria që u shfaq në Rusi pak kohë pasi kishte filluar lufta, krijoi një rast

të favorshëm për mbeturinat komuniste nga përvoja e revolucionit të 1905-sës. Duke i shfrytëzuar shqetësimet ekonomike, ata filluan ta lëkundin administratën cariste. Zgjidhja e vetme shpëtimtare që situata të mos kthehej në një revolucion komunist, ishte që aleatët ta ndihmonin Rusinë me ushqime dhe gjëra të tjera. Mirëpo, për këtë, duhej kaluar fronti galician nëpërmjet Rumanisë, gjë që ishte shumë e vështirë nga pikëpamja ushtarake. Ndërkaq, një ngjarje e neveritshme si sajesë e spiunazhit gjerman, ia lehtësoi shumë punën armikut. Dy korracatat gjermane, **Goben** dhe **Breslaw** (të quajtura më pas **Javuz** dhe **Midil'li**) hynë nëpër Ngushticën e Çanakalasë duke krijuar përshtypjen se po iknin nga ndjekja e armikut. Qeveria e lëvizjes Bashkim e Përparim u përpoq ta kapërcente veprimin e korracatave që u protestua nga aleatët, me justifikimin se ishin blerë. Indiferentët dhe të padituritt të cilët s'e kishin llogaritur se një qëndrim i tillë do ta fuste në luftë shtetin osman pa qenë e nevojshme dhe para kohe, nuk e ndjenë të nevojshme ta ndërrojnë personelin ushtarak dhe komandues të korracatave, tek të cilat ngritën flamurin turk. U mjaftuan vetëm duke i veshur me rroba turke! Pas disa ditësh, dy korracatat dolën në det të hapur për në Detin e Zi kinse me qëllim shëtitjeje. Siç u vërtetua kategorikisht shumë më vonë, me porosi të Enver Pashës, në fillim korracatat sulmuan një anije transporti ruse, pastaj bombarduan Sevastopolin. Kështu, me krijimin e një situate *de facto* nga admirali gjerman me origjinë çifute, **Sushon**, shteti osman u shty në zjarrin e luftës botërore.

Ja, ishin këto shkaqe që aleatët sulmuan **Çanakalanë** me qëllim që, duke kaluar nëpër Ngushticën e Dardaneleve, t'i çonin ndihmë Rusisë dhe të parandalonin një revolucion komunist.

❁

*Betejat e luftës së Çanakalasë e cila është një nga luftërat më madhështore të historisë njerëzore, përfunduan me fitoren tonë pavarësisht nga korracatat më moderne me një forcë prej mëse treqind mijë këmbësorësh të marinës, të përqëndruara aty nga tre shtete të mëdhenj si Anglia, Franca dhe Italia!*

***Mirëpo me çfarë çmimi!*** *Me vdekjen e 400000 bijve të vatanit, nga të cilët, 250000 në betejë dhe rreth 150000, në spitale!*

*Pavarësisht nga administrimi i keq i situatës nga qeveria e lëvizjes Bashkim e Përparim dhe një mijë e një mungesave ushtarake, ushtarët tanë, duke e kompensuar pamjaftueshmërinë e armëve dhe municioneve me besimin fetar, në Çanakala ia shtuan historisë osmane njërën prej faqeve të fundit të arta të saj!*

*Vargjet e mëposhtme i përshkruajnë bukur luftëtarët e vërtetë dëshmorë të Çanakalasë:*

***Nga numri i dëshmorëve të shkuar nga brezi yt,***
***Shifrat turpërohen duke u turpëruar nëntoka vetë!***
***Në krye vrapon, me dëshirën e të vrarit të parë vdes;***
***Me kënaqësinë e tokës prej ç'ngjasin, ti vdes!***
***Duke mos bërë lëshim në përjetësi, ashtu lypësi,***
***Me zhvlerësimin e nderit dhe famës tënde në ultësi,***
***Ti vdes njëherit dhe me emrin dhe me trupin tënd,***
***Bie në largësinë e panjohur, groposesh në vend!***
***Dhe hyn në histori me emër të panjohur,***
***Ndërsa je ti që e bën historinë, emri yt, legjendë!***
***Më pak se fryma jote e fundit dihet për ty,***
***Ti vdes, por njerëzit s'e marrin vesh se ti s'je…***
***Me gjëmimet dhe uturimat që zënë horizontet,***
***Me monumentet që lusin përjetësi nga qiejt,***
***Të panjohura janë ato vdekje për vete, me nder,***
***Të panjohura, ato vdekje që japin jetë…***
***Disa herë s'ke as kufomë, as hije,***
***S'e ke kufomën në atë fronin prej dërrase!***
***Po varr? As atë s'e ke! Dhe në e paç, pa një gur;***
***Si kufoma jote, pa gjoks, me kokën këputur…***

Ka shembuj të panumërt që tregojnë se fitorja e Çanakalasë u arrit jo me forcën e armëve, por me forcën e besimit. Po ia paraqesim vëmendjes suaj njërin nga këta shembuj, një fragment të letrës që ia ka shkruar nënës pak para se të binte dëshmor, nënoficeri **Mualim Hasan Et'hem** si pjesëmarrës vullnetar në atë luftë, një fragment të letrës e cila reflekton atmosferën shpirtërore të përgjithshme të të gjithë ushtarëve që merrnin pjesë në atë luftë:

*Nëna ime e nderuar!*

*O nënë e famshme turke, krenare që ke lindur katër ushtarë!*

*Letrën tënde plot këshilla e porosi e mora ndërsa po rrija nën hijen e një dardhe në anë të përroit që kalon mespërmes një lëndine të gjelbëruar e të bukur siç është Fusha e Divrinës! Letra yte ma forcoi edhe një herë më shumë shpirtin e dehur mes blerimit të natyrës. E këndova dhe, sa më shumë që e këndova, aq më shumë mësime të mëdha mora! E këndova prapë. Dhe u gëzova ngaqë ndodhesha në një detyrë të tillë! I hapa sytë dhe vështrova në largësi. Përkulja e dridhërave jeshile duke mos i bërë dot qëndresë erës, m'u duk sikur ato po e përshëndesnin letrën që më kishte ardhur nga nëna! Të gjitha grunjërat, të gjitha të mbjellat hepoheshin nga unë dhe më uronin për letrën që më kishte ardhur nga nëna!*

*I ktheva pak sytë në të djathtë: drurët e pishave madhështore në shpatet e një maje të bukur ma jepnin lajmin e gëzuar me gjuhën e tyre të veçantë! E ktheva vështrimin nga e majta: përroi që rridhte me rrëmbim, më buzëqeshte pse më kishte ardhur letër nga nëna, luante, shkumëzonte… E ngrita kokën lart dhe pashë nga gjethet e drurit nën hijen e të cilit po pushoja: të gjitha gjethet, me vallet e tyre kërkonin të më tregonin se merrnin pjesë në gëzimin tim! Pashë në një degë tjetër: një bilbil më përgëzonte me zërin e tij të ëmbël dhe, duke e hapur sqepin, kërkonte të më tregonte se bashkohej me ndjenjat e mia!*

*Më dukej sikur me këngën e tij, bilbili u bënte jehonë ndjenjave të mia: "Le të zemërohet nëna për fatin tënd, ç'të bëjmë? Edhe ajo, po të ishte burrë, do t'u merrte erë këtyre luleve, do të pinte nga ky qumësht, do ta shihte sexhden e këtyre të mbjellave, do ta shqyrtonte rrjedhën e vrullshme të përroit dhe do t'i dëgjonte tingujt që nxjerr ai nga thellësitë e vetvetes!"*

*Në këtë çast, në njërën anë të këtij çairi në ngjyrë jeshile të thellë, janë vënë radhë-radhë ushtarët e mi që lajnë teshat. Një ushtar trim me zë daudian këndon ezan…*

*Aman, o Zot! Ky zë hyjnor në këtë fushë, sikur vinte nga një botë tjetër, aq i bukur ishte! Bilbilat, madje, heshtën, të mbjellat, madje, e lanë përkundjen, përroi, madje, s'nxirrte më zë. Çdokush, çdo gjë, tërë qenia atë zë të shenjtë dëgjonte! Ezani i nderuar mbaroi! Edhe unë mora një abdest nga ai përrua dhe pastaj e falëm namazin së bashku. U përgjunja mbi ato çaire të jeshilta të bukura!*

*I harrova të gjitha krenimet e kësaj bote! I ngrita duart, i ngula sytë lart, hapa gojën dhe thashë:*

*"O Zot i tokës dhe qiejve! O Zoti i këtij zogu që cicëron, i kësaj deleje që shëtit dhe blegëron, i këtyre barërave dhe të mbjellave që përkulen duke rënë në sexhde para Teje, i këtyre maleve madhështorë! Ti na i dhe neve të gjitha këto! Prapë, neve na i le! Le të na jenë tonat këto vende të bukura dhe këto dhunti, le të na përkasin neve që të shenjtërojmë Ty dhe që e vërtetojmë madhështinë Tënde!*

*Allahu im i lartë! Të gjitha dëshirat dhe lutjet e këtyre ushtarëve heronj ua bëjnë të njohur emrin tënd të lartë anglezëve dhe francezëve! Na e plotëso këtë dëshirë të shenjtë dhe na i mprih bajonetat e neve, ushtarëve që të lutemi ty në një vend të tillë të bukur e të qetë si ky! Dhe ashtu siç i dërrmove gjer tani armiqtë, shkatërroi për fare!"*

*Kështu u luta dhe pastaj u ngrita.*

*Tashmë nuk mund të përfytyrohej njeri i lumtur sa unë, i gëzuar sa unë!*

*Nëna ime, edhe biri yt tjetër, Halidi, ndodhet, si unë, në një vend të bukur!*

*Dasma s'bëhet vetëm! Dashtë Allahu e shkatërrojmë armikun, kthehemi tek ti me fitore dhe pastaj e bëjmë dasmën, apo jo!*

*Nëna ime e mirë, mos na harro ne kur të lutesh! Allahu qoftë i kënaqur me ty!*

*Yt bir, Hasan Et'hem*
*4 prill 1331 – 17 prill 1915*

Ja, pra, fitorja e Çanakalasë është një fitore, një dhuratë që na e dhanë heronj të tillë të mëdhenj në shkëmbim të jetës së tyre! Dhe në çdo hap fitoreje të kësaj lufte mbrojtëse, ka sa e sa shembuj të tillë që njihen e nuk njihen!

Ja, pra, shembuj të shumtë mësimdhënës!

## Fjalët e fundit të një dëshmori

Më 2 qershor 1916, kapiteni Mehmed Tevfik u plagos në luftën e Çanakalasë nga një plumb anglez dhe, para se të vdiste, shkroi këtë letër:

*Nga fushimi pranë zonës Ovaxhik, më 18 maj 1331, e hënë (1916).*

*Të dashur prindër,*

*ju që më sollët në jetë dhe më rritët,*

*Në betejën e tmerrshme të Ariburnusë ku mora pjesë për herë të parë, më hyri një plumb nga ana e majtë, por, lavdi Zotit, shpëtova. Por ngaqë nuk kam shpresë se do të shpëtoj i gjallë këtej e tutje nga betejat ku do të marr pjesë, po ju shkruaj këto radhë që t'ju mbeten si kujtim prej meje!*

*Lavdi Zotit që më lartësoi mua gjer në këtë gradë! Gjithashtu, që, si paracaktim hyjnor të Tij, më bëri ushtar! Edhe ju, si prindër, më rritët e më përgatitët ashtu siç duhej për t'i shërbyer vatanit dhe kombit tim! Ju më prutë në jetë dhe m'u bëtë frymëzim për gjithçka që kam arritur dhe merituar! Lavdi të pakufi Zotit të madh dhe falenderime të pafund juve, prindër të mi!*

*Sot është dita për t'ia shpërblyer kombit tim paratë që më ka dhënë gjer tani. Unë po përpiqem ta çoj në vend detyrën e shenjtë ndaj vatanit! Po qe se arrij pozitën e dëshmorit, do të mendoj se jam robi më i dashur i Allahut! Meqë jam ushtar, kjo mund të më ndodhë çdo çast!*

*Të dashur nënë e baba! Dritën e syve të mi, gruan time Mynever, si dhe tim bir, Nezihun e vogël, po ia lë në mbrojtje dhe kujdes në fillim Zotit, pastaj juve! Ju lutem të bëni ç'është e mundur për ta! Dihet se nuk kemi pasuri, prandaj dhe*

*nuk kërkoj diçka jashtë mundësive. Edhe sikur të kërkoja, do të ishte e kotë! Letrën e mbyllur që ia kam shkruar nuses, shokut tim të jetës, ju lutem t'ia jepni në dorë. Natyrisht që do të qajë dhe dëshpërohet, prandaj ngushëllojeni dhe qetësojeni. Kështu paska qenë vendimi i Allahut! Ju lutem t'i jepni rëndësi defterit të kërkesave dhe borxheve të mia që e kam futur në letrën për time shoqe. Edhe borxhet që mban mend si dhe që i ka shënuar në defterin e saj Myneveri, janë të vërteta. Letra që i kam shkruar Myneverit, është më e gjatë e më e gjerë, prandaj pyeteni atë.*

*Të dashur nënë e baba! Ndoshta, pa dashje, kam bërë gabime ose kam lënë shumë gjëra mangët ndaj jush, prandaj, ju lutem të më falni e të ma bëni hallall! Ju lutem të më jepni bekimin tuaj! Ndihmojeni time shoqe t'i vërë në rregull punët!*

*Motër e dashur, Lutfije!*

*Ti e di se sa të kam dashur! Kam dashur gjithmonë të bëj për ty gjithçka që kam pasur mundësi për të bërë, por, ndoshta, edhe ndaj teje kam lënë gjëra mangët, prandaj, të lutem të më falësh! Kështu paska qenë e shkruar prej Zotit! Ma bëj hallall e më beko! Edhe ti ndihmoju kunatës Mynever dhe tët nipi, Nezih!*

*O të afërm dhe miq, të gjithëve lamtumirë! Të gjithëve ju lutem të ma bëni hallall! Edhe unë jua kam bërë hallall për gjithçka! Lamtumirë! Të gjithëve po ju lë në dorë të Zotit! I qofshi amanet Allahut për jetë të jetëve, të dashur nënë e baba!..*

*Biri juaj, Mehmed Tevfik*

Ja dhe një tabllo tronditëse nga një luftëtar tjetër:

## Prema krahun, komandant!

Një oficer pensionist që ka komanduar dhe është plagosur në betejat e Çanakalasë, tregon këto ngjarje nga kujtimet e veta:

*Jemi në njërën nga ditët kur vazhdon* ***lufta e Çanakalasë****. Lufta që vazhdoi atë ditë gjer në mbrëmje, po përfundonte sërish me fitoren tonë përballë epërsisë së pakrahasueshme të armikut! Në vendvrojtim po i ndiqja me emocion etapat e fundit të betejës. Thirrjet "Allah, Allah!" të ushtarëve i bënin horizontet të dridheshin dhe dukej sikur ato thirrje të jashtëzakonshme i mbysnin edhe gjëmimet e topave që përfaqësonin tërë madhështinë frikësuese të një qytetërimi të tmerrshëm!*

*Një çast, m'u duk sikur dëgjova pranë meje zhurmë këmbësh. Kur e ktheva kokën, pashë se ishte rreshter Aliu. Në fytyrën që i ishte zverdhur dyllë, i lexohej një vuajtje e rëndë. Pa m'u dhënë rasti ta pyesja se ç'kishte, ai vetë ma tregoi krahun që fliste për gjithçka. U drodha i tmerruar! Krahu i majtë që i kishte marrë*

*një goditje katër gishta mbi bërryl, i varej i mbajtur vetëm nga një copë lëkure. Rreshter Aliu përpiqej ta mposhtte dhimbjen duke shtrënguar fort dhëmbët. Ma zgjati thikën e xhepit që e mbante në dorën e djathtë, dhe më tha:*

***"Prema këtë, o komandant!"***

*Kjo fjali tri-katër fjalësh shprehte një dëshirë të tillë të fortë, një detyrim të tillë, saqë unë, në mënyrë krejt të pavullnetshme, e mora thikën dhe e ndava krahun e varur që tundej e varur nga trupi me atë copë të hollë lëkure! Dhe, duke e kryer këtë detyrë që të rrëqethte e t'i ngrinte qimet përpjetë, përpiqesha t'i jepja zemër duke i thënë:*

*"Mos u dëshpëro, rreshter Aliu, Allahu t'i dhëntë shëndet trupit!"*

*Pa kaluar shumë, rreshter Aliu e flijoi edhe trupin për vatanin dhe, duke i mbyllur sytë e duke e larë vendin përreth me gjak, thoshte:*

*"Të rrojë vatani! Allahu mos na ndaftë nga besimi! Jeta m'i qoftë falë vatanit!"*

❁

Me ç'forcë besimi u fitua lufta e Çanakalasë? Në lidhje me këtë çështje, trimat heronj që patën marrë pjesë vetë në luftë, e tregojnë kështu taktikën e luftës e të fitores:

**"Zemrat na i luteshin Zotit pandërprerë. Ishim mbështetur dhe strehuar në ndihmën e Tij! Edhe komandantët tanë na këndonin vazhdimisht "Lutjen e Luftës". Kështu, merituam dhe morëm ndihmën hyjnore!.."**

## Mbështetja ose ndihma hyjnore

Komandanti i zonës së fortifikuar të Çanakalasë, **Mirliva Xhevat Pasha**, ndërsa ndodhej në gjendje dobësie dhe dëshpërimi përballë anijeve luftarake të flotës armike, të grumbulluara në Ngushticën e Dardaneleve, nga lodhja e tepërt, ra në një gjumë të lehtë. Në gjumë dëgjoi një zë të mekur:

"O Xhevat! Ju e respektoni dhe e madhëroni fjalën e lartë të Allahut të Madhnueshëm, prandaj qofshi të përgëzuar me ndihmën e Tij! Pa hidhe vështrimin mbi sipërfaqen e detit!"

Kur Xhevat Pasha vështroi faqen e detit, vuri re, mes një valleje dritash

e ngjyrash, shkronjat **"kef"** dhe **"vav"**. Pastaj i doli gjumi.

Të nesërmen, ndërsa po këndonte Fatiha në krye të një varri, Xhevat Pasha e dëgjoi sërish zërin që i pati folur në ëndërr:

"O Xhevat! Shtroji në det 26 minat që keni në depo!"

Xhevat Pasha u mbyt nga emocionet! Po ndodhej përballë një enigme shpirtërore! Dhe ndërsa po mendonte se si do ta zgjidhte këtë enigmë, pak më tutje vuri re një person fytyrëdritë që e po e vështronte me ngulm. Ai iu afrua pashait dhe e pyeti se mos kishte ndonjë hall. Dhe pashai ia tregoi gjithë ç'i kishin ngjarë. Ai mik i Allahut ia shpjegoi pashait me një kompetencë të thellë enigmën që e mundonte:

"O bir! Drita që ke parë mbi det është shenjë e fitores sonë! Ajo tregon se qafirët nuk do ta shkelin dot këtë tokë! Kurse shkronjat "kef" dhe "vav", sipas llogaritjes *ebxhed*, me shkronja, bëjnë 26. Kështu, pra, shtrimi në det i 26 minave që keni në depo, do të bëhet njëri prej veprimeve më të mëdhenj të fitores!"

Pas këtyre fjalëve, personi fytyrëdritë u zhduk nga sytë e iku.

Xhevat Pasha i cili tashmë e kishte kuptuar mirë çështjen, pa humbur kohë dha urdhër të shtroheshin minat në fjalë. Minat e shtruara me anë të **anijes minashtruese Nusret** nën komandën e kapitenit Haki Bej, e kreu detyrën në mënyrë të përkryer. Secila nga minat e lëshuara në mesnatë në det, u vendos me tekbir, duke e lartësuar emrin e Allahut. Të nesërmen në mëngjes, pasi e kishte kryer detyrën gjer në fund, kapiteni Haki Bej vdiq si dëshmor në krye të detyrës nga një krizë zemre.

Pastaj, kur korracatat armike hynë në Ngushticën e Dardaneleve, minat e shtruara natën filluan të vepronin. Si rezultat, disa nga korracatat e rëndësishme të armikut u groposën në ujërat e Dardaneleve dhe sulmi i armikut dështoi.

Ushtria jonë kishte marrë një ndihmë të madhe hyjnore! Triumfi i principialitetit dhe i lutjes së sinqertë ndaj Allahut vihej re në mënyrë jashtëzakonisht të qartë. Ushtria besimtare e Çanakalasë përleshej për fenë e vërtetë dhe për vatanin! Prandaj dhe morën ndihmën hyjnore. Allahu i Lartë urdhëron:

**"Po qe se ju e ndihmoni fenë e Allahut** (duke e jetuar atë me principialitet dhe sinqeritet dhe duke ua kumtuar edhe të tjerëve)**, edhe Allahu ju ndihmon juve!"** (Muhammed, 7)

Kujtimi i Plakut Sejjid i cili qe një nga ata që e morën këtë ndihmë, është një nga të vërtetat e paharrueshme!

## Plaku Sejjid

**Fortifikata Mexhidije e Rumelisë,** si rezultat i një sulmi armik të tmerrshëm, pothuaj ishte shkatërruar krejt. Një pjesë e madhe e municionit ishte hedhur në erë, gjashtëmbëdhjetë artilierë kishin rënë dëshmorë. Nga gjithë ajo fortifikatë kishin mundur të mbeteshin në këmbë një kapiten, dy ushtarë dhe një top i vetëm që nuk mund të mbushej sepse i qe thyer vinçi që ia ngrinte predhën në gojë.

Kapiteni ishte larguar për t'i njoftuar njësitet përreth për gjendjen, kur njëri nga ushtarët, Plaku Sejjid, duke vështruar anijet armike që përparonin mbi det duke lëshuar zjarr dhe vdekje, rënkoi thellë në shpirt. Sytë iu mbushën me lot. Me dëshpërimin e zemrës e cila i përpëlitej në dobësi e pamundësi, i ngriti duart drejt Zotit dhe, duke u lutur kështu, u mbështet tek Ai, kërkoi ndihmë prej Tij:

"O Zot, Allahu im që ke fuqi! Jepmë mua këtë çast një fuqi të tillë që të mos ta ketë asnjë robi yt!"

Plaku Sejjid ishte zhveshur krejt nga kjo botë, ai ndodhej vetëm para Zotit të tij. Lotët që i ridhnin syve, i rrëshqisnin poshtë nëpër faqet. Ai e përsëriti për një farë kohe shprehjen:

لَا حَوْلَ وَلَا قُوَّةَ اِلَّا بِاللّٰهِ

"La havle ve la kuvvete il'la bil'lah!" / "S'ka forcë dhe fuqi veçse tek Allahu!"

Pastaj, menjëherë bërtiti **"O Allah!"** dhe, mes shikimeve të mahnitura e të shtangura të shokut, e rroku dhe e ngriti predhën 276 kilogramëshe! Tri herë i ngjiti e i zbriti shkallaret e hekurta. I dëgjoheshin kërcitjet e kockave të gjoksit dhe shpatullave! Djersa i derdhej çurg! Me buzët e plasura, Plaku Sejjid vazhdonte të lutej:

*"Allahu im, mos e kurse forcën dhe fuqinë për mua!"*

Më në fund, me predhën e tretë të famshme që ia futi topit në gojë, e ndërroi fatin e luftës! Korracata **"Oshin"** e anglezëve ishte qëlluar dhe

ishte mbuluar nga flakë skëterre mu aty, ku ndodhej, mbi det!

Ndërkaq, Xhevat Pasha që ishte kthyer, e kishte marrë vesh ç'kishte ndodhur dhe po e falenderonte Zotin, e uroi Plakun Sejjid dhe i kërkoi të ngrinte një tjetër predhë po me atë peshë. Atëherë, Plaku Sejjid i dha këtë përgjigje:

*"Pasha! Kur po e ngrija këtë predhë, unë e kisha zemrën të mbushur plot me frymëzimin e Allahut dhe të mbështetur me forcën e Tij! Në ato çaste unë e ndjeja se isha bërë krejt tjetër! Nëse kisha arritur në atë gradë sa ta ngreja një predhë të tillë, kjo kishte ndodhur në sajë të lutjeve që i kisha bërë Zotit dhe një përjetim që i përkiste vetëm atij çasti! Kurse tani s'e ngre dot, komandant, më fal!.."*

Pas këtyre fjalëve të Plakut Sejjid, Xhevat Pasha i tha:

"Bëre një punë të madhe! Kërko një shpërblim prej meje!"

Trimi vetëmohues i cili kishte fshirë nga zemra çdo gjë tjetër veç adhurimit ndaj Allahut, shpalosi edhe heroizmin e dytë të shpirtit të vet duke i thënë kështu komandantit:

*"Komandant! S'kam asnjë kërkesë! Vetëm se, meqë kam trup akrobati, s'më del një bukë në ditë! Prandaj, po të doni, urdhëroni që të më japin dy bukë në ditë që të jem më i fortë kundër armikut!"*

Duke buzëqeshur për këtë kërkesë, Xhevat Pasha e shpërbleu me gradën e tetarit.

Sa bukur e shpreh kjo situatë e Plakut Sejjid sinqeritetin dhe pastërtinë e zemrës!

❀

Gjithmonë, kur aspekti shpirtëror mbisundon mbi aspektin material, e vë atë nën ndikimin dhe efektin e vet. Komandanti anglez, historiani **Hamilton** i cili pati marrë pjesë në luftën e Çanakalasë, e ka pohuar kështu këtë të vërtetë:

*"Ne na mundi jo forca materiale e turqve, por forca moralo-shpirtërore e tyre! Sepse atyre s'u pati mbetur as barut për të qëlluar! Kurse ne i vëzhguam forcat që zbrisnin nga qielli!"*

Gjithashtu, Hamiltoni tregon një ëndërr shumë kuptimplote që ai e quan makth.

*"… Pashë një ëndërr të frikshme. Në fakt, ajo s'ishte ëndërr, por makth! Diku,*

*në një breg, isha gati duke u mbytur. Një dorë që ma kishte mbërthyer fytin si darë, më tërhiqte drejt fundit. Kur u zgjova isha larë në djersë dhe dridhesha. Kisha një ndjenjë sikur në çadër ndodhej edhe dikush tjetër…*

*S'kisha parë gjer atëherë ëndërr më të frikshme se ajo! Në mendje nisi të më zërë vend ideja se Çanakalaja ishte ndjellakeqe për ne! Dhe nga kjo ide nuk shpëtova dot për orë të tëra! Më dukej se fundi iynë ishte vendosur ende pa arritur ne aty dhe tashmë po ekzekutohej!..”*

Po kështu, ministri anglez i luftës, **Çërçilli**, i cili gjer atëherë ua kishte mbushur mendjen aleatëve, veçanërisht qeverisë angleze që lëkundej, për të marrë vendimin e sulmit, duke u dhënë garanci pas garancie duke iu shprehur atyre që të mos bëheshin merak “se pikërisht me ato rrobe marine që kishte mbi trup do të ulej mbi fronin e turqve”, ndërsa ishte nxjerrë para gjykatës pas disfatës, në një çast kur ishte vënë shumë ngushtë nga pyetjet e rënda e qortuese të trupit gjykues, bërtiti kështu:

**“A nuk e kuptoni se në Çanakala ne luftuam jo me turqit, por me Zotin? Dhe, natyrisht që do të mundeshim!..”**

Ngjarjet sublime të përjetuara në Çanakala, të cilat i detyruan armiqtë të bënin këto pohime, e shpalosin qartë ndihmën dhe mirësinë e Zotit!

## Namazi i Bajramit mes mjergullës

Gjatë ditëve të luftës së Çanakalasë rastisi bajrami i ramazanit. Ishte arifeja ose vigjilja e bajramit. Komandanti i frontit, **Vehip Pasha**, e thirri imamin e ri të divizionit të 9-të dhe i tha kështu me hidhërim dhe krejtësisht pa dashje:

“Hafiz! Nesër është bajrami i ramazanit! Ushtarët kërkojnë ta falin së bashku namazin e bajramit. I kundërshtova, por pa rezultat! Mirëpo një gjë e tillë është shumë e rrezikshme se për armikun krijohet një rast i favorshëm për të na asgjësuar në masë, një rast që ai do ta kërkonte e s'do ta gjente dot! Tani ti shpjegoua ushtarëve këtë me një gjuhë të përshtatshme!”

Sapo u nda me komandantin, imamit i doli para një person fytyrëdritë që i tha:

“O bir, kurrsesi të mos u thuash gjë ushtarëve! Ditë e re, nafakë e re! Ç'të thotë Allahu, ajo bëhet!”



Të nesërmen në mëngjes ndodhi një shfaqje hyjnore që i la të gjithë të

mahnitur! Nga qielli zbritën poshtë shtëllunga mjergulle njëra pas tjetrës dhe i mbuluan ushtarët besimtarë me zemrën të mbushur me dëshirën pasionante për t'iu falur Allahut! Ndërkaq forcat armike që i vëzhgonin ata me dylbi, i humbën krejtësisht nga shikimi. Tashmë ata shihnin vetëm shtëllungat e bardha të mjegullës! Dhe tekbiret me zëra të kthjellët e kumbues që shqiptoheshin atë mëngjes në namazin e bajramit të falur mes një emocioni krejt të veçantë, lartësoheshin qiejve dallgë-dallgë. Ndërsa personi fytyrëdritë këndonte disa ajete nga sureja Feth (Çlirimi dhe fitorja), zërat e Fjalës së Njësisë që shpërthenin nga zemrat e ushtarëve, dëgjoheshin si një britmë besimi gjer në radhët e armiqve!

Pikërisht këtë çast, mes radhëve të forcave angleze shpërtheu një rrëmujë e vërtetë. Sepse ushtarët muslimanë të mbledhur nga kolonitë me anë të mashtrimeve të ndryshme, kuptuan nga zërat e tekbireve se po luftonin me një kundërshtar që nuk e kishin armik, por vëlla të besimit! Prandaj ata shpërthyen në revoltë. Atëherë, mizorët anglezë që s'po dinin ç'të bënin, një pjesë të tyre i pushkatuan, kurse një pjesë tjetër i kthyen shpejt e shpejt në prapavijë.

## Reja që e përpiu armikun

Ishte një ditë kur armiku kaloi në një sulm të tmerrshëm. Në veprimin e ndërmarrë nën komandën e Hamiltonit, anglezët nuk patën arritur asnjë rezultat. Veçanërisht, divizioni i 29-të pati pasur humbje të rënda.

Por atë ditë, një nënrepart i **Regjimentit Mbretëror të Norfolkut**, ngaqë hasi në një qëndresë të dobët, arriti të përparonte në brendësi. Regjimenti kishte kaluar shtratin e thatë të Përroit Azmak dhe po marshonte dalngadalë nga pozicioni Kajaxhëk Agëllë drejt Shpatit Damakçë. Para kishin një kodër të vogël, sipër së cilës qëndronte një re e çuditshme në ngjyrë të zbehtë. Nënreparti përparoi drejt kodrës, hyri brenda në re dhe u humb.

Kjo ngjarje që ndodhet e shënuar edhe në burimet bibliografike e nënshkruar nga dëshmitarë, shkaktoi një tmerr të parrëfyer ndër njësitë ushtarake armike. Sepse reja mbi kodër nuk lëvizi nga vendi gjersa brenda saj u fut edhe ushtari i fundit i nënrepartit të përbërë prej 267 vetësh, kurse, pastaj, u ngrit lart sikur kishte marrë me vete edhe barrën që kishte mbuluar pak më parë. Ndërkaq, duke u bashkuar edhe me shtatë-tetë re të shfaqura në atë mes, u largua në drejtim të Trakisë.

Akoma sot nuk dihet se ç'ndodhi atëherë me ata ushtarët anglezë. Në asnjërën palë ndërluftuese nuk pati as robër, as shënime vdekjeje!

Edhe kjo ngjarje është një prej ndihmave hyjnore të luftës së Çanakalasë, të pamundura për t'u zgjidhur me shpjegime fizike, pra, të mbetura të panjohura sipas kritereve hapësinore-kohore, vetëm se me të vërtetën e tyre të evidentuar në mënyrë të padyshimtë!

## Një shtambë ujë

Edhe kjo ngjarje për të cilën qe bërë dëshmitar i ndjeri **Ahmet Aga** nga **Ladiku**, njëri prej gazinjve, fitimtarëve të Çanakalasë, është një shfaqje e ndihmës hyjnore të atyre ditëve të shqetësuara.

Nën një vapë skëterrore, po përjetohej një mungesë uji që po ua thante damarët ushtarëve! Pikërisht në ato çaste u shfaq papritmas mbi llogoret një person fytyrëdritë me një shtambë me ujë në dorë. Ai u shpërndau të gjithë ushtarëve ujë të ftohtë si akull dhe, prapë, uji në shtambë nuk u mbarua! Edhe Ahmet Aga pati marrë ujë nga ajo shtambë. Personi i tha Ahmet Agës:

"O bir! Po u plagose, hidhi plagës nga uji që shtive në pagure!"

Kështu, Ahmet Aga që u plagos nja dy herë, i leu plagët me ujët e pagures dhe u shërua!

Përveç kësaj, personi i tha Ahmet Agës se quhej **Kashëkçë Dede** i cili, në fakt, ishte një mik i Allahut që kishte pasë vdekur vite më parë dhe e kishte varrin në Kilitbahir.

Kjo ngjarje tregon se është jashtë çdo diskutimi se, me lejen e Allahut, evlijatë patën dhënë ndihmë të madhe në luftën e Çanakalasë!

## Një vetëmohim i papërfytyrueshëm

Ushtarët e ushtrisë së besimit në luftën e Çanakalasë ishin njerëz që e kishin marrë për model moralin e sahabeve të cilët ishin përgatitur nën edukimin moralo-shpirtëror të Hz. Muhammedit (s.a.s.), dhe që ia kishin dhënë zemrën botës së tyre moralo-shpirtërore. Njëri prej tyre, ushtari i thjeshtë me emrin Hysejin, ishte plagosur shumë rëndë dhe po kurohej. Por gjendja e tij vazhdonte të ishte e rëndë. Edhe ai vetë e dinte këtë. Prandaj, bukën që i dhanë shokët, e mori në dorë dhe, sa do ta kafshonte, menjëherë qëndroi. Dhe, si të përsëriste një shembull vetëmohimi që patën treguar dikur sahabet, u tha shokëve duke i parapëlqyer ata në vend të vetes dhe me një ekstazë të thellë besimi:

**"O miq të jetës sime! S'është e drejtë që këtë bukë ta ha unë, sepse**

**mua më është afruar vdekja! Merreni këtë dhe jepuani trimave që rrojnë!"**

Dhe ia zgjati bukën shokut të armëve Mustafa.

Ndërkaq, sadoqë u përpoqën, shokët nuk mundën ta bindnin ta hante vetë! Më në fund, pas një kohe të shkurtër, ky person i rrallë, monument besimi dhe vetëmohimi, u nderua me bashkimin hyjnor mes gëzimit dhe haresë së ushqimeve shpirtërore!

Ja, pra, në luftën e Çanakalasë përjetohej vetëmohimi në pikën më të lartë të dhurimit si një veçori përkatëse vetëm e profetëve dhe të *evlijave*! Mëshira hyjnore paraqitej si një shi pranveror begatisjellës!

## Oficeri Muzafer

Studenti i arsimit të lartë, Muzafer, u regjistrua vullnetar në ushtri pasi lufta e Çanakalasë po zgjatej dhe kishte nevojë për trupa. Pas një stërvitjeje përgatitore tremujore, u dërgua në Çanakala. Vetëm se lufta kishte mbaruar. Një pjesë e madhe e reparteve do të transportoheshin për në frontin e lindjes dhe për këtë duheshin plotësuar nevojat për goma dhe pjesë ndërrimi të tjera për mjetet e transportit. Me këtë punë u ngarkua oficeri stambollas Muzafer.

Me autorizimin në dorë, oficeri Muzafer shkoi menjëherë në Stamboll. I gjeti materialet që kërkonte te një tregtar çifut dhe u ngjit në Drejtorinë e Përgjithshme të Prapavijës në Ministrinë e Luftës. Por drejtori nuk pranoi t'ia jepte shumën që kërkonte duke u justifikuar se nuk gjente dot këpucë dhe kapota për ushtarët.

Duke u larguar i mërzitur dhe i dëshpëruar, oficeri Muzafer s'dinte ç'të bënte! Si mund të kthehej në repart duarbosh? Duke i menduar vështirësitë dhe shqetësimet që hiqnin në front, më në fund vendosi se ç'do të bënte, shkoi te tregtari çifut, e porositi t'ia përgatiste porosinë dhe i tha se do të shkonte të nesërmen në mëngjes për ta marrë dhe atëherë do ta paguante. Atë natë punoi tërë natën dhe përgatiti një kartmonedhë 100 lirëshe e cila, në pamje të parë, nuk dallohej aspak se ishte e fallsifikuar. Në atë kohë, mbi kartmonedha shkruhej:

"I paguhet kundërvlera në flori në Portën e Lartë."

Kurse oficeri Muzafer shkroi kështu mbi kartmonedhën që përgatiti vetë:

**"I paguhet kundërvlera në flori në Çanakala."**

Në mëngjes shkoi në dyqanin e tregtarit çifut, i mori mallrat dhe ia pagoi me kartmonedhën që kishte përgatitur vetë. Pastaj i hipi vaporit dhe u nis për në Çanakala.

Çështja e kartmonedhës u zbulua tri ditë më pas kur tregtari çifut shkoi në Bankën Osmane për ta prishur. Kartmonedha ishte false, kurse floriri për të cilën bënte fjalë ajo se do të paguhej në Çanakala, ishte gjaku i dëshmorëve i derdhur atje në luftë, që ishte shumë më i çmuar se floriri! Ndërkaq, s'dihet pse, por çifuti heshti dhe nuk bëri asnjë kundërveprim. Por ngjarja u muar vesh në tërë Stambollin dhe e dëgjoi edhe **princi Abdylhalim Efendi**. Princi tregoi menjëherë interesim. Ai ia mori tregtarit çifut kartmonedhën e falsifikuar duke ia paguar kundërvlerën në monedhë floriri, kurse kartmonedhën e futi brenda një kutie të bukur të tejdukshme dhe e vendosi në muzeun e sigurimit.

Heroi i ngjarjes, oficeri Muzafer që s'dinte aspak se ç'kishte ndodhur, ishte transportuar së bashku me shokët në frontin e lindjes. Atje u fut në luftë për ta mbrojtur vatanin duke treguar guxim dhe heroizëm të madh. Gjatë një përleshjeje të ashpër, u plagos rëndë. Pastaj i la brezit të ardhshëm një kujtim të dytë të lartë dhe piu sherbetin e dëshmorësisë!

Oficeri Muzafer që u përlesh në vijën e zjarrit dhe ra në krye të detyrës, në çastet e agonisë kur s'ishte në gjendje të fliste më, nxori nga xhepi një zarf, mori një ashkël përtokë dhe, duke e ngjyer në gjakun e vet, shkroi pyetjen:

**"Në ç'anë është kiblja?"**

Ata që i ndodheshin përreth, ia plotësuan dëshirën Muzaferit i cili donte t'ia dorëzonte shpirtin Allahut duke qenë i kthyer nga Qabja, dhe e kthyen në atë anë. Në çastin e vdekjes, ndërsa nga njëra anë, oficerit i qeshte fytyra me dëshirën e bashkimit hyjnor, nga ana tjetër, duke bërë përpjekjet e fundit, la për shokët këtë mesazh:

**"Kompania ta vazhdojë luftën për hir të Allahut, gjaku të mos më shkojë kot..."**

Dhe do të shkruante edhe mesazhin e tretë, por nuk i mjaftoi koha dhe ia dorëzoi shpirtin e bekuar Zotit si dëshmor.

## Pohimi i një gjenerali francez

Modelet e vetive të larta të ushtarëve tanë besimtarë shfaqeshin jo ve-

tëm ndaj vëllezërve besimtarë, por edhe ndaj ushtarëve armiq që kishin ardhur për t'i vrarë. Këtë të vërtetë e ka pohuar në fjalën e tij të mbajtur para një grumbulli njerëzish në më të shumtën francezë, gjenerali francez Guro që pati ardhur tek ne më 1930 për inagurimin e një mauzoleu të tyre, duke dashur, njëkohësisht, të vizitonte edhe varret e ushtarëve turq. Ai pati thënë kështu në fjalën e tij:

*"Zotërinj! Ushtari musliman turk është një ushtar i rrallë. Në lidhje me këtë, desha t'ju tregoj një kujtim që e kam ende të freskët në kujtesë.*

*Një ditë në mëngjes, së bashku me dritën e parë, nisëm një përleshje me bajoneta kundër turqve. Ata luftonin me mjeshtëri të madhe. Ishte e pamundur t'i përballonim! Pas një përleshjeje që vazhdoi gjer në mbrëmje vonë, të dy palët u muarëm vesh për t'i mbledhur të plagosurit. Kur të dy palët filluan t'i merrnin të plagosurit e tyre, edhe unë dola në fushën e betejës. Dhe një pamje që pashë në ato rrethana të koklavitura, përbënte një tabllo që nuk do të dilte dot as nga furça e piktorëve më të shquar! Duke lënë mënjanë çdo gjë tjetër, u vura të sodis me një habi dhe mahnitje të madhe.*

*Një ushtar turk merrte dhé përtokë dhe ua hidhte plagëve të veta, kurse plagët e të plagosurit që kishte në prehër, përpiqej t'i lidhte me copa bezeje që i sajonte duke e grisur këmishën e vet!*

*Zotërinj! A e dini se kush ishte ai i plagosuri në prehër të ushtarit turk i cili, ndërsa i mbulonte me dhé plagët e veta, plagët e tij i lidhte duke grisur këmishën e vet?"*

Gjenerali i cili nisi të qante në këtë pjesë të fjalëve të veta, nxori shaminë për të fshirë lotët dhe, mes ngashërimeve, e mbylli tregimin e tij me këto fjalë:

*"Zotërinj! I plagosuri në prehër të atij trimi turk ishte një ushtar francez, një ushtar francez!.."*

Pastaj ra përtokë, mbylli fytyrën me pëllëmbë, qau e qau…

Kjo situatë është e mjaftueshme për të treguar gjerësinë e horizontit shpirtëror të një besimtari. Dhembshuri dhe mëshirë për krijesat për hir të Krijuesit…

Një ndodhi tjetër e ngjashme me këtë është përfundim i begatshëm i mbushur plot urtësi dhe shembuj mësimdhënës të epopesë së Çanakalasë, përfundim i dalë në shesh vite më vonë…

## Vite më vonë

Viti 1957… Një *Anzak*[53] i quajtur **Josef Miller** i cili pati marrë pjesë në luftën e Çanakalasë, po kurohej për kancer nga një mjek turk në një spital të Amerikës. Kur e mori vesh që mjeku i cili po e kuronte, ishte turk, Anzaku i moshuar i tha atij:

*"Pa shihni lojën e historisë, që ishin turqit ata që më kuruan dhe më shpëtuan nga vdekja në Çanakala dhe, përsëri, pas shumë e shumë vitesh, po kurohem në duart e një mjeku turk!"*

Pastaj i tregoi mjekut se si i kishin mashtruar dhe sjellë në luftën e Çanakalasë. Iu mbushën sytë me lot dhe i tregoi këtë ndodhi:

"Me gjithë mundësitë teknike dhe epërsisë numerike që zotëronim, vazhdimisht prapseshim përballë guximit dhe zellit të turqve dhe prapë sulmonim. Në njërin nga sulmet mora një goditje me qytë në kokë dhe rashë përtokë pa ndjenja. Kur erdha në vete, pashë se ndodhesha mes turqve. Në fillim u frikësova shumë, sepse anglezët na patën thënë se turqit ishin shumë të egër dhe barbarë. Por kur erdha mirë në vete, pashë se m'i kishin lidhur plagët, më kishin mjekuar. Në sytë e askujt s'kishte zemërim dhe urrejtje ndaj meje. Për më tepër, më dhanë nga ushqimet e veta që kishin në çanta dhe unë e dija fort mirë se i kishin shumë shumë të pakta! Po përjetoja një hutim që më kishte bërë të shtangesha krejt! Po më trajtonin sikur të isha mik! Atëherë, mendova me vete: "Paça faqen e zezë! Paçin faqen e zezë gënjeshtarët anglezë!" Dhe, më në fund, kur më lanë të lirë, u ktheva në vendin tim…"

Anzaku i plakur nisi të qajë. E pyeti mjekun turk se si e quanin. "**Omer** më quajnë – i tha mjeku." Dhe, atëherë, u ngrit ndenjur mbi shtrat me një qëllim të kahershëm por që s'kishte pasur mundësi ta realizonte gjer atë ditë. E vështroi disa çaste i dalldisur mjekun turk në fytyrë. Pastaj, pasi mori frymë thellë, i tha përmes emocioneve dhe ekstazës që s'i kishte shijuar dot më parë:

*"O bir, sa emër të bukur që ke! Pas këtij çasti, edhe mua le të më quajnë Omer! **Omeri i Anzakëve**!"*

Pastaj i foli përsëri mjekut Omer që vazhdonte ta ndiqte me habi:

53. Anzak: **Australian and New Zealand Army Corps**, Korparmatat Australiane-Neozelandeze; trupa ushtarake të formuara gjatë Luftës së Parë Botërore që morën pjesë edhe në Luftën e Çanakalasë në kuadrin e Forcave Aleate Perëndimore. (Përkthyesit)

**"Dua të bëhem musliman!"**

Dhe, me ndihmën e mjekut, shqiptoi Fjalën e Dëshmisë. Pastaj, duke iu lutur t'i sillte një palë tespije dhe një sexhade, i tha kështu:

*"O bir, këto i pata parë te gjyshërit tuaj. Ata s'e hiqnin nga goja emrin e Allahut as në çastet më të vështira të luftës, as kur hidheshin drejt vdekjes! Kur hiqnin tespijet, në fytyrat e tyre dalloja gjendje dhe bukuri krejt të tjera. Edhe unë dua ta përjetoj atë gjendje shpirtërore të tyre në këto ditët e fundit të jetës sime!.."*

Mjeku Omer ia plotësoi menjëherë kërkesën. Duke i urdhëruar me vështirësi gishtat që e kishin humbur forcën lëvizëse, Omeri i Anzakëve nisi t'i hiqte kokrrat e tespive shoqëruar me tekbirin me zë të mekur, "Allah, Allah!" Drita hyjnore që i kishte zbritur në fytyrë dhe prehja shpirtërore i dalloheshin qartë nga jashtë. Dukej sikur kishte shpëtuar nga sëmundja, sikur s'i kishte mbetur asnjë vuajtje lëndore!

Ai i kaloi ditët e fundit të jetës përmes një kënaqësie dhe hareje moralo-shpirtërore me zellin për ta mësuar fenë, me aq sa kishte forca, nga mjeku Omer. Afro dy muaj më pas ia dorëzoi shpirtin Zotit me tespije në dorë duke përmendur emrin e Allahut! Ai ishte bërë fatlumtur se kishte arritur ringjalljen e vërtetë nga njerëzit që kishte shkuar për t'i vrarë!..

❀

E rëndësishme është të kesh një zemër të gjallë, të ndjeshme e të lartësuar, në mënyrë që një bashkësi e tërë të përfitojë prej teje dhe ta gjejë rrugën e drejtë!

Ja, pra, ushtria jonë besimtare që u përlesh me armikun në Çanakala, shkroi jo vetëm një epope guximi dhe heroizmi, por, në të njëjtën kohë, edhe një epope virtytesh me anë të begatisë së përkryerjes moralo-shpirtërore që zotëronte!

Është jashtë çdo diskutimi se sot, **në Anadoll**, në kujtimet e çdo shtëpie që nxjerr tym, pra, që ka jetë brenda, jetojnë kujtime **të një dëshmori të Çanakalasë**! Çdo familje është një familje jetimi e një dëshmori të Çanakalasë! Kjo gjendje është një medalje nderi që kalon nga brezi në brez. Çanakalaja ka ngulitur në histori edhe një herë tjetër konceptin e dëshmorësisë personale. Varret e atyre dëshmorëve janë në gjoksin e popullit. Sa bukur e shpreh këtë **M. Akifi**:

*O dëshmor bir dëshmori, mos kërko prej meje varr;*
*Ka hapur prehrin për ty e po të pret ai Pejgamber…*

**O Zot! Duke na bërë në të dy botët të merituarit e shefaatit të madh të Hz. Pejgamberit (s.a.s.), na bëj ne nga fatlumturit e afërt të tij!**

**Amin, ashtu qoftë!**

# PJESA II

# KULTURA OSMANE

- **MIQTE E ZOTIT**
- **DIJETARET**
- **BURRAT E SHTETIT**
- **ARTET E NDRYSHME DHE ARTISTET**
- **ASISTENCA SOCIALE DHE BAMIRESIA**
- **STRUKTURA MORALO-ETIKE**

*TEK OSMANËT.*



# ROLI I TASAVVUFIT ose MISTIKES ISLAME

*në themelimin e Shtetit Osman*

Të gjithë autorët vendas dhe të huaj që kanë shkruar historinë osmane, përqëndrohen më shumë mbi shkaqet dhe ndodhitë e dukshme, formale. Mirëpo shkaqet dhe ndodhitë kanë edhe atmosferën e tyre jomateriale të vetëdijshmërisë hyjnore, me fjalë të tjera, botën e tyre të brendshme, thelbi dhe tharmi origjinal i së cilës në lidhje me historinë osmane, duket shumë më qartë në vitet e para të themelimit të shtetit. Ndërkaq, vitet e para në fjalë janë një trashëgim kombëtar i mbështetur, në përgjithësi, mbi legjenda, gojëdhëna popullore dhe ëndrra.

Ngaqë vepra e Ashikpashazadesë[54] i cili është historiani i parë i osmanëve, është shkruar afro njëqind e pesëdhjetë vjet pas themelimit të shtetit osman, në transmetimin e ndodhive ushtarake e politike të fillimit, në të, ky trashëgim shpirtëror zë një vend të madh. Për sa i përket reflektimit të vështrimit të popullit mbi shtetin, kjo do të thotë reflektime historike në vetëdijen kombëtare të osmanëve. Dhe, kur vlerësohet në një mënyrë të përgjithshme, shpreh këto karakteristika dhe drejtime:

**a.** Pas Shtetit Selçuk të shpartalluar nga invazionet mongole, uniteti islam anadollian u përça. Veç kësaj, masat popullore të mundura e të dërrmuara përballë pushtimeve dhe invazioneve mongole të nisura nga Azia e Mesme, mbetën të detyruara të shtegtonin drejt Perëndimit. Ndërkaq, kjo pasoi rezultatin demografik të banimit të Anadollit në mënyrë më të dendur prej masave popullore turke dhe muslimane. Por, ngaqë, përkundër favorit të shfaqur brenda persekutimit, nuk ekzistonte uniteti dhe auto-

54. Ashikpashazade (Ashikpashazade Dervish Ahmet) (1400-1484): historian i madh turk. Kryevepra e tij historike me vlera bibliografike titullohet *Tevarih-i Âl-i Osman* (Kronikë e Dinastisë Osmane). (Përkthyesit)

riteti politik, pamja e përçarë e Anadollit ishte shndërruar pothuaj në një konfuzion të plotë ku s'e merrte vesh i pari të dytin[55].

Në një periudhë krize të tillë, qetësimi i vuajtjeve dhe domosdoshmëria e formimit të një autoriteti politik, nevoja për udhëzimin moralo-shpirtëror kishin arritur në një moment kulmor. Ja, pra, përkryerja te Sheh Edebaliu e traditës udhëzuese mistike në Anadoll të nisur me poetin kombëtar Junus Emre, me poetin mistik Xhelaleddin Rumi, të mbiquajtur *Mevlana, Zotëria ynë*, dhe me Haxhi Bektash Veliun[56], ishte rrjedhojë imediate e kësaj nevoje dhe domosdoshmërie! Edhe shkëlqimi i yllit të osmanëve që e patën kuptuar këtë dhe që, për ta realizuar këtë, ishin më të aftët ndër principatat anadolliane si përsa i përket statusit moral, ashtu dhe pozitës gjeografike, u realizua si rezultat i veprimtarisë udhëzuese të këtyre miqve të Zotit. Ndërsa principatat e tjera e konsumonin fuqinë përmes konflikteve për jetë a vdekje mes tyre, Principata Osmane, pa u dhënë konsideratë grindjeve ndërvëllazërore, e ktheu fytyrën drejt botës mohuese dhe frymën luftarake e fitimtare të Islamit e përjetoi në mënyrën më të mirë dhe me emocion shpirtëror. Si rezultat, me begatinë e udhëzimit islam, u zmadhua dhe u zgjerua me shpejtësi, sepse edhe personalitetet e zgjedhur të principatave të tjera, ngaqë ndjenin shqetësim ndërgjegjeje nga konfliktet ndërvëllazërore në fjalë, u bashkuan një pas një me osmanët. Edhe sot, muslimanët e botës islame që përjetojnë një mosmarrëveshje dhe konflikt të ngjashëm mes popullatash, duhet të përqëndrohen me tejpamësi mbi begatinë e kësaj mënyre qëndrimi dhe veprimi!

Me të vërtetë, si rezultat i një udhëzimi dhe orientimi shpirtëror të lartë, qysh në krye të herës, osmanët nuk ndoqën ndonjë çështje egoiste, nuk dolën në shesh me sevdanë e një pavarësie dhe hegjemonie boshe. Edhe selçukët vetë e vlerësuan dhe miratuan suksesin e osmanëve dhe u dhanë atyre një vlerë të veçantë. Dhe, si shenjë të kësaj, u patën dërguar osmanëve si dhuratë historike *"kazan, daulle dhe flamur"*[57] që konsideroheshin shenja pavarësie dhe hegjemonie. Megjithëkëtë, osmanët u qëndruan

55. Perifraza «në një konfuzion të plotë ku s'e merrte vesh i pari të dytin» është përkthim i shprehjes së origjinalit, «kör dövüşü, zënie (përleshje) qorrash». (Përkthyesit)

56. Junus Emre (vd. 1320); Mevlana (1207-1273); Haxhi Bektash Veli (1247-1337). (Pë - kthyesit)

57. Në origjinal: *kös, davul ve sancak*. Nga këto, fjala *davul*, daulle dhe *sancak* (sanxhak, flamur) janë të qarta. Kurse fjala *kös* që në origjinalin e saj persisht është *kus*, nga ka ardhur edhe fjala *kusi* e huazuar edhe në shqip, emërton një lloj daulleje lufte të madhe me rreth bakri si kazan të hapur nga të dy anët të veshura pastaj me lëkurë të tendosur duke u kthyer në daulle, që transportohej me karroca apo deve dhe shkaktonte zhurmë dhe jehonë tronditëse. Prandaj dhe ne e kemi përkthyer fjalën *kös* me *kazan*. (Përkthyesit).

besnikë selçukëve dhe e vazhduan vartësinë pushtetore prej tyre gjersa selçukët u tërhoqën krejtësisht nga skena e historisë dhe, megjithëse qenë shpallur të pavarur nga sulltani selçuk, kurrë nuk dolën me një pretendim dhe nuk mbajtën një qëndrim të tillë. Kuptimi i kësaj është se osmanët patën dalë në skenën e historisë jo si një entitet politik i ri, por vetëm si vazhdim i selçukëve me kusht që të mbeteshin të ndryshëm nga selçukët vetëm si dinasti. Për rrjedhojë, osmanët janë trashëgimtarët e natyrshëm të selçukëve. Kështu porosia e Orhan Gaziut për të birin Murati I, si më poshtë, është shprehje pa ekuivok e kësaj të vërtete:

*"Ashtu siç jemi ne trashëgimtarët e selçukëve, ne do të jemi edhe trashëgimtarët e Romës!"*

Nga ana tjetër, kjo cilësi u përgjithësua edhe më shumë dhe Shteti Osman u emërtua dhe u përmend edhe si **Shteti i Lartë Muhammedian**[58]. Kështu, me zgjatjen dhe mbështetjen e kësaj vetëdijshmërie të vazhdimësisë gjer tek profeti Muhammed (s.a.s.), osmanët përvetësuan trashëgueshmërinë e tërë historisë islame.

Veç kësaj, në kohët më të vështira, Shteti Osman është përmendur edhe me atributin **Shteti i Përjetshëm**[59] duke sugjeruar se ekziston për hir të Islamit i cili gëzon mbështetjen hyjnore, për ç'shkak ka për të jetuar sa të jetë jeta!

Në kohën kur u shfaqën simptomat e shembjes, me qëllim për t'i dhënë më tepër peshë rolit të këtij emërtimi për ta shpërndarë pesimizmin, osmanët e përdorën shpesh shprehjen "ky shtet nuk është thjesht Shteti i Lartë, por Shteti i Lartë Muhammedian". Me këtë, ata ndjenë nevojën për ta kujtuar edhe një herë tjetër vetëdijen e vazhdueshmërisë historike, edhe themelin moralo-shpirtëror të shtetit. Për shembull, në dekretin e ekzekutimit me vdekje të patrikut Gregor i cili qe bërë shkaktar i ngjarjes së Patrasit të vitit 1821[60], kjo shprehje qe pohuar haptazi dhe në mënyrë zyrtare me qëllim për të parashtruar se shqetësime të tilla nuk do ta shembnin dot atë shtet!

58. Në origjinal: Devlet-i Aliyye-i Muhammediyye. (Përkthyesit).

59. Në origjinal: Devlet-i Ebed-Müddet. (Përkthyesit).

60. Patras: Jugu i Greqisë së sotme. Ngjarja Patras: Vrasja kriminale brenda një nate e dhjetë mijë muslimanëve. Patriku fajtor për këtë krim u ekzekutua para portës së mesit të patrikanës së sotme. Nga ana e tyre, grekët, meqë nuk mundën të hakmerreshin duke varur po në atë vend një klerik musliman të të njëjtit nivel, u betuan të mos e hapnin më atë portë. Qysh nga ajo ditë, studentët që mbarojnë Shkollën e Priftërinjve Ortodoksë të Ishullit Hejbeli, i marrin diplomat para kësaj porte të patrikanës, e cila në fillim quhej «porta e mesit», pastaj, më vonë filloi të quhej «porta e shpagimit», dhe, pasi bëjnë betimin përkatës aty, shugurohen priftërinj. Shënim i autorit.

Nga ana tjetër, sulltani i fundit osman, Vahiduddin, në deklaratën e botuar në Mekë në vitet e emigrimit kur ndodhej në gjendje të vuajtur shpirtërore, duke e përdorur emërtimin "Shteti i Lartë Muhammedian", pati dashur ta shpërndajë pesimizmin dhe dëshpërimin e përgjithësuar.

**b.** Në histori, shumë popuj kanë arritur fitore të mëdha, vetëm se shumica e këtyre s'e kanë pasur jetën të gjatë. Dhe njëri nga shkaqet e ndryshme të kësaj dukurie të përgjithshme është se komandantët, nën udhëheqjen e të cilëve janë arritur ato fitore, kanë ndjekur qëllimin e vetëm të autoritetit personal. Për pasojë të natyrshme, në këto raste, fitoret e tyre mbi vendet dhe popujt e tjerë nuk kanë pasur ndonjë ndryshim nga fatkeqësitë natyrore mbi ato vende dhe popuj. Ata i kanë përngjarë një rrebeshi dhe përmbytjeje që përfshin në rrymën e vet shkatërruese çdo gjë që gjen përpara. Të këtij lloji kanë qenë marshimi i Aleksandrit të Madh nga Maqedonia në Indi, pushtimet dhe invadimet e prijësit të hunëve, Atilës, nga shkretëtirat e Azisë së Mesme gjer në Romë, fitoret ushtarake të Xhengiz Khanit, Hulagut dhe Timurit. Ata të gjithë lanë pas vetes vetëm dhunë, lot dhe toka të lagura me gjak!

Osmanët që i patën kuptuar shumë mirë këto të vërteta, me anë të frymës shpirtërore dhe kujdesit të udhërrëfyesve moralo-shpirtërorë që i edukuan dhe i udhëzuan në rrugë të drejtë, u gjetën gjithmonë fitoreve të tyre një shtrat moralo-shpirtëror. Në këtë mënyrë, ata ditën t'i mbështesnin sukseset e tyre jo në pasionet e sundimit personal, por në pëlqimin e Zotit, dhe arritën t'i realizojnë fitoret e tyre gjithmonë brenda këtij kriteri. Për këtë, nëpërmjet edukimit të prijësve shpirtërorë, në fillim fituan ndaj egos së vet dhe u treguan të aftë për t'i realizuar fitoret jo për sundimin personal dhe egoistik, por për pëlqim të Allahut. Ata u shmangën nga shpërblimi i egos për këto fitore dhe treguan kujdes, vëmendje dhe zell për të mos hedhur hijen e egos mbi veprimet e suksesshme të tyre. Kështu, sulltan Selimi i Rreptë që pati arritur fitore legjendare, në kthimin nga fushata e Egjiptit priti të binte nata, pastaj të hynte në Stamboll, me qëllim që të mos pritej nga populli dhe, kështu, t'i shmangej konsideratës së vdekëtarëve që mund t'ia përkëdhelte egon dhe t'ia lëkundte karakterin. Ja, pra, sulltanët osmanë që karakterizoheshin pikërisht nga kjo gjendje shpirtërore[61], arritën gjer atje sa, qysh nga themelimi i shtetit, gjer në shembjen e tij, ta zyrtarizonin paralajmërimin dhe udhëzimin që u bëhej, edhe në një formë ceremoniale duke i vënë ushtarët e gardës çdo të premte të thërrisnin duke e shoqëruar vajtje-ardhjen e tyre nga Pallati në xhami, këtë frazë:

**"Mos u kreno, padishahu im, se është Allahu më i madh se ti!"**

61. Në origjinal: hâlet-i rûhiyye (osm.); *frëngj*. état d'âme. (Përkthyesit)

Pikërisht siç pati bërë kalifi, Hz. Omeri (r.a.) i cili pati vënë një person të paguar për t'i thënë vazhdimisht:

**"O Omer, mos harro se ka vdekje!"**

Kuptimi i të gjitha këtyre është se sulltanët dhe komandantët ushtarakë që patën realizuar fitoret osmane, i patën dhënë me konsekuencë përparësi asaj që Islami e ka emërtuar **"xhihad"** dhe formës më me rëndësi të tij, **"xhihadit të madh"**, domethënë *luftës në vetvete me nefs-in*. Ata u patën kushtuar gjithmonë një vlerë të posaçme vërejtjeve të prijësve shpirtërorë që i patën udhëzuar në këtë drejtim. Secili prej tyre e pati quajtur të detyrueshëm edukimin afektiv. Mund të thuhet se mes sulltanëve osmanë nuk mund të shënohet qoftë edhe një person i vetëm që të mos ketë hyrë në rrugën e edukimit mistik. Kjo pati arritur gjer atje sa edhe Mahmudi II, madje, i mbetur nën ndikimin e burrave të shtetit indiferentë, injorantë dhe tradhtarë, megjithëse ishte një person i cili qe bërë shkak i një rudhjeje ndërgjegjësore të tillë që populli i cili përfytyronte tek sundimtarët e vet "forcën e shtatë *evlija*ve", ta cilësonte atë si "padishahu kaurr"; pra, edhe Mahmudi II, duke shprehur vuajtjen e thellë shpirtërore që po ndjente në çastet e frymës së fundit, arriti të thoshte:

*"Më çoni në një xhami se dua ta jap frymën e fundit në një faltore të Allahut!.."*

**c.** Në histori, drejtësia juridike-morale është specifika më me rëndësi sesa vlefshmëria apo pavlefshmëria, drejtësia apo shtrembëria e ideologjisë ku mbështeten shtetet për të siguruar vazhdimësinë e tyre. Sepse një shtet mund të mbetet i përjetshëm edhe nëse bën për mbështetje të vet një kauzë të shtrembër, të paqenë, por nuk është parë që ai që ushtron padrejtësinë dhe dhunën, të mbetet i përjetshëm!

Burrat osmanë të shtetit të cilët, mbështetur mbi këtë të vërtetë, me anë të kujdesit dhe udhëzimit të prijësve moralo-shpirtërorë, u suallën në gjendje që të ishin të aftë për ta përfaqësuar Islamin sa me kodin e vet juridik, aq edhe me atmosferën dhe frymën e tij moralo-shpirtërore, gjatë gjithë historisë së tyre treguan një ndjeshmëri të madhe për të mos u shmangur nga drejtësia. Kjo ndjeshmëri ka luajtur edhe një rol nxitës dhe inkurajues ndër shumë popullata jomuslimane për të hyrë me dëshirën e vet nën administrimin osman, ashtu që është një e vërtetë historike se, gjatë ngadhnjimit të Rumelisë, si pasojë e prirjes nga priftërinjtë të popullsive që rënkonin nën padrejtësinë dhe dhunën e Bizantit, shumë vende u patën dërguar ftesa komandantëve osmanë.

Osmanët nuk vështruan ndryshime mes robve të Allahut dhe nuk

ndoqën politikën e asimilimit të popujve që kishin nën administrim apo sundim siç bënë omejadët. Dhe kjo u pati mundësuar atyre të qeverisin në paqë dhe qetësi nën një flamur shtatëdhjetë e ca popuj gjer në shfaqjen e nxitjeve të perëndimit dhe të rrymave nacionaliste. Duke mbajtur një vështrim dhe qëndrim tolerant ndaj gjuhës, fesë, zakoneve dhe traditave të çdokujt, e patën realizuar në një nivel të pangjashëm në histori polikulturën e cila sot, më në fund, ka filluar të konsiderohet një shkak pjekurie për popujt dhe kombet. Ata patën treguar tolerancë gjer atje sa t'i gjykojnë jomuslimanët sipas besimeve dhe ligjeve të tyre në çështjet e konflikteve mes atyre vetë. Gjykatat speciale të ngritura për këtë qëllim pranë patrikanës dhe përfaqësive diplomatike, patën vepruar gjer në shembjen e shtetit osman. Kjo drejtësi e veçantë dhe përjashtimore jo vetëm s'ka shembull në histori – përveç periudhës së Profetit-as sot nuk zbatohet në asnjë vend të botës! Me frymën e lartë që u kishte dhënë Islami, osmanët e ruajtën me korrektesë të lartë barazinë para drejtësisë të muslimanëve me jomuslimanët! Një nga shembujt e pangjarë të kësaj në histori është gjykimi i sulltan Mehmetit II, Ngadhnjimtarit, në kushte të barabarta me një arkitekt grek, gjë që është një shembull tejet i shkëlqyer dhe unikal në historinë e botës!

Ja, pra, tek osmanët, **Hirësia Sheh Edebali** është ai që pati siguruar që qeveritari në fillim të bënte pastrimin e vetvetes (nga gabimet, fajet, të metat dhe mëkatet) dhe, pastaj, ta kryente detyrën e qeverisjes jo në emër të autoritetit dhe sundimit personal, por në emër të Allahut dhe me ndjenjën e përgjegjësisë para Tij, si dhe është guri themeltar i vargut të prijësve moralo-shpirtërorë, për të cilët jemi përpjekur të flasim me çdo rast kur ka qenë e mundur. Me të vërtetë, Hirësia Sheh Edebali, në vitet e themelimit të shtetit, duke e orientuar në mënyrën më të përkryer shpirtin dhe vullnetin e Osman Gaziut, themeluesit të shtetit, ka luajtur një rol të bekuar e të çmuar në histori!



*Arkitekti moralo-shpirtëror i osmanëve:*

# HIRESIA SHEH EDEBALI

(1206-1326)

Hirësia Edebali është ndërtuesi moralo-shpirtëror i shtetit osman, vjehri dhe mësuesi i Osman Gaziut. Ka jetuar 120 vjet. Fillimi i arsimimit të tij është, sipas të gjitha gjasash, në vendlindjen e tij, Karaman, kurse përfundimi, në Damask. Pati marrë mësime nga të gjithë dijetarët e njohur të kohës dhe pati arritur një kompetencë të pashoqe si në dituritë formale, ashtu dhe ato shpirtërore.

Siç u përmend edhe më lart, Hirësia Edebali vjen në krye të personaliteteve që bënë përpjekje të mëdha për ta shpëtuar nga vorbulla brenda së cilës ndodhej Anadollin musliman që përjetonte një konfuzion dhe krizë të thellë pas invazionit mongol. Ai përpiqej që, duke e ringritur bashkimin dhe unitetin anadollian të plagosur seriozisht nga përçarja feudale, ta bënte flamurin islam të dallgëzohej fitimtar përballë mohuesve dhe heretikëve! Për ta realizuar këtë qëllim, i kishte vënë të gjithë feudalët e Anadollit para një vlerësimi të imtë. Sheh Edebaliut nuk i jepte shpresë gjendja e feudeve që ndodheshin në një konflikt të ashpër për jetë a vdekje me njëri-tjetrin me qëllim për t'ua zënë vendin selçukëve. Më në fund, Hirësia Edebali i cili e kishte analizuar Principatën Osmane që zotëronte aktualisht një forcë vetëm prej katërqind kalorësish, përbëhej prej tre feudesh dhe për të cilën askush nuk mendonte ndonjë të ardhme të shkëlqyer, gjeti në këtë principatë të vogël margaritarin që kërkonte. Si pozita ekzistuese gjeografike e Principatës Osmane, ashtu dhe mendësia e individëve të saj për Lartësimin e Fjalës së Allahut, mbushur me emocionin dhe pasionin e shërbimit ndaj Islamit, ishin një truall bazë i mrekullueshëm për Hirësinë Sheh Edebali!

Për këtë, u vendos në tokat osmane së bashku me pjesëtarët e familjes dhe filloi ta shpenzonte tërë kujdesin dhe përpjekjen për rritjen dhe

zhvillimin material e shpirtëror të asaj feude. Para së gjithash, ai ngriti një *zavije* në qytezën Bilexhik dhe iu fut udhëzimit dhe orientimit të popullit, veçanërisht të drejtuesve të feudës me Osman Gaziun në krye. Historiani Ashikpashazade shënon se selia e tij nuk mbetej kurrë bosh, se Sheh Edebaliu ua plotësonte të gjitha nevojat e dervishëve dhe kalimtarëve dhe se, për këtë qëllim, mbante vazhdimisht në dispozicion një kope dhensh.

Siç është treguar në fillim të diskutimit të kësaj çështjeje, Osman Gaziu qysh në rininë e vet i pati dashur shumë dijetarët dhe mistikët muslimanë. Veçanërisht në ditët e shënuara, ai shkonte te mësuesi i vet Hirësia Edebali dhe merrte mësim dhe frymëzim prej tij. Dihet se Shehu e interpretoi ëndrrën që pa Osman Gaziu si rezultat i respektit dhe madhërimit që shfaqte ndaj Kur'anit dhe ia dha vajzën e vet për grua.

Megjithëse nuk dihet se kujt ia la Hirësia Sheh Edebali detyrën e *shejh*-ut (prijësisë mistike) të ahizmit që i përkiste, është i fuqishëm rrëfimi sipas të cilit i dha *ixhazet* dhe autorizim nxënësit të vet Dursun Fakih. Ndërkaq, dëftesa e kompetencës fetare dhe autorizimi i përfaqësimit i kaloi më pas të nipit, Murati I.

Në të njëjtën kohë, Hirësia Edebali është kadiu (gjykatësi) dhe myftiu i parë osman. Ai bëri një jetë të gjatë duke shpërndarë në popull qetësi dhe begati dhe vdiq në vitin 1326.

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

Hirësia Edebali ka përgatitur shumë nxënës. Nxënësi i tij i shquar Dursun Fakih u bë, pas tij, myftiu i dytë dhe kryekadiu i dytë i shtetit osman.

**Ç'i dha Hirësia Sheh Edebali Osman Gaziut?**

Siç e kemi shpjeguar edhe më parë, Hirësia Sheh Edebali ia mësoi Osman Gaziut se fitorja e vërtetë është "kapërcimi i vetvetes dhe mosmashtrimi nga gënjeshtrat e saj". Edhe prijësit shpirtërorë që erdhën pas tij mbajtën të njëjtën konsideratë ndaj gjeneratës së Osman Gaziut. Ata miq të Allahut u bënë melhem dhe prehër dhembshurie për shtetin dhe për zemrat e turbulluara e të lodhura nga sëmundjet, fatkeqësitë dhe kokëçarjet. Heronjtë që kanë luajtur rol vendimtar në fatin e shteteve kanë pasur gjithmonë nevojë për këtë udhëzim, orientim dhe frymë shpirtërore. Duke ua pasuruar botën e zemrës këtyre heronjve, miqtë e Zotit i kanë begatuar ata me respektin dhe dashurinë legjendare ndaj Islamit, Kur'anit dhe Sunnetit, Traditës Profetike. U kanë dhënë mundësi të bëhen të vetëdijshëm për shkaqet dhe sekretin e vërtetë të fitoreve. Kanë formuar brezin

më impresionues të botës. Ky pasion dhe kjo ekstazë kanë arritur përkryerjen me flijime të tilla si dëshmorësia e Muratit I. Ky brez që ngriti fushim në shkretëtirat e Jemenit për mbrojtjen e Medinës së Ndritshme, e ka bartur me nder në të katër anët e botës Lartësimin e Fjalës së Allahut!

Ja, pra, këta shpirtra luftëtarë u bënë, gjer në pikën e fundit të gjakut dhe gjer çastet e fundit të frymës, ushtarë shpirtërorë të nderuar të Profetit, Hz. Muhammedit (s.a.s.). Ky brez, duke iu ngjitur përmes lavës së flakëve mureve të kalasë së Stambollit, bënte garë mes vete pothuaj duke mos e përpjesëtuar dot radhën e dëshmorësisë:

**“Sot e kemi ne radhën për të rënë dëshmorë!”**

**Zemrat e përkryera që përbënin themelin e kësaj gare nuk i kalb dheu! Ja, pra, perandoria osmane 623-vjeçare është një vepër e tillë zemre e vargut edebalian. Mund të thuhet se vepra e Hirësisë Edebali nuk përbëhet nga librat, siç përbëhet vepra e shumë personaliteteve të shquar, por nga brezat luftëtarë të njëpasnjëshëm të bashkuar në rrugën e besimit dhe Islamit.**

**Kështu, ajo frymë e dalë për herë të parë nga Hz. Muhammedi (s.a.s.) dhe e shfaqur, pastaj, tek brezi i sahabeve, është përcjellë, me anë të pasionit, ekstazës dhe konstitucionit shpirtëror të Sheh Edebaliut dhe miqve të tjerë të Zotit si ai, tek vargu i brezave luftëtarë të historisë osmane.**

Eshtë për këtë arsye që, ashtu siç e kemi prekur edhe më lart, osmanët janë treguar aq largpamës sa të mos e konsiderojnë veten si shtet të ri, por si vazhdimin e shtetit të ngritur nga Profeti (s.a.s.) në Medinën e Ndritshme. Vetëm se, meqë Allahu i Lartë nuk e ka shfaqur në elementët e kësaj bote atributin e tij të përjetshmërisë, në përfundim të vendimit hyjnor të dënimit të çdo qenieje me përkohshmëri dhe vdekje, edhe osmanët u rritën, u zhvilluan dhe u zgjeruan, pastaj arritën kulmin dhe, më në fund, ranë e u asgjësuan si pasojë e një sërë shkaqesh të njohura e të panjohura. Osmanët u larguan nga skena e historisë, por bota dhe, veçanërisht, Lindja e Mesme, nuk ka shpëtuar gjer më sot nga gjendja nevojtare ndaj paqes dhe qetësisë që pati siguruar shteti osman. Mendësia imperialiste që e pati hequr atë nga skena e historisë, për ta bërë truallin të përshtatshëm për shfrytëzim dhe shpërdorim në interes të vet, e copëtoi në afro dyzet pjesë trashëgimin e shtetit osman me qëllim për të penguar daljen e një fuqie të aftë materialisht dhe shpirtërisht si trashëgimtare e natyrshme e tij, për rrjedhojë, dolën në shesh ato shtete të vogla që dihen. Shkurt, perëndimorët u nisën ta ndajnë lëkurën e luanit për t’ua bërë qyrk dyzet dhelprave

veç e veç, megjithatë, asnjëra nga dhelprat nuk u bënë dot luanesha edhe pse u veshën me lëkurë luani!

Edhe pengesat me të cilat përballohet sot në rrugën e rimëkëmbjes dhe zhvillimit Turqia e cila e zotëron relativisht këtë kapacitet, janë rrjedhojë e këtij qëllimi dhe e kësaj mënyre sjelljeje armiqësore. Vetëm se, pavarësisht nga të gjitha intrigat dhe ngatërresat e armiqve me në krye sionizmin botëror dhe përkrahësit e tyre qëllimkëqinj, shkundja dhe zgjimi i Islamit në vendin tonë nuk po pengohen dot. Sepse sado të bëjnë plane njerëzit, planet më të mbara e me mundësi të plota realizimi janë gjithmonë ato të Zotit. Dhe, përballë vullnetit të tij hyjnor, të gjitha fuqitë nuk shpëtojnë dot pa u shndërruar në një grumbull të mjerë plehërishtesh!

Me të vërtetë, sot, pavarësisht nga qëndrimi negativ i ateistëve materialistë të botës, mbetja e atij konstitucioni shpirtëror të shkëlqyer është e pranishme, së pari në Anadoll, pastaj edhe në të gjithë botën islame. Në ditët që kemi para nuk duhet mbajtur larg nga mendja mundësia e një ripërtëritjeje të kësaj mbetjeje ashtu siç ndodh që, nga rrënjët e një druri të tharë të mbijnë dhe rriten filiza të reja të njoma! Sepse është një parim besimi se kjo kauzë e cila është një shfaqje e konstitucionit shpirtëror të Profetit, Hz. Muhammedit (s.a.s.), nuk do të asgjësohet gjer në kiamet! Pakësimet dhe shtimet janë si ngjitje-zbritjet e një rruge. Fakti që pas shembjes së komunizmit, materializmi nisi ta shënojë si "armik të ri" (!) Islamin dhe përcaktoi mbi botë, në ngjashmëri me "perden e hekurt", një **"brez të gjelbër"** ka për shkak të ardhmen e premtuar nga Islami. Besimtarët e dinë se nuk mund të ketë asnjë pengesë që ta ndalojë plotësimin nga Allahu të dritës së Tij! Shembja pa shtënë asnjë pushkë dhe fundi i hidhur i komunizmit që pretendonte ta gëlltiste tërë botën, është i mjaftueshëm si fakt dhe argument për të qenë optimist për të nesërmen!

Allahu i Lartë urdhëron:

**"**(O i Dërguar!) **Të të mos dëshpërojnë ty ata që bëjnë garë me njëritjetrin në mohim, sepse ata nuk mund t'i sjellin asnjë dëm Allahut! Allahu nuk dëshiron t'u japë atyre pjesë nga ahireti dhe për ta ka një ndëshkim shumë të madh!"** (Al-i Imran, 176)

**Zoti pastë mirësinë të na japë edhe neve një pjesë të frytshme nga punët e mira të cilat kanë për ta realizuar përsëpari ringjalljen dhe fuqizimin e Islamit!**

**Amin, ashtu qoftë!**



*Një mbret shpirtëror i pashoq*
*që u ka dhënë kahje sovranëve botërorë:*

# AZIZ MAHMUD HYDAJI

(1541-1628)

Eshtë nga prijësit e mëdhenj shpirtërorë të Stambollit të periudhës osmane.

Emrin e thjeshtë e ka patur Mahmud. Emri i dytë, **Hydaji**, që do të thotë i perëndishëm ose hyjnor, është, në fakt, një atribut. Si ky, ashtu dhe atributi tjetër **Aziz** që do të thotë i shenjtë ose shenjtor, i janë dhënë më vonë. Si gjenealogji, i përket brezit të Hirësisë **Xhunejd Bagdati**, pra, është sejjid, zotëri me prejardhje nga familja profetike e profetit Muhammed (s.a.s.). Këtë e pohon edhe vetë në një nga ilahitë, himnet fetare të tij:

*Gjyshi dhe prijësi im i madh*
*Ti je, o i Dërguari i Allahut!*

Lindi në Koçhisar dhe e kaloi fëmijërinë në Sivrihisar.

Ai është një sovran zemre që ka jetuar afro një shekull dhe ka njohur periudhat e sundimit të tetë sulltanëve! Në shekullin e vet, sa kohë që jetoi, u bë burim frymëzimi e begatie për ummetin, bashkësinë, si me veprat e veta, ashtu dhe me kuvendet, udhëzimet, predikimet dhe këshillat e tij!

Hirësia Hydaji i cili zotëronte një entitet të shkëlqyer në fushat e diturive fetare, tasavvufit (mistikës islame) dhe letërsisë, zë një pozitë përjashtimore mes prijësve shpirtërorë. Ai ka qenë një personalitet shpirtëror i rrallë, i cili mundi t'i çojë më tej me të njëjtin pasion, ekstazë dhe emocion veprimtarinë udhëzuese shpirtërore, si dhe të gjitha shërbimet dhe veprimtaritë e tjera të çmuara të Hirësisë Sheh Edebali në vitet e themelimit të shtetit osman. Hirësia Hydaji i cili vepronte me zell dhe në mënyrë principiale e të sinqertë në kahje të pëlqimit të Allahut, veç të tjerash, edhe si

rrjedhojë e dinjitetit të tij formal dhe përmbajtësor, u shqua si një mik i Zotit që e donin si të gjithë sulltanët, ashtu dhe të gjithë nënshtetasit.

Hirësia Hydaji i cili jetoi në një periudhë kur për dinastinë dhe shtetin osman, pas ngjitjes kulmore, pati filluar, dalngadalë, ecuria drejt stanjacionit, nga njëra anë pati bërë përpjekje të mëdha për t'i mbajtur vitalë sulltanët për sa i përket drejtësisë, përpjekjes dhe botës moralo-shpirtërore, nga ana tjetër pati ditur t'i mjekonte pothuaj si një mjek duarartë plagët e burrave të shtetit të turbulluar nga konfliktet, si dhe plagët e zemrës së popullit. Prandaj pati ndodhur që pothuaj çdokush pati gjetur lehtësim duke vrapuar në sofrën e tij të kuvendit, udhëzimit dhe shërbimit, që dergahu i tij qe bërë mjedis zemre dhe lumturie!

Me të vërtetë, periudha e tij përkon me një kohë të mundimshme kur lumturia me fatkeqësinë ndiqnin njëra-tjetrën. Në këtë periudhë filluan të shihen trazirat politike që shtoheshin gjithnjë e më shumë dhe që e trondisnin jashtëzakonisht strukturën shoqërore. Po të kujtojmë se lëkundja dhe prishja e disiplinës dhe rregullit në ushtri arritën gjer aty sa **Osmani i Ri II** të vritej në mënyrë tragjike dhe se si u copëtua nga jeniçerët trupi i kryeministrit **Hafiz Mehmet Pasha** mu para fronit të **Muratit IV** dhe se si gjaku i tij spërkati dhe ngjeu edhe fronin, kuptohet më mirë situata politike e atyre ditëve.

Ja, pra, Hirësia Hydaji i cili, në një periudhë të tillë të trazuar, me frymën qetësuese e prehëse të tasavvufit ose mistikës islame ftonte të dëgjohej zëri i Zotit dhe i të vërtetës, i përftoi dergahut të vet një entitet shumë të ndryshëm në krahasim me të tjerët, ashtu që dergahu i tij i nderuar qe bërë vendi i vetëm ku strehoheshin personat e shkarkuar dhe të përzënë nga administrata shtetërore si dhe ata që iknin nga anarkia e shfaqur në shoqëri. Kështu, persona si Halil Pasha, Dilaver Pasha dhe Ali Pasha në atë dergah qenë strehuar sa herë që e patën ndjerë veten ngushtë! **Me këtë aspekt të saj, dergahu i nderuar i Hirësisë Hydaji pati marrë entitetin e një mjedisi të sigurt dhe, sipas koncepteve të sotme, që gëzonte imunitet politiko-institucional, ku nuk mund të arrinte dora keqbërëse e askujt! Mund të thuhet se, në ato kohë, në tërë hapësirën osmane nuk mund të kishte ndonjë institucion tjetër të çfarëdo karakteri që të ishte aq i respektuar e i paprekshëm!**

Këtu është e domosdoshme të qëndrohet posaçërisht dhe me kujdes mbi faktin se si e kishte arritur Hirësia Hydaji atë pozitë dhe dinjitetin përjashtimor që gëzonte, sepse metoda që i pati dhënë mundësi atij të arrinte këtë përkryerje, është një model i papërsëritshëm për ata që ecin po në atë rrugë!

Në vitet e shkollës, krahas marrjes së një arsimi serioz, Hirësia Hydaji e pati brumosur pak a shumë edhe botën e ndjenjave me anë të një interesimi mistik. Ndërkaq, qe bërë asistenti i mësuesit të vet, **Nazirzade**, i cili e trajtonte në mënyrë të veçantë në medrese duke u nisur nga zellshëmria dhe përpjekja e madhe që bënte për të mësuar. Në vitet e mëvonshme, së bashku me mësuesin Nazirzade kreu detyrën e kadiut në vende të ndryshme. Së fundi, që të dy u emëruan në Bursa. Mësuesi u emërua kryekadi, kurse vetë u emërua edhe myderris në medresenë Ferhadije, edhe ndihmëskadi në gjykatën e Xhamisë Atik.

Në këtë kohë rastis që ai t'i hyjë plotësisht rrugës së edukimit mistik dhe të meritojë njohjen intuitive të Zotit, atë që në terminologjinë e mistikës islame quhet *marifetullah*. Kjo pati ndodhur kështu:

Pavarësisht nga çdo lloj denjësie dhe pozite diturore, ai ishte, në atë kohë, vetëm njëri nga personat e shumtë në Bursë që bënin punën e kadiut, dhe quhej **Kadi Mahmud Efendi**. Një ditë,i erdhi para një çështje jashtëzakonisht e veçantë, e një lloji që s'e kishte rastisur kurrë gjer atë ditë. Një grua e mjerë që derdhte nga sytë lot si përrua, iu drejtua gjykatës me ankesë ndaj të shoqit. Ajo i tha kështu Kadi Mahmudit që po e dëgjonte:

*"Kadi Efendi! Burri im çdo vit bën nijet të shkojë në haxh, por, bëhet si bëhet, nuk shkon dot për shkak të varfërisë. Edhe këtë vit nisi të thotë se do të shkonte në haxh me siguri, për më tepër, më tha: "Po qe se edhe këtë vit nuk do të shkoj dot në haxh, kam për të të ndarë!" Më vonë, afër bajramit të kurbanit, u zhduk. Pastaj, pesë-gjashtë ditë më vonë doli në shesh duke thënë se kishte qenë në haxh e ishte kthyer! A mund të ndodhë një gjë e tillë? Kadi Efendi! Më në fund, dua të ndahem nga ky burrë gënjeshtar!"*

Për ta hetuar ankesën, Kadiu Mahmud Efendi çoi ta thërrisnin burrin e asaj gruas dhe e pyeti nëse thëniet e gruas ishin të vërteta apo jo. Burri iu përgjigj kështu:

*"Kadi Efendi! Edhe thëniet e gruas sime janë të vërteta, edhe thëniet e mia! Ta dini se unë me të vërtetë isha në haxh dhe u ktheva! Për më tepër, në ato vende të bekuara u takova edhe me disa haxhilerë nga Bursa, të cilëve u lashë si amanet disa dhurata për t'i sjellë!"*

Kadiu Mehmed Efendi u çudit.

"Si mund të ndodhë kjo, zotëri?" - I tha burrit.

Burri i shkretë nisi të tregojë:

*"Imzot, si çdo vit tjetër, kur pashë se edhe këtë vit nuk do të shkoja dot në*

*haxh, shkova shumë i mërzitur te **Vjetërsirashitësi Mehmet Dede.** Ai më kapi për dore dhe më kërkoi t'i mbylllja sytë. Dhe, pastaj, kur i hapa, e pashë veten në Qabe..."*

Kadiu i cili bëhej për herë të parë dëshmitar i një pohimi të një ngjarjeje të tillë shpirtërore, nuk e pranoi deklaratën e burrit duke thënë se një gjë e tillë ishte e pamundur!

Atëherë, burri i shkretë i cili ndodhej ende nën efektin e atmosferës shpirtërore të tokave të shenjta, bërtiti me një ndjenjë sinqeriteti, por edhe kuptimplote:

**"Kadi Efendi! Nëse armiku i Allahut, shejtani, e përshkon tërë botën brenda një çasti, pse të mos mund të shkojë dot një rob i thjeshtë i Allahut brenda një çasti në Qabe?"**

Ky kundërveprim i burrit e bëri Kadi Mahmud Efendiun ta ndryshojë qëndrimin e vet. Duke e vlerësuar si me vend arsyetimin e burrit, e shtyu gjykimin e çështjes gjer në ardhjen e haxhinjve të Bursës. Pastaj, kur u kthyen haxhinjtë dhe e hetoi më tej pohimin e burrit, e mësoi ngjarjen siç kishte ndodhur në të vërtetë dhe i habitur dhe i mahnitur tejet, u detyrua ta hidhte poshtë ankesën dhe ta mbyllte çështjen.

Çështja u mbyll, por efekti që la tek vetë personi i kadiut qe tejet i thellë. Kadiut i ra në zemër një prush enigmatik, mendja iu bë lëmsh. Ujëvara e shpirtit dhe e vullnetit nisi t'i rrjedhë si e dehur. Ndërsa po mendonte ç'të bënte, me një frymëzim që i pikoi në zemër, vrapoi menjëherë te Vjetërsirashitësi Mehmet Dede. Për t'u kredhur në detin e të vërtetës dhe të të fshehtave, deshi të pranohej si ndjekës i tij. Por Mehmet Dedei i tha:

"Kadi Efendi! Të ardhmen s'e ke tek unë, por tek prijësi i përkryer i kohës, Hirësia **Muhammed Uftade**!"

Atëherë, me të njëjtin qëllim dhe motiv, Kadi Mahmudi u drejtua për tek dergahu i Hirësisë Uftade. Mirëpo, si urtësi hyjnore, kur iu afrua dergahut, kalit i ngecën këmbët në gurë. Kadi Mahmudi zbriti nga kali dhe arriti në dergah në këmbë. Hyri brenda, lidhi duart përballë Prijësit dhe shprehu dëshirën të bëhej nxënës i tij.

Hirësia e Tij, Prijësi që e pa kadiun e njohur të Bursës, Mahmud Efendiun, veshur e ngjeshur me kaftan të shkëlqyer, ishte i njoftuar shpirtërisht për ardhjen dhe mënyrën e ardhjes së tij. Por, sikur të donte ta maste mirë gradën e qëllimit dhe sinqeritetit të Kadi Efendiut, nuk e pranoi menjëherë kërkesën e tij për t'u bërë nxënës. Ai i tha Kadiut:

*"Shkoni, Kadi Efendi! Ju keni një jetë të mbytur në famë dhe popullaritet, një jetë pompoze me pasuri e pozitë. Kurse kjo portë është portë papasjeje. Fundja, edhe kali juaj, madje, u pengua nëpër gurë ngaqë s'deshi të vinte këtu, apo jo!"*

Dhe u drejtua për në dalje të dergahut.

Kadi Mahmud Efendiu që kishte mbetur i mahnitur, nga njëra anë, përballë forcës tërheqëse shpirtërore të shehut dhe, nga ana tjetër, përballë faktit mrekullor të njohjes nga shehu të të fshehtave të ardhjes së tij, e kuptoi të vërtetën. Ai mori një vendim të prerë. Për ta kapërcyer pengesën e nefsit (vetvetes, egos) dhe për të arritur konfidencën hyjnore, ishte e domosdoshme që, pa humbur kohë, të dorëzohej në një portë si kjo! Menjëherë vrapoi pas shehut, përkuli qafën dhe i tha:

*"Imzot! Jam në një gjendje të pavullnetshme e të hutuar! Më duket sikur jam duke rënë në një gropë pa fund! Ju lutem, zgjatmani dorën e ndihmës dhe nderojeni këtë të shkretë duke e bërë nxënësin tuaj!"*

Hirësia Uftade që buzëqeshi me këtë, i vuri tre kushte të mëdhenj për ta pranuar si nxënës: **ta linte detyrën e kadiut dhe myderrisit, t'ua shpërndante të varfërve tërë mallin dhe pasurinë që kishte në duar dhe të niste një jetë shumë të përkorë me qëllim për ta edukuar vetveten**. Sepse ishte e detyruar ta njihte vetveten dhe ta edukonte! Dhe, meqë Kadi Mahmud Efendiu ishte dorëzuar me gjithë zemër, e futi mes myridëve të vet.[62]

Pastaj, për ta pastruar turbullirën në zemrën e Kadi Mahmudit, domethënë, për t'i asgjësuar komplekset e krenarisë, mendjemadhësisë dhe madhështisë që ia kishte dhënë pozita e kadiut, Prijësi e urdhëroi Kadi Mahmudin të shiste mëlçi nëpër sokakët e Bursës ashtu, siç ishte i veshur me kaftanin e gjykatësit dhe, veç kësaj, e ngarkoi edhe me detyrën për të pastruar nevojtoret e selisë.

Kadi Mahmud Efendiu që kishte shkuar te Hirësia Uftade me ndjenjën e thjeshtësisë dhe dorëzimit të plotë, iu nënshtrua me tërë zemrën urdhrave të mësuesit dhe prijësit shpirtëror. Ai hoqi dorë nga të gjitha interesimet dhe lidhjet materiale që ia ushqenin *nefs*in dhe egoizmin. Duke

62. Është edhe një rrëfim tjetër lidhur me dorëzimin e Hirësisë Hydaji te Hirësia Uftade: Ndërsa punonte si ndihmëskadi dhe myderris në Bursa, Hirësia Hydaji pa një natë në ëndërr sikur kishte shpërthyer kiameti, ishte ngritur ura e siratit dhe peshorja dhe se shumë persona që i çmonte shumë, madje edhe mësuesi Nazirzade të cilin e donte fort, ndodheshin mes banorëve të xhehennemit! Duke nxjerrë mësimin e domosdoshëm shpirtëror nga kjo ëndërr, me një ndjenjë të thellë, i braktisi të gjitha preokupimet materiale të kësaj bote dhe u fut mes nxënësve të Hirësisë Uftade. Shën. i autorit.

ia nënshtruar veten me sinqeritet porosive të prijësit, bëri përparime të mëdha brenda një kohe të shkurtër. Ndërsa shëtiste nëpër sokakë duke shitur mëlçi i veshur me kaftanin e gjykatësit, njerëzit që e shihnin, thoshin:

*"Siç duket, kadiu ynë shkalloi!"*

*"Kadillëkun e ka lënë, por kaftanin, jo, i mjeri!"*

Kurse ai përpiqej me kënaqësi ta kryente detyrën që ia kishte dhënë prijësi, pa ua vënë veshin fjalëve të njerëzve!

Kështu, filloi të përparonte me shpejtësi drejt një maturimi sublim. Gjithnjë e më shumë iu rrit vlera në sytë dhe zemrën e mësuesit dhe prijësit të vet shpirtëror!

Ndërkaq, është shumë e njohur se si e eliminoi shenjën e fundit të egoizmit në vetvete.

Një ditë, kur Kadi Mahmudi po merrej me pastrimin e nevojtoreve, dëgjoi zërin e tellallit që i vinte i qartë gjer aty:

**"O popull! Mos thoni se s'dëgjuat! Në qytetin tonë na vjen një kadi i ri!.."**

Në atë çast, *nefsi* që ia gjeti zemrën të dobët, lëshoi menjëherë një furtunë të madhe dyshimi dhe lëkundjeje:

*"Domethënë, në vendin tim po vjen një kadi i ri! Ah, more Mahmud i shkretë! Le një profesion kaq të nderuar për t'u marrë me pastrim nevojtoresh! Pa më thuaj, ç'fitove kaq vite?"*

Duke e mbledhur menjëherë veten përballë kësaj sjelljeje të keqe e të rrezikshme të egos, Kadi Mahmud Efendiu e kujtoi mësuesin me një rrëqethje të brendshme. Sepse i pati dhënë fjalën se do t'ia zbatonte urdhrat gjer më një. Menjëherë, duke u penduar e duke bërë pendesë, iu përgjigj ashpër ngacmimit të rrezikshëm lëkundës të egos me këto fjalë:

*"O ti, Mahmud! A nuk i dhe fjalën mësuesit se do ta vije ndër këmbë egon tënde? Ku e ke tani fjalën e dhënë? Thuaj, ç'është kjo punë me ty tani?.."*

Por Kadi Mahmudin aq shumë e kishte dëshpëruar kjo gjendje, saqë qëndrimi i ashpër që mbajti ndaj përpjekjeve të egos për ta mashtruar, nuk e qetësoi. Prandaj, pa u menduar fare më tej, e hodhi tutje fshesën që mbante në dorë dhe, për ta ndëshkuar egon, vendosi t'i pastronte gurët e nevojtores me mjekër! Mu këtë çast, Hirësia Uftade u duk në derë. Ai i

foli Kadi Mahmudit me fytyrë të qeshur, me zë të butë dhe me pamje të hijshme:

*"Biri im Mahmud! Ti e di se mjekra është traditë profetike e bekuar!"*

Dhe iu bë pengesë vendimit të tij për t'i fshirë gurët me mjekër!

Pastaj i tha kështu:

*"Biri im Mahmud! Qëllimi i shërbimeve që të caktova në rrugën e edukimit mistik, ishte që ta kapërceje këtë periudhë. Lavdi Allahut që të dha sukses! Detyra jote e vetme pas kësaj është vetëm të ma përgatisësh ujin e abdestit dhe të më shtiesh për të marrë abdest!"*

Kadi Mahmudi u përpoq ta kryente edhe këtë detyrë me tërë zellin e vet. Pa asnjë ndërprerje, ia përgatiti mësuesit ujin e abdestit dhe i shtiu për të marrë abdest.

...Ishte një ditë dimri. Kadi Mahmudi u ngrit atë ditë me pak vonesë, prandaj nuk gjeti dot kohë t'ia ngrohte ujin mësuesit. U dëshpërua shumë dhe nga sytë nisën t'i pikojnë lot. Në mënyrë të pavullnetshme, vetëm sa e ngjeshi shtambën në gjoks duke thënë vetëm **"Allah!"**. Në atë çast, mësuesi u duk në derë. I kërkoi t'ia sillte ujin e abdestit dhe t'i shtinte. Kadi Mahmudi iu nënshtrua pa vullnet këtij urdhri dhe filloi t'i shtinte ujë mësuesit i shqetësuar jashtëzakonisht për ujin e ftohtë të pangrohur. Sapo uji i ra në duar, Hirësia Uftade e ngriti kokën lehtë dhe duke e vështruar gjendjen e frikësuar të nxënësit, i tha me buzëqeshje:

*"Uji qënka ngrohur më shumë se ç'duhet, biri im!"*

I habitur shumë për këto fjalë, Kadi Mahmudi iu përgjigj me një zë të lehtë:

"Si mund të ndodhë, imzot? Unë s'e kam ngrohur ujin!"

Dhe Hirësia Uftade i dha këtë përgjigje:

*"Biri im! Ti s'e di se ky ujë s'është ngrohur me zjarrin e druve, por me zjarrin e zemrës!"*

Sepse, me anë të përkorësisë së fortë që i pati hyrë në rrugën e edukimit të nefsit (vetvetes, egos), Hirësia Hydaji e pati zbritur në minimum edhe përfitimin nga gjërat hallall, madje, dhe, duke ia nënshtruar zemrën plotësisht Zotit, pati arritur ta fuqizonte shpirtin. Si përfundim, pati merituar begatitë e kësaj situate të bukur, veç kësaj, pati arritur në gjendje

që të mund të bisedonte më shumë me të vdekurit se me të gjallët. Një herë, gjatë rrugës për në dergah qe përballur me një myezin të vdekur, pati shkëmbyer selam, përshëndetje me të dhe këtë ndodhi ia pati treguar mësuesit. Atëherë, Hirësia Uftade i pati thënë:

*"Biri im! Në sajë të përkorësisë që ke kryer, e ke përsosur mirë shpirtin dhe e ke forcuar. Edhe unë, në kohën e përkorësisë sime, në këtë gjendje ndodhesha!"*

❀

Një ditë, Hirësia Uftade kishte dalë së bashku me nxënësit, myridët e vet, në një kuvend fushe, jashtë qytetit. Sipas urdhrit që morën, të gjithë dervishët shëtitën nëpër vendet më të bukura të fushës, mblodhën nga një tufë me lule dhe ia çuan mësuesit. Kurse në dorën e Kadi Mahmudit kishte vetëm një lule të vyshkur me bisht të këputur. Pasi të gjithë të tjerët ia dhanë mësuesit plot gëzim buqetat që kishin në duar, Kadi Mahmudi, me qafën të përkulur, ia ofroi mësuesit lulen e vyshkur me bisht të thyer!

Hirësia Uftade e pyeti mes shikimeve kureshtare të të gjithë myridëve:

*"O bir, Mahmud! Ndërsa të tjerët sollën lule tufa,tufa, ti pse solle këtë lule të vyshkur me bisht të këputur?"*

Duke e përkulur kokën para me drojtje dhe edukatë, Kadi Mahmudi iu përgjigj:

*"Imzot! Çfarëdo që t'ju dhuroj juve, është pak! Vetëm se, sa herë që zgjatja dorën për të këputur një lule, e dëgjoja duke e madhëruar Zotin duke thirrur "Allah, Allah!" Dhe, kështu, nuk ma bëri zemra t'ua pengoja zikrin! Atëherë, i pashpresë, u detyrova t'ju sjell këtë lule që s'bënte dot më tesbih!"*

I kënaqur jashtëzakonisht nga kjo përgjigje e bukur dhe plot kuptim, Hirësia Uftade derdhi nga goja atë çast këto fjalë miratimi:

**"Hydaji, Hydaji... O bir! këtej e tutje, le të quhesh Hydaji, i Perëndishëm! O Hydaji, vetëm ti paske përfituar nga kjo shëtitje fushe!.."**

Në këtë mënyrë, Kadi Mahmudi u bë Hydaji. Sepse ai, tashmë, ishte bërë konfident i së fshehtës hyjnore dhe i rrymave të fuqisë hyjnore në gjithësi! Pothuajse gjithësia ishte shndërruar për të në një libër të gjallë që ia zbulonte të fshehtat!

Aty e tutje, Kadi Mahmud Efendiu i mbiquajtur Hydaji, duke iu shtuar

për respekt edhe atributi Aziz, i Shenjtë, si rrjedhojë e gradës shpirtërore të lartë e të posaçme ku ishte ngjitur, u quajt dhe u përmend si **Aziz Mahmud Hydaji**.

❁

Si pasojë e kësaj ngjitjeje të Hirësisë Hydaji i cili brenda një kohe të shkurtër prej tre vjetësh u bë kryenxënësi i Hirësisë Uftade, tek disa nga nxënësit e vjetër filloi të shfaqet pakënaqësi. Duke i rënë në të një dukurie të tillë, Hirësia Uftade, për ta korrigjuar botën shpirtërore të tyre, përdori këtë metodë të bukur:

Ishte një mbrëmje dimri. Pasi zhvilloi me nxënësit një bisedë plot përmbajtje moralo-shpirtërore, Hirësia Uftade urdhëroi të shtrohej sofra. Pastaj, duke ua hedhur shikimin të mirave që kishin shtruar nxënësit në sofër, i pyeti:

"Bijtë e mi! A mund të gjendet, vallë, rrush i freskët i porsaképutur nga pjergulla?"

Të gjithë dervishët, duke u habitur për këtë pyetje, vështruan njëri-tjetrin në sy. Madje, disa prej tyre menduan:

"Në stinën e dimrit nuk ka rrush të freskët!"

Vetëm Hirësia Mahmud Hydaji i cili ishte i lidhur me një nënshtrim dhe dorëzim të madh ndaj mësuesit të vet dhe që kishte arritur gjithato përparime, duke menduar se në këtë kërkesë kishte një urtësi, tha plot edukatë:

"O mësues! Po të më lejoni, po dal t'jua plotësoj dëshirën!"

Pasi iu dha leje, Hirësia Mahmud Hydaji shkoi drejt e në vreshtë. Të gjitha pjergullat ishin nën borë. Kur e zgjodhi njërën dhe ia pastroi borën, u përball me plot veshule rrushi të freskët e të pjekur! Duke menduar se kjo që po i ndodhte ishte një keramet, një aftësi parashikuese mrekullore e mësuesit, e mbushi shportën dhe zuri udhën e dergahut. Duke ecur rrugës vazhdimisht me emrin e Zotit në gojë, meqë gjithandej ishte mbuluar nga bora dhe s'dallohej, ra në një gropë. Dhe ngaqë gropa ishte e thellë, s'doli dot me gjithë përpjekjet që bëri. Ndodhej në një gjendje të pashpresë, kur dëgjoi një zë nga lart:

"Zgjatma dorën, biri im!"

Pa: ishte një person fytyrëdritë. Ia zgjati dorën dhe doli nga gropa.

Hirësia Hydaji ende s'e kishte pyetur se kush ishte personin që e kishte shpëtuar, kur ai ishte zhdukur!

Më në fund, Hirësia Hydaji arriti në dergah me shportën me rrush të freskët në dorë dhe ia tregoi mësuesit gjithçka i kishte ngjarë. Hirësia Uftade, pasi i tha se personi që e kishte shpëtuar kishte qenë **Hizri** (a.s.), iu drejtua dervishëve të tjerë e u tha:

"Bijtë e mi! Përkryerja e birit tonë, Hydaji, është plotësuar! Fundja që prej shumë kohësh ai e ka merituar të drejtën e zëvendësit!"

Pas kësaj, Hirësia Uftade e dërgoi atë si zëvendës në Sivrihisar. Pasi shërbeu për një kohë atje, Hirësia Hydaji u kthye në Bursë sipas një shenje shpirtërore. Aty ai i shërbeu me gjithë dëshirën e zemrës mësuesit dhe prijësit, Hirësisë Uftade, i cili po jetonte ditët e fundit. I mbetur mjaft i kënaqur nga ky shërbim, një ditë, Hirësia Uftade u lut për të:

*"O bir! Sovranët të mbajtshin yzengjinë!"*[63]

Pas vdekjes së mësuesit të vet, Uftade, sipas kërkesës dhe argumentimit të shehulislamit **Hoxha Sadeddin Efendiut**, Hirësia Hydaji u vendos në Stamboll.

Dergahu që ngriti ai në Yskydar, brenda një kohe të shkurtër u shndërrua në një shkollë kulture shpirtërore që i drejtohej çdo njeriu të çdo shtrese. Ajo tërhoqi konsideratën dhe interesimin e sovranëve botërorë. Ajo i përfshiu edhe ata mes dervishëve të saj. Veçanërisht, **Murati III, Ahmeti I, Osmani i Ri II** dhe **Murati IV** merituan udhëzimin konfidencial të Hirësisë Hydaji. Hirësia Hydaji mori pjesë personalisht në ceremoninë e ngjeshjes së shpatës Muratit IV dhe, siç ishte zakon, ia ngjeshi atij vetë shpatën e **Hz. Omerit** në tyrben e Ebu Ejub el-Ensariut.

❁

Në vitet kur Aziz Mahmud Hydajiu erdhi në Stamboll, në fronin osman ndodhej Murati III. Në kohët e para, ky sulltan, duke u gënjyer si nga kufijtë e gjerë dhe shkëlqimi i shtetit osman, ashtu dhe nga rinia dhe vitaliteti i vet personal, vepronte me një vetëbesueshmëri dhe qetësi të skajshme. Prandaj dhe, në mënyrë të pashmangshme, përjetoheshin një sërë të metash. Ja, pra, duke e dalluar këtë gjë, Hirësia Hydaji mori mbi vete një detyrë që s'do të guxonte ta merrte përsipër askush, detyrën për ta udhëzuar dhe orientuar sulltanin. Ai i shkroi Muratit III letra që e orientonin drejt Zotit dhe të vërtetës. Fakti që ato letra kishin, sipas përmbajtjes, një

63. Kjo lutje e Hirësisë Uftade u vërtetua. Shih temën "Sulltan Ahmeti I". Shën. i autorit.

stil, kur duhej, të butë e, kur duhej, të ashpër, janë interesante për atë se tregojnë se sa kompetent, konstruktiv, i pushtetshëm dhe i ndikueshëm ishte Hirësia Hydaji në detyrën e tij të udhëzimit dhe orientimit moralo-shpirtëror. Sepse, për shkak të ashpërsisë së karakterit dhe të sjelljes nga e cila karakterizohej Murati III, ishte e pamundur që vërejtjet në fjalë të mund t'ia bënte atij dikush që s'e kishte aftësinë trajtuese shpirtërore në nivel të lartë. Disa pjesë nga letrat që u përkasin kohëve të ndryshme, janë kështu:

*"Sulltani im! Nisu për rrugë në detin e të vërtetës duke hipur në gjeminë e sheriatit, duke i hapur velat e devocionit, duke vozitur me maturinë dhe orientimin e erës së dashurisë për Zotin! Zbatoji plotësisht kushtet e formës dhe përmbajtjes domethënë, urdhrat e sheriatit dhe parimet e tarikatit dhe të vërtetës! Ja, kjo është ajo që i thonë drejtësi!"*

*"Sovrani im i lumtur! Forca, fuqia dhe madhështia e kohës së mbretërimit tuaj nuk kanë qenë të tilla në asnjë kohë tjetër... Vetëm duhet ta dini se dëshira e vetme e Allahut dhe e të Dërguarit të Tij ka qenë dhe mbetet eliminimi i dhunës dhe padrejtësisë dhe vendosja e drejtësisë, hedhja e sajimeve të paqena dhe zbatimi i sunnetit..."*

*"Sulltani im! Robtë e Allahut presin nga ju dhembshuri dhe mëshirë. Do të bënit tradhti nëse nuk do ta trajtonit popullin me dhembshuri dhe mëshirë! Në këtë rast, njerëzit do t'jua kthenin shpinën me zemrat e vrara, me neveri dhe urrejtje. Dhe do t'i ndërprisnin edhe lutjet që bëjnë për ju..."*

*"Sulltani im! Paskeni dëshiruar ta kapërceni ujin e Sakarjas dhe ta vini në përdorim. Populli ka mbetur shumë i kënaqur prej kësaj. Sepse edhe nevojat janë të shumta. Gjyshi juaj i ndjerë, sulltan Sulejmani, pati sjellë ujin e Fabrikës së Letrës duke i bërë popullit një gosti të madhe. Edhe ju, duke sjellë dru, do ta gëzoni fukaranë!"*

*"Sulltani im! Detyra jonë është t'ua tërheqim vëmendjen dhe t'i orientojmë krenarët, të padituri dhe indiferentët me anë të këshillave dhe predikimit, është t'i nxisim dhe inkurajojmë njerëzit që të hyjnë në rrugën e devocionit dhe të bëjnë punë të mira. Kështu, dëshira jonë ndaj Allahut është të jemi nga njerëzit e mirë dhe përmirësues. Allahu na mbrojttë nga mëkatarët dhe hipnotizuesit!"*

Hirësia Hydaji, ndikimi dhe pushteti i të cilit, me anë të këshillave të çmuara dhe udhëzimeve, rritej, në këtë mënyrë, në radhë të parë, mbi sulltanin, pastaj edhe mbi të gjithë burrat e shtetit, mori pjesë bashkë me Ferhad Pashën në fushatën e **Tebrizit** dhe e pati komanduar ushtrinë shpirtërisht.

Eshtë mjaft e njohur ngjarja e interpretimit të ëndrrës e cila përbën hallkën e parë të marrëdhënieve të Hirësisë Aziz Mahmud Hydaji me sulltan Ahmedin I. Ky sulltan, interesimi dhe respekti i të cilit për Hirësinë Hydaji u shtuan tejet me rastin e interpretimit në fjalë, u dha aq shumë pas tij, sa që të shkruante imitacione për himnet e tij fetare.

Fakti që Hydajiu (k.s.) të cilit i pati rënë në pjesë shumë nga aftësia e interpretimit të ëndrrave e Hz. Jusufit (a.s.), i pati udhëzuar dhe orientuar, me këtë aspekt, sulltanët botërorë, si dhe pati treguar saktësi në interpretimin e ëndrrave, është tregues i denjësisë dhe kompetencës së tij në këtë drejtim.

Një ditë, sulltan Ahmedi I i dërgoi mësuesit të tij shumë të dashur, Hirësisë Hydaji, një dhuratë të çmuar. Por Hirësia Hydaji nuk e pranoi. Atëherë, meqë e kishte nxjerrë dhuratën prej dore, sulltan Ahmedi I ia dërgoi Hirësisë **Abdylmexhid Sivasi**, njërit prej shehlerëve të kohës. Dhe, gjatë një vizite me rastin e pranimit të dhuratës nga Hirësia Sivasi, sulltani i tha:

"Hirësia juaj! Këtë dhuratë ia dërgova në fillim Hirësisë Hydaji, por ai nuk e pranoi. Kurse ju patët mirësinë ta pranoni!"

Hirësia Sivasi i cili e kuptoi idenë e fshehtë të shprehjes, i dha këtë përgjigje kuptimplote:

*"Sulltani im! Hirësia Hydaji është një Feniks që nuk ia hedh sytë kërmës!"*

Sulltani që mbeti i kënaqur nga kjo përgjigje, pas disa ditësh i shkoi për vizitë Hirësisë Hydaji dhe, gjatë bisedës, i tha:

"Imzot, atë dhuratë që s'e pranuat ju, Abdylmexhid Efendiu e pranoi!"

Me një fytyrë të buzëqeshur, Hirësia Hydaji iu përgjigj:

*"Sulltani im! Abdylmexhid Efendiu është një det! Po t'i bjerë detit të madh një pikëz fëlliqësi nga kotësitë e kësaj bote, nuk ia dëmton kthjelltësinë!"*[64]

Ky tregim epik përsa i përket përmbajtjes së jashtëzakonshme të tij, tregon dashurinë dhe respektin e thellë të dy miqve të Allahut për njëri-tjetrin, veçanërisht personalitetin e përkryer të Hirësisë Hydaji. Sepse Hirësia Hydaji i cili, si rrjedhojë e detyrës së tij udhëzuese e prijëse, kri-

64. Një sërë shfaqjesh të tjera afërsie dhe dashurie mes sulltan Ahmedit I dhe Hirësisë Hydaji janë përshkruar në temën mbi sulltan Ahmedin I. Shën. i autorit.

jonte afërsi me sulltanin në marrëdhëniet shpirtërore, tregohej jashtëzakonisht i tërhequr në marrëdhëniet materiale, sepse dhuratat materiale që paraqesin rrezik përmes shtimit të prirjes dhe dashurisë ndaj botës, për pasojë, tronditjes së konstitucionit shpirtëror, mund t'i bëheshin pengesë atij në veprimtarinë udhëzuese që ishte detyra origjinale e tij. Por edhe nëse në disa raste e pati respektuar traditën e moskundërshtimit të dhuratës së sulltanit, ato që pati marrë, i pati shpenzuar në ndërtimin e dergahut, në shërbimet ndaj myridëve dhe në shërbimet e vakfeve që pati ngritur. Kurse në disa raste të tjera, dhuratat e dërguara për veten e tij i pati kthyer prapë.

❀

Hirësia Hydaji i cili e vazhdoi lidhjen që kishte pasur me sulltan Ahmedin I, edhe me sulltan **Osmanin e Ri II** që erdhi pas tij, bëri përpjekje të mëdha për ta udhëzuar dhe orientuar edhe këtë sulltan të ri plot energji dhe entuziazëm. Osmani i Ri II ishte një personalitet me ideale, i cili, duke parë se Shteti i Lartë kishte hyrë në periudhën e stanjacionit, projektonte masa dhe veprime të reja që të mund t'i thoshin "ndal" kësaj ecurie! Në këtë mes, ai vuri si qëllim të shkonte në haxh. Gjer atëherë, asnjë nga sulltanët nuk pati shkuar në haxh. Meqë në atë kohë, vajtje-ardhja në haxh zgjaste afro një vit, shehulislamët nuk u jepnin leje sulltanëve me qëllim që të mos prishej rendi dhe rregulli i shtetit, prandaj ata e kryenin këtë detyrim fetar duke dërguar përfaqësues.

Hirësia Hydaji që e njihte shumë mirë thelbin e kësaj çështjeje, duke mos e parë me vend që sulltan Osmani i Ri kishte vënë si qëllim të shkonte në haxh duke e prishur traditën e vjetër, u përpoq ta bënte të hiqte dorë nga qëllimi i vet, por, për shkak të moshës së re dhe mungesës së përvojës, sulltani nuk hoqi dorë nga kjo dëshirë dhe, pavarësisht nga paralajmërimet këmbëngulëse të Hirësisë Hydaji, duke treguar dobësi në bindje dhe nënshtrim, mori iniciativa për ta realizuar qëllimin e vet. Ndërkaq, këto iniciativa shkaktuan shqetësime serioze tek jeniçerët. Me ndërhyrjen edhe të disa intrigantëve, u krijua mendimi se qëllimi i sulltanit ishte të shkonte në Hixhaz, të mblidhte atje një ushtri dhe të kthehej për t'i eliminuar jeniçerët. Prandaj, rebelët që deshën ta pengonin këtë veprim të sulltanit sipas këtij mendimi, e frynë ngjarjen, i vunë në veprim përkrahësit e vet dhe kryen atë krim të njohur që në histori është cilësuar si "dramatik".

Ngjarja në fjalë e shpalosi në mënyrë të hidhur rëndësinë e këmbënguljes plot të fshehta të paralajmërimit shpirtëror të Hirësisë Hydaji.

Kurse disa të tjerë nga burrat e shtetit, për t'u mbrojtur nga anarkia që

e kishte përfshirë mjedisin, u strehuan në dergahun e Hirësisë Hydaji dhe, kështu, mundën ta mbronin veten nga një rrezik i madh! Sepse në dergahun e Hirësisë Hydaji nuk mund të ndërhynte as shteti, as dhe ndonjë forcë tjetër. Sipas koncepteve të sotme, dergahu i tij ishte e paprekshme, kishte imunitet. Prandaj edhe sikur personat e strehuar aty të ishin nga ata që kërkohej të ekzekutoheshin, nuk prekeshin dot, kurse ata që kishin të drejtë, rehabilitoheshin me kërkesë dhe argumentim të Hirësisë Hydaji, ashtu siç pati ndodhur me Halil Pashën.

❀

I hipur në fron pas vrasjes së Osmanit të Ri II, **sulltan Murati IV** ishte ende katërmbëdhjetë vjeç. Ashtu siç e kemi përmendur, në ceremoninë e ngjeshjes së shpatës në Ejup u ftua Hirësia Aziz Mahmud Hydaji me atributin e shehut më me konsideratë të kohës dhe ky *Pir* ia ngjeshi shpatën sulltanit të ri duke bërë edhe lutjen përkatëse për mbarësi.

Meqë kur sulltan Murati IV hipi në fron konsiderohej i mitur dhe, në fakt, për shkak të moshës nuk arrinte ta siguronte dot autoritetin e duhur dhe ta ushtronte tërë pushtetin që i ishte dhënë, frenat e pushtetit ndodheshin aktualisht në duart e s'ëmës dhe të disa burrave të shtetit.[65] Dhe sulltan Murati IV i cili kalonte, kohë pas kohe, krizë shpirtërore për shkak të kësaj gjendjeje, vishej ndryshe dhe shkonte në dergahun e Hirësisë Hydaji ku e rimerrte veten, forcohej shpirtërisht dhe përgatitej për ditët e ardhshme. Sulltan Murati IV i cili i kryente këto vizita brenda kritereve etike të një dervishi të sinqertë, një ditë mori me vete edhe lalën e vet. Kur arritën te porta e dergahut dhe trokitën lehtë me tokmakun, nga brenda, si zakonisht, u dëgjua pyetja e një dervishi:

"Kush është?"

Dhe lala u përgjigj menjëherë me mënyrën dhe tonin pompoz që ishte mësuar:

*"Po ju nderon me ardhjen e tij, sovrani i shtatë klimave, zotëria ynë, sulltan bir sulltani, Murati IV! Njoftojeni menjëherë hirësinë e tij, shehun!"*

Dervishi nga brenda iu përgjigj:

65. Në përvojën monarkiste perëndimore, monarku i mitur quhej "infant" dhe i caktohej legalisht një "regjent" i cili e ushtronte pushtetin në vend të tij gjersa të arrinte moshën e duhur për ta ushtruar vetë. Në rastin e Muratit IV, e ëma nuk ishte regjente legale e tij. Ajo dhe disa burra të shtetit me influencë ushtronin, në fakt, një pushtet "të grabitur" nga sulltani i vogël dhe ky ishte shkaku që e mërziste dhe e shqetësonte atë. (Përkthyesit)

*“Kjo portë nuk është portë sulltanati!”*

Dhe nuk ua hapi derën!

Duke i buzëqeshur lalës për situatën ku kishte rënë, sulltan Murati IV i tha:

*“Lalë, kjo portë është portë zemre dhe përulësie!”*

Pastaj trokiti sërish portën me tokmak. Dhe së njëjtës pyetje nga brenda, iu përgjigj me edukatë dhe etikë të thellë:

*“Thojini hirësisë së tij, shehut, se i ka ardhur robi i tij, Murati!”*

Atëherë u hap dera dhe i morën brenda.

Hirësia Hydaji i cili në atë kohë ishte plakur mjaft, tregonte një interesim krejt të veçantë për sulltan Muratin IV me qëllim që ky të arrinte përkryerjen me tërë denjësinë e duhur.

Dhe ishte si rrjedhojë e begatisë së këtij interesimi dhe përpjekjeve të tjera udhëzuese që i kushtonte Hirësia Hydaji, që Murati IV fitonte çdo ditë e më shumë materialisht dhe shpirtërisht përkryerje, përvojë dhe nivel. Pastaj erdhi dita që ai të arrinte konsistencën mendore dhe shpirtërore për t’u vënë supet çështjeve të mëdha. Duke siguruar disiplinën në ushtri si dhe rendin në popull me veprime serioze të bëra në momentet e duhura, e shpëtoi shtetin i cili qysh atë ditë ndodhej ballëpërballë me rrezikun e shembjes, nga një e tatëpjetë e madhe.

❀

Ja, pra, *kerametet* ose konsideratat dhe veprimet mrekullore më të mëdha të Hirësisë Hydaji kanë qenë aftësia dhe arritjet e tij në udhëzimin dhe orientimin në këtë mënyrë të sovranëve botërorë. Krahas kësaj, ai ka edhe shumë keramete ushqyese të botës afektive të njerëzve të zemrës.

Një nga kerametet shumë të njohura të Hirësisë Hydaji është ngjarja e kalimit nga bregu aziatik në atë evropian në një ditë me furtunë. Atë ditë me furtunë dhe me një det tejet të trazuar ku nuk guxonte të dilte asnjë varkëtar profesionist, Hirësia Hydaji hipi në Yskydar në varkën e vet së bashku me disa myridë dhe kaloi mirë e bukur në bregun tjetër. Me lejen e Allahut të Lartë, rruga që ndoqi varka u shndërrua në një det krejt të qetë dhe dallgët e ngritura kas nga të dy anët nuk iu afruan e nuk e prekën varkën e atij miku të Zotit!

Ende, kësaj rruge mes Yskydarit dhe Bririt të Artë i thonë "Rruga Hydaji". Varkarët që e dinë, atë ndjekin në kohët me furtunë. Kjo është një ngjarje e jashtëzakonshme dhe mrekullore e qartë e Hirësisë Hydaji e ardhur gjer në ditët tona. Kështu, përveç faktit që këtë rrugë e ndjekin ende sot varkarët, fakti tjetër që në motin me erën e jugut Lodos, vetëm linja e anijeve Yskydar-Eminony nuk ndërpritet, të vë në mendime.

Gjer në ditët e fundit të shtetit osman, kapitenët që bënin udhëtime në linjat e Gjirit, kur kalonin pranë Yskydarit, i ftonin udhëtarët të kthenin fytyrën nga dergahu **Aziz Mahmud Hydaji** (k.s.) dhe të këndonin lutjen **Fatiha**; kur kalonin pranë Beshiktashit, nga dergahu **Jahja Efendi**; kur kalonin pranë Bejkozit, nga ana e vendvarrimit të **Hz. Jusha** (a.s.).

Ja, një herë e një kohë, e tillë ishte etika e popullit ndaj prijësve të mëdhenj shpirtërorë që ndodheshin të varrosur në Stamboll!

❁

Dikush që kishte dëgjuar se Hirësia Hydaji e njihte shkencën e alkimisë, shkoi te Prijësi dhe i tha:

"Imzot! Dëgjova se e zotëroni alkiminë! Po ju vetë, ç'thoni?"

Pa thënë asnjë fjalë, Hirësia Hydaji këputi tri gjethe nga pjergulla pranë, u fryu dhe, me lejen e Allahut, ato u shndërruan në tri fletë ari.

Njeriu i mjerë që i vërejti i mahnitur veprimet, u përpoq dhe vetë të bënte një gjë të tillë, por nuk arriti. Atëherë, Hirësia Hydaji që e vëzhgonte i menduar personin, i tha:

"O bir, dije se ta mësosh alkiminë, do të thotë ta ndryshosh zemrën me anë të alkimisë!"

❁

Në Stamboll ishte shfaqur një epidemi murtaje shumë e rëndë. Çdo ditë vdisnin me mijëra vetë. Njerëzit e popullit që s'dinin ç'të bënin, vrapuan te Hirësia Aziz Mahmud Hydaji dhe iu lutën me lot ndër sy. Dhe ai u tha kështu:

"Nuk është në përshtatje me natyrën tonë që të përzihemi në punë të tilla shpirtërore. Por meqë këmbëngulni për shkak të rëndesës së sëmundjes, shkoni në varrezën Karaxhaahmed. Atje, nën një selvi shtrihet i mbështjellë me rrogoz një person i quajtur **"Hasërpush Dede", "Dedei nën rrogoz"**. Atij thojini. Po qe se s'jua pranon lutjen, jepini të fala prej meje!"

Njerëzit shkuan drejt e te personi. Por ai person me natyrë delirante, kur e dëgjoi mendimin dhe lutjen e njerëzve, filloi të thërrasë e bërtasë me zemërim, i përzuri njerëzit, u mbështoll me rrogoz dhe u shtri përsëri. Njerëzit u kthyen përsëri me shumë drojtje dhe i dhanë të falat e Prijësit Hydaji. Sapo i mori të falat, Dedei u hodh në këmbë dhe nisi të lutej. Në fund të lutjes tha kështu:

"Sot, pasi të ngrihet edhe kufoma e të sëmurit të fundit, kjo sëmundje të largohet!"

Pastaj pyeti nëse kishte për të ndonjë fjalë apo kërkesë tjetër nga Hirësia Hydaji, u mbulua sërish me rrogoz.

Me të vërtetë, atë ditë, pasi vdiq edhe një tjetër nga murtaja, sëmundja u zhduk krejtësisht.

❁

Në sajë të nivelit shkencor të lartë të tij, Hirësia Hydaji kishte edhe shumë myridë nga dijetarët fetarë. Persona si **shehulislami Hoxha Sadeddin Efendi** dhe i biri **Esad Efendi** ishin ndër ata që merrnin pjesë në rrethin e veprimtarisë udhëzuese dhe orientuese të tij. Hirësia Hydaji ka dhënë afro tridhjetë vepra në fusha të ndryshme të dijeve fetare, si tasavvufi ose mistika islame, tefsiri ose komenti kur'anor, fikhu ose e drejta islame, etj. Nëse i pati lënë detyrat si kadi dhe myderris, kjo pati ndodhur si pasojë e ndryshimit të detyrës themelore të tij. Sepse në rrugën e fesë së vërtetë, as lënia mënjanë e diturisë s'është e drejtë, as mosprirja ndaj kulturës shpirtërore. Sepse kultura shpirtërore (irfan) pa dituri dhe dituria pa kulturë shpirtërore (irfan) janë si mirazhi apo iluzioni optik në shkretëtirë[66].

Pasi pati hyrë në mistikë, pati thënë kështu:

*O Zot, siç na zhveshe nga përkohshmëria e myderrisllëkut,*
*Ki mirësinë, na shpëto me afrinë tënde nga mundimi i të qënit...*

Megjithëkëtë, sipas urdhrit personal të shehut të vet, ai e vazhdoi detyrën e vaizit. Veç kësaj, ashtu si sufitë e mëdhenj para tij, ai vazhdoi edhe mësimdhënien në tefsir dhe hadith. Sepse ai s'i kishte braktisur këto, por *nefs*in, dhe e kishte edukuar vetveten.

Janë shumë nxënës të Hirësisë Hydaji që kanë pasë marrë pjesë në mësimet e tij të tefsirit dhe hadithit dhe që kanë pasë marrë ixhazet, dëftesë,

66. Këtu, në origjinal, është përdorur fjala *serap* që do të thotë mirazh ose iluzion optik (në shkretëtirë). (Përkthyesit)

në këto lëndë. Nga pasardhësit e tij janë edhe **Saçllë Ibrahim Efendi** dhe **Ismail Efendiu nga Filipopoli**.

Në këtë kontekst, Hirësia **Ismail Haki Bursevi** thotë kështu:

**"Ndër *evlija*të, personat e penës janë si "resulët" ndër pejgamberët. Edhe Hirësia Hydaji, me veprat që shkroi, është bërë, me këtë gradë, pasqyrë e shehut të vet Hirësisë Uftade!"**

❁

Hirësia Aziz Mahmud Hydaji i cili e vazhdonte veprimtarinë shpirtërore udhëzuese dhe edukuese, ka dhënë edhe në këtë fushë shumë vepra me forcë ndikuese që i ndriçojnë zemrat. Ai ka shumë poezi të melodizuara që këndohen me kënaqësi të madhe edhe sot.

Në njërën nga poezitë, Hirësia Hydaji e trajton kështu temën e nxjerrjes nga zemra të gjërave të zakonshme ose, përgjithësisht, masivaullah (vaniteteve)[67], me qëllim për të shtresuar aty vetëm dashurinë për Allahun:

*Ç'ta bëj unë këtë botë,*
*Mua më duhet Allahu im!*
*S'ka ç'më duhet gjë e kotë,*
*Mua më duhet Allahu im!*

*I gjalli me të gjallë rri,*
*I vdekuri me të vdekur rri,*
*Secili e ka një dashuri,*
*Mua më duhet Allahu im!*

*I sëmuri kërkon shpëtim,*
*Robi kërkon zotërinë,*
*Ashiku kërkon dashurinë,*
*Mua më duhet Allahu im!*

*Bilbili për trëndafilin qan*
*Flutura digjet në zjarr,*
*Çdo njeri e ka një hall,*
*Mua më duhet Allahu im!*

*Pse mendohesh kot më kot,*
*Shihe kush është i Vërtetë,*

67 **Masivaullah** (vanitete): Çdo gjë tjetër përveç Allahut (xh.sh.) (Përkthyesit)

*Hydajiu kështu po thotë:*
*Mua më duhet Allahu im!*

Duke ecur në poezitë e tij në rrugën e ndjekur nga poeti Junus Emre, Hirësia Hydaji i mbruan zemrat me ide dhe ndjenja të larta e sublime. Ai i paralajmëron njerëzit përballë karakterit të përkohshëm dhe mashtrues të kësaj bote:

*Kush shpreson prej teje besë,*
*Botë gënjeshtare, a s'je ti?*
*Muhammed Mustafanë*
*Që e more, botë, a s'je ti?*

*Ikë, moj ikë, moj e pabesë,*
*Je një plakë zemërzezë;*
*Trimat në lule të rinisë*
*I more, botë, a s'je ti?*

*Ua merr jetën njerëzve,*
*Sytë ua mbush me dhé;*
*U qesh në sy indiferentëve,*
*I gënjen, botë, a s'je ti?*

*Qoftë mbret, qoftë rob,*
*Ti e lëshon, e mbulon në tokë,*
*Askush s'mbetet në këtë botë;*
*A s'je e tillë, moj botë, ti?*

*Dikë e bën të qajë,*
*Dikë e bën të vuajë,*
*Dikë e lë me gisht në gojë,*
*E zhvesh, moj botë, a s'je ti?*

*Puna jote është të gënjesh;*
*Ato që lënë njerëzit pas,*
*I mbush e i zbraz,*
*Moj botë, a s'je ti?*

Hirësia Hydaji i cili ua tregon, në këtë mënyrë, njerëzve, të vërtetën e kësaj bote, tërheq vëmendjen për pozitën e lartë që gëzon njeriu, domethënë, për të fshehtën e tij si zëvendës i Zotit mbi tokë. Këtë të fshehtë e përshkruan kështu në kuadrin e të vërtetës së ardhjes së njeriut nga lartësia e Zotit, në këtë botë ekzistence dhe, pastaj rikthimin e tij përsëri tek Zoti:

*Nga fillimi me ashk për përçartje erdhëm!*

*Flutur për rreth qiriut të së vërtetës erdhëm!*

*Me dashje, nga bota e njësisë,*
*Në këtë botë shumëllojshmërie të shëtisim erdhëm!*

*Duke përshkuar shumë gjendje me ferman,*
*Duke shëtitur, në botën njerëzore erdhëm!*

*Na u prish trupi i prishshëm pa dyshim,*
*E lamë pikën, te oqeani erdhëm!*

*Për t'u bërë, o Zot të denjë për ty,*
*Menjëherë për favorin, për mirësinë tënde erdhëm!*

*Kemi shpresë të arrijmë jetën e pasosur,*
*Në mjedisin e Mëshirës së Lartë erdhëm!*

*Duke e kapërcyer këtë botë të shumëllojshmërisë,*
*Për t'u bashkuar me Zotin e Lartë erdhëm!*

Ashtu si të gjithë *evlijatë* dhe prijësit e tjerë shpirtërorë, edhe Aziz Mahmud Hydaji (k.s.) i kulmuar në dashurinë legjendare për Profetin (s.a.s.), dashurinë pasionante të zemrës për Resulullahun, të Dërguarin e Allahut (s.a.s.) e shpreh kështu:

*Thelbin, mëshirë, kënaqësi e gëzim e ke, o Resulullah;*
*Shfaqjen, shërim për vuajtjet e të mjerëve, o Resulullah!*

*Ishe profet edhe kur Ademi ishte ujë e dhé,*
*Imami i të gjithë profetëve je, o Resulullah!*

*Bëji shefaat Hydajiut këtu e atje,*
*Një lypës që të ka ardhur në portë e ke, o Resulullah!*

Një ditë, ndërsa Hirësia Hydaji së bashku me myridët po kalonte Gjirin me varkë, kishte dalë një furtunë dhe ai i ishte lutur Zotit me këtë vjershë:

*Allahu ynë, o Zot i madh,*
*Na e bëj rrugën të lehtë!*
*Kapna dore në këtë vah,*
*Nxirrna në breg shpejt e shpejt!*

*O Zot, me të tepërtën bujari,*
*Me të plotën tënde lehtësi,*
*Me qënien tënde drejtësi,*
*Na e përmirëso gjendjen krejt!*

Hirësia Hydaji i cili, siç u pa, e pati shtrirë shërbimin e vet në një fushë të gjerë dhe e pati vazhduar me sukses, duke u vënë një vulë të pashlyeshme shekullit kur jetoji si dhe shekujve të mëpastajmë, në vitin 1628 e.r. eci drejt Mëshiruesit dhe Shpërblyesit si fatbardhë duke lënë pas ndjekës të panumërt, shumë vepra dhe vakfe.

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

❁

Shërbimet e kryera prej tij përmbajnë një rëndësi shumë të madhe përsa i përket ekzistencës së shtetit dhe kombit. Ai pati mundur t'i udhëzonte dhe orientonte edhe sovranët botërorë, madje, dhe, kështu, pati mundur të sigurojë vazhdimin e qenies së shtetit gjigant në duar të sigurta. Duke e ringjallur jetën mistike, ndikimi dhe pushteti i së cilës në pallat dhe ndër rrethet shkencore qe zvogëluar mjaft si pasojë e konfliktit teqe-medrese të nisur dalëngadalë në ato kohë, ai i pati përftuar shoqërisë një vitalitet të ri.

Ndikueshmëria dhe ndërhyrja e tij shpirtërore mbi njerëzit dhe ngjarjet e kësaj bote patën vazhduar edhe pas vdekjes së tij.

Më 1638, Murati IV u nis për në fushatën e Bagdatit. Sunduesi safevit që ia njihte aftësinë intelektuale, ngaqë e dinte se, po të vinte ai gjer para Bagdatit, me siguri që kishte për ta humbur qytetin, mendoi se do të ishte më me vend të asgjësohej ai fizikisht, prandaj dërgoi në ushtrinë osmane tre spiunë të përgatitur posaçërisht. Një natë, duke mundur të kapërcejnë gjer në shtatë shkalione rojesh, ata arritën gjer te çadra e sulltanit. Nxorën menjëherë shpatat dhe iu afruan te shtrati.

Sulltani që po flinte, po shihte ëndërr! Mësuesi i ndjerë që e kishte dashur aq shumë, Aziz Mahmud Hydaji, i kishte shkuar për vizitë. Ishin duke ndenjur bashkë. Papritmas, Prijësi u ngrit në këmbë me një nxitim të paparë duke bërtitur:

"O bir, Murat, ngrihu!"

Murati IV i cili po ngrihej vetvetiu në këmbë ngaqë po ngrihej edhe mësuesi, me këtë thirrje lëvizi më me nxitim. Atëherë edhe gjumi i doli dhe dalloi te kryet tre persona me hanxharë! Menjëherë ua hodhi sipër jorganin, rroku me të dy duart topuzin e rëndë që e mbante gjithmonë pranë, dhe i shtriu të tre përdhe. Kështu, me një ndërhyrje dhe ndihmë tjetër të mësuesit, shpëtoi nga një atentat i sigurt!

Kjo ndërhyrje e tij e realizuar pas vdekjes së tij, është në veprim edhe

sot dhe ka shumë raste dhe shembuj që e vërtetojnë. Le të përmendim edhe një rast tjetër sa për ilustrim.

❀

Ishte viti 1975. Afër kohës së namazit të drekës, para tyrbes së Prijësit kishte ardhur një i ri fytyrëdritë, me lëkurën të grunjtë dhe trupin të lidhur. Atë çast hasi rastësisht në imamin e xhamisë Aziz Mahmud Hydaji dhe e pyeti:

“Zotëri! Kam ardhur ta shoh Aziz Mahmud Hydajiun! Si mund të takohem me të? A ndodhet, vallë, këtë çast, këtu?”

Imami **Muharrem Efendi** i shtangur para një pyetjeje të tillë, i tha:

“Po, o bir, Aziz Mahmud Hydajiu është këtu!”

I riu që e dëgjoi se Prijësi ndodhej aty, i tha shumë i gëzuar:

“Ju lutem, takomëni me të!”

Por Muharrem Efendiu që ende s’po e kuptonte dot sjelljen e të riut, meqë ndodheshin mu pranë tyrbes, i tha përsëri:

“O bir, Aziz Mahmud Hydajiu është këtu!”

I riu e përsëriti kërkesën:

“Atëherë, më tako me të! Unë dua të takohem me të!”

Meqë ende s’kishte kuptuar gjë nga sjellja e të riut, për ta zgjidhur çështjen, Muharrem Efendiu e pyeti:

“O bir! A e njeh ti Aziz Mahmud Hydajiun? A e ke parë ndonjëherë atë?”

Edhe i riu që e kishte zemrën të kulluar si fytyrën, duke u habitur se pse po zgjatej kaq shumë kjo bisedë dhe pse bashkëbiseduesi nuk po donte ta takonte me Mahmud Hydajiun, i tha:

“Unë e njoh nga afër Aziz Mahmud Hydajiun! Ai vetë më ftoi të vija këtu! Ne qemë marrë vesh bashkë për këtë vizitë. Ai e di se do të vija!”

Më në fund, nga këto fjalë, Muharrem Efendiu e kuptoj se çështja kishte një natyrë krejt të jashtëzakonshme, prandaj e pyeti të riun:

“O bir, po si u muarët vesh?”

I riu nisi t'i tregojë:

"Imzot, unë isha në grupin e komandove të zbritura me parashutë në aksionin e Qipros të vitit 1974. Ne u hodhëm me parashutë kur ushtria jonë po sulmonte nga deti, kurse armiku nga toka. Por meqë moti ishte me shumë erë, secili nga ne ra në një anë. Unë rashë mu në vijën e frontit të armikut dhe mbeta në një pyllishte nën një zjarr skëterrorr që vinte nga të dy anët. Kur ndodhesha në një gjendje që s'dija ç'të bëja e nga t'ia mbaja, se nga më doli përballë një plak shtatgjatë, i pashëm dhe fytyrëdritë. Më vështroi me një fytyrë të ëmbël e të qeshur dhe më tha:

"O bir! Këtu është vija e armikut! Ç'punë ke këtu? Pse ke hyrë këtu i vetëm?"

Dhe unë i thashë:

"Or babë! Unë s'erdha vetë, por më hodhi era!"

Plaku fytyrëdritë e tundi kokën lehtë dhe tha:

"Edhe unë, për të luftuar erdha! U dërgova para jush! Këto vende i njoh shumë mirë! Në ç'repart je, o bir? Eja të të çoj në repartin tënd!"

Së bashku u vumë në udhë nën zjarrin e artilerisë. Ai njeri i bekuar ishte aq i qetë sa thua se po ecte në një rrugë pa asnjë pengesë. Çdo qëndrim dhe sjellje e tij më shkaktonte një habi të re. Më pyeti si quhesha, nga isha e të tjera. Edhe unë, pasi i dhashë përgjigjet e duhura, e pyeta me kureshtje:

"Or babë, po ti, kush je?"

Ai më tha:

"O bir, mua më thonë Aziz Mahmud Hydaji!"

Pastaj unë i thashë:

"Or babë! Më bëre një të mirë të madhe! Po të kthehem gjallë e shëndoshë në vendin tim, dëshiroj që si borxh besnikërie, të të bëj një vizitë! A po ma jep adresën?"

Dhe ai njeri i bekuar fytyrëbukur më tha vetëm kaq si adresë:

**"O bir! Po të vish në Yskydar, kë të pyesësh, ta tregon vendin tim!"**

Ndërkaq, kishim arritur në repartin tim! Ia putha dorën me mirë-

njohje, dashuri dhe respekt atij njeriu të mirë dhe i thamë lamtumirë njëri-tjetrit! Pastaj shkova te komandanti.

Komandanti që më pa papritmas para vetes, u habit shumë. Më pyeti me të bërtitur nga habia se si kisha shpëtuar nga rrethi i zjarrit e kisha arritur gjer aty:

"Si munde të vish gjer këtu?"

Unë i thashë:

"Më solli një plak i moshuar, por i pashëm!"

Pas mbarimit të luftës, u ktheva në vendin tim. Ndërkaq, meqë kurrë nuk e nxora dot nga mendja mirësinë që më pati bërë Aziz Mahmud Hydajiu, vura si qëllim të vija këtu, në Yskydar për t'ia bërë vizitën që ia kisha borxh si shenjë besnikërie. Dhe njerëzit që i pyeta, më thanë se ai ishte **një person i bekuar** dhe më adresuan për këtu."

I riu heshti një copë herë, mori frymë thellë dhe ia përsëriti kërkesën Muharrem Efendiut:

"Imzot! Ja, kështu u njohëm me Aziz Mahmud Hydajiun! Tashmë kini mirësinë dhe më takoni me të!"

Tani që e mësoi ngjarjen me të gjitha aspektet e saj, Muharrem Efendiu u prek thellë përballë këtij përjetimi shpirtëror për të cilin u bë dëshmitar. Për një copë herë nuk i tha asgjë të riut që po e vështronte në sy me lutje. Pastaj, pasi e mblodhi veten disi, por prapë me një zë të mekur, pothuajse duke bëlbëzuar, mundi t'i thoshte shkurt:

"O bir! Aziz Mahmud Hydaji nuk është në këtë jetë! Ai është një mik i madh i Zotit që ka jetuar mes viteve 1543-1628. Siç duket, të ka thirrur këtu t'i këndosh një Fatiha! Ja tyrbja e tij!"

Si e dëgjoi këtë përgjigje, i riu besnik dhe besimtar u prek jashtëzakonisht nga e vërteta që sapo e mësoi. Ishte përballur vetëm me tyrben e prijësit të madh shpirtëror që ia kishte shpëtuar jetën dhe që prandaj kishte ardhur ta takonte. Sapo e kuptoi se ç'kishte përjetuar në fushën e luftës, në ato kushte të tmerrshme! Dhe nisi të qante me ngashërime! E mbuloi fytyrën me pëllëmbë dhe qau për një kohë të gjatë!

Bashkë me të qante edhe imami i mihrabit të Hydajiut...

Sa bukur e shpalos kjo ngjarje aftësinë e ndërhyrjes dhe veprimit

shpirtëror që ua ka dhuruar Allahu robve të tij të shquar! Ky është vetëm një rast nga ndihma shpirtërore e prijësve shpirtërorë, e nisur qysh nga Profeti (s.a.s.) dhe e vazhduar gjer në kohën tonë!

**Nuk duhet ta harrojmë këtë se autori absolut është Zoti. Ndihma e tij për robtë e vet, si nëpërmjet engjëjve, ashtu dhe nëpërmjet robve** *evlija* **të Tij, ka vazhduar gjer në ditët tona.**

❀

Sa kuptimplote dhe e bukur është kjo lutje e bërë nga Hirësia Aziz Mahmud Hydaji me kërkesën e sulltan Ahmetit I:

**"O Zot! Ata që, gjer në kiamet, do të jenë në rrugën tonë, që do të na duan ne dhe që një herë në jetë do të vijnë në tyrben tonë dhe do të këndojnë një Fatiha për shpirtin tonë, janë tanët... Ata që janë tanët, mos u mbytshin në det, mos pafshin varfëri kurrë në jetë, mos vdekshin pa besim, e marrshin vesh dhe e lajmërofshin qysh më parë vdekjen e vet dhe kufoma mos u rëntë e mos u humbtë në det!.."**

Të gjithë dijetarët fetarë dhe prijësit shpirtërorë kanë bërë të ditur se kjo lutje është pranuar, se ndjekësit e kësaj rruge nuk janë mbytur në det, se shumë prej tyre, disa ditë para vdekjes e kanë marrë vesh se do të vdesin dhe këtë ua kanë thënë edhe të tjerëve.

Për Hirësinë Hydaji, pushteti dhe ndikimi i të cilit nuk janë ndërprerë as pas vdekjes, janë përdorur shprehje jashtëzakonisht madhëruese e respektuese. Disa prej tyre janë kështu:

*Kulmi i kohës; i shenjtë; i vetmi i kohës së vet; konfident i thesarit të të fshehtave; qiriri i mihrabit të luftës; shtjelluesi i të fshehtave të tarikatit Muhammedije; zemra ku zbritën dritërat e të vërtetës Ahmediane; sovrani i palëkundshëm i postit të kalifatit dhe kujdestarisë shpirtërore; etj.*

**O Zot! Bëna dhe ne pjesëtarë të mirësive të Hirësisë Hydaji i cili, për shekuj të tërë, i ka begatuar zemrat me vakfin që pati ngritur, me veprat që pati shkruar dhe me ndërhyrjet e tij shpirtërore!**

**Amin, ashtu qoftë!**



*Një det i pafund në dituritë materiale e shpirtërore:*

# MEVLANA HALIT BAGDATI

(1778-1827)

Sipas një sistematike të vargut të evlijave ose prijësve të mëdhenj shpirtërorë të quajtur **"Vargu i Lartë"**[68], Mevlana Halit Bagdati është i tridhjeti.

Eshtë quajtur **Mevlana, Zotëria ynë Halit Bagdati**, dhe është mbiquajtur **Zijauddin**, Drita e Fesë. Veç këtyre, është përmendur edhe si **Osmaní**. Prejardhja e këtij miku të madh të Allahut, *muxhedidit*[69] të shekullit, nga ana e të atit arrin gjer te Osman bin Affan (r.a.), kurse nga ana e nënës, gjer te Hz. Aliu (r.a.). Ka lindur në qytetin Zur që ndodhet në veri të Bagdatit.

Qysh në moshë të vogël, në sajë të zgjuarsisë së mprehtë, kujtesës së fuqishme, vullnetit të fortë dhe zellshmërisë, arriti një nivel mjaft të lartë në dituritë racionale dhe fetare të kohës. Ai u thellua pothuajse në të gjitha fushat e shkencave. Çfarëdo pyetjeje që t'i bëhej në çfarëdo shkencë, jepte përgjigje të menjëhershme dhe kushdo mbetej i mahnitur përballë zgjuarsisë së zhdërvjellët dhe oqeanit të pafund të njohurive të tij. Ai mori mësime dhe dëftesa prej shumë dijetarëve të mëdhenj të kohës. Kështu, ai u bë epror mbi të gjithë personat kompetentë të diturive fetare dhe mistikës të kohës së vet.

Hirësia Mevlana Halit Bagdati, jeta e të cilit kaloi me adhurime dhe devocion, e njihte me kompetencë jashtëzakonisht të lartë të fshehtën e Kur'anit. Ai ishte dijetari i dijetarëve. Ai ishte dielli i diejve[70]. Ishte agimi i

68. Në origjinal: Silsile-i Aliyye (osm.). (Përkthyesit).

69. **Muxhedid**: Përtëritës i frymës së fesë nëpër shekuj të ndryshëm (Përkthyesit)

70. Në origjinal: şemsü'ş-şümûs (osm.). (Përkthyesit).

dritës së hënës së plotë të frymës shpirtërore. Ishte njohës i të fshehtave të së vërtetës dhe i të vërtetës së të fshehtave.

Ai qe shquar në shkenca dhe pati tërhequr interesimin e çdokujt kur ende ishte nxënës, kur ende s'e kishte marrë dëftesën. Në këtë mes, mutesarifi i Sulejmanijes, Abdurrahman Pasha, që i pati bërë vizitë dhe pati mbetur i mahnitur nga dituria dhe kultura e tij, i pati propozuar detyrën e myderrisit në secilën nga medresetë e Sulejmanijes që të dëshironte Halit Bagdati vetë por ai nuk e pati pranuar propozimin sepse akoma nuk kishte marrë dëftesë[71], pra, duke respektuar traditën shkencore, dhe i qe përgjigjur kështu mytesarifit:

"Unë s'jam kompetent për këtë shërbim!"

Halit Bagdati shkoi në haxh në vitin 1805. Gjatë rrugës u respektua shumë nga dijetarët e Damaskut. Në këtë mes, mori **Ixhazetin Kadirí** nga një person i quajtur **Mustafa Kurdí**. Por ai sillej me thjeshtësi dhe përulësi dhe kishte bindjen se i duhej akoma punë për të arritur përkryerjen. Prandaj, kur arriti në Medinën e Ndritshme, kishte dëshirën të gjente një prijës të përkryer shpirtëror për t'iu dorëzuar atij e për ta çuar më tej përgatitjen e vet shpirtërore.

Ja, pra, me këtë gjendje shpirtërore arriti në Medinën e Ndritshme ai det i madh diturie. Një ditë hasi atje një person fytyrëdritë. Duke u rrëmbyer nga tërheqja shpirtërore e atij miku të madh të Zotit nga Jemeni, i kërkoi këshillë krejt sikur t'i kërkonte një person injorant këshillë një dijetari! Dhe ai person i tha kështu:

*"O Halid! Kur të arrish në Mekën e Shenjtë, po qe se sheh në Qabe ndonjë veprim jashtë edukate, mos mendo menjëherë keq për personin dhe mos bëj vetmevete ndonjë interpretim të gabuar! Mbaji larg sytë dhe zemrën nga hetimi mbi të tjerët! Merru vetëm me botën tënde të brendshme!"*

Kjo thënie e dukur në vështrim të parë si një paralajmërim i mbuluar, në të vërtetë ishte shenjë e një shfaqjeje enigmatike mes Halit Bagdatit dhe *pir*it[72] të përsosur i cili kishte për ta ngjitur atë në gradën që i takonte!

Mirëpo kur shkoi në Mekën e Shenjtë, Halit Bagdati pothuaj i dehur nga ndjenjat përballë emocionit të frymëzimit shpirtëror, kur e kishte ha-

71. Në origjinal: **Ixhazet** (icazet - osm.). Kështu quheshin dëftesat apo diplomat, më saktë, vërtetimet e kompetencës dhe lejet e ushtrimit të kompetencës përkatëse nga nxënësi i përgatitur në një medrese ose pranë një mësuesi privat i njohur legalisht. (Përkthyesit).

72. **Pir**: Asket që arrin shkallën e pjekurisë mistike islame, ndër më të lartat (Përkthyesit).

rruar edhe këshillën e atij personit, ditën e xhuma vuri re se një dervish i hijshëm në pamje, por me veshje të çrregullt dhe pamje të çuditshme, i kishte kthyer shpinën Qabes dhe po e vështronte. Halit Bagdati mendoi me vete:

"Ç'njeri indiferent ky që ia ka kthyer shpinën Qabes në kundërshtim me etikën dhe edukatën! Siç duket, nuk di gjë për këtë vend të bekuar!"

Në këtë mes, personi i cili ndodhej përballë, i tha Halit Bagdatit:

**"O Halid! A s'e di se respekti ndaj besimtarit është më me vlerë se respekti ndaj Qabes? Sepse zemra është vëndvështrimi hyjnor. Një zemër e paqtë është bejtullah, shtëpi e Zotit! Ruaje në zemër këshillën e atij njeriu të mirë në Medinë!.."**

Duke e kuptuar nga këto fjalë se personi që i foli s'ishte një njeri dosido, por një *veli* i madh, Halit Bagdati i kërkoi falje, e zuri për duarsh dhe iu lut:

"O njeri i mirë! Të lutem më ndihmo, më prano në rrugën e përkryerjes shpirtërore!"

Dervishi enigmatik, duke vështruar në thellësitë e fshehta të horizonteve, i foli kështu Halit Bagdatit dhe pastaj iu zhduk nga sytë:

**"Edukimi yt nuk më përket mua! Ti do të arrish përkryerjen shpirtërore nën edukimin e Hirësisë Abdullah Pir Dehlevi i cili ndodhet në qytetin Delhi të Indisë! Allahu të dhëntë sukses!.."**

Këto fjalë e prekën thellë Mevlana Halit Bagdatin. Pasi e plotësoi detyrën e haxhit, u kthye në vendin e vet, Sulejmanie. Por, pastaj, atje, filloi të mendojë natë e ditë për Indinë. Dhe ndërsa përpëlitej në këtë gjendje shpirtërore, një ditë i shkoi një person i quajtur **Mirza Abdurrahim**, nxënës i Abdullah Devleviut, dhe i tha:

"O Halid! Ke të fala nga Mjeshtri: "Eja këtej nga ne!"

Në bazë të kësaj ftese, Mevlana Halit Bagdati filloi menjëherë përgatitjet e rrugës. Ai i la medresenë dhe nxënësit. Mirëpo nxënësit dhe populli që e donin shumë, nuk deshën ta dërgojnë në Indi. Ata i thanë se vendi ku do të shkonte ishte politikisht jashtëzakonisht i errët dhe i rrezikshëm, prandaj kishin shumë frikë për jetën e tij. Pavarësisht nga të gjitha këto, Halit Bagdati, duke marrë si shembull vendosmërinë që pati treguar dikur profeti Musa (a.s.) i cili, me urdhër hyjnor, u nis për ta kërkuar dhe gjetur Hizrin (a.s.) dhe për të marrë mësime urtësie prej tij, tha me vete:

"Eliksiri gjendet në errësirë!"

Dhe nuk hoqi dorë nga vendimi për të shkuar në Indi!

Më në fund, i plotësoi brenda një kohe të shkurtër të gjitha përgatitjet dhe duke marrë me vete shoqëruesit, u vu për udhë së bashku me Mirza Abdurrahimin. Në udhë e sipër, arritën në Teheran. Aty u zhvillua një debat interesant mes Halit Bagdatit dhe dijetarit të njohur shiit **Kashí**.

Halit Bagdati u bë dëshmitar se si, gjatë mësimit me nxënësit e vet, dijetari shiit Kashí korrigjoi ose, më saktë, interpretoi gabim një ajet kur'anor. Por ai nuk bëhej për herë të parë dëshmitar i një gjëje të tillë. Ai i pati lexuar veprat e Kashiut dhe pati vënë re interpretimet e tij të gabuara. Ndërkaq, aty, në mësim, Kashiu e interpretoi kështu ajetin 70 të sures Enfal: **"Allahu i Lartë të fali ty që i lëshove robërit e luftës së Bedrit."** Atëherë, Halit Bagdati ndërhyri dhe e pyeti:

"Pejgamberët a bëjnë mëkate?"

"Jo, ata janë të pafajshëm!" - Iu përgjigj Kashiu.

Halit Bagdati vazhdoi:

"Mirëpo falja ka vlerë në mëkat! Dhe, këtu, Allahu thotë se ka falur, domethënë, se kemi të bëjmë me një rast mëkati. A mos do të thotë kjo se pejgamberët kanë bërë mëkat?"

Kashiu iu përgjigj:

"Jo, ky ajet kur'anor është për Ebu Bekrin!"

Atëherë, Halit Bagdati konkludoi kështu:

"Meqë ky ajet qenka për Ebu Bekrin, domethënë se Allahu i Lartë deklaron se e ka falur Ebu Bekrin! Mirë, po ju, pse s'e falni?"

Para këtij konkluzioni, duke mos ditur ç'të thoshte, Kashiu heshti dhe u turpërua para syve të nxënësve të vet!

❀

Në çdo qytet ku arriti, Mevlana Halit Bagdati la përshtypje të thella me diturinë dhe botën shpirtërore të vet dhe u përcoll, në ikje, nga dijetarët, guvernatori, komandanti ushtarak dhe populli i qytetit me admirim dhe interesim të madh. Në këtë mes, në një qytezë nën administrimin e qytetit

**Lahorë**, i bëri vizitë dijetarit erudit[73] **Mevlana Senaullah**. Halit Bagdati i tregon vetë në këtë mënyrë ngjarjet që përjetoi aty:

"Në atë qytezë bujta një natë. Në ëndërr pashë Hirësinë Abdullah Devlevi që më tërhiqte me forcë ndaj vetes. U zgjova i mahnitur dhe shkova te Mevlana Senaullahi. Akoma pa i thënë unë gjë, ai më tha:

*"Duhet të jesh mirënjohës që të jepet mundësia të ndodhesh pranë dhe në shërbim të vëllait dhe sejid[74]-it, Abdullah Devlevi! O Halid! Prania tek ai dhe shërbimi ndaj tij janë preteksti i vetëm për ty që të arrish dhuntitë që të janë premtuar! Prandaj kapu fort pas këtij preteksti! Dhe mos e harro për asnjë çast parimin e principialitetit, sinqeritetit dhe nënshtrimit!"*

❀

Më në fund, pas një udhëtimi që zgjati me muaj, Mevlana Halit Bagdati arriti në **Delhi**. Thuhet se udhëtimi zgjati një vit.

Mevlana Halit Bagdati i cili s'duronte dot gjersa të takohej me Hirësinë Abdullah Devlevi, shkoi menjëherë, së bashku me shoqëruesit, drejt e në dergahun e shehut. Shoqëruesit i thanë dervishit që hapi derën:

**"Njëri ndër dijetarët e Sulejmanijes, Damaskut dhe Bagdatit, Haxhi Mevlana Halid Zijauddin, së bashku me shoqëruesit, erdhën për ta vizituar Prijësin e Madh."**

Hirësia Abdullah Devlevi i cili kishte informacion shpirtëror për ardhjen e tyre, urdhëroi:

**"Halidi të rrijë! Të tjerët, pasi të qëndrojnë pak si miq, të kthehen në vendet e tyre!"**

Urdhri u zbatua. Pastaj erdhi një urdhër tjetër:

**"Halidi të fillojë pastrimin e nevojtoreve të dergahut!"**

Mevlana Halit Bagdati i cili u pranua si nxënës vetëm në këtë mënyrë dhe akoma pa u takuar me shehun, nuk bëri asnjë kundërshtim pavarësisht nga dituria dhe fama e tij e cila ishte përhapur në tërë botën islame! Mori kovën dhe fshesën dhe filloi menjëherë nga puna!

Ujin e nevojshëm për pastrim e merrte nga një pus pak a shumë larg nga dergahu. E mbushte kovën dhe, duke e varur në skajin e një shkopi, e

73. Në origjinal: Allâme. (Përkthyesit).

74. **Sejid**: Figurat fetare që rrjedhin nga gjaku i profetit Muhamed (a.s.) (Përkthyesit).

bartte në sup. Ai e bënte disa herë në ditë rrugën nga dergahu te pusi dhe kthim. Bënte edhe pastrimin e tërë dergahut dhe përgatiste ujërat e abdestit. Kështu, Halit Bagdati vepronte me zell dhe vendosmëri të madhe për edukimin e nefsit, vetvetes, egos. Po qe se egoja i shfaqte ndonjë mungesë dëshire ose prapësi, menjëherë pendohej dhe bënte pendesë. Në këtë mënyrë kaluan disa muaj.

Një ditë, Halid Bagdati ishte lodhur shumë duke pastruar rrasat e nevojtoreve. Duke e gjetur në atë çast Halitin të dobët, egoja nisi ta ngacmonte, ta prekte dhe ta lëkundte në zemër:

*"O ti, det diturie i pashoq i hapësirave të Bagdatit dhe Damaskut! O Mevlana Halidi i klimës së të pasurve shpirtërorë! U ngrite me fjalën e një personi që s'dihet në është i marrë apo veli, kapërceve aq rrugë dhe erdhe gjer këtu! Hë, a mos e gjete atë që kërkoje? Pa shih: në këtë mes nuk ka as sheh, as nxënës, as edukim mistik! Ç'të dhanë ty për muaj të tërë përveç detyrës së pastrimit të nevojtoreve? A kjo është dituria hyjnore që kërkoje ti?"*

I tronditur fort nga ai provokim i rrezikshëm, e copëtoi menjëherë me motivet e principialitetit dhe sinqeritetit perden e indiferentizmit dhe shkujdesjes që deshi t'ia shtrinte para syve egoja, dhe bërtiti:

**"O nefsi im! Po qe se, qoftë edhe për një çast, mbahesh më të madh duke mos ndjerë mirënjohje për këtë detyrë të ndershme që të ka dhënë mësuesi ynë i bekuar, do të të bëj t'i pastrosh vendet jo me fshesë, por me mjekër!"**

Hirësia Abdullah Dehlevi po e vëzhgonte me buzëqeshje gjendjen e tij prej së largu. Së bashku me ngjarjen, ai pa se tashmë engjëjt filluan ta bartnin kovën dhe fshesën e Halidit i cili i kishte vënë poshtë edhe përpjekjet e fundit të egos. Veç kësaj, nga supet e tij të bëra plagë nga bartja e ujit gjer aty, kishte filluar të buronte dhe shkëlqente një dritë që zgjatej gjer në qiej. I kënaqur jashtëzakonisht prej kësaj, Prijësi i madh e thirri pranë nxënësin e vet të shquar dhe i tha:

*"O bir, Halid! Kishe arritur një shkallë të pashoqe në dituri, por ishte e domosdoshme ta stolisje atë me përkryerjen moralo-shpirtërore! Prandaj kishe nevojë për pastrimin e egos dhe purifikimin e zemrës sepse, përndryshe, egoja do të të zvarriste në llumin e krenarisë dhe mendjemadhësisë dhe do të të shkatërronte. Lavdi Zotit që, këtë çast, duke e vënë nën këmbë vetveten, egon tënde, u ngjite në kulmin e përkryerjes! Tashmë punën po ta bëjnë engjëjt!"*

*Pastaj shtoi:*

*"O bir, zotërinjtë tanë që u jemi bërë ndjekës, janë persona që i kanë përvetësuar plotësisht sheriatin, tarikatin, hakikatin dhe marifetin. Tashmë edhe ti, si një muxhedid, u bëre një hallkë e vargut të tyre!* ***Tashmë, udhëzimi dhe orientimi i të gjitha vendeve dhe kushteve ty të pret! Allahu i Lartë ta lartësoftë përpjekjen!"***

Pas kësaj, Abdullah Devleviu filloi të takohej shpesh kokë më kokë me nxënësin e tij të madh që e pati ngarkuar gjer aty me prova të vështira. Zhvilloi me të mësime të posaçme dhe të thella. Si përfundim, brenda një kohe të shkurtër prej gjithësej gjashtë muajsh, Mevlana Halit Bagdati arriti pozitën shpirtërore të ekuilibrit dhe vëzhgimit shpirtëror. Mësuesi i dha dëftesa nga tarikatet **Nakshibendije, Muxheddidije, Kadirije, Suhreverdije, Kubrevije** dhe **Çeshtije**. Mevlana Halit Bagdati u njoh me të gjitha të fshehtat e zemrës së mësuesit!

Më në fund, kur erdhi koha e ndarjes, në sytë e të dy mbretërve të idesë kishte pika lotësh dashurie. Sa i madh që ishte ndryshimi mes ardhjes dhe ikjes së Mevlana Halit Bagdatit! Hirësia Abdullah Dehleviu i cili as që kishte dalë ta priste në ardhje, tani po e përcillte për rrugë personalisht. Për më tepër, me gjithë edukatën që kishte Mevlana Halit Bagdati dhe megjithëse i vinte shumë turp, Prijësi i madh i kapi yzengjitë e kalit dhe e hipi me duart e veta të bekuara nxënësin e shquar. Dhe e përcolli në një largësi gjer në katër milje. Pastaj u tha atyre që kishte përreth:

**"Halidi e mori me vete çdo gjë..."**

Dhe Mevlana Halit Bagdati i cili, me një përcjellje të tillë, mori rrugën drejt horizonteve të Bagdatit, e filloi veprimtarinë udhëzuese fetare në moshën tridhjetepesëvjeçare!

❁

Dergahu i tij e nderuar rrinte plot me njerëz. Mirëpo, në fakt, gjithmonë ndodh që, çdo personi i cili ngrihet lart në vlera e virtyte, i dalin para, si për ta vënë në provë, njerëz që nuk e honepsin dot. Kështu, dolën edhe njerëz që e patën smirë Mevlana Halitin. Njëri nga këta, ministri i oborrit, **Halet Efendi**, nuk e honepste dot popullaritetin dhe konsideratën që gëzonte Mevlana Halit Bagdati. Më në fund, një ditë, kur ia gjeti rastin, e përfoli te padishahu duke i thënë:

"Sulltani im! Ka dhjetramijëra ndjekës! Kjo gjendje është një rrezik serioz për shtetin dhe mbretërimin! Shpresoj të jeni të një mendjeje se është e domosdoshme të eliminohet ky rrezik pa u zmadhuar akoma më shumë!"

Sulltan Mahmudi iu përgjigj Halet Efendiut duke mos ia vlerësuar fjalën:

**"Nga këta njerëz të bekuar të fesë, shteti nuk ka dëm, por dobi të madhe!"**

I dëshpëruar shumë kur e dëgjoi ngjarjen, Mevlana Halit Bagdati, pasi u lut për të mirë për sulltanin, tha:

"Puna e Halet Efendiut iu la në dorë prijësit, Hirësisë Xhelaleddin Rumi! Mevlanai personalisht do ta thërresë në audiencë dhe do t'ia japë dënimin!"

Nuk kaloi shumë kohë dhe Halet Efendiu u internua në Konja ngaqë ishte bërë shkaktar i Kryengritjes së Moresë, dhe pastaj u ekzekutua!

Sa e sa vetë dëshironin me gjithë zemër të futeshin nën edukimin e Hirësisë Mevlana Halit Bagdati, rrethi i kuvendit të të cilit zgjerohej gjithnjë e më shumë pavarësisht nga një sërë propagandash me qëllim të keq si ngjarja në fjalë. Brenda një kohe të shkurtër, ai përgatiti myridë të panumërt dhe shumë pasues. Rrëfehet se kishte 116 halife. Juristi i madh hanefit, **Ibni Abidini**, dhe autori i tefsirit Ruhul Meani, **Alusiu**, janë nga halifet e tij.

Edhe luftëtari kaukazian **Imam Shamili** i cili pati luftuar njëzet e katër vjet me nder dhe lavdi kundër rusëve, është njëri nga begatitë e këtij vargu arifësh! **Duhet pohuar se tasavvufi ose mistika islame që ka përgatitur edhe sa e sa prijësa të tjerë luftëtarë, ka qenë dhe mbetet jo një dinamikë e izoluar nga populli siç pretendojnë disa indiferentë e të paditur, por një dinamikë e lartë e sublime e cila e udhëheq dhe e çon përpara njëherit luftën materiale me atë të botës së brendshme të njeriut duke i ndërthurur në mënyrë organike këto dy forma të luftës për të vërtetën!**

❀

Secilin nga nxënësit që përgatiste, i cili arrinte përkryerjen e duhur, Mevlana Halit Bagdati e dërgonte në një vend. Në këtë mënyrë, kryente shërbime të mëdha në sigurimin e shpërndarjes në çdo anë të begative të sheriatit, tarikatit, hakikatit dhe marifetit. I ringjallte zemrat e vdekura dhe i bënte të jetonin në një klimë pranvere shpirtërore. Sa e sa vetë ishin pothuaj në garë për të ardhur nga larg e për t'u bërë nxënës të tij. Retë e zeza të zemrave shpërndaheshin me begatinë e veprimtarisë udhëzuese e orientuese të tij.

Hirësia Mevlana Halit Bagdati ishte në diturinë dhe kulturën shpirt-

ërore si një shi që i ndahen me vështirësi pikat nga njëra-tjetra! Disa herë, askush nuk e zgjidhte dot pyetjen që bënte ai. Si përfundim, përgjigjen prapë vetë e jepte! Kurse disa herë, duke bërë sikur nuk e dinte një çështje që e dinte shumë mirë, e mbronte veten nga krenaria dhe mendjemadhësia!

Halit Bagdati ndodhej në kulmin e diturive që mbështeteshin në arsyen dhe në përcjelljen[75]. Ai nuk kishte shok në dituri. Çdo gjë që dinte, e dinte gjerë dhe thellë. Halit Bagdati ishte shembull i përkryer për dijetarët fetarë që merreshin me shkencat fetare!

Fjala e tij kishte forcë të madhe ndikuese. Në adhurime kurrë nuk zgjidhte rrugën e lehtë. Ishte i matur. Kurrë nuk e kalonte kohën kot, përkundrazi, e vlerësonte dhe e përdorte në mënyrën më të mirë. Me çdo cilësi e veti, ishte një personalitet model i denjë për lavdërim!

Pas mistikut të madh Xhelaleddin Rumi, i cili u mbiquajt dhe u përmend gjithmonë si **Mevlana**, **Zotëria ynë**, Hirësia Halit Bagdati u bë personi i dytë i famshëm i përmendur po me atributin **Mevlana**! Kjo tregon për autoritetin dhe për ndikimin e ushtruar prej tij në rrugën e shërbimit moralo-shpirtëror. Kështu, pas tij, rruga **Nakshí** u kthye pothuaj në **Halidí** dhe ky drejtim u bë shkolla mistike më e përhapur e hapësirave osmane.

Hirësia Mevlana Halit Bagdati u përftoi diturive juridiko-fetare dhe shpirtërore përmbajtje emocionale si të Shekullit të Lumtur në të gjallë të profetit Muhammed (s.a.s.). Në atë periudhë, përballë rrezikut të bindjeve bestyte, ai i mbrojti fenë e vërtetë diferencuese[76] dhe jetën mistike me origjinalitetin e tyre. Dhe drita e kësaj përpjekjeje të lartë ka përhapur dritë si diell i shenjtë në çdo anë!

Si rezultat i begatisë së zellit të tij të lartë, Bagdati u bë "qendër e bashkimit të dy detrave"[77], domethënë, e detit material me detin shpirtëror, u bë vendi ku lindnin dy hëna. E thënë ndryshe, në sajë të tij, dituritë juridike-fetare dhe mistike filluan të ecin krahpërkrah. Dritërat e sheriatit dhe dritërat mistike të cilësuara tarikat dhe hakikat u bënë të lindnin në të njëjtin çast si një hënë e vetme!

❁

75. Në origjinal: *akl, nakl*. Eshtë fjala respektivisht për shkencat racionale dhe për shke - cat fetare-tradicionale. (Përkthyesit).

76. Ashtu siç është cilësuar në këtë vend edhe në origjinal, feja islame cilësohet *mubin* me kuptimin *diferencuese e të drejtës nga e shtrembra dhe e të vërtetës nga gënjeshtra*. (Përkthyesit).

77. Në origjinal: mecmau'l-bahreyn. (Përkthyesit).

Meqë nuk do të paraqiteshin dot më sërish konkluzione juridiko-fetare besimore dhe praktike, Allahu i Lartë ka dhënë një garanci hyjnore se, pas Hz. Muhammedit (s.a.s.), Kur'ani nuk do të korrigjohet e nuk do të tjetërsohet. Për këtë, Allahu i Lartë i ka dhënë Kur'anit një përkryerje të posaçme e të pashoqe që të mund t'i përballojë të gjitha nevojat e njerëzimit gjer në kiamet! Veç kësaj, edhe dijetarët që do të vazhdojnë ta kryejnë detyrën e kumtimit dhe udhëzimit fetar pas Profetit (s.a.s.), ka pasur mirësinë t'i sigurojë në mënyrë të vargëzuar në shërbim të njerëzimit. Si shtesë të kësaj, edhe detyrën e pastrimit të veteve (nefseve, egove) dhe purifikimit të zemrave, si një nga detyrat më të mëdha të Profetit (s.a.s.), nuk e ka ndërprerë, përkundrazi, këtë fushë moralo-shpirtërore ua ka dorëzuar trashëgimtarëve profetikë, *evlijave* ose të urtëve dhe prijësave shpirtërorë!

Prandaj, ndryshe nga ç'kanë pretenduar vazhdimisht disa njerëz, jeta moralo-shpirtërore dhe mendimi mistik nuk janë shpikur e nuk i janë shtuar fesë më pas. Po të analizohet mirë veprimtaria kumtuese e profetëve, shihet se niveli i kumtimit të bërë prej tyre ndaj një sërë personash me kapacitet të lartë përsa i përket aftësisë njohëse dhe analizuese si dhe përsa i përket begatisë shpirtërore, ka qenë shumë i ndryshëm nga niveli i kumtimit ndaj të tjerëve që kanë përbërë masën. Është për këtë arsye që gjenealogjitë tarikatiane mbështeten tek **Hz. Ebu Bekri** ose **Hz. Aliu**, të cilët kishin një pozitë shumë të dallueshme mes sahabeve përsa i përket afërsisë shpirtërore ndaj **Profetit** (s.a.s.). Nga ana tjetër, edhe disa nga sahabet, të quajtur **"ehli suffa"**, **sufí**, që bënin një jetë mes adhurimeve dhe devocionit në mënyrë përtej imagjinatës, duke u përkryer në mënyrë kulmore nën edukimin e posaçëm të Profetit (s.a.s.), janë bërë modele për ummetin, bashkësinë! Edhe urtësia e formës *"po kthehemi nga xhihadi i vogël për në xhihadin e madh"*, e shprehur nga Profeti (s.a.s.) gjatë kthimit nga një fushatë tejet e madhe dhe e mundimshme si ajo e **Tebukut**, shpreh edhe vështirësinë dhe rëndësinë e preokupimit me vetveten (nefsin, egon), dhe domosdoshmërinë e këtij preokupimi. Në fakt, edhe ajo çka kërkohet t'i përftohet në mistikë nxënësit të udhës mistike, është qëndrimi i përcaktuar ndaj botës materiale, zotërimi mbi vetveten (nefsin, egon) si dhe mbrojtja e zemrës nga masivaullahu (vanitetet).

Këtu duhen kujtuar me një vështrim të përgjithshëm detyrat kryesore që kreu në këtë botë i Dërguari i Allahut (s.a.s.):

a. Leximi i ajeteve të Allahut, mësimi i Librit dhe urtësisë, domethënë, komentimi dhe shpjegimi i mesazheve të marra nga Allahu, si dhe, në rast nevoje *ixhtihadi*, domethënë ideatimi, dhënia e opinioneve për çështje të ndryshme mbështetur në bindjen personale.

b. Zbatimi nga ai vetë dhe vënia në zbatim për të tjerët i urdhrave dhe ndalimeve të Allahut.

c. Purifikimi i zemrave dhe pastrimi i veteve (nefseve) njerëzore si dhe, me këtë pretekst, veprimi mbi shpirtrat.

Përveç këtyre, Profeti (s.a.s.) kishte edhe një detyrë të posaçme, të merrte urdhra dhe konkluzione juridike-fetare nga Zoti.

Dijetarët islamë, duke përjashtuar detyrën e posaçme të marrjes së urdhrave dhe konkluzioneve juridike-fetare nga Zoti, tri detyrat e para të Profetit (s.a.s.) i kanë parë si kusht legjitimiteti për zëvendësit e tij të quajtur halif ose kalif, siç shprehemi ne. Detyra dhe e drejta e zëvendësimit të Profetit (s.a.s.) ose kalifati i një kalifi të tillë (me këto tri detyra), është quajtur prej tyre **"hilafeti kamile"**, **"kalifat i përkryer"**. Ndërkaq, duke pohuar se realizimi i përbashkët dhe i njëkohshëm i këtyre tri detyrave është i mundur vetëm me begatinë e kuvendit profetik, kalifatin e atyre që nuk munden t'i realizojnë në mënyrë të përbashkët e të njëkohshme këto tri detyra, e kanë quajtur **"hilafeti surijje"**, **"kalifat formal"**. Prandaj, kalifatin e përkryer në kuptimin e vërtetë të fjalës e kanë kufizuar duke ua atribuar vetëm katër kalifëve të parë të cilësuar **"kalifët rashidinë"**. Duke u nisur nga pikëmendimi se, pas kalifëve rashidinë, bashkimi i tri detyrave në fjalë nuk do të ishte i mundur më tek një person i vetëm, kanë bërë një klasifikim të tillë, duke ua lënë *ixhtihadin* dijetarëve të shkencave formale ose juridike-fetare, ekzekutimin ose zbatimin, kryetarit të shtetit dhe veprimin mbi shpirtrat me anë të pastrimit të veteve (nefseve, egove) njerëzore, mistikëve, dhe këtë klasifikim e kanë parë si legal duke u nisur nga pikëpamja e zbatueshmërisë si dhe interesit të zbatueshmërisë së tij.

Eshtë si rrjedhojë e këtij klasifikimi që Shteti Osman ia pati dhënë drejtimin e punëve të sheriatit (e legjislacionit islam), shehulislamit, ekzekutimin, sulltanit dhe, edukimin moralo-shpirtëror, prijësve shpirtërorë. Në këtë mënyrë, duke i vendosur tri detyrat e kryera nga Profeti, Hz. Muhammedi (s.a.s.), në tri këmbët e perustisë, për rrjedhojë, duke realizuar një unitet të lartë, osmanët mundën, me anë të këtij uniteti, të kryenin një shërbim të madh në rrugën e Lartësimit të Fjalës së Allahut, domethënë, të kumtimit dhe përhapjes së fesë.

Nga ana tjetër, duhet pohuar se konkluzionet e përgjithshme juridike-fetare që u përkasin të gjithëve, janë emërtuar me termin "sheriat". Sheriati merret me formën dhe përpiqet ta korrigjojë dhe rregullojë anën e jashtme dhe formale të gjendjes dhe akteve të subjektit që merr në shqyrtim.

Mirëpo, ngaqë ato çka u japin kahje akteve dhe veprimeve, janë,

shpesh herë, jo më shumë arsyeja dhe njohja, sesa ndjenjat, mbruajtja e ndjenjave me thelbin e Islamit është e domosdoshme po aq sa edhe edukimi dhe kontrolli i arsyes me anë të kritereve juridike-fetare, gjë që, nga ana e saj, kërkon korrigjimin edhe të veprimtarive afektive (të zemrës) po aq sa dhe të veprimtarive racionale. Ja, pra, **tarikati** është produkt i nevojës së edukimit dhe orientimit edhe të ndjenjave me qëllim për t'u bërë "një besimtar i përkryer" për ata të cilët kanë mundur ta korrigjojnë anën e jashtme formale me anë të një arsyeje të nënshtruar sheriatit. Kjo do të thotë se sheriati është mjet i korrigjimit të formës, kurse tarikati, mjet i korrigjimit të përmbajtjes. Prandaj, shprehja **"s'ka tarikat pa sheriat"** ka ardhur duke u përsëritur qysh në krye të herës nga personat kompetentë të kësaj rruge. Sipas një shprehjeje të njohur, këmba e palëvizshme e kompasit është sheriati, kurse këmba e lëvizshme, tarikati.

Meqë sipas detyrës që ka, tarikati preokupohet me botën afektive (të zemrës) të njerëzve, në mënyrë të natyrshme, është e detyruar ta përdorë *dashurinë* e cila është shkak i krijimit të gjithësisë. Prandaj, tarikati është cilësuar edhe si **"rruga e dashurisë dhe pasionit"**. Ndërkaq, meqë *pasioni* ose, sipas terminologjisë së tasavvufit ose mistikës islame, *ashku*, është një *entuziazëm*, sjell me vete edhe rrezikun e lëshimit të vullnetit dhe rrëshqitjen lehtësisht të këmbës. Për t'u ruajtur prej kësaj, duhet ecur nën prijësinë e personave të cilët i kanë bashkuar në mënyrë organike dituritë formale me jetën moralo-shpirtërore.

Krahas kësaj, po qe se ata që janë të ngarkuar me detyrën e udhëzimit dhe orientimit, nuk arrijnë nivelin dhe kompetencën e nevojshme në dituritë formale, rreziku i rrugës së dashurisë dhe ashkut është përsëri i madh. Për eliminimin e kësaj, **tarikati Nakshibendí** ka parapëlqyer metodën e zgjedhjes së myrshidëve ose prijësve shpirtërorë, ndër njerëzit që i kanë përvetësuar dituritë formale dhe në këtë mënyrë ka mundur ta ruajë vetveten nga rreziku në fjalë. Ndërkaq, shihet se rrëshqitjet e vërejtura në disa tarikate si **bektashizmi dhe mevlevizmi** për shkak të tërheqjes, haresë dhe entuziazmit, e çojnë njeriun, me kohë, në një sërë qëndrimesh dhe sjelljesh në kundërshtim me sheriatin.

Prandaj, meqë osmanët, krahas vënies si qëllim themelor të shtetit realizimin e konkluzioneve juridiko-fetare (të sheriatit), e patën njohur si detyrë ta edukonin zemrën po aq sa dhe arsyen dhe vullnetin dhe - veçanërisht ashtu siç ka ndodhur me dijetarët fetarë dhe burrat e shtetit të periudhës së fundit - e patën parapëlqyer tarikatin Nakshí me përparësi ndaj tarikateve të tjera, për rrjedhojë, ky tarikat qe përhapur në një fushë të gjerë brenda organizmit të Shtetit të Lartë.

Në shekullin XIX, nën ndikimin e Evropës së larguar nga feja si pasojë imediate e pozitivizmit, edhe në vendin tonë patën filluar të dobësoheshin ndjenjat juridike-fetare dhe shpirtërore. Ja, pra, përhapja e *halidizmit* që përkon me këtë periudhë, zë një vend jashtëzakonisht të veçantë përsa i përket detyrës që kreu për ndalimin e rrymave negative që kishin nisur të vepronin. Ja, pra, Hirësia Mevlana Halit Bagdati vjen në krye të prijësve shpirtërorë të përkryer që morën detyra në një stinë të tillë!

Duke përgatitur qindra pasues dhe duke e përhapur dhe përgjithësuar edhe më shumë rrugën e tij në kuadrin e perandorisë, zhvilloi një shërbim shumë të madh e të çmuar për shumëfishimin e numrit të muslimanëve të formuar. Ndoshta, në krye të faktorëve frenues në masë të madhe të krizave të historisë sonë kombëtare vjen kjo përhapje dhe zgjerim shpirtëror, gjë që është bërë një faktor i madh në mbrojtjen e konstitucionit moralo-shpirtëror të popullit. Feja është mbrojtur nga *bid'atet*[78].

❁

Hirësia Halit Bagdati i cili është një sovran në dituri dhe mistikë, gëzon një dinjitet të posaçëm edhe në fushën e poezisë. Dyvargshet poetike të thëna prej tij janë një det enigme dhe urtësie mbushur me melodizimin e thellësisë shpirtërore të tij. Eshtë një "Divan persisht" i tij ku është mbledhur ky det i madh, divan i cili i mahnit mendjet.

Me një zemër të djegur nga dashuria pasionante dhe afërsia ndaj Profetit (s.a.s.), ai shprehet kështu:

*"O strehë e të pamerituarve! Të erdha në derë që të më marrësh në mbrojtje së bashku me të metat e mia të panumërta! Eh, sikur ta puthja sa të ngopesha çdo herë pragun ku pate vënë këmbën e bekuar!*

*A vetëm mua më pruri në këtë gjendje sevdaja e zemrës? Arifët e dinë se pasioni dhe dëshira për të ta puthur këmbën e bekuar, i ka turbulluar edhe qiejt! Tani qiejt, të dehura siç janë, rrotullohen pa u ndalur me dashurinë për ty!*

*O diell bukurie! Bukuria jote e asgjëson edhe artin e të shprehurit të figurshëm! Sepse cilësitë e tua s'i nxënë as shkrimi, as poezia!*

*Mendja ra në vështirësi që të mund të të lavdërojë ty, sepse mundësia e saj është e pamjaftueshme të të njohë ty ashtu denjësisht...*

78. **Bid'at**: Akt ose veprim që bëhet në emër të mësimeve fetare, por në thelb bie në k - ndërshtim me frymën e fesë islame, prandaj cilësohet akt i refuzuar nga aspekti fetar (Përkthyesit).

*O i dashuri i Allahut! Eshtë e mundur të futen botët në një molekulë, por është e pamundur të të fusësh ty në fjalë!*

*Çdo vit, haxhilerët vrapojnë ta bëjnë Qaben tavaf, kurse Qabes i digjet zemra për tavaf rreth varrit tënd të lulëzuar!*

*Nga respekti për ty, nga uji del perlë, nga guri del margaritar, nga gjembi del trëndafil!*

*O i Dërguari i Allahut! Të erdha në derë duke u mbështetur në mëshirën tënde të pafundme! Falmë mua një pikë nga deti i mëshirës tënde!*

*Mëkatet i kam aq të shumta sa s'numërohen dot, fytyrën e kam të zezë si katran. O i dashuri im më i shtrenjtë se jeta ime! Erdha t'i pastroj këto papastërti që s'i pastron uji, duke e fërkuar fytyrën në dheun që i ke dhënë nder ti!"*

Kurse një vjershë në turqisht e sajuar me pjesë nga poezitë e Halit Bagdatit që shprehin përulësinë sublime të zemrës së tij dhe asgjësinë e tij para Zotit, është kështu:

*Jeta më shkoi me gjëra boshe; ah, sa keq!*
*Koha fluturoi si një zog; ah, sa keq!*
*Kudo që të kem zënë e ngritur ndërtesë,*
*Një dorë erdhi e i hodhi sipër dhé; sa keq!*

*Thashë Zoti fal, me shkujdesje shëtita,*
*Harrova ndëshkimin e Tij, më të madh u mbajta,*
*E lashë të mirën, për vete mëkate shkrojta,*
*Pastaj më thanë: Karvani të iku! Ah, sa keq!*

*Për pasuri, post e pozitë shumë u përpoqa,*
*E lashë parajsën, në zjarr u dogja,*
*Ajme, sa keq, nga rruga e Zotit si u ndoqa?*
*Kevtherin kjo botë ma piu: ah, sa keq!*

*Nesër do të më duhet të jap llogari!*
*Ah, si ka për të shpëtuar Halidi tani?*
*Ja, dita e llogarisë, ja, një engjëll erdhi*
*Dhe librin e punëve ma hapi: ah, sa keq!*

❁

Siç vihet re edhe nga poezitë e tij, Hirësia Halit Bagdati tregohet jashtëzakonisht modest dhe i përvuajtur. Ai det i stërmadh diturie dhe kulture është kredhur me të gjithë qenien e vet në horizontet e pafundme të cen-

timetrit katror të asgjësë dhe, në lartësinë e Zotit, ka arritur në një pasuri moralo-shpirtërore që shtohet gjithnjë e më shumë, dhe në nivele të paarritshme.

Në një letër të shkruar për Halit Bagdatin, Hirësia **Shah Abdullah Dehlevi** e deklaron në këtë mënyrë vlerën dhe gradën moralo-shpirtërore që zotëron ai:

*"Po e nis letrën time me emrin e nderuar të Allahut të lartë mëshirues dhe Shpërblyes.*

*Paqja, mëshira dhe begatia e Allahut qofshin për ty!*

*O robi i dashur i Allahut të Lartë, i bekuari Mevlana Halid!*

*Është e pamundur ta nxënë fjalët falenderimin dhe lavdërimin e denjë për dhuntitë e Zotit të Madh, të shfaqura tek ky i varfër me të meta nga koka në majë të thoit!*

*Biri im! Begatitë e kësaj rruge të madhe e të begatë dhurojuani nxënësve! Zoti të ka bërë ty ndërmjetës dhe kulm begatie të atij vendi. Njerëzit qëllimkëqinj nuk mund të të bëjnë keq ty! Disa shpifje të tyre janë të papranueshme për ne. Në krye e në fund, përballë çdo çështjeje, lavdi i qoftë Zotit të Lartë dhe mëshirë e paqe Hz. Muhammedit (s.a.s.)!*

*Biri im! Ndihmoji ata që dëshirojnë të përfitojnë! Edhe ata t'i plotësojnë zikret dhe detyrat e tjera dhe lumturinë ta dinë si rrjedhojë të këtyre. Të mos bisedojnë me mohuesit për rrugën e të mëdhenjve! Është e njohur fjala që thotë: "Po u bëre i mirë me atë që i bën keq mësuesit tënd, je më i keq se qeni!"*

*Prandaj, rrini larg veçanërisht nga ata që e kundërshtojnë Hirësinë **Imam Rabbani**. Sepse një person si Imam Rabbaniu e duan besimtarët dhe të devotshmit! Kurse ata që e përbuzin, janë vetëm hipokritët dhe mëkatarët!*

*Nga ana tjetër, dijetarët, parësia dhe qeveritarët e vendit ku ndodhesh ti, duke u treguar të zgjuar, e njohin për dhunti qenien tënde të bekuar dhe përfitojnë prej teje! Kurrë të mos e lënë mangët respektin ndaj teje! T'u bëhen pengesë atyre që të bëhen ty kundërshtarë, që kanë synime të këqija kundër teje, që s'të honepsin dot ty! Unë i varfëri i shkruajta këto si këshillë, se i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka thënë "feja është këshillë!"*

*Zoti të ka bërë ty zëvendës dhe pasues të Shah Nakshibendit, të Muxhedidit të Mijëvjeçarit të Dytë Hixhri*[79]*, të Mirza Sahibit. Askush nuk mund ta zërë vendin*

79. Në origjinal: *Müceddid-i Elf-i Sânî,* Imam Rabbaniu.

*tënd! Dora jote është dora ime dhe kush të sheh ty, do të thotë se më ka parë mua!*

*Biri im! Mos u ngrit për të ardhur nga ai vend i largët gjer këtu! Mjaftohu duke e kthyer fytyrën e nevojëtarisë nga kjo anë dhe duke më kujtuar me zemër! Allahu i Lartë na e mundësoftë të gjithëve të ndjekim pëlqimin e tij dhe të Dashurin e Tij!*

*Amin!"*

❀

Në ditët kur Mevlana Halit Bagdati filloi veprimtarinë udhëzuese, i shkoi për vizitë valiu i Bagdatit, **Said Pasha**. Ai vuri re se shumë dijetarë, madje, prisnin në heshtje, me kryet përkulur para, tërë drojtje dhe edukatë si të ishin shërbyes! Por edhe vetë, kur e pa pamjen impresionuese të Mevlana Halidit që hyri brenda, ra në gjunjë dhe nisi të dridhej. Me një zë të prerë, i kërkoi lutje Halit Bagdatit. Hirësia Mevlana Halit Bagdati bëri një lutje për të dhe i dha këtë këshillë:

*"Në kiamet, secili do të merret në pyetje për veten e vet. Kurse ti do të merresh në pyetje edhe për veten tënde, edhe për të gjithë ata që ke nën vete! Prandaj frikësohu me të tepërt nga Zoti! Sepse para ke një ditë të tillë që, nga frika e asaj dite, nënat kanë për t'i harruar fëmijët e gjirit, shtatzënat kanë për të lindur para kohe. Atë ditë ke për t'i parë njerëzit të dehur. Ata s'do të jenë të dehur, por do të duken ashtu ngaqë ndëshkimi i Allahut të Lartë është shumë i rëndë!"*

Pas këtyre fjalëve, Said Pasha nisi të dridhet më shumë dhe të qajë me zë të lartë!

Hirësia Mevlana Halit Bagdati ka përgatitur nxënës të panumërt. Katër mijë prej tyre kanë arritur nivele shumë të larta në dituritë fetare dhe në mistikë dhe kanë marrë dëftesat përkatëse. Ndërkaq, meriton të vihet në dukje nënshtrimi dhe besnikëria e nxënësve për mësuesin e tyre Halit Bagdatin. Myftiu i Bagdatit, Hirësia **Sheh Sadruddin** e ka shprehur kështu nënshtrimin e tij ndaj Hirësisë Halit Bagdati:

"Sikur mësuesi im, Hirësia Mevlana Halit Bagdati të më urdhërojë të vë mbi krye një enë me qumësht dhe të dal nëpër pazar për ta shitur, ia zbatoj urdhrin pa asnjë lëkundje!"

Në kuvendet shkencore, **Sheh Ali Suvejdiu** thoshte:

**"Hirësia Mevlana Halit Bagdati është një det i pafund në shkencat materiale e shpirtërore, kurse ne jemi një pikë!"**

Vështrimet e Hirësisë Mevlana Halit Bagdati kishin forcë të madhe ndikuese. Një ditë, ndërsa po ecte në rrugë, me anë të favorit hyjnor dhe frymëzimit të zemrës që ia fali Zoti, ia hodhi vështrimin dhe konsideratën një krishteri. Atë çast, krishteri u rrëmbye nga një tërheqje shpirtërore dhe shkoi pas Mevlana Halit Bagdatit duke qarë. Hyri në shtëpinë e Prijësit të Madh me frymëmarrjen e atmosferës së besimit që e përfshiu dhe nga ajo portë e bekuar doli si musliman. Gëzimi dhe drita që i derdhej prej zemre, i reflektohej nga sytë!

Ishte një dijetar i quajtur **Jahja**. Duke u mashtruar nga provokimet e disa indiferentëve dhe të paditurve, shkoi tek Prijësi i Madh, duke marrë me vete edhe disa nga nxënësit e vet, me qëllimin e vetëm për ta vënë në provë dhe diskredituar Mevlana Halid Bagdatin. Hirësia Mevlana Halit Bagdati i priti te dera dhe, pasi u takën, i mori brenda dhe i uli pranë vetes. Një sërë çështjesh të holla e të vështira të zemrës së vizitorit i zgjidhi një e nga një pa e lënë atë të hapte gojën fare:

"Në dituritë fetare ka shumë probleme të vështira. Ja, njëra nga këto, është kjo dhe përgjigjja për të është kështu..."

I mahnitur jashtëzakonisht, Sheh Jahja e kuptoi se ç'prijës shpirtëror i lartë e i çmuar ishte personi që i kishin shkuar për vizitë, u pendua për ç'kishte bërë dhe meritoi nderin të bëhej një nga nxënësit e mëdhenj të Mevlana Halit Bagdatit!

❁

Në Damask ishte shfaqur epidemia e rëndë e murtajës. Për këtë arsye, Hirësia Mevlana Halid Bagdati nuk deshi të dilte nga qyteti. Popullit i këndoi hadithe, porosi profetike, sipas të cilave, të vdekurit nga murtaja do të konsideroheshin dëshmorë. Në këtë mes, i shkoi dikush dhe iu lut:

"Imzot, lutuni për mua që të mos më ngjitet murtaja!"

Prijësi i Madh u lut për të dhe ai person nuk u sëmur nga murtaja. Kurse për vete tha kështu:

*"Më vjen turp të mos dua të bashkohem me Zotin tim!"*

Nga fëmijët e tij, më parë **Bahauddini**, pastaj **Abdurrahmani**, u kapën nga murtaja dhe vdiqën.

Gjatë varrimit të të bijve, Mevlana Halit Bagdati e parandjeu se edhe fundi i tij ishte i afërt. Ai u tha nxënësve t'ia hapnin varrin si dhe vendin ku do të varrosej. Por nxënësit u treguan pak të ngathët për shkak të dhimbjes

që ua mbështolli zemrat. Hirësia Mevlana Halit Bagdati që e vuri re këtë, e thirri pranë **Sheh Abdylkadirin** dhe i tha:

*"Varrin të ma hapni patjetër sot, sepse duke gërmuar do të hasni në një gur dhe, po ta lini thyerjen e gurit për ditën e vdekjes, ndoshta nuk do të ma përgatisni dot varrin në kohë!"*

Urdhri i tij u zbatua.

Një ditë, Halit Bagdati i tha Sheh Ismail Gaziut:

"Të gjitha librat e mia i dhurova si vakëf!"

Atë ditë priti ngushëllimet për vdekjen e djalit të dytë, Abdurrahman. Pasi u larguan vizitorët, i tha Sheh Ismail Efendiut:

"Sot qëndro pranë meje!"

Pastaj vazhdoi:

*"Po të mos kisha frikë se njerëzit do të thoshin se "Mevlana Halidi tregon keramet", sot do të ndahesha me të gjithë miqtë dhe të dashurit. Më duket se këtë natë të xhuma do të dal për në udhëtimin e madh!"*

Duke i hedhur vështrim gjellës që i prunë para, tha kështu:

"As nga kjo, as nga gjellët e tjera s'kam për të ngrënë! A keni parë kënd që edhe ta kërkojë vdekjen, edhe të hajë gjellë?"

Kishte kaluar një copë herë kur hyri brenda njëri nga nxënësit, Ibni Abidini dhe, i zhytur në mendime, tha:

"Imzot! Mbrëmë pashë në ëndërr sikur kishte vdekur Hz. Osmani. U mblodhën shumë njerëz. Namazin e të vdekurit ia fala unë!"

Hirësia Mevlana Halid Bagdati i tha atij:

"O Ibni Abidin! Ky i varfër është nga të bijtë e Hz. Osmanit. Ta dish se unë do të vdes dhe ti do të ma falësh namazin e të vdekurit me një xhemaat të madh!"

Ibni Abidinit iu mbushën sytë me lot dhe u kredh në një hidhërim të thellë.

Ashtu si i pari i tij dhe mbajtësi i të njëjtit atribut, Mevlana Xhelaleddin Rumiu (k.s.), Mevlana Halit Bagdati e priste vdekjen pothuajse si një "natë martese" dhe i këshillonte ata që kishte përreth, me këto fjalë:

*"Mos u shmangni nga rruga e drejtë! Tregoni durim dhe qëndresë ndaj vështirësive, vuajtjeve dhe provave që do të hasni në këtë rrugë! Kurrsesi të mos ma mundoni shpirtin duke më qarë me të bërtitura e duke më vajtuar me përshkrimin e portretit tim! Shkruani dhe dërgoni letra nga të gjitha anët që askush të mos dëshpërohet e të mos vajtojë për vdekjen time! Kush më do e kush më ndjen të afërt mua, le të presë kurban për pëlqim të Allahut dhe sevapet e kurbanit t'ia dërgojë shpirtit tim. Veçanërisht të më dhurojë këndime Kur'ani, Fatiha dhe lutje të thjeshta! Mos thoni si ata që s'kuptojnë: "Nuk kam nevojë për sevapin e sadakasë, vetëm Fatihaja dhe Ihlasi mjaftojnë!" Kurrsesi të mos më shkruani gjë tjetër mbi varr përveç kësaj fjalie:*

*"Ky është varri i Halidit të varfër!"*

Të nesërmen në të gdhirë, Hirësia Mevlana Halit Bagdati u drejtua nga kiblja me cepat e syrit dhe u shtri në anë të djathtë. Pastaj u kredh në vetëllogari dhe meditim. Nuk i dëgjoheshin rënkime për shkak të rëndimit të sëmundjes. Në çdo gjymtyrë të tij ishin shenjat e përmendjes së Allahut. Kur muezini nisi të këndojë ezanin e mëngjesit me një zë të ëmbël, Mevlana Halit Bagdati nisi të këndojë ajetet e fundit të sures Fexhr:

**"O ti, nefs i bindur plotësisht! Kthehu te Zoti yt me pëlqim dhe i pëlqyer! Hyr mes robve të Mi, hyr në xhennetin Tim!"**

Pas këndimit të këtyre ajeteve, mes një gëzimi të madh shpirtëror, Mevlana Halit Bagdati ia dorëzoi si dëshmor shpirtin e shenjtë Zotit të vet!

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

Në ceremoninë funebre të tij u mblodhën një mori e madhe njerëzish që s'ishte parë asnjëherë tjetër. Dhe namazin e xhenazes ia fali nxënësi Ibni Abidin, ashtu siç kishte kërkuar ai vetë.

Duke u zbritur në varr, nga kufoma e bekuar e Mevlana Halit Bagdatit u përhap përreth një aromë e këndshme. Çdokush që ndodhej aty, e ndjeu atë aromë të këndshme që përkëdhelte shpirtrat. Disa vizitorë shpirtërorë thonë se ajo aromë vazhdon ende të ndihet!

Më i dashuri i miqve të Zotit, mbreti i dijetarëve të diturisë dhe kulturës fetare, Mevlana Halit Bagdati e ka ende frymëzimin, në veprim, përpjekjen, të lartë. Përpjekja e tij përmendet si **zemër nxënësi plot dritë**.

Disa pjesë nga letrat e tij:

*"Bëhuni të mençur! Po qe se dikush e mban veten më të lartë se dikush tjetër, ky veprim i tij do të thotë tentativë për pretendim hyjniteti, gjë që bëhet shkak që ai të përzihet përjetësisht nga mëshira hyjnore. Allahu i Lartë na mbrojttë të gjithëve nga kjo! Ja, si shembull mësimdhënës, gjendja e Iblisit!*

*I mallkuari, me një paturpësi dhe moskokëçarje të madhe përballë Zotit, tha:*

*"Unë jam më i lartë se Ademi!"*

*Pastaj as pendesë nuk bëri. Atëherë, Zoti e përzuri përjetësisht nga mëshira e Tij!*

*Prandaj, personi i cili është udhëtar i udhës së Allahut, duhet ta mendojë veten një gradë më poshtë se çdokush tjetër. Sepse sa e sa mëkatarë ka pasur që, me një pendesë të sinqertë dhe me duar të dridhura janë drejtuar drejt selisë së lartë të Allahut dhe janë regjistruar si njerëz të orientuar në librin e të mirëve. Krahas kësaj, sa e sa të devotshëm ka pasur që, në fund, kanë shkarë në anë të mëkatarëve!*

*Dijeni se edhe nëse aktet e evlijave u përngjajnë në pamje akteve të njerëzve të tjerë, në të vërtetë janë tjetër gjë.*

*O udhëtarë të së Vërtetës! Në fenë e Hz. Muhammed Mustafasë (s.a.s.), kurrë të mos u jepni leje dhe mundësi mefshtësisë dhe dembelizmit, sepse orientimi dhe përpjekja në këtë rrugë janë më me vlerë se shumë zbulime dhe parashikime shpirtërore! Veç kësaj, duhet të dihet se po qe që zbulimet shpirtërore dhe kerametet s'bëhen pretekst për shtimin e respektit ndaj urdhrave të fesë, s'janë gjë tjetër veçse ngatërresa e kokëçarje! Me raste të ndryshme kam thënë dhe prapë them se të gjithë evlijatë bujarë janë të një mendimi se tarikatizmi i cili nuk respekton urdhrat dhe ndalimet e kësaj feje të vërtetë, është ateizëm dhe prapësi!*

*Megjithëkëtë, pa hyrë në rrugën e edukimit mistik, ecja e orientuar në udhëtimin e përjetësisë është mjaft e vështirë. Sepse nefsi urdhërues (nefsi emmare) ka lloj-lloj intriga dhe kokëçarje që e shkatërrojnë njeriun, ashtu që edhe sikur njeriu t'i mësojë përmendësh të gjitha dituritë, e ka të pamundur të shpëtojë nga dredhitë e nefsit! Këto dredhi mund të eliminohen vetëm me anë të edukimit dhe ndërhyrjes së një prijësi të përkryer. Përndryshe, robi nuk mundet të meritojë shfaqjet shpirtërore që do t'ia zbukuronin zemrën dhe nuk mundet të përparojë me sinqeritet në rrugën e fesë së vërtetë!*

*Prandaj duhet kuptuar se rruga e quajtur tasavvuf është një faktor moralo-shpirtëror që siguron pasionin dhe vitalitetin e domosdoshëm për t'i zbatuar denjësisht urdhrat e fesë!*

*Atëherë, dituria pa përmbajtje është mundim, kurse përmbajtja në kundër-*

*shtim me urdhrat dhe ndalimet e fesë sonë është prapësi! Mbështetemi te Allahu nga të dyja!.."*

Një ditë u tha kështu myridëve, nxënësve të vet:

*"Braktisini zakonet e injorancës dhe mbahuni pas sunnetit profetik! Mos bëni miqësi me ata njerëz që i japin rëndësi vetëm ushqimit të trupit! Veç kësaj, ju këshilloj t'i lini takimet me njerëzit me post dhe pozitë me qëllim për të pritur diçka prej tyre! Po të viheni përballë me dy punë të prishura që mbeteni të detyruar t'i bëni nën shtytjen e disa domosdoshmërive, zgjidhni atë më të lehtën! Personat që dua më shumë ndër ju, janë ata që kanë më pak interes dhe lidhje me njerëzit e kësaj bote, që nuk u bëhen barrë të tjerëve, që merren me fikhun dhe hadithet!*

*Ky i varfër ju thotë: Çdokush të kthehet te Zoti i vet me sa t'i vijë për dore! Kjo botë s'janë paratë dhe rrobat! Bota e njeriut janë gjërat për të cilat ai përpiqet me të gjitha mundësitë, për të cilat tregon interes dhe i fiton! Kërkesa jonë për ata që duam, është të merren me punë të mira të cilat do t'ua zbardhnin faqen nesër para gjyqit të Zotit! Zoti na mbrojttë nga ajo ditë e tmerrshme që ta nxin fytyrën! Dijeni se si puna e mirë, ashtu dhe puna e keqe janë për ata që i bëjnë!"*

Njërit prej nxënësve të vet i pati shkruar kështu:

*"Sa të jesh gjallë, mbahu fort pas urdhrave dhe ndalimeve të Allahut! Në të gjitha kushtet përmende shumë Allahun! Vetëm te Ai mbështetu dhe kapu fort pas tevekulit*[80]*! Mos ia jep zemrën kësaj bote mashtruese e të përkohshme! Interesohu për atë që është e përjetshme! Mos e harro vdekjen, vetminë e varrit dhe ditën e llogarisë! Bëj përgatitjen e duhur për to! Për këtë, mbahu fort pas Kur'anit të Shenjtë dhe Traditës Profetike! Ktheua shpinën sajimeve! Lutu për suksesin e muslimanëve dhe për disfatën e armiqve dhe murtedëve ose tradhtarëve të fesë!*

*Bëhu i devotshëm! Mos u shkakto mundim dhe shqetësim njerëzve! Këtë ta kesh kujdes veçanërisht kur të ndodhesh në Mekën e Shenjtë dhe në Medinën e Ndritshme! Edhe sikur të të përgojojnë ty, ti asnjë mos përgojo! Çdokënd dije mbi veten! Harroji punët e dobishme që ke bërë, në mënyrë që nefsi të mos marrë pjesë për vete! Me fjalë të tjera, pranoje sikur s'ke bërë asnjë të mirë! Krahas kësaj, edhe sikur në çdo bamirësi ta pranosh se ke dështuar, shpresën nga Allahu i Lartë mos e pre!*

*Mirësia e Allahut të Lartë për një njeri është më e dobishme për të edhe sikur puna e vetë atij të jetë sa shuma e punëve të njerëzve dhe xhindve bashkë! Vazhdo me zikrin dhe vetëllogarinë e zemrës dhe mos u trego i mefshët në to! Dhe mbahu*

80. **Tevekul:** Koncept islam që nënkupton dorëzimin total në caktimin dhe vendimin hyjnor të Allahut (xh.sh.) (Përkthyesit)

*pas botës shpirtërore të njerëzve të mëdhenj të kësaj rruge! Trego konsideratë për njerëzit e dijes dhe Kur'anit! Këndo Kur'an sa të mundesh! Dhe merru shumë me diturinë e fikhut! Dhe të të mos pengojë nga kjo mendimi për ta ruajtur qetësinë e zemrës! Sepse pa fikh nuk bëhet adhurim!*

*Dhe vazhdoji namazet tehexhxhud, ishrak, duha dhe evvabin! Qëndro gjithmonë me abdest! Dhe fli pak! Kënaqu gjithmonë me atë që ke në dorë! Dhe shih të përpiqesh ditë e natë në rrugën e Zotit!.."*

**Zoti ynë! Na mundëso neve dhe të gjithë miqve të fesë pjesë nga klima e zemrës e Hirësisë Mevlana Halit Bagdati i cili, duke shërbyer ditë e natë në rrugën tënde të lartë, duke u përpjekur për ta përjetuar denjësisht fenë e vërtetë, pati arritur një pozitë të lartë në fitimin e pëlqimit tënd!**

**Amin, ashtu qoftë!**



# STRUKTURA SHPIRTERORE E SHOQERISE TE OSMANET

Me anë të agjentëve ndikues në kuptimin e gjerë të fjalës, të cilët kanë përbërë elementin themelor të tyre, osmanët arritën shumë fitore, i dhuruan historisë kujtime plot famë dhe nder! Dhe në krye të këtyre agjentëve ndikues më të rëndësishëm, vjen, pa dyshim, struktura shoqërore dhe shpirtërore e popullit.

Miqtë e Zotit, nga të cilët kemi përmendur gjer këtu sa për shembull vetëm disa ndër mijëra të tillë, siç e kemi parashtruar, e patën thurur si rrjetë shoqërinë osmane me asistencën dhe udhëzimin e tyre plot begati dhe, kështu, patën përgatitur në popull shumë e shumë personalitete të zgjedhur, burra të zemrës dhe njohës të së fshehtës, të cilët mund të hasen pothuaj në të gjitha shtresat e popullsisë, nga personat që s'kanë ditur shkrim e këndim, tek dijetarët, nga pushtetarët, tek ushtarakët. Vargu i këtyre njerëzve të vërtetë e të shquar, të përmendur me karakterizime të tilla, si "të tretët", "të shtatët", "të dyzetët", ka shumë e shumë shembuj të njohur e të panjohur, të cilët përbëjnë themelin e fitoreve dhe arritjeve të shkëlqyera e madhështore të osmanëve, të realizuara me anë të ushtrive të tyre të armës dhe besimit, të osmanëve që kanë patur shtetin më jetëgjatë ndër të gjithë shtetet islamë.

Kështu, te osmanët është e njohur historia e quajtur **"mejjit-zade"**, e cila ekspozon njërën nga shfaqjet e begata të vetive të larta moralo-shpirtërore, si besimi, principialiteti, sinqeriteti, orientimi, nënshtrimi dhe dorëzimi, të shtresuara ndër zemra si rezultat i veprimtarisë udhëzuese dhe orientuese të ushtruar në shoqëri nga ana e vargut të *evlijave* që vazhdon të ekzistojë dhe veprojë i nisur me Hirësinë Edebali. Kjo ngjarje shembullore e mësimdhënëse është një shembull tipik që reflekton strukturën moralo-shpirtërore të popullsisë osmane si dhe botën e brendshme të njerëzve të zemrës.



*Begatia e dorëzimit dhe nënshtrimit te Zoti:*

# MEJJIT-ZADE

(1596-?)

Mejjit-zade që ka jetuar në kohën e **sulltan Ahmetit I**, është një dijetar i lartë osman i famshëm për virtytshmërinë dhe kulturën e tij të shquar. Siç rrëfehet, ai u mbiquajt **Mejjit-zade**, domethënë, **"biri i të vdekurit"**[81] për shkak të një shfaqjeje hyjnore që përjetoi.

I ati i Mejjitzadesë ishte një ushtar trim. Si shumë luftëtarë trima të tjerë, edhe ai ishte thirrur në **fushatën e Eger**-it në Hungari të zhvilluar në vitin 1596 nga **sulltan Mehmeti III**. Porse në atë kohë e shoqja ishte shtatzënë dhe lindja i ishte afruar shumë. Pavarësisht nga kjo, babai luftëtar që e mbante xhihadin, luftën në rrugën e Allahut, mbi çdo gjë tjetër, i plotësoi përgatitjet e fushatës dhe u nda me të shoqen shtatzënë përmes ndjenjash dhembshurie e dashurie duke ia bërë hallall gjithçka njëri-tjetrit. Tashmë, me buçitjet e daulleve të luftës që i çonin zemrat peshë, ai ia kishte dhënë veten emocionit të luftës fitimtare. E vështroi për të fundit herë gruan e tij fytyrëdritë, besnike dhe vetëmohuese dhe, për shkak se nuk do t'i ndodhej pranë e nuk do të kujdesej dot për të gjatë lindjes, i hapi dhe i ngriti lart me edukatë drejt selisë hyjnore duart që do të tundnin shpatën kundër armikut, dhe me sytë e njomur me pikat e lotëve të mbledhura nga dhembshuria dhe mëshira, u lut:

*"O Zot! Po shkoj të luftoj në rrugën tënde! Ti e di se unë s'kam askënd tjetër veç teje! O Zot! Po ta lë ty amanet tim bir që ka për të lindur nga kjo ime shoqe besnike dhe e vuajtur! Të lutem, mbroje atë me mirësinë dhe bujarinë tënde!"*

81. Fjala "mejjit" e huazuar në shqipe në trajtën "meit", do të thotë "i (e) vdekur". (Pë - kthyesit).

Babai luftëtar u hodh mbi kalë dhe u zhduk me shpejtësi nga sytë!

Pasi arriti me ushtrinë osmane në kalanë e qytetit Eger në Hungari dhe u përlesh në betejë me armikun, luftoi si luan. Si përfundim, me mirësinë dhe ndihmën e Allahut, ushtria osmane doli fitimtare! Të gjithë trimat, nga komandanti e gjer te ushtari më i thjeshtë, me kurorat e luleve të fitores dhe nderit në ballë, u kthyen në Stamboll që, në atë kohë, thirrej edhe me atributin "Porta e Lumturisë"!

Sapo arritën, babai luftëtar mori menjëherë leje nga komandanti dhe shkoi drejt e në shtëpi. Por në shtëpi nuk gjeti asnjeri! Kurse gruaja duhet të ndodhej në shtëpi duke e pritur ngaqë lajmi i kthimit të ushtrisë me fitore ishte përhapur anembanë! I shqetësuar tejet, vrapoi te komshinjtë përreth për t'i pyetur për të shoqen. Por komshinjtë që e panë burrin luftëtar para tyre, i thanë të dëshpëruar:

"O trim! Allahu të bekoftë për luftën dhe ta shtoftë jetën!"

Babai që e kuptoi nga këto fjalë të vërtetën, për një çast bërtiti në mënyrë të pavullnetshme me hidhërimin e rëndë që ia mbështolli zemrën:

"Jo, s'është e mundur!"

Pastaj, me një zë më të lehtë, vazhdoi:

"S'është e mundur, sepse unë ia pata lënë amanet Zotit të gjithësisë fëmijën që do të më lindte! Ai është më i dobishmi i mbrojtësve!"

Kaluan ca çaste në heshtje të plotë. Babai i vuajtur u hodhi një vështrim njerëzve që i ndodheshin pranë, përreth, dhe bërtiti me një frymëzim që i lindi përbrenda:

"Sigurisht, Allahu mëshirues është më i dobishmi i mbrojtësve! Tregomani menjëherë varrin e sime shoqeje!"

Të gjithë së bashku u drejtuan për tek varri. Duke iu bindur zërit të zemrës, babai kishte marrë me vete edhe kazmë dhe lopatë. Kur ia treguan varrin e së shoqes, vuri veshin me emocion në dheun e varrit dhe nisi të dëgjonte. Pas pak, bërtiti:

**"Ja, po ia dëgjoj zërin tim biri!"**

E kapi menjëherë kazmën dhe iu vu hapjes së varrit. Edhe ata që kishin ardhur aty bashkë me të, kur filluan t'ia dëgjonin zërin fëmijës, i shkuan në ndihmë. Dhe pamja që doli në shesh kur u hap varri, ishte aq e mahnit-

shme dhe e tmerrshme sa t'i asgjësonte vullnetet krejtësisht:

Në varr ndodhej një fëmijë i shëndoshë e i bukur i lindur nga nëna e vdekur, i cili qëndronte i ngjitur në gjoksin e saj.

Babai gazí, fitimtar, e mori menjëherë të birin dhe e shtrëngoi në gjoks. E puthi në faqet rozë. Pastaj e mbështolli foshnjën në pelena të ngrohta. Edhe varrin e hapur e mbuloi prapë duke u lutur për të shoqen besnike! Përballë kësaj shfaqjeje mrekullore dhe hyjnore, çdokush e ndjente veten se ishte një hiç dhe e madhëronte dhe e shenjtëronte Allahun me një ndjenjë devocioni të thellë. Edhe babai kishte rënë në sexhde me sytë e njomur nga lotët dhe e falenderonte Zotin me zemrën plot hidhërim për vdekjen e së shoqes dhe plot gëzim për të birin!

Fëmija u rrit duke marrë një arsim dhe edukim të mirë dhe u bë një dijetar i devotshëm, populariteti i të cilit mbështolli tërë hapësirën osmane. Si rrjedhojë e mrekullisë që përjetoi, vazhdimisht u thirr **Mejjit-zade, Biri i të vdekurës**. Ai ishte një produkt i plotkuptimshëm dhe mësidhënës i nënshtrimit të sinqertë dhe absolut ndaj Zotit të Lartë. Fuqia Absolute i cili nuk lejoi zjarrin ta digjte profetin Ibrahim (a.s.) që i ishte nënshtruar me sinqeritet dhe pa kushte urdhrit të Tij dhe që e kishte krijuar pa baba profetin Isa (a.s.), nisur nga begatia e sinqeritetit të të atit, kishte dëshiruar në mënyrë volitive lindjen e atij personi nga nëna e vdekur![82]

**E gjithë fuqia dhe forca janë të Allahut!**

82. Varreza ku është varrosur Mejjit-zade është quajtur, në emër të tij, "Varreza Mejjit-zade". Shënim i autorit.



# AUTORITETI FETAR TE OSMANET

Shteti Botëror Osman ka qenë plotësisht një "shtet juridik" në përputhje me mendimin themelor islam. E thënë ndryshe, ka qenë jo shtet i ligjeve, por shtet ku sundonte ligji. Sigurimi i sundimit të ligjit ose i shtetit juridik te osmanët është realizuar me anë të këtyre dy elementëve themelorë:

1. Te osmanët, ligjet nuk kanë qenë produkt i vullnetit të personave që do t'i zbatonin ato ligje.

Sado që kanë ekzistuar disa mënyra apo metoda veprimi për të nxjerrë ligje ose për t'i zbatuar ato, si ixhtihadi[83] ose opinioni juridik personal dhe analogjia si metodë logjike, juristët nuk kanë qenë të lirë, por të varur nga logjika dhe qëllimi final i ligjit hyjnor. Kjo do të thotë se të gjithë zbatuesit e drejtësisë juridike, duke filluar që nga kryetari i shtetit, nuk zotëronin mundësinë për t'i nxjerrë ligjet në të mirë ose në dëm të një personi apo grupi. Veç kësaj, edhe vetë ata ishin të ngarkuar me përgjegjësinë ose ishin të detyruar t'i respektonin rregullat juridike që kishin një përmbajtje të tillë jashtëzakonisht objektive. Kështu, gjykimi i sulltan Mehmetit II, Ngadhnjimtarit, dhe vendimi gjyqësor i dhënë ndaj tij me prerjen e krahut, është një rast i qartë i kësaj. Në fund të fundit, specifika që siguronte legjitimitetin e veprimeve të tyre ishte pikërisht kjo përputhje mes vullnetit politik dhe ligjeve hyjnore. Legjitimiteti është në raport me këtë përputhje.

2. Në Islam, përputhja ndaj parimeve juridike themelore, domethënë, ndaj Kur'anit dhe Sunnetit (Traditës Profetike), si e ligjeve të nxjerra sipas interesit praktik, ashtu dhe e zbatimeve të autoritetit politik, është përcaktuar me fetva, domethënë, me vendim juridiko-fetar.

83. **Ixhtihad**: Ideatim në çështjet juridike të fesë (Përkthyesit).

Ndërkaq, duhet theksuar se fetvaja nuk është një opinion personal. Eshtë e detyrueshme që fetvaja të mbështetet absolutisht mbi një bazë kanunore (juridiko-fetare)[84].

Prandaj, te osmanët, pozita e fetvasë ka qenë një autoritet fetar që ka mundur ta orientojë edhe autoritetin politik. Shehulislami i cili ka qenë zëvendës i sulltanit si kalif[85], ka gëzuar pozitë prioritare ndaj kryeministrit[86] i cili ka qenë zëvendës i sulltanit si sundimtar[87]. Ky zbatim ka qenë te osmanët një parim administrativ-ekzekutiv që është ruajtur gjer në shembjen e shtetit.

Veç kësaj, ndryshe nga kryeministri, shehulislami emërohej për tërë jetën po ashtu si dhe sulltani. Prandaj pothuaj nuk ka ndonjë shehulislam të shkarkuar për shkak se ka dhënë një fetva të papëlqyer. Shehulislami mund të shkarkohej vetëm për shkaqe të tilla si pleqëria e thellë apo shqetësime të rënda shëndetësore që i bëheshin pengesë në kryerjen e detyrës. Prandaj, numri i shehulislamëve të shkarkuar është më i vogël se i sulltanëve të shfronëzuar.

Krahas këtyre, ekzekutimi politik i zbatuar për personat në pozitën e vezirit, me përjashtim të nja dy rasteve, nuk është zbatuar për shehulislamët, pozita e të cilëve është konsideruar e njëvlefshme me atë të vezirit. Edhe këto përjashtime tejet të rralla në raport me historinë osmane 623-vjeçare, kanë ndodhur për shkaqe rushfetesh.

Si njeri, edhe shehulislami mund të bjerë në gabim në vlerësimin e një çështjeje ose mund të mbetet nën ndikimin e një intrige politike. Krahas faktit që, në periudhat e fundit të shtetit osman, konstatohet se ka ndodhur rrallë që autoriteti politik të ushtrojë presion mbi pozitën e shehulislamit ose ta detyrojë shehulislamin të nxjerrë fetva të padrejtë, kanë ndodhur edhe raste përjashtimore të nxjerrjes së fetvasë nga nomenklatura[88] jokompetente siç pati ndodhur në rastin e nxjerrjes së një fetvaje për shfronëzimin e sulltan Abdylhamitit II. Por, në këtë rast, duhet theksuar se dukuritë

84. Në origjinal: şer'î. (Përkthyesit).

85. Domethënë, si titullar i pushtetit shpirtëror. (Përkthyesit).

86. Në këtë moment, duhet sqaruar se me fjalën *kryeministër* ne kemi përkthyer, siç është bërë traditë, fjalën e trajtës turqishte *sadrazam* (osm. sadr-i azam) që do të thotë jo *kryeministër*, por vetëm *dinjitari më i lartë*. Kështu, gjatë gjithë historisë osmane gjer në shpalljen e Kushtetutës së Parë, meqë forma e pushtetit ka qenë autokratike, nuk ka pasur këshill të ministrave, prandaj sadrazemi ka qenë dinjitari (pushtetari) më i lartë ekzekutiv pas sulltanit, i cili drejtonte punët e pushtetit. (Përkthyesit).

87. Domethënë, si titullar i pushtetit temporal dhe ekzekutiv. (Përkthyesit).

88. Emërtesa kuadri. (Përkthyesit).

në fjalë kanë qenë gabime jo të sistemit juridik, por të sistemit politik.

Përgjithësisht, mund të themi se, në shtetin osman, janë bërë përpjekje që faktorët parandalues ndaj devijimit të qeveritarëve nga Kur'ani dhe Sunneti të realizoheshin në mënyrën më të përkryer në sistemin juridik osman, në atë mënyrë, që shehulislamit i qe dhënë kompetenca për ta shfronëzuar sulltanin i cili e kishte emëruar, mjafton që të kishte një bazë kanunore (juridiko-fetare) ku të mbështetej.[89] Me fjalë të tjera, në shtetin osman, shehulislami ka qenë kreu i hierarkisë e cila siguronte epërsinë e së drejtës ligjore që e orientonte dhe, po të duhej, edhe e kontrollonte vullnetin e sulltanit. Eshtë për këtë arsye që në historinë osmane ka pasur shehulislamë që nuk u kanë dhënë as sulltanëve të ashpër fetvanë e kërkuar prej tyre dhe, megjithatë, kanë mundur të qëndrojnë në pozitë! Ja, pra, njëri prej tyre ka qenë **shehulislami Kemal Pashazade**.

89. Kështu, Mehmeti IV dhe Mustafai II janë nga sulltanët e shfronëzuar në këtë m -nyrë. Shën. i autorit.



*Sulltani i fronit të dijes dhe kulturës të shkëlqimit osman,*
*myftiu i njerëzve dhe xhindve:*

# SHEHULISLAMI KEMAL PASHAZADE

(1468/9-1534)

Eshtë ndër shehulislamët më të famshëm osmanë.

Emri i këtij personi të zgjedhur i cili ka qenë njëri ndër personalitetet më kulmorë të botës islame të kohës së vet, është **Shemseddin Ahmed Çelebi**. I ati ka qenë **Shuxhauddin Sulejman Bej** kurse i gjyshi, **Kemal Pasha**, një ndër dinjitarët ushtarako-civilë të periudhës së sulltan Mehmetit II, Ngadhnjyesit. Pikërisht duke u mbështetur në lidhjen gjyshërore, është thirrur jo me emrin e vet, por si **Kemal Pashazade** ose, ndryshe, **Ibni Kemal Pasha**, *Biri i Kemal Pashës*.

Kemal Pashazade i cili i përkiste, nga i ati, klasës udhëheqëse, kurse, nga e ëma, klasës intelektuale-fetare, u rrit dhe u përgatit edhe si ushtarak, edhe si një dijetar i mirë. Ndërkaq, ai e shpenzoi energjinë e rinisë duke u marrë ditë e natë me dituri. Për këtë shkak, më vonë, e la ushtrinë dhe ia dha veten plotësisht jetës intelektuale. Në disa burime ka një rrëfim nga goja e vetë atij në lidhje me këtë parapëlqim të tij.

"Ndodheshim në një fushatë së bashku me sulltan Bajazitin. Pranë sulltanit ndodheshin edhe veziri Ibrahim Pasha dhe një ndër komandantët e njohur, Evrenosogllu, të cilit asnjë komandant nuk i dilte dot para në fjalë, nuk ulej dot mbi të në kuvende. Mirëpo, në atë mes erdhi një dijetar fetar me rroba të vjetra e të çrregullta dhe u ul në anën mbi komandantin. U habita kur pashë se askush s'tha gjë për këtë veprim, askush s'u përpoq ta pengonte këtë sjellje! I pyeta ata që kisha pranë:

"Kush është ky person që mundet të ngjitet dhe ulet mbi komandantin?"

"Një dijetar me emrin **Molla Lutfi** dhe një person i virtytshëm!" - Më thanë.

"Sa rrogë merr?" - I pyeta.

"Tridhjetë dërhem!" - Më thanë.

Atëherë, u thashë me habi:

"E, si mundet, pra, që një person me një të ardhur kaq të paktë të dalë mbi një komandant të pashoq?"

M'u përgjigjën kështu:

**"Dijetarët fetarë respektohen kaq lart si pasojë e lartësisë së diturive fetare që zotërojnë. Fundja, as pashallarët dhe komandantët që janë brumosur me besim, me kulturë dhe edukatë fetare, nuk e pranojnë të kundërtën!"**

Atëherë, edhe unë, duke u mbështetur në idenë se dinjiteti im nuk do të arrijë të jetë sa i këtyre komandantëve, se vetëm në fushën e diturisë do të mund të shquhem gjer në fund, e lashë ushtrinë për t'iu kushtuar plotësisht diturisë fetare!"

Pas këtij parapëlqimi, Kemal Pashazade arriti në dituritë fetare gradën **"numri një i shekullit"**. Dhe, pas vdekjes së shehulislamit **Ali Zenbil'li Efendi**, u bë shehulislami i nëntëmbëdhjetë i Shtetit Osman.

❀

Kemal Pashazade si njëri prej figurave të zgjedhura që hasen rrallë në histori, karakterizohej nga cilësi shumë të ndryshme prej shehulislamëve të tjerë, sepse ai u jepte fetva jo vetëm njerëzve, por edhe xhindve. Ja, ky është shkaku që ai mbiquhej **"myftiu'th-thekalejn"** myftiu i dy popullatave tokësore, dhënësi i fetvasë dy popullatave tokësore: njerëzve dhe xhindve!

Tashköprüzade thotë:

*"Ai bëri të harrohen dijetarët para tij. Ai e ringjalli autoritetin e shkencës!"*

Kemal Pashazade i cili qysh në moshë të re krahasohej me të mëdhenjtë e shkencës, Sadeddin Teftazanin dhe Sejjid Sherif Xhurxhanin, për nivelin e tij të lartë kulturor është pranuar si **"mësues i parë"** ndër dijetarët osmanë, kurse si mësues i dytë përmendet Ebussuud Efendiu.

Me të vërtetë, në sajë të kapacitetit të lartë të tij, Kemal Pashazade u ngjit në kulm të pothuaj të gjitha degëve të shkencave. Ai i trajtoi çështjet me analiza shumë të thella dhe çdo temë ku mundi të zgjatej, shkroi një traktat ose një artikull. Përgjithësisht, sipas shprehjes së kohës, u bë **"titullar në çdo shkencë"**[90].

Aspekti tjetër i tij që e bëri epror mbi dijetarët e tjerë është se e shndërroi diturinë e tij në kulturë duke e ngritur botën afektive të vet në nivel *veliu*.

Brenda një dite ai shkruante shumë fetva, zhvillonte trajtime dhe diskutime mbi tema të ndryshme, u jepte mësim nxënësve si dhe shkruante një kapitull a një pjesë prej disa kapitujsh nga veprat origjinale. Prandaj, disa e patën karakterizuar kështu:

*Ose engjëll je, ose peri në trajtë njeriu, sepse*
*Njeriu nuk mundet të jetë kaq prodhimtar!..*

Krahas diturisë së thellë e të fuqishme, Kemal Pashazade u shqua edhe si historian i përkryer, edhe si prozator dhe poet i mirë. Tregues i kësaj janë rreth treqind veprat e tij origjinale në arabishte, persishte dhe turqishte, shumica nga të cilat, traktate shkencore.

Disa nga dyvargshet ose kupletet e bukura që mbahen në gojë, nga prodhimtaria poetike e Kemal Pashazadesë i cili e pati bërë të vetën lirikën filozofike, janë kështu:

*Eshtë kismeti yt që të shëtit vend më vend;*
*Fundi i paracaktuar të ha dhe në u ngjitsh në qiell të shtatë...*
*...*
*Mos i jep egos tënde kazmë në dorë,*
*Mos i hap kujt gropë në rrugën nga shkon!*
*...*
*Kushdo që i hapi gropën tjetrit,*
*.Ra përmbys në gropën që hapi vetë!*
*...*
*Antikompetenti bëhet jokompetent;*
*Një Ebu Xhehl gjendet për çdo Ahmet...*
*...*
*Mbetet në jetë i përjetshëm vetëm*
*Ai që vdes në rrugën e luftës për të vërtetën!..*

90. Në origjinal: her fende fâzıl ve fuzalâ-yı nâm-dâr. (Përkthyesit).

Kemal Pashazade të tërheq vëmendjen jo vetëm për cilësinë shkencore, por edhe për pikëpamjet e qëlluara në çështjet shoqërore.

Ai i pati përgatitur bazën dhe nevojat fetare të Selimit të Rreptë në fushatën e Iranit. Zgjuarsia e treguar prej tij në atë rast qe bërë pretekst që t'i njihej dhe miratohej çmimi dhe vlera pranë sulltanit. Sepse, ngaqë shquhej edhe si historian, ai e pati kuptuar brenda kritereve të ndjeshmërisë së Selimit të Rreptë se ç'kërkonte të bënte Shah Ismaili. Me të vërtetë, me krimet tragjike që pati kryer pas eliminimit të shtetit Akkojunllu, Shah Ismaili pati treguar në mënyrë të tërthortë se ç'do të mund të bënte tjetër po t'i krijoheshin mundësitë!

Duke bërë fjalë mbi bëmat e Shah Ismailit, Kemal Pashazade thotë kështu:

*"Duke i privuar nga dritërat e sheriatit qytetet madhështore të nënkubesë së Islamit, i mbushi ato me errësirat e dhunës së mbrapshtisë, perversitetit dhe sajimeve të shtrembra, i ktheu në gërmadhë varrezat e dëshmorësisë së shumë personave të dobishëm, si dhe medresetë dhe xhamitë si tempuj adhurimi të tyre!"*

Kemal Pashazade deklaroi se lufta që do të bëhej për ta nxjerrë hanxharin e ngulur nga Shah Ismaili në gjoksin e Islamit, do të ishte, gjithashtu, një xhihad, një luftë e shenjtë në udhën e Allahut për të vërtetën!

Kemal Pashazade mori pjesë bashkë me sulltan Selimin e Rreptë edhe në fushatën e Egjiptit. Pas fitores, ai bëri regjistrimin e truallit të Egjiptit dhe Hajërbeut. Është shumë e njohur ngjarja në kthim nga fushata, kur balta e spërkatur nga kali i Kemal Pashazadesë ngjeu kaftanin e Selimit të Rreptë dhe ç'qëndrim konsiderate të lartë mbajti sulltani ndaj personalitetit të shehulislamit Kemal Pashazade.

❁

Kemal Pashazade i cili ishte një person me ndjeshmëri të madhe në çështjet e fesë dhe bënte përpjekje të jashtëzakonshme për mbrojtjen e parimeve të besimit, pati kryer shërbime të mëdha edhe për sigurimin e rendit dhe qetësisë duke i luftuar dhe i dënuar siç duhej personat si **Molla Kabzi** i cili, duke ua prishur njerëzve mendjet dhe bindjet, e pati çuar shoqërinë në krizë.

Megjithëse thoshte se ishte musliman, Molla Kabzi ishte një person i cili, duke e nënvleftësuar nderin dhe famën e Profetit (s.a.s.), e mohonte virtytshmërinë profetike të Zotërisë së Botëve dhe, duke e përhapur këtë konsideratë në shoqëri, shkaktonte një mjedis paqartësie, intrige dhe konflikti. Prandaj dhe u ekzekutua me vdekje. Vetëm se ekzekutimi i tij nuk

u bë rastësisht dhe në mënyrë arbitrare. Së pari, Molla Kabzi u dëgjua në Këshillin e Lartë Perandorak nga shehulislami **Kemal Pashazade** dhe kadiu i Stambollit, **Sadullah Sadi Efendi**, iu hodhën poshtë idetë shkencërisht nëpërmjet debatit të lirë dhe iu argumentuan gabimet dhe fajet. Pastaj iu kërkua të bënte pendesë duke iu deklaruar se do të falej dhe do të lihej i lirë. Megjithëkëtë, Kabzi nuk pranoi të bënte pendesë, përkundrazi dhe, për më tepër, për shkak se iu cënua egoja ngaqë u mposht në një debat shkencor ku iu hodhën poshtë idetë dhe iu provua fajësia, kundërveproi në mënyrë të ashpër e të padenjë. Për pasojë, e meritoi dënimin dhe ekzekutimin me vdekje.

Është e njohur kjo strofë poetike e shkruar nga shehulislami Ibni Kemal Pasha për njerëz të tillë intrigantë dhe sherrxhinj:

*Sheriati është pallati i të Madhit,*
*Është truall i së Vërtetës, ndërtesë e shëndoshë;*
*Kush ia lëviz gurët atij,*
*Duhet ta paguajë këtë me kokë...*

Raportet e dyanshme të afërsisë dhe sinqeritetit të Kemal Pashazadesë me Selimin e Rreptë vazhduan edhe me sulltan Sulejman Kanuniun, Ligjvënësin. Këtë e tregon edhe fakti që shehulislami Kemal Pashazade, në vend që një çështje që kishte të bënte me marrjen nën mbrojtje dhe kujdes të një personi nga rrethet dijetare, t'ia paraqiste kryeministrit, ia paraqiste drejtpërsëdrejti sulltanit duke i kapërcyer nomenklaturën dhe rregullat protokollare dhe duke e vënë, për pasojë, edhe veten në rrezik.

Shehulislami Kemal Pashazade ishte kompetent në fushën e juridiksionit islam, tejet korrekt ndaj legjislacionit juridiko-fetar islam në qëndrimin dhe sjelljet e veta si dhe i devotshëm, ishte i zgjuar dhe tejet e aftë për ta rrokur shpejt çështjen. E pëlqente faljen, nuk mbante inat dhe urrejtje. Kur Ligjvënësi ia pati lënë Kemal Pashazadesë ndëshkimin e një dijetari i cili kishte bërë përpjekje për ta poshtëruar rëndë, Kemal Pashazade e pati falur duke mos ua prishur edhe ndërhyrjeve dhe lutjeve të të njohurve.

Kemal Pashazade bëri përpjekje të mëdha për të penguar përhapjen në kohën e tij, në tokat osmane, të fraksioneve deviatore veçanërisht nën ndikimin e Iranit. Për të penguar përpjekjet e një pjese njerëzish të rënë në rrugë të shtrembra e perverse, për ta kënaqur në mënyrë perverse dëshirën për të vërtetën dhe drejtësinë, ai u pati treguar atyre rrugën e mistikës së vërtetë që është thelbi i sheriatit dhe, me anë të pikëpamjeve të çmuara të tij që siguronin, në këtë specifikë, harmoninë sheriat-tarikat, i pati ndriçuar njerëzit. Në këtë drejtim, i pati trajtuar dhe radhitur kështu edhe shenjat që

duhej të gjendeshin te një sheh i vërtetë:

1. Shehu duhet të jetë aq dijetar sa të mundë t'ia eliminojë myridit, nxënësit, dyshimet fetare dhe temporale.

2. Shehu duhet t'i shmanget prirjes dhe dashurisë ndaj botës dhe të mos bjerë rob i dëshirave dhe pasioneve.

3. Të tregohet i përkorë e i ngopur duke mos ua vënë syrin mundësive materiale të myridëve si dhe njerëzve të tjerë.

4. Të gjitha aktet dhe fjalët t'i ketë në përputhje të plotë me sheriatin.

Po qe se një person pretendon për shehllëk duke mos i plotësuar këto kushte, ai s'është sheh i vërtetë, por thjesht një pretendent ose sharlatan. Sepse detyra e parë e shehut dhe myridit, nxënësit të tij, është ta njohin mirë sheriatin i cili përbëhet nga urdhrat dhe ndalimet e Allahut dhe të të Dërguarit të Tij.

Kurse mësimi dhe këshilla e një shehu i cili i bashkon dhe i plotëson në vetvete këto kushte, janë të pranueshëm dhe një person i tillë është zëvendës dhe përfaqësues i vërtetë i të Dërguarit të Allahut. Kurse ata që ndodhen në pozitë të kundërt me këtë, janë zëvendës dhe përfaqësues të shejtanit, djallit.

Krahas kësaj, duke u mbështetur në të vërtetën se tasavvufi ose mistika islame është një oqean i paanë e i pafund, Kemal Pashazade deklaron se diskutimi rreth specifikave të sheriatit dhe mistikës pa i njohur ato si shkenca, nuk jep përfundime të drejta. Eshtë e njohur fetvaja (konkluzioni juridiko-fetar) që ka dhënë ai për Ibni Arabiun:

*"Kush e mohon atë, bën gabim dhe kush këmbëngul në këtë gabim, bie në deviacion. Një pjesë e çështjeve në veprat e tij, siç dihet, janë në përputhje verbalisht dhe kuptimisht me Kur'anin e Shenjtë dhe Traditën Profetike. Kurse një pjesë tjetër janë të qarta vetëm për personat e botës së fshehtë të zbulimit shpirtëror, prandaj dhe të paqarta e të pakuptueshme për mendësinë e atyre që kanë mbetur në nivelin e njohjes së sipërfaqshme dhe formale."*

Nga ana tjetër, Kemal Pashazade, një ëndrrën e tij lidhur me *Mesnevinë* e poetit Mevlana Xhehaleddin Rumi, e tregon kështu:

"E pashë në ëndërr të Dërguarin e Madh (s.a.s) që mbante në dorë Mesnevinë. Ai më tha:

*"Shumë libra shpirtërorë janë klasifikuar si të tillë, por, ndër ta, nuk ka ndonjë libër të shkruar si Mesnevia!"*

Edhe këto tregojnë se Ibni Kemal Pasha i cili ndodhej në një pozitë zyrtare si shehulislam, ndërsa dilte kundër gabimeve dhe të metave të kryera në emër të tasavvufit, mistikës islame, nga ana tjetër e ka dëshiruar vazhdimisht vazhdimin e rrugës së tasavvufit të vërtetë. Kështu, edhe ky dyvargsh ku e bën personalisht përkufizimin e tasavvufit, e shpreh këtë realitet:

*Tasavvufi është ta kalosh të përgjithshmen përmes thelbit*
*Pa u prekur nga fjala e të tjerëve...*

Se ai ka qenë jo kundër tërësisë së të vërtetës së tasavvufit, por kundër shfaqjeve të gabuara të tij në zbatim.

Pavarësisht nga fuqia dhe shkëlqimi dituror dhe intelektual, Kemal Pashazade ka pasur një zemër jashtëzakonisht të përulur dhe dervishore. Këtë të vërtetë e reflekton bukur kjo porosi që pati lënë për pas vdekjes:

"Po lë porosi që, kur të jem duke vdekur, një person të më rrijë pranë, të këndojë Kur'an me ngadalë e duke u menduar si dhe ta përsërisë Fjalën e Dëshmisë. Kurse pasi të më jetë marrë shpirti, katërmbëdhjetë vetë të thonë shtatëdhjetë mijë herë me tesbih Fjalën e Njësisë dhe sevapin të ma falin mua. Atyre personave t'u dhurohen akçe. Kufomën të ma lajë një njeri i mirë që nuk ka larë kurrë të vdekur. Të mos këndohet sala në çdo xhami; këndimi i salasë vetëm në xhaminë Sulltan Muhammed është i mjaftueshëm.

Kufomën të ma bartin thjesht duke i lënë gjërat që s'janë sunnet. Varrin të ma bëjnë në varrezat muslimane në një vend pak si të lartë, por vetë varrin të mos ma bëjnë të lartë. Dhe, për shenjë, të ngulin vetëm një gur të paskalitur...

Kur të varrosem, të mos therin kurban, por t'u ndajnë akçe të varfërve. Për haxh kam lënë pesë mijë akçe; t'ia japin dikujt dhe ta dërgojnë në haxh. Të ma pranojnë këtë porosi dhe të ma çojnë në vend..."

Siç rrëfehet, në çastet e fundit ia ka dorëzuar shpirtin Zotit duke recituar këtë dyvargsh:

*E ditëm se ardhja jonë do të kish të shkuar;*
*Kush vjen, edhe do të shkojë, mbeçi të gëzuar...*

Në të gjallë ai bënte këtë lutje:

*"Já Ehad! Nexhxhiná mimmá neháf!"*[91]

91. O Ti i Vetmi (Zot)! Na siguro nga ajo së cilës i frikësohemi! Shën. i autorit.

Me këtë lutje është shënuar me kronogram data e vdekjes së tij.

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

**Zoti ynë! Dhuroji ummetit të Muhammedit vazhdimisht personalitete të tillë të fuqishëm në fushën e diturisë dhe mbroje fenë e vërtetë nga çdo lloj përpjekje shtrembërimi, shformimi dhe korrigjimi!..**

**Amin, ashtu qoftë!**



*Njeriu i dijes dhe i ligjit, burri i madh i shtetit:*

# AHMET XHEVDET PASHA

(1822-1895)

Është nga personalitetet monumentalë të shtetit osman.[92]

Ka lindur më 1823 në lokalitetin Lofça (Lovec) të Bullgarisë. Emrin e vërtetë e ka **Ahmed**, kurse **Xhevdet** është pseudonim që ia pati dhënë në vitet e shkollës, poeti Sulejman Fehim Efendi.

Ahmet Xhevdet Pasha i cili ia kushtoi veten dijes qysh në moshë të vogël, u rrit e u përgatit duke marrë mësime në fusha të ndryshme nga mjeshtrat e njohur të periudhës. Mësoi arabishten, persishten, frëngjishten dhe bullgarishten. Fakti që qysh në vitet e shkollës u çmua si i denjë për t'i dhënë certifikatë mësuesie, është tregues i përpjekjeve dhe sukseseve të tij të larta.

Ahmet Xhevdet Pasha e zhvilloi veten edhe në poezi dhe letërsi. Ai mori certifikatë për titullin "Mesnevihan", komentues dhe predikues i Mesnevisë së poetit Xhelaleddin Rumi. Shquarja e tij, me këtë përparim teoriko-shkencor, si dijetar dhe mendimtar i madh, ishte rrjedhojë e kapaciteteve, mundësive dhe përpjekjeve të tij të veçanta, se, siç e ka shprehur edhe vetë, gjatë viteve të arsimimit ai pati studiuar dhe lexuar libra edhe

92. Ahmed Xhevdet (1822-1895), mendimtar turk. Me personalitetin e tij iluminist, është një nga shkencëtarët e vërtetë dhe më të shquar të kulturës osmane të shek. XIX. I dalluar si jurist, ai ka studiuar dhe njohur edhe frëngjishten dhe persishten, matematikën, filozofinë, kozmografinë dhe, në përgjithësi, shkencat e natyrës. Përvojën e parë në fushën e drejtësisë juridike e ka marrë si kadi i Përmetit në Shqipëri. Pas kthimit të Perandorisë Osmane në monarki konstitucionale, krijimit të këshillit të ministrave dhe ministrive përkatëse, ka qenë ministri i parë i drejtësisë dhe, pastaj, është emëruar gjithësej pesë herë në këtë detyrë. Gjithashtu, ka qenë tri herë ministër i arsimit, dy herë ministër i vakfeve dhe nga një herë ministër i punëve të brendshme, ministër i tregtisë dhe ministër i bujqësisë. (Përkthyesit)

në pushime duke e ndërprerë këtë punë e duke bërë pushim vetëm në ditët e festave.

Ahmet Xhevdet Pasha i cili e pati kompletuar në këtë mënyrë formimin e jashtëm, pati marrë pjesë në kuvendet e **Kushadallë Ibrahim Efendiut** nga mistikët e njohur të periudhës, duke mos e lënë mënjanë as arsimimin moralo-shpirtëror. Fundja motivi bazë që e pati orientuar për t'u bërë monument në dituri, qe bërë veprimtaria orientuese e urtë, largpamëse dhe ndikuese e *evlija*ve.

Siç rrëfehet, në rini, Ahmet Xhevdet Pasha pati dashur që, si një dervish në dergahun e Hirësisë Aziz Mahmud Hydaji, vetëm të përparonte në rrugën e tasavvufit ose mistikës islame! Dhe pati bërë kërkesën e duhur me këtë qëllim. Por, *postnishi*, pasi qe menduar e matur gjatë mbi këtë çështje, e pati udhëzuar në këtë mënyrë:

**"Biri im! Si rrjedhojë e aftësive dhe mundësive që të ka dhënë Zoti, ty të presin detyra të mëdha në dituritë formale dhe në shërbimet shtetërore. Edhe ndihma jonë për ty në këtë rrugë do të jetë! Kemi shpresë se bashkësia e Muhammedit do të përfitojë me të tepërt prej teje në këtë mënyrë!.."**

Ja, ky u bë udhëzimi që sendërtoi monumentin Ahmet Xhevdet Pasha! Ky udhëzim e orientonte atë të bëhej jo një myrid i mbetur në dergah, por një myrid që zhvillon shërbime të mëdha të cilat e presin si rrjedhojë e aftësive dhe mundësive të veta, si dhe një myrid që mundet të ndodhet së bashku me Zotin mes njerëzve!..

I përplotësuar në këtë mënyrë me arsim formal dhe shpirtëror, Ahmet Xhevdet Pasha njëzetedyvjeçar filloi në detyrën e kadiut të Përmetit që varej nga kazaskeri i Rumelisë. Kurse një vit më pas mori certifikatën e aftësisë për myderris të Stambollit dhe nisi të japë mësime nëpër xhamitë e Stambollit.

Megjithëse kishte dëshirë që, *"duke u mjaftuar me një rrogë medreseje, të bënte një jetesë në shërbim të diturisë"*, ai, duke e gjetur veten brenda problemeve politike, u muar detyrimisht edhe me to. Kështu, si rezultat i natyrshëm i shquarjes me informacionin e gjerë që kishte, me forcën bindëse që zotëronte, me intelektin dhe seriozitetin e tij, kreu shumë detyra me rëndësi në Portën e Lartë. Më në fund, u ngjit gjer në postin e **mbikqyrësit të drejtësisë**[93].

93. Në origjinal është përdorur fjala *nazır* që do të thotë *mbikqyrës*. Siç e kemi shpjeguar në lidhje me konceptin dhe postin e sadrazemit, kryeministrit, në shtetin osman, para

Shërbimi më me rëndësi që kreu Ahmet Xhevdet Pasha në këtë detyrë është, pa dyshim, përgatitja e saktë dhe e suksesshme e tekstit të **Kodit Civil**[94].

Emërimi i Ahmet Xhevdet Pashës në postin e mbikqyrësit të drejtësisë rastisi në një kohë kur u shfaq prirja për revizionimin e institucioneve osmane dhe për t'u dhënë atyre një trajtë evropiane. Kjo prirje kishte ndikuar edhe mbi jetën juridike osmane. Dhe ky ndikim arriti gjer aty, sa të parashtrohej dëshira për të marrë nga Perëndimi ligje për sistemin tonë juridik i cili qe formuar prej shekujsh dhe, duke u gatuar me traditën islame-osmane, bartte një karakter sa fetar, në të njëjtën kohë, aq edhe kombëtar. Vetëm se Ahmet Xhevdet Pasha, duke u treguar shumë tejpamës dhe i zgjuar, nuk e gjeti kurrsesi të drejtë këtë prirje në fushën ku ai ishte specialist. Me një konceptim analitik të palëkundshëm, e parandaloi këtë ecuri të gabuar. Sepse ai i kuptonte fare qartë pasojat negative që do të shfaqeshin në rast të kundërt!

Ja, pra, si rezultat i përpjekjeve në këtë drejtim, nga një ekip nën drejtimin e tij u përgatit **Kodi Civil Islam**, një monument juridik madhështor, ky, i titulluar **Mecelle-i Ahkâm-ı Adliyye**, shkurt, **Mecelle** (Mexhel'le).[95]

Siç dihet, e drejta islame është mocionale. Kjo do të thotë që çdo mundësi e parashikueshme të lidhet me një ideatim ose opinion që, në terminologjinë përkatëse, emërtohet "ixhtihad". Sepse e drejta islame është e detyruar t'i zgjidhë nevojat njerëzore gjer në kiamet. Prandaj është e domosdoshme që risitë (novacionet) të shqyrtohen dhe vlerësohen si dhe të kthehen në ligj gjithmonë në raport me rregullat (parimet) themelore të Islamit. Për këtë, në të drejtën islame është hapur porta e ixhtihadit dhe është deklaruar se kjo portë do të mbetet e hapur gjer në kiamet. Vetëm se kjo veprimtari ixhtihadi i përket evenimentit juridik për të cilin nuk ka

Kushtetutës I, nuk kishte qeveri si në regjimet konstitucionale, prandaj, siç ndodhej në krye të pushtetit ekzekutiv një *dinjitar i lartë* pas sulltanit, dinjitar i cili quhej *sadrazem* (osm. sadr-i azam) që, për analogji, përkthehet me fjalën *kryeministër*, ashtu dhe në krye të drejtimeve të veçanta të pushtetit ekzekutiv ndodheshin mbikqyrësit, *nazir*, të cilët, gjithashtu për analogji, do t'i quanim *ministra*. Por këtu ne parapëlqyem të përdorim në përkthim kuptimin adekuat të termit *nazır, mbikqyrës*. (Përkthyesit).

94. Në origjinal: Mecelle-i Ahkâm-ı Adliyye. (Përkthyesit).

95. Në fakt, fjala «mexhel'le» do të thotë «përmbledhje, libër, manual» dhe i tërë emërtimi do të thotë «Manual i Konkluzioneve Juridike» dhe, siç do të shihet në tërë shpjegimet mbi këtë lëvizje dhe mbi këtë vepër, do të kuptohet se këtu s'kemi të bëjmë me një kod civil laik, por me një përmbledhje të zgjedhur konkluzionesh juridike mbi marrëdhëniet civile, të bëra gjer atëherë në kuadrin e shkollave juridike-fetare islame të quajtura «medhhebe» dhe në kuadrin e konceptualitetit islam mbi të drejtën. (Përkthyesit).

argument në *nass*[96]. Sepse, po qe se do të ishte dhënë leje e përgjithshme për të bërë ixhtihad edhe mbi dogmën, feja islame do të kishte ndërruar përmbajtje nga shekulli në shekull dhe do t'u përngjante feve të tjera të korrigjuara ose të revizionuara. Prandaj, parimi islam, sipas të cilit, *"ndryshimi i ligjeve me ndryshimin e kohës nuk mund të mohohet"*[97] është i vlefshëm vetëm për mocionet mbi të cilat nuk ka dogmë.

E drejta juridike (sipas terminologjisë përkatëse në Islam, fikhu ose e drejta juridike-fetare) e cila është shtylla ose elementi përbërës themelor i jetës dhe rendit shoqëror, është inkurajuar në fenë islame. Eshtë i njohur hadithi sipas të cilit, *"po qe se Allahu dëshiron mbarësi dhe dobi për dikë, e bën fakih (kompetent) në fe"*. Veç kësaj, është deklaruar se, po qe se në ideatimin (ixhtihadin, opinionin juridiko-fetar mbi një çështje mocionale) e një muxhtehidi[98] i cili bart kushtet e domosdoshme, ka saktësi, ai fiton dy sevabe ; po qe se s'ka saktësi, fiton vetëm një sevab[99]. Këto parime dhe rregulla islame kanë bërë që të zhvillohen ixhtihade juridike-fetare dhe që, në historinë islame, të shfaqet veprimtari shkencore në një fushë të gjerë të së drejtës. Ndërkaq, si rrjedhojë e drejtpërdrejtë e kësaj, ixhtihadet janë shndërruar, sipas shprehjes së të parëve, në një det pa anë e pa fund, për pasojë, me kalimin e kohës, është bërë shumë e vështirë të gjendet në këtë det ixhtihadi ose opinioni më i përshtatshëm për një mocion kontradiktor të marrë në shqyrtim!

Ja, për këto arsye, një sërë burrash shteti me mendësi të mbrapshtë shfaqën prirjen atëherë për ta përkthyer kodin e njohur me titull **"Kodi Civil i Napoleonit"** vetëm e vetëm pse ishte bërë në kohën e Napoleonit dhe, duke e huazuar, ta vinin në praktikë në shtetin osman. Fundja, Tanzimati u kishte hapur portë për këtë huazim!

Por Ahmet Xhevdet Pasha i cili bëhej dëshmitar i diskutimeve dhe debateve mbi këtë specifikë, nisur nga besimi i vet, i doli kundër kësaj lëvizjeje. Duke parë të përdorej një arsyetim i tillë si domosdoshmëria e faktit që gjykatësi, në vend që të humbasë brenda detit të ixhtihadeve në të drejtën islame, të gjejë nën dorë një tekst kodi ligjor të qartë, të hapur e të përmbledhur, tha:

96. Në literaturën islame, me termin «nass» emërtohen ajetet kur'anore dhe hadithet profetike autentike. (Përkthyesit)

97. Në origjinal: «Ezmânın tebeddülü ile ahkâmın tebeddülünün inkâr olunamayacağı». (Përkthyesit).

98. **Muxhtehid**: Personi që ka arritur gradën e ixhtihadit në të drejtën islame (Përkthy - sit).

99. Fiton mirësi për përpjekjen që ka bërë. (Përkthyesit).

**"Por kjo mund të bëhet edhe në të drejtën tonë!"**

Dhe, pastaj, meqë dekompozimi ende s'ishte kryer plotësisht, në sajë të **Mexhel'le**-s që e përgatiti duke marrë mbështetjen, në radhë të parë, të **sulltan Abdylazizit**, edhe të disa burrave të shtetit, Ahmet Xhevdet Pasha i bëri t'u ngecë në grykë dëshira e "projekteve përparimtare" ata që prireshin ta bënin këtë vend t'i ngjante Evropës!

Islami nuk është revolucionar, por evolucionar. Kurse ky zhvillim ishte një revolucion serioz në fushën e së drejtës islame. Mirëpo në këtë eveniment nuk u pa ndonjë e keqe sepse të gjitha konkluzionet ligjore ishin kompiluar me përmbajtje kanunore (sheriati) dhe si përmbledhje e ixhtihadeve të muxhtehidëve të mëparshëm.

Nga ana tjetër, megjithëse kjo lëvizje merrte kuptimin e një lloj **"unifikimi përshtatës të të gjitha shkollave juridike"**[100], nuk u pa si e gjymtuar nga dijetarët e saktë të asaj dite. Sepse bashkimi ose unifikimi në fjalë bëhet i palejueshëm nga ana fetare kur ekziston rreziku i nxjerrjes në pah të lehtësive dhe, kështu, i lindjes së një shpërdorimi në fe. Kurse në kodin në fjalë, një ixhtihad çfarëdo ishte parapëlqyer jo për lehtësi, por për përputhshmëri me interesat e ditës.

Një specifikë tjetër është kjo që edhe nëse ummeti, bashkësia fetare, u përket shkollave apo drejtimeve të ndryshme juridike të emërtuara në literaturën e së drejtës islame si "medhheb", po qe se personi urdhërues zgjedh njërin nga ixhtihadet ose medhhebet dhe të urdhërojë zbatimin e tij, çdo njeri ngarkohet me përgjegjësinë e bindjes ndaj urdhrit. Sepse ideatimi (ixhtihadi) bëhet në çështjet jodogmatike. Ky është, në të drejtën islame, përjashtimi i vetëm i parimit të përgjithshëm të *"pamundësisë për ta prishur një ixhtihad me një ixhtihad tjetër"*.

Sipas kësaj, pas miratimit të Kalifit Sulltan Abdylaziz, Mexhel'le e cila ishte një manual parimesh dhe rregullash i sajuar nga ixhtihade të ndryshme, u vu në zbatim pa shkelur asnjë parim dhe rregull islam. Megjithëse në Mexhel'le merret për bazë juridiksioni hanefit, janë marrë, sipas vendit, parime dhe rregulla juridike edhe nga medhhebet e tjera. Madje kjo është shtrirë edhe në medhhebet e drejta[101] që nuk kanë më ndjekës dhe zbatues, vetëm pse parimet dhe rregullat e tyre ekzistojnë në libra.

100. Në origjinal: telfîk-i mezâhib. Fjala arabishte «telfik» që do të thotë «bashkim, ko -pilim», në këtë rast merr edhe kuptimin «bashkim pajtues» si kompromis për të nxjerrë në plan të parë lehtësitë, gjë që e bën bashkimin të palejueshëm nga ana fetare. (Përkthyesit).

101. Medhhebet e rrugës së drejtë, jo fraksionet deviatore. (Përkthyesit).

Ndërsa para Mexhel'les, në një zonë shafiite veprohej sipas ixhtihadeve dhe konkluzioneve shafiite dhe në një zonë hanefite, sipas ixhtihadeve dhe konkluzioneve hanefite, pas Mexhel'les kjo gjendje kaloi në histori dhe vetëm Mexhel'le mbeti në fuqi[102].

Kjo përmendore juridike e realizuar pas një pune afro dhjetëvjeçare dhe e përbërë prej 1851 nenesh, është evenimenti i formimit të kodit ligjor më madhështor të historisë. **Megjithëse me formimin e tekstit të këtij kodi ligjor u parandalua huazimi i kodit civil francez, dijetarët e matur të Akademisë Franceze të Shkencave e dekoruan me medalje të artë Ahmet Xhevdet Pashën me atributin e kryetarit të ekipit të Mexhel'les**.

Disa studiues, duke mos e përmendur Mexhel'len ndër veprat e Ahmet Xhevdet Pashës meqë është përgatitur nga një komision, harrojnë se një vepër monumentale si kjo nuk do të ishte e mundur të përgatitej në atë periudhë në mungesë të Ahmet Xhevdet Pashës. Eshtë shumë e rëndësishme lufta që pati bërë Ahmet Xhevdet Pasha, para se të dilte teksti i kësaj përmbledhjeje ligjesh, kundër atyre që kërkonin huazimin e kodit civil francez, veçanërisht kundër një tradhtari si **kryeministri Ali Pasha** i cili ua bëri peshqesh shtetin osman jomuslimanëve, si dhe kundër ambasadorit francez **De Bourée**. Fakti që, me këtë luftë, ai arriti ta bënte të pranueshme idenë e një kodi ligjor në përshtatje me strukturën materialo-shpirtërore islame në vend të huazimit të Kodit Civil Francez dhe, duke vepruar, në këtë rrugë, me zell dhe vendosmëri gjer në fund, siguroi plotësimin e Mexhel'les, është, të paktën, po aq me rëndësi sa puna e tij hartuese në përgatitjen e kësaj vepre. Veç kësaj, kjo vepër gëzon veçorinë e ligjit të parë në fushën e së drejtës islame në të gjitha shtetet islame.

Pasi u zbatua për shumë vite me radhë, Mexhel'le u shfuqizua me hyrjen në fuqi më 4 tetor 1926 në vendin tonë të Kodit Civil Zviceran të përkthyer. Megjithëkëtë, Mexhel'le vazhdoi të zbatohej si ligj civil në gjykatat laike moderne në shumë shtete të shkëputura pas 1918-s nga Perandoria Osmane. Ky kod ka vazhduar të mbetet në fuqi në Liban gjer më 1932, në Siri gjer më 1949, në Irak gjer më 1953 dhe në Izrael gjer më 1968, kurse në Qipro dhe Jordani, në periudha më të gjata.

Nga ana tjetër, Mexhel'le është një monument madhështor drejtësie juridike, saqë megjithëse shumë parime dhe rregulla të saj nuk janë reflektuar tekstualisht në ligjin e ri ngaqë është shfuqizuar, ka vazhduar të praktikohet në formën e "parimeve të përgjithshme juridike", domethënë, të të vërtetave, e kundërta e të cilave nuk mund të mendohet me arsye dhe

102. Në origjinal: mer'î. (Përkthyesit).

logjikë. Veçanërisht e tillë është pjesa e parë e saj e përbërë prej 100 neneve, me titull “Konkluzione të Përgjithshme”.

Disa nga konkluzionet e përgjithshme të Mexhel’les janë kështu:

**1. Zakoni është i afirmuar**. Eshtë një parim i shkurtër i Mexhel’les, por, si një parim i përgjithshëm i drejtësisë juridike, vazhdon të përballojë ende një nevojë të madhe. Për shembull, po qe se shfaqet ndonjë kontradiktë prej një specifike të papërcaktuar në marrëveshjen mes palëve, për zgjidhjen e saj merret për bazë praktika e bërë zakon në atë zonë. Sepse pranohet logjikisht se specifika e zbatuar si zakon njihet nga të dy palët.

**2. Shembulli negativ nuk merret për referim justifikimi**. Edhe ky është një parim drejtësie dhe logjike që vazhdon të mbetet i vlefshëm. Kuptimi i këtij parimi është se për ta justifikuar një veprim, nuk mund të merret si referencë një veprim tjetër i ngjashëm por negativ dhe që përbën kundërvajtje ose faj. Për shembull, dikush që ka bërë një vjedhje, nuk mund të justifikohet duke thënë se edhe dikush tjetër ka vjedhur.

**3. Esenciale është pafajësia e personit**. Personi konsiderohet i pafajshëm gjersa të mos i jetë provuar fajësia.

**4. Fakti nuk mund të hidhet poshtë me anë të supozimit**. Një fakt që njihet në mënyrë evidente, nuk mund të hidhet poshtë me anë të dyshimit.

Po qe se një fakt njihet në mënyrë evidente, domethënë me prova në dukje të pakundërshtueshme, vazhdon të pranohet si fakt gjersa të mos kenë dalë prova të tjera të kundërta që ta hedhin poshtë. Dyshimet nuk konsiderohen provë e kundërt. Kështu, në ajetin kur’anor deklarohet: ***“Supozimi nuk mund ta zëvendësojë të vërtetën!”*** (Junus, 36) Ky parim është i vlefshëm në të gjitha konkluzionet adhurimore, civile dhe penale.

Po qe se dikush, pasi të ketë marrë abdest, fillon të dyshojë se mos i është prishur abdesti, konsiderohet me abdest. Por, po qe se, pasi ta ketë prishur abdestin, fillon të dyshojë nëse ka marrë abdest apo jo, konsiderohet pa abdest.

Po qe se kreditori ia deklaron debitorit se ia ka paguar borxhin dhe nuk i detyrohet gjë, pra, nuk është më debitor ndaj tij, pastaj fillon të dyshojë dhe i thotë se nuk ia ka paguar, prandaj i detyrohet, merret për bazë deklarata e parë dhe borxhi konsiderohet i paguar.

**5. Ndër dy të këqija, zgjidhet e keqja më e vogël**. Po qe se dikush mbetet i detyruar të kryejë njërën ndër dy të këqija, konsiderohet i justifi-

kuar nëse e kryen të keqen më të vogël.

Këtu, e keqe konsiderohet veprimi jolegjitim i cili bie në kundërshtim me legjislacionin kanunor, sheriatin.

Çështja e "vrasjes së vëllait" (e krimit në emër të së mirës së pushtetit) si një nga çështjet më të diskutueshme të traditës shtetërore osmane, është shpjeguar me këtë parim dhe me parime të ngjashme me këtë.

**6. Parapëlqehet dëmi privat për të parandaluar dëmin e përgjithshëm**.

Për shembull, për të mbrojtur interesin e përgjithshëm, i hiqet e drejta e ushtrimit të profesionit mjekut të paaftë.

Në rast se çmimet e tregut ngrihen tepër, kadiu (gjykatësi), pasi këshillohet me personat kompetentë, merr masa për fiksimin e çmimeve të tregut në një nivel të caktuar.

**7. Kundërshtimi i intrigës është më i mirë se parapëlqimi i interesit**. Po qe se përballen intriga me interesin, domethënë, po qe se dikujt, për të siguruar një interes apo dobi, do t'i duhet, në të njëjtën kohë, të shkaktojë një intrigë apo ngatërresë, është më mirë ta lërë interesin apo dobinë për të mos shkaktuar intrigë apo ngatërresë.

Sepse parapëlqimi i fesë në shmangien nga gjërat e ndaluara është prioritar ndaj parapëlqimit në kryerjen e gjërave të urdhëruara. Por nëse interesi dhe dobia janë më të mëdha se shmangia nga gjërat e ndaluara, kryerja e gjësë së ndaluar (intrigës, ngatërresës) nuk merret në konsideratë, domethënë, lejohet. Për shembull, ndërsa gënjeshtra konsiderohet si një intrigë e madhe, përdorimi i gënjeshtrës për pajtimin e dy personave është lejuar meqë pajtimi përbën një interes më të madh se shmangia nga gënjeshtra.

Po qe se pranë banesës së dikujt hapet një dyqan kovaçi, për pasojë, banesës i shkaktohet dëm i madh, dyqani mund të mbyllet.

**8. Për kapërcimin e një vështirësie, krijohen lehtësi**. Po qe se një personi apo grupi u krijohet një vështirësi përjashtimore, u njihen lehtësi gjersa ta kalojnë vështirësinë. Për shembull, personit i cili nuk e paguan dot borxhin për shkak vështirësish, i njihet afat. Kur vështirësitë mënjanohen, edhe njohja e afatit merr fund.

**9. Vështirësia tërheq lehtësinë**. Po qe se në një punë shfaqen vështirësi, kalohet në anën e lehtë të saj.

Ky parim është njëri nga parimet më themelore të fikhut, të drejtës islame. Shumica e lejimeve dhe lehtësive të treguara nga juristët islamë në konkluzionet juridike janë nxjerrë nga ky parim. Për shembull, kur është e pamundur shmangia nga ujërat e shiut të grumbulluara në rrugë, spërkatja e tyre në rroba është konsideruar e falur.

Pranimi i dëshmisë së femrave në specifikat ku meshkujt nuk janë të informuar është nga konkluzionet e dyta të këtij parimi.

Ndërkaq, që vështirësia të bëhet shkak për kalimin në lehtësi, duhet të jetë e ndryshme nga vështirësia që është e pranishme së bashku me adhurimin në kushte normale. Për shembull, vështirësitë e marrjes abdest për namaz në ditët e ftohta dhe vështirësitë e agjërimit në ditët e gjata e të nxehta nuk mund të përbëjnë shkak për lehtësim. Gjithashtu, në një specifikë për të cilën ka argument të formës së prerë, domethënë, dogmë, për shembull, në një specifikë, kryerja e së cilës është bërë haram në mënyrë të prerë, e kundërta e dogmës nuk mund të kryhet me justifikimin e vështirësisë. Etj.

Ahmet Xhevdet Pasha nuk është mjaftuar të jetë njëri nga dijetarët më të mëdhenj vetëm në fushën e së drejtës, por ka dhënë vepra që provojnë se ai ka qenë një dijetar dhe mendimtar i të njëjtit nivel edhe në histori dhe shkenca të tjera.

Ai është njëri nga kronologët e periudhës së fundit osmane. Përveç historisë osmane prej dymbëdhjetë vëllimesh me titull të përgjithshëm **"Tarihi Xhevdet"**, edhe veprat bibliografike me tituj **"Tedhakir"** dhe **"Maruzat"** parashtrojnë vlerën e tij edhe nga pikëpamja e gjerësisë së njohurive historike, edhe nga pikëpamja e filozofisë së historisë. Prandaj, disa studiues, nisur nga ky aspekt i tij, e kanë mbiquajtur atë "Toynbee[103] i osmanëve".

Kurse vepra e çmuar me titull **"Kısas-ı Enbiya"** (Historia e Profetëve) që ai e shkroi me një kujdes kanonik, është një vepër e madhe që ka shërbyer si burim bibliografik për të gjitha veprat e këtij lloji të shkruara pas tij.

Edhe e bija, **Fatime Alije Hanëm**, Zonja Fatime Alije, me veprat e saj, ka patur, si i ati, një karierë shkencore të shquar.

Shkurt, Ahmet Xhevdet Pasha, me thellësinë shkencore, gjerësinë e meditimit dhe forcën e moralit, është njëri nga personalitetet monumen-

103. Arnold Toynbee (1889-1975), mendimtar, filozof i historisë dhe sociolog anglez. Doktrina e tij është idealizmi historik. Ka qenë edhe neotomist. (Përkthyesit).

talë, faqja e bardhë e dijetarëve të periudhës së fundit osmane. Saktësia dhe konsekuenca në pikëpamjet e tij historike janë fiksuar me faktin se e pati mbështetur sulltan Abdylhamitin gjer në fund. Ai u pati dalë kundër gjithmonë akteve të mallkuara nën titujt Tanzimat dhe Meshrutijet (Konstitucion), madje, si mbikqyrës (ministër) i drejtësisë, pati luajtur një rol me rëndësi në gjykimin e Mithat Pashës në pallatin Jëlldëz.

Sa ç'qe i fuqishëm në frontin shoqëror, Ahmet Xhevdet Pasha qe, në të njëjtën kohë, një baba i dhembshur për fëmijët e vet dhe bashkëshort besnik i familjes së vet. Fakti që, me gjithë shërbimet dhe preokupacionet e mëdha shtetërore, pati gjetur gjithmonë kohë edhe për familjen, të tërheq vëmendjen për thellësinë e mendësisë së tij mbi të drejtën dhe drejtësinë. Prind i një djali dhe dy vajzave, ai pati bërë sa qe gjallë një jetë modeste.

Vdekja më 1895 e Ahmet Xhevdet Pashës i cili njohu periudhat e katër sulltanëve (Abdylmexhid, Abdylaziz, Murati V dhe Abdylhamiti II), ka qenë si rënia e një ylli të shquar të qiellit të atdheut. Mosinteresimi publik në ceremonitë funebre të pashallarëve me figurë negative të asaj periudhe nuk u vu re tek ky personalitet i çmuar. Si pasojë e faktit që, me veprat e pavdekshme që la pas dhe shërbimet e mëdha që kreu, ngriti fron në zemrën e popullit, u varros në oborrin e xhamisë Fatih shoqëruar me lutje dhe bekime në një ceremoni funebre madhështore që rrallë mund të hasej në atë periudhë!

Vargjet e para të epitafit në gurin e varrit të tij janë kështu:

*Ibni Kemali i shekullit tonë ishe,*
*Sa keq që këtë jetë e le…*

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

**Allahu ynë! Ki mirësinë t'i falësh sërish njeriut të ditëve të sotme jashtëzakonisht nevojtar për personalitete monumentalë në fushën e politikës dhe shkencës si Ahmet Xhevdet Pasha, ndihmë materiale dhe shpirtërore duke i dhënë figura të tilla të shquara!**

**Amin, ashtu qoftë!**



# NGA TOKA NE DET

Që një shtet të mund të luajë një rol mbarëbotëror, e ka të domosdoshme sa zotërimin e tokës që ka rëndësi strategjike, aq edhe zotërimin e detrave. Ka qenë kjo domosdoshmëri që, ndërsa fitoret luftarake të përparuara me shpejtësi në fillimet e historisë islame, zhvilloheshin nga njëra anë, në drejtim të Turkestanit dhe, nga ana tjetër, në drejtim të Afrikës Veriore, paralelisht qe ndjerë nevoja edhe e daljes në det dhe, për herë të parë në kohën e Hz. Osmanit, qe pushtuar ishulli i Qipros nga guvernatori i Sirisë, Muavije.

Këtë e bënte të domosdoshme edhe çështja e Lartësimit të Fjalës së Allahut, e përhapjes së fesë në tërë hapësirat botërore dhe, në lidhje me këtë specifikë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e pati nxitur dhe inkurajuar kështu ummetin, bashkësinë e vet:

*"Një luftë fetare fitimtare e zhvilluar në det, për nga sevapi (mirësia), është e njëvlefshme me dhjetë të tilla të zhvilluara në tokë. Personi të cilit i merren mendtë në det, është si personi i cili përpëlitet mes gjakut të plagëve të marra gjatë luftës në tokë në rrugën e Allahut!"* (Ibni Maxhe, *Xhihad*, 10)

Gjithashtu, i Dërguari i Allahut (s.a.s.), një herë, ndërsa ishte duke fjetur në shtëpinë e Ummu Haramit, ishte zgjuar duke qeshur dhe ia kishte shpjeguar Ummu Haramit që e kishte pyetur, shkakun e kësaj, në këtë mënyrë:

*"Disa nga ummeti im qëndronin mbi një det të gjelbër, të hipur si sundimtarë mbi fronat e ngritur mbi det. Ata shkonin në luftë detare në rrugën e Allahut. Prandaj edhe unë (i kënaqur nga kjo) buzëqesha."* (Buhari, Muslim).

Edhe shteti osman që kishte për qëllim "Lartësimin e Fjalës së Allahut", domethënë, përhapjen dhe lartësimin e fesë së Allahut, qysh në vitet e themelimit të vet u përball me nevojën e një flote detare dhe kaloi në Rumeli për ta rrethuar Bizantin nga shpina. Siç rrëfehet, kur ngadhnjyesi i Rumelisë, **Sulejman Pasha,** arriti në Dardanele, në brigjet e Çanakalasë, filloi të mendojë mundësitë e daljes në breg dhe meqë ende nuk ekzistonte ndonjë përvojë në detari, i hipi ushtarët në trape të sajuara me trungje të lidhur dhe duke e bërë këtë dhe gjer duke shkelur këmbën në tokën evropiane, këndoi si refren lutjen e bërë nga profeti Nuh duke hipur në gjeminë e vet:

**"Ecja dhe qëndrimi i kësaj është me emrin e Allahut! Zoti im na fal e na mëshiron!"** (Hud, 41)

Megjithëkëtë, në atë kohë dhe në periudhat e mëvonshme, para se të plotësoheshin ashtu siç duhej fitoret e osmanëve në tokë, nuk u ndje ndonjë nevojë serioze për të kërkuar rrugë të realizimit të sukseseve edhe në detra. Prandaj, gjatë shembjes së shtetit islam andaluzian, shteti osman nuk bëri dot ndërhyrjen e duhur për shkak të mungesës së një flote të madhe.

Kurse në periudhën e sulltan Selimit të Rreptë, meqë edhe ngadhnjimi i Egjiptit u realizua më shumë me veprime tokësore, shteti osman nuk u shty të mendojë për nevojën e ngritjes së një flote të madhe.

Por në periudhën e sulltan Sulejman Kanuniut, Ligjvënësit, pasi fitoret luftarake tokësore si në lindje, ashtu dhe në perëndim arritën kulmin, lindi domosdoshmëria e mbrojtjes së tokave të perandorisë edhe nga sulmet e mundshme nga deti. Kështu, shteti osman ndjeu nevojën e ngritjes së flotës detare më të madhe të kohës. Dhe në çastin e kësaj nevoje, si një favor i Zotit, u përgatitën kapitenë të mëdhenj të mbiquajtur "ujq të detit" dhe u formua vargu i admiralëve të shkëlqyer të cilët e përfaqësuan edhe në detra me të njëjtën fuqi shkëlqimin osman!

Ja, në krye të këtyre, pa asnjë dyshim, vjen **Barbaros Hajreddin Pasha**, njëri prej admiralëve më të shquar të historisë.



*Heroi i pashoq*
*i cili, duke e kthyer Mesdheun në një liqen turk,*
*me besimin e tij shkroi epope nëpër detra:*

# BARBAROS HAJREDDIN PASHA

(1466-1546)

Eshtë një kapiten detar i pashoq dhe i shkëlqyer i cili e bëri shtetin botëror osman të sundojë mbi detra.

Emrin e vërtetë e ka patur **Hizër**, por sulltan Sulejman Kanuniu, Ligjvënësi, për shërbimet e mëdha e të dobishme ndaj fesë dhe shtetit, e mbiquajti **Hajreddin** (Dobia e Fesë). Kurse evropianët e mbiquajtën **Barbaros**, Mjekërkuq.[104]

I ati ishte një spahi trim i quajtur **Jakup Aga** nga familjet e vendosura në ishullin Lesbos nga sulltan Mehmeti II Fatihu, Ngadhnjimtari. Hajreddin Pasha pati dy vëllezër më të mëdhenj, të quajtur **Is'hak** dhe **Oruç**, dhe një vëlla më të vogël, të quajtur **Iljas**.

❀

Para se të hapnin flamurin e xhihadit, luftës në rrugën e fesë, vëllezërit Iljas, Oruç dhe Hizër merreshin me tregti detare. Por kjo punë në Detin Mesdhe ishte mjaft me rreziqe. Kështu ndodhi që, një ditë, vëllai Oruç u zu rob nga piratët e Rodosit. Vëllai Hizër, duke thënë si në vijim, filloi të kërkonte rrugëzgjidhje për këtë:

*Do të ndodhte një ditë, pa kusht;*
*Në daç bëhu zemërgjerë, në daç zemërngushtë!*

---

104. Në literaturën perëndimore: **Barbarossa** (mjekërkuqi), kryeadmirali i Flotës Detare të Perandorisë Osmane gjer më 1546. (Përkthyesit).

Dhe sado përpjekje që bëri dhe sado shuma parash që dha, robëria e të vëllait vazhdoi gjatë për shkak të dredhive të piratëve gënjeshtarë që nuk rrinin në fjalë. Duke mos u mjaftuar me këtë, qafirët guxuan t'i dërgonin vëllait Oruç një prift për t'i propozuar të kthehej në krishter. Por përgjigjja e vëllait Oruç qe si një shuplakë e rëndë në fytyrë të tyre:

"O ju që s'merrni vesh se ç'thoni! Si mundë të ndodhë që unë ta lë fenë e vërtetë dhe të bëhem ndjekës i një feje të shtrembër?"

Të nervozuar prej kësaj përgjigjeje, piratët i thanë:

"Mirë, pra, le të vijë Muhammedi të të shpëtojë!"

Dhe e lidhën me zinxhirë në një sandall që të punonte si rremtar.

Duke u mbështetur te Allahu, vëllai Oruç u tha:

"Keni për ta parë ju se si ka për të më ardhur në ndihmë pejgamberi im!"

Dhe iu lut Allahut!

Një farë kohe më vonë, me ndihmën e personave me kaftanë të bardhë dhe çallma jeshile që u bënë të dukshëm edhe për piratët, i zgjidhi prangat, u hodh në detin e gjerë dhe shpëtoi nga robëria. Kështu u shfaq begatia e forcës, nënshtrimit dhe dorëzimit në besim.

Ja, pas kësaj ngjarjeje, vëllezërit Oruç dhe Hizër filluan një luftë të pamëshirshme kundër piratëve të Detit Mesdhe. Ndërkaq, brenda një kohe të shkurtër, levendët që ishin bërë, tashmë, ujq deti, u mblodhën rreth tyre dhe së bashku u hapën në detin e gjerë me thirrjen:

**"Erdhi koha e luftës fitimtare! Me emrin e Allahut, përpara!"**

Flamuri i xhihadit që shpalosën ata, e zgjeroi gjithnjë e më shumë hijen e tij. Vëllezërit Oruç dhe Hizër arritën fitore të famshme kundër anijeve gjenoveze, franceze, spanjolle dhe venedikase. Fama dhe forca e tyre mbështolli tërë Evropën, ua prishi gjumin perandorëve. Më në fund, këta levendë e pushtuan Algjerinë dhe ngritën aty një shtet.

Vëllai Oruç i thirrur "babë" prej levendëve të vet, u shpall sulltan i Algjerisë. Ai ishte një luftëtar i tillë që s'i trembej syri nga asgjë dhe, që, së bashku me të vëllanë, shkroi sa e sa epope heroizmi përballë armikut. Kështu, në sajë të trimërisë luftarake sypatrembur të vëllait Oruç dhe aftësisë administrative-pushtetare të vëllait Hizër, në Detin Mesdhe doli në shesh një forcë ushtarako-politike e jashtëzakonshme.

**Vëllezërit Oruç dhe Hizër** ndodheshin në lidhje të vazhdueshme me sulltanin e asaj kohe, **Selimin e Rreptë**, dhe e quanin mbështetje moralo-shpirtërore për vete të merrnin bekimin e tij. Mes dy palëve shkëmbeheshin dhurata të ndryshme dhe Selimi i Rreptë lutej kështu për ta:

*"Allahu i Lartë i nxjerrtë faqebardhë në këtë botë e në tjetrën këta vëllezërit tanë luftëtarë në rrugën e fesë, ua bëftë të mprehta shpatat në Detin Mesdhe dhe i nxjerrtë gjithmonë fitimtarë e të gëzuar përballë frëngjve[105]!"*

Të ushqyer edhe me një përforcim të tillë moralo-shpirtëror, vëllezërit Oruç dhe Hizër dilnin përballë armikut së bashku me levendët e tyre duke thërritur:

*"Allah, Allah!"*

Atëherë, kapitenët e anijeve evropiane ia mbathnin duke thënë:

*"Kush e shpëton kokën, është luan; kush e shpëton anijen, është kapiten!"*

Sa bukur e ka thënë poeti:

*Tufa e dhenve sado e madhe që të jetë,*
*Një kasap i vetëm i del vetë i vetë…*

Si përfundim, vetëm emri i vëllezërve Barbarosë u bë i mjaftueshëm për të arritur fitoren! Ndërkaq, ndërsa ditët ridhnin mes përpjekjesh që vazhdonin kaq të fuqishme në rrugën e xhihadit, një ditë, gjatë një beteje të ashpër të organizuar nga spanjollët, vëllai Oruç ra dëshmor! **Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

Por lufta në rrugën për Lartësimin e Fjalës së Allahut, nuk u ndërpre. Pas tij, flamurin e luftës fitimtare në detra nisi ta valëvisë **vëllai Hizër**. Tashmë Deti Mesdhe i ishte dorëzuar vëllait Hizër!

Krahas që ishte po aq sypatrembur sa i vëllai Oruç, vëllai Hizër ishte edhe njeri mjaft i matur dhe i kujdesshëm, ashtu që si rrjedhojë e kësaj gjendjeje e cila ishte një dhunti e posaçme, vëllait të madh, Oruç, i qe thënë një herë shpirtërisht:

*"Yt vëlla Hizër është më i shquar se ty si njeri i matur! Prandaj, kurrë të mos e lësh pa e përdorur maturinë e tij!"*

Ja, pra, me këtë aspekt, brenda një kohe të shkurtër, vëllai Hizër, duke bërë përparime të shumta, zuri vend mes personaliteteve më të mëdhenj

105. Frëngjve: evropianëve. (Përkthyesit).

të historisë osmane. Mund të thuhet se lufta e besimit dhe monoteizmit në Detin Mesdhe, e nisur me vëllain Reis dhe e vazhduar me vëllain Hizër, pati kryer një detyrë me rëndësi për emërtimin e shek. XVI, **"shekulli turk"**!

Vëllai Reis që përfaqësonte forcën e cila nga sulmi detar nxori një shtet, ishte zotëruesi i një guximi të jashtëzakonshëm. Në anën tjetër, vëllai Hizër, përveç guximit që tregonte, ruante masën, kujdesin dhe ekuilibrin.

❁

Me mendimin se, pas vdekjes së vëllait të madh, vëllai Hizër humbi mbështetjen më të madhe, spanjollët u afruan me flotën e tyre para brigjeve të Algjerisë dhe i kërkuan ta dorëzonte kalanë e Algjerit. Kurse ai u dha këtë përgjigje:

**"O dushmanë të muslimanëve! Juve s'ju jap jo kalanë e Algjerit, por as edhe një gur zhavori nga të bregdetit tonë!"**

Dhe zhvilloi një betejë të tillë që armiku u shkatërrua brenda një kohe të shkurtër!

Pas kësaj fitoreje, popullsia muslimane u lut për të:

"E ka emrin Hizër, por edhe vetë paska qenë Hizër! Allahu mos na lëntë pa të!"

❁

Duke menduar se çështjen që e kishte marrë në dorëzim nga i vëllai, po ta ndiqte i vetëm, do të vinte një ditë që të dobësohej dhe të merrte fund, me një zgjuarsi dhe vetëmohim të madh, i dërgoi në vitin 1519 një delegacion sulltan Selimit të Rreptë, ku i propozonte t'ia dorëzonte tokat pushtetit osman. Sulltan Selimi i Rreptë mbeti shumë i kënaqur prej këtij zelli dhe vetëmohimi të tij që i shërbenin ruajtjes së unitetit islam, dhe e caktoi atë me detyrën e bejlerbeut të Algjerisë. Pastaj, krahas të gjitha ndihmave të llojeve të tjera, i dërgoi një flamur, dy mijë jeniçerë, artileri, etj. Veçanërisht, e lejoi të mblidhte ushtarë në Anadoll.

Në histori janë **tre persona** të cilët, duke vepruar me një mendjemprehtësi dhe vetëmohim të paçmueshëm në rrugën e unitetit islam, lanë pas vetes fund e krye mirësi si dhe kujtime vlerash dhe virtytesh të larta.

**I pari** ka qenë nipi profetik, **Hz. Hasani** (r.a.) i cili, me qëllim për të mos u ndarë dhe përçarë bashkësia islame, pasi kishte qëndruar gjashtë

muaj në postin e kalifit, ia dorëzoi detyrën Muavijes duke dashur të parandalonte konfliktet dhe trazirat politike dhe duke iu bërë pengesë përleshjes së masave të mëdha dhe derdhjes së gjakut të bashkësisë.

**I dyti** ka qenë **Idris Bitlisi** i cili ia pati aneksuar zonat lindore shtetit osman pa përdorimin e shpatës dhe me një dashuri të madhe. Megjithëse, pastaj, sulltan Selimi i Rreptë i dha shumë kompetenca, ai kurrë nuk veproi pa u këshilluar me sulltanin.

Kurse **i treti** ka qenë **Barbaros Hajreddin Pasha** i cili, ndërsa ndodhej në pozitën e sundimtarit të Algjerisë dhe shumë zonave të tjera, duke mos u prirur ndaj sundimit dhe pushtetit personal, për hir të unitetit islam, e shndërroi vendin nën sundimin e vet, në një provincë të varur nga sulltani osman që ndodhej në pozitën e kalifit të muslimanëve, kurse vetë parapëlqeu të ishte nëpunës i shtetit të madh në vend të pozitës së sundimtarit të një shteti të vogël. Fjalët që u pati thënë, atëherë, mbi këtë çështje, levendëve të vet, janë plot urtësi dhe mendjemprehtësi:

*"Duhet t'ia japim hakun shpatës! Në vend që t'i bëhemi, së bashku me kalifin e muslimanëve, forcë dhe mbështetje Islamit, pse të qëndrojmë më vete këtu, në Algjeri? Duhet t'u kundërvihemi me të gjitha forcat kryqtarëve që mprehin dhëmbët kundër muslimanëve në çdo vend! Dijeni se në kauzën që kemi marrë përsipër, është nevoja e një fuqie që do të na bëhej mbështetje! Kjo është kusht për kryerjen e Lartësimit të Fjalës së Allahut që është detyra jonë e shenjtë! Tani, dëshira dhe vullneti im është që, për sa kohë që unë të ndodhem në këtë provincë, hutbeja të mbahet në emrin e kalifit të tokës, edhe monedhat të shtypen me emrin e tij. Prandaj, duhet të bashkohemi me atë kryesovranin e lartë i cili është sulltan Selimi i Rreptë, kryekurora e tokës osmane!"*

Kur ky vendim iu komunikua Stambollit, sulltan Selimi i Rreptë, me një pëlqim dhe kënaqësi të madhe, tha kështu:

*"Kapiteni Hizër është nënshtetasi im, i biri i një nënshtetasi tim të vjetër. Çdo veprim të tij e kam pranuar me gjithë zemër. Le t'i kthejë hutbet dhe monedhat e atij vendi në emrin tim dhe të sundojë e të qeverisë!"*

Duke vepruar menjëherë pas kësaj, Kapiteni Hizër i mblodhi rreth vetes të gjithë detarët dhe ngriti një flotë prej dyzet varkash.

Tashmë, me këtë pozitë, Kapiteni Hizër zhvillonte veprimtari më me lehtësi dhe s'i linte asnjë shteg armikut. **Sharlkeni** i famshëm dërgoi kundër tij **Andrea Dorian**, por ky kapiten mizor që mbahej aq më të madh përballë të dobtëve, nuk i doli dot para Kapitenit Hizër. Kapiteni i madh nuk gjente dot në ujërat e Detit Mesdhe armik për t'u përleshur!

Tashmë, si një kapiten hero i cili shkruante epope në Detin Mesdhe, vëllai Hizër ishte simboli i një force të zgjedhur e të veçantë i cili e kishte filluar me nja dy vetë dhe kishte arritur të ngrinte një shtet të madh! Me sukseset që arriti me një grusht njerëz, ai vuri edhe një herë para historisë faktorin themelor të fitoreve. Edhe nëse rezultatet e këtij faktori i cili ishte shprehje e personaliteteve me cilësi të shquara, mund të duken si fantazi apo përrallë për mendjet, janë, në fakt, vetë tërësia e të vërtetave të jetuara. Sukseset e Hajreddin Pashës janë nga shfaqjet e pohimit kur'anor:

كَمْ مِنْ فِئَةٍ قَلِيلَةٍ غَلَبَتْ فِئَةً كَثِيرَةً بِإِذْنِ اللّٰهِ

**"Sa e sa popuj të vegjël ka që, me lejen e Allahut, kanë dalë fitues ndaj sa e sa popujve të mëdhenj!"** (el-Bakara, 249)

Gjemitë armike që e shihnin flamurin e tij, mbeteshin të detyruara ose të iknin, ose të dorëzoheshin. Kështu, mbreti spanjoll, madje, i cili e quante veten i zoti i vetëm i natyrshëm i vendasve të **Amerikës** ende të pazbuluar, por i cili s'dinte ç'të bënte përballë kësaj gjendjeje, i pati mbledhur komandantët e vet dhe e pati shprehur kështu gjendjen e vet të pashpresë:

**"Përballë Barbarosit, të gjithë kemi mbetur të pafuqishëm. Sado që u përpoqëm, s'bëmë dot gjë! Ai diti të na përmbyste çdo radhë. Sa herë që dikush prej nesh të dalë në det të hapur për ndonjë qëllim, do ta gjejë përballë flotën e Barbarosit!"**

Mirëpo kapitenët që kishte pranë s'gjenin dot guxim jo të sajonin ndonjë plan, por as të thoshin ndonjë fjalë të keqe kundër Barbarosit! Sepse sapo që Barbarosi ta mësonte një gjë të tillë, do të kërkonte llogari në një mënyrë shumë të shtrenjtë! Sepse ai ishte pothuase një legjendë në Detin Mesdhe!

Një shkak tjetër i frikës së kapitenëve ishte edhe se Hajreddin Pasha kishte një rrjetë informative jashtëzakonisht të gjerë e të fuqishme! Dhe kjo shkonte gjer atje sa, krahas informacionit material, ai mbështetej edhe me informacion shpirtëror! Veçanërisht fakti që, me anë të këtij informimi shpirtëror që merrte, ai i mësonte në vend dredhitë dhe planet e armiqve dhe pastaj i shpartallonte, ishte bërë nga ngjarjet e përjetuara e të dëshmuara shpesh.

❀

Hajreddin Pasha i cili, pas sulltan Selimit të Rreptë, edhe **sulltan Sulejman Kanuniut, Ligjvënësit**, i tregoi të njëjtën besnikëri, ishte, njëkohësisht, edhe një *veli* me aftësi *kerameti*. Nga ana tjetër, edhe sulltan

Sulejman Ligjvënësi, si i ati, e njihte këtë aftësi shpirtërore të Hajreddin Pashës dhe tregonte ndaj tij konsideratë dhe interesim të jashtëzakonshëm. Një radhë, pasi Hajreddin Pasha doli nga audienca, sulltani i madh u tha të pranishmëve duke shprehur me miratim mbresat e veta mbi Pashain:

**"Ky pashai ynë është një njeri *veli*!"**

Ndërkaq, duke thënë, përballë këtyre konsideratave, *"bëhu i thjeshtë si dheu që Zoti të ta lartësojë gradën"*, Pashai i cili kurrë nuk dehej nga konsideratat dhe lavdërimet, ishte, me të vërtetë, edhe një *veli* i cili i zgjidhte shumë vështirësi dhe situata të koklavitura herë me mirësinë e Profetit (s.a.s.), herë me ndihmën e Hizrit (a.s.). Shpesh herë, çështje të tilla, si mënyra se si duhej pushtuar filan kala, ç'taktikë duhej ndjekur në filan luftë detare, ç'po bënin, ndërkohë, armiqtë rreth tij, ç'plane të fshehta kishin, etj., i qenë njoftuar Hajreddin Pashës me anë të ëndrrrave hyjnore, të cilat bëheshin për të pothuaj zbulime të fatit. Këto ndihma shpirtërore luajtën rol të madh në sukseset e tij. Veç kësaj, është një e vërtetë se, herë pas here, Pashai u pati dhënë levendëve të tij të dalë për luftë në det të hapur, porosi me anë të ëndrrave.

Kështu, ndërsa ndodhej në det të hapur, një natë, **Kapiteni Ajdin** pati parë në ëndërr Hajreddin Pashën. Pashai i tha:

"Jini të vëmendshëm! Armikun e keni pas! Do t'ju arrijë në mëngjes me pesëmbëdhjetë gjemi. Por ju mos u ngutni! Bëni një plan të mirë dhe sulmojini. Dua t'ju shoh se si do t'i rrëmbeni ato gjemi dhe do të m'i sillni mua!"

Kapiteni Ajdin u zgjua nga ëndrra, mori abdest dhe fali namaz. Pastaj këndoi Kur'an, bëri salavat dhe u vu të presë. Ndërkaq, përballë qëndrimit pritës të kryekapitenit i cili nuk po jepte asnjë urdhër, kapitenët e anijeve të tjera, të shtyrë nga mendimi se ishin nisur për diku ku i priste një pre e madhe, se kjo pritje binte në kundërshtim me taktikën e tyre të zakonshme të lëvizjes së shpejtë dhe se s'kishin pse prisnin ardhjen e anijeve të tjera për t'u përleshur me to, i thanë Kapiten Ajdinit:

"Të vazhdojmë rrugën!"

Atëherë, kryekapiteni, Kapiten Ajdini, ua njoftoi urdhrin e Pashait në ëndërr dhe, pa kaluar shumë, u dukën edhe anijet armike. Pastaj, me lejen e Allahut, u arrit fitorja. Rrëfime të tilla me karakter legjendar nuk janë produkte imagjinate, por të vërteta historike që përmbahen në kujtimet e Pashait.

Prandaj, krahas dashurisë që tregonin trimat fitimtarë ndaj Hajreddin Pashës si kapiten, e donin shumë edhe si mik të Zotit dhe i bindeshin gjer në fund. Me urdhrin e tij, levendët vraponin me gjithë zemër ku t'i urdhëronte, mbeteshin të mahnitur dhe admirues edhe ndaj shumë parashikimeve mrekullore të tij që bëheshin dëshmitarë, dhe i shfaqnin respektin e tyre të thellë me fjalët:

**"Imzot, ti je nga** *evlijatë* **e Allahut!"**

Si përgjigje ndaj këtij trajtimi dhe kësaj besnikërie të tyre, edhe Hajreddin Pasha sillej vazhdimisht modest, besnik i mëshirshëm dhe indulgjent ndaj kapitenëve, gazinjve dhe levendëve, bashkë me të cilët i kishte arritur sukseset dhe fitoret. Ai u tregonte atyre afërsinë dhe butësinë e një babai të dhembshur. Duke siguruar nga ana e jashtme përgatitjen e tyre si luftëtarë trima, përpiqej edhe për përkryerjen e tyre shpirtërisht si besimtarë të pjekur dhe monoteistë e të devotshëm. Për këtë, më shumë se eliminimin me anë të masave formale të gabimeve të bëra për shkak të kuptimeve të gabuara të ndryshme si nga kapitenët, ashtu dhe nga leventët, përdorte metodat moralo-shpirtërore, nuk i lëshonte lehtë ata për shkak çështjesh të vogla e pak të rëndësishme, përkundrazi, i rehabilitonte dhe u jepte mundësi të futeshin sërish në radhët e gazinjve, fitimtarëve! Edhe kur merrnin flakë ngjarje që mund të bëheshin shkak për ndarje, përçarje dhe copëtim, në këto raste, edhe sikur të kishte mungesë respekti ndaj atij vetë, kurrë nuk i frynte ato, përkundrazi, duke zgjedhur rrugën e pajtimit të zemrave dhe rivendosjes së lidhjeve ndjesore mes njerëzve të vet, u thoshte:

"Kapitenë dhe trima! Harrojini këto dhe mos i bëni fjalë në kuvende të tjera!"

Kështu, duke mos iu nënshtruar dëmit të konflikteve boshe dhe të *nefsit*, e bënte gjithmonë shenjë orientuese dobinë e përpjekjes dhe zellit mes unitetit dhe vëllazërisë, dhe në këtë drejtim, dinte se si t'i shkrinte zemrat me njëra-tjetrën!

Krahas kësaj cilësie moralo-shpirtërore, Hajreddin Pasha ishte i pashoq në fushën e vet edhe në planin e jashtëm. Ai vazhdimisht e përdorte teknologjinë e kohës në nivelin më të përparuar. Çdo anije që ndërtonte ai, ishte më e organizuar, më e pajisur dhe më e përkryer se e mëparshmja! Ai gjithmonë ua kalonte shokëve të tij në detet e gjerë dhe, shpesh herë, gjersa të vinin kapitenët e tjerë, i kishte mundur armiqtë! Sepse vdekja nga e cila frikësohej dhe ikte armiku, kishte kuptimin e dëshmorësisë, një gradë, kjo, me shumë vlerë në lartësinë e Zotit!

Kur dilte në det për luftë, lutej për herë kështu:

“Allahu im që ke mundësi për çdo gjë! Falmë mua ndihmën tënde dhe fitoren! Kurse qafirëve jepu disfatën! Dhe kridhi ata në një tmerr të tillë që, përballë nesh, të kenë frikë edhe t'i hapin sytë! Mos lejo që dëmi i armiqve t'i prekë levendët dhe anijet e mia! Tregona neve në sytë e armiqve gjithmonë të shumtë në numër e të fuqishëm! Kurse zemrat e gazinjve të mi u mbushshin me guxim dhe zell dhe mos paçin frikë nga armiku!”

Ja, pra, ashtu siç thuhet në dyvargshin në vazhdim, me begatinë e këtyre cilësive të larta, Allahu i lartë i pati dhënë shumë ndihma Hajreddin Pashës, ndërkaq që pati lëshuar frikë të tmerrshme në zemrën e armiqve:

*Atë që ka për ndihmës Allahun, ti,*
*Eja e kuptoje se ç'mbret i madh është ai!*

❁

Në zonën para Algjerit ishte një ishull që ndodhej në duar të mohuesve spanjollë dhe mbi ishull ngrihej një kala e fortë. Hajreddin pasha e pushtoi kalanë dhe ishullin pavarësisht nga të gjitha sistemet mbrojtëse të ngritura dhe të përdorura prej spanjollëve nga toka e nga deti. Kur e mori vesh mbreti spanjoll edhe këtë disfatë që kishin pësuar pas sa e sa disfatave të gjerathershme, e humbi vetëkontrollin, u lëshua nga froni përdhe duke klithur e bërtitur me tmerr dhe tentoi të bënte vetëvrasje. Të pranishmit mundën ta qetësonin me një mijë e një mundime duke i thënë:

“Aman, imzot! E ç'është kalaja? Një grumbull gurësh! Po gjemia? Një grumbull dërrasash! A e vlen?”

Por më pas mbreti mori lajmin edhe të një fitoreje tjetër të Barbarosit dhe atëherë pësoi një krizë zemre dhe vdiq.

Mbreti që ia zuri vendin, duke u nisur nga këto ngjarje, duke kërkuar edhe bashkëpunimin e priftërinjve, u vu të kërkojë zgjidhje për situatën ku ndodheshin. Në këtë kuadër, e çoi edhe më tej ushtrimin e dhunës kundër muslimanëve të Andaluzisë që kishte zbatuar paraardhësi i vet. Ndërkaq, me një urrejtje dhe ndjenjë kriminale që u kishte hije, priftërinjtë që, megjithëkëtë, e vlerësuan si dobësi aq sa ç'bëri mbreti i ri, i thanë kështu atij duke mos I parë të mjaftueshme masat e marra gjer atëherë:

“O mbret i fuqishëm! Mos lër asnjë njeri të huaj mes kombit tonë! Sidomos ne na prek shumë që muslimanët bashkohen pesë herë në ditë dhe falen! Qëndrimi i tyre në vendin tonë është gabim shumë i madh! Në librat tanë shkruhet se ne s'do të kemi kurrë dobi nga tjetërkush përveç ve-

tes sonë, gjë që tregon se sa të rrezikshëm janë për ne muslimanët! E kemi për detyrë jetike që, qysh këtë çast e tutje, t'ua ndalojmë muslimanëve ritet e tyre fetare! Po s'ua ndaluam ritet dhe faljet, kjo do të jetë kundër interesave të krishterëve! Atëherë, ka për të ardhur koha, që duke i kthyer krishterët në muslimanë, ata do të na e ripushtojnë vendin plotësisht. Sidomos nëse fëmijët e periudhës së mbretërimit tuaj bëhen muslimanë, kjo s'ka për të sjellë aspak mbarësi për ju!"

Pas këtyre fjalëve të priftërinjve, mbreti i radhiti menjëherë njërin pas tjetrit dekretet e krimeve dhe, duke thënë si më poshtë, filloi nga veprimet e tij të poshtra:

"Mjerë për ata që s'janë krishterë!"

Duke u udhëhequr nga mendimi se muslimanëve u kishte hyrë djalli në shpirt, prandaj e mohonin **hyjnësinë e Jezuit**, i digjnin të gjallë për t'ua pastruar shpirtrat! Ja, pra, një të kaluar të tillë absurde dhe mizore kanë të regjistruar në histori krishterët perëndimorë të cilët sot përpiqen t'i japin botës mësime humanizmi dhe qytetërimi!

Kur i mësoi këto akte dhune të dhimbshme, Hajreddin Pasha u prek thellë dhe vrapoi menjëherë në ndihmë të tyre. Ai arriti në ndihmë të muslimanëve të mbetur nga **shteti omejad** i shkatërruar prej kohësh, të mbledhur në malin **Ballkan**, në një çast kur ishin sulmuar nga ushtarët spanjollë që kishin filluar vrasjen e tyre në masë. Ushtarët spanjollë që panë papritmas përballë Hajreddin Pashën dhe luftëtarët e tij fitimtarë, nisën t'ia mbathnin si zogj të trembur! Pasi hipi sa mundi muslimanë nëpër anijet, Hajreddin Pasha la pranë muslimanëve të mbetur forca të mjaftueshme gjer në kthimin tjetër për vazhdimin e transportimit pjesë-pjesë të të gjithë muslimanëve në Algjeri, gjë që përfundoi me shtatë transportime. Edhe shumë muslimanë të tjerë andaluzianë, të veshur si turq, kalonin me mundësitë e veta në Algjeri. Ata e bënin udhëtimin të sigurt sepse, aq shumë ishin frikësuar spanjollët nga turqit për shkak të Barbarosit, saqë sapo të shihnin dikë me rroba turqish, e humbnin toruan dhe s'dinin ç'të bënin!

Megjithëkëtë, pavarësisht nga të gjitha këto, nuk u arrit dot një zgjidhje rrënjësore kundër shfarosjes në masë të muslimanëve në Spanjë, shfarosje e cila pati filluar vite më parë dhe vazhdonte ende, sepse as Barbarosi nuk kishte në dorë ushtri tokësore të rregullt dhe të madhe, as dhe, po të kishte, s)do të bënte fort dobi, sepse, më në fund, kjo dhunë po kalonte në histori e shoqëruar me shumë kujtime të hidhura ngaqë nga popullsia muslimane e Spanjës s'kishte mbetur më ndonjë numër për t'u marrë në konsideratë! Ky fund i hidhur qe pasojë e drejtpërdrejtë e kalimit të po-

pullsisë muslimane spanjolle nga jeta shpirtërore në jetë materiale dhe e përçarjes mes principatave të cilat bënin miq dhe aleatë spanjollët për të luftuar njëri-tjetrin!

Megjithëkëtë, veprimtaritë e zhvilluara brenda mundësive në ndihmë të muslimanëve spanjollë nuk kanë qenë aq të pakta saqë të mund të nënvleftësohen. Fakti që Barbarosi, duke i gjuajtur me artileri të gjitha brigjet spanjolle, i kaloi mijëra muslimanë në Algjeri dhe, veç kësaj, iniciativat e Ligjvënësit, duhet të vlerësohen si një dalje për zot me të vërtetë për t'u miratuar dhe lavdëruar!

Përballë bëmave të spanjollëve, si Barbaros Hajreddin Pasha, ashtu dhe sulltan Sulejman Kanuniu-Ligjvënësi, ishin në një bashkëpunim të vazhdueshëm në qëllimin dhe përpjekjen për t'u dhënë spanjollëve mësimin e duhur dhe për t'u ardhur në ndihmë muslimanëve viktima.

Kështu, Ligjvënësi i dërgoi Barbaros Hajreddin Pashës dekretin e mëposhtëm për një fushatë detare që e mendoi si rrjedhojë e ngjarjeve të fundit të periudhës përkatëse:

*"Kam për qëllim të nis një fushatë kundër Spanjës. Edhe ti bashkohu me mua! Prandaj, pasi të caktosh një zëvendës për t'i mbrojtur vendit ku ndodhesh, eja menjëherë në Stamboll! Por vetëm nëse i beson plotësisht personit që do të lësh si zëvendës, përndryshe, qëndro aty, sepse është qëllimi im që t'i mbroj të gjitha vendet muslimane sikur të ishin toka të shtetit tim! Dëmi që mund t'u shkaktohet atyre është si t'i shkaktohej vendit tim! E, pra, tani, vepro ashtu siç duhet vepruar!"*

Dhe, sipas këtij dekreti, Hajreddin Pasha la si zëvendës në Algjeri **Hasan Agën**, një komandant ushtarak të cilin e donte si birin e vet dhe i besonte gjer në fund, dhe i cili ishte pothuaj si një *alter ego*-ja i tij!

Në ato rrethana, u përhap lajmi se mbreti i Spanjës do të vinte në Algjeri me një flotë të madhe. Ndërkaq, Hajreddin Pasha i cili e kuptoi se ishte fjala për një dredhi, si përgjigje, përgatiti një dredhi të përkryer. U suall sikur po i zbërthente anijet, pra, po hiqte dorë nga flota dhe artilerinë e tyre po e ngjiste në kala. Dredhia zuri menjëherë, armiku doli në det të hapur dhe, atëherë, duke u hedhur si skifter mbi flotën armike, Hajreddin Pasha i mundi dhe i shkatërroi të gjithë duke nisur me Andrea Dorian i cili, siç pati bërë edhe më parë, e gjeti shpëtimin duke ia mbathur me sa kishte mundësi!

Vetëm pas kësaj, Hajreddin Pasha mori i qetë rrugën e Stambollit dhe hyri në audiencën e sovranit të madh. Ligjvënësi shfaqi interesim dhe konsideratë jashtëzakonisht të madhe për të dhe e konfirmoi përsëdyti postin

e Hajreddin Pashës si bejlerbej i Algjerisë. Pastaj ia zgjeroi flotën. Me këtë përforcim, Hajreddin Pasha doli në det të hapur dhe arriti fitore të panumërta!

Duke u nisur nga parimi se *"populli do qetësi"*, Hajreddin Pasha interesohej nga afër me nevojat e popullit, madje sillej me tolerancë dhe indulgjencë ndaj atyre që ngriheshin në revoltë me pretekste të ndryshme. Kështu, një radhë, duke thënë për algjerianët që qenë ngritur kundër tij, *"këta e kanë mbrojtur së bashku me ne Algjerinë kundër spanjollëve"*, pati dashur t'i falte, disa nga levendët e tij, me dhimbjen e fatkeqësisë së hapur nga kryengritja, thanë:

**"O pasha! Po qe se je kaq i mëshirshëm, shko e mbyllu në ndonjë medrese! Bejlerët duhet të jenë pak më të ashpër!"**

Pashai u dëshpërua jashtëzakonisht nga kjo fyerje që iu bë në sytë e popullit, megjithatë, nuk kundërveproi me zemërim dhe nuk i ndëshkoi fyesit. Vetëm u mbështet te Allahu me zemrën të dëshpëruar, i ngriti duart drejt Selisë së Lartë dhe u përgjërua kështu:

*"O Zot, tregoma ç'është më e mbarë e më e dobishme për mua!"*

Dhe ra të flerë me *istihare* (qëllim prove dhe këshillimi). Ai pa në ëndërr Profetin (s.a.s.). Edhe veten e pa, duke ngarkuar, ndërkohë, çdo gjë që kishte, në një anije. Profeti (s.a.s.) po e ndihmonte. Kur u zgjua, duke nxjerrë nga ëndrra mësimin e duhur, u largua nga Algjeri dhe u vendos në një kala tjetër ku qëndroi tre vjet. Edhe rikthimi në Algjer u bë në bazë të shenjave shpirtërore. Një natë pa në ëndërr katër kalifët së bashku me të Dërguarin e Allahut (s.a.s.), i cili i tha:

*"O Hajreddin! Dorëzoju Allahut të Lartë dhe kthehu në Algjeri. Fito kundër mohuesve dhe hipokritëve që ngrihen kundër teje, dhe dil fitimtar!"*

Duke dashur ta çojë menjëherë në vend urdhrin profetik, u kthye në Algjer. Kthimi i tij shkaktoi gëzim dhe festë të madhe mes popullsisë muslimane e cila, gjatë tre vjetëve të mungesës së tij u ishte nënshtruar dhunës dhe padrejtësive të hipokritëve dhe mohuesve.

Vetëm këto ngjarje tregojnë se qëllimi bazë i Hajreddin Pashës nuk ishte një kauzë e *nefsit*, por zelli dhe përpjekjet e sinqerta në rrugën e Lartësimit të Fjalës së Allahut! Është për këtë arsye që Hajreddin Pasha e pati marrë shpërblimin hyjnor të moralit dhe virtyteve të larta që zotëronte, gjithmonë në luftën dhe shërbimet që kryente dhe në të gjitha fushatat luftarake pati merituar mbështetjen hyjnore. Ekzistenca e veprimeve tejet

të sakta e të qëlluara në sajë të ëndrrave hyjnore, ashtu dhe të frymëzimeve hyjnore në thelbin e shumë planeve dhe aksioneve të tij, është një e vërtetë historike.

Gjithashtu, këto ngjarje tregojnë se njëra prej çështjeve për të cilat Hajreddin Pasha u angazhua dhe bëri përpjekje të mëdha, ishte çështja e konflikteve të sundimit dhe fronit mes feudalëve dhe popullsisë muslimane të rajoneve përkatëse. Disa feudalë nxirrnin shpatën kundër njëri-tjetrit vetëm për të dalë në krye dhe, herë pas here, ngriheshin në revolta edhe kundër vetë Barbarosit. Madje pati nga ata që bashkëpunonin me armikun. Edhe gjëja që e zemëronte më shumë Pashain dhe që ai nuk e pranonte kurrsesi, ishte bashkëpunimi me armikun dhe pozicionimi kundër muslimanëve dhe interesave të tyre. Kështu, letra që i shkroi me ndjeshmërinë e një muslimani të vërtetë kryengritësit **Mes'ud** të cilin e pati bërë vetë princ të **Tlemsanit**, është me shumë rëndësi për sa u përket muslimanëve të ditëve të sotme:

*"O Mes'ud që mos qofsh mes'ud!*[106] *Ku e ke besëlidhjen që bëre me ne? Ku e ke fjalën e dhënë se s'do të kundërshtoje e s'do të ngrije krye, se s'do të bëje marrëveshje me Spanjën dhe armikun do ta mbaje gjithmonë për armik? A e pranon Islami këtë që ke bërë? Ç'njeri i ulët që paske qenë që shkove e iu lëpive qafirit! A nuk e dije se do të vinte patjetër një ditë që të përballeshe me situata shumë të vështira dhe përfundime shumë të këqija? Ç'mendje ajo e jotja që s'është e aftë ta shohë fundin e vet? Është e afërt dita kur do të vuash ndëshkimin hyjnor dhe ndëshkimin tim! Paç veten më qafë! Le të jetë premtimi im se kam për të ta bërë botën t'i vijë ngushtë kokës sate! Mos harro se nga froni ku u ule pa bërë asnjë mundim, ke për t'u zbritur përsëri pa e kuptuar as vetë!"*

Me të vërtetë, ky personi me emrin Mes'ud, duke e harruar të vërtetën e shprehur në vargjet e mëposhtme, qe kthyer në një faraon të dytë në kauzën e interesit personal dhe egoizmit dhe, në këtë rrugë, kishte bërë një bashkëpunim të madh me qafirët:

*Kur milingona rreh krahët, pandeh se është njeri;*
*E shkreta, këtë, shenjë vdekjeje s'e di...*

Mirëpo, pasi e këndoi letrën plot kërcënime të Hajreddin Pashës, e kapi një shqetësim dhe panik i madh dhe që t'i faleshin pabesitë dhe tradhtitë që kishte bërë, i çoi Pashait si ndërmjetës një person që ai e donte shumë. Kurse Pashai i cili ishte një monument mendjehollësie dhe tejpamësie,

106. Këtu kemi një lojë fjalësh të mbështetur në kuptimin e fjalës *mes'ud* që do të thotë *i lumtur*. Pra, kuptimi i kësaj fjalie është kështu: "O i Lumtur që mos qofsh i lumtur!" (Përkthyesit).

iu përgjigj kështu personit që i kishte shkuar si ndërmjetës:

*“Ti e do atë dhe dëshiron të bëhesh pretekst për afrimin e tij me mua. Vetëm ta dish se në stomakun e këtyre njerëzve ka hyrë buka e qafirit, kurse në mendje u është ngulur ideja e krishterizmit. T’u besosh do të thotë të bësh gabim të madh!”*

Pastaj i recitoi këtë dyvargsh:

*Mos pandeh ti se tradhtari bëhet i lumtur;*
*Në fund, ose i hiqet qafa, ose lëkundet i varur...*

Se Barbaros Hajreddin Pasha i zbulonte saktë personat e denjë dhe u jepte detyra me vend, kurse personat e dëmshëm dhe të paaftë i përcaktonte qartë dhe merrte masat e duhura ndaj tyre. Më shumë zgjidhte personat e guximshëm, sypatrembur, të mençur, të ndershëm, të zellshëm, fetarë e të matur dhe i vinte në krye të të tjerëve. Kurrë s’i donte kapacitetet fals dhe të pasuksesshëm të fryrë me llafe e vetëlavdërime dhe nuk i afronte pranë vetes. Edhe vetë bënte një jetë plot zell duke mos ditur se ç’është lodhja. Ai thoshte se besimtari do të çlodhej vetëm në xhennet. Është jashtëzakonisht mësimdhënëse ngjarja që tregon vetë lidhur me këtë specifikë:

“Një radhë, për shkak të lodhjes nga fitoret luftarake të mëdha që kisha bërë, desha të çlodhesha, prandaj në fushatën e re nuk shkova vetë, por dërgova **Sinan Pashën**. Atë natë, në ëndërr, më thanë:

*“O Hajreddin! Nuk ka prehje në këtë botë të rreme! Prehja është vetëm në xhennetin e lartë! Ngrihu menjëherë dhe dije se ndihma e Allahut është me ty!”*

Kur më doli gjumi, thashë me vete:

*“Kjo është ndihma e evlijave! Falenderuar qoftë që më shpëtuan nga një gabim i madh!”*

Dhe ndava shumë sadaka, lëmosha, dhe usheva e vesha shumë të varfër!”

❀

Hajreddin Pasha udhëhiqej nga vetëdija jo për të përfituar nga shteti, por për t’i shërbyer atij dhe përjetonte emocionin e Lartësimit të Fjalës së Allahut. Besnikëria e tij ndaj sulltanëve ishte jashtëzakonisht e fuqishme dhe respektuese. Pasi u bë pasha osman i forcave detare, ai e pushtoi **Tunizinë** me pak forca. Në këtë mes, me ta marrë lajmin se mbreti spanjoll ishte nisur kundër tij me një flotë shumë të madhe, si punë e parë, e dërgoi

në Stamboll flotën perandorake që i ndodhej pranë dhe u përgatit për luftë me anijet e veta. Personat që kishte pranë, i thanë:

"Pasha, kjo është vetëvrasje!"

Kurse ai ua ktheu:

"Vëllezër! Unë s'i jap mundësi askujt që të thotë se Hajreddin Pasha e asgjësoi flotën perandorake!"

Pastaj u tha kështu kapitenëve dhe luftëtarëve fitimtarë: "S'ka ndonjë gjë për t'u shqetësuar! Vendimi është i Zotit!" Dhe, me një manovër mjeshtërore, u përvodh mespërmes armikut, pastaj, duke u riorganizuar pas një kohe të shkurtër, e futi armikun në darë!

Armiku që e shihte këtë gjë, thoshte me habi:

"Ne e pamë atë para disa ditësh në Tunuz duke ikur i vetëm! Si mund të ndodhë kjo?"

Në veshët e të gjithëve tingëllonin thëniet mbi Barbarosin:

*"Ai nuk kthehet pa e marrë vendin ku shkon!"*

Më në fund, fitorja u bë e muslimanëve. Mes armiqve që iknin të shkatërruar fizikisht dhe psiqikisht, ndodhej edhe Andrea Doria! I shokuar nga ajo që u kishte ngjarë, Andrea Doria i foli kështu në mënyrë të pavullnetshme nga larg Hajreddin Pashës:

"Nuk ka më të madh se ti në informimin dhe mjeshtërinë detare! Nga të vjen kjo fuqi e kjo trimëri?"

Hajreddin Pasha i dha këtë përgjigje mjaft i qetë dhe autoritar:

*"Dijeni se kjo është mrekulli e Profetit tonë dhe kush hyn në fenë e tij dhe lidhet pas tij me sinqeritet, bëhet trim!"*

Pas kësaj, Doria nuk mundi të rrinte pa i mërmëritur këto fjalë:

"Librat e muslimanëve thonë: "Kush ikën nga lufta, nuk hyn dot në xhennet!" Madje, ata thonë: "Po qe se një musliman i shëndoshë ikën nga dy qafirë, hyn në xhehennem!" Kurse në librin tonë thuhet: "Po qe se njëri prej nesh vdes në luftë, nuk mund të hyjë në parajsë!" Ja, të tilla janë porositë e papës e të priftërinjve! E për sa fatkeqësi të tjera duhet të bëhemi dëshmitarë që atij papës që, mos i qoftë koka, t'i vijnë mendtë në kokë?"

Pas kësaj, mbreti i Spanjës e dërgoi përsëri Dorian me dyzet anije kundër Barbarosit, por Doria të cilit i ishte trembur syri, s'i doli dot përballë atij!

Në këtë mes, Ligjvënësi famëmadh që ishte kthyer fitimtar nga fushata e Bagdatit, e ftoi Hajreddin Pashën në Stamboll. Sipas dekretit perandorak, Hajreddin Pasha shkoi në kryeqytet pasi e kishte siguruar zotërimin mbi Detin Mesdhe dhe hyri në audiencë te sulltani. Duke mos e fshehur admirimin për të, Ligjvënësi tha:

**"Falenderuar qoftë Zoti që ky plak erdhi shëndoshë e mirë dhe unë pata fatin ta shoh me sytë e kësaj bote!"**

Dhe e puthi në ballë Pashanë e bekuar e të aftë!

Pastaj e emëroi atë **kapiten të përgjithshëm të Flotës Detare Osmane** dhe i dha kompetenca të gjera. Edhe Hajreddin Pasha, nga ana e tij, duke filluar menjëherë nga detyra, e bëri flotën më të pajisur, të organizuar e më të fuqishme. Në këtë mënyrë, ai arriti që fuqia osmane të bëhej në det po aq e paarritshme dhe e papërballueshme dhe po aq zotëruese sa edhe në tokë! Evropianët që e vunë re këtë ndryshim, të shqetësuar e të alarmuar, filluan të kërkojnë rrugëzgjidhje të tjera. Më në fund, me inkurajimin e Papës, formuan një **bashkim të madh kryqtar** me anë të një flote detare të madhe, të paparë gjer atëherë, prej 600 anijesh nën komandën e **Andrea Dorias**, dhe invaduan Detin Mesdhe.

Në atë kohë, sulltan Sulejman Kanuniu-Ligjvënësi, ndodhej në fushatën e **Bogdanit**. Hajreddin Pasha kaloi menjëherë në veprim me 120 anije dhe marshoi drejt armikut me manovra mjaft të matura dhe të mençura. Të dy flotat e mëdha u përballën në **Gjirin e Prevezës**. Ishte afruar mbrëmja. Të nesërmen do të zhvillohej beteja më e madhe detare në histori! Pasi fali dy reqate namaz, Hajreddin Pasha ngriti duart drejt Selisë së Lartë dhe u lut:

*"Allahu im! Për hir të Muhammed Mustafait, tregomë sonte në ëndërr se cila do të jetë më e mira: ta sulmoj armikun, apo të qëndroj në vend! Ki mirësinë të m'i tregosh edhe një herë shenjat që do të hapnin rrugën e fitores! Sa e sa herë na ndihmove gjer më sot dhe u dhe fitoren këtyre robve të tu të varfër! Edhe kësaj here na bëj fitimtarë me mirësinë dhe udhëzimin tënd, o Zoti im!.."*

Afër zbardhjes, ai e pa ëndrrën që dëshironte. Në anë të skelës ku kishin hedhur spirancën anijet e tij, Hajreddin Pasha pa në sipërfaqe të ujit shumë peshq të vegjël, dy nga të cilët ishin me bark të çarë. Në atë moment iu afruan disa vetë dhe i thanë:

"Këta peshq t'i dërgoi Padishahu!"

Hajreddin Pasha i mori peshqit dhe i doli gjumi. Atëherë, e falenderoi Zotin! Shenjat e ëndrrës i kuptoi siç duhej në sajë të njohjes së mjeshtërisë së interpretimit të ëndrrave që e njihte. Nga ajo ëndërr kuptoi se Ligjvënësi e kishte pushtuar Bogdanin dhe se edhe ai vetë duhej të kalonte në sulm kundër armikut!

Sapo zbardhi, Hajreddin Pasha kaloi në veprim dhe, puna e parë që bëri, ishte ta tërhiqte armikun në ujërat e gjera të Prevezës. Mirëpo era po frynte në dobi të armikut, aq sa u shfaq rreziku që galerat e lehta të Pashait të shkatërroheshin përballë anijeve të rënda të armikut me velat të fryra mirë nga era. Atëherë, Hajreddin Pasha shkroi dy ajete të sures **Feth** të Kur'anit[107] në dy letra të veçanta që i vendosi në anë të djathtë e të majtë të anijes së vet. Era e fortë u pre në çast dhe, përballë tyre, anijet armike mbetën si skelete në detin e qetë të bërë si vaj. Pashai tha me ndjenjë falenderimi të thellë ndaj Zotit:

**"Ja peshqit që pashë në ëndërr!"**

Dhe kaloi në sulm!

Me atë sulm, flota osmane filloi t'i gjuajë si peshq anijet armike. Flota armike ra në hall për të shpëtuar anijet e veta! Për këtë, armiku lëshoi në det ca varka me njerëz dhe mallra si karrem për luftëtarët osmanë me shpresën se ata do të jepeshin pas mbledhjes së presë dhe në radhët e tyre do të krijohej një konfuzion i favorshëm për t'i sulmuar dhe shpartalluar. Mirëpo Hajreddin Pasha i cili kishte përvojën e duhur për raste të tilla, e kuptoi menjëherë dredhinë e armikut dhe u tha kështu leventëve të vet:

*"Gazinjtë e mi! Kurrsesi mos u jepni pas mallit dhe robërve! Mos tentoni të mblidhni prenë e luftës para se ta shpartallojmë plotësisht flotën armike dhe ta sigurojmë fitoren! Allahu ju dhëntë fitoren! Po qe se e ka vendosur ai, preja e luftës patjetër ka për t'ju ardhur para!"*

Edhe levendët, duke menduar se në këtë porosi kishte një urtësi të fshehtë, siç dhe ishin bërë dëshmitarë edhe më parë, e mblodhën veten, u sulën mbi anijet armike dhe, duke bërtitur "Allah, Allah" pas çdo anijeje armike që fundosnin, i suleshin një anijeje tjetër me pasion të madh dhe me emocionin e besimit. Edhe vetë Pashai, me lutjen në gojë, "o Zot, shkatërroji armiqtë e fesë dhe falu mirësinë tënde ushtarëve islamë", bënte veprime dhe sulme të tilla, që, të gjitha anijet armike që i dilnin përballë, i fundoste të bëra copë-copë në ujërat e detit.

107. Në vitet e mëvonshme, këto dy ajete u shkruan në flamurët e Hajreddin Pashës dhe njëri prej flamurëve ndodhet ende në Muzeun Detar të Stambollit. Shën. i autorit.

Si përfundim, ajo luftë detare e pashoqe që vazhdoi atë ditë gjer pas dite, u mbyll me fitoren e plotë dhe përfundimtare të flotës osmane nën komandën e Hajreddin Pashës. Me atë fitore, heroizmi legjendar i Hajreddin Pashës u ngjit edhe një herë më lart. Mirëpo ai sillej si një luftëtar fitimtar i zakonshëm dhe modest që kryente faljen e falenderimit me vetëdijen se ajo fitore e pangjashme që kishte arritur, ishte një favor i Zotit! Me të vërtetë, ai, përballë armikut ishte si një luan që bulëron, kurse para Allahut ishte një *veli* sypërlotur e qafëpërthyer! Edhe pse shkëlqimi me modestinë duken si dy cilësi të kundërta, tek ai ishin pajtuar dhe ishin shndërruar në një veti të vetme! Kështu, kur Hajreddin Pasha u nis për në Stamboll me anijet armike që i kishte zënë rob dhe i kishte lidhur pas vetes, si pasojë e forcës dhe shkëlqimit të tij, në Detin Mesdhe s'kishte mbetur më asnjë anije armike që mund t'u dilte para osmanëve. Gjithë ai det ishte shndërruar pothuajse në një liqen turk!

Nga ana tjetër, mbreti spanjoll i cili ishte bërë si i marrë ngaqë s'e pranonte dot disfatën e Prevezës, përgatiti shpejt e shpejt një flotë të madhe me dëshirën për të marrë shpagim, dhe doli në det të hapur. Duke menduar se Hajreddin Pasha i nisur për Stamboll e kishte lënë të lirë rrugën e Algjerit, e vuri atë si synim të parë dhe u drejtua për atje. Por **Hasan Aga** të cilin Pashai e kishte rritur me duart e veta mjeshtërore dhe e kishte lënë zëvendës në Algjer, i doli para mbretit spanjoll si mur kalaje i pakapërcyeshëm! Duke mbetur i habitur nga kjo, mbreti fatkeq tha:

"Ky Hasan Aga si nuk e sheh kush është dhe merr guximin të më dalë para mua që kam ngritur perandori dhe kam vënë si qëllim ta mund sulltan Sulejmanin? Thojini të dorëzohet, përndryshe kam për t'ia shembur muret e kalasë mbi krye!"

Kurse Hasan Aga, me një guxim të madh besimi, iu përgjigj në fillim me këto dy vargje:

*Po qe se ç'thua dot me gojë, të të vinte dore,*
*Të mos mbeteshe lypsar, por mbret të bëheshe...*

Pastaj vazhdoi kështu:

"O fatkeq që ndjek kauzë perandorie! Ta dish se ti s'je i barabarti as i Pashait tim, as i Sulltanit tim! Ti je vetëm i barabarti im! Ja sheshi i burrave!"

Dhe, duke u mbështetur te Zoti, i dha një goditje të tillë, që mbreti spanjoll krenar s'e mori vesh se ç'pësoi!

Përveç asaj goditjeje, shiu i dendur që nisi të bjerë dhe furtuna që nisi të fryjë si ndihmë e Allahut, mjaftuan për ta shkatërruar armikun plotësisht! As ushqime i mbetën armikut, as fuqi për të luftuar! Ata nisën të hanin kuajt nga uria! Si përfundim, me një goditje të fundit të Hasan Agës, u arrit fitorja e plotë dhe mbreti mizor mezi shpëtoi vetë duke u hedhur në një anije e duke ikur! Ajo disfatë e tronditi aq shumë mbretin, saqë e bëri të braktiste fronin, të mbyllej në një manastir dhe të vdiste pak më pas nga marazi!

Kur sihariqi i fitores arriti në Stamboll, Hajreddin Pashës iu mbush zemra me gëzim, kurse sulltani i cili mbeti jashtëzakonisht i kënaqur, e shpërbleu Hasan Agën duke i dhënë titullin Bejlerbej i Algjerisë!

❁

Nën dritën e të gjitha këtyre të vërtetave, mund të thuhet se, në realizimin e ngadhnjimeve dhe fitoreve të mëdha të sulltan Sulejman Kanuniut-Ligjvënësit në brendësi të Evropës ku nuk mundi t'i dalë para ndonjë ushtri serioze kryqtare, pa dyshim, është edhe roli i madh i Barbaros Hajreddin Pashës i cili ia shkatërroi kundërshtarët në Detin Mesdhe si vetë, ashtu edhe me kapitenët detarë që i përgatiti po vetë!

Hajreddin Pasha i cili i kishte shtrirë kufijtë e shtetit osman gjer në Marok, ishte një person mirëbërës i cili udhëhiqej nga vetëdija sipas së cilës:

*Burrë është ai që lë një vepër në këtë botë;*
*Aty ku s'është lënë gjë, fryjnë erërat kot më kot...*

Ai e kishte bërë rregull që, pas çdo fitorjeje dhe suksesi, t'u bënte të mira të varfërve dhe t'u shpërndante dhurata. Në vendet dhe qytetet ku ndodhej, nuk linde kënd të uritur, të paveshur e të pastrehuar. Prandaj, populli e donte me të tepërt dhe tek ai shihte, përtej sundimtarit dhe qeveritarit, **babanë** e mëshirshëm e të dhembshur! Kur qe larguar nga Algjeria me urdhër shpirtëror, popullsia vendase pati derdhur lot dhe e pati pritur me mall kthimin e tij!

Pashai ndërtoi një medrese në Beshiktash, kurse në zona të ndryshme, ndërtoi dhe la si vakfe, hamame, konaqe, banesa, mullinj dhe furra buke. Veçanërisht, nga të ardhurat tatimore të zonave përkatëse, caktoi shuma të mëdha për nxënësit dhe mësuesit e medreseve. Para se të vdiste, tridhjetë

galera së bashku me pajisjet, të cilat i kishte pasuri private, ia fali shtetit.

Ai pati mbajtur si model për vete vetëdijen besimore e fetare të sahabeve. Nisur nga kjo, ndërsa merrej sa mundej me punët e kësaj bote, kurrë nuk i linte pas dore punët e jetës së përtejme. Mund të thuhet se edhe punët e tij të kësaj bote kishin cilësinë e punëve me vlerë për botën tjetër. **Natën e ndante në tri pjesë: njërën pjesë për gjumë, njërën pjesë për t'u falur dhe për të bërë adhurime të tjera, kurse pjesën tjetër, për të kënduar Kur'an dhe për të përgatitur planet dhe taktikat e veprimeve luftarake që kishte për të zhvilluar.**

Barbaros Hajreddin Pasha u rikthye në Stamboll në vitin 1544. Dy vjet më vonë, më 1546, së bashku me shërbimet e mëdha që kishte kryer, eci drejt Mëshiruesit. U varros në tyrben e vet në Beshiktash[108] dhe për vdekjen e tij u shkruajt ky kronogram:

*"Mâte reîsü'l-bahr", "Vdiq kapiteni i detit".*

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

Koha e Barbaros Hajreddin Pashës u bë peridha kur shteti osman u bë zotëruese e një autoriteti dhe prestigji jashtëzakonisht të lartë sa në tokë, aq edhe në det! Siç dihet mirë nga historia, pasi gjermanët kapën dhe burgosën mbretin francez Fransua, përgjigjja që i dërgoi Kanuniu-Ligjvënësi letrës dhe lutjeve të nënës së mbretit francez, është shprehja më e qartë e madhështisë dhe shkëlqimit osman. Ligjvënësi i qe drejtuar mbretit francez në këtë mënyrë, duke përmendur më parë vendet që kishte nën zotërim dhe, pastaj, cilësinë e Fransuasë si guvernator i provincës franceze:

**"...Unë, mbret e bir mbreti, Gazi Sulltan Sulejmani, sovrani i ..., ty, Fransua, guvernator i provincës së Francës..."**

Pastaj e pati dërguar në Nisë Barbaros Hajreddin Pashën me një flotë të madhe me detyrën për ta mbrojtur pavarësinë e Francës.

108. Pas Hajreddin Pashës, në shenjë respekti ndaj kujtimit të tij, kapitenët detarë filluan t'i veshin pelerinat si uniformë të postit në mjedisin ku ndodhej ai i varrosur dhe e bënë rregull që, krahas lutjeve kushtuar shpirtit të Pashait, të ushqenin dhe vishnin të varfër, gjë që kishte qenë një nga shërbimet mirëbërëse më të dashura për të. Shën. i autorit.

Barbaros Hajreddin Pasha kaloi menjëherë në veprim dhe, ndërkaq, **tentoi ta pushtonte Romën** e cila ndodhej në rrugën nga kalonte për ta kryer detyrën që i ishte ngarkuar. Por ambasadori francez u frikësua nga pasojat e rënda të një iniciative të tillë që do të shkaktonte në të gjithë botën krishtere një reaksion të rëndë ndaj Francës e cila do të kujtohej për të keq prej tyre gjatë gjithë historisë dhe, duke i rënë Pashait ndër këmbë, iu lut të hiqte dorë nga një iniciativë e tillë. Atëherë, duke hequr dorë për ato momente nga ideja e tij e marrjes së Romës, Hajreddin Pasha i ankoroi anijet në Nisë. Pastaj marinarët dolën në tokë ku vazhduan të këndonin ezan dhe të falnin namaz pesë herë në ditë. Dhe në atë kohë, shteti osman i pati dhënë Francës si ndihmë miliona dukate ari pa interes, jo si kreditë e sotme me interesa të larta të evropianëve!

Shkurt, ajo periudhë qe një kohë e shkëlqyer kur kërcënimi me anë të një letre të osmanëve, madje, mjaftonte për t'i shpëtuar mbretërit nga burgu dhe **Barbaros Hajreddin Pasha** qe njëri prej dy kulmeve të asaj periudhe!

Kështu, poeti Jahja Kemal, gjatë faljes së një namazi bajrami në xhaminë e shkëlqyer Sulejmanije të ndërtuar nga kulmi tjetër i asaj periudhe, sulltan Sulejman Kanuniu-Ligjvënësi, me projektimin dhe nën drejtimin e Arkitekt Sinanit, pati hapur flatrat e imagjinatës nën frymën shpirtërore të atij mjedisi, në drejtim të së shkuarës sonë të shkëlqyer dhe, në një botë të gjerë ku qe kredhur, qe shprehur kështu poetikisht sikur t'i kishte jetuar vetë ato ditë:

...
*Në largësitë detare, këto buçima topash nga vijnë?*
*Ndoshta Barbarosi me flotën nga një fushatë po vijnë!*
*A nga Ishujt, a nga Tunizia, a nga Algjeria?*
*Dyqind gjemi të hapura në horizontet detare të gjera*
*Nga vendi nga kanë parë Hënën e Re po vijnë;*
*Këto gjemi të bekuara nga cili agim po vijnë?*

❀

**Lexues të shtrenjtë!**

Ju lutemi që, me pretekstin e këtyre të vërtetave, kur t'ju bjerë rruga nga **Beshiktashi**, të këndoni si një detyrim besnikërie **tri herë suren Ihlas dhe një herë suren Fatiha** për shpirtin e shenjtë të Pashait tonë, këtij miku të zgjedhur e të veçantë të Allahut!

**Zoti ynë! Në këtë prag të shekullit XXI, personat që do t'i shohësh të**

**denjë, bëji pjesëtarë veçanërisht të ndihmës dhe mirësisë që i pate falur një luftëtari të kauzës si Barbaros Hajreddin Pasha trim, i guximshëm, i zgjuar, besnik, i matur dhe i bekuar, i cili e konsideronte si pasuri shërbimin, nën shembullin e sahabeve, me vetëmohim dhe sakrifica në rrugën tënde duke e marrë përsipër denjësisht amanetin e muslimanëve!**

**Amin, ashtu qoftë!**



# BURRAT E SHTETIT TE OSMANET

Brenda historisë islame, për sa i përket njohjes dhe realizimit të Islamit në nivelin më të afërt të përsosmërisë si dhe mbrojtjes së tij nga armiqtë e jashtëm, shekujt osmanë janë periudha më e lartë dhe më sublime pas shekullit të lumtur të Profetit (s.a.s.). Dhe në krye të elementëve që e siguruan këtë përsosmëri vjen, pa asnjë dyshim, cilësia e lartë e burrave të shtetit.

Në shtetin osman, burrat e shtetit kanë përbërë gjithmonë dy kategori:

a. Burrat e shpatës (kuadri luftëtar)
b. Burrat e penës (kuadri dijetar)

Ç'e do se është fare e qartë që një shtet është e pamundur të mbahet në këmbë për një kohë të gjatë as vetëm me fuqi materiale, as edhe vetëm me dituri dhe moral. Në historinë osmane, në periudhat e madhështisë dhe shkëlqimit, këta elementë janë ngjitur në kulm brenda një uniteti dhe harmonie të plotë, kurse në kohën e shembjes, për shkaqe, shtjellimi dhe shpjegimi i të cilave do të shkonte gjatë, vihet re edhe se pati rënie në nivelet e tyre, edhe se uniteti dhe aleanca mes tyre u humbën.

Meqë synimi ynë është jo të shkruajmë një histori të osmanëve por vetëm të mundim të përshkruajmë disa personalitete triangualë për t'u bërë dritë ditëve tona, për t'u shtënë brezave të rinj shpirt dhe emocion, do të mjaftohemi që nga shembujt e panumërt, të përshkruajmë disa personalitete nga burrat e shpatës dhe ata të penës. Mes tyre, ashtu siç ka nga ata që janë konsideruar "të zotë të shpatës dhe penës"[109], pra, që kanë përdorur, kur është dashur, shpatën me burrëri dhe, kur është dashur, penën me kompetencë, janë të shumtë edhe ata që kanë unifikuar në vetvete

109. Në origjinal: sâhibu's-sejfu ve'l-kalem". (Përkthyesit).

formalen me përmbajtjen, për ç'shkak dhe janë quajtur "me dy flatra"[110]. Mes personaliteteve që kemi marrë për t'i trajtuar, nga sulltanët, te pashallarët, vende-vende kemi veçuar ata që zotërojnë këto cilësi. Por kur duam të përcjellim disa shembuj lidhur me burrat e shpatës, i zgjedhim këta jo nga periudha "e ngjitjes" e historisë osmane, por nga periudhat e fundit që është bërë zakon të përshkruhen nën titullin "periudha të stanjacionit dhe regresit". Shkaku i kësaj është ky:

Eshtë një e vërtetë e qartë se madhërimi dhe madhëria janë një e tërë dhe se përfshijnë personalitetet dhe institucionet. Kështu janë edhe zvogëlimi dhe rënia. Por në shembujt që kemi marrë në trajtim do të shihet se kur kushtet vlerësohen si duhet, pavarësisht nga shumë negativitete, prapëseprapë arrihen fitore të mëdha e të famshme dhe suksese shkencore. Kjo është një situatë cilësore e lidhur me personalitetet cilësorë që, kur e përcjellim në kohën tonë, shfaqet në mënyrë të dukshme kotësia e humbjes së shpresës. Mjafton që të tregohet kujdesi dhe zelli i duhur për të përgatitur njerëz dhe për të marrë mësim nga historia!

Ja tre personalitete si **Ozdemirogllu Osman Pasha, Tirjaki Hasan Pasha** dhe **Abdylezel Pasha** të cilët, pavarësisht nga kushtet e disfavorshme dhe mungesat e shumta, patën arritur fitore legjendare...

Këto personalitete janë tre shembuj tipikë që tregojnë se, kur burrat e shtetit gëzojnë cilësi të larta, ç'suksese të shkëlqyera mund të arrihen pavarësisht nga negativitetet dhe kushtet e disfavorshme të jashtme e të brendshme të vështira për t'u përballuar! Dëshirojmë të pohojmë se, me mësimet e marra nga këta, po të tregojmë kujdesin dhe zellin e duhur në përgatitjen e njerëzve, nuk mund të përfytyrohet ndonjë vështirësi që të mos mundim ta kapërcejmë...

110. Në origjinal: dhu'l-xhenâhajn.  (Përkthyesit).

*Komandanti fitimtar i Betejës së Pishtarëve,*
*ngadhnjimtari i Kaukazit:*

# OZDEMIROGLLU OSMAN PASHA

(1527-1585)

Eshtë njëri ndër sadrazemët (kryeministrat) osmanë të shek. XVI.

I ati ishte **Ozdemir Pasha** i njohur në betejat për marrjen e **Jemenit** dhe **Abisinisë**, komandant i zellshëm dhe luftëtar, pushtetar i ngjitur gjer në pozitën e bejlerbeut.

I rritur duke i vlerësuar dhe miratuar shërbimet e të atit si dhe duke e marrë atë si model, Osman Pasha, si rezultat i kapacitetit të tij të lartë, mori dhe kreu detyra shtetërore të rëndësishme qysh në moshë të re. Pa mbushur ende njëzet vjeç, u bë sanxhakbej. Pas një kohe u emërua Shef i Haxhit në Egjipt dhe, pasi vdiq i ati, në vend të tij, u emërua Bejlerbej i Abisinisë. Më pas u bë Bejlerbej i Sanës dhe Jemenit.

Në vitet e mëpasme, kur u emërua Bejlerbej i Basras dhe, pastaj, i Dijarbekrit, kreu shërbime të mëdha në ato vende. Mori pjesë në fushatën kundër shahut të ri të Iranit, Ismaili II, pas grabitjeve dhe shkatërrimeve të bëra prej tij në **Gjeorgji** e cila ndodhej atëherë nën administrimin osman, ku tregoi aftësi të mëdha. Ai i shpëtoi nga një disfatë e mundshme forcat pararojë të ushtrisë osmane që u ndodhën në pozitë të vështirë përballë ushtrisë iraniane prej 30000 vetësh nën komandën e **Tokmak Hanit**. Si një komandant ushtarak trim, intelektual dhe i zgjuar, e shpartalloi armikun duke kryer lëvizje dhe goditje të njëpasnjëshme dhe efektive kundër tij. Kështu, arriti atë fitore e cila njihet në histori si **Fitorja Çildir**.

Përballë kësaj gjendjeje, me zemërimin e humbjes që ia kishte mbështjellë zemrën, shahu i Iranit u dërrmua shpirtërisht. Duke mos ia pranuar

dot krenaria disfatën përballë Osman Pashës, dërgoi në zonë një ushtri të madhe për ta mbyllur rrugën e Shirvanit. Por pashai i cili veproi me shpejtësi, e mundi edhe këtë ushtri. Të njëjtin fund pati edhe ushtria tjetër iraniane e dërguar pas saj. Pastaj, mbeturinat e ushtrisë iraniane të shpartalluar u asgjësuan nga popullsia sunnite e **Shirvanit**. Në përfundim të këtyre fitoreve të Osman Pashës, **Azerbajxhani i Veriut** i quajtur Shirvan, iu aneksua tokave osmane.

Në këtë mes një pjesë e madhe e ushtrisë osmane që mendonte se e kishte plotësuar detyrën, u tërhoq në garnizonin e Erzurumit. Dhe safevitët që e konsideruan këtë si rast të favorshëm dhe deshën ta shfrytëzonin, sulmuan përsëri, por Osman Pasha i cili s'ishte larguar ende prej zone, megjithëse kishte në dorë një fuqi të vogël, i shkaktoi përsëri disfatë ushtrisë iraniane në **Samahi**.

Pas këtyre sukseseve të Osman Pashës dhe disfatave të njëpasnjëshme të ushtrisë iraniane, në kryeqytetin safevit u shkaktua një hutim i përgjithshëm. Ata nuk e kuptonin se si ishte e mundur që Osman Pasha të fitonte mbi ta me ato forca të pakta që kishte në dorë! Më në fund, duke arritur në një mendim të përbashkët se atë pasha mund ta mundte vetëm dikush nga dinastia, dërguan kundër tij pretendentin e fronit, **Hamza Mirza**, me një ushtri prej 100000 vetësh.

Në atë moment, forca ushtarake që ndodhej në duart e Osman Pashës i cili sapo kishte dalë nga lufta e Samahisë, përbëhej gjithësej prej 13000 vetësh. Safevitët që morën guxim pak edhe prej kësaj gjendjeje, me një goditje të befasishme, hynë në Samahi, por Osman Pasha që ishte një luan osman i pathyeshëm, e rimori qytetin ditën e dytë duke zhvilluar një sulm të furishëm. Megjithëkëtë, pasi nuk i erdhi ndihma e duhur, me anë të një lëvizjeje pykëzuese, e çau frontin dhe u tërhoq në Demirkapi.

Ai qëndroi në Demirkapi një vit. Gjatë kësaj kohe, duke hyrë në fillim në Baku, pastaj në Shirvan, e asgjësoi forcën safevite prej pesëmbëdhjetë mijë vetësh që donte ta mbronte zonën.

Ndërkaq, në kundërshtim me fitoret e mëdha të Osman Pashës dhe nevojave të tij ushtarake në njerëz, për shkak të disa pashallarëve ziliqarë në Pallat, Armata e Frontit të Lindjes mbahej e bllokuar në Erzurum dhe, kështu, Pashës nuk i shkonte ndihma që kërkonte. Mes pashallarëve ekzistonin edhe një sërë indiferentësh ndaj interesave të shtetit dhe dashakeqësish, të cilët mendonin se po qe se Osman Pasha arrin fitore të tjera, atyre do t'u mbyllej rruga e ardhmërisë. Përveç kësaj, pasi edhe Khani i Krimesë, pavarësisht nga kërkesa këmbëngulëse që i bëhej për të qëndruar, u tërhoq

duke nxjerrë si pretekst dimrin, Osman Pasha, i mbetur vetëm në zonën e veprimeve luftarake, u ndodh në një situatë jashtëzakonisht të vështirë.

Osman Pasha i cili dinte se si t'u vinte gjoksin vështirësive dhe t'i kapërcente situatat që dukeshin si të pashpresa, këtë herë, me qëllim për t'i plotësuar aksionet pushtuese dhe fitimtare, i shkruajti një letër drejtpërdrejt **Muratit III** ku ia përshkruante rrezikshmërinë dhe seriozitetin e situatës. Ai ia bëri të njohur sulltanit se, për shkak të disa personave të padenjë në Pallat, fronti i Iranit kishte mbetur i zbrazët, se, veç kësaj, edhe Khani i Krimesë nuk po e ndihmonte dhe se, si përfundim, po linin t'u iknin dore raste të favorshme shumë të mëdha. Duke ia shprehur sulltan Muratit III se, po të vazhdonin këto gabime, nderi i shtetit do të merrte njollë, i kërkoi ndihmë.

Edhe vetë sulltan Murati III i cili e mësoi të vërtetën dhe u tregua shumë i ndjeshëm ndaj çështjes, i dërgoi menjëherë Osman Pashës, krahas ndihmës në trupa, edhe 140000 florinj për shpenzimet e luftës. Kështu, Osman Pasha e mori, më në fund, forcën e freskët që e kishte pritur prej kohësh.

Guvernatori safevit i **Genxhe**-s, qytetit të dytë të Azerbajxhanit për nga madhësia, i shqetësuar nga fakti që Osman Pasha mori përforcime dhe duke dyshuar se mos pashës do t'i shkonin edhe forca të tjera, u frikësua se mos e sulmonte Iranin. Prandaj, para se të bëhej vonë, deshi ta asgjësonte Osman Pashën.

Por Osman Pasha i cili ishte një komandant me përvojë i regjur në fushat e luftës, i informuar për këtë plan, mori masat e duhura. Kur dy ushtritë u përballën në fushën e **Bilasa**-s, të dy palët kaluan në sulm të përgjithshëm dhe me të gjitha forcat. Meqë gjatë ditës nuk u arrit ndonjë përfundim, beteja u vazhdua edhe natën duke ndezur pishtarë. Në ditën e katërt të betejës, duke bërë një zbrapsje taktike dhe, pastaj, një krahmarrje mjeshtërore, i shkaktoi armikut një humbje të plotë. Kjo betejë e zhvilluar edhe natën nën ndriçimin e pishtarëve, u quajt **Beteja e Pishtarëve**.

Me këtë fitore, Osman Pasha, jo vetëm e mori sërish Shirvanin, por i ruajti edhe tokat e fituara në Dagestan dhe Gjeorgji. Veç kësaj, e pushtoi tërë Kaukazin. Dhe, pasi e siguroi rendin dhe qetësinë në ato zona me anë të rezultateve dhe fitoreve të plota, pa humbur kohë, iu drejtua Krimesë. Ai e ndëshkoi Khanin e Krimesë i cili e kishte kundërshtuar hapur Portën e Lartë dhe nuk e kishte ndihmuar pavarësisht se ishte urdhëruar për këtë me anë të një dekreti perandorak. Pastaj, khanit të ri të Krimesë, Gazi Islam Girajit, i dorëzoi një vend ku ishte vendosur rendi dhe qetësia.

Pas gjithë këtyre sukseseve dhe fitoreve madhështore, Pashai u kthye në Stamboll me dinjitet e faqe të bardhë. Kryeqyteti i shtetit, Stambolli, e priti me një emocion të denjë për famën e tij këtë hero të pashoq!

Sulltan Murati III e nderoi Pashanë në vilën bregdetare. Për më tepër, kur Osman Pasha hyri në audiencë, i prishi edhe zakonet e Pallatit nga kënaqësia e madhe që ndjente për fitoret e tij që ia kishin shumëfishuar nderin Shtetit të Lartë. Me ndjenjat e afërsisë dhe sinqeritetit mes dy personave të mbushur me një dashuri të jashtëzakonshme për njëri-tjetrin, i tha:

**"Mirëse erdhe, Osman, ulu!"**

Dhe i kërkoi t'ia përshkruante betejat në Kaukaz.

Osman Pasha nisi të tregonte.

Kuvendi që u zhvillua në konfidencën mes dy miqve të sinqertë, vazhdoi katër orë. Ndërsa Osman Pasha po e përshkruante se si e kishte mundur Khanin e Urusit, sulltan Murati III i tha:

**"Ke vepruar drejt, Osman!"**

Dhe hoqi tufën me theka që mbante vetë, e cila kishte një gjilpërë me gurë të çmuar, dhe ia mbërtheu Osman Pashës në kokë.

Ndërsa Pashai po i fliste për fitoren e arritur kundër Hamza Mirza-it, Sulltani u emocionua përsëri, e nxori shpatën me gurë të çmuar që kishte në bel dhe ia ngjeshi me duart e veta në bel Ozdemirogllu Hasan Pashës!

Kurse kur i erdhi radha fitores së Genxhe-s, Padishahu i dhuroi Pashës një tufë me theka me gurë të çmuar, më të shtrenjtë se e para.

Dhe kur, në fund, Ozdemirogllu Osman Pasha i tregoi sulltanit se si kishte arritur fitore me një forcë të vogël ushtarake në Kefe kundër Khanit të Krimesë, sulltan Murati III, me sytë e përlotur nga pëlqimi dhe kënaqësia, i hapi duart drejt Selisë së Lartë dhe u lut kështu:

**"Pasha! Zoti qoftë i kënaqur me ty! Të nxjerrtë faqebardhë në të dy botët! Kudo që shkofsh, u bëfsh fitimtar! U bashkofsh në xhennetin e lartë në një pallat e në një sofër me emnakun tënd, Hazreti Osman! Rrofsh gjithmonë i pushtetshëm e i nderuar!"**

Pastaj, si shpërblim për shërbimet e shquara, e bëri Osman Pashën **sadrazem**, dinjitarin më të lartë të pushtetit ekzekutiv të perandorisë.

Pasi shërbeu rreth katër muaj në këtë detyrë, meqë në Krime rifilluan

trazirat, Ozdemirogllu Osman Pasha u emërua kryekomandant me kërkesën e vet. Ndërkaq, meqë erdhi i lajmi i shtypjes së revoltës në Krime, Osman Pasha u emërua me dekret perandorak Kryekomandant i Forcave të Lindjes.

Por, pasi kishte kaluar shumë vite në klimën shumë të nxehtë të Abisinisë, Sudanit dhe Jemenit, si dhe në shkretëtirën e Basras dhe Lahsas, si pasojë e jetesës gjashtë vjet në kushtet e motit të ftohtë të Kaukazit, Osman Pasha e humbi shëndetin, u dobësua dhe u sëmur aq sa, duke mos qenë në gjendje as të qëndronte mbi kalë, u detyrua të udhëtonte me vig.

Por ai ishte ndër personalitetet e rrallë të historisë, i cili mundej të shkruante legjenda heroizmi edhe duke qenë i sëmurë! Kështu, qoftë edhe me energjitë e fundit të trupit që po i rrënohej, e vazhdoi fushatën dhe arriti ta realizonte fitoren mbi **Tebrizin**. Tebrizi u kthye në bejlerbejlik të varur nga shteti osman. Veç kësaj, në atë gjendje siç ishte, e mundi edhe ushtrinë safevite që i doli para në **Shenbi Gazan**. Kjo ishte fitorja e fundit e tij. Një natë më pas, trupi i tij i vdekshëm që ishte sakrifikuar prej shumë vitesh më parë për hir të Zotit, duke u bërë, tashmë, i paaftë për ta bartur më tej shpirtin e tij të lartë, ia dorëzoi amanetin atij që i takonte me të vërtetë. Kështu, Pashai u bashkua me Zotin e vet si i merituari edhe i gradës së dëshmorësisë e cila është grada më e lartë në rrugën e luftës fitimtare për të Vërtetën! Ai u bashkua me karvanin e të pavdekshmëve!

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

Ozdemirogllu Osman Pasha i cili, si rezultat i edukatës moralo-shpirtërore që pati marrë, shkroi, gjatë gjithë jetës, epope heroizmi plot besim dhe ekstazë dashurie për Zotin, bëri një jetë jashtëzakonisht të thjeshtë dhe u shqua si një ushtar dhe komandant dinjitoz. Fakti që ai nuk e pati ndjerë veten të përkëdhelur as përballë sukseseve më të mëdha, por pati mbetur i thjeshtë dhe modest, është shfaqje e suksesit të jashtëzakonshëm që pati arritur jo vetëm përballë armikut, por përballë edhe egoizmit të vet! Qe për këtë arsye që nuk u tregua ambicioz as për pozitën e sadrazemit e cila përbënte radhën e dytë pas sulltanit në administrimin e shtetit të madh osman por, duke abdikuar me kërkesën e vet nga ajo detyrë, vrapoi gjer në frymën e fundit vetëm në shërbimin në rrugën e Allahut. Mund të thuhet se Ozdemirogllu Osman Pasha zë një pozitë të pashoqe mes mijëra burrave të shtetit, faktorë dhe autorë të fitoreve të mëdha që mbushin historinë osmane prej gjashtë shekujsh e gjysmë!

**Allahu im! Falna të gjithëve ne pjesë nga vetëdija e shërbimit e pashuar dhe e zbukuruar me sakrifica e Ozdemirogllu Osman Pashës, për-**

**veç dinjitetit, kapacitetit dhe mençurisë që gëzonte ai, cilësi, këto, për të cilat brezi ynë është nevojtar veçanërisht në ditët e sotme!**

**Amin, ashtu qoftë!**



*Mbrojtësi i famshëm i Kanijes:*

# TIRJAKI HASAN PASHA

(1517?-1611)

Eshtë një nga komandantët osmanë të pashoq.

I përgatitur në shkollën e Pallatit, të quajtur **Enderun**, është një personalitet i veçantë dhe shumë i çmuar, i ngjitur gjer në postin e bejlerbeut.

Si rezultat i shërbimeve të shquara në ushtrinë osmane dhe i sukseseve të pashoqe në fushat e betejave, i qenë besuar shumë detyra me rëndësi. Duke e kryer çdo detyrë me të gjitha aftësitë dhe mundësitë dhe me sukses, Pashai shtypi revoltën **Erdel**, veç kësaj, mbrojti kalatë **Filnak** dhe **Lippa** nga pushtimi armik. Atëherë, ai u emërua **në kalanë e Kanijes** e cila kishte rëndësi strategjike. Në atë kohë u realizua mbrojtja historike e Kanijes.

Austriakët nuk e pranonin dot faktin që një kala me rëndësi si Kanije të binte në duart e osmanëve. Prandaj formuan një ushtri kryqtare prej 100 mijë vetësh nën komandën e **arkidukë Ferdinandit**. Në këtë ushtri të përbërë prej ushtarësh gjermanë, italianë, francezë, hungarezë, maltezë dhe të papatit, në krye të forcave të papatit ndodhej edhe Aldoprandini, nipi i papës Klementi VIII.

Ushtria kryqtare krenare e formuar me një pjesëmarrje të tillë të gjerë, kaloi në veprim e sigurt për fitoren, arriti para portave të Kanijes më 9 shtator 1601 dhe e rrethoi kalanë.

Në atë kohë, në dorën e Hasan Pashës që ishte një plak mjekërbardhë mjaft i moshuar, ndodhej një forcë mbrojtëse e përbërë vetëm prej 9 mijë ushtarësh. Vetëm se ai ishte një komandant i aftë e i pashoq i cili, krahas guximit dhe qëndresës, njihej edhe për zgjuarsinë e rrallë, veçanërisht për

dredhitë luftarake që e hutonin vazhdimisht armikun. Veç përvojës së gjerë, në të njëjtën kohë ishte një pasha i formuar që meritonte mbështetje shpirtërore. Prandaj, kur e pa para kalasë ushtrinë kryqtare shumëfish më të madhe, nuk u alarmua aspak, përkundrazi, u tha ushtarëve:

**"Le të jenë sa të duan më të shumtë se ne! Ne as nuk jemi frikësuar nga dushmani, as nuk do të frikësohemi kurrë!"**

Pastaj mori masa të forta për një mbrojtje të sigurt dhe, duke bërë edhe planet e luftës, priti sulmin e armikut.

Arkiduka Ferdinand i cili kishte besim të jashtëzakonshëm në pajisjet luftarake dhe në numrin e madh të ushtrisë që kishte në dispozicion, në fillim dërgoi kundër kalasë forcat e pararojës. Qëllimi i tij ishte të merrte të dhëna qoftë edhe të anasjellta mbi forcën ushtarake osmane që ndodhej në kështjellë. Mirëpo Hasan Pasha që e kuptoi mjaft mirë qëllimin e Ferdinandit, iu përgjigj forcave sulmuese armike vetëm me qitje pushkësh. Me këtë veprim, ai krijoi te armiku përshtypjen sikur s'kishte artileri. Edhe Ferdinandi që i besoi kësaj, mori pamjen krenare të një heroi tejpamës i cili e kishte marrë informacionin që kishte dashur, dhe, duke ua shënuar ushtarëve të vet bedenat e kalasë, u thirri:

"Përpara!"

Kryqtarët sulmuan të gjithë së bashku. Kurse kur iu afruan mirë mureve të kalasë të bindur se në kala nuk kishte artileri, Tirjaki Hasan Pasha u dha zjarr të njëqind topave që kishte fshehur. Brenda një çasti, mjedisi u kthye në skëterrë! Radhët e armikut i cili s'e priste një gjë të tillë, u çoroditën krejtësisht. Ushtarët kryqtarë krenarë filluan të ikin mes një frike dhe paniku të përgjithshëm duke marrë nëpër këmbë njëri-tjetrin. Atëherë, Hasan Pasha i cili e vlerësoi situatën aty për aty, zhvilloi goditjen e dytë të rëndë mbi armikun. Ai urdhëroi të hapeshin dyert e kalasë dhe të sulmoheshin ushtarët armiq që iknin në panik. Me një mijë e një vështirësi, kryqtarët e hodhën veten në bregun Zigetvar të ujërave të Kanijes.

Ferdinandi i cili nuk dinte ç'të bënte nga zemërimi dhe inati pse kishte rënë pre e dredhisë së komandantit osman, filloi një sulm të dendur artilerie me të gjithë topat që kishte në dispozicion kundër kalasë.

Si kundërpërgjigje ndaj kësaj, edhe Hasan Pasha, duke përdorur çdo ditë nga një dredhi të re, vazhdonte t'i shkaktonte humbje armikut. Në këtë mes, një trimin e tij të quajtur **Kara Pençe Osman**, e dërgoi te sadrazemi. Sadrazemi iu përgjigj se do t'i shkonte në ndihmë por, pasi gjatë rrugës mori lajmin se Istoni-Beogradi kishte rënë, u detyrua ta ndërronte drejti-

min. Ai i shkroi një letër Tirjaki Hasan Pashës ku i tregonte se të gjithë robërit e zënë në kala ishin kaluar në shpatë, se edhe fëmijët ishin torturuar, se, prandaj, ishte i detyruar të shkonte atje, për pasojë, nuk do të mund të shkonte te ai për ta ndihmuar dhe, në fund, i lutej Zotit që ta ndihmonte!

Hasan Pasha i cili me këtë lajm e pa se do t'u duhej ta vazhdonin luftën vetëm me mundësitë e veta, nuk e bëri fjalë me askënd përmbajtjen e letrës. Që trimave të mos u lëkundej gjendja shpirtërore, u fliste për ndihmën që do t'u vinte nga ushtria perandorake. Nga ana tjetër, përgatiti disa letra të sajuara për sadrazemin ku e njoftonte se nuk kishin nevojë as për armatime, as për gjë tjetër, siguroi që ato letra të binin në dorë të armiqve. Kështu, ua shkatërroi gjendjen shpirtërore armiqve që ende nuk kishin arritur asnjë sukses dhe pothuajse nuk u la më guxim për të sulmuar!

Megjithatë, gjendja e kalasë nuk ishte aspak e mirë dhe premtuese. Mbrojtësit e kalasë, ndërsa përballonin sulmet e ditës, as natën nuk gjenin kohë për t'u çlodhur sepse u duhej të punonin tërë natën për të meremetuar muret e prishura nga bombardimet. Kështu, ata bënin përpjekje mbinjerëzore. Pavarësisht nga të gjitha këto kushte të pafavorshme, Hasan Pasha e drejtonte mbrojtjen e kalasë pa e humbur maturinë. Por erdhi çasti që edhe baruti të niste të mbarohej, gjë që do të bëhej shkak për një disfatë të pashmangshme. Ndërsa Pashai mendonte i pashpresë se ç'të bënte, një tetar trim që e kishte kuptuar gjendjen dhe e vuri re, iu afrua dhe i tha me zë të ulët:

**"Pasha im! Po të më jepni leje, ta prodhojmë vetë barutin tonë!"**

Ishte tetari i quajtur **Uzun Ahmed**, Ahmeti i Gjatë. Ai kishte shumë aftësi dhe mjeshtëri. Hasan Pasha i tha me habi dhe emocion:

**"Ç'thua, o bir? Si u bëka kjo punë?"**

Ahmeti i Gjatë i tha:

**"Or babë! Druri i shelgut kurrë s'na ka lënë neve pa barut! Mjafton që Zoti të mos na lërë pa ty!"**

I gëzuar, Pashai i tha:

**"Fort mirë, biri im! Tregoje, pra, veten! Zoti të ndihmoftë!"**

Dhe e urdhëroi t'ia fillonte menjëherë nga puna!

Tetari Ahmed punoi pa pushim për tri ditë me radhë dhe arriti të prodhojë barut me sasi të madhe. Bëri edhe lutje bekimi për mjeshtrin që ia

kishte mësuar atë mjeshtëri! Mund të thuhet se dashuria e turqve për shelgun këtu e ka burimin!

Në këtë mes, ushtrisë kryqtare i erdhën përforcime të reja. **Arkiduka Mathias** që e kishte pushtuar kalanë e Beogradit, kishte arritur, së bashku me ushtrinë austriake, në ndihmë të rrethuesve të kalasë së Kanijes. Dhe kryqtarët që e mblodhën guximin me këtë përforcim, duke menduar se të rrethuarit nuk do t'u bënin më qëndresë, i propozuan Hasan Pashës:

**"Dorëzohu!"**

Dhe kur Hasan Pasha iu përgjigj këtij propozimi me zjarr artilerie, të gjithë kryqtarët kaluan në sulm të përgjithshëm. Prej tyre pati edhe nga ata që arritën të ngjiten në bedena, megjithatë, nuk i kalonin dot për t'u futur në kala luanët e Kanijes që bënin qëndresë duke realizuar një mbrojtje legjendare! Dhe Hasan Pasha i cili shkonte pranë çdo luftëtari që ndodhej ngushtë, bënte përpjekje me një gjallëri që s'shpresohej nga mosha e tij dhe thoshte kështu:

**"Luftëtarët e mi fitimtarë! Mos shihni numrin e madh të armiqve! Ata s'kanë besim, kurse ne jemi plot me dritën e besimit! Gjatë gjithë historisë, sa e sa herë, besimtarë në numër të paktë, me leje të Allahut, kanë dalë fitimtarë mbi mohues në numër të shumtë! Gjithashtu, po të vdesim në këtë rrugë, biem dëshmorë dhe shkojmë në xhennet, kurse po të mbetemi të gjallë, nderohemi me gradën e gaziut, fitimtarit. Sot është dita e guximit dhe trimërisë! Ne po luftojmë në rrugën e Allahut! Godisni! Me lejen e Allahut, fitorja është e afërt!"**

Gazinjtë heronj që u ekzaltuan edhe më shumë me anë të këtyre shprehjeve emocionante, treguan një qëndresë të tillë, që, më në fund, kryqtarët u detyruan të tërhiqen duke lënë pas mijëra të vdekur, ndërmjet të cilëve edhe nipin e Papës, Aldoprandini.

Tirjaki Hasan Pasha ra në sexhden e falenderimit dhe, duke i përgëzuar trimat gazinj, u tha kështu:

**"Bijtë e mi! E dini se rrethimi i qafirëve filloi natën e 12 Rebiulevvelit, kur Zotëria i Botëve e nderoi botën me ardhjen e tij. Tani ta dini edhe këtë që, dashtë Zoti, për hir të asaj nate të bekuar, muslimanët nuk do të lihen të shkatërrohen përballë mohuesve, mjafton që ne, luftëtarët, t'i mbajmë të fortë besimin dhe shpatat!"**

Ditët ridhnin e kalonin mes një gjendjeje shpirtërore të tillë dhe pa dalë asnjë e dhënë nga kalaja për armikun. Por në këtë mes, dy shërbyes me origjinë hungareze të Pashait arritën të iknin dhe t'ia tregonin armikut çdo gjë që dinin rreth gjendjes brenda në kala. Në këtë situatë kur disa

nga luftëtarët u ndjenë të rrezikuar, Tirjaki Hasan Pasha nuk u shqetësua aspak. Ai u tha atyre:

**"Ju mos u shqetësoni! Llogaria e tyre është e lehtë!"**

Pastaj ngarkoi disa ushtarë të zinin dy robër armiq dhe t'ia sillnin.

Hasan Pasha i pyeti robërit:

**"I dërgova mbretit tuaj dy persona nga të mijtë. A u takuan?"**

Robërit që dridheshin nga frika, i treguan se ata dy persona ishin takuar me mbretin e tyre, i kishin treguar gjithçka mbi gjendjen në kala dhe i kishin thënë se Hasan Pasha me ushtarët e tij ndodheshin në gjendje shumë të vështirë.

Me një zemërim të shtirë, Hasan Pasha urdhëroi që dy robërve t'u pritej koka dhe, siç e kishte planifikuar më parë, ia dorëzoi Kara Omer Beut t'i ekzekutonte.

Kara Omeri i mori robërit, u largua kinse do të shkonte t'i ekzekutonte dhe, kur mbetën vetëm, iu afrua atyre dhe me një pamje të sinqertë, u tha kështu:

**"Mos nxirrni zë, se unë jam i juaji. Siç kam shpëtuar shumë robër më parë, edhe juve do t'ju shpëtoj patjetër! Vetëm bëjani të ditur mbretit këtë, se ky pasha është një burrë shumë dredharak, prandaj të ketë kujdes! Ata dy djemtë i ka dërguar vetë mes jush me qëllim që ta gënjejë mbretin, ta bëjë që të afrohet te kalaja dhe, ashtu siç pati bërë edhe më parë, t'i gjuajë lehtë e lehtë! Sepse kalaja nuk është në gjendje të vështirë siç kanë thënë ata, përkundrazi, me zahiretë dhe barutin sa për një vit, mund të qëndrojë edhe për shumë kohë! Për më tepër, forcat që ndodhen në Zigetvar mund të vijnë në ndihmë nga çasti në çast!"**

Kara Omeri u tregoi robërve thasët me barut. Në të vërtetë, ata ishin thasë me rërë që kishin vetëm pak barut sipër! Por robërit mbetën të shtangur dhe, pasi Kara Omeri u dha edhe bukë me vete dhe i liroi, dhe morrën frymë lirisht vetëm kur mbërritën te mbreti i tyre.

Si rezultat edhe i rrëfimeve të robërve, edhe i letrave të Hasan Pashës që i kishin rënë në dorë në sajë të kujdesit të Pashait për realizimin me përpikmëri të kësaj manovre, Ferdinandi formoi bindjen se dy djemtë që kishin ardhur te ai ishin spiunë dhe i ekzekutoi menjëherë me vdekje. Pastaj, pasi i nguli kokat e prera në majë të ushtave, bërtiti në drejtim të kalasë:

**"Hasan Pasha, Hasan Pasha! Ja kokat e dy djemve që i dërgove si spiunë! Ta dish se edhe letrat që i ke dërguar sadrazemit më kanë rënë**

**mua në dorë dhe e kemi marrë vesh si i ke punët! Tani këto hile përplasia kokës tënde!"**

Ata s'e dinin se Pashai dhe trimat e tij që i dëgjonin këto fjalë të fshehur pas bedenave të kalasë, qeshnin me plot kuptim!

❀

Kaluan muaj në këtë mënyrë dhe, më në fund, ia behu dimri me tërë peshën e tij! Binte borë pa ndërprerje dhe frynte erë e fortë. Ujërat filluan të ngrinin.

Tirjaki Hasan Pasha e kuptoi qartë se sadrazemi nuk do t'i vinte në ndihmë. Prandaj vriste mendjen për rrugëzgjidhjet e përzënies së kryqtarëve me mundësitë që kishte në dorë. Bëri hetime mbi gjendjen e armikut dhe mësoi se ai nuk do t'i qëndronte dot ashpërsisë së dimrit dhe se, ndërkaq, në aleancën akryqtare kishin nisur të çarat. Duke e vlerësuar këtë si rast të favorshëm, i dha Kara Omer Beut treqind kalorës nën komandë me urdhrin që të kryente një bastisje të befasishme mbi armikun. Në të njëjtën kohë, duke qëlluar me të gjithë artilerinë që kishte në kala, e ktheu përmbys si fushimin armik, ashtu dhe vendkomandën e tyre. Pas goditjes me artileri, ndërsa Kara Omer Beu vazhdonte sulmin çoroditës me kalorësit e tij, Hasan Pasha vetë, me një njësit prej peseqind vetësh, doli nga kalaja dhe zhvilloi një ekspeditë të rrufeshme mbi armikun nga kjo anë. Ai u pykëzua gjer te vendkomanda armike! Me këtë sulm kompleks, ushtria njëqindmijëshe kryqtare u shpartallua! Kryqtarët që kishin ardhur në portat e Kanijes si hiena të uritura, filluan të ikin duke lënë pas dhjetramijëra të vrarë! Edhe arkiduka krenar ishte ndër ikësit, bashkë me njëqind besnikë që mundën t'i mbeten pranë, duke e braktisur kurorën në fushën e betejës!

Ja, pra, atë ditë ndodhi ajo fitorja e madhe dhe e pashoqe që s'ka për t'u harruar së përmenduri si mbrojtja e Kanijes! Ndërkaq, mjekërbardhi Tirjaki Hasan Pasha, komandanti i kësaj fitoreje, ishte i bindur se ai sukses i realizuar pavarësisht nga të gjitha kushtet e pafavorshme dhe i pazakonshëm në histori, ishte një favor i Zotit. Fali dy reqate namaz falenderimi i mbytur në lot dhe u tha kështu trimave të tij fitimtarë:

**"Ta dini se kjo fitore është ndihmë e Zotit të lartë e të vetëm dhe vepër mrekullore e Profetit (s.a.s.)! Kush mori pjesë në këtë luftë fitimtare të madhe, qoftë i bekuar!"**

Në atë luftë u zu një plaçkë aq e madhe, saqë transportimi i tyre për në kala vazhdoi për ditë të tëra! Kur robërit e zënë në atë luftë pyeteshin për shkakun e disfatës, thoshin, me një frikë që i mundonte ende:

**“Në këtë luftë ne u përballëm edhe me njerëz me çallma jeshile që luftonin pranë jush! Ata na tmerronin! Kurdo që të sulmonit ju, edhe ata sulmonin!..”**

Rrëfehet se sundimtari i Maltës, Don Juani, i cili ishte një ndër ata që i kishin parë personat me çallma jeshile, qe fshehur nga frika katër ditë në një kanal i mbështjellë me një copë rreckë!

Pa asnjë dyshim, kjo e vërtetë është një shfaqje e ndihmës së vazhdueshme hyjnore e dërguar për besimtarët e paktë në numër qysh **në luftën e Bedrit**. Allahu i Lartë urdhëron:

**“Tek gjendja e dy grupeve që u përballën (në Bedër), për ju ka një mësim të madh! Njëri, grupi që luftonte në rrugën e Allahut, kurse tjetri, grupi që i shihte të tjerët dy herë më të shumtë në numër se ç’ishin! Allahu mbështet me ndihmën e Tij, atë që do! Sigurisht, në këtë ka një mësim të madh për njerëzit tejpamës!..”** (Al-i Imran, 13)

**“(O i Dërguar!) (Atë ditë) nuk i vratë ju ata, por i vrau Allahu. Edhe kur qëllove, nuk qëllove ti, por Allahu! Dhe këtë (e bëri) për t’i vënë besimtarët para një prove të madhe! Pa dyshim, Allahu dëgjon dhe di!”** (el-Enfal, 17)

Prandaj, ajo çka na takon neve, është jo të shohim se sa pak ose shumë jemi, por të veprojmë me tejpamësi dhe zgjuarsi dhe duke e kuptuar siç duhet të fshehtën e të vërtetës, sipas së cilës,

لَا حَوْلَ وَلَا قُوَّةَ اِلَّا بِاللّٰهِ الْعَلِيِّ الْعَظِيمِ

**“Nuk ka forcë dhe fuqi te tjetërkush veçse te Allahu i madh e i lartë!”**

❀

Kur lajmi i fitores epike të arritur në Kanije arriti në Pallat, **sulltan Mehmeti III** mbeti i kënaqur me të tepërt! Faktorit më të madh të fitores, Hasan Pashës, i dha satisfaksion duke e ngjitur në postin e vezirit. Në mënyrë të posaçme, Pashait i dërgoi, bashkë me dhurata të çmuara, edhe një dekret perandorak. Në atë dekret thuhej shkurtimisht kështu:

**“Ti, bejlerbeu i Kanijes, komandanti im mjekërbardhë dhe veziri im i matur! Qofsh i lumtur! Edhe trimat që ndodhen së bashku me ty, janë, shpirtërisht, bijtë e mi, të pranuar e të pëlqyer që të gjithë në pra-**

**ninë time perandorake! Paçin faqen e bardhë!"**

Tirjaki Hasan Pasha që e këndoi dekretin perandorak në prani të gazinjve, fitimtarëve, mbahej mjaft i thjeshtë e modest për atë fitore të pashoqe që kishte arritur! Madje, aq modest sa t'u thoshte të pranishmëve:

**"Padishahu ynë i lumtur na paska dërguar titullin e vezirit dhe dekret perandorak për një shërbim të vogël si mbrojtja e Kanijes! Kurse ne s'bëmë tjetër veçse kryem detyrën tonë! A mos mbeti vezirllëku i Shtetit të Lartë për këtë plak të rrëgjuar? Zoti mos u dhëntë humbje shtetit dhe kombit tonë!"**

Kurse ai komandant plak arriti edhe shumë fitore të tjera pas asaj fitoreje të arritur në moshën tetëdhjetëvjeçare. Edhe kur i kishte mbushur të nëntëdhjetat, ai tundi shpatën në fushën Oruç kundër rebelit **Xhanbollatogllu** dhe tregoi heroizma të pashoqe! Dhe kështu shtegtoi ai nga kjo botë, në vendin e përjetësisë, si faktor i shërbimeve të mëdha!

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

Krahas që ishte guximtar, i hedhur dhe iniciator, Tirjaki Hasan Pasha ishte edhe një gjeni politik i cili e pati kuptuar dhe zbatuar në mënyrën më të mirë porosinë profetike se *"lufta është mashtrim"*. Ai i kishte zgjedhur si shenja dalluese për vete vendosmërinë, besnikërinë dhe shërbimin në rrugën e Allahut! Megjithë moshën e shtyrë, luftonte pa frikë mes ushtarëve të vet, u jepte luftëtarëve entuziazëm dhe emocion. As në momentet dhe rrethanat më të vështira nuk e humbte maturinë dhe qëndrueshmërinë dhe i eliminonte pengesat që kishte para, me anë të veprimeve dhe taktikave të mençura. Ai ishte i vetëdijshëm se çdo fitore arrihej me mbështetjen hyjnore dhe vetëm te Allahu mbështetej! Ishte i thjeshtë, modest, bujar, i dhembshur e i mëshirshëm! Prandaj nuk lejonte të prekej armiku i plagosur!

**Allahu ynë! Falna edhe neve pjesë nga deti i zgjuarsisë, tejpamësisë dhe kulturës që i dhurove Tirjaki Hasan Pashës për të arritur rezultat në çdo çështje me durim dhe vendosmëri!**

**Amin, ashtu qoftë!**



# NGA USHTAR I THJESHTE NE PASHA

**Tribuja Kajihan** e cila nxori në shesh shtetin osman, doli nga zona Mahan së bashku me **Xhelaleddin Harzemshahun** i cili zhvilloi një luftë për jetë a vdekje ndaj invazioneve mongole, dhe, nën urdhrin e atij komandanti të madh, fitoi përvojën e parë ushtarake. Pasi shteti turk Harzem u shemb nga mongolët, kjo tribu, bashkë me masat popullore turko-muslimane, kaloi në Anadoll dhe i kërkoi sulltanit selçuk t'u jepte një vendbanim. Duke menduar se një popullsi me përvojë e cila kishte kaluar nëpër atë rreth zjarri, do të ishte shumë e nevojshme në kufi, i vendosi ata në zonën e quajtur Sogyt.

Si rrjedhojë, osmanët të cilët e kuptuan qysh në çastin e parë se, që të mundnin të mbaheshin në Sogyt, tribuja e tyre duhej bërë një qenie ushtarake përballë avanposteve bizantine, ndjenë nevojën për ta organizuar secilin që bartte armë, në një kuadër luftëtarësh. Qysh në ato vite ata nuk vonuan ta kuptojnë se pa zotëruar një forcë ushtarake, jo vetëm që nuk do të zgjeroheshin dot, por nuk do të mundnin ta mbronin as vendin që kishin në dorë. Prandaj, duke e zhvilluar gjithnjë e më shumë njësinë ushtarake të një tribuje të vogël, me kohë e bënë ushtrinë më të fortë të botës.

Kjo ushtri e cila, për nga disiplina, forca e armëve dhe taktikës ushtarake, duke filluar me Osman Gaziun, me anë të pikëpamjeve gjeniale, arriti fitoret më të mëdha në botë, kishte **një parim themelor**:

Si në shumë ushtri të ditëve të sotme, gradimi nuk varej nga koha ose arsimi, por nga suksesi. Ushtria ishte, nga ushtari, te oficeri, e gjitha, e përhershme. Domethënë, shërbimi ushtarak ishte i përjetshëm, jo siç është sot në shumë vende në formën e një shërbimi ushtarak të detyrueshëm 1-2 vjeçar. Ata që e nisnin karierën ushtarake në moshë fëminore, tundnin

shpatën gjersa t'u thinjej mjekra.

Sot, në ushtri, kuadri oficer është i karierës, kurse ushtarët janë në shërbim të përkohshëm. Kurse te osmanët, e gjithë ushtria ishte e karierës. Në kohët e vona kur u zhvilluan armët e zjarrit, ndërsa oficerët merrnin arsim të lartë me qëllim për ta mësuar teknikën e armëve, ushtarët e karierës pranoheshin në detyrë pasi merrnin një arsim të thjeshtë. Ndërkaq, për ta s'kishte ndonjë pengesë që të arrinin gradat që arrinin oficerët që kishin marrë arsim të lartë. Sukseset e treguara në luftë ishin të mjaftueshme për t'u ngritur në gradë, pozitë dhe përgjegjësi. Prandaj, në periudhat e fundit të historisë së osmanëve, për ushtarët u shfaq dallimi në "ushtarë me praktikë" dhe "ushtarë me shkollë" dhe ata me praktikë filluan të nënvleftësoheshin disi. Megjithëkëtë, nuk janë të pakët as djemtë e Anadollit që hynin në karrierën ushtarake si ushtarë të thjeshtë dhe ngjiteshin gjer në pozitat më të larta. Njëri prej tyre është **Shehid Abdylezel Pasha**, njëri prej komandantëve të mëdhenj të historisë sonë të afërt.



*Modeli i guximit dhe heroizmit të fushave të luftës:*

# ABDULEZEL PASHA

(?-1898)

Është nga komandantët e sulltan Abdylhamitit II.

Është një personalitet i çmuar që qe bërë hafiz në moshë të vogël dhe qe rritur e përgatitur me edukatën anadolliane.

Megjithëse u fut në ushtri si ushtar i thjeshtë në moshën gjashtëmbëdhjetëvjeçare, si pasojë e zellit, përpjekjeve dhe denjësisë së lartë, u ngjit gjer në gradën e pashait.

Ai tregoi zell të madh **në Luftën e Krimesë**, në shtypjen e kryengritjeve **të Karadagut dhe Gjiritit**, kurse në mbrojtjen **e Plevnës**, si shoku më i afërt i armëve i Gazi Osman Pashës, tregoi heroizma legjendare. Duke mbetur me të tepërt i kënaqur prej zellit dhe përpjekjeve të tij, sulltan Abdylhamiti II i vuri me duart e veta në gjoks **Medaljen e Plevnës** si shenjë heroizmi të veçantë.

Jeta e tij është plot me tabllo zelli, përpjekjesh, vetëmohimi, trimërie dhe qëndrese që shpalosi në fushat e betejave. Veçanërisht lufta plot guxim dhe heroizëm e pashait, e mbyllur me rënien dëshmor, në betejën osmano-greke të vitit 1897, e cila ishte beteja e njëzetegjashtë dhe e fundit ku merrte pjesë pashai tashmë plak mjekërbardhë në moshën shtatëdhjetëvjeçare, është një epope më vete.

Në vitet kur ai kryente funksionet dhe detyrat e pashait në shtetin osman, shteti ndodhej ballëpërballë me shumë rreziqe të jashtme e të brendshme dhe kjo gjendje e dobësonte shtetin jashtëzakonisht. Dhe grekët të cilët e vlerësonin këtë çast si një rast që s'gjendej lehtë për ta, u hodhën në veprim me dëshirën për t'i zgjeruar tokat e tyre. Si punë e parë, zbarkuan

ushtarë në Gjirit. Pastaj filluan të ushtrojnë tortura dhe krime të papërfytyrueshme mbi popullsinë turke të ishullit. Atëherë, shteti osman i dërgoi një notë Greqisë për ta zbrazur ishullin brenda gjashtë ditëve. Por pasi Greqia mbajti qëndrim indiferent ndaj kësaj, i shpalli luftë.

Abdylezel Pasha u ngarkua me detyrë në këtë luftë si komandant i Brigadës II të armatës së Alasonjas. Në ato momente, forcat greke, me qëllim që veprimet e tyre sulmuese të kurorëzoheshin me sukses, kishin sulmuar kufirin osman.

Kur Abdylezel Pasha u vu në lëvizje dhe arriti në vijën kufitare, ushtarët osmanë të kullave kufitare po luftonin heroikisht me forcat greke që i kishin rrethuar nga të gjitha anët. Ushtarët e kullave që nuk tregonin ndonjë dobësi përballë gjyleve të topave dhe plumbave të pushkëve që binin mbi ta si shi, e jepnin jetën si dëshmorë me vetëmohim të plotë.

Sado që u përpoq t'u shkonte në ndihmë ushtarëve që i pa në atë gjendje të vështirë e të dëshpëruar, pashai nuk iu afrua dot kullave për shkak të zjarrit të dendur të artilerisë armike. Duke e ngarë kalin sa nga njëra anë, në tjetrën me zemrën plot mëshirë dhe dhembshuri, edhe i hidhëruar, edhe i vuajtur, s'i mbetej tjetër veçse të priste me padurim rënien e natës duke thënë:

*"Aman, o Zot! Vëllezërit tanë po bien dëshmorë duke u djegur në flakë! Këta bij trima të vatanit do të shfarosen mbi kulla! Ah sikur të bëhet natë sa më shpejt e të mundemi t'u shkojmë në ndihmë!.."*

Më në fund, sapo u err, mori një batalion ushtarë dhe shkoi e i shpëtoi ushtarët trima dhe vetëmohues të kullave. Kurse të nesërmen filloi një sulm të madh. Edhe vetë, duke marrë pjesë aktivisht në betejë, u hodh si rrufe mbi armikun krah për krah me trimat heronj të ushtrisë së tij. Duke u rrëmbyer nga rrjedha e luftës përmes thirrjeve "Allah, Allah", doli në radhën e parë. Atëherë, komandantët e tjerë të shqetësuar për këtë, me qëllim që komandantin e tyre plak e mjekërbardhë të mos e godiste ndonjë plumb qorr i armikut, i thanë:

"Shkëlqesia juaj, pasha, po ju fluturojnë rrotull plumbat e armikut! Sikur të prapseshit pak!.."

Por Abdylezel Pasha i cili ishte një komandant sypatrembur, i guximshëm, që i qe pjekur zemra në sa e sa beteja fitimtare, i dha si trim vërejtjes së tyre këtë përgjigje historike me vlera mësimdhënëse:

**"O gazilerë, fitimtarë! Dijeni se askujt nuk i ndërpritet jeta pa i ar-**

**dhur vdekja. Ka pesëdhjetë vjet që jam bërë shumë e shumë herë dëshmitar i kësaj në fushat e betejave! Veç kësaj, ta dini se ka vite që më digjet kjo zemër me pasionin për të rënë dëshmor! Kështu që kurrsesi mos më kërkoni ta lë vendin tim e të prapsem..."**

Pas kësaj, duke u kthyer nga ushtarët e vet luftëtarë, u tha kështu nën atë shi plumbash:

***"Bijtë e mij heronj! Eshtë koha për t'i dhënë përgjigjen e duhur armikut që ua ka vënë syrin fesë, nderit dhe vatanit tonë! Të sulmojmë duke thërritur "Allah, Allah!" Po qe se e pushtojmë këtë majë, para nesh ka për të na u hapur një fushë fitoreje e gjerë e stolisur me lule!***

***Fitimtarët e mi! Nënat ju lindën e ju rritën për këto ditë! Sovrani ynë, Abdylhamiti, që është kalifi i faqes së tokës, për këto ditë ju përgatiti!***

***Tani, porosia ime për veten time është që, nëse bie dëshmor pa arritur ta shoh se e kemi pushtuar këtë majë e jemi bërë të zotët e saj, të mos më varrosni aty ku të bie dëshmor, por në atë majë, pasi ta keni pushtuar e të keni dalë atje! Po qe se nuk arrini dot ta bëni këtë, lërmani kufomën mbi tokë që t'u bëhet ushqim shpendve dhe ujqve!***

***Ndihma e Allahut do të na bëhet prijëse, prania e Hazreti Pejgamberit do të na bëhet fati ynë dhe, konsiderata e kalifit të faqes së tokës, shoqëruesi ynë! Ejani, trimat e mi, me emrin e Allahut, para dhe vetëm para!.."***

Përballë sulmit të furishëm të ushtarëve osmanë që ndiqnin si ciklon Pashanë i cili, pas këtyre fjalëve, po e ngiste kalin me shpejtësi drejt radhëve të armikut, grekët, duke mos u mbajtur dot, filluan të iknin! Pashai që i komandonte dhe i çonte mjeshtërisht përpara ushtarët me shkathtësinë e një djaloshi, me lëvizje dhe veprime të njëpasnjëshme e të shpejta, vazhdonte të sulmonte i kredhur në një gëzim të thellë. Por një plumb që e goditi në ballë mu në këto rrethana, si pretekst për rënien dëshmor që ai e dëshironte prej vitesh si një dhunti hyjnore, iu bë një gëzim i dytë. Me këtë gëzim, duke u larë me gjakrat sublime të dëshmorësisë, pashai hapi krahët në fluturim për në botën e mëshirës dhe konfidencës hyjnore!

Kur ushtarët ia zbritën nga kali kufomën e vdekshme dhe ia vendosën mbi tokë, gjurmët e gëzimit i kishte ende në buzë. Ishte buzëqeshja e ëmbël e bashkimit me të Dashurin e Lartë përmes famës dhe nderit të dëshmorësisë! Se edhe në vizitën e fundit që pati bërë në vendlindje, i pati thënë kështu një miku të afërm:

**"Allahu i Lartë më dhuroi dy grada: dhuntinë e hafizllëkut dhe pa-**

**shallëkun. Tani dëshiroj të tretën, gradën e dëshmorësisë!"**

Siç u pa, kjo lutje do t'i ish pranuar që atij iu dha edhe grada e dëshmorësisë!

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

Kufoma iu varros në fillim në majën Pyrnartepe, pastaj në varrezën e brendshme të xhamisë së Tregut të Alasonjës.

Më vonë, edhe sulltan Abdylhamiti II i ndërtoi mbi varr një tyrbe të bukur në shenjë detyrimi besnikërie ndaj sukseseve të mëdha, përpjekjeve dhe sakrificave të pashoqe të realizuara prej tij me sinqeritet në rrugën e shërbimit ndaj fesë, shtetit dhe kombit, në mënyrë që kjo tyrbe të bëhej pretekst që ai të mos harrohej, por të kujtohej vazhdimisht me lutje dhe bekime.

Pashai i cili ishte një komandant mjaft guximtar dhe me përvojë, u shqua edhe si njeri i mirë, jashtëzakonisht respektues ndaj urdhrave dhe ndalimeve të fesë. Si hafiz i Kur'anit që ishte, ai vazhdimisht këndonte Kur'an dhe bënte hatme. Kur këndonte Kur'an me zërin e tij të bukur, zemrat e dëgjuesve i mbështillte një kënaqësi e veçantë!

**Allahu ynë! Bekoji dhe lartësoji të gjithë dëshmorët islamë që, ashtu si Abdylezel Pasha, kanë pirë sherbetin e dëshmorësisë në luftën në rrugën Tënde!**

**Amin, ashtu qoftë!**



# ARKITEKTURA OSMANE

Një shtet nuk mund të zërë një vend të zgjedhur në historinë botërore vetëm me anë të fitoreve ushtarake. Shtetet që mbështeten vetëm në fitoret ushtarake, janë të dënuar të mbeten vetëm si pompozitete të përkohshme e kalimtare në duar të rastësive të posaçme ose të gjenialiteteve individuale.

Me fjalë të tjera, fitoret të cilat nuk kanë pasur në themelet e tyre si material besimin dhe pasionin sublim, nuk janë bërë dot faktorë për sendërtimin e një qytetërimi dhe, si përfundim, kanë kaluar nëpër rrjedhën e historisë si një stuhi e nxehtë që djeg e përcëllon duke lënë pas vetëm grumbuj gjigandë gërmadhash! Të tilla kanë qenë dhe mbetur në histori invazionet mongole si dhe fushatat dhe pushtimet e Aleksandrit të Madh të Maqedonisë!

Kurse madhështia e vërtetë del në shesh me anë të iniciativave dhe veprimeve civile e qytetare që u bëhen mbështetje fitoreve ushtarake, madje që, në një masë të caktuar, u japin vazhdimësi atyre. Ata që arrijnë kulme në këtë orientim, nuk shquhen vetëm në fushën ushtarake dhe politike, as vetëm në shkenca dhe arte, përkundrazi, i realizojnë të gjitha këto së bashku.

Edhe osmanët të cilët e njihnin këtë të vërtetë, krahas gjenialiteteve ushtarake dhe politike, synuan t'i realizonin edhe të gjitha iniciativat dhe aktet civile-qytetare që do t'i ngrinin lart. Veçanërisht në shek. XVI, këto iniciativa dhe akte patën arritur kulme. Mund të thuhet se shkaku që ky shekull është emërtuar në histori si **"shekulli turk"**, nuk ka të bëjë vetëm me pompozitetin e sukseseve ushtarake dhe politike që e patën mbushur këtë shekull, përkundrazi, ka të bëjë me faktin që, së bashku me sukseset ushtarake dhe politike, qe arritur e njëjta përsosmëri në të gjitha llojet e shkencave dhe arteve të bukura.

Me të vërtetë, në këtë shekull, paralel me gjenialitetet e pashoqe të Selimit të Rreptë dhe Sulejman Ligjvënësit në fushat ushtarake dhe politike, vihen re shfaqjet syverbuese të të njëjtit shkëlqim në shkencë dhe në çdo degë të arteve të bukura.

Dhe më e madhja e këtyre shfaqjeve është, pa dyshim, **në fushën e arkitekturës**.

Si trashëgimtarë të veprimtarive të mëdha civilizuese të njohura botërisht, osmanët i gatuan në mënyrën më të bukur shkollat dhe stilet ekzistuese në këtë fushë dhe arritën të zhvillonin një shkollë dhe stil të ri dhe të përkryer, origjinal në vetvete, ku shkriheshin me mjeshtëri ndikimet e jashtme.

Si rezultat, u ngritën faltoret islame si monumente më vete dhe u ndërtuan mjedise me frymë shpirtërore-sublime në harmoni të plotë me konstitucionin shpirtëror të shoqërisë. Në këto mjedise, arkitektura osmane jo vetëm arkitekturën e lindjes e kapërceu, por edhe arkitekturën kishëtare të botës perëndimore, arkitekturë e cila nuk e dëshironte mjedisin e ndriçuar, por e pëlqente errësirën, gjithsesi e la shumë shumë prapa. Arkitektura kishëtare e realizuar me një errësirë që e mbyste botën e brendshme të njeriut, ia shtypte zemrën dhe ia mbyllte krejtësisht ndaj botës së jashtme, mbeti, përballë arkitekturës osmane, më shumë si një grumbull gurësh! Sepse arkitektura osmane, si një reflektim i besimit me të gjitha aspektet e saj, u shfaq në trajtën e mjediseve plot ndriçim dhe lumturi që e mbushnin zemrën me prehje dhe kënaqësi!

Kjo arritje e madhe dhe ky sukses përjashtimor, posaçërisht në dorë të kryearkitektit Sinan, i patën kapërcyer në nivelin më të përparuar të gjithë kufijtë e arkitekturës së epokës së tyre dhe qenë hapur për më përtej. Kështu, sipas të gjitha gjasave, arkitektura osmane arriti në maja të paarritshme gjer në kiamet!

Në veprën tonë s'i kemi mundësitë për t'i trajtuar sa ç'duhet shfaqjet e historisë osmane në këtë specifikë. Megjithëkëtë, nuk mundëm të qëndronim indiferentë ndaj mendimit se e kemi për detyrim ta trajtojmë qoftë edhe në mënyrë të përmbledhur **kryearkitektin Sinan** i cili i përfaqëson në një nivel të paarritshëm në veprat e veta të gjitha mundësitë e fisnikërisë, heshtjes, prehjes, qetësisë dhe harmonisë që përbëjnë pothuaj shenjën dalluese të qytetërimit tonë!



*Gjeniu i pashoq*
*i cili e reflektoi në arkitekturë fuqinë dhe fisnikërinë osmane:*

# KRYEARKITEKTI SINAN

(1489/90-1588)

Sipas shprehjes që përdorej në atë kohë për të, ai ishte "ser-mîmârân-ı hâssa", "kreu i kryearkitektëve".

Sipas disa burimeve bio-bibliografike, të atin ia kanë quajtur **Abdylmennan**, kurse gjyshin, **Dylgjer Jusuf**. Sinani është rekrutuar nga fshati Agirnas i Kajserit, qytet i Anadollit, në ditët kur sulltan Selimi i Rreptë ngjitej në fron, kur, përveç se nga Rumelia, patën filluar rekrutimet edhe nga Anadolli.[111] Këtë e konfirmon dhe e nxjerr në pah edhe vetë Sinani me vargjet që shkroi me rastin e vdekjes së Selimit të Rreptë:

*I rekrutuari i tij jam unë i shkreti…*
…
*Trëndafilishte iu bëftë atje ku shkoftë…*

Ndërkaq, duhet thënë se është i pavend preokupimi me pretendimet mbi prejardhjen e Sinanit, atij besimtari principial e të sinqertë të rritur në gjirin e Anadollit musliman, duke u nisur nga fakti i rekrutimit të tij. E drejtë dhe me vend është të mund të vlerësohet arkitektura e sotme nën optikën e Sinanit, me fjalë të tjera, të mund të zhvillohet edhe një herë tjetër arkitektura turke sipas artit dhe stilit të mrekullueshëm të Sinanit!

Sinani i cili u fut në radhët e jeniçerëve pas një arsimimi prej shtatë

111. Rekrutët të cilët ishin fëmijë të nënshtetasve taksapagues të shtetit osman, merrshin me pëlqimin e plotë të familjeve dhe përgatiteshin sipas aftësive. Veç kësaj, në kohën për të cilën bëhet fjalë, patën filluar të bëheshin rekrutime jo vetëm nga krishterët, por edhe nga fëmijët muslimanë. Shën. i autorit.

vjetësh, me rastin e betejave ku mori pjesë, gjeti mundësinë për të shqyrtuar monumentet arkitekturore që pa në vendet ku shkoi, dhe për të sajuar struktura dhe stile të tjera sipas atij kapaciteti të lartë që zotëronte dhe që kishte filluar t'i binte në të. Të gjitha fushatat ushtarake ku mori pjesë, përbënë, për artin e Sinanit, truallin e një vëzhgimi dhe përvoje të madhe që ia ushqenin gjenialitetin. Afro pesëdhjetë vjet të jetës i kaluan, kështu, duke mbledhur dijeni dhe përvojë, duke fituar një aftësi estetike të pashoqe dhe duke i mbruajtur të gjitha këto në atë imagjinatën e tij të hatashme.

Shfaqja e parë e kapacitetit dhe talentit të tij artistik rastis në rrethimin e kalasë së Vanit. Kur ushtria osmane nën komandën e sadrazemit **Lutfi Pasha** arriti në bregun e Liqenit Van, Pashai deshi të marrë të dhëna mbi iranianët në bregun përballë, prandaj e thirri Sinanin dhe i tha:

*"Kujdesu për ndërtimin e gjemive!"*

Pavarësisht nga mungesa e mjeteve dhe pajisjeve, Sinani iu fut punës menjëherë dhe, brenda një kohe të shkurtër, ndërtoi tri galera me të gjitha pajisjet. Lutfi Pasha mbeti jashtëzakonisht i kënaqur nga ky sukses.

Pas kësaj, me zgjerimin e rrethit të shërbimeve të tilla të larta e të çmuara, edhe prestigji i Sinanit vazhdoi të lartësohej vazhdimisht. Me gradime të pazakonshme në sajë të sukseseve të pashoqe të arritura njëra pas tjetrës, brenda një kohe të shkurtër arriti gjer në pozitën e kryefavoritit, e cila ishte njëra ndër gradat më të larta të armës jeniçere. Sepse aftësia dhe suksesshmëria që tregoi ai në ndërtim dhe urbanizim gjatë fushatave ushtarake, qenë njëri ndër faktorët më të mëdhenj që siguruan fitoren e ushtrisë.

Në fushatën e **Kanuniut-Ligjvënësit** në Bogdan, Sinani ndërtoi, brenda një kohe shumë të shkurtër prej trembëdhjetë ditësh, një urë të përkryer mbi lumin Prut. Por ai e refuzoi propozimin e disa burrave të shtetit për të ndërtuar aty edhe një kala që ura të mos binte në duar të armikut. Sinani nisej nga ideja se ndërtimi i kalasë do të ndikonte negativisht mbi fuqinë moralo-shpirtërore të ushtrisë. Sulltani i madh, Ligjvënësi, e pëlqeu këtë ide dhe e miratoi Sinanin duke u shprehur kështu:

*"Nuk duhet harruar se, kur muslimanët patën dalë për herë të parë në histori në kontinentin evropian, i patën djegur gjemitë me të cilat patën kapërcyer Gjibraltarin. Edhe ne duhet ta tregojmë këtë vendosmëri! Duke ndërtuar këtu një kala, a mos duhet të sajojmë një rrugë ikjeje për ushtarët kur ta ndjejnë veten ngushtë?"*[112]

112. Pasi ushtria muslimane e komanduar nga Tarik bin Zijad e kaloi në vitin 711 e.r.

Dhe Ligjvënësi që e pati zbuluar gjeninë e tij me një zgjuarsi prej artisti që gëzonte vetinë, sipas së cilës, *"njohja e vlerës së mjeshtrit është mjeshtrí"*, pas vdekjes së kryearkitektit **Axhem Ali**, një turk azer, e emëroi Sinanin si kryearkitekt të perandorisë.

Ja, pas kësaj nisi për arkitekturën osmane një periudhë mrekullish kur, pothuajse si shfaqje e një favori hyjnor, u përhapën kubetë nëpër botë! Ato vepra të mrekullueshme që i ndërtoi Arkitekt Sinani duke thënë për secilën, ***"mos u paftë më një tjetër si kjo!"***, u radhitën njëra pas tjetrës dhe, kështu, dolën në shesh vepra që me të vërtetë s'ishin parë kurrë gjer atë ditë!

Në mënyrë të posaçme, veprimtaritë që e bënë Stambollin Stamboll pas marrjes së qytetit nga osmanët, u realizuan me dorën e Arkitekt Sinanit. Sepse ndërtimi dhe urbanizimi nga e para dhe me shije osmane i Stambollit ku kishin mbetur vetëm disa struktura të vjetra e shkatarraqe nga Bizanti, ishte një çështje tejet e rëndësishme. Qysh në ditët e para pas fitores ishte tërhequr vëmendja mbi këtë çështje. Sulltan Mehmet Fatihu-Ngadhnjimtari, u dha një gosti në Sheshin e Qitjes me Shigjeta[113] luftëtarëve që morën pjesë në betejën për marrjen e Stambollit, ku foli edhe Hirësia Akshemseddin, i cili tha kështu:

*"O gazinj! Inshallah, dashtë Allahu, që të gjithë jemi të ngopur e të kënaqur! Mgjithëkëtë, mos e shpenzoni kot mallin e presë së luftës, por shpenzojeni brenda Stambollit për të mirë e dobi! Dhe gjithmonë bindiuni dhe duajeni Padishahun tuaj!"*

Dhe, në rrugën për rindërtimin dhe urbanizimin e Stambollit, të filluar me një hap të tillë, u tha:

*Aftësi është qytetin ta ndërtosh*
*Dhe zemrat e popullit t'i zbukurosh…*

Dhe, përveç zellit dhe përpjekjeve të sulltanëve, u ngritën shumë vakfe, institucione asistence shoqërore dhe mirëbërësie, institucione publike arsimore, kulturore, etj. Si rezultat, me pjesëmarrjen aktive të Arkitekt Sinanit, veprimtaritë në fjalë ia arritën qëllimit në mënyrë rrënjësore.

Me të vërtetë, ndërtimet monumentale të filluara me osmanët, të cilat

---

Ngushticën e Gjibraltarit dhe shkeli në tokën spanjolle, Tariku i dogji galerat me qëllim që për ushtrinë të mos kishte rrugë tërheqjeje dhe kthimi pas, dhe u tha ushtarëve kështu: "Pas keni detin, kurse para, armikun! Zgjidhni e merrni!" Dy brigjet e ngushticës janë malore, rivierë, prandaj u quajtën Xhebel el-Tarik, Mali i Tarikut. Emërtimi Gjibraltar është një përshtatje fonetike e emërtimit Xhebel el-Tarik. (Përkthyesit).

113. Në origjinal: Ok Meydanı. Ky shesh me këtë emër ekziston edhe sot. (Përkthyesit).

e zbukuruan pamjen e qytetit me hijeshinë e tyre të pashoqe, filluan të bëhen më të dallueshme e me identitet më shumë me Arkitekt Sinanin. Konceptualiteti i zgjedhur për këtë ishte vendosja e strukturës që do të ngrihej, në një vend mbisundues të qytetit ose mbi një kodër, përgjithësisht në një pikë të lartë që të binte në sy menjëherë. Arkitekt Sinani i cili ishte tejet i suksesshëm në këtë konceptualitet, i përftoi arkitekturës osmane një stil të ri në përshtatje me frymën turko-islame. Ai i ndërtoi faltoret sipas një stili shpirtrrëmbyes me një madhështi dhe shkëlqim syverbues.

Si faltoren e parë të madhe nga vargu i veprave të tij arkitekturore të pashembullta e monumentale, Arkitekt Sinani ndërtoi **xhaminë Shehzade**. Këtë vepër të ndërtuar me porosi nga sulltan Sulejman Kanuniu-Ligjvënësi për shpirt të të birit Shehzade (Princ) Mehmed, Arkitekt Sinani e ka cilësuar si **"punë çiraku"**![114]

Edhe xhamia e famshme **Rustem Pasha**[115] me pamje pothuaj si një muze fajance dhe me entitetin e një margaritari të zgjedhur, u lartësua me duart e Arkitekt Sinanit!

❁

Një tjetër nga shërbimet më të shquara të Arkitekt Sinanit me detyrën e kryearkitektit të perandorisë, është uji që i pati sjellë Stambollit me urdhër të Kanuniut-Ligjvënësit, duke përdorur të gjitha llojet e teknikës dhe teknologjisë së kohës. Shuma monetare e shpenzuar atëherë për të mënjanuar shqetësimin për ujë që hiqte popullsia muslimane, e pati kapërcyer shpenzimin e bërë për ndërtimin e një monumenti si Sulejmania. Sepse gjer në atë kohë, në Stamboll kishte ndjerë vështirësi të mëdha për mungesë uji, gjë që u mënjanua me çezmat që u shpërndanë në pika të ndryshme të Stambollit si rezultat i përpjekjeve të mëdha të Arkitekt Sinanit. Veç kësaj, u shpikën rubineta ornamentale me të cilat u pajisën çezmat me qëllim për të parandaluar rrjedhjen dhe shpenzimin e kotë të ujit.

Eshtë për t'u çmuar ndjeshmëria e Ligjvënësit i cili e pati ngarkuar Arkitekt Sinanin me detyrën për ta zgjidhur çështjen e ujit. Ai qe shprehur atëherë kështu mbi këtë çështje:

*"Synimi im është që në çdo lagje të rrjedhë ujë. Të ndërtohen çezma në vende të përshtatshme. Kurse në vende të papërshtatshme për çezmë, të hapen puse.*

114. Xhamia Shehzade (Xhamia e Princit, ndërtuar më 1544-1548) ndodhet në anë të rrugës Veznexhiler të zonës Fatih të Stambollit, pranë ndërtesës së bashkisë së metropolit të Stambollit. (Përkthyesit)

115. Xhamia Rustem Pasha e ndërtuar nga Arkitekt Sinani më 1561 në Tahtakale të z -nës Eminony, konsiderohet nga kritika akademike e artit të ndërtimit monumental si fantastike dhe si modeli më fin i artit arkitektural të xhamive. (Përkthyesit)

*Kështu, uji i pijshëm të çohet kudo. Dhe të gjithë nënshtetasit e mi të përfitojnë dhe të luten për vazhdimësinë e shtetit…"*

Ndërkaq, ndërsa zgjidhej çështja e ujit në Stamboll, as tokat e bekuara s'u harruan. Vajza mirëbërëse e Ligjvënësit, Mihrimah Sulltan e ngarkoi me detyrë Arkitekt Sinanin të meremetonte ujësjellësin e burimit **"Ajni Zubejde"** dhe zgjidhi nevojat edhe të Mekës, edhe të haxhinjve.

Inxhinieria hidrike e Arkitekt Sinanit ka qenë po aq e rëndësishme sa dhe inxhinieria ndërtimore e tij në ndërtimin e xhamive dhe ndërtesave të tjera. Në sajë të punës së tij në ndërtimin dhe meremetimin e ujësjellësve dhe veprave të tjera hidrike, qytetërimi osman është quajtur edhe **"qytetërim i ujit"**!

❁

Nga ana tjetër, gjatë kohës që Arkitekt Sinani kryente shërbime në fushën e ndërtimit të veprave ujësjellëse dhe furnizimit me ujë, sulltan Kanuniu-Ligjvënësi e ngarkoi me detyrën e ndërtimit të një vepre e cila do ta përcaktonte vendin e emrit të tij në histori. Ajo vepër do të ishte **Sulejmania** e shkëlqyer!

Siç rrëfehet, kur sulltan Sulejman Kanuniu-Ligjvënësi mori vendim për ndërtimin e kësaj xhamie, një natë pa në ëndërr të Dërguarin e Allahut (s.a.s.). Pasi i tregoi vendin se ku duhej ndërtuar xhamia, Profeti i dha edhe disa porosi mbi elementët e jashtëm e të brendshëm të xhamisë duke ia përshkruar me hollësi:

"Minberin bëjeni këtu, mihrabin, këtu dhe kursinë, këtu!"

I zgjuar me një emocion dhe gëzim të madh, duke kënduar salavat për Zotërinë e Botëve, Ligjvënësi e falenderoi Zotin me lot në sy. Në mëngjes, si punë e parë, shkoi menjëherë në mëhallën që i kishte treguar Profeti (s.a.s.) në ëndërr, dërgoi njerëz për ta thirrur Kryearkitektin Sinan të cilit, pasi erdhi, e tha që do ta porosiste për të ndërtuar një xhami në atë vend. Sikur ta kishte pritur këtë propozim, Kryearkitekti Sinan i tha kështu Sulltanit duke ia përsëritur po ato që ia kishte thënë Profeti (s.a.s.) në ëndërr:

"Sulltani im i Lumtur! Xhaminë do ta ndërtojmë këtu, në këtë pozicion. Mihrabin do ta vendosim këtu, minberin, këtu dhe, kursinë, këtu!"

Duke e vështruar me buzëqeshje Sinanin, Ligjvënësi i tha:

"O kryearkitekt! Ti je si orakull!"[116]

116. Në origjinal: haberli, lajmëtar i të fshehtës, orakull. (Përkthyesit).

Kryearkitekti Sinan e përkuli kokën me respekt të thellë dhe, duke ia pohuar anasjelltas se edhe ai e kishte parë të njëjtën ëndërr besnike, i tha:

"Sulltani im! Unë isha mu pas jush!"

Ligjvënësi, të cilit, përballë kësaj situate, iu shtua edhe një herë më shumë gëzimi dhe emocioni, dekretoi menjëherë:

"Atëherë, ndërtimi i xhamisë të fillojë sa më shpejt!"

Edhe Kryearkitekti Sinan i cili e priste këtë urdhër, i plotësoi përgatitjet pa humbur kohë dhe e filloi ndërtimin e faltores së lartë me ceremoninë e vënies së gurit të parë të themeleve nga shehulislami Ebussuud Efendi. Pavarësisht nga pamjaftueshmëritë teknologjike të kohës, ndërtimi i veprës përfundoi brenda shtatë vjetëve.[117]

Kryearkitekti Sinan shpalosi një mjeshtëri të pashoqe për të bërë që në këtë vepër të tij, madhështia dhe shkëlqimi osman të reflektohen në arkitekturë. Ai realizoi një monument që i mbyti zemrat në emocione qysh në projekt, madje.

Katër shtyllat e mëdha që mbajnë faltoren, Kryearkitekti Sinan i mori, me radhë, nga Aleksandria e Egjiptit, nga Baabelk i Libanit, nga Saraji Amire i qytetit Manisa të Anadollit dhe nga Kiztashi i zonës Fatih të Stambollit. Mermerin e bardhë e solli nga ishulli Marmara, kurse mermerin jeshil, nga Gadishulli Arabik. Dyert u bënë me dru abanozi, kurse muret u veshën me fajancë Izniku. Duart mjeshtërore të kaligrafit Karahisarî dhe të nxënësit të tij, Hasan Çelebi, e stolisën xhaminë me ornamente kaligrafike të pashoqe.

Sipas rrëfimeve, **Karahisariu** i cili bëri shkrimet e kubesë së xhamisë, tregoi një kujdes aq të madh për shkrimet kaligrafike që janë pjesë e madhështisë dhe shkëlqimit të xhamisë, saqë në korrektimin e shkronjës së fundit, më në fund, iu shua drita e syve dhe u verbua, iu mbyll dritarja nga shihte botën! Shkurt, ai i flijoi sytë për shkëlqimin e asaj faltoreje madhështore. Me të vërtetë,

*Lakimet e trupit, gërshetat e flokëve*
*I ka bërë të gjalla Karahisariu mureve*
*Dhe prej aty e ka marrë Jesariu*[118]

117. Kostoja e faltores është llogaritur në 59 milion akçe (996000 dukate flori të barabarta me 400 milion dollarë), kurse kostoja e përgjithshme e kompleksit, 3 miliard dollarë. Shën. i autorit.

118. Jesariu (Mëngjarashi): Kaligrafi i njohur osman Esad Jesarí (lindur në Stamboll më 1789) lindur i paralizuar në anë të djathtë, për ç'shkak punonte me të majtën. Për këtë i qe dhënë nofka Jesari, Mëngjarashi. (Përkthyesit).

*Frymëzimin e kërkuar kohëve...*[119]

Kryearkitekti Sinan i cili mblodhi bashkë sa e sa gjeni të tjerë mjeshtra si Karahisariu, i nguliti në monumentin e tij të pashoq qetësinë dhe fisnikërinë duke i ndërthurur me njëra-tjetrën dhe nxori në shesh një siluetë të qashtër[120] e harmonike. Ai arriti të krijonte një unitet të tillë forme të kompleksit arkitektural përreth kubesë qëndrore, në atë mënyrë që e gjithë struktura e veprës vjen duke u kulmuar gradualisht nga baza e lart gjersa përqëndrohet në atë pikën unifikuese, në atë **unitetin**[121] madhështor. Kurse raportet unifikuese dhe harmonizuese arkitekturore të kubesë qëndrore me kubetë dhe gjysmëkubetë e tjera përbëjnë një model të shkëlqyer të enigmës mistike **"shumëllojshmëri në njësi (unitet), njësi (unitet) në shumëllojshmëri"**[122].

Ata që e përjetojnë këtë të fshehtë, hyjnë brenda kënaqësisë shpirtërore të një bote tjetër dhe thonë kështu:

*A s'e dimë, o faltore, se, a në tokë,*
*A në qiell falen teravitë e tua?*

Me të vërtetë, Sulejmania është një zinxhir i veçantë kuptimi dhe hijeshie me bukuri të pakufishme që simbolizon kthimin nga shumë hollësi, në një **"njësi"** madhështore, domethënë, arritjen te Allahu, Zoti i vetëm, dhe, pastaj, nga "njësia" sërish në hollësi! Përgjithësisht, në veprat e Arkitekt Sinanit, asnjë element nuk e shtyp, nuk e merr nëpër këmbë qenien e një elementi tjetër. Sepse çdo element është i formës që ta paraqesë bukurinë e vet brenda së tërës. Në veprat e tij duket qartë se, në këtë specifikë, Arkitekti Sinan ka shpalosur një përpjekje, korrektesë dhe gjenialitet mbinjerëzor.

Kështu, Sulejmania madhështore dhe e shkëlqyer për të cilën poeti shprehet si më poshtë, paraqet diçka unikale edhe për sa i përket aspektit inxhinierik, edhe për sa i përket aspektit të thellësisë kuptimore:

*Për të të qëndisur ty hoje-hoje*
*Vijat, pikat duke i peshuar,*
*Qindra njerëz kanë punuar për vite*

119. Kjo poezi si dhe të tjerat e kësaj pjese lidhur me temën janë të Arif Nihat Asjas. Shën. i autorit.

120. Në origjinal, autori shprehet kështu: *Sâde ve âhenkli bir silüet ortaya çıkardı*. Këtu, fjala *sade* nuk do të thotë *e thjeshtë, e pandërthurur, jokomplekse*, por *e qashtër, e kulluar, e pakoklavitur, e patëmetë, e pamëkat*, pra, *e përsosur si ide dhe realizim*, prandaj dhe i shton fjalën *ahenkli*, harmonike. (Përkthyesit).

121. Në origjinal: **vâhid**, njëshi, i vetmi, Zoti. (Përkthyesit).

122. Në origjinal: **Vahdette kesret, kesrette vahdet**. (Përkthyesit).

*Dritës së syve forcë besimi duke i shtuar…*

Arkitekti Sinan ka vendosur brenda kubesë dhe nëpër qoshe 64 kube me brinjë 50 cm. të hapura nga ana e sallës dhe me këtë zgjidhje arkitekturore ka krijuar një **akustikë** të ndjeshme. Veç kësaj, edhe zbrazëtirat 2-3 metërshe mes kubeve të brendshme e të jashtme, krahas që e mbajnë temperaturën e ajrit në një nivel të caktuar në muajt e dimrit e të verës, por edhe sigurojnë një akustikë të përsosur. Është e njohur korrektesa dhe pedantizmi i treguar nga Kryearkitekti Sinan duke siguruar këtë akustikë, i cili, duke thithur nargjile brenda në xhami, me anë të jehonës së tingujve që nxirrnin flluckat e ujit, përcaktonte vendet që duheshin prishur dhe rregulluar përsëri gjersa të arrihej akustika e duhur. Dhe kjo punë pati zgjatur aq shumë, saqë nga disa e patën kuptuar gabim dhe patën bërë ankesë pranë Ligjvënësit kundër Arkitektit. Megjithatë këto ankesa kurrë nuk i qenë bërë pengesë Kryearkitektit Sinan i cili përpiqej me principialitet, sinqeritet dhe sakrifica për atë faltore të lartë. Përkundrazi, rezultati i dalë në shesh e pati bërë këdo admirues të tij. Duke shfaqur mahnitje dhe admirim të lartë për këtë sukses të madh, shprehet poetikisht kështu:

*"Ç'urtësi, kjo"- duke thënë me vete,*
*"Ç'urtësi, kjo"- lojërat e zërave thanë…*
*Madhështi, delikatesë, kuptim, ngjyrë, lojë…*
*Si i ka bashkuar më një Sinani këto?*

Kubenë e madhe, Kryearkitekti Sinan e konsideron një simbol të Profetit (s.a.s.). Sipas kësaj, me detyrën për t'ua kthyer besimtarëve këndimet e Kur'anit dhe lutjet e bëra brenda në xhami, kubeja përfaqëson kumtimin për ummetin, bashkësinë e vet, të urdhrave të marra nga Zoti nga i Dërguari i Allahut (s.a.s.). Krahas këtij kuptimi, harmonia mes kubesë së madhe dhe kubeve të vogla i përkëdhel shpirtrat në atë gradë, saqë e bën poetin të shprehet kështu:

*A mos kubetë e vogla rreth e rrotull*
*Janë si të vegjlit në familje rreth të madhes?*
*Apo mos janë ato pëllumbat, kumritë*
*E kësaj foleje të lumtur?*

Veç kësaj, dritaret me qelqe ngjyra-ngjyra të bëra mbi mihrab nga mjeshtri i njohur i kohës, **Ibrahim Usta**, janë një kryevepër. Dritën e diellit që hyn nga qelqet e këtyre dritareve, e koncepton si flatra të engjëllit Xhebrail (a.s.). Dhe katër kolonat kryesore, secila me lartësi 9.02 m., me diametër 1.14 m. dhe peshë dyzet-pesëdhjetë ton, duke ua përngjasuar katër kalifëve të parë, poeti thotë kështu:

*U bë Qabe kjo xhami poetike*
*Katër kolonat u ngjajnë katër miqve…*[123]

Katër minaret madhështore të xhamisë e shënojnë Ligjvënësin si sulltanin e katërt pas marrjes së Stambollit nga osmanët, kurse dhjetë ballkonet e minareve, si sulltanin e dhjetë të perandorisë osmane.

Veç kësaj, me minaret që lartësohen drejt qiejve, xhamia është si një njeri që ka ngritur duart lart për lutje ndaj Allahut. Duke u prekur përballë kësaj gjendje lutjeje, poeti shprehet poetikisht kështu:

*Shtylla e saj është kijam, harku, ruku;*
*Tërë lutje e përgjërim, minaretë e saj…*
*Ndërsa ne i hapim pëllëmbët këtu,*
*Ajo bën për ne lutje me katër duart e saj!*

*Retë që shtegtojnë nëpër në kontinent,*
*Ia puthin minaretë dhe kalojnë…*
*Netët e bekuara ia spërkasin yjet*
*Mbi kryet e bekuar dhe kalojnë!*

Të lë pa mend fakti që në xhami ndodhet një **dhomë bloze** dhe që nga bloza e mbledhur aty në sajë të një rryme të rregullt ajri të siguruar në atë mënyrë, përgatitet boja më cilësore!

Gjatë ndërtimit të xhamisë, Kryearkitekti Sinan i pati ndërprerë punimet për një vit me qëllim që ndërtesa e sjellë gjer në atë gjendje, të zinte vend dhe "qe zhdukur". Në vetvete, kjo "zhdukje" e Kryearkitektit pati si qëllim meremetimin ose rindërtimin e ujësjellësit që zgjatej nga Bagdati në Irak, gjer në Arafat të Mekës dhe që quhej **"Ajni Zybejde"**. Por vajza e bekuar e sulltan Sulejman Kanuniut-Ligjvënësit, Mihrimah Sulltan e cila ia kishte kushtuar të gjitha stolitë këtij qëllimi, i pati dhënë largimit të Sinanit pamjen e një ikjeje të fshehtë me qëllim për ta mbajtur të fshehtë veprën e saj të mirëbërësisë. Ndërsa të gjithë e lidhin zhdukjen e Sinanit me nevojën për një interval ndërprerjeje të punimeve që do të siguronte qëndrueshmërinë përfundimtare të themeleve, në kundërshtim me nxitimin që pati treguar padishahu për ndërtimin sa më të shpejtë të xhamisë.

❀

Sipas një rrëfimi, njëri nga mbretërit francezë pati dërguar një mer-

123. Nga Tezkiretü'l-Bünyan. Këtë vepër, Shai Çelebi e ka shkruar nga goja e Sinanit. Shumica e të dhënave lidhur me Sinanin dhe veprat e tij përshkruhen këtu. Shën. i autorit.

mer me cilësi të lartë për ta përdorur brenda xhamisë. Mirëpo Kryearkitekt Sinanin e vuri në dyshim kjo situatë, domethënë, ai dyshoi për faktin se një mbret jomusliman kishte shfaqur dëshirën për të ndihmuar në ndërtimin e një xhamie, prandaj urdhëroi të çahej pllaka e mermertë dhe, kur u ça, u pa se brenda ishte vendosur, gjatë përgatitjes, në një mënyrë të posaçme një kryq. Atëherë, Kryearkitekti Sinan e vendosi pllakën në truallin pranë pragut në hyrje të xhamisë me qëllim që të bëhej shembull dhe të shkelej me këmbë. Pllaka vazhdon të ndodhet edhe sot dhe të bjerë në sy aty ku ka qenë.

Si të gjithë elementët e Sulejmanijes, edhe themelet e saj shpalosin atë madhështi dhe shkëlqim të veçantë. Themelet janë bërë në formën e një sistemi zgarash, brenda të cilave mund të ecet fare lehtë. Siç shkohet, nga këto rrugë, në depot që shpërndajnë ujë në tërë pjesët përbërëse të xhamisë, në pjesën e mesme të tabanit të xhamisë, mbi këto rrugë, janë hapur dritare me kapakë druri, gjë që ka siguruar një sistem klimatizimi, domethënë, ngrohjeje dhe ftohjeje. Për fat të keq, në ditët tona, një pjesë e këtyre janë hequr nga funksioni, kurse një pjesë tjetër janë mbuluar me kapakë prej rrasash guri. Kur ngrihen kapakët, rryma e ajrit që formohet të lë pa mend. Veç kësaj, kjo formë themelesh siguron edhe qëndresën ndaj tërmeteve. Është për këtë arsye që, gjatë gjithë shekujve, xhamia ka mbetur në këmbë e pacënuar aspak nga çfarëdo lloj dëmtimi prej tërmetesh. Duket sikur, me kalimin e kohës, duke ngarkuar shekujt mbi supe, xhamia mbështillet me një vel akoma më misterioz. Ajo e bën çdo zemër që e vështron, të thotë me vete:

*Duke të përkëdhelur kanë shkuar thuajse*
*Vera me vapë dhe dimri me borëra…*
*Gjithmonë e më e bukur bërë je,*
*Më e mirë nëpër vite, nëpër stinëra…*

Në këtë vepër të Kryearkitektit Sinan vërehen shumë mrekullira të pamundura për t'u shpjeguar me mundësitë shkencore, teknike dhe teknologjike të asaj kohe. Njëra prej tyre është stolisja e faqeve të brendshme të kubeve me 300 vezë struci të sjellë nga Afrika me qëllim që merimangat të mos thurnin pezhishka në to.

Arkitekt Sinani nuk bënte vetëm veprimtari ndërtimore të zakonshme. Në veprat që ngrinte, ai skaliste personalitetin ende të pakapërcyeshëm të arkitekturës islame. Çdo material që përdorte e zgjidhte me një cilësi të tillë që t'i siguronte veprës qëndrueshmëri shumëshekullore si dhe hapte brazdën e sintetizimit të një vepre arkitekturore jo vetëm në përshtatje me kritere ekonomike por, në të njëjtën kohë, edhe në përshtatje të përsosur

me kritere estetike.

Ndërkaq, Ligjvënësi i cili mendonte se një vepër aq madhështore nuk do të mund të përfundonte shpejt e shpejt dhe të cilin e zinte frika se, për shkak të moshës së kaluar që kishte, nuk do të arrinte dot ta shihte të përfunduar, ngutej me të drejtë dhe i kërkonte kryearkitektit ta mbaronte punën sa më shpejt!

Mirëpo Sinani mendonte se, për përsosmërinë e veprës, duheshin përdorur drejt sa shkenca dhe materialet, aq edhe koha. Veç kësaj, ato vepra që ka lënë ai nuk do të mund të bëheshin brenda jetës së një njeriu sikur ai t'i kishte realizuar ato një nga një njërën pas tjetrës. Në krye të një ekipi të madh, ai drejtonte punimet paralele mbi disa vepra. Por kjo situatë u bë shkak që disa intrigantë të cilët e kishin zili konsideratën që gëzonte Sinani te Padishahu, të intrigonin me idenë se Kryearkitekti e merrte punën ngadalë.

Dikush i pati thënë sulltanit se "është e dyshimtë që kubeja ka për të qëndruar", kurse disa të tjerë burra shteti, se "Sinani, me qëllim për ta vonuar ndërtimin e xhamisë, kishte filluar, njëkohësisht, edhe ndërtimin e një tyrbeje me pretendimin se ishte pjesë plotësuese e kompleksit".

I zemëruar shumë nga këto, një ditë, Ligjvënësi shkoi papritmas dhe hyri në sheshin e ndërtimit. Në atë mes, Kryearkitekt Sinani po merrej me sistemimin e mihrabit dhe minberit. Pamja e punëve tregonte se xhamia do të kërkonte një kohë të gjatë për t'u përfunduar. Sulltan Sulejmani i tha i zemëruar Sinanit:

"Kryearkitekt! Pse e kalon kohën duke u marrë me punë të tjera në vend që të interesohesh për xhaminë time? A s'të mjafton si shembull rasti i arkitektit të tim gjyshi, sulltan Mehmetit?"

Pastaj shtoi duke i bërë një paralajmërim të ashpër:

*"Kryearkitekt! Të ma thuash menjëherë se kur do të mbarojë kjo faltore dhe kur do të hapet për adhurim, se, përndryshe, e di ti se ç'të pret!"*

Megjithëse nuk u habit fort nga këto fjalë, meqë kishte dijeni për thashethemet që qarkullonin përreth, e priti me mirëkuptim zemërimin e padishahut dhe i nguli sytë në horizont duke u menduar thellë. Pastaj, pasi u mendua një copë herë, i tha sulltanit me një vendosmëri të madhe:

*"Padishahu im i lumtur! Në dashtë Allahu, do të përfundojë në dy muaj nën pushtetin tënd!.."*

Ky pohim e bëri Ligjvënësin të habitej po aq sa ç'ishte i zemëruar! Pothuajse po i besonte drejtësisë së fjalëve të thëna kundër kryearkitektit! Edhe dashakeqët që prisnin rastin, të cilët u bënë dëshmitarë të kësaj situate, mbetën shumë të kënaqur nga zhvillimi i gjërave, sepse përfundimi i Sulejmanijes brenda dy muajve, sipas tyre s'ishte gjë tjetër veçse një iluzion!

Por kur kjo kohë dymuajshe kishte kaluar shpejt e shpejt, në kundërshtim me çka mendohej, Sinani i kishte kapërcyer të gjitha vështirësitë dhe, duke punuar natë e ditë, i kishte përfunduar edhe detajet e fundit të asaj vepre që do të jetonte për shekuj! Tashmë, mes vështrimeve të hutuara të të gjithëve, ai kishte hyrë në audiencën perandorake me çelësat e xhamisë në duar! Pothuajse ishte vërtetuar ajo çka kishte përcaktuar poeti:

*Thonë se lindi nga gjenialiteti i tij!*
*Për një vepër të tillë, as gjenialiteti s'mjafton!*
*Për njeriun që s'e sheh atë me sytë e tij,*
*Fantazia është pak, ëndrra s'mjafton!*

Dhe Ligjvënësi i cili mbeti sa i çuditur, aq edhe admirues përballë këtij suksesi të jashtëzakonshëm, tha mjaft i kënaqur dhe i gëzuar:

*"Nderi për ta hapur xhaminë e bekuar për adhurim i takon kryearkitektit tonë, Sinan, i cili e ngriti atë kaq madhështore dhe të shkëlqyer!"*

Ndërkaq, Arkitekt Sinani i cili, para se ta mësonte artin e arkitekturës, kishte mësuar thjeshtësinë dhe modestinë, duke treguar se ishte i pashoq sa në dukje, aq edhe në thellësinë shpirtërore, mendoi në atë çast vetëflijimin e Karahisariut dhe iu përgjigj kështu me edukatë fjalëve të Sulltanit:

*"Sulltani im! Kaligrafi Karahisarí i flijoi sytë për ta stolisur këtë xhami të bekuar me bukurshkrimet e tij! Faljani atij këtë nder!"*

Atëherë, mes lotëve të të pranishmëve, Ligjvënësi e caktoi Karahisariun ta hapte xhaminë! Pastaj caktoi një kuadër prej 275 vetësh në shërbim të asaj faltoreje të bukur e madhështore. Për vite me radhë, nga të dhjetë ballkonet e katër minareve u këndua njëherësh ezan pesë herë në ditë. Kështu, Stambollit iu dha gosti zëri, harmonie dhe mëshire!

Pasi e përfundoi këtë monument arkitekture, Arkitekt Sinani u ngjit në kulm të nderit dhe famës. Ai ishte një përfaqësues i mençurisë dhe zgjuarsisë osmane. Ai filloi të nderohej me tituj, si **"kryearkitekt botëror"**dhe **"kryeinxhinier i kohës"**. Sepse fryma shpirtërore e adhurimit vetëm kaq mund t'i reflektohej arkitekturës! Sa bukur e ka përshkruar këtë reflek-

tim poeti Jahja Kemal duke e ndjerë vetë një mëngjes bajrami në xhaminë Sulejmanije:

*…*
*Dikush nga qielli, dikush nga toka të shtyrë në çdo portë,*
*Hyjnë njëri pas tjetrit në atë ndërtesë hyjnore…*
*…*
*Më luftaraku, më i vështiri i kombeve luftarakë*
*Ia kushtoi Allahut të dashur një tempull si atë.*
*Kjo është trajta bazë e përfytyruar nga arkitektura*
*Që të jetë për fenë e fundit ajo më e bukura.*
*Që të mund ta shohë amshimin më mirë se nga çdo vend,*
*Ka zgjedhur në horizont të Stambollit këtë majë të shenjtë.*
*I kanë bartur lëndën fitimtarët me komandantët e tyre,*
*E kanë mundur gurin mijëra punëtorë me arkitekturë…*
*Një portë shpirtërore u ka hapur që këtu për në qiell*
*Edhe natës, edhe ditës së vatanit të lirë e të gjerë*
*Që të kalojnë për në mëshirën eterne ushtritë e shpirtrave.*

*Një ushtar i thjeshtë është arkitekti i këtij tempulli fitoreje.*

*O tempull i lartë! Po të kuptoj vetëm këtë mëngjes sot,*
*Dhe unë jam sot krenar që jam një trashëgimtari yt!*
*Një kohë, monument inxhinierik pandehja se je,*
*Por, duke parë tani këtë turmë nën kube,*
*Më duket sikur kam hyrë në atmosferën e plotmëshirshme*
*Të gjyshërve që i kam parë në ëndërr i përmalluar për vite.*
*Turma njerëzore me një gjuhë, zemër e besim,*
*Sheh sesi shpirtrat e tyre janë mbledhur në një vend.*
*Allahun e Madh duke e përmendur një nga një,*
*Mijëra tekbire që dallgëzohen, bëhen një zë!..*

Këtu duhet pohuar se Kryearkitekti Sinan i cili e pati ndërtuar Sulejmanijen si një qytet më vete me hamamin, bibliotekën, kompleksin e asistencës sociale dhe medresenë, qe bërë, pothuajse, shfaqje konkrete e një parashikimi mrekullor dhe tejpamësie të **sulltan Bajazitit II** vite më parë lidhur me arkitekturën turko-osmane.[124] Si rezultat i parashikimit mrekullor dhe tejpamësisë në fjalë, qenë përjetuar shumë e shumë sendërtime të tilla si Sulejmania!

Kryearkitekti Sinan i cili ndërtoi në periudhën e **Kanuniut-Ligjvënësit**, në çdo skaj të shtetit osman, komplekse të asistencës sociale, komplekse

124. Shih kapitullin mbi sulltan Bajazitin II. Shën. i autorit.

shërbimesh të tjera, ujësjellës, çezma për udhëtarë e kalimtarë, hane, hamame, saraje, biblioteka, etj., i vazhdoi këto shërbime edhe në periudhën e **sulltan Selimit II**. Eshtë e pakuptueshme se si mundi Sinani t'i realizonte të gjitha ato vepra brenda një jete njerëzore, brenda jetës së tij! Sepse është llogaritur se të gjitha veprat e ndërtuara prej tij do të kërkonin një kohë të paktën prej katërqind vjetësh! Duke e vështruar në kompleks Sulejmanijen e cila mban shekuj mbi supe, poeti i bën zë asaj në mënyrë të pavullnetshme:

*Ti je më e afërta… e di, gjithsesi:*
*Moshatare me ty sa vepra të tjera ka?*
*Por thuajmë: Si ka mundur Sinani*
*T'i bëjë në një jetë të vetme gjithato?*

Fakti që Arkitekt Sinani nuk ka vënë një nënshkrim formal në monumentin madhështor të Sulejmanijes me gjithëse e meritonte kaq shumë dhe ishte kaq i denjë për këtë, është shenjë e karakterit sublim të qëllimit dhe synimit të tij mbi këtë vepër. Duke e ndërtuar varrin e vet jashtë kompleksit të Sulejmanijes, por pranë saj, si një nënshkrim modest të hedhur në skajin më të poshtëm të një dokumenti historik madhështor e të shkëlqyer, e ka monumentalizuar modestinë e vet po aq sa edhe veprën e vet!

Nën efektin e këtyre ndjenjave të larta, poeti shprehet kështu:

*Ndërsa monumenti i kapërcen llogaritjet,*
*Arkitektura e ka hequr atë vetë mënjanë…*
*Këtu është suksesi, modestia, këtu;*
*Te madhështia e veprës, te nënshkrimi i vënë!*

*Për dy heronjtë që dërgoi që të jenë*
*Shembuj për t'i parë e për të vënë mënd,*
*"Allahu im – i them – emnakë të denjë*
*Dërgoji Sinanit, Sulejmanit tënd!"*

❀

**Xhamia Selimije** që e ndërtoi Kryearkitekt Sinani si "një vepër mjeshtërore" pasi kishte ndërtuar një monument si Sulejmania të cilën e kishte quajtur "vepër e çirakllëkut tim", shpalos, me gjithça të sajën, një forcë dhe shkëlqim arti më vete mes kryeveprave të realizuara gjer atëherë në të gjithë botën.

Kur e filloi ndërtimin e kësaj vepre të pashoqe, Kryearkitekti Sinan ishte tetëdhjetë e katër vjeç. Kurse marrja e vendimit për ndërtimin e vep-

rës është shumë domethënëse.

Megjithëse Deti Mesdhe ishte bërë prej kohësh një liqen osman, ishulli i Qipros nuk ishte pushtuar meqë Kanuniut-Ligjvënësit nuk i pati mjaftuar jeta. Dhe çdo ditë që kalonte, ky ishull kthehej gjithnjë e më shumë në një kokë çibani tejet shqetësues. Mbi gjithçka, kërcënonte sigurinë e udhëtimit për muslimanët që shkonin në haxh me rrugë detare. Atëherë, sulltan Selimi II vendosi ta realizonte marrjen e ishullit të Qipros që nuk kishte mundur të arrinte ta bënte i ati, Ligjvënësi.

Pastaj, me qëllim për ta bërë realitet ëndrrën e ngadhnjimit mbi Qipro, mblodhi burrat e shtetit dhe, pas këshillimeve të gjata, lëshoi dekretin përkatës, e nxori në det të hapur flotën perandorake dhe bëri këtë përkushtim:

*"Po qe se bëhet i mundur ngadhnjimi i këtij ishulli, do të ndërtoj një xhami të madhe për hir të Allahut dhe në shenjë falenderimi ndaj Tij!"*

Më në fund, me favorin dhe ndihmën e Allahut, ishulli u pushtua dhe Qiproja u bë një vend islam. Mirëpo, për shkak të punëve të shumta të shtetit dhe shumë preokupimeve të tjera, sulltan Selimi II e kishte harruar premtimin. Pas një kohe të gjatë, ai pa në ëndërr të Dërguarin e Allahut (s.a.s.), i cili i foli kështu:

***"O Selim! Ti dëshirove, Zoti ta bëri për mbarë! Pra, mbaje fjalën! Me prenë e luftës të marrë në Qipro, ndërtoje në Edrene xhaminë që ke premtuar!"***

Sulltan Selimi II u zgjua i tmerruar dhe i çuditur! Në zemër kishte, nga njëra anë, turpin se s'kishte qëndruar në fjalë, kurse nga ana tjetër, gëzimin që kishte parë në ëndërr të Dërguarin e Allahut (s.a.s.)!

Puna e parë që bëri në mëngjes, ishte t'ia tregonte ëndrrën lalës Mustafa Pasha. Edhe pashai që po e dëgjonte me tërë vëmendjen, kishte shtangur nga habia. Ai i tha sulltanit:

"Sulltani im! Ç'urtësi është kjo që ëndrrën që desha të ta tregoj unë ty, po ma tregon ti mua!"

Padishahu dhe lala i tij e falenderuan, e lavdëruan dhe e madhëruan Zotin të kënaqur e të gëzuar ngaqë kishin parë të njëjtën ëndërr! Gjithashtu, duke e përkujtuar profetin Muhammed Mustafa (s.a.s.) me salavat, me lutje ndaj Zotit për mëshirë e paqe për të, derdhën lot gëzimi!

Pas kësaj, sulltan Selimi II mblodhi tërë burrat e shtetit: vezirët, minis-

trat, dijetarët fetarë. Në mbledhje ai parashtroi vendimin e tij për të ndërtuar në Edrene faltoren e lartë sipas urdhrit të Profetit (s.a.s.). Dhe në lidhje me kryerjen e kësaj detyre të shenjtë, duke u kthyer nga Kryearkitekti Sinan si arkitekti më i madh i shekullit, i cili ndodhej aty, i tha:

*"O mjeshtër i madh që e stolis Shtetin e Madh me tempuj dhe vepra monumentale të dobishme për njerëzimin! I dëgjove dhe i kuptove ato që u thanë këtu! Dhe, tani po të kërkoj që kjo vepër të jetë një vepër e tillë që të mos i gjendet shoqja në botë!"*

Edhe Kryearkitekti Sinan, me sytë e mbushur me lot mes të njëjtit entuziazëm të zemrës, ia ktheu sulltanit me këto fjalë:

**"Sulltani im! Meqë për këtë vepër është interesuar vetë Profeti (s.a.s.), me lejen e Allahut, ajo ka për të qëndruar në këmbë sa të jetë jeta!"**

Pa humbur kohë, Padishahu, duke marrë me vete edhe Arkitektin Sinan, u nis me gjithë shpurën e vet për në Edrene. Pasi e shqyrtoi tërë vendin, Kryearkitekti Sinan e vlerësoi si të përshtatshëm për xhaminë një truall në lagjen Sheshi i Plepave me një pozicion mbizotërues ndaj gjithë hapësirës përreth. Trualli ndodhej brenda një lulishteje tulipanësh. Edhe projektin sipas atij vendi e bëri.

Mirëpo pronari i lulishtes, Babai i Tulipanëve, ishte njeri me karakter të ashpër. Ai nuk pranoi t'i prishej lulishtja. Duke e kundërshtuar edhe dekretin perandorak që urdhëronte "të paguhej shumëfish çmimi i truallit", nuk deshi ta jepte lulishten!

Më në fund, Babai i Tulipanëve u nënshtrua pasi Kryearkitekti Sinan i shpjegoi me fjalë të ëmbla dhe bindëse se xhamia do të ndërtohej sipas orientimit shpirtëror të bërë Sulltanit nga Profeti (s.a.s.)! Pastaj e dhuroi tërë lulishten vetëm me një kusht: në murin e xhamisë të skalitej një tulipan!

Kryearkitekti Sinan i cili e priti me kënaqësi këtë kërkesë-kusht, motivin e tulipanit e skaliti nën mafilin e muezinëve brenda në xhami dhe, për humor, e skaliti përmbys. Kështu, tulipani i skalitur mbrapsht, mbeti si kujtim i një njeriu të mbrapshtë! Megjithëkëtë, në fund të fundit, fakti që Babai i Tulipanëve i cili nuk pranonte ta shiste lulishten që e donte shumë, as për shuma të mëdha, e fali, pastaj, vetëm për hir të Zotit, ishte, pa dyshim, një virtyt i paçmuar i tij! Prandaj, përveç skalitjes së një tulipani sipas kërkesës së Babait, Kryearkitekti Sinan e skaliti tërë dekorin e lulishtes në ornamentet dhe dekoracionet e xhamisë. Fajancat dhe muret e xhamisë u

stolisën me tulipanë, zymbylë, menekshe, trëndafilë, karafilë dhe lule të tjera ngjyra-ngjyra.

Në ndërtimin e asaj faltoreje të lartë, gurin e parë të së cilës e vunë së bashku, sulltan Selimi II dhe Kryearkitekti Sinan gjatë një ceremonie madhështore, punuan 14000 punëtorë dhe 400 kallfë. Kjo kryevepër e vendosur, së bashku me kompleksin e saj, në një truall prej 22000 m. katrorë, përfundoi së ndërtuari me të gjitha hollësitë, brenda gjashtë vjetëve (1569-1575).

Kryearkitekti Sinan ishte përpjekur dhe lodhur shumë për ta përcaktuar drejtimin e kibles. Në këtë mes, ndërsa po merrej sërish me atë punë, iu afrua një *pir* dhe e pyeti se me se po merrej. Kur e mësoi si qëndronte puna, i tregoi Kryearkitekt Sinanit një gur mermeri që ndodhej aty para tyre, dhe i tha:

"O Kryearkitekt! Ngjitu mbi këtë mermer dhe, me lejen e Allahut, do ta shohësh kiblen qartë!"

Kryearkitekti Sinan u ngjit mbi gurin e mermerit dhe, atëherë, gjeti para syve Qaben Madhështore dhe, kështu, e përcaktoi drejtimin e kibles për xhaminë!

❁

Kryearkitekti Sinan e vendosi kryeveprën e tij të porositur prej sulltan Selimit II si shenjë falenderimi për fitoren e Qipros, në horizontin e Edrenesë me një gjenialitet të paarritshëm. Kështu, nga ç'anë që të hyhet për në qytet, sytë hasin së pari në Selimijen, atë monument prezence impresionuese dhe delikatese. Minaret e saj të holla dhe elegante i habisin vizitorët. Ato minare të pashoqe, nga anë të ndryshme duken dyshe, treshe dhe, më në fund, katërshe. Poeti i cili e ka soditur pamjen e asaj xhamie, nuk ka mundur të rrijë pa thënë:

*Ja, historia, ja perëndimi dhe lindja;*
*Ata që e shohin, le të tregojnë se ç'është mëllenja…*

Përveç kësaj përsosmërie, sajimi nga Arkitekti Sinan për çdo minare të hollë si kalem, i tri shkallëve të veçanta nga mund të ngjiten tre vetë njëherit pa e parë njëri-tjetrin, është një mrekulli arti më vete. Për më tepër, në këtë formë tri shkallëshe të realizuar në dy minare, shkalla e parë ngjitet në ballkonet e parë e të tretë, shkalla e dytë ngjitet në ballkonet e dytë e të tretë, kurse shkalla e tretë ngjitet vetëm në ballkonin e tretë.

Veç kësaj, edhe zgjatja prej Kryearkitekt Sinanit gjer në atë lartësi drejt

qiellit e atyre minareve aq të holla, është një tjetër gjenialitet më vete. Idenë e tij të imtë mbi këtë specifikë, disa nga kallfat nuk e patën kuptuar në fillim dhe i patën thënë:

"O mjeshtër i madh! Pse duhen bërë minaret kaq të larta?"

Kurse sa domethënëse pati qenë përgjigjja që u pati dhënë Kryearkitekti Sinan:

***"Në këto toka nuk ka për të hyrë armik! Edhe po të hyjë, nuk do të qëndrojë dot, sepse këto minare do të thërrasin me një zë që do të jehojë gjer në qiell të shtatë: "Ky vend është i turqve muslimanë!"***

Në historinë e arkitekturës, vetëm Selimia ka kubenë më të gjerë dhe të shtypur në atë lartësi. Dihet qartë se ajo qëndron mbi të gjitha veprat mbi tokë për sa i përket lartësisë, harmonisë dritësore dhe gjerësisë së mjedisit.

Siç kuptohet edhe nga veprat e tij të ndryshme, në çdo vepër të re Arkitekt Sinani ka ndjekur një mënyrë të re. Si rrjedhojë, tipi me kube të vetme qëndrore të sajuar në arkitekturën e periudhës klasike osmane, në dorën e tij fitoi një kuptim estetik sipëror të paarritshëm në historinë botërore të arkitekturës. Në veprat e tij, kubeja ka një kompozicion jashtëzakonisht të përkryer si në strukturën e jashtme, ashtu edhe në atë të brendshme.

Ngaqë vendosja e xhemaatit, bashkësisë që merr pjesë në falje, e bën të domosdoshme vendosjen e ndërtesës mbi një bazë katrore dhe vëllim kubik, Arkitekti Sinan, me qëllim për ta zbutur këtë linjë të ashpër, e ka ngritur strukturën e sipërme dhe sistemin e mbulimit me harqe dhe kube, pra, me kurba. Në këtë mënyrë, në xhamitë e Sinanit, linjat e drejta me kurbat që janë të kundërta me njëra-tjetrën, kanë formuar një të tërë harmonike ashtu siç formon një të tërë unike kundërshtia tokë-qiell. Ja, këtu është enigma e kubeve të mëdha të Sinanit, të cilat duket sikur qëndrojnë të varura në qiell.

Kryearkitekti Sinan i cili i ka kushtuar vëmendje kësaj enigme në çdo vepër të vet, në kubenë e Selimijes, veç kësaj, i ka kushtuar vëmendje edhe madhësisë dhe ka thënë kështu:

*"Kam dëgjuar se pseudoarkitektët krishterë kanë thënë, "ne kemi epërsi mbi muslimanët; në shtetin islam nuk është ndërtuar dot një kube e tillë si kubeja e Shën Sofisë"! Ka shumë kohë që këto fjalë peshojnë si një vuajtje e hidhur në zem-*

*rën e këtij të varfëri! Por, më në fund, me lejen e Zotit, duke e ndërtuar kubenë e Selimijes gjashtë kut*[125] *më të lartë dhe katër kut më të gjerë se atë të Shën Sofisë, fituam epërsi mbi pseudoarkitektët e mohuesve dhe mëkatarëve…"*

Kryearkitekti Sinan pati marrë dhe përvetësuar tërë konkluzionet e vlerave të botës islame dhe pati ditur t'i shprehë ato në veprat e tij. Përballë kësaj shprehësie, poeti bën zë tërë admirim:

*Ky plaku i punës, i frymëzimit,*
*Ç'gjëagjëza të vështira vuri nën gurë;*
*Brezat njerëzorë, admirues; admirues shekujt*
*Ndaj këtij mbretërimi në plumb, në mermer…*

Me të vërtetë, nëse do të shpreheshim në mënyrë të figurshme, Kryearkitekti Sinan ka vënë nën gurë shumë e shumë gjëagjëza të vështira për t'u zgjidhur. Duke e ndërtuar në Selimije, në atë vepër mjeshtërore, mahfilin e muezinëve mu nën qendër të kubesë, në pikëprojeksionin e saj, ai shpreh, me tërësinë e xhamisë, **Arshin** dhe **Gjithësinë**[126], kurse me mahfilin e muezinëve, shpreh **Bejti Mâmûr**-in në pikëprojeksionin e Arshit dhe, në të njëjtën kohë, **Qaben**. Ndërkaq, gjysmërrethi i dalë jashtë bazamentit katror përfaqëson pjesën në formë gjysmërrethi të quajtur **el-Hatîm** ngjitur me Qaben. Në mahfilin e muezinëve, Kryearkitekt Sinani ka përdorur pikërisht gjysmën e përmasave të Qabes. Dhe këto përmasa i ka realizuar në mënyrë aq të ekuilibruar dhe harmonike, saqë

*As ndonjë rrëshqitje dore, as ndonjë gabim…*
*As sa grimca ndonjë shmangie lënë;*
*Asnjë qime para, asnjë qime pas lëshim…*
*Çdo copë e ka pëlqyer vendin ku është vënë…*

Veçanërisht, në këtë vepër të pashoqe, thuhet se:

a) vendosja mbi pesë linja u korrespondon pesë kushteve të Islamit;

b) tri shkallët në secilën prej dy minareve u korrespondojnë gjashtë bazave të besimit;

c) dymbëdhjetë këmbët e mahfilit së muezinëve u korrespondojnë dymbëdhjetë farzeve të namazit;

125 Në origjinal: **zirâ'** *em.* Kut (njësi matjeje rregullisht me gjatësi nga bërryli gjer te maja e gishtit të mesëm, 54.04 cm.; por zirâ është quajtur edhe gjatësia e tërë krahut, nga maja e supit gjer te maja e gishtit të mesëm, 91 cm.). (Përkthyesit).

126. Në origjinal: Kâinât. (Përkthyesit).

d) katër qyrsitë e vazeve u korrespondojnë katër shkollave juridiko-fetare (medhhebeve) legale;

e) shuma e përgjithshme prej tridhjetë e dy dyersh e të gjithë kompleksit u korrespondon tridhjetë e dy farzeve (detyrimeve) besimore;

f) shuma prej nëntëdhjetë e nëntë dritaresh i korrespondon një më pak shumës së pranuar prej njëqind dritaresh të Qabes, si shenjë respekti ndaj saj;

g) gjerësia e kubesë është bërë më e madhe se arritja në këtë element e arkitekturës krishtere, si shenjë epërsie ndaj saj.

Pavarësisht nga kjo madhështi dhe nga ky shkëlqim, Kryearkitekti Sinan e konceptonte dhe e konsideronte veten si një milingonë të dobët para Zotit. Sepse ai ishte një mjeshtër i pashoq edhe në thjeshtësi dhe modesti. Pavarësisht nga monumentet e veta madhështore, as nuk ndjente, as dhe nuk shprehte krenari dhe mendjemadhësi. Në vulën dhe nënshkrimet e veta, krahas emërtimit **"kryearkitekt"**[127], përdorte edhe shprehjet **"milingonë e dobët"**[128] dhe **"i varfëri e i përuluri"**[129]. Pse, a nuk është thellësi shpirtërore e barazvlershme me madhështinë dhe shkëlqimin e veprave të tij, fakti që kur, me rastin e përfundimit të Selimijes, i propozuan të vinte nënshkrimin nën epigramin në hyrje të xhamisë, u përgjigj:

***"E kush jam unë që të vë emrin në shtëpinë e Allahut?"***

Ndoshta është si rrjedhojë e faktit që Arkitekt Sinani qe brumosur me këtë modesti të jashtëzakonshme, që edhe muret kolosale në veprat e tij ka mundur t'i përhumbë brenda ndërtesës. Me të vërtetë, muret masive në veprat e tij pothuajse humbasin brenda atmosferës që krijon kompleksi i paneleve të fajancës, i shkrimeve kaligrafike, i ornamenteve dhe dekoracioneve, i dritareve dhe ndriçimit që fusin ato.

Eshtë, gjithashtu, si begati e thjeshtësisë dhe modestisë së thellë tek ai, që Arkitekti Sinan i cili kishte qenë një fshatar i zakonshëm, në sajë të përsosmërisë së sistemit osman, u ngrit dalngadalë dhe, me identitetin e tij gjigant, u shqua si arkitekti më i madh i qytetërimit islam, madje, në arkitekturën botërore, si artist pa konkurrent dhe gjeni.

Edhe kjo gradë e paarritshme e tij është vlerësuar dhe pohuar për she-

127. Në origjinal: ser-mîmârân-ı hâssa. (Përkthyesit).

128. Në origjinal: mûr-inâtüvân. (Përkthyesit).

129. Në origjinal: el-fakîrü'l-hakîr. (Përkthyesit).

kuj me radhë nga arkitektë apo specialistë profesionesh të tjerë vendës e të huaj. Ja disa nga ato që janë thënë për Selimijen:

*"Unë nuk besoj se kjo vepër është punë njeriu!"* (Një analist evropian)

*"Edhe sikur kjo kube e madhe të kthehet nga ana tjetër e të mbushet me flori, ai flori nuk do të mjaftonte për arkitekturën e shekullit të njëzetë që të bënte të njëjtën e kësaj vepre pa e sjellë sërish në jetë Arkitektin Sinan!"* (Kryearkitekti anglez Elvis)

*"Veprat e artit në tokë janë si yjet në qiell. Shën Sofia është hënë, kurse Selimija është diell!"* (Gjermani Ingelbeck)

*"O Selimije! Po të mos e dija se ty të kanë bërë turqit, do të thosha se të ka bërë Zoti!"* (Gjenerali bullgar Aleksandër)

*"Të shkosh me raketë në hënë është më e lehtë se të bësh një vepër si kjo!"* (Këshili i Lartë Amerikan i Arkitektëve)

*"Selimija është më e çmuar nga aq ar sa ç'peshon ajo vetë!"* (Një vajzë gjermane)

*"Më vjen turp të bëhem mësues i bijve të një kombi që zotërojnë një vepër të tillë si Selimija!"* (Një arkitekt gjerman)

*"Siç është Selimija mbreti i veprave mbi tokë, edhe Arkitekt Sinani është mbreti i tërë arkitektëve mbi tokë!"* (Drejtori i Galerisë Italiane të Arteve të Bukura)

*"Kur ushtritë do të niseshin për në luftë, e falnin xhumanë dhe luteshin së bashku në Selimije."* (Heroi i Plevnës, Gazi Osman Pasha)

*"Ashtu siç na është lënë amanet Selimija nga historia, ashtu dhe ne duhet t'ia lëmë amanet atë së ardhmes, sepse ne ekzistojmë gjersa ekzistojnë ato!"* (Gjeneral Armate Vahit Gyneri)

Eshtë shumë e rëndësishme mbështetja e madhe e realizuar si rrjedhojë e interesimit shumë të afërt të sulltan Selimit II për këtë xhami. Për shkak të efektit që pati krijuar mbi të ëndrra që pati parë, ai qe marrë personalisht me procesin e ndërtimit të xhamisë në të gjitha etapat e saj, madje, duke u preokupuar gjer te ngjyra e pllakave të fajancës.

Ja, pra, me forcën e marrë nga kjo mbështetje, Kryearkitekti Sinan e gatoi lëndën e ndërtimit të faltores në kuadrin e idesë së **shërbimit të përjetshëm** dhe ashtu e sendërtoi atë monument të pashoq!

Poeti i cili e përngjason me një kumri gati për t'u ngritur fluturim këtë monument të pashoq të sendërtuar me sa e sa përpjekje materiale e shpirtërore, vite më vonë, duke ndjerë nevojën për t'i paralajmëruar trashëgimtarët e saj, thotë kështu:

*Thojuni udhëtarëve të sotëm:*
*O pëllumba, o çifte kumri,*
*Mjellmën nazemadhe të ulur në këtë majë*
*Mos e trembni kurrsesi!*

❀

Nga ana tjetër, po të shqyrtohen proporcionet e elementëve arkitekturorë të xhamive Sulejmanije dhe Selimije si dy veprat më të mëdha të Kryearkitekt Sinanit, është e pamundur të mos vihet re ky kuptim i lartë në bazë të lëndës thelbësore të përdorur për to.

Në Sulejmanije, niveli i bazamentit të kubesë nga toka është 45 arshín[130], kurse emblema në kulm të kubesë ka një lartësi prej 66 arshin. Në Selimije, diametri i rrethit që kalon nëpër qendrat e tetë këmbëve që mbajnë kubenë, është 45 arshin. Anët e kubesë ndodhen 45 arshin lart nga toka (baza e ndërtesës), kurse emblema në kulm të minares është 66 arshin. Sipas llogaritjeve me sistemin shkronjor të njehsimit (ebxhed), numri 45 përbën shumën e vlerave të shkronjave të emrit **"Adem"**, kurse numri 66 përkon, në këtë kuptim, me fjalën **"Allah"**. Në të dyja xhamitë, distanca mes siluetave të minareve pranë kubesë është 99 arshin që përkon me emrin **"Muhammed"**.

Ja, pra, burimi i frymës dhe prehjes shpirtërore te veprat e ndërtuara nga të parët!

Sa bukur e shpreh poeti:

*Dje fillon bashkëpunimi, duart bashkëpunojnë,*
*Plumbi u shkri, mermeri u tërhoq s'di se nga;*
*Minaretë, kubetë që gjëmojnë*
*S'janë gjëra që bëhen me akçe, me pará…*

*Rruga që shkon te Allahu, është nga këto dyer,*
*Dyert hapen nga sherefetë;*
*Prej këtu përcillen muajt e bekuar,*
*Bajrami këtu fillon nga arifetë…*

*Mihrabe, qemere, kube ka bërë*

130. Arshin: njësi mase gjatësie prej 28 inç ose 68 cm.

*Që sulltani, ushtari, piri, veziri*
*Ta përcjellin nga brezi në brez;*
*Të përcillet mbi krahë i famshmi Tekbiri…*

*Po të kalosh poshtë këtij harku në mugëtirë,*
*Është plot menekshe dhe trëndafilë…*
*Nuk mbyllet dera e shtëpisë së Allahut,*
*Pesë kohë brenda saj gumëzhin…*

*Fajanca, fajanca, fajanca të reja,*
*Boja, si drita e syve, furça, si qerpikë;*
*O art! Erdhëm, për degët e thara*
*Të na japësh një gjethe të blertë…*

*Ka kërkuar dhe gjetur të fshehtën*
*E një vije, mermeri, tunxhi, atje;*
*Në dorë të Jesariut "Fjala e Lartë"*
*Te Sinani është bërë kube, minare…*

❁

Prej dy veprave të mëdha e madhështore si Sulejmanija dhe Selimija, Kryearkitektit Sinan iu kuptua vlera qysh në të gjallë dhe ai u shqua me cilësinë e një artisti që s'i gjendej shoku! Atëherë, nga çdo anë shkonin te ai kolegët për ta pyetur për projekte. Veprimtaritë ndërtimore e urbanistike të Shtetit të Madh në tre kontinente kalonin nëpër shqyrtimin e tij.

Duke u nisur nga kjo, në kohën e sulltan Selimit II, Kryearkitekti Sinan e pastroi **Shën Sofinë** nga ndërtesat dhe shtëpitë që e kishin rrethuar nga të katër anët dhe i shkaktonin dëm, e përforcoi me mure mbështetëse dhe e meremetoi sikur ta ndërtonte nga e para dhe, kështu, e shpëtoi nga shembja. Me atë rast, duke i shtuar veprës edhe dy minare përveç dy minareve të ndërtuara më parë, i përftoi ndërtesës lartësi, unitet dhe i dha formën materiale e shpirtërore që ka sot. Ja, këto ndërhyrje gjeniale janë ato që e kanë mbajtur monumentin ende në këmbë!

Veç kësaj, Sinani ndërtoi në lulishten e Shën Sofisë edhe një tyrbe për sulltan Selimin II. Ky trajtim i veçantë i Shën Sofisë nga Kryearkitekti Sinan rrjedh nga fakti që ky monument zë vendin e parë në konsideratë si simbol i ngadhnjimit.

Ndërsa i jepte ujë Stambollit, Kryearkitekti Sinan nuk e pati harruar Hixhazin. Në këtë mes, si kryearkitekt që ishte, ai e pati ndjekur edhe meremetimin e "Kubbetu Sahra".

Nga ana tjetër, kalatë e Delhit, Agras, Lahorës dhe Kashmirit (në Indi) janë ngritur nga çiraku i tij, **Arkitekti Jusuf**. Veç këtyre, njëra nga shtatë mbrekullitë e botës, **Taxh Mahalli** në Agra është ndërtuar gjithashtu nga njëri prej nxënësve të tij, **Mehmet Isa Çelebiu** nga Stambolli. Në këtë mënyrë, Kryearkitekti Sinan ka çuar njëra pas tjetrës vepra mrekullore, si, p.sh., xhamitë Valide Sulltan në Sulltanahmet dhe Yskydar, edhe në shekujt e mëpasëm.

Për mirëqenien, qetësinë, rehatinë, pastërtinë dhe lehtësinë e muslimanëve, Kryearkitekti Sinan ndërtoi, gjer në fund të jetës, në të gjitha skajet e vendit, edhe shumë lloj veprash të asistencës dhe shërbimeve sociale. Në këto institucione ku mund të përfitonin të gjithë, të pasur e të varfër, është i pranishëm uniteti dhe vetëdija e personalitetit të dhënë nga qenia musliman. Dëshira për të dhënë vepra origjinale që të qëndrojnë në këmbë sa të jetë jeta dhe nga të cilat mund të përfitojnë të gjithë, ekzistonte te Kryearkitekt Sinani në gjendjen e një dinamizmi të madh. Dhe, pa asnjë dyshim, kjo dëshirë buronte nga inkurajimi në porosinë profetike të Hz. Muhammedit (s.a.s.):

*"Pasi të vdesë njeriu, libri i punëve i mbyllet. Bëjnë përjashtim…"*

Kështu, Kryearkitekti Sinan i cili dëshironte të fitonte pëlqimin e Allahut, ndërtoi 84 xhami, 51 faltore (xhami të vogla ose mesxhide), 57 medrese, 22 tyrbe, 7 shkolla të Kur'anit, 17 institucione të asistencës sociale, 3 shëronjëtore (spitale rurale), 7 ujësjellës, 18 karvansaraje, 35 saraje (pallate, palacina, vila), 8 depo të nëndheshme, 8 ura, 46 hamame.

Ndërkaq, këtu na duhet të pohojmë me hidhërim që, veprave të rralla të Kryearkitektit Sinan dhe të vargut të pasuesve të tij, sot nuk po u dilet për zot ashtu siç duhet. Eshtë një e vërtetë e hidhur se tabllotë e shpërdorimit dhe lënies pas dore të shumë e shumë veprave të trashëgimit tonë kulturor, gjë për të cilën bëhemi dëshmitarë çdo ditë e më shumë, e prekin shpirtin e shenjtë të të parëve tanë, posaçërisht, e prekin Kryearkitektin Sinan. Eshtë krejt e qartë se ç'fitojmë e ç'humbim ne duke mos i dalë për zot këtij amaneti. Nuk duhet harruar se vjen një ditë kur kompensimi i dëmeve të shkaktuara me kohë bëhet i pamundur edhe sikur njerëzve t'u vijnë mendtë në kokë e të pendohen! Se vazhdon ta ruajë vlerën, në lidhje me këtë specifikë, thënia popullore e bërë proverbiale:

**"Pasi të jetë shembur Basra, qaje sa të duash…"**[131]

Sa bukur e shpjegon këtë të vërtetë M. Akifi:

131. Në origjinal: **Ba'de harâbi'l-Basra…** (Përkthyesit).

*A mos u jep njerëzve vlerë shembja si ndërtimi?*
*Beso se edhe më të paqenët dinë të shembin për bukuri!*
*Vetëm tregoju ti: "Ja, kjo është kube!"*
*Me dy argatë Sulejmanija shembet përdhé…*
*Po thuaju, ta shohim: "Eja ta ngremë në këmbë!"*
*Atëherë, duhet sërish një Sulejman dhe një Sinan!*

❁

Përveç shërbimeve që kreu në arkitekturë duke synuar Pëlqimin Hyjnor, Kryearkitekti Sinan u shqua edhe si "vakëf" i cili i jepte rëndësi solidaritetit dhe ndihmës reciproke në shoqëri. Thuhet, madje, se ai vdiq si borxhli për shkak të bujarisë së skajshme në këtë drejtim. Sepse ai, si një person që jetoi në një periudhë kur gjithkush, shtatë e shtaëdhjetë, orientohej ta dhuronte pasurinë për hir të Allahut, diti të bëhej model shembullor edhe në këtë specifikë. Ai ngriti një vakëf, një institucion asistence sociale ku kreu shërbime të shumta.

Të tëheq vëmendjen fakti se në fshatin e lindjes Agırnas, përveç çezmës që ndërtoi në kuadrin e shërbimeve të vakfit, dhuroi edhe një truall të gjerë për çlodhjen e kafshëve që do të vinin për të pirë ujë. Dhe kjo tregon se shërbimi i Arkitekt Sinanit, i stolisur me ndjenjat e mëshirës dhe dhembshurisë, nuk ka lënë mënjanë, por ka përfshirë edhe kafshët!

Fakti që mes shërbimeve të bamirësisë së Kryearkitektit Sinan, janë edhe dy shkolla si dhe kushti i vënë në akt-dhurimin e tij që fëmijët jetimë që kanë për të mësuar aty, duhet edhe të vishen e mbathen (përveç strehimit dhe ushqimit), është, në të njëjtën kohë, tregues i vlerës që i jepte ai arsimit dhe kulturës.

Veç këtyre, Arkitekti Sinan pati bërë përpjekje që një sërë të njohurish të tij krishterë vendës të hynin në Islam dhe pati caktuar nga vakfi i tij një fond pagash të përjetshme për ata që do të bëheshin muslimanë.

Krahas këtyre, Arkitekt Sinani i cili kishte formuar fonde asistence për një sërë shërbimesh, duke mbajtur parasysh strukturën shoqërore të kohës, i pati ndarë fondet në fjalë në akt-dhurimin e tij, në këto pesë grupe:

a. *Fondi i dërgimit të personave në haxh.*
b. *Fondi i ndërtimit të kalldrëmeve.*
c. *Fondi i përballimit të fatkeqësive.*
d. *Fondi i meremetimeve.*
e. *Fondi i veshmbathjes së nxënësve të varfër.*

Me të gjitha këto vepra të pavdekshme dhe shërbime, Kryearkitekti Sinan jetoi në këtë botë të përkohshme si një besimtar principial dhe i sinqertë në përgatitje të vazhdueshme për në jetën e amshuar dhe vdiq në vitin 1588 në moshën 99 vjeçare. Sipas dëshirës së vet, kufoma e tij e bekuar u varros në tyrben e vet modeste pranë kompleksit të Sulejmanijes.

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

❁

Të nderuar lexues!

Dhe, tani, detyra që i takon kujtdo që bën adhurim në veprat e tij madhështore duke u kredhur në botëra sublime, t'i përgjigjet kërkesës së shkruar në tyrben e tij dhe të këndojë nga Kur'ani **tri herë suren Ihlas dhe një herë suren Fatiha**.

**Allahu im! Shpërbleje me pallatet e tua në xhennetin Firdeus dhe me mundësinë për të ta parë bukurinë, atin tonë Sinan i cili, për hir dhe pëlqimin Tënd, u pati bërë shërbime të pashoqe fesë së vërtetë dhe besimtarëve me faltoret e rralla që pati ndërtuar! Edhe neve ki mirësinë të na falësh një brez besimtar, të aftë e të vendosur i cili edhe t'u dalë për zot veprave të tij, edhe ta çojë më tej brazdën e hapur prej tij!**

**Amin, ashtu qoftë!**



# ARTI I KALIGRAFISE TE OSMANET

Përvijimi në formë shkrimi i ndjenjave dhe mendimeve të njeriut është një ngjarje jashtëzakonisht me rëndësi në evolucionin njerëzor.

Si forma më e vjetër e etapës ideografike[132] të historisë së shkrimit njihet shkrimi kuneiform[133] i shfaqur në zonën e Mesopotamisë. Ndërkaq, janë të pranishme edhe një sërë të vërtetash fetare mbi faktin se shkrimi ka ekzistuar edhe në kohën e Hz. Ademit dhe mes brezave që e patën pasuar atë. Sipas rrëfimit të Hz. Omerit (r.a.), Ademi (a.s.), për të kërkuar falje për gabimin e tij që u bë shkak të nxirrej nga xhenneti, iu lut kështu Zotit duke e bërë pretekst Hz. Muhammed Mustafanë:

*"O Zot! Për hir të Muhammedit, kërkoj prej teje të më falësh!"*

*Allahu i Lartë e pyeti:*

*"O Adem! Si e njohe Muhammedin kur unë s'e kam krijuar ende atë?"*

*Ademi (a.s.) iu përgjigj:*

*"O Zot! Kur ti më krijove me dorën e fuqisë tënde dhe më fryve nga shpirti yt, e ngrita kokën dhe pashë të shkruar mes shtyllave të Arshit fjalinë:* لَا اِلَهَ اِلَّا اللّٰه مُحَمَّدٌ رَسُولُ اللّٰهِ *"La ilahe il'lallah, Muhammedun Resulullah", "Nuk ka zot tjetër veç Allahut, Muhammedi është Resuli i Allahut!" Dhe e kuptova se ti vë pranë emrit tënd*

132. Ideografik: Nga frëngj. 1) idéogramme (sociol.), ideogramë, paraqitja me grafik e një mendimi apo ideje. Për shembull, raportet lindje-vdekje paraqiten me ideogramë; 2) idéographie (hist.), ideografi, shkrim i mendimeve apo ideve me anë të vizatimit. Në evolucionin e shkrimit, ideografia, forma përfaqësuese e të cilës janë hieroglifet (shkrimi me simbole), është një etapë me rëndësi pas shkrimit me vizatim. (Përkthyesit).

133. Në origjinal: *çivi yazısı*, shkrim në formë kunjash (me elementë në formë kunjash). (Përkthyesit).

*vetëm emrin e krijesës më të dashur për ty!"*

*Atëherë, Zoti urdhëroi e tha:*

*"Drejt fole, o Adem! Me të vërtetë, ai është krijesa më e dashur për mua! Kur ke për të më bërë lutje, më bëj për hir të tij sepse edhe tani po të fal pasiqë m'u lute për hir të tij! Ta dish se, po të mos ishte Muhammedi, as ty nuk do të të kisha krijuar!"* (Hakim, *Mustedrek*, II, 672; Bejhaki, *Delail*, V, 488-489)

Kjo e dhënë tregon se Hz. Ademi e ka pasë njohur dhe lexuar Fjalën e Njësisë në formë të shkruar. Veç kësaj, fakti që ai u ngarkua me detyrën e profetësisë dhe iu dërguan **"dhjetë fletë"**, është një shenjë tjetër se shkrimi ka filluar së bashku me njerëzimin.

Një e vërtetë tjetër fetare është kjo:

Hz. Muhammedi (s.a.s.) i porosiste shkruesit e vahjit ose revelacionit hyjnor që në krye të sureve të vendosnin gjithmonë një *Besmele* dhe shkronjën *sin* (tek fjala *bismi*) ta shkruanin të zgjatur në formë harmonike e të bukur me pjesën tjetër të shkronjave të Besmelesë. Një ditë, njëri nga shkruesit e vahjit e pyeti Profetin (s.a.s.):

"O i Dërguari i Allahut! Pse na kërkoni gjithmonë ta zgjasim vetëm shkronjën *sin* të Besmelesë dhe jo edhe ndonjë shkronjë tjetër?"

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) iu përgjigj:

*"Sepse në atë formë e shoh unë Besmelenë në Levhi Mahfudh[134]!"*

Dhe nga këto shprehje kuptohet se është e qartë domosdoshmëria e pranimit të burimit hyjnor të shkrimit islam.

Shkrimi islam ka pësuar një ecuri të natyrshme zhvillimi duke filluar nga alfabeti himjerít[135] dhe duke kaluar nëpër etapa të caktuara për sa i përket formës dhe bukurisë së ofruar prej saj. Kjo ecuri zhvillimi, ashtu siç pati ndodhur edhe në arkitekturë dhe muzikë, e arriti përkryerjen te osmanët. Posaçërisht, mundësia dhe aftësia për t'i shkruar bukur shkronjat

134. Si terminologji e teologjisë islame, **Levhi Mahfudh** ose Tabela e Kujtesës, pranohet në mënyrë të figurshme si tabela ku është fiksuar tërë evenimenti i ekzistencës. (Përkthyesit).

135. Në origjinal: hımyerí. Fjala himjerit ose himjeritët (angl. Himyarite) ka këto kuptime: 1. Një tribu i lashtë me banim në jugperëndim të Gadishullit Arabik dhe në sterrenë (kontinentin afrikan) përballë. 2. Disa fise të lashtë të një gjaku, banorë të Arabisë jugore. Kjo fjalë ka të bëjë me fjalën arabishte himjar, emri i një mbreti legjendar të Jemenit. (Përkthyesit).

e Kur'anit, u shndërrua në një degë arti më vete, së cilës iu dha emërtimi **"hüsn-i hat"** (linjë ose shkrim i bukur).

**Sipas kësaj, "hüsn-i hat"[136] është arti i shkrimit të bukur dhe artistik të shkronjave të Kur'anit duke u qëndruar besnik kritereve dhe përmasave estetike.**

Me fjalë të tjera, shkrimi ose linja e bukur, e emërtuar me fjalën "kaligrafi" (bukurshkrim) me prejardhje nga greqishtja në gjuhët perëndimore, kur është fjala për bukurshkrimin e teksteve të Kur'anit, është një art i posaçëm i lindur nga zelli, përpjekja dhe delikatesa ndjesore për ta shkruar Kur'anin me një bukuri të denjë për të.

Kur'ani i Shenjtë është shkruar për herë të parë nga shkruesit e vahjit ose revelacionit hyjnor të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). Shkrimet e para të Kur'anit të bëra me shkrimin e tipit "ma'kili", më pas, brenda një kohe të shkurtër, evoluan me shkrimin e tipit "kufi". Shkrimet e Hz. Aliut (r.a.) janë shembuj shumë të bukur të këtij evoluimi.

Këtij evoluimi i pati përftuar një entitet të ri skllavi i **Mu'tasim Bil'lahit**, kalifit të fundit abasit, **Jakut Musta'simi**, duke e prerë pjerrtazi majën e lapsit. Në artin e grafisë, ai, duke i përkryer llojet e shkrimit të quajtur **"aklâm-ı sitte"** (gjashtë kalema ose gjashtë lloj linjash), mori titullin **"hattat"** (kaligraf) që do të thotë "bukurshkrues" ose, me përdorimin e sotëm, "disenjator".

❀

Ekoli i ngritur nga Jakut Musta'simi në kaligrafí, vazhdoi të mbante një vend të parë të shquar gjer në periudhën osmane. Çdokush që merrej me shkrim, atë e merrte për model dhe mjeshtër. Kurse më vonë, osmanët, të cilët, duke ia vënë shpatullat kauzës së Islamit, i bartën denjësisht amanetet e shenjta drejt kulmeve, të njëjtën denjësi treguan edhe në këtë fushë dhe e ngjitën bukurshkrimin e teksteve të shenjta në një pozitë të shkëlqyer e madhështore. Në të gjithë botën islame, kjo e vërtetë është ngulitur dhe bërë e pavdekshme me këtë thënie:

***"Kur'ani i Shenjtë zbriti në Hixhaz, u këndua në Egjipt dhe u shkrua në Stamboll…"***

Megjithëse përpjekjet e para serioze në rrugën për në këtë pozitë madhështore përkojnë me periudhën e **sulltan Mehmetit II, Ngadhnjyesit**, hapin e parë të vërtetë e kanë **hedhur sulltan Bajaziti II** me **Sheh**

136. Arabisht: husn-u hat. (Përkthyesit).

**Hamdullah Efendiun**. Kjo ka ndodhur kështu:

Megjithëse me veprimet formale, të jashtme nuk jepte përshtypjen e një personaliteti mjaft të shkëlqyer, Bajaziti II ishte një sulltan me vlera shumë të larta për sa u përket iniciativave dhe hapave konkrete qytetërimore që ndërmori. Sepse në saje të themeleve moralo-shpirtërore që hodhi ai, ata që erdhën pas tij gjetën një truall të gatshëm e të mrekullueshëm për shumë veprimtari të tyre dhe pothuaj në çdo fushë vrapuan nga fitorja në fitore! Si rrjedhojë e tërë kësaj, janë shumë të rëndësishme përpjekjet e mëdha që bëri sulltan Bajaziti II veçanërisht që artet islame të arrinin kulmin. Bajaziti II i cili tregoi një aftësi të hollë dhe tejpamësi përjashtimore sa në arkitekturë, aq dhe në artin e kaligrafisë ose, më saktë, të bukurshkrimit të teksteve të shenjta, pati hedhur dorë në këtë fushë qysh në vitet e rinisë princërore të tij. Pastaj, kur u bë sulltan, e ftoi në Stamboll Sheh Hamdullah Efendiun i cili në atë kohë ishte një kaligraf mjeshtër. Duke i caktuar një studio në mjediset intime perandorake të Pallateve Topkapi, i tha:

"Hirësia juaj sheh! A mund të dalë dikush që të mund t'i japë një formë dhe bukuri tjetër shkrimit të Jakut Musta'simit? Kështu, pra, a mund të sajohet një stil shkrimi i posaçëm për osmanët?"

Hamdullah Efendiu i cili, në të njëjtën kohë, ishte edhe sheh i **Teqes së Shigjetarëve**[137], përballë këtij propozimi në formë aluzioni, ndenji i heshtur për pak çaste. Pastaj, duke i deklaruar Padishahut se do të mund t'ia arrinte ta kryente me sukses këtë, i mori me vete shtatë panele të Jakut Musta'simit që ia tregoi Padishahu, dhe u mbyll në shtëpi.

Hamdullah Efendiu nisi të punonte intensivisht. Siç rrëfehet, ajo punë vazhdoi dyzet ditë pa ndërprerje. Më në fund, me lejen e Allahut, Hamdullah Efendiu arriti të bëhet i suksesshëm në zhvillimin e një stili dhe forme të përkryer dhe krejt të re që do t'i linte të mahnitur shikuesit. Këtë sukses të tij, pinjolli Mustakim e tregon kështu:

*"Ndërsa sheh Hamdullah Efendiu bënte përpjekje në mënyrë të fshehtë për një formë të re dhe më të përkryer në bukurshkrim, një ditë i doli para* ***Hizri*** *(a.s.) dhe i dha një sërë porosish lidhur me shkrimin. Dhe ja, pas asaj ngjarjeje Hamdullah Efendiu mundi ta sajonte me një përsosmëri përtej çdo përfytyrimi stilin e tij të kaligrafisë me atë bukuri përmendoriale!"*

Kështu arriti të bëhej sheh Hamdullah Efendiu, në sajë të favorit hyjnor, mjeshtri më i madh i artit osman të kaligrafisë.

Sulltan Bajaziti II i cili e pati nxitur dhe inkurajuar sheh Hamdullah

137. Në origjinal: Okçular Tekkesi. (Përkthyesit).

Efendiun në këtë përpjekje, i kënaqur jashtëzakonisht pas përfundimeve të arritura, e vizitonte shpesh Hirësinë e Tij. Në ato vizita, disa herë ia rregullonte jastëkun e shpinës për ta ndjerë veten sa më komod Shehut ndërsa vazhdonte të punonte, si dhe ia mbante kutinë e bojës me një kënaqësi të thellë shpirtërore!

Ndërkaq, përballë këtij interesimi dhe konsiderate të lartë të sulltanit për Hamdullah Efendiun, disa dijetarë fetarë ndjenë zili ndaj tij. Atëherë, sulltani dhe i urti Bajaziti II që e kishte kuptuar, ndërkohë këtë dhe ishte hidhëruar shumë, i ftoi një ditë të gjithë dijetarët fetarë në Pallat. Të gjithë dijetarët fetarë iu përgjigjën ftesës. Në dorën e sulltanit ndodhej një tekst i Kur'anit i shkruar nga sheh Hamdullah Efendiu, kurse para vetes, një grumbull librash të ndryshëm. Sulltani u foli dijetarëve me një zë të lehtë:

"Këtë Kur'an që kam në dorë, do ta vë poshtë këtij grumbulli librash. Ç'thoni ju?"

Çdokush që ndodhej aty i pranishëm, e kundërshtoi:

"Mos e thëntë Zoti, sulltani ynë, a mund të bëhet një gjë e tillë? Ta vësh Kur'anin e Shenjtë nën ato libra është mungesë e madhe respekti për të!"

Atëherë, sulltani u tha kështu:

*"Drejt e thatë! Mirë, po a nuk mendoni se edhe mbajtja nën ju e kaligrafit i cili ka arritur ta shkruajë këtë tekst të Kur'anit të Shenjtë me një bukuri dhe përsosmëri të denjë për të, është një lloj mungese respekti?"*

Dhe bashkëbiseduesit të cilëve iu drejtua një qortim kaq i hollë në aluzion dhe me kaq kuptim të thellë, e kuptuan çështjen dhe u penduan për zilinë që kishin ndjerë për kaligrafin e shquar!

Sheh Hamdullah Efendiu i cili pati bërë përparime të mëdha edhe në fushën shpirtërore, ishte mjaft i thjeshtë dhe kokulur në krahasim me vlerën dhe gradën që kishte merituar. Ai qe zhveshur nga egoizmi aq sa të mos pranonte që t'ia shkruanin emrin në gurin e varrit! Ekoli që inicioi ai në kaligrafi ose, më saktë, në shkrimin e teksteve të shenjta si një begati që ia përftoi edhe morali i lartë islam i tij, vazhdon të ekzistojë dhe veprojë qysh pesëqind vjet me të njëjtën njomështi dhe gjallëri duke e lënë të mahnitur tërë botën islame!

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

Siç u duk, edhe zhvillimi dhe vazhdimi i artit kaligrafik i nisur te osmanët me një mbështetje moralo-shpirtërore, ka ndodhur në sajë të kritereve moralo-shpirtërore të respektuara. Ky art që qe pothuajse rrjedhoja e begatshme e principialitetit dhe sinqeritetit në besim, iu mësua nxënësve për shumë shekuj falas. Në mes nuk u fut elementi dhe interesi material dhe çdo kaligraf e ka konsideruar shërbimin e mësimdhënies në këtë rrugë, si zeqat të artit të vet. Nuk është parë ndonjë e keqe vetëm te fakti që kaligrafët e emëruar nga shteti ose nga një vakf, të merrnin një rrogë të caktuar sa për jetesë dhe për vazhdimin e veprimtarisë artistike, kurse kërkesa për ndonjë pagesë çfarëdo në veprimtaritë e tjera jashtë këtaj, pothuaj është konsideruar mëkat. Sa bukur e tregon ndjeshmërinë e zemrës tek parimi i pëlqimit të Allahut, të parë me kujdes në çështjen e kaligrafisë, fakti që, përveç kësaj mënyre mësimdhënieje pa pagesë, shtëpitë e mjeshtërve të kaligrafisë qenë kthyer në studio!

Nga ana tjetër, këto specifika të përmendura mes kushteve të kaligrafisë, janë shumë domethënëse për sa i përket reflektimit të aspektit formal dhe përmbajtësor të linjës kaligrafike:

1. Zotërimi i kapaciteteve dhe mundësive përkatëse, zotërimi i talentit në këtë fushë.
2. Marrja e arsimit dhe kryerja e praktikës së domosdoshme.
3. Zotërimi i ndjenjës së vendosmërisë së jashtëzakonshme.
4. Zotërimi i një botëkuptimi të drejtë.
5. Zotërimi i cilësisë së thjeshtësisë dhe modestisë në kundërshtim me mendjemadhësinë.
6. Përdorimi i materialit të mirë e të bollshëm.
7. Praktikimi i gjerë dhe i shumtë i shkrimit.
8. Marrja e ixhazetit ose certifikatës së aftësimit dhe lejes së ushtrimit të kaligrafisë.

Në këtë mënyrë, në shtetin osman, kaligrafia ose bukurshkrimi i teksteve të shenjta nuk ka qenë vetëm dhe thjesht art shkrimi, por, në të njëjtën kohë, është bërë një faktor efektiv që u përftonte shpirtrave hijeshi dhe delikatesë dhe e ushqente zemrën me ndjenja shpirtërore. Me anë të kësaj begatie, vargu i sa e sa kaligrafëve të mëdhenj ka arritur gjer në ditët e sotme!

Me të vërtetë, mbështetja shpirtërore ka përgatitur vazhdimisht një truall të madh për përgatitjen e njerëzve të mëdhenj në artin e kaligrafisë, sepse fakti që **Ahmed Shemsuddin Karahisariu** i cili realizoi linjat kaligrafike të xhamisë Sulejmanije, ia kishte kushtuar pothuajse veten së bashku me nxënësit kësaj rruge, do të ishte diçka e pamundur me anë të

ndonjë motivi tjetër!

Siç rrëfehet, detyra e shkrimit të shkrimeve të kubesë së xhamisë Sulejmanije i qe dhënë Karahisariut. Duke e marrë me vete edhe nxënësin e vet, **Hasan Çelebi**, Karahisariu ia nisi një përpjekjeje intensive natë e ditë. Ai vuri në punë tërë forcat që edhe shkrimet e një faltoreje madhështore e të shkëlqyer si Sulejmanija, të ishin në atë nivel që të reflektonin po atë madhështi dhe shkëlqim, aq sa në korrekturën e fundit të shkrimit të fundit, iu shua drita e syve dhe u verbua. Atij iu mbyll dritarja nga vështronte botën! Shkurt, Karahisariu i flijoi sytë për madhështinë dhe shkëlqimin e asaj faltoreje madhështore!

Më në fund, kur ndërtimi i xhamisë përfundoi dhe do të hapej për adhurim, sulltan Sulejman Kanuniu-Ligjvënësi, tha:

*"Nderi për ta hapur xhaminë për adhurim i takon kryearkitektit tonë Sinan i cili e ndërtoi në një mënyrë kaq madhështore e të shkëlqyer!"*

Dhe Kryearkitekti Sinan i cili e pati filluar nxënien e artit me mësimin e thjeshtësisë dhe modestisë, duke e treguar unikalitetin e karakterit të tij personal të aspektit formal, edhe në botën e brendshme, mendoi në atë çast flijimin e Karahisariut dhe iu përgjigj me edukatë kështu fjalëve të sulltanit:

*"Sulltani im! Karahisariu i humbi sytë duke e stolisur këtë xhami me shkrimet e tij. Faljani atij këtë nder!"*

Atëherë, mes syve të përlotur të të pranishmëve, e dekretoi hapjen e xhamisë për kaligrafin Karahisari!

Karahisariu i cili ishte mjeshtër i një shkalle mendjetronditëse veçanërisht në shkrimet e formatit të madh dhe në sistemimin e tyre, veprat e tij unike, pra, pamundësisht të përsëritshme, i realizoi sipas ekolit të Jakut Musta'simit. Ndërkaq, krahas ndjekjes së këtij ekoli, ai dha edhe kryevepra të posaçme vetëm për veten e vet! Besmeletë që shkroi jo vetëm ishin atëherë të mrekullueshme e të çmuara aq sa të krijoheshin vepra për to, por janë edhe sot të tilla që vazhdojnë ta ruajnë vendin e tyre në kulmin e artit!

Karahisariu i cili la pas vepra të pavdekshme u bashkua me Mëshiruesin dhe Shpërblyesin në moshën 90-vjeçare!

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

Pas këtyre kaligrafëve të mëdhenj, kaligrafia ose, më saktë, bukurshkrimi i teksteve të shenjta te osmanët vazhdoi të evoluojë çdo ditë e më shumë dhe në çdo shekull të ri tregoi, me anë të disa gjenive të rinj, një nivel të ri të stolisur dhe të mrekullueshëm. Si përfundim, paraqiti një tablo të shumëllojshme e të pasur si **ma'kili, kufi, thuluth, nesih, muhakkak, rejhani, tevki, divani, xheli divani, rik'a** dhe **ta'lik**.

Edhe **kaligrafi Hafiz Osman** i cili u përgatit me dhuntitë e këtij trualli të pasur në shek. XVII, pothuaj hapi një periudhë të re në "gjashtë kalemat" ose "gjashtë llojet e linjave".

Osmani i cili pati qenë hafiz qysh në moshë të vogël, në vitet e arsimimit, si rezultat i respektit dhe besnikërisë së veçantë ndaj Kur'anit të Shenjtë, filloi të punojë në kaligrafi, në bukurshkrimin e teksteve të shenjta. Rrëfehet se edhe në ditët me dëborë të dimrit shkonte për mësim në këmbë nga zona Haseki në zonën Ejub dhe se një herë kur iu ça këpuca, shkoi këmbëzbathur vetëm e vetëm për të mos e lënë mësimin!

Dhe Hafiz Osmani i cili mori ixhazet ose certifikatë aftësie pas përpjekjeve të tilla të sinqerta e të vendosura, ngriti një shkollë të re sidomos në linjën kaligrafike thuluth dhe nesih duke i shtuar linjës së Sheh Hamdullahit një bukuri të re, një hijeshi dhe llojshmëri të re. Një sërë mjeshtrash të mëdhenj të linjës kaligrafike, si Ismail Efendiu, kanë thënë:

**"Linjën e bukur e ditëm ne, por Hafiz Osmani e shkroi!"**

Hafiz Osmani që u jepte mësime kaligrafie edhe sovranëve, ishte i thjeshtë dhe modest. Edhe kur shkonte për të dhënë mësim në Pallat, madje, vishej thjesht dhe shmangej nga çdo gjë që do ta shtynte në krenari dhe mendjemadhësi. Një ditë, sulltan Mustafai II, duke ia mbajtur Hafiz Osmanit kutinë e bojës, i shfaqi edhe interesim dhe konsideratë. Pastaj, duke i vështruar tërë mahnitje shkrimet e mrekullueshme që shkroi, i bëri një kompliment me këto fjalë:

"O mjeshtër! Një Hafiz Osman i tillë vështirë se përgatitet edhe një herë tjetër! Mbase s'ka për t'u përgatitur dot më!"

I turpëruar si ndonjë fëmijë nga ky kompliment, Hafiz Osmani iu përgjigj kështu sulltan Mustafait II:

"Sulltani im! Gjersa të na vijnë sulltanë të tillë si ju që ia mbajnë kutinë e bojës mësuesit, kanë për t'u përgatitur edhe shumë Hafiz Osmanë të tjerë!"

Pavarësisht nga konsiderata të tilla të sulltanëve, madje, ngaqë qe përgatitur dhe përkryer nën edukimin moralo-shpirtëror të miqve të Zotit,

Hafiz Osmanit kurrë nuk i qe përkëdhelur sedra, kurrë nuk qe bërë tekanjoz si dhe kurrë nuk kishte ndjerë pasion për pozita të shkëlqyera. Krahas kësaj dhe, megjithëkëtë, qe bërë një gjeni i cili qe ngjitur në një pozitë kulmore të zgjedhur, të tillë që të mund të marrë titullin "Shehu i Dytë" pas Sheh Hamdullahit si "Sheh i Parë". Por në kohët kur mjeshtëria e tij pati arritur kulme, pati bërë të harrohet edhe shkrimi i vetë Sheh Hamdullahit, "Shehut të Parë"! Ai arriti në kaligrafi atë kulm që s'kishte mundur ta arrinte askush gjer në atë kohë!

Rrëfehet se, edhe kur ndodhej në rrugë për në haxh, në çdo konak ku qëndronte, shkruante nja dy faqe me qëllim për të mos i humbur aftësitë. Me fjalë të tjera, ai pati punuar pa pushuar e pa u çlodhur dhe qe shndërruar në një ekol të bërë klishe në formën **"Linja Hafiz Osman"**!

Kjo ngjarje e tregon bukur kompetencën e tij në linjën kaligrafike:

Hafiz Osmani pati hipur në një kaike udhëtarësh për të kaluar nga Beshiktashi në Yskydar. Kur i ishin afruar bregut dhe kaikçiu kishte filluar të mblidhte pagesat e udhëtimit nga udhëtarët, Hafiz Osmani vuri re se s'i ndodhej asnjë para me vete! I turpëruar, i tha kështu kaikçiut:

"Zotëri! Sapo e vura re se s'paskam marrë para me vete! A s'bën sikur në vend të parave të të shkruaj një "vav"[138]?"

Kaikçiu që s'e njihte Hafiz Osmanin, u mërzit. Ai i tha:

"O i bekuar! Kur s'kishe para, pse hipe në kaike? Ç'del nga një shkronjë "vav"? Ç'ta bëj unë "vavin"?"

Dhe Hafiz Osmani i tha kështu:

"E shet! Përndryshe, e kam të pamundur të të paguaj këtë çast!"

Atëherë, duke mos patur shpresë tjetër, kaikçiu e pranoi propozimin. Hafiz Osmani shkroi aty për aty një "vav" dhe ia dha!

Pastaj, një ditë, kaikçiu që kishte shkuar në Bedesten, në tregun e mbyllur të gjërave të shtrenjta, vuri re se aty shiteshin edhe shkrime kaligrafike dhe menjëherë iu kujtua "vav"-i i Hafiz Osmanit që e kishte në xhep. E nxori dhe ia tregoi burrit që bënte aty punën e tellallit, reklamuesit të mallrave.

Sapo tellalli thirri **"Vavi i Hafiz Osmanit!"**, menjëherë u mblodh një grumbull i madh njerëzish përreth dhe vizatimi u shit për një shumë të madhe që as që i kishte shkuar kaikçiut nëpërmend! Kurse kishte aty sti-

138. Shkronjën arabishte "v" që ka formë varke. (Përkthyesit).

va të tëra tabelash me shkrime kaligrafike që s'kushtonin aq të gjitha së bashku!

Më vonë, një ditë, Hafiz Osmani hipi rastësisht përsëri në kaiken ose varkën e atij kaikçiu. Varktari që e pa Hafiz Osmanin para vetes tek po i zgjaste paratë e udhëtimit, i tha:

"Zotëri! Lëri paratë dhe në vend të tyre më shkruaj një "vav"!

Hafiz Osmani i tha me të qeshur:

"Zotëri! Ai "vav"nuk shkruhet sa herë që të duash, prandaj merri paratë, këtë bëj!"

Dhe ia zgjati paratë!

Hafiz Osmani i cili pati arritur një përkryerje të tillë përjashtimore në kaligrafi, si çdo kaligraf tjetër, përgatiste nxënës pa marrë ndonjë shpërblim material. Janë shumë kaligrafë që kanë marrë ixhazet, certifikatë aftësimi, prej tij. Ndërkaq, është shumë i njohur fakti që ai pati treguar zell dhe përpjekje të mëdha për përgatitjen e nxënësve të vet.

Një ditë, hasi në rrugë njërin nga nxënësit e vet i cili kishte munguar në mësim. Hafiz Osmani e pyeti nxënësin me një gjuhë të butë e të ëmbël:

"O bir, pse s'erdhe në mësim?"

Nxënësi i cili u turpërua kur e pa mësuesin para vetes, u justifikua. Hafiz Osmani që e pa se nxënësi kishte patur një arsye mjaft të justifikueshme, zbriti menjëherë nga kafsha, e hoqi nxënësin mënjanë dhe ia dha mësimin ku kishte munguar, në mënyrë që edhe të mos mbetej pas shokëve, edhe të mos ftohej nga mësimi.

Portretizimi me përshkrim i portretit profetik, të emërtuar në terminologjinë përkatëse, **"hilje-i seadet"**, është bërë për herë të parë nga Hafiz Osmani. Ai pati deklaruar atëherë se e kishte bërë këtë me urdhër të Hz. Muhammedit (s.a.s.) të cilin e kishte parë në ëndërr. Hafiz Osmani është edhe kaligrafi (shkruesi me dorëshkrim) i veprës së njohur "Delail-i Hayrat", "Argumenta mbarësish".

Pasi pati shkruar (me dorëshkrim kaligrafik) 25 tekste të Kur'anit të Shenjtë krahas shumë veprave të tjera, në vitet e fundit të jetës, Hafiz Osmani u paralizua, por, në sajë të favorit hyjnor dhe kujdesit të posaçëm që treguan mjekët për të, paraliza iu lehtësua dhe e tillë vazhdoi pa i shkaktuar asnjë pengesë dhe dëmtim në art. Dhe, pas tre vjetësh të kaluar në këtë gjendje, Hafiz Osmani emigroi në botën e amshuar sikur t'i për-

gjigjej urdhrit hyjnor **"kthehu te Zoti yt…"**[139].

Kur, pasi u mbulua me dhé dhe imami nisi t'i këndonte te kryet tekstin e *telkinit*[140], i ekzaltuari në shpirt Spahi Dede që ndodhej aty, i bërtiti imamit:

"Efendi! Mos u lodh më kot! I ndjeri e ka punën në rregull! Ta dish se ai tashmë ka arritur te posti për të cilin ka qenë i denjë! Allahu i Lartë na bëftë ne të merituarit e ndërhyrjes së tij për të na shpëtuar ne!.."

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

❀

Këtu duhet parashtruar kjo e vërtetë:

Kaligrafia ose, më saktë, bukurshkrimi i teksteve të shenjta, me tërë hijeshinë dhe bukurinë që zotëron, ka dalë në shesh dhe është shquar si një art i posaçëm vetëm për Islamin dhe muslimanët. Qysh prej shumë shekujsh me radhë, ky art ka vazhduar, veç muslimanëve, të tërheqë vëmendjen dhe interesimin edhe të jomuslimanëve, mirëpo pavarësisht nga përpjekjet e tyre të vazhdueshme, nga mesi i tyre nuk ka mundur të dalë ndonjë kaligraf i përkryer i nivelit të kaligrafëve tanë. Mund të thuhet se pikërisht për këtë shkak nuk ka mundur Perëndimi ta huazojë artin tonë kaligrafik ndërsa ka huazuar përparimin dhe nivelin e shënuar nga osmanët pothuaj në çdo fushë, nga shumë e shumë arte të bukura, gjer te arti i administrimit dhe qeverisjes. Kjo është një e vërtetë evidentuese e specifikës se kaligrafia e teksteve të shenjta është e posaçme vetëm për Islamin dhe muslimanët, një e vërtetë e dëshmuar gjatë gjithë historisë. Dhe kjo e vërtetë është shprehur kështu shekuj më parë nga Hz. Aliu (r.a.):

"Arti i linjës kaligrafike (të teksteve të shenjta) ndodhet i fshehur në praktikën e mjeshtrit. Edhe arritja e konsistencës së tij bëhet me shumë stërvitje. Kurse vazhdimi varet nga qenia në fenë islame!"

Sipas kësaj, tre kushtet që kërkohen për artin e linjës kaligrafike (të teksteve të shenjta) janë:

---

139. Aludim për fragmentin e ajetit kur'anor "irxhiai ilá rabbiki…" (Kur'ani, Fexhr, 28) Teksti origjinal i ajeteve 27 dhe 28 që formojnë një tërësi kuptimore unike të mjaftueshme për ta kuptuar idenë, është kështu: "Já ejjetuhe'n-nefsu'l-mutmeinneh, irxhiai ilá rabbiki rádijeten merdijjeh"; "O ti ego e bindur, kthehu te Zoti yt me pëlqim dhe i pëlqyer". (Përkthyesit)

140. **Telkin**: Teksti që lexohet nga imami në krye të varrit të të vdekurit para se ai të varroset (Përkthyesit)

1. Mësimi dhe praktika e mjeshtrit.
2. Stërvitja e shumtë.
3. Qenia musliman.

Kushti për të qenë musliman në përvetësimin dhe ushtrimin e artit kaligrafik të teksteve të shenjta bart një kuptim shumë të thellë. E vlen të theksohet se ata ndër jomuslimanët të cilët kanë bërë përpjekje në këtë drejtim, janë munduar dhe preokupuar për vite me radhë pa u bërë dot kaligrafë të përkryer. Kurse te osmanët ka pasur të tillë të cilësuar në osmanisht **"bî-dest ü bî pâ"**, pa këmbë e pa duar, që kanë shkruar dhe, me të vërtetë, njerëz me duar të këputura në bërryl dhe këmbë të prera në gju e poshtë, janë shquar si kaligrafë dhe kanë marrë rrogë nga Pallati.

Kjo e vërtetë është një dhunti hyjnore e veçantë e dhuruar nga ana e Zotit në vartësi të kushtit të të qenit musliman.

Është gjithashtu si rrjedhojë e kësaj dhuntie që edhe kaligrafi i njohur i shek. XVIII, **Mustafa Rakim Efendi**, e pati marrë ixhazetin ose certifikatën e aftësisë në kaligrafi qysh në moshën fëminore dymbëdhjetëvjeçare. Mustafa Rakim Efendiu e pati kuptuar vlerën e një dhuntie të tillë përjashtimore dhe, me përpjekje eprore, pati arritur ta çonte më tej artin e tij brenda një kohe të shkurtër. Si përfundim, ai pati shënuar një nivel që i linte në harresë të tjerët në këtë fushë. Përveç kryeveprave të tjera të panumërta, kombinacioni ose, më saktë, kompozicioni kaligrafik i fundit dhe më i përkryeri në emblemat e sulltanëve, është vepër e tij!

Nga ana tjetër, është një e vërtetë se, në artin e kaligrafisë së teksteve të shenjta, krahas dhuntisë së Zotit, ka një rëndësi të jashtëzakonshme edhe zelli dhe përpjekja e robit, domethënë, e vetë kaligrafit. Në këtë specifikë është shumë kuptimplote kjo ngjarje e përjetuar mes Rakim Efendiut dhe sulltan Mahmudit II:

Siç dihet, Mahmudi II filloi të merrte mësime kaligrafie nga Rakim Efendiu qysh në moshën djaloshare dhe princore dhe vazhdoi edhe pasi hipi në fronin sulltanor. Meqë e admironte jashtëzakonisht mësuesin, një radhë, sulltan Mahmudi II i shkoi për vizitë në studio pa e lajmëruar. Ai e gjeti mësuesin të përqëndruar krejtësisht mbi një punë, aq sa mësuesi nuk e dalloi dot se dikush kishte hyrë në studio. Mahmudi II i cili e njihte, tashmë, natyrën e asaj pune si dhe e kuptoi situatën, nuk e ndërpreu mjeshtrin, por u vu ta vëzhgonte në heshtje. Ndërkaq, vuri re me habi se në të katër muret e studios vareshin ekzemplarë të po atij shkrimi që kishte në dorë. Atëherë, në mënyrë të pavullnetshme, i bëri zë:

"O mësues!"

Rakim Efendiu i cili vetëm atëherë e vuri re sulltanin, e ngriti kokën nga shkrimi dhe, duke e mbledhur veten, iu përgjigj:

"Urdhëroni, sulltani im!"

Sulltani e pyeti:

"O mësues! A kaq shumë ke punuar mbi këtë shkrim?"

"Po, sulltani im!" – Iu përgjigj Rakim Efendiu.

Sulltani e pyeti përsëri:

"A gjithmonë kështu i bën ti ato shkrime të pashoqe?"

Pas kësaj pyetjeje, Rakim Efendiu i dha sulltanit Mahmudit II, nxënësit të vet, këtë përgjigje që ishte si një mësim i ri për të:

"Po, sulltani im! Siç e shihni, për një shkrim shpenzoj disa fletë letre. Përgatis disa kompozicione të të njëjtit shkrim. Pastaj, pasi zgjedh më të arriturin mes tyre, vazhdoj të punoj sërish mbi të duke bërë përpjekje për të arritur përsosmërinë…"

❁

Ja, nga kapacitete të tillë të fuqishëm u zhvillua kaligrafia te osmanët dhe, si rezultat, arriti në një nivel që t'i kridhte njerëzit në mahnitje dhe admirim. Ne kemi në dorë modele konkrete të panumërta të kësaj. Modelet e kaligrafisë së teksteve të shenjta kanë stolisur shumë mjedise duke filluar me faltoret dhe tempujt e kultit si dhe u kanë ofruar shpirtrave për shekuj të tërë një kënaqësi dhe hijeshi krejt të veçantë!

Ndërkaq, specifikën dhe rëndësinë e përgjithshme të kaligrafisë, posaçërisht të kaligrafisë së teksteve të shenjta, mund ta shtjellojmë në këto dy pika:

**a) Nga pikëpamja mjekësore:**

Në krahasim me shkrimet që ekzistojnë në botë, arti i bukurshkrimit, në përgjithësi, paraqet epërsi nga pikëpamja mjekësore.

1) Po qe se e vini një fëmijë që s'ka mësuar ende të shkruajë, të heqë një vijë, duke u nxitur nga aftësitë dhe prirjet e bashkëlindura, fëmija do ta heqë vijën nga e djathta në të majtë. Sepse lëvizja e krahut nga jashtë, brenda, nuk e prish natyrshmërinë organike të gjymtyrëve për sa i përket lëvizjes. Prandaj ndodh që atyre që merren për një kohë të gjatë me bukur-

shkrimin e teksteve të shenjta që shkruhen nga e djathta, në të majtë, nuk u dhemb krahu.

2) Lëvizjet e gjata e të vazhdueshme e lodhin cilindo organ. Ndër këto lëvizje, bën përjashtim bukurshkrimi i teksteve të shenjta meqë tek to mbisundojnë linjat-kurbë ose, shkurt, kurbat dhe harqet. Prandaj, vizatimi i kurbave dhe harqeve nuk shkakton lodhje, përkundrazi, çlodhje, veçanërisht çlodhje të syve.

Në vitet 1950, një mjek grek pati varur në dhomën e tij të vizitave këtë tabelë:

**"Ata që dëshirojnë të shpëtojnë nga syzet, le të merren me bukurshkrimin e teksteve të shenjta!"**

Kuptimi i kësaj është kështu: linja shkrimore te tekstet e shenjta jo vetëm s'e lodh syrin, por, përkundrazi, në sajë të butësisë së harqeve dhe kurbave me të cilat shprehet, e mjekon syrin e sëmurë! Mbi gjithçka, ai që e këshillon një gjë të tillë, është një mjek grek!

Edhe sot, nëse vërehen njerëz pleq nga të popullit të thjeshtë, të cilët këndojnë Kur'an, konkludohet se janë të rrallë ata që përdorin syze. Është evidentuar dhe vërtetuar nga ana mjekësore se Kur'ani i Shenjtë është shërim jo vetëm për shpirtrat, por edhe për sytë.

3) Po qe se një njeri nervoz bën një shënim ose, më saktë, thjesht një shkarravitje, ajo të kujton dhëmbët e sharrës. Shkrimi apo shkarravitja e tij ka pamjen e vijave të ashpra dhe të thyera. Shpirti i njeriut perëndimor është i vuajtur ngaqë konsideratën e saktë për Zotin nuk e nxjerr dot nga nënvetëdija në vetëdijë. Kjo vuajtje shfaqet në tërë produktet estetike të Perëndimit. Vini re me kujdes kishat: arkitektura e tyre të kujton gjembat e kaktusit. Në të sundojnë kombinacionet e mprehta. Kurse në arkitekturën islame bie në sy rrumbullakësia. Po qe se i analizoni nga ana psikologjike xhaminë Sulltanahmet dhe Shën Sofinë që ndodhen pranë e pranë, xhamia Sulltanahmed të jep përshtypjen e një pëllumbi gati për t'u ngritur fluturim. Kurse te Shën Sofia vëzhgoni një gjeometri të rëndë, jokomode, i cila duket sikur i rëndon vetvetes. Ky eveniment cilësor është reflektimi në gur i shpirtit të dy popullatave të ndryshme[141].

Në botën islame, lëçitja me zë e Kur'anit si dhe muzikaliteti i shfaqur si rrjedhojë imediate e tij në kontekstin e haresë fetare-besimore, paraqet

141. Ose, më saktë, të dy entiteteve njerëzorë të kundërt në shpirt dhe vetëdijë. (Pë - kthyesit).

shkallëzime melodike ngjitëse dhe zbritëse. Veç kësaj, edhe urdhërimi për faljen e namazit duke respektuar në mënyrë të përkryer elementët e tij përbërës, ka për qëllim realizimin e prehjes shpirtërore që ekziston në potencë tek ai që fal namaz.

Me këta shembuj duam të nxjerrim në dukje faktin se, po ta vëzhgoni nga larg një dorëshkrim me alfabete të tjerë nga i juaji, do të kuptoni se ndërsa ju bën të sillni ndërmend linjat që tregojnë ngjitje-zbritjet e grafikut të rrahjeve të zemrës në një EKG[142], kaligrafia e teksteve të shenjta, mes një delikatese dhe hijeshie që rrjedh e shkon, e çon njeriun në botëra krejt të tjera kënaqësie. Disa herë, një shkronjë e saj, madje, vjen e mjaftueshme për ta mbushur zemrën me frymë shpirtërore. Për shembull, një "v" e shkruar në mënyrë të anështrirë, sikur të shtyn në asociacionin e një besimtari që bën lutje me kokë të përkulur përulësisht dhe përshpirtshmërisht në një anë. Në kaligrafinë e teksteve të shenjta sikur shfaqet e vërteta plotenigmatike e shprehur me hadithin profetik:

*"Një shkronjë e Kur'anit është më e mbarë dhe e dobishme se çdo gjë tjetër mbi e nën tokë!"*

Ja, është për këtë arsye që, për sa i përket faktit që, gjatë shkrimit, dora dhe sytë nuk lodhen, kaligrafia e teksteve të shenjta paraqet një entitet jashtëzakonisht epror në lidhje me psikologjinë e njeriut për sigurimin dhe realizimin e prehjes shpirtërore tek ai!

Është gjithashtu për këtë arsye që, te osmanët, pothuaj çdo njeri që pati marrë arsim, pati qenë preokupuar, në një farë mase, me kaligrafinë e teksteve të shenjta. Madje sulltanët, mes preokupacioneve lodhëse ku ndodheshin, nuk e patën lënë mënjanë preokupimin me kaligrafinë e teksteve të shenjta! Njihen sulltanë që patën bërë përparime në këtë art dhe patën marrë edhe ixhazet, certifikatë aftësie përkatëse! Sepse kaligrafia e teksteve të shenjta nuk e lodh mendjen dhe mendimin. Dihet mirë se, kur lodhej mendërisht me punët e rënda e intensive të shtetit, sulltan Abdylhamiti II kthehej e merrej me kaligrafi. Rrëfehet se edhe Hamdi Efendiu, gjatë studimeve të tij në fushën e tefsirit, ekzegjezës së Kur'anit, merrej me kaligrafi me qëllim për ta çlodhur trurin!

Kaligrafia e teksteve të shenjta rëndon jo mbi kujtesën, por mbi zgjuarsinë. Ndërsa barra që i vjen kujtesës e rëndon dhe e mpin njeriun, barra mbi zgjuarsinë bëhet shkak i zhvillimit të mëtejshëm të saj. Për shembull, çështja e rëndësishme e realizimit të shumë kombinimeve dhe kompozimeve në kaligrafinë e teksteve të shenjta kërkon një operacion mendor, gjë

142. EKG: Elektrokardiogramë. (Përkthyesit).

që e zhvillon zgjuarsinë.

**b) Nga pikëpamja estetike:**

Ndjenja e së bukurës kënaqet në vartësi sa të përmbajtjes, aq edhe të kushteve të formës. Një përmbajtje e bukur humb shumë nga bukuria e saj nëse paraqitet me një formë të pakëndshme për syrin. Për shembull, nëse petalet e trëndafilit do të mbaronin në majë jo me një formë ovale, por me një linjë të ashpër siç është linja e gjembit, trëndafili nuk do të jepte butësi dhe prehje, nuk do ta përkëdhelte shpirtin. Me fjalë të tjera, për sa i përket mbresës që japin ose lënë, format janë të lidhura jashtëzakonisht ngushtë me shpirtin. Ndërsa njeriu i kënaqur e i qetë parapëlqen ngjyrat e ngrohta e të matura, njeriu i paqetë e i pakënaqur parapëlqen ngjyrat dhe format e mprehta dhe ngacmuese. Ngjyra e zezë shkakton asociacionin e rëndësisë zyrtare, ngjyra rozë, asociacionin e diçkaje të lehtë e flurore, ngjyra e bardhë, asociacionin e pastërtisë, kurse ngjyra e kuqe shkakton asociacionin e dhunës dhe gjakut. Njerëzit i pranojnë ose i refuzojnë ngjyrat dhe format sipas këtyre efekteve që zgjojnë ato në zemrat e tyre. Ja, këto efekte janë shkaku themelor i parapëlqimeve të tyre!

Prandaj, shprehja e përkryer e cila e kënaq shpirtin e njeriut për sa u përket ndjenjave estetike, është përputhshmëria[143]! Ç'akord dhe harmoni përmbajtje-formë-shprehje ka te minaret e Arkitekt Sinanit! Po qe se, po me atë lartësi, do ta kishin trupin pak më të trashë, do të dukeshin trashanike. Në anën tjetër, po qe se po me atë trashësi të trupit, do të ishin edhe më të gjata, do të linin mbresë dobësie. Etërit tanë e patën gjetur dhe rrokur përputhshmërinë harmonike të një trupi njerëzor të rregullt tek raportet mes trashësisë dhe lartësisë së minareve si dhe të vetë minares me kubenë ngjitur me të!

Ja, pra, gjetja dhe rrokja e rregullave të ndryshme të përputhshmërisë harmonike bëhet e mundur kur materialet që përbëjnë dekorin artificial dhe natyral të jetës, analizohen me këtë logjikë!

Kur shihet nga ky këndvështrim, vihet re se kaligrafët janë artistët që kanë shkuar më përpara në gjetjen, rrokjen dhe realizimin e ligjeve dhe rregullave themelore të përputhshmërisë harmonike mes elementëve përbërës të një strukture. Ata kanë ngritur në shkrim përputhje harmonike që nuk mundet t'i rrokë imagjinata e zakonshme ose e rastit. Ky nivel e pati detyruar Pikaso-në, piktorin më të madh të shekullit, madje, të merret me

143. Në origjinal: **tenasub** (arab.). Këtu, kjo fjalë, kuptimi adekuat i së cilës është **pë - puthshmëri,** këtu është përdorur me kuptimet **akord** dhe **harmoni** përmbajtjeje, forme dhe shprehjeje të çfarëdo specifike. (Përkthyesit).

kaligrafi në vitet e fundit të jetës dhe të shprehet kështu i shtyrë nga një nevojë e brendshme:

*"Kaligrafët tuaj i kanë përdorur gjer në fund rregullat dhe mundësitë e përputhshmërisë harmonike mes elementëve dhe nuk u kanë lënë ndonjë gjë për të zbuluar brezave të ardhshëm…"*

Për më tepër, kur ai pati parë vetëm pak vepra të mbledhura nga Napoleon Bonaparti nëpër botën islame e të vendosura në muzeun e Luvrit!

Siç shihet, kaligrafia e teksteve të shenjta ka zgjuar vlerësim dhe admirim të madh edhe tek ata që nuk kanë ditur t'i lexojnë shkronjat islame. Sepse estetika në këtë lloj kaligrafie paraqet një bukuri ekspozante. Një piktor hungarez që e ka soditur pothuajse i magjepsur këtë bukuri në kuadrin **"el-Kasibu habibullah"** të të ndjerit Ali Hajdar në xhaminë Sulltanahmet, s'ka bërë dot pa i thënë kështu shoqëruesit pranë:

"O mik! Në këto shkrime që ju i quani "hüsn-i hat" ka një situatë të veçantë nga çdo pikëpamje. Edhe nëse në shikim të parë bie në sy një ngjyrë e thjeshtë dhe një heshtje gjeometrike, duke vazhduar t'i sodisësh, këta nisin të lëvizin, gjallërohen, variojnë. Në ta ndjej së pari një vështrim shpirtpërkëdhelës ndaj shikuesit, pastaj, një rrjedhë të gjallë që depërton brenda botës së tij. Kjo është një muzikë metafizike e cila e bën shpirtin të dridhet nga kënaqësia mes një harmonie të pazë. Vetëm se këtë muzikë e dëgjojnë jo veshët, por zemrat dhe, duke e dëgjuar, zemrat ngjiten drejt një bote krejt tjetër. S'e kuptoj se ç'mu ndodh duke i soditur këto shkrime! Në to ka një fytyrë magjepsëse që ma rrëmben shpirtin, një det bukurie, një atmosferë që ma preh zemrën me dridhje të ëmbla! Po ju, a i ndjeni këto?.."

Prandaj, si rrjedhojë e kësaj specifike të natyrshme, të pranishme qoftë edhe relativisht në gjendjen e fillimit të kaligrafisë së teksteve të shenjta para se kjo të arrinte konsistencën e sotme, **Hz. Aliu** (r.a.) pati thënë:

"Bëjuni të mirë fëmijëve tuaj me kaligrafinë e teksteve të shenjta, sepse kjo është më e rëndësishmja e punëve dhe më i madhi i gëzimeve!"

Ky aspekt i kaligrafisë së teksteve të shenjta, domethënë, mbytja e zemrave në gëzim, tërheq ndaj vetes çdo njeri që zotëron pak a shumë ndjenjën e së bukurës. Eshtë e pamundur të përkufizohet kënaqësia shpirtërore e marrë brenda botës së tij të perëndishme.

Përfundimisht, mund të themi se kaligrafët e shkrimeve të shenjta kanë bërë përpjekje për t'i reflektuar në veprat e veta me anë të një kompe-

tence dhe vëzhgimi të thellë bukuritë e shfaqura në këtë botë nga Allahu, krijuesi dhe drejtuesi i gjithësisë, dhe, duke i futur dhe shumëzuar në sinteza të reja me njëra-tjetrën në imagjinatën e tyre mundësitë e ekuilibrit të marra nga natyra, e ngjitën kaligrafinë e teksteve të shenjta në një kulm përtej imagjinatës!

Duhet pohuar se asnjë shkrim në botë nuk është ngjitur në një kulm që të mund të konsiderohet në këtë mënyrë, vepër arti. Le të përcjellim, këtu, një kujtim mbi këtë.

Ndërsa **kaligrafi Hamid Ajtaç** po punonte mbi një porosi në fabrikën e qelqit "Pashabahçe", i shkoi pranë një person me detyrë dhe, pasi e soditi për një copë herë tërë admirim dhe miratim, e pyeti me kureshtje:

"Mjeshtër, këtë nivel nuk e shohim në shkrime të tjera! Si u bë që ky art i mrekullueshëm arriti në këtë nivel të lartë?"

Mjeshtri Hamid Ajtaç iu përgjigj:

"Me anë të tre specifikave themelore…"

Dhe vazhdoi:

*"**Së pari**, ky shkrim ka një mijë vjet që zhvillohet. **Së dyti**, në strukturën e tij ndodhen mundësi të fshehta, si butësia dhe harkimi, gjë që përputhet me strukturën shpirtërore të njeriut. **Së treti**, arriti të bëhej një art i tillë i mrekullueshëm si rezultat i përpjekjeve dhe emocionit fetar të pandërprerë, linjat e tij morën formën e një poezie të pazë por jashtëzakonisht të rrjedhshme që i ekspozon shpirtrat.*

*Ndër këta faktorë, i treti është më i rëndësishmi. Kaligrafët e shkrimeve të shenjta kanë qenë dhe janë njerëz që janë shquar me nevojën e shkrimit dhe përhapjes së Kur'anit të Shenjtë në mënyrën më të bukur. Pra. ajo çka e ka bërë këtë shkrim, bukurshkrim, është përpjekja për ta shkruar Kur'anin."*

Me të vërtetë, modelet e artit islam të kaligrafisë së teksteve të shenjta i kanë shërbyer një qëllimi të madh jo vetëm me bukurinë e formës, por edhe me përmbajtjen e tyre. Gjithashtu, në fakt, në përparimin e këtij arti ka luajtur rol lartësia sublime e këtij qëllimi. Sepse po t'u hedhësh një vështrim tabelave të varura në mure, vihet re se përmbajnë ose një ajet Kur'ani, ose një hadith ose porosi profetike, ose një fjalë të bukur. Në përgjithësi, kanë vlerën e një këshille dhe mësimi për ata që u ndesh shikimi në to. Veçanërisht përshkrimet e figurës profetike janë bërë tregues shumë i bukur i dashurisë për Profetin (s.a.s.) dhe edhe ixhazetnamet, domethënë, certifikatat e aftësimit si kaligraf po në këtë mënyrë janë përgatitur. Në mënyrë të posaçme, shkrimi (kopjimi në dorëshkrim) i teksteve të Kur'anit

është konsideruar për çdo kaligraf si një detyrë përjashtimore dhe begati për çdo kaligraf si dhe pothuaj çdo kaligraf tek osmanët ka treguar një kujdes dhe delikatesë të veçantë. Mund të thuhet se s'ka kaligraf që të mos ketë shkruar tekst Kur'ani. Kurse disa prej tyre kanë shkruar shumë tekste Kur'ani , duke e parë këtë veprimtari si kapital të tyre për jetën e pasme, ahiret.

Në lidhje me specifikën e begatisë së këtij shërbimi të bërë ndaj Kur'anit të Shenjtë, **Emin Saraç Hoxhefendiu** përcjell prej **Abdylkadir Bekliut** nga parësia e Medinës, një rrëfim të tillë plot kuptim dhe urtësi të shënuar në Protokollet e Gjykatës Juridiko-fetare të atyshme.

Kishte ndodhur stina e haxhit. Në Medinë nxirret në ankand një tekst i Kur'anit të Shenjtë, i shkruar me një shkrim mjaft të bukur. Haxhinjtë e ardhur nga vende të ndryshme, sodisin shkrimin e tij të hijshëm e të këndshëm dhe ofrojnë çmim. Atë mes, një haxhi turk që afrohet me kureshtje tek teksti i Kur'anit, pasi e sheh dhe e njeh shkrimin e tekstit, bërtet i mahnitur:

"Po ky është Kur'ani i Shenjtë i shkruar prej tim eti!"

Dhe shton:

"Mirëpo, sipas porosisë që pati lënë ai vetë, ne ia patëm futur Kur'anin në varr!"

Pastaj, haxhiu turk përpiqet ta zgjidhë fshehtësinë e kësaj ndodhie. Pasi ngjarja u tregohet personave përkatës që kishin pasur lidhje me ngjarjen, dalin në shesh këto të dhëna:

Meqë në varrezën "Xhennetul Baki" të Medinës nuk kishte më vend, ishte bërë praktikë që, herë pas here, në vendin e varreve të vjetra të bëheshin varrime të reja. Kështu ndodh që, kur e hapin një varr pak a shumë të vjetër për të varrosur një person të porsavdekur, vënë re se i trupi i të vdekurit të mëparshëm kishte mbetur i paprishur fare dhe mbi të ndodhej një tekst i Kur'anit. Të gjithë të pranishmit mbeten të mahnitur! Ndërkaq, personat e ngarkuar me atë detyrë, e heqin nga varri tekstin e Kur'anit. Pasi këshillohen me njëri-tjetrin, vendosin që ta nxjerrin në ankand dhe paratë që do të merren nga shitja, t'i depozitojnë në thesarin e shtetit me qëllim që të përdoren për shërbime ndaj bashkësisë së Muhammedit.

Haxhiu turk të cilit i përloten sytë nga këto që merr vesh, e tregon vetë vazhdimin e kësaj ngjarjeje mësimdhënëse.

"Im atë ishte një kaligraf osman. Çdo vit shkruante një tekst Kur'ani

dhe me të e siguronte jetesën. Ndërkaq, ai kishte një tekst Kur'ani që e shkruante me një kujdes dhe përkushtim të veçantë. Aq bukur ishte shkruar sa njeriu s'ngopej së pari. Im atë e shkruante atë pa u ngutur aspak, me një dëshirë dhe kënaqësi të papërshkruar sikur të deshte të vinte në të tërë aftësinë dhe mjeshtërinë e vet. Pas një kohe të gjatë të kaluar me durim, më në fund, doli në shesh një kryevepër e mrekullueshme. Ati ynë që e kishte arritur atë sukses, i mbushur tejet me ndjenjën e falenderimit dhe gëzimit, na mblodhi neve, të bijtë, dhe na tha kështu:

*"Bijtë e mi! Unë e shkrova këtë tekst të Kur'anit të Shenjtë që të më bëhet ndërmjetësues në jetën tjetër, ahiret! Porosia ime për ju është që, pasi të vdes, ta mbështillni atë mirë e mirë dhe të ma vendosni mbi gjoks!"*

Edhe ne ia çuam në vend porosinë kur vdiq!

Ja, pra, e panjohura e vërtetë e cila më gëzoi aq sa edhe më la të mahnitur mua, është pikërisht fakti se, megjithëse im atë qe varrosur së bashku me Kur'anin në Stamboll, vite më vonë u gjet në tokat e bekuara dhe në një varrezë të bekuar!"

Ata që e njohin këtë eveniment, e dinë se besimtarët që vdesin, disa herë nuk lihen në dherat ku janë varrosur, por, me urdhrin hyjnor, barten në vende për të cilat janë të denjë. Ky eveniment quhet **"nakl-i kubur"**, **"transferimi i varrit"**. Meqë ngjarje të tilla janë përjetuar më shumë në tokat e bekuara, njerëzit e mirë të Medinës së Ndritshme e njohin këtë të vërtetë që shumë herët më parë. Ka edhe nga ata që e kanë vëzhguar personalisht një ngjarje të tillë. Shkurt, fakti që ata që kanë vdekur në ato vendbanime të bekuara dhe janë varrosur po atje pa qenë të denjë për këtë, janë shkëmbyer nga engjëjt me ata që kanë vdekur në dhera të tjera dhe janë varrosur në ato dhera ndërkaq që kanë qenë të denjë të varrosen në tokat e bekuara, është një nga të vërtetat e përjetuara.

Ky është një meritim përjashtimor, në sajë të të cilit, edhe kaligrafi për të cilin po flasim, ka merituar një favor të tillë, domethënë, ndërmjetësimin e Kur'anit për paqëtimin e shpirtit të vet, si rrjedhojë e begatshme e veneracionit, shërbimit dhe besnikërisë së tij ndaj Kur'anit!

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka porositur:

اَلْقُرْاٰنُ شَافِعٌ مُشَفَّعٌ

*"Kur'ani është ndërmjetësues për falje dhe ndërmjetësimi i tij është i pranuar*

*dhe i pëlqyer (tek Allahu)!"*

Eshtë si rrjedhojë e këtij hadithi profetik ose, e thënë ndryshe, e kësaj porosie profetike, që, për të merituar ndërmjetësimin e Kur'anit, kaligrafët e Kur'anit e kanë bërë kurorë për vete shërbimin ndaj Kur'anit!

❀

Këtu është një specifikë me rëndësi po aq sa dhe kaligrafia e teksteve të shenjta, mbi të cilën duhet përqendruar me përparësi, veneracioni ndaj shkrimeve të shenjta, posaçërisht ndaj teksteve të Kur'anit të Shenjtë dhe të haditheve profetike. Dijetarët fetarë u bëjnë një përmbledhje të tillë konkluzioneve juridike fetare të kësaj specifike:

Ndaj shkrimit (të teksteve të shenjta) dhe fletëve të shkruara duhet treguar veneracion. Nuk duhet shkelur mbi to, nuk duhet ulur mbi to, nuk duhen parë dhe trajtuar ato me nënvleftësim. Nuk duhet të hidhen ndër këmbë dhe në vende të papastra ose të fëlliqura, nuk duhen përdorur nëpër vende të papërshtatshme e të këqija. Urdhrat dhe ndalimet e fesë ose, e shprehur ndryshe, konsideratat e fesë mbi shkeljet në këtë specifikë, janë të gradëve të ndryshme sipas përmbajtjes së shkrimeve. Disa herë, shkeljet shkojnë gjer në haram dhe blasfemi[144]. Sepse mungesa e respektit dhe konsideratës e treguar për veprën është mungesë respekti dhe konsiderate për autorin. Eshtë për këtë arsye që, ata që janë të pajisur me moralin islam, krahas respektit për shkrimet dhe sendet e shkruara, u kanë dhënë vlerë të veçantë mjeteve të shkrimit, si lapsave, bojës dhe letrës. Veçanërisht edhe ciflat e lapsave[145] prej kallami me të cilët shkruanin tekstet nga Kur'ani i Shenjtë dhe hadithet profetike, duke e konsideruar këtë shenjë pjekurie në mendim dhe sjellje. Përgjithësisht, në këtë specifikë, është tërhequr vëmendja mbi të fshehtën e shprehjeve hyjnore:

نٓ وَالْقَلَمِ وَ مَا يَسْطُرُونَ

**"Nun.** (Betohem) **Për kalemin dhe shkrimet** (e atyre që mbajnë kalem)**, se..."** (el-Kalem, 1)

144. Në origjinal, përkatësisht: haram, veprim i ndaluar, i pabekuar, i dënueshëm rëndë si mohimi; kufr: këtu, jo thjesht mohim, por blasfemi, fyerje. (Përkthyesit).

145. Në të gjitha rastet në këtë kapitull kur flitet për kalem ose laps, është fjala për ato lloj penash me majë shpatuke të harkuara dhe të brimuara, të përgatitura kryesisht prej kallami ose edhe druri nga vetë kaligrafi ose disenjatori sipas nevojave të veta. (Përkthyesit).

وَكِتَابٍ مَسْطُورٍ فِى رَقٍّ مَنْشُورٍ

“(Betohem) **Për Librin e shkruar radhë-radhë mbi lëkurë të hollë…”** (et-Tur, 2-3)

Këtu, Allahu i Lartë i ka bërë objekt të konsideratës së vet kalemin (penën), shkrimet, materialin mbi të cilin është shkruar, si dhe Librin.

Ndjeshmëria ndaj çështjes e etërve tanë të cilët e kanë kuptuar dhe njohur këtë konsideratë, është tejet domethënës:

I ndjeri **Hamdi Jazër** i cili më vonë u bë një mufessir [146] i njohur i Kur’anit, pati ardhur në Stamboll në moshën trembëdhjetëvjeçare dhe pati hyrë në medresenë e Shën Sofisë së Vogël[147]. Atje, përveç mësimeve që merrte, përfitonte edhe nga shërbimet e një personi të bekuar, të quajtur **Haxhi Kamil Efendi**. Vetëm se Hamdiu i vogël dëshpërohej nga mendimi se mësuesi i tij plak ndjente vështirësi dhe mundohej duke hyrë e duke dalë nga dhoma e vet e cila e kishte pragun diçka më të lartë se normalisht. Më në fund, Hamdiu mendoi një zgjidhje dhe vendosi pjerrtazi në prag kapakun prej dërrase të një kutie ambalazhi vajguri. Mbi dërrasë kishte një shkrim rumanisht. Të nesërmen në mëngjes, kur erdhi dhe e vuri re dërrasën, mësuesi plak pyeti:

“Kush e vuri këtë kapak këtu?”

Dhe kur e mësoi se e kishte vënë vetë Hamdiu i vogël, e thirri dhe i tha në mënyrë alegorike:

“O bir, na ke vënë nën këmbë një lëkurë shalqiri të tillë që, edhe sikur të mos kemi asnjë mëkat, ky mjafton për të na bërë të rrëshqasim e të rrëzohemi në mëkat!”

Sapo Hamdiu i vogël do t’i thoshte se shkrimi mbi dërrasë nuk ishte nga tekste islame, Kamil Efendiu, duke mos i dhënë rast ta ndërpriste, vazhdoi:

*“O bir, edhe muslimani, edhe kaurri kanë shkrime, mirëpo shkrimet vetë nuk janë as muslimane, as kaurre! Shërbimi që bën njëri, bën edhe tjetri. Mjafton që të mos përdoret në vend të keq dhe në rrugë të shtrembër! Çdo shkrim që i vlen së*

146. **Mufesir** (arab.); fjalë e prejardhur nga fjala tefsir, koment (i teksteve të shenjta, kryesisht, Kur’anit), ekzegjezë, komentator i Kur’anit. (Përkthyesit)

147. Në origjinal: Küçük Aya Sofya. Kështu quhet xhamia e vogël ose, thjesht, faltorja e ndërtuar po me emrin e Shën Sofisë. (Përkthyesit).

*mirës dhe mbarësisë dhe që i shërben të Vërtetës, Zotit, duhet respektuar! Jo më kot është betuar Allahu i Lartë në Kur'an mbi shkrimet dhe shkruesit. Aman, ki kujdes, o bir!"*

Dhe e ngriti copën e dërrasës që aty!

Etërit, të parët tanë që tregoheshin kaq të ndjeshëm për shkrimet e tjera, gjithsesi kanë treguar respekt dhe veneracion më të madh ndaj shkrimit islam dhe veprave të shkruara me këtë shkrim. Kështu, janë të njohura disa sjellje të holla etike tradicionale të veneracionit ndaj shkrimeve dhe teksteve përkatëse, si ngritja e një shkrimi islam të rënë aksidentalisht përtokë dhe puthja dhe vënia tri herë në ballë, mbajtja e shkrimeve dhe teksteve të tilla mbi mes e lart, vendosja rregullisht mbi vende të ngritura, djegia dhe groposja e ciflave dhe mbeturinave të lapsave. Ky veneracion dhe kjo etikë është zbatuar posaçërisht me më shumë korrektesë dhe pedantizëm për Kur'anin e Shenjtë. Duke u bazuar në deklaratën kur'anore në vijim, libri i Allahut kurrë nuk është prekur pa abdest:

لَا يَمَسُّهُ اِلَّا الْ مُطَهَّرُونَ

**"Atë** (Kur'anin) **mund ta prekin vetëm ata që pastrohen!"** (el-Vakia, 79)

Shfaqjet e veneracionit të etërve tanë ndaj Kur'anit nuk janë vetëm këto. Eshtë jashtë çdo diskutimi se faktori esencial që i pati bërë ata zotërinj të botës, ka qenë shërbimi i sinqertë ndaj Kur'anit dhe fakti që ata e kanë ndjerë sinqerisht se kanë qenë shërbëtorë të Kur'anit!

Siç e kemi shprehur dhe pohuar qysh në krye, pa asnjë dyshim, më i madhi i shërbimeve ndaj Kur'anit ka qenë arritja e kulmit të përkryerjes në artin e kaligrafisë me synimin për të mund ta shkruar Kur'anin me një bukuri të denjë për të. Mund të thuhet se kaligrafia e teksteve të shenjta zë vend në krye të arteve në të cilat osmanët patën më shumë sukses. Ndërkaq, duhet theksuar se bota arabe, madje, nuk ka treguar dot denjësi sa osmanët në këtë drejtim. Në saj të dërgimit për herë të parë të kaligrafit Shevki Efendi në Egjipt nga sulltan Abdylazizi, mes tyre nisën të duken kaligrafë të aftë edhe pse pamundësisht të krahasueshëm me kaligrafët tanë në bukurinë e shkrimit. Shprehja që vazhdon ende sot të deklarohet nga bota islame se **"Kur'ani i Shenjtë zbriti në Hixhaz, u këndua në Egjipt dhe u shkrua në Stamboll"**, gjithashtu vazhdon të mbahet gjallë nga duar mjeshtërore më të njëjtin vitalitet!

Shkurt, ashtu siç e kemi paraqitur, ky art ka dalë në pah dhe është

shquar si i posaçëm vetëm për muslimanët! Sepse gjer më sot, edhe nëse shumë e shumë jomuslimanë kanë shpenzuar kohë dhe punë në këtë rrugë, kurrë nuk kanë mundur të arrijnë në një rezultat të plotë. Edhe kjo e vërtetë tregon se kaligrafia e teksteve të shenjta, e quajtur në terminologjinë përkatëse "hüsn-i hat", ka qenë dhe ka për të mbetur e posaçme vetëm për Islamin dhe muslimanët!

**Zoti ynë! Falu edhe zemrave tona një pjesë nga etika e bukur, delikatesa, thellësia dhe hijeshia shpirtërore që i reflektohet bukurshkrimit të teksteve të shenjta si shfaqje e dashurisë për Allahun e pranishme organikisht në zemrat e kaligrafëve, emrat e të cilëve i përmendëm apo nuk i përmendëm këtu!**

**Amin, ashtu qoftë!**

# POEZIA TE OSMANET

Poezia te osmanët ka qenë një faktor i madh ndikues i cili ushtronte efekt të fuqishëm në formimin dhe pjekurinë shpirtërore në mënyrën më të përsosur të shoqërisë, nga padishahu i cili ndodhej në pozitën më të lartë të shtetit, gjer te individi i zakonshëm i popullit.

Sepse poezia ka qenë qysh në krye të herës një fushë që ua zgjeron njerëzve horizontin, që ua thellon ndjenjat, që, me anë të delikatesës së meditimit dhe ndjenjës, e hollon aftësinë perceptuese dhe njohëse. Dhe poezia e cila, me emërtimin e saj leksikor "shiir" në osmanisht, ka lidhje leksikore gjithashtu me fjalën osmanishte "shuur" që do të thotë "vetëdije", përbën një kënaqësi estetike me forcë ndikueshmërie të lartë! I Dërguari i Allahut (s.a.s.) thotë:

*"Pa dyshim, në disa shprehje ka një fuqi magjepsëse!"* (Ebu Davud)

Eshtë si rrjedhojë e kësaj të vërtete, që osmanët treguan interesimin dhe konsideratën e duhur për këtë fushë dhe e çuan më përpara kulturën poetike të pasur që u qe lënë trashëgim nga Anadolli.

Mund të thuhet se, te osmanët, poezia ishte një shkollë krejt e veçantë e cila mundej t'i fliste çdo zemre sipas nivelit të saj, ishte një kandil që i ndriçonte netët e errta. Ishte një udhërrëfyes. Ishte këshillues. Ishte ngushëllues. Ishte interpretues i ndjenjave. Ishte një armë kundër armiqve. Ishte një mjek shërues dhe enigmatik që i mjekonte dhe lidhte zemrat e plagosura. Ishte një ekstazë që i ngrinte peshë zemrat. Ishte një mjet që e çonte robin te Zoti. Ishte ndezësi i dashurisë ndaj Profetit. Ishte një pasion. Një pasion i tillë që e niste gjithmonë njeriun si udhëtar të horizonteve sublime! Nga ky aspekt, poezia bënte vend edhe në kujtesën e një individi të zakonshëm të shtresës më të ulët. Pothuaj nuk kishte njeri që të mos dinte të paktën disa vargje!

Poezia e cila e merrte ngjyrën dhe harmoninë nga struktura shpirtërore e shoqërisë, te osmanët ishte bashkuar dhe shkrirë me besimin dhe kulturën shpirtërore (irfan). Dhe, si rezultat i kësaj, poetët krijuan lirikat fetare të emërtuara **tevhid**, ku përshkruhej uniteti dhe madhështia e Allahut, lirikat fetare të emërtuara **mynaxhat** që ishin lutje dhe përgjërime ndaj Tij, si dhe panegjirikët, të emërtuar **na'**t,[148] si lirika të ndjenjave personale të dashurisë së përkushtuar ndaj Profetit Muhammed (s.a.s.). Kështu, lindi letërsia e mrekullueshme liriko-filozofike "tevhid", lirika e lutjes plot përgjërim, "mynaxhat", si dhe lirika panegjirike "na't". Këto lloj lirikash u zhvilluan së bashku edhe me metodikën e tyre të shprehjes poetike ose, e thënë ndryshe, me metrikën përkatëse, e cila ishte e detyruar për çdo poet i cili dëshironte të shkruante në këto nëngjini. Përgjithësisht, poezia lirike e kultivuar e cila u quajt "divan", niste me një *tevhid* që pasohej, pastaj me një *mynaxhat* dhe një *na't*, të cilat përbënin, së bashku, *prologun*, dhe pastaj vazhdonte me temën apo temat bazë të trajtuara me një nëngjini të caktuar të poezisë së Divanit, si mesnevia, kasideja, gazeli, etj.

❁

Lirika fetare-filozofike **tevhid** përbëhet nga tekste poetike që bëjnë fjalë për ekzistencën dhe unitetin e Allahut, Zotit të vetëm të gjithësisë. Artistët me zemrën të mbrujtur me besim dhe irfan[149], i kanë shkruar këto lloj poezish pothuaj me një dëshirë dhe emocion adhurimi dhe janë thelluar me atë frymën shpirtërore të pashembullt të Islamit. Prandaj, tevhidet si lirika fetare-filozofike kanë kuptimin e reflektimit në fjalë, në mënyrë të natyrshme, të jetës së jetuar me ekstazën e besimit. Kështu, edhe ata që në veprat e tyre nuk kanë shkruar poezi më vete të kësaj nëngjinie, u kanë dhënë vend shprehjeve lidhur me çështjen ose në një dyvargsh, ose në veprat e tyre prozaike.

Në lirikat fetare-filozofike tevhid ka hapje dhe rrahje krahësh për fluturim të një gjendjeje shpirtërore entuziaste drejt horizonteve të pakufi. Veçanërisht tevhidet e shkruara nga poetët mistikë, e bëjnë zemrën të udhëtojë në një qiell krejt të veçantë të besimit. Në çfarë kënaqësie estetike të bukur e shpreh **Sulejman Çelebiu** tevhidin me atë stilin e tij të mrekullueshëm:

*Emrin e Allahut ta përmendë më parë*
*Çdo rob në çdo punë e ka për detyrë*

*Kur gjithë bota s'ishte, ai vetë ishte,*

148. Në origjinal, me radhë, **tevhid, münacât, na't**. (Përkthyesit)

149. I*rfan*, Kulturë fetare e shpirtërore. Shkalla më e lartë në njohjen mistike. Mistiku musliman që arrin këtë gradë quhet arif (Përkthyesit)

*I panevojë për t'u krijuar, i padetyruar ishte…*

*Kur ai ishte, njerëz dhe engjëj s'kishte,*
*Qiell e tokë, hënë dhe diell nuk kishte…*

Edhe poeti **Ahmedí** e trajton kështu tevhidin:

*Gjuhë e shpirt rrinë e thonë La ilahe il'lallah;*
*Plot është bota me La ilahe il'lallah…*

*E ndjen atë dritë veshi me dëgjim pa prá;*
*Edhe gjaku ndër damarë: La ilahe il'lallah…*

Sa i bukur është ky tevhid i Hirësisë **Hydaji**:

*Mbaje urdhrin e Mëshiruesit,*
*Në tevhid eja, në tevhid!*
*Të të freskohet besimi yt,*
*Në tevhid eja, në tevhid!*

*Ç'e pandeh ti se je?*
*Nga vdekëtari mos u gënje!*
*Zgjohesh këndshëm një ditë dhe*
*Në tevhid eja, në tevhid!*

*Hydajiun, pra, e dëgjo,*
*Pasionohu, u entuziazmo,*
*Pi këtë kevther e u turbullo,*
*Në tevhid eja, në tevhid!*

Kurse **mynaxhatet** ose lirikat e lutjes dhe përgjërimit janë poezi plot ndjenja pendimi dhe pendese për gabimet dhe mëkatet e bëra me dashje a pa dashje për shkak të natyrës njerëzore. Si sinonime të fjalës mynaxhat përdoren edhe termat fetaro-letrare, si tazarru, jakarish, duá dhe nijaz. Zemrat plot frikë ndaj Zotit janë në gjendje lutjeje dhe përgjërimi ndaj Allahut si kandilë që u dridhet flaka, kandilë të dobët e të frikësuar nga vdekja e ardhshme, nga dita e varrit dhe e llogarisë! Me një frikë të madhe, poeti Junus Emre thotë kështu:

*A mos vallë, ky halli im,*
*Nën dhé si do të jem?*
*Vendi ku do të shkoj e shtrihem,*
*A mos është plot akrepë, o Zot?*

*Kur shpirti të më jetë në të dalë,*
*Kur të jetë Azrailin duke e parë,*
*Kur këtë shpirtin të ma marrë,*
*A do ta kem të lehtë, o Zot?*

Te osmanët, në letërsinë e lutjes përgjëruese, mynaxhat, edhe sovranët botërorë nuk kanë qenë të ndryshëm nga individët nënshtetas të tyre! Sulltanët poetë, ndërsa i hapin duart dhe i luten Zotit me përgjërim për t'ua falur mëkatet, paraqiten si ajo gjethja e zverdhur në vjeshtë dhe si lypësa në portën hyjnore. Si njëri prej tyre, edhe sulltan Bajaziti II lutet me përgjërim kështu:

*Me kohë e tepruam në mëkat, kundërshtim e faj,*
*Zoti ynë, o Zoti ynë, na fal ne, ne fal!*

Mynaxhat ose përgjërimi ka rëndësi shumë fetarisht ngaqë është shprehje dobësie dhe shenjë e strehimit vetëm në selinë hyjnore! Zoti urdhëron:

قُلْ مَا يَعْبَؤُا بِكُمْ رَبِّى لَوْ لَا دُعَآؤُكُمْ

"(O i Dërguar!) **Thuaju: "Po të mos faleni e po të mos luteni, pse Zoti t'ju japë vlerë?"** (el-Furkan, 77)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) urdhëron:

*"Lutja është arma e besimtarit!"*

*"Lutja që pranohet më shpejt është lutja që bën një besimtar për një vëllain e tij besimtar!"*

Siç rrëfehet, sulltan Ahmeti I kishte ndenjur shtrirë i sëmurë për një kohë të gjatë pa gjetur shërim. Më në fund, në sajë të lutjeve të besimtarëve, u shërua. Këtë ai vetë e shpreh kështu:

*Lutja e të gjithë muslimanëve u pranua*
*Dhe më erdhi shërimi mua hamdulil'lah…*

Sulltan Ahmeti I i cili, në sajë të udhëzimit dhe orientimit shpirtëror të Hirësisë Mahmud Hydaji, nuk krenohej me mbretërimin material formal, por dëshironte mbretërimin e vërtetë, atë shpirtëror, i lutet kështu me përgjërim Zotit:

*Më dhurove shumë të mira në dukje,*
*Në tokën e Sulejmanit mbretërim më dhé;*
*Me dashurinë për ty plot gjuhë e zemër*
*Të luten: Bëmë sulltan në botën me idé…*

*Me favorin tënd jepmë ngushëllim*
*Se me këtë kurorë e fron nuk vjen ngushëllim;*
*Duke i dhënë Hydajiut tërë të mirat,*
*Në botën e kuptimit bëmë mua sulltan!*

*Kjo botë e vdekshme nuk ka kuptim,*
*Mallin dhe pasurinë e ka si iluzion…*
*Jepmë në ditën e ndëshkimit fuqi të lartë,*
*Në botën e kuptimit bëmë mua sulltan!*

Në të njëjtën kohë, përgjërimet shprehin edhe dashurinë për Allahun. Prandaj, poeti Ahmed Dai përgjërohet i djegur kështu:

***“Ndamë mua prej meje, por prej teje mos më ndaj!”***

Edhe ne, si të merrnim pjesë në këto lutje të bukura, themi: **“amin, ashtu qoftë!”**

❀

Sa për panegjirikët (**na’t**), edhe këto produkte letrare përbëjnë një vend të veçantë në pasurinë letrare-shpirtërore të osmanëve. Duke u mbështetur në parimin se dashuria për Allahun është e mundur vetëm duke e dashur edhe Profetin (s.a.s.), poetët, me anë të panegjirikëve, janë bashkuar si një karvan dashurie dhe pasioni me skajin gjer në kiamet, në një pikë: në lirikat zemërpërvëluese për Zotërinë e Botëve.

Në panegjirikët janë trajtuar në mënyrë lirike tema të tilla, si “i Dërguari i Allahut (s.a.s.) është *habibullah*, i dashuri i Allahut”, “miraxhi”, “dashuria e Profetit për ummetin, bashkësinë e tij”, “shefaati ose ndërmjetësimi për falje i Profetit në ditën e llogarisë”, etj. Panegjirikët me përmbajtje tematike të pasur janë, në poezinë osmane, shfaqje të pamënjanueshme afërsie dhe dashurie. Çdokush që ishte poet, nga njeriu i thjeshtë i popullit, te padishahu, ka dhënë vepra shumë të çmuara në këtë lloj lirike. Ndër sulltanët, janë shumë të njohur panegjirikët e Selimit të Rreptë dhe Ahmetit I. Veçanërisht panegjirikët e Fuzuliut dhe Sheh Galibit janë të pashoq në fushën e tyre. Sidomos dyvargshet si më poshtë të Fuzuliut dhe Sheh Galibit janë bërë dyvargshe-kryevepër të lirikës osmane të panegjirikut dhe, duke u përçuar brez pas brezi, kanë fituar pavdekshmëri si kënaqësi dashurie dhe pasioni shpirtëror që i mbruan zemrat.

Fuzuliu është shprehur kështu:

*Le ta ujitë kopshtari trëndafilishten, pa mundim,*
*S'të çel fytyra trëndafil një mijë trëndafilishte në ujittë;*

Kurse Sheh Galibi thotë:

*Ti je përlavdërues, falenderues, i përlavdëruar, imzot,*
*Nga Zoti i mbështetur je mbret për ne, imzot!*

Në vitin 1678, poeti Nabi u nis për në haxh së bashku me disa burra shteti. Kur karvani iu afrua Medinës, nga emocioni, Nabiu mbeti pa gjumë. Ndërsa të gjithë po flinin, Nabiu vuri re se njëri nga pashallarët që merrte pjesë në karvan, kishte zgjatur në mënyrë të pavullnetshme këmbët drejt Medinës së Ndritshme. I prekur thellë nga kjo situatë, filloi të shkruajë panegjirikun që u bë i famshëm.

Ndërsa karvani që ishte zgjuar dhe nisur për rrugë qëmenatë, po i afrohej Medinës afër namazit të agimit, Nabiu dëgjoi që nga minaret e Medinës po këndohej panegjiriku që porsa e kishte mbaruar së shkruari:

*Kujdes sjelljen, vendi i të dashurit të Zotit është ky;*
*Eshtë vendvështrimi hyjnor, është posti i Mustafait ky!*

*Plot edukatë hyr, Nabi, me këtë kusht, në këtë selí;*
*Engjëjt i përsillen, buzët ku vënë profetët është pragu ky!*

I emocionuar tejet nga kjo situatë, Nabiu e kërkoi muezinin, e gjeti dhe e pyeti:

"Nga kush dhe si e mësove këtë panegjirik?"

Muezini iu përgjigj:

"Këtë natë, në ëndërr, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) na tha:

"Një poet nga ummeti im, me emrin Nabi, po vjen të më bëjë vizitë. Ai është i mbushur plot ndjenja afërsie dhe dashurie pasionante për mua. Prandaj, priteni duke e kënduar nga minaret panegjirikun që e shkroi vetë!

Dhe, ja, ne e çuam në vend këtë urdhër profetik!"

Nabiu filloi të qajë me ngashërime. Edhe qante, edhe thoshte:

"Kështu, pra, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) paska thënë për mua **"ummeti im"**! Domethënë, dielli i dy botëve më paska pranuar mua si ummet të tij!"

Me pretekstin e panegjirikëve të shkruar për Profetin (s.a.s.), sa e sa vetë kanë gjetur dobi materiale e shpirtërore! Ndër këta, është i famshëm Hirësia Imam Busiri dhe rrëfimi për të. I paralizuar siç qe, ai shkroi për Profetin (s.a.s.) panegjirikun me titull "Kaside Byrde" ose, më saktë, "Kaside Byre", dhe u shërua![150]

Një natë, në ëndërr, ai e këndoi "Kaside Byrden" para Profetit (s.a.s.). Atëherë, Zotëria i Botëve, si rrjedhojë e atij panegjiriku, buzëqeshi dhe, duke buzëqeshur, e tundi lehtë trupin e bekuar siç tunden gjethet në degë, pastaj ia fërkoi Imam Busiriut gjymtyrët e paralizuara duke u bërë pretekst për shërimin e tyre!

Ja, pra, është si rrjedhojë e kësaj ngjarjeje me domethënie të thellë, që ky panegjirik nisi t'u këndohej të sëmurëve me qëllim që t'u shfaqej atyre forca shpirtërore e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) dhe, ashtu, të gjenin shërim. Duke u kthyer në një praktikë të zakonshme, i janë bërë lutje shërimi Zotit duke bërë për pretekst të Dërguarin e Allahut (s.a.s.).

Edhe poeti Kemal Edib Kyrkçyogllu është ndër ata që janë shëruar në këtë mënyrë. Ai pati nisur të shkruajë një panegjirik:

*Përjetësisht do ta dojë shpirti atë si të dashurin e vet,*
*Si kusht betimi, si synim të besimit të vet…*

Ai e nisi shkrimin e këtij panegjiriku me një motivim dhe vendosmëri të lartë shpirtërore. Ndërkaq, u sëmur nga kanceri dhe u shtrua në spital. Pasi e vizituan, mjekët u thanë njerëzve të familjes:

"Kanceri i është përhapur në të gjithë trupin! Shërimi i këtij të sëmuri është i pamundur! Spitali ose, më saktë, mjekësia e sotme nuk mund të bëjë asgjë për mjekimin dhe shërimin e tij! Prandaj, është më e përshtatshme që ditët e fundit t'i kalojë në shtëpinë e vet dhe mes njerëzve të familjes!"

Kemal Edib Kyrkçyogllu që e kuptoi si qëndronte puna, ngriti duart drejt selisë hyjnore dhe u lut kështu me sy të përlotur:

"O Zot, falmë jetë dhe shëndet për hir të të Dërguarit Tënd me qëllim që të mund ta mbaroj këtë panegjirikun që e fillova me qëllim për të merituar shefaatin, ndërmjetësimin e tij, për faljen time!"

Ky qëllim dhe kjo lutje e sinqertë pranohet te Zoti dhe Kemal Edib

150. Në fakt, kasideja me titullin "Kaside Byrde" (Kasideja e Hirkës) është panegjiriku që shkroi në të gjallë të Profetit, për të, Ka'b bin Dhuhejri. Ai e recitoi këtë panegjirik para të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) dhe, meqë i Dërguari i Allahut (s.a.s.) mbeti shumë i kënaqur, e zhveshi hirkën e vet dhe ia dhuroi poetit. Shën. i autorit.

Bej shërohet. Dhe vazhdon ta shkruajë panegjirikun e tij kushtuar Profetit. Edhe jeta e tij merr fund afërsisht shtatë vjet më pas, pasi e kishte përfunduar veprën e vet poetike dhe pasi iu shfaq një sëmundje tjetër.

Këto ngjarje janë favore dhe dhurata që Zoti u dhuron në këtë botë robve të tij të vërtetë të brumosur me afërsinë dhe dashurinë e Profetit (s.a.s.), ndaj të cilit Ai ka treguar konsideratë të veçantë duke e quajtur "habib", i dashur, i shtrenjtë. Pra, duhet menduar se sa i madh dhe i shkëqyer do të jetë shpërblimi i kësaj afërsie dhe dashurie në jetën tjetër, ahiret…

Panegjirikët janë bërë pretekst për krijimin e veprave të pavdekshme edhe në muzikë dhe kaligrafi. Edhe lirikat fetare-filozofike të quajtura tevhid, edhe lirikat personale të lutjes dhe përgjërimit të quajtura mynaxhat, bashkë me panegjirikët, janë melodizuar në shkallë të mrekullueshme, janë skalitur në tabela me anë të linjave të hirshme e të përkryera si monumente estetike që i përkëdhelin shpirtrat, si dhe, në formë tingujsh dhe zërash të këndshëm në teqe dhe xhami, kanë ushqyer afërsinë dhe dashurinë për Profetin! Shprehjet në këto tabela janë si interpretë entuziastë të ndjenjave të të pasionuarve zemërdjegur. Për shembull, eksklamacioni në vijim e merr me vete poetin apo këngëtarin e pasionuar dhe e çon gjer te sheshi i ringjalljes në ditën e llogarisë:

*I zhytur jam në detin e mosbindjes,*
*O Dërguari i Allahut, më ndihmo!..*

Nga ana tjetër, edhe fakti që, në mbështetje të urtësisë së krijimit të kësaj gjithësie me dashurinë për dritën muhammediane dhe të dedikimit të gjithësisë ndaj tij, Bezmialem Valide Sulltan, Nëna Mbretëreshë, skaliti në unazë vargjet në vijim, është rezultat i dashurisë legjendare të shfaqur në formën e një panegjiriku profetik:

*Muhammedi doli nga dashuria,*
*Ç'mund të dalë nga dashuria pa Muhammed?*
*Bezmialem me atë dashuri u lidh në jetë…*

Këngët e kësaj rruge dashurie u janë kënduar me ninanana edhe fëmijëve në djep:

*Ninanana Muhammedi im, fli,*
*Ninanana shpirt Ahmedi im, fli!*

Kështu, këto ninanana janë bërë këngët e para të ngulitura në kujtesën e foshnjave!

Të shumtë janë edhe panegjirikët në formë himnesh fetare të quajtura

ilahi. Ja një shembull i bukur nga gjuha e poetit Junus Emre:

*Jeta të qoftë fli në rrugën tënde,*
*Emrin të bukur, vetë i bukur, Muhammed!*
*Eja, këtë robin tënd të mjerë shpëtoje,*
*Emrin të bukur, vetë i bukur, Muhammed!*

*Kush është besimtar heq shumë mundime,*
*Por në ahiret ka shumë gëzime;*
*Mustafai i gjithë botërave është atje;*
*Emrin të bukur, vetë i bukur, Muhammed!*

*Ç'ta bëjë Junusi botën pa ty,*
*Ti je pejgamber i vërtetë, s'ka si ti;*
*Ikën pa besim kush nuk të ndjek ty,*
*Emrin të bukur, vetë i bukur, Muhammed!*

❀

Ja, pra, detyra e parë që kreu poezia te osmanët ishte të ngdhendte në zemra pasionin, ekstazën dhe dashurinë e shprehur më sipër. Nga ana tjetër, si rrjedhojë e thellësisë, delikatesës, hijeshisë, elokuencës, oratorisë, rrjedhshmërisë dhe rregullsisë në organizmin e poezisë, kjo fushë është përdorur edhe si një truall i veçantë dhe domosdoshmërisht i pashmangshëm në përgatitjen e personave të administratës, diturive fetare dhe *irfanit* si njerëz të ndjeshëm, delikatë dhe me shpirt të hollë. Me anë të kësaj është synuar që, me anë të lojërave ideore-kuptimore, të realizuara përmes një mijë e një thellësive logjike dhe shprehëse, përmes fjalive, simboleve dhe mjeteve artistike të ndryshme nga forma, në përmbajtje, është synuar, pra, t'i përftohet gjuhës një zhdërvjelltësi dhe kapacitet i veçantë.

Prandaj ka ndodhur që njëri nga synimet e osmanëve në poezi të ishte, duke u thelluar, kështu, në gjuhësi, ta kuptonin dhe konceptonin me një kompetencë më të qëlluar librin e Allahut si më e larta dhe më sublimja e fjalëve! Sepse osmanët ishin të vetëdijshëm se pasi të kishin arritur nivelin përkatës me anë të poezisë, e cila është kulmi i fjalës njerëzore, hapat e hedhur drejt rrokjes së fjalës hyjnore do të mund t'ia arrinin synimit. Me fjalë të tjera, poezia te osmanët ishte një nga faktorët kryesorë me ndikim në lartësimin sublim të botës afektive të individit. Dijetarët e hershëm kalonin nëpër një arsimim dhe edukim mjaft të thellë për sa i përket elokuencës, oratorisë, rrjedhshmërisë dhe rregullsisë së shprehjes, pastaj hynin në hollësitë e shkencave të tefsirit dhe hadithit. Sepse, gjithsesi, nuk është e mundur që një mendje e caktuar e cila nuk mundet ta përballojë fjalën njerëzore, të bëhet njohëse me kompetencë e të fshehtave dhe urtësive të fjalës

hyjnore. Prandaj, njeriu i cili e ka të mangët edukimin dhe aftësimin letrar, e ka të mangët edhe aftësinë mendore e konceptuale. Kështu që, preokupimi i njerëzve të tillë të mangët me Kur'anin dhe shkencën e hadithit sjell me vete edhe shumë gabime dhe keqkuptime.

Me të vërtetë, po të mendohen një sërë komentesh të thata e të mjera, me anë iluzionesh formale, të një sërë njerëzish të ditëve të sotme, veç të tjerash, edhe si pasojë e drejtpërdrejtë e paaftësisë së tyre në këtë drejtim, duke i këputur shprehjet letrare të Kur'anit të Shenjtë të shprehura me aluzione, alegori, metafora, paralelizma figurative dhe mjete të tjera të figuracionit letrar, nga kuptimi dhe synimi ideor esencial i tyre, rëndësia e kësaj specifike kuptohet më qartë. Kurse Kur'ani i Shenjtë ua tërheq vërejtjen atyre që, duke e vështruar atë si një libër të zakonshëm, tentojnë ta kuptojnë dhe shpjegojnë atë me një nivel të zakonshëm:

**"Po qe se drurët mbi tokë do të bëheshin lapsa (pena) dhe detrat, duke u shumëzuar me shtatë, do të bëheshin bojë, prapëseprapë fjalët e Allahut nuk do të mbaroheshin së shkruari. S'ka dyshim se Allahu është absolutisht epror dhe i urtë!"** (Lukman, 27)

Kjo do të thotë se, meqë është e pamundur që fjalët e Kur'anit të zotërohen me kompetencë në mënyrë të denjësishme dhe gjithëpërfshirëse, të paktën, në synimin për ta kuptuar atë, të tregohet një nivel serioz dhe i lartë, një denjësi formale dhe përmbajtësore dhe një kompetencë e thellë gjuhësore. Në të kundërt, bëhet e pamundur të parandalohet që të fshehtat dhe urtësitë fetare të cilat mundej t'i kuptonte edhe njeriu i djeshëm pa shkrim e këndim, të mos jetë në gjendje t'i kuptojnë një sërë pseudodijetarësh të ditëve të sotme.

Përveç detyrës që kryente poezia në këtë specifikë me rëndësi, te osmanët pothuaj kryente edhe po atë detyrë që kryen medja e ditëve të sotme. Me të vërtetë, tek osmanët, poezia pati realizuar një ndikim dhe pushtet të madh në drejtim të udhëzimit të masave popullore, të aktualizimit të çështjeve të shoqërisë, të shpalljes së zërit të zemrës së individëve. Kështu, askush nuk mundet ta mohojë funksionin që kryen gjatë gjithë historisë veçanërisht Junus Emre, Ashik Pasha, Sulejman Çelebi, Baki, Fuzuli, Sheh Galibi dhe sa e sa poetë të tjerë të zgjedhur!

Tek osmanët, kur bëhej nisja për në një fushatë ushtarake, krahas personelit ushtarak të të gjitha specialiteteve, në armatë përfshiheshin edhe tri klasa personalitetesh civilë:

1. Historianë dhe kronistë.
2. Sociologë.

3. Poetë.

Tek osmanët, poezia mundi të kryente e vetme punën që kryejnë sot së bashku gazetat, revistat dhe shumë organe të botimit dhe informacionit masiv. Edhe kjo e vërtetë pati luajtur pak a shumë rol në përgatitjen e poetëve gjigantë e të fuqishëm. Mund të thuhet që, nëse sot nuk përgatiten gjenialitete, kjo ndodh, përveç dëmtimit të hidhur që ka pësuar gjuha jonë sot së bashku me varfërinë e ndjenjave, për shkak edhe se fusha e mundësive dhe ndikimit të poezisë është dobësuar shumë në krahasim me të kaluarën.

Krahas të gjitha këtyre, duhet thënë edhe se Islami, siç ka kritere të caktuara në çështje të tjera, ka një sërë kriteresh edhe në specifikën e poezisë. Islami e ndan poezinë në dy lloje: negative dhe pozitive. Islami e refuzon kategorikisht poezinë negative duke i dhënë lejueshmëri vetëm asaj pozitive.

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) thotë kështu:

*"Poezia është si fjala: poezia me bukuri është e bukur; edhe poezia me shëmti është e shëmtuar!"* (Taberani)

Krahas kësaj deklarate, janë mjaft paralajmëruese deklaratat e bëra nga Profeti (s.a.s.) mbi poezitë me karakter servilizmi ose egoizmi të ulët, si dhe mbi poetët e tyre:

*"Për dikë është më mirë që të ketë në trup një vatër të mbushur me qelb, sesa një vatër të mbushur me poezi të keqe!"*

Në një ajet kur'anor, Zoti ka thënë në fillim kështu:

**"Sa për poetët, ndjekës të tyre bëhen perversët..."** (esh-Shuara, 224)

Pastaj ka deklaruar përjashtimin e kësaj:

**"Me përjashtim të atyre që besojnë dhe bëjnë punë të mira, që e përmendin Allahun shumë dhe që, kur u bëhet padrejtësi, e mbrojnë veten..."** (esh-Shuara, 227)

Kur Profeti (s.a.s.) po hynte në Mekë për të bërë "umren kaza"[151], Abdullah bin Revaha ecte para tij dhe thoshte kështu:

*"O të bijtë e qafirëve! Hapini rrugë! Sot do t'ju godasim juve sipas vahjit që*

151. Umreja e kryer një vit pas ngjarjes së Hudejbijes kur Profeti me shokë nuk u lejuan të hynin në Mekë për ta vizituar Qaben. (Përkthyesit)

*i ka ardhur atij, dhe do t'ju godasim duke jua ndarë kokën nga zverku, duke e bërë mikun të ikë prej mikut!"*

Hz. Omeri i foli ashpër:

"O Ibni Revaha, a po thua vjershë para të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) dhe në qytetin e paprekshëm të Allahut?"

Atëherë, Profeti (s.a.s.) ndërhyri dhe tha kështu:

*"Lëre atë, o Omer! Këto fjalë të tij veprojnë mbi ta (mbi mohuesit mekas) më shpejt e më fort se shigjetat!"* (Tirmidhi)

Lufta e Bedrit që është beteja më me rëndësi në historinë islame, pati nisur me duele poetike nga të dy anët.

Përballë satirave të politeistëve, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) u thoshte shokëve kështu:

*"Luftoni kundër politeistëve edhe me fjalën tuaj!"*

*"Si t'ju thonë, ashtu thuajuni edhe ju!"*

Një herë, përballë satirave të politeistëve, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) urdhëroi t'u jepej përgjigje atyre gjithashtu me satira, duke pyetur:

***"Kush do ta mbrojë nderin e besimtarëve?"***

Ka'b bin Malik, Abdullah bin Revaha dhe Hassani u ngritën në këmbë.

I Dërguari i Allahut i tha kështu Hasanit:

*"O Hasan, satirizoji ti ata!"*[152]

Hz. Aisheja (r.anha) thotë:

"Profeti (s.a.s.) vuri në faltore një minber të posaçëm për poetin Hasan. Hassani ngjitej e ulej në minber dhe recitonte ca vjersha në mbrojtje të Profetit. Dhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.) thoshte kështu:

*"Sa herë që Hasani ta mbrojë të Dërguarin e Allahut, Allahu i Lartë do ta mbështesë me anë të Shpirtit të Shenjtë!"* (Buhari, Ebu Davud dhe Tirmidhi)

152. I Dërguari i Allahut i kërkoi Hasanit t'i satirizonte politeistët duke e konsideruar satirën e Hassanit më të fuqishme. Në tekstin origjinal, këtë ide e jep autori duke e vënë në kllapa pranë fjalëve të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). (Përkthyesit)

Ditën e Kurajdha-s, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e porositi kështu Hassanin:

*"(O Hasan!) Satirizoji politeistët; pa dyshim, Xhebraili është me ty!"*

Dhe, ndërsa Hasani satirizonte politeistët, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) lutej:

*"Allahu im! Pranoje prej meje! Allahu im! Mbështete atë me Shpirtin e Shenjtë!"* (Buhari, Muslim, Ebu Davud)

Mbështetja e Hasanit nga Xhebraili do të thotë këtu që poeti Hasan të meritonte mbështetjen hyjnore dhe që poetit t'i vinte frymëzimi nga Allahu i Lartë në rrugën e së drejtës.

Një herë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) thirri Ibni Malikun për t'i satirizuar politeistët. Por duke mos e parë të mjaftueshme satirën e tij, thirri Abdullah bin Revahanë dhe, meqë edhe satirën e tij nuk e pa të mjaftueshme, thirri Hasanin. Pas satirës së tij, tha kështu:

*"Hasani i satirizoi (ata) politeistët; (kështu), edhe dha shërim, edhe gjeti shërim!"*

Në atë kohë, nën dritën e këtyre të vërtetave, në poezi u zhvillua dhe evoluoi **satira poetike** (*arab*. **hixhv**) si nënlloj i lirikës shoqërore me tematikë, si korrigjimi në atë mënyrë që të përputhej me pëlqimin e Allahut, mbrojtja e drejtësisë përballë padrejtësisë dhe dhunës, lufta kundër armiqve të Islamit. Ndërkaq, ashtu siç e shpjeguam më sipër, poezitë e kësaj tematike të dala jashtë synimit dhe që e patën kaluar masën në satirizim, kurrë nuk janë konsideruar të pranueshme dhe nuk janë pranuar!

Nga ana tjetër, një formë me rëndësi e lirikës së zhvilluar te osmanët ka qenë edhe **"poezia e urtësisë"**[153]. Këto lloj poezish që përmenden në shprehjet e bekuara të Profetit (s.a.s.), kanë kryer detyra të mëdha për ta orientuar shoqërinë dhe për ta përkryer atë. Ja si është shprehur, ndër të tjera, mbi këto poezi, Profeti (s.a.s.):

*"Pa dyshim, tek (disa nga) poezitë ka urtësi!"* (Buhari, *Ebu Davud*).

Prandaj, shumë poetë nuk kanë qëndruar indiferentë ndaj shkrimit të këtyre lloj poezive. Edhe populli i cili i ka pëlqyer këto poezi, i ka mësuar përmendësh dhe ka përfituar dhe vazhdon të përfitojë nga idetë dhe

153. Në origjinal: *hikemí shiirler*, poezi të urta ose të urtësisë. Në terminologjinë arabe, fjala *hikmet* do të thotë edhe *urtësi*, edhe *filozofi*. Shpesh, këto lloj poezish afrohen shumë si formë, por më tepër si përmbajtje, me poezinë didaktike. (Përkthyesit)

mësimet e tyre përballë situatave të ndryshme. Për shembull, dyvargshi si më poshtë i sulltan Sulejman Kanuniut-Ligjvënësit, vazhdon të na i stolisë edhe zemrat, edhe muret:

*Ndër njerëz, nuk ka gjë më me vlerë se një shtet,*
*Por shteti botëror, madje, s'vlen sa një frymë shëndet!*

Janë shumë të njohura poezitë e **Zija Pashës**, një ndër poetët më të suksesshëm në këtë gjini. Dyvargshet e tij pothuaj me vlerë proverbiale, janë me të vërtetë si pishtarë të shkëlqyer që i bëjnë njeriut dritë në jetë. Disa prej tyre janë kështu:

*Duhet qortuar kush s'hyn në rrugë me këshillë,*
*Kush s'urtësohet me qortim, do një dru të mirë!*

…

*Ç'kënaqësi ka, vallë, në ar e argjend të botës?*
*Njeriu i lë të gjitha këtu në udhëtimin e vdekjes…*

*Thonë se froni i Sulejmanit fluturoi në erë;*
*Në vendin e atij mbretërimi tani veçse fryn erë…*

*E dashura të iku, këmisha t'u gris, të mbeti një gotë verë;*
*A mos shpreson në të gdhirë të kësaj nate ndonjë të mirë?*

*Pasqyra e personit është puna, mos e shih ç'thotë;*
*Në atë që lë pas i duket se ç'mend ka pasë në kokë…*

*Njeriut i ka hije besa dhe në i bëfshin pabesí*
*Se Allahun e Lartë e ka ndihmës në të drejtë e drejtësi…*

Edhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i cili i miratonte poezitë e shkruara si urtësira, herë pas here e recitonte këtë dyvargsh nga mendësia e vet që synonte gjithmonë të mirën:

*"Ditët do të t'i shpjegojnë ty ato gjëra që ti s'i di…"*

Dhe, ashtu siç recitonte vetë, dëshironte edhe recitimin e poezive të bukura të tjera.

Me të vërtetë, disa janë shprehur kështu për të treguar vlerën e fjalës së bukur:

**"Po qe se tek Allahu do të kishte ndonjë gjë tjetër më të çmuar se fjala, atë do t'ua kishte zbritur njerëzve!"**

Ja, pra, synimi në poezi është rrokja e kësaj bukurie. Ja, sa bukur shprehet mjeshtri i fjalës, poeti i shquar i kohëve të vona, Nexhip Fazëll Kësakyrek:

*"Poezia është punë për kërkimin e të vërtetës.*

*Poezia nuk ka detyrë tjetër veç kërkimit të Zotit. Sepse në atë vend ku nuk ka fe, nuk ekziston asgjë, madje as asgjëja vetë! Kurse poezi dhe art s'ka që s'ka! Sepse, po qe se vlerat e larta e sublime të cilat e ushqejnë shpirtin e njeriut në bashkekzistencë me fenë, e humbasin burimin e tyre origjinal, nga kjo dobësi preket së pari poezia! Prandaj poeti është lypësi më i bukur i Allahut që mbush hyrjet e dyerve të xhamive jo si trup, por si ide!*

*Atje ku nuk ka besim dhe dashuri pasionante hyjnore, poezia mbetet vetëm si llafazanëri dhe servilizëm…*

*Poezia e vërtetë dhe e pranueshme është poezia e cila, pasi buron prej Zotit me rrugë të ndryshme shfaqjesh, kthehet për të hapur rrugë sërish drejt zotit duke i përmbysur të gjitha perdet! Edhe poeti bëhet poet nëse bëhet një bletë që nuk ulet për të mbledhur nektar mbi lule të tjera veç lules profetike!"*

**Allahu im! Në këto kohë kur edhe gjuha, ashtu si zemra na është dëmtuar shumë, na e mundëso përsëri të përgatisim poetë si Junus Emre, Ashik Pasha, Sulejman Çelebi, Fuzuli, Nabi, Hydaji dhe Sheh Galib, të cilët edhe gjuhën dhe fjalën të na e zbukurojnë, edhe zemrat të na i qëndisin dhe stolisin!**

**Amin, ashtu qoftë!**



*Mbreti i arifëve dhe i ashikëve:*

# POETI JUNUS EMRE

(1240?-1320?)

Hirësia poeti Junus Emre vjen në krye të burrave të së drejtës dhe së vërtetës të Anadollit musliman.

Të dhënat mbi lindjen, jetën dhe vdekjen e tij janë të paqarta. Megjithëkëtë, thuhet dhe pranohet njëzëri se ka bërë një jetë shumë të gjatë dhe se ka jetuar në fshatin Sarikoj të Sivrihisarit. Ato çka dihen përgjithësisht për të, përbëhen nga rrëfime legjendare dhe nga të dhënat që mund të nxirren nga poezitë e tij.

Hirësia Junus Emre ka hapur një brazdë si një gjeni zotërues i një pasurie të pashoqe për sa i përket edhe tasavvufit ose mistikës islame, edhe botës poetike që e përdori për ta shprehur atë. Zëri i tij i ftesës për tek Allahu, fryma e tij e cila i gatuan zemrat dhe hopi i tij sublim që shkon në botët e lartë, vazhdojnë të veprojnë ende. Ndryshe nga ç'ndodh me njerëzit në përgjithësi, ai nuk u fshi nga skena e historisë pasi u mbulua me dhé, përkundrazi, ndikimi i tij shpirtëror dhe begatues mbi zemrat vazhdoi dhe vazhdon të veprojë! Mund të thuhet se në sajë të eliksirit që piu dhe shpërndau, ai i kapërceu kufijtë e vdekëtarit dhe u përjetësua!

Periudha kur jetoi Hirësia Junus Emre përkon me kohën e shembjes së shtetit selçuk si rezultat i invazioneve mongole, me periudhat e krizave sociale të shkaktuara nga kjo shembje, me kohët kur u zhvilluan veprimtaritë intensive të hopeve dhe përpjekjeve të rimëkëmbjes, si dhe përfshin në vetvete periudhën e Osman Gaziut. Shkurt, në periudhën kur jetoi Junusi, shembja e madhe pati ndjekur një ecuri të shpejtë drejt një ngritjeje më të madhe, faktorët më kryesorë të së cilës patën qenë mistikët dhe vargu i miqve të Zotit.

Ashtu si jeta e individëve, edhe jeta e kombeve dhe popujve nuk ecën sipas një vije të drejtë e të rrafshtë, por, herë pas here paraqet zbritje e ngjitje. Kohët e lumturisë dhe fatkeqësisë ndjekin, gjatë historisë, njëra-tjetrën ashtu si vargmalet në natyrë. Shpirtrat e mëdhenj që e qetësojnë ndërgjegjen kolektive përballë një fakteqësie të vështirë për t'u përballuar, luajnë një rol të madh për t'i injektuar ndërgjegjes kolektive dorëzimin te Zoti dhe qëndrueshmërinë. Shpirtrat e mëdhenj kryejnë një shërbim të thellë e të vazhdueshëm po aq sa heronjtë kombëtarë që përbëjnë pretekste për mjekimin ose lehtësimin në plan të jashtëm të fatkeqësive, madje, disa herë, një shërbim më të thellë e më të vazhdueshëm se të tyrin!

Ja, Junus Emre ka qenë njëri nga këta! Ndërkaq, nëse këta shpirtra të zgjedhur futen në radhë sipas vlerës dhe ndikueshmërisë, s'ka asnjë dyshim se personaliteti që ka për të zënë vendin e parë, do të jetë **Junus Emre**! Sepse ai, përveç përpjekjeve të udhërrëfyesve shpirtërorë të tjerë për ta shndërruar besimin në eliksir jete dhe përjetshmërie që jeton në zemra, e ka çuar ekstazën dhe pasionin e bashkimit me Zotin, me anë të një arti kulmor sa edhe të thjeshtë, domethënë, me anë të poezive të tij të llojit të një stilistike të thjeshtë në pamje por komplekse në përmbajtje, shumë përtej kohës së vet dhe njeriut të kohës së vet!

Ndërsa nga njëra anë, Hirësia Junus Emre mjekonte dhe lidhte plagët e jashtme, të dukshme, nga ana tjetër mbyllte të çarat që kishin hapur te njeriu anadollian rrymat bestyte ezoterike, si dhe pasionin hyjnor ia reflektonte popullit me atë formë që e kishte reflektuar Islami nga bota e lartë e perëndishme. Me këtë aspekt, ai shquhet pothuaj me cilësinë e një Ahmet Jeseviu të Anadollit. Letërsia mistike e filluar me Ahmet Jeseviun, arriti kulmin me Junus Emrenë dhe, gjithashtu, atributi i poetit më të madh të kësaj letërsie i ka takuar Junus Emresë!

Siç kuptohet nga poezitë e tij, Junus Emre ka pasë marrë një arsim të mirë. Ai paraqitet si një person që e njeh Kur'anin e Shenjtë me kompetencë, që është i ambientuar me shkencat islame, si Tefsiri ose komenti i Kur'anit, Hadithi ose Tradita Profetike, Fikhu ose E Drejta Islame. Krahas përdorimit shumë të mirë të turqishtes, nga poezitë kuptohet se i ka njohur shumë mirë edhe arabishten dhe persishten.

Kurse dyvargshet e tij që thonë se ai s'ka ditur shkrim e këndim, janë, në të vërtetë, shprehje të parapëlqimit të modestisë nga ai. Sepse ai përdor ide nga Kur'ani, nga hadithet profetike dhe nga një sërë maksimash. Ai e kishte lexuar Mesnevinë e Mevlanait dhe ishte shprehur kështu:

*Qysh kur Sovrani Mevlana na hodhi vështrim,*

*Vështrimi i tij ekspozant është pasqyrë e zemrës sonë…*

Veçanërisht përkthimi poetik nga Hz. Junusi i një gazeli të Saadiut, poetit sundues të Lindjes, është një e dhënë që na jep ide mbi nivelin e tij shkencor!

❀

**Ç'është ajo që e bën Junusin Junus?** Ja, pra, e fshehta e gradës së lartë që zotëron ai, ndodhet brenda kësaj pyetjeje.

Kështu, sipas rrëfimeve legjendare të njohura, Junus Emre ishte një njeri i varfër i cili e siguronte jetesën me bujqësi. Një herë ndodhi një thatësirë e madhe dhe s'u muar asnjë prodhim. Varfëria e vu poshtë Junus Emrenë. Ai ndodhej në gjendje të pashpresë. Pasi dëgjoi se çdo njeriu i plotësohej kërkesa në dergahun e **Haxhi Bektash Veliut** së cilit ia kishte marrë vesh mrekullitë dhe ndihmat, u nis në rrugë për te Prijësi i Madh për të marrë drithë. Para se të nisej, duke u nisur nga parimi se "kush shkon duarbosh, kthehet duarbosh", mori me vete ca pjeshkë të egra mali. Kur arriti në dergah, u tha dervishëve:

"Unë jam njeri i varfër. Këto pjeshkë të egra ia solla Hirësisë si dhuratë. Ju lutem shumë pranojini dhe më jepni pak grurë, se na shkatërroi thatësira dhe uria…"

Pasi e mori vesh çështjen, Haxhi Bektash Veliu i zbuloi shpirtërisht aftësitë dhe margaritarët shpirtërorë që ndodheshin fshehur te Junusi, dhe tregoi interesim për të. Ai e mbajti Junusin si mik disa ditë në dergah. Por Junusi kërkoi leje nëpërmjet dervishëve për të ikur sepse familja po e priste t'u çonte grurë. Dervishët ia paraqitën kërkesën Prijësit. Haxhi Bektash Veliu çoi fjalë:

"Pyeteni Junusin: A do grurë, apo përkrahjen e evlijave?"

Junusi i pashpresë kërkoi grurë.

Haxhi Bektash Veliu dërgoi fjalë përsëri:

"Po të dëshirojë, t'i fryj aq herë sa ç'është numri i pjeshkëve të egra që më ka prurë!"

Duke ngulur këmbë në kërkesën për grurë, Junusi u përgjigj:

"Ç'ta bëj fryrjen unë? Mua më duhet grurë!"

Haxhi Bektash Veliu i çoi fjalë për të fundit herë:

"Po deshi, t'i jap përkrahje aq herë sa ç'është numri i farave të pjeshkëve që më ka sjellë!"

Edhe kësaj radhe, Junusi zgjodhi **grurin**!

Atëherë, me urdhër të Hirësisë së Tij, Prijësit, Junusit iu dha gruri që dëshironte dhe u përcuall për udhë. Ndërkaq, Junusi i cili u largua nga dergahu me gëzim sepse i ishte plotësuar dëshira, gjatë rrugës nisi të mendojë mbi gjithçka kishte ndodhur gjatë kohës që kishte qëndruar në dergah. Dhe, mendo e mendo, arriti ta kuptojë se ç'gabim të madh kishte bërë. Si përfundim, u kthye në gjysmë të udhës dhe nxitoi për në dergah. Kur arriti, u tha kështu dervishëve i shqetësuar dhe i penduar:

"O të bekuar! Merreni prapë grurin dhe bëjani të ditur Prijësit se kërkoj bekimin e tij! Le të ma falë të mirën për të cilën më foli!"

Por tashmë ishte vonë! Haxhi Bektash Veliu i çoi fjalë:

"Atë ia dhamë **Taptuk Emresë**! Tashmë çelësi i bekimit është në duar të Taptuk Emresë!"

Pas kësaj përgjigjeje, Junusi shkoi drejt e në dergahun e Taptuk Emresë. Ai ia tregoi atij gjithë ç'kishin ngjarë! Dhe Taptuk Emre i cili e dëgjoi në heshtje, i tha:

"Junus! Na shërbe, të të bekojmë!"

Pastaj i caktoi si detyrë të sillte dru për dergahun.

Dhe Junusi, zemra e të cilit digjej me ekstazën dhe emocionet e mundësisë për t'i njohur të fshehtat e Zotit dhe të së vërtetës, filloi ta kryejë detyrën që iu dha me një pasion të madh dhe dëshirë të paparë!

Duke u nisur nga indiferentizmi i disave përballë botës shpirtërore në kundërshtim me qëndrimin e Junusit i cili hoqi dorë nga gruri që këtu përfaqëson interesimin material dhe të përkohshëm, për të kërkuar dhuntinë e përjetshme në portën e së vërtetës, Arif Nihat Asja thotë kështu:

*"Ti, duke pyetur veten, "ç'bëra unë?", dite të kthehesh me vrap për tek bekimi, kurse ne jetojmë ende me frikën për grurin, o Junus!.."*

Me të vërtetë, sa e sa vetë ka që jetojnë me frikën për grurin, për bukën, dhe, në kundërshtim me këtë, sa pak vetë ka që shqetësohen për bekimin!

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) na porosit:

*"Më i dobishmi ndër ju është ai që, kur mbetet i detyruar të zgjedhë mes kësaj bote dhe përjetësisë, zgjedh përjetësinë!"*

Edhe Junusi, me zgjedhjen që bëri, sigurisht që u fut në karvanin e të lumturve më të dobishëm!

Jo vetëm kaq. Shërbimi i Junusit në dergahun e Hirësisë Taptuk Emre është legjendar. Junusi tregoi një zell të papërshkrueshëm për shumë vite me radhë në kryerjen e detyrës së sjelljes së druve në dergah, që i ishte dhënë, duke mos e ndërprerë qoftë edhe një ditë të vetme. Dhe ç'farë zelli! Një zell plot vëmendje që çdo dru të ishte krejt i drejtë!..

Hirësia Taptuk Emre i cili e dinte me imtësi këtë gjë, një ditë, mori në dorë një dru nga ato që kishte sjellë Junusi, dhe e pyeti:

"Junus! Po të pyes sot për një gjë që duhej të ta kisha pyetur prej kohësh: A që të gjitha të tilla janë këto dru? Që të gjitha, të drejta si shigjetë?"

"Që të gjitha ashtu, sulltani im!"

"A nuk ka asnjë të shtrembër?"

"Jo, asnjë, sulltani im!"

"Kaq vite me radhë, a nuk hase në mal ndonjë dru të shtrembër, Junus?"

Junusi i dha këtë përgjigje të famshme:

**"Sulltani im! Unë e di se nëpër portën tuaj nuk mund të hyjë asgjë e shtrembër, qoftë edhe dru!"**

Ja, i tillë ishte shërbimi i Junusit!

Në tasavvufin apo mistikën islame, ka metoda të ndryshme në marrëdhëniet mes myrshidit, prijësit shpirtëror, dhe myridit, nxënësit të rrugës mistike. Njëra nga metodat në fjalë është që myrshidi, duke mos e paralajmëruar myridin për një sërë rreziqesh shpirtërore si pasojë e përparimit të arritur prej tij, të bëjë përpjekje për ta çuar më tej myridin, nxënësin, në rrugën e formimit mistik!

Edhe Taptuk Emre e pati zbatuar për një kohë të gjatë këtë metodë me qëllim që në lartësimin shpirtëror të Junusit, egoja e tij të mos merrte asnjë lloj merite mbi vete duke iu bërë pengesë, kështu, Junusit, në përparimin në rrugën shpirtërore. Junusi i cili kërkoi bekim qysh ditën e parë kur shkoi në dergahun e Haxhi Bektash Veliut, në portën e Taptuk Emresë

nuk pa dot asnjë shenjë bekueshmërie edhe pasi kishte shërbyer pa asnjë të metë për vite me radhë! Prandaj u dëshpërua shumë për këtë. Dhe mendoi me keqardhje për veten e vet: "Ku do ta ketë fundin kjo punë?" Junusi ra në një gjendje që s'dinte ç'të bënte! Kurse ai kishte mbështetur kokën në atë dergah dhe kishte shërbyer për vite me radhë me qëllim për të arritur synimin e vet në rrugën e meritimit të konfidencës hyjnore! Dhe pavarësisht nga gjithë ato vite që sakrifikoi me plot shërbime, s'e dallonte dot pjekurinë që duhej të kishte arritur. I dukej sikur në atë portë ndodhej duarbosh!

Më në fund, Junusi i shkretë, pasi u mendua gjatë dhe e mati punën mirë e mirë, vendosi të largohej nga dergahu dhe të kërkonte një portë tjetër ku do të mundte të arrinte përkryerjen shpirtërore. U largua nga dergahu pa fjalë e pa zë dhe u nis për rrugë. Gjatë rrugës u takua edhe me dy vetë të tjerë që, si ai, kërkonin një portë të përkryer, u bë mik me ta dhe nisën të vërtiten andej-këndej së bashku. Ditën e dytë të njohjes, kur u uritën, njëri nga miqtë bëri një lutje dhe atyre iu zbrit një sofër me të ngrëna. Ata hëngrën e pinë dhe falenderuan Zotin. Junusi u habit shumë me ç'ndodhi. Pastaj mendoi:

"Ndërsa këta kanë arritur në këtë shkallë shpirtërore pa bërë shërbim në ndonjë portë, unë s'arrita dot asgjë nga shërbimi që kreva vite me radhë. Paskam bërë mirë që qenkam larguar nga ai dergah!"

Ditën tjetër, kur u uritën përsëri, lutjen e bëri dervishi tjetër dhe përsëri u zbriti një sofër plot me të ngrëna. Edhe ata, përsëri hëngrën e pinë, falenderuan Zotin dhe u larguan. Më në fund, ditën tjetër, i erdhi radha Junusit për të bërë lutje për bukë. Që të dy dervishët i thanë:

"Eja, dervish, radhën e ke ti, bëje lutjen!"

Junusi u shqetësua dhe u tha:

"O miq! Me lutjen time s'lëviz nga vendi asnjë gjethe! Ju lutem, mos ma vini re! Shkalla ime është shumë poshtë! Unë s'jam dikushi që, ashtu si juve, të më zbritet sofër nga Zoti!"

Dervishët e kundërshtuan:

"S'bën, o vëlla dervish! S'mund ta prishim rregullin! Eja, bëje lutjen!"

Dhe i shkreti Junus që e kuptoi se çfarëdo që të bënte, s'do t'i bindte dot shokët e tij dervishë, i ngriti i pashpresë duart drejt selisë së lartë dhe iu lut Zotit thellë nga zemra:

"O Zot! Dhuroji këtij robit tënd të dobët e të përulur Junus nga sofra që u dërgove këtyre dervishëve! Tani më erdhi radha mua të të lutem e

të të përgjërohem për atë sofër! Ti mos m'i vër re mëkatet, por trajtomë me favorin tënd! Dhe mos më turpëro! Allahu im! Për hir të kujt të të jenë lutur ata dhe t'u jetë pranuar lutja, për hir të atij robit tënd të zgjedhur po të lutem edhe unë!.."

Sapo i kishte fërkuar pëllëmbët për fytyre, kur u zbriti një sofër e madhe dhjetë vetësh shumë e zbukuruar. Edhe Junusi u habit, edhe shokët e tij. Ata e pyetën:

"O vëlla dervish! Po ti sikur s'dije lutje! Na thuaj, ç'lutje bëre që Allahu na bëri një dhuratë të tillë!"

Junusi i hutuar dhe i mjerë, përballë enigmës për të cilën u bë dëshmitar, e humbi vullnetin dhe vetëkontrollin. Ai s'tha dot asnjë fjalë! Kjo ishte një ngjarje e pakuptueshme për të! Meqë atë enigmë shpirtërore s'e kishte zgjidhur dot ende, në fillim kërkoi sqarim nga shokët:

"Në fillim më thoni ju, o dervishë! Si u lutët ju?"

Dhe ata i thanë:

"Vëlla dervish! Ne u lutëm e u përgjëruam për hir të dritës së fytyrës së Dervish Junusit i cili ka dyzet vjet që shërben me sinqeritet dhe besnikëri legjendare në portën e Hirësisë Taptuk Emre!"

Junusi që e dëgjoi këtë të vërtetë, duke u dridhur me një goditje shpirtërore, u hodh nga vendi me klithjen "oh, sa keq!" që i shpërtheu nga thellësitë e zemrës! Pa marrë as edhe një kafshatë nga sofra që kishte para, u la lamtumirën dy dervishëve të tjerë dhe, nën shikimet e tyre të hutuara, u kthye nga kishte ardhur! Arriti në portën e shehut të vet dhe trokiti. Në portë doli zonja e shehut. Kur e pa Junusin para vetes, i tha:

"O bir, pse bëre kështu? E preke mësuesin!"

Pastaj, duke parë sytë e njomur me lot pendese të Junusit dhe pamjen e tij qafëpërkulur, i tha:

"O bir, Hirësia e Tij Taptuk do të dalë jashtë pas pak. Prit në këtë prag. Kur këmba e tij të shkelë mbi ty, do të pyesë: "Kush është ky?" Unë do t'i them: "Eshtë Junusi, imzot!"Po qe se më pyet, "cili Junus?", kuptoje se të ka nxjerrë nga zemra! Atëherë, s'ke pse pret më, prandaj duhet të shkosh. Por po qe se më pyet, "A Junusi ynë?", dije se të ka falur!"

I mjeri Junus e vuri kokën në prag me një pendesë që ia kishte mbështjellë tërë shpirtin dhe u vu të priste. Pas pak u duk në portë vetë Hirësia Taptuk Emre. Sytë e ballit i kishte të verbuar, por zemrën, si dielli! Kur këmba i shkeli në kokën e Junusit, pyeti:

"Kush është ky?"

E zonja i tha:

"Junusi!"

Pasi heshti një çast, Prijësi i Madh, duke e vështruar me zemër gjendjen e Junusit i cili po derdhte lot tejet i shqetësuar para tij, pyeti me buzëqeshje:

**"A mos Junusi ynë?"**

Pastaj i foli në një mënyrë kuptimplote:

*"Junus, o biri im! Fruti vetë nuk e di se është pjekur! Atë vetëm kopshtari e di! Po kështu, pjekurinë e nxënësit, mësuesi i tij e di më mirë, por që nxënësi t'i vazhdojë përpjekjet pa kuptuar gjë në vetvete, mësuesi ia fsheh të vërtetën gjer në një gradë të caktuar dhe e çon më përpara!"*

❁

Hirësia Taptuk Emre i cili e kaloi nxënësin e tij, Junus Emre, edhe nëpër disa etapa të tjera, një ditë, kur po bënte një bisedë me të gjithë myridët, nxënësit e tij, domethënë, dervishët e dergahut të tij mistike, i tha Junus Emresë:

"Biri im, Junus! Na thuaj një poezi me kuptim të thellë!"

Junus Emre të cilit i bëhej për herë të parë një kërkesë e tillë, u hutua:

"O mësues, - i tha ai Taptuk Emresë, - unë nuk di të them ilahi!"

Hirësia Taptuk Emre këmbënguli:

"Eja, na thuaj një vjershë!"

Junus Emre kurrë nuk pati recituar poezi gjer atë herë! Mirëpo, ndërsa po mendonte se si do ta çonte në vend kërkesën ose, më saktë, urdhrin e mësuesit, vuri re me vete se aty për aty iu zgjidh gjuha, deti i urtësisë në gjendje heshtjeje dhe qetësie në zemrën e tij u trazua dhe fjalët e zemrës filluan t'i rrjedhin vetvetiu si poezi:

*Ashku për ty, më mori prej meje mua;*
*Mua më duhesh ti, më duhesh Ti!*

*As gëzohem në jam, as hidhërohem në s'jam;*
*Me ashkun tënd ngushëllohem, më duhesh Ti!*

*Sofive u duhet kuvend, ahive, ajo botë;*
*Mexhnunëve u duhet Lejla, mua më duhesh Ti!*

*Junus më thonë, më shtohet zjarri çdo ditë që shkon;*
*Synimi im në të dy botë: mua më duhesh Ti!*

Si shfaqje tjetër e dashurisë për Allahun në qenien e vet, Junusi vuante edhe nga dashuria për Profetin, Hz. Muhammedin (s.a.s.), gjë që e këndoi me këto vargje:

*Le të digjen ashikët me ashkun për ty, o Resulullah!*
*Të pijnë verën e ashkut për ty e të ngopen, o Resulullah!*

*Atyre që të duan ty, jepu ndërmjetësinë tënde,*
*Je jetë për trupat e besimtarëve, o Resulullah!*

*Ashiku jam i asaj zemre, bilbil jam për atë trëndafil,*
*Kush s'të do, në zjarr le të digjet, o Resulullah!*

Pas kësaj, nga klima e zemrës së Junus Emresë dolën njëra pas tjetrës ato lirika të një figuracioni të lartë!

Junus Emre pati vënë re se shkaku i vërtetë i luftës të *nefsit* mes njerëzve që zhvillohej në periudhën e tij, ishte mungesa e dashurisë mes tyre dhe, si rezultat i kësaj, mungesa e ndjenjës së afërsisë dhe ftohtësia ndjesore. Kështu, për ta plotësuar këtë mungesë, ai fryu në formën e një fryme të fuqishme, efekti i së cilës do të arrinte gjer në kohën tonë, mbi tërë tokën anadolliane dhe në çdo vend zjarri, nga Rumelia, në Azinë e Mesme, kreu një detyrë begatiplote si begatia e shirave mbarështuese që bëjnë të mbijnë e të shtohen të korrat!

Ai e paraqet në këtë mënyrë djegien e vet në formë ashku, dashurie pasionante, emocioni dhe ekstaze:

*Unë eci duke u djegur, ashku më ngjyrosi mua në gjak;*
*As i mençur jam, as i marrë, eja shih ç'më bëri ashku mua!*

*Herë fryj si erërat, herë ngrë pluhur si rrugët,*
*Herë shpërthej si rrebeshet, eja shih ç'më bëri ashku mua!*

Atyre që hyjnë në rrugën e ashkut, u flet kështu:

*Kush s'e jep jetën në rrugën e ashkut, mos është ashik?*
*Kush s'përpiqet të arrijë te ai miku, mos është ashik?*

*Kush s'e lë dëshirën e vetes dhe nga kupa e verës s'pi,*

*Kush s'vret kokën në kuvende pa pra, mos është ashik?*

*Junus, tani duroje mundimin e mikut,*
*Kush s'i vë zemrës dru ashku, mos është ashik?*

Junus Emre këndon thatësirën e një zemra pa ashk:

*E dëgjuat, o miq, ashku i përngjet diellit;*
*Zemra pa ashk i përngjet gurit…*

Me këto këngë dhe recitime, Junus Emre i shtyu njerëzit të mendojnë, të ndjejnë dhe veçanërisht të bëjnë vetëllogari. Me një gjuhë shpirtërore, ai diti ta vinte tërësisht në lëvizje energjinë shpirtërore në zemrën e njerëzve. Si përfundim, u bë një hero shpirtëror që i kthen hidhërimet në shije, helmet, në mjaltë! Sepse mjaltërat kishin gjetur mjaltin:

*Shpirtin e shpirtrave gjeta; ky shpirt m'u rrëmbeftë!*
*Dobia ma kaloi dëmin; dyqani m'u rrëmbeftë!*

*Se qenia u nis për udhë; prandaj miku erdhi te ne;*
*Zemra gërmadhë u mbush me dritë; bota m'u rrëmbeftë!*

*Junus, sa këndshëm e the; mjaltë e sheqer ke ngrënë;*
*Mjaltin e mjaltrave gjeta; koshi i mjaltit m'u rrëmbeftë!*

Junusi i cili gjeti mjaltin e mjaltit, duke i folur zemrës së vet, filloi ta ftonte çdokënd në portën e mikut ku bëhet fjalë për këtë mirësi shpirtërore, pra, tek Zoti i vet:

*Eja të shkojmë sa pa na ndaluar zemra, pa na rënë pas,*
*Pa na hyrë në mes armiku, eja të shkojmë te miku zemër moj!*

*Lajmi i vdekjes pa na ardhur, vdekja pa na zënë,*
*Azraili pa u nisur, eja të shkojmë te miku, zemër moj!*

*Te i urti i vërtetë të shkojmë, lajmin e Zotit ta mësojmë,*
*Junus Emrenë ta marrim, eja te miku, zemër moj!*

❀

Dituria e vërtetë nuk merret në shkollë. Njohuritë që merren në shkollë janë vetëm mjete për të arritur te dituria e vërtetë. Dituria e vërtetë është shndërrimi i gjithësisë në libër dhe leximi i tij me zemër. Kurse mësonjëtorja janë konfidenca, intimiteti dhe pasioni hyjnor.[154]

154. Në origjinal, në këtë fjali janë përdorur disa koncepte dhe terma të mistikës islame.

Është për këtë arsye që Hirësia Junus Emre nuk ia vuri vetes diturinë si qëllim, por e përdori atë vetëm si mjet. Shprehjet e tij mbi këtë specifikë janë të mbushura me një kuptim dhe fshehtësi krejt të veçantë:

*Dituria është të dish, është veten ta kuptosh;*
*Nëse ti s'e kupton dot veten, ç'të duhet të lexosh?*

*Leximi ka kuptim kur njeriu njeh Zotin e vet;*
*Nëse leximi s'ka kuptim, mbetet punë e kotë…*

*Lexon njëzet e nëntë shkronja skaj më skaj;*
*Mësues, ti thua "elif"; ç'është kuptimi i saj?*

Junusi është i vetëdijshëm se ç'do të thotë të hysh në një zemër:

*Junus Emre thotë: Mësues, hyr në haxh një mijë herë;*
*Të hysh në një zemër, është më e mirë!..*

Junusi e ka lexuar librin e *marifetullah*it:

*Dijetarët radhisin libër, të zezë mbi të bardhë;*
*Por ky libër shkruhet në zemër radhë-radhë…*

Junusi nuk e pranon mësimin e një diturie në mënyrë indiferente, larg jetës:

*Mik është kush na lexon ne, kush cicëron mbi ne;*
*Tani gjysmakët të japin dhe mend, të këshillojnë, pa le…*

Junusi e shpreh kështu zuhdin, domethënë, indiferentizmin ndaj të mirave të botës materiale:

*Kush ka mend në kokë, s'punon për para;*
*S'gënjehet nga hyritë, nga sy të bukur e vetulla…*

*Për arifët, kjo botë është si ëndërr e fantazi;*
*Kush ta jep veten ty, i lë fantazi e ëndrra…*

---

Në turqishte, fjala *dershâne*, së cilës në shqip i korrespondon vetëm fjala *mësonjëtore*, këtu është përdorur me kuptim të figurshëm dhe të përgjithshëm sepse edukimi mistik nuk jepet nëpër shkolla të çfarëdo lloji qofshin, por vetëm në mjedise të drejtimit mistik. Pastaj është koncepti dhe termi *muhabbet* që këtu kemi parapëlqyer për ta dhënë në shqip jo me fjalën e vetme *afërsi* që s'do t'i shërbente qëllimit, por me konceptet dhe termat *konfidencë dhe intimitet*. Kurse konceptin dhe termin *ashk* e kemi dhënë, pothuaj si kurdoherë, me konceptin e perifrazuar *pasioni hyjnor*, ku mbiemri *hyjnor* cilëson, njëkohësisht, edhe konceptet *konfidencë dhe intimitet*. (Përkthyesit)

Në poezitë që shkroi, Junus Emre nuk u dha fort vend temave të ditës. Duke u përqëndruar mbi rrugën e fatit të njerëzimit, ai trajtoi temat e larta e sublime, si besimi te Allahu, përgjërimi, çështjet fetare, varri, përkohshmëria e jetëgjatësisë ose relativiteti i saj në vlerësim dhe dukje, dashuria pasionante ndaj Zotit, këshillat dhe porositë, qëllimet e larta shpirtërore.

Ai e dëgjoi të përmendej Allahu në çdo vend, në çdo gjë e në çdo frymë. Duke i dëgjuar dhe kuptuar këngët sublime dhe të perëndishme pa tekste shkronjore e pa fjalë si tonat të sa e sa qenieve të pandehura memece, ai e shndërroi këngën e tyre në poezi dhe e këndoi me mënyrën e tij!

Junus Emre ka qenë një dervish i vetmuar, si një shembëlltyrë konkrete e porosisë profetike, *"Ji në këtë botë si një udhëtar i vetmuar"*. Ai thotë:

*A ka, vallë, në këtë vend një të vetmuar vete,*
*Zemërplagosur, sypërlotur një të vetmuar vete?*

*Vdiq një i vetmuar, thonë, dëgjuar pas tri ditësh,*
*Me ujë të ftohtë e lajnë atë të vetmuarin vete…*

*Hej, Junus Emreu im i shkretë, s'të gjendet shpëtim,*
*Shko e shëtit qytet më qytet si një i vetmuar vete…*

Ai ia shpreh kështu me qortim bilbilit gjendjen e vet të kurbetit të jetuar në burgun e kësaj bote, si dhe sa e sa shfaqje dhimbjesh dhe vuajtjesh me të cilat u përball si pasojë e kësaj gjendjeje, posaçërisht ndarjen nga Bukuria Absolute:

*A mos mbete i vetëm këtu, o bilbil, pse qan?*
*U lodhe e humbe gjurmë, o bilbil, pse qan?*

*A mos male me borë, lumenj të thellë kapërceve,*
*A mos nga i dashuri u ndave, o bilbil, pse qan?*

Kurse në një poezi tjetër, duke dashur të shprehë se në këtë botë kurbeti jo të gjithë munden të hyjnë në klimën e kulturës shpirtërore (irfan) dhe e të fshehtës hyjnore, i këndon vetmisë së vet në udhëtimin shpirtëror dhe faktit që vetëm me të dashurin mund të ngushëllohet:

*Unë erdha si çudi, askush s'ma di vojtjen time!*
*Vetë them, vetë dëgjoj, askush s'ma di gjuhën time!*

*Gjuhë zogu, gjuha ime, krahinë miku krahina ime,*
*Jam bilbil, mik kam trëndafilen; s'thahet trëndafilja ime!*

I shpëtuar nga mashtrimi dhe vetëmashtrimi i qenies, Hirësia Junus Emre i paralajmëron bukur njerëzit e shtënë gjer në robëri pas mallit dhe pasurisë:

*Ke ti mall e pasuri; të kujt kanë qenë ato më parë?*
*Mall e pasuri, gënjeshtër; merru dhe ti me to në s'paç punë tjetër!*

Kurse shkurtësinë e jetës e përmbledh në një dyvargsh:

*Erdhëm nga mitra amësore, në pazar;*
*Blemë nga një qefin dhe u kthyem në varr…*

Veçanërisht e pasqyron bukur hallin e atyre që, pasi ndenjën në këtë mjedis mashtrimi, shtegtuan:

*Ata që erdhën në këtë botë të rremë e shkuan,*
*As flasin, as një lajm dërgojnë;*
*Mbi trupat e tyre mbinë barëra e u shtuan,*
*As flasin, as një lajm dërgojnë...*

*Mbi varrin e dikujt ka mbirë e rritet bari,*
*Pranë kokës së tjetrit, një radhë me selvi;*
*Ky, një i pafajshëm, tjetri, trim i ri,*
*As flasin, as një lajm dërgojnë...*

*Trupat e brishtë me dhé u janë shkrirë,*
*Fjala e ëmbël në gjuhë u ka ngrirë,*
*Eni, të lutemi për ta, t'u bëjmë një të mirë;*
*As flasin, as një lajm dërgojnë...*

*Dikush në të katërta, dikush në të pesta,*
*Dikush s'ka kurorë te rrashta;*
*Dikush gjashtë vjeç, dikush në të shtata,*
*As flasin, as një lajm dërgojnë...*

*Dikush tregtar, dikush hoxhë,*
*Mos e pi sherbetin e vdekjes në daç…*
*Dikush mjekërbardhë, dikush plakush,*
*As flasin, as një lajm dërgojnë...*

*Junusi thotë: Fatin shihni ç'ka punuar:*
*Qerpikët tretur, vetullat u janë rrëzuar;*
*Mbi kokat gurë varri ngulur e harruar,*
*As flasin, as një lajm dërgojnë!..*

Me poezitë e tij shumë të thella në ide që i këndoi me një thjeshtësi stilistike të papërsëritshme[155], Hirësia Junus Emre, për sa i përket thellësisë së meditimit dhe ndjenjës, është një burim i begatë që ka ushqyer shpirtin e popullit për shekuj me radhë. Eshtë një det pa anë e pa breg. Kur njeriu i dëgjon poezitë e tij, në çastin e parë mendon si pa të keq:

"Sa e thjeshtë! Gjithsesi, edhe unë mund të them një poezi si kjo!.."

Mirëpo shprehja jashtëzakonisht e thjeshtë e një ideje kaq të thellë s'është ndonjë aftësi që mund t'i takojë çdo robi! Për shembull:

*U vesha me kockë e mish*
*Dhe u duka si Junus!*

Ky është jo vetëm një ilustrim shumë i gjetur i asaj çka u tha më sipër, por edhe një përmbledhje komplete e mistikës në dy vargje tetërrokëshe!

Ngaqë poezitë e Junus Emresë paraqesin thellësi mistike, është e pamundur që ato të vlerësohen me njohuri formale e ashtu të kuptohen. Sado që poezitë e tij të japin përshtypjen se mund të kuptohen lehtë, autori e shpreh vetë në këtë mënyrë se brenda asaj lehtësie në dukje ekzistojnë shumë të fshehta konfidenciale:

*Junusi se ç'tha një fjalë, asnjë fjale s'i përngjet!*
*Kuptimi e mbulon fytyrën për atë q'është injorant!*[156]

Domethënë, kuptimet e holla që i ka groposur Junusi në poezitë e tij, mbeten të fshehta për një sërë njerëzish të privuar nga kultura shpirtërore!

I pandehur për poet popullor[157], siç kuptohet nga disa poezi dhe siç e kemi dhënë edhe ne si informacion, është, në të vërtetë, një personalitet me nivel të lartë shkencor dhe ideor, njohës kompetent i arabishtes

155. Në origjinal: Sehl-i mümtenî, thjeshtësi stilistikore (në shprehjen e ideve të vështira e shumë të ngjeshura) siç do të vihet re në vazhdim. (Përkthyesit)

156. Që këtu e poshtë trajtohet gjerë e gjatë njëra nga poezitë më të vështira të Junus Emresë përsa i përket figuracionit mistik, poezia që titullohet "Hipa, në degë të kumbullës dola" (Çıktım Erik Dalına). Për sa u përket këtyre dy vargjeve, ashtu si edhe në vargjet më poshtë, në origjinalin e kësaj vepre janë pak më ndryshe nga origjinali i Divanit të Junusit, po ashtu edhe shqipërimi: *Junusi po thotë një fjalë, / Me asnjë fjalë s'ka të ngjarë... / Faqes s'fjalës i vë mbulojë / Dashakeqi të mos kuptojë!..* (Përkthyesit)

157. Veç të tjerash edhe se e ka përdorur shumë vargun popullor tetërrokësh si dhe atë njëmbëdhjetërrokësh aleksandrin i cili ka qenë përvetësuar në Orient si varg popullor. Për shembull, poeti dhe mistiku i madh *Mevlana* Xhelaledin Rumi e ka shkruar kryeveprën e tij *Mesnevi* në persishte me vargun njëmbëdhjetërrokësh. (Përkthyesit)

dhe persishtes, i cili ka pasë marrë arsim medresist të asaj kohe. Ky njeri i madh i cili e njeh në mënyrën më të përkryer përdorimin e metrikës arud, meqë e merr për bashkëbisedues pothuaj çdo shtresë të popullatës me anë të të ashtuquajturës "injorancë të kulturuar"[158], ka mundur që njohuritë e thella e madhështore, idetë e mëdha dhe abstrakte t'i shprehë po me atë thjeshtësi dhe lehtësi që ia shpjegon fëmijës mësuesi mendimtar me përvojë. Ndërkaq, disa herë, me qëllim që të kuptohet vetëm nga ata që kanë kapacitetin dhe fuqinë e duhur konceptuese, temat e thella mistike i paraqet pothuaj si gjëagjëzë tejet të ngatërruar. Më e njohura e poezive të tij të këtij lloji që në teorinë e letërsisë njihet me emërtimin "satirë e shkujdesur"[159], është poezia që fillon me vargjet:

*Në degë të kumbullës dola, rrushin e pjergullës mblodha;*
*I zoti i kopshtit u nxeh e tha: Arrën time pse ma ha?*

Ekziston një kritikë e bukur e kësaj poezie enigmatike e bërë nga Hirësia **Nijazi Misri**. Sipas tij, kuptimi i këtij dyvargshi të parë është kështu:

Çdo pemë jep një lloj fruti të caktuar dhe çdo frut i përket një peme të caktuar. Po kështu, çdo punë bëhet me anë të një vegle të caktuar. Për shembull, për të përvetësuar dijet formale, duhen përvetësuar leksikologjia, morfologjia, sintaksa, logjika, letërsia, tefsiri (komenti i Kur'anit), hadithi (tradita profetike), filozofia, etj. kurse për shkencat ezoterike duhen zemra e kulluar, edukimi nga një prijës i përkryer, përkorësia në të ngrënë, në të fjetur, në të folur, në jetesë. Kurse për diturinë e së vërtetës në thellësinë më të madhe të shkencave ezoterike, duhet braktisja e kësaj bote dhe së përtejshmes, zhveshje nga qenia dhe shkrirje në Zotin.

Sipas kësaj, Prijësi i madh, Junus Emre, me kumbullën, rrushin dhe arrën aludon për sheriatin, tarikatin dhe hakikatin. Sepse:

Tek kumbulla hahet tuli, jo bërthama. Prandaj, punët e njerëzve që i ngjajnë kumbullës, i përkasin dukjes. Nga jashtë janë të mirë, por në brendësi janë të ngurtë, domethënë, zemërashpër, zemërgurë. Rrushi i ngjet brendësisë së punës. Sepse rrushi edhe hahet, edhe përmban shumë të mira dhe shërime. Megjithatë, ka fara, gjë që do të thotë se ashpërsia dhe kasaveti i zemrës s'janë pastruar si duhet. Me fjalë të tjera, te rrushi, sado i mirë që të jetë, ka gjëra, qoftë edhe të pakta, që duhen pastruar dhe hedhur. Sa për arrën, këtu bëhet fjalë për arrën kokos që përfaqëson të vërtetën e kulluar. Ajo s'ka gjë për t'u hedhur. Edhe hahet, edhe përdoret për shërimin e shumë sëmundjeve.

158. Në origjinal: tecâhül-i ârifâne. (Përkthyesit)

159. Në origjinal: şathiye. (Përkthyesit)

Dhe, tani, kush kërkon kumbulla, t'i kërkojë te pema e kumbullës. Po deshi rrush, të kërkojë në vreshtë ose në pjergull. Po deshi arrë, ta kërkojë te druri i arrës! Kush e kërkon rrushin nga druri i kumbullës, është kokëtrashë. Gjithmonë do të mundohet më kot dhe të gjitha përpjekjet do t'i shkojnë kot!

Në këto kushte, kush kërkon t'i njohë dobitë dhe dëmet e diturisë formale, u drejtohet me kërkesë sheriatit dhe shkencave doktrinare. Dhe kush kërkon t'i dijë dobitë dhe dëmet, të ngjiturat e të zbriturat e shkencës së shpirtit (ezoterike), shkon te prijësi i përkryer, futet nën edukimin e tij dhe lexon librin e zemrës. Me principialitet dhe sinqeritet, përpiqet të përparojë në rrugën e zemrës. Kurse ai që kërkon të arrijë gjendjen dhe kënaqësinë e diturisë së të vërtetës (hakikat) përtej shkencës së tasavvufit ose mistikës, duke u zhveshur nga të gjitha atributet e *nefsit* nën edukimin e prijësit të përkryer, i djeg të gjitha vanitetet (masivaullah) në zemrën e vet dhe, kështu, arrin në gradën **fenafil'lah** dhe **bekabil'lah**[160].

Ndërkaq, këto tri gjendje kanë edhe metoda, edhe rrugë të tjera. Po u kërkua në rrugën e vet, brenda një kohe të shkurtër i arrihet qëllimit. Në të kundërt, nëse dikush i lë mënjanë këto të vërteta dhe zë një rrugë sipas mendjes së vet, i ndodh si të kërkonte rrush nga druri i kumbullës!

I zoti i kopshtit është prijësi i përkryer. Thënia e tij "pse ma ha arrën time?" është tërheqje vëmendjeje, qortim dhe paralajmërim.

Me këtë, prijësi i përkryer do të thotë:

"Pse mundohesh pa vend dhe lodhesh kot? Këto tre fruta nuk ndodhen në një dru. Secili ka drurin e vet. Po qe se ti i kërkon këto tre fruta, domethënë, sheriatin, tarikatin dhe hakikatin, duhet t'i marrësh nga vendi ku ndodhen dhe nga personat kompetentë!"

Këtu ka tërheqje vëmendjeje për personat që zënë udhë sipas mendjes së vet, pa udhërrëfyes. Duke hyrë në kopsht pa orientim, mundohen më kot të gjejnë rrush te druri i kumbullës!

**Vetëm se më parë, nën vërejtjen e një kopshtari, duhet mësuar se në ç'dru ndodhet një frut i caktuar dhe pastaj duhen bërë përpjekje për ta marrë atë frut. Sepse hyrja pa leje nëpër kopshte s'është gjë tjetër veçse hajdutllëk, kurse kërkimi i rrushit në degë të kumbullës, veçse lodhje pas mundimeve të kota. Prandaj ndodh që personat indiferentë e të paditur që veprojnë kështu, qortohen dhe paralajmërohen me të drejtë nga**

160. F**enâ-fillâh**, shkrirje, humbje e qenies (tënde) në qenien e Allahut, Zotit; **Bekâbillâh**, fitim i përjetësisë me Allahun, duke u bashkuar me Të. Dy koncepte të rëndësishëm në edukimin mistik (Përkthyesit)

**i zoti i punës! E njëjta gjë ndodh edhe me artet dhe artizanatet. Po qe se dikush blen me paratë e veta veglat dhe mjetet e një dege arti apo artizanati dhe pastaj tenton ta zhvillojë atë art apo artizanat duke u përpjekur të tregojë mjeshtëri pa udhëzues dhe mjeshtër, të zotët e atij arti apo artizanati do ta qortojnë dhe paralajmërojnë atë duke i thënë:**

**"Ç'është kjo që ke bërë?.."**

Madje, për këtë arsye ndodhte në periudhën osmane që të mbyllej menjëherë dyqani i dikujt që hapte për vete një vend pune me një paaftësi të tillë. Për fat të keq, në ditët tona, disa njerëz, meqë nuk e arrijnë dot një delikatesë dhe thellësi të tillë të kuptimit të çështjes, i trajtojnë ngjarjet dhe çështjet vetëm nga një perspektivë dhe, kështu, mbeten të cekët mbi cilësitë e tyre të panumërta. Dhe kështu na shfaqen sa e sa qorra të së vërtetës të cilët pothuaj çdo ngjyrë e pandehin për të zezë!

Mësimi që duhet marrë nga këtu është që, ata që duan të përparojnë në mistikë, mund të marrin pak a shumë njohuri nga librat. Mirëpo për frymëzim dhe orientim janë nevojtarë për një libër të gjallë, domethënë, për një prijës të përkryer. Thelbi i vërtetë i begatshëm i kësaj diturie ndodhet në gjokset, në zemrat sepse, ndërsa dituria dhe frymëzimi në rreshtat e librit kanë një mundësi zhvillimi të kufizuar si lulet në saksi, dituria dhe frymëzimi në zemrat u përngjajnë bimëve në një tokë pranverore pjellore. Ato s'kanë pengesë tjetër kufizuese para vetes përveç mundësive dhe aftësive të veta. Sipas kësaj, ta ngulësh në saksi një rrap ose selvi, do të thotë t'u bësh atyre një kufizim të madh, t'u krijosh pengesë të madhe për rritjen. Që të tregojnë një ecuri zhvillimi në nivelin e kapaciteteve dhe mundësive të veta, ato duhet të ndodhen në një dhé të ushqyeshëm që t'u mjaftojë kapaciteteve dhe aftësive të organizmit të tyre. Ja, pra, për njerëzit, këto toka ushqyese janë prijësit e përkryer, pa të cilët, sado që të kenë kapacitetin e një rrapi, nuk mund t'i japin atë që i takon kapacitetit të tyre pa marrë dituri dhe frymëzim nga gjoksi i një prijësi të përkryer pas të cilit të jenë të lidhur.

Kështu, po qe se Junus Emre i cili ka qysh prej shtatë shekujsh që prin në rrugën e pjekurisë dhe përkryerjes shpirtërore, po të mos ta kishte gjetur prijësin e vet, nuk do t'ua kishte arritur dot gradëve shpirtërore që ua arriti dhe as poezitë e tij të pashoqe e të papërsëritshme, të thella e plot urtësi që kanë përfshirë shekujt, nuk do të sendërtoheshin dot. Duke mos e gjetur dot prijësin e tij, edhe ai vetë do të ishte bërë një nga Junusët e panumërt të humbur në ecurinë historike. Eshtë për këto arsye që Junus Emre e ka deklaruar kështu se, për ta gjetur Zotin, të Vërtetën, është absolutisht nevoja e një prijësi shpirtëror:

*Eja, o vëlla ta gjejmë Zotin, në thua,*
*Po s'shkove te një prijës i përkryer, s'bën!*
*T'ia shoh bukurinë Resulit, në thua,*
*Po s'shkove te një prijës i përkryer, s'bën!*

Me të vërtetë, duke pohuar se edhe vetë, vetëm në këtë mënyrë meritoi dhuntitë hyjnore dhe shijet shpirtërore, e falenderon dhe e lavdëron Zotin:

*Sherbetin që na zbriti nga Zoti, e pimë, elhamdulil'lah,*
*E kapërcyem këtë det force, elhamdulil'lah…*

*Në truallin e Taptukut u bëmë rob në portë të tij,*
*Junus i shkretë, ishe i papjekur, u poqe, elhamdulil'lah!..*

Ja, pra, është si rrjedhojë e këtyre të fshehtave dhe urtësive që Hirësia Junus Emre, në periudhat më të trazuara dhe në krizë të Anadollit, ndikoi mbi thellësitë e njerëzve dhe mundi të bëhej për ta një burim ngushëllimi, një eliksir begatie dhe jete që i rregullon zemrat!

❁

Junusi ka shumë shprehje që duken si në kundërshtim me dukjen, të mbyllura e pa kuptim, vetëm se të tilla që mund t'i kuptojnë kompetentët, veçanërisht të tilla që janë thënë me anë të simboleve dhe që secila prej tyre mund të nxërë shpjegime që të mbushin libra! Ai thotë:

*Sirati është më i hollë se qimja, më i mprehtë se shpata,*
*Më vjen të shkoj e të ndërtoj shtëpira mbi të…*

*Nën të ka përrenj, është plot me zjarr,*
*Më vjen të shkoj te ajo hije, të shtrihem nën të…*

E vërteta që pohon Junus Emre këtu është se, pavarësisht ngase është më e hollë se qimja dhe më e mrehtë se shpata, ura e siratit do të duket e gjerë për besimtarët sipas gjendjes së tyre.

Nga ana tjetër, zjarri i xhehennemit, gjatë kalimit të besimtarëve nëpër sirat, siç rrëfehet, do të bërtasë kështu:

"O besimtar! Kalo shpejt se, përndryshe, do të ma shuash zjarrin!.."

Eshtë për këtë arsye që Junusi thotë se "ka dëshirë të shtrihet pak aty". Duke vepruar ashtu, ai dëshiron ta thyejë efektin e zjarreve të xhehennemit dhe, ashtu, t'i ndihmojë besimtarët ta ndjejnë më pak mundimin e zjarrit!

Veç kësaj, si pasojë e ekzistencës së dijetarëve indiferentë e të paditur të cilët, duke mos e kuptuar këtë të fshehtë, kanë përdorur shprehje të rënda kundër tij duke u lutur jo për të mirë, Junusi shprehet në mënyrë ambigjene[161]:

*Mos u fyeni, hoxhallarë, qofshi të bekuar;*
*Më vjen të shkoj te ajo arkë, të digjem pak në të…*

Urtësia e faktit që, në këto dy vargje Junusi u përgjigjet hoxhallarëve të cilët e quajnë të denjë për xhehennem, që të mos fyen nga përgjigjja e tij dhe, madje, i bekon, se ai është gati të hyjë në xhehennem, është identik me qëllimin e sinqertë të Hz. Ebu Bekrit (r.a.) në lutjen e tij plot mëshirë dhe dhembshuri:

*"O Zot, ma zmadho aq shumë trupin tim në xhehennem, saqë të mos mbetet vend atje për ndonjë tjetër!"*

Kurse shprehjet e Junusit pas kësaj tregohen si keramete, parashikime mrekullore:

Siç rrëfehet, njëqind vjet pas vdekjes së tij, një dijetar i shkencave formale me emrin **Molla Kasem**, futi në dorë poezitë e Junusit. Pastaj u ul në breg të një lumi dhe zuri t'i lexojë. Mirëpo, meqë asnjërën nga poezitë që hapi nuk e kuptoi, filloi të thotë "ç'marrëzi qenkan këto!" dhe t'i hedhë një nga një në ujë. Më në fund, i dolën parasysh këto vargje:

*Dervish Junus, mos fol mbarë e prapë,*
*Se vjen një molla Kasem e të bën me turp!*

Atëherë, Molla Kasemi e kuptoi të vërtetën dhe me një pendesë të madhe, nisi të thotë si më poshtë dhe të derdhë lot si rrebesh:

"I mjeri unë, sa keq! S'e dallova dot gjithë këtë oqean! Si u bë që këtë urtësi dhe kulturë të monumentit shpirtëror dhe ideor nuk e pashë dot edhe pse e pata para syve! Kurse ai paska parashikuar njëqind vjet më parë se ç'do të bëja!.."

Pastaj, poezitë e mbetura i ruajti me kujdes të madh! Mund të thuhet se afro një mijë poezi të Junusit kanë humbur në këtë mënyrë!

Duke dashur të sugjerojë se duhet patur siguri jo në punët e mira dhe adhurimet tona, por në mirësinë dhe favorin e Zotit, Junus Emre shprehet kështu:

161. Në origjinal: tevriyeli. (Përkthyesit)

*As forcë, as mundësi, as dituri kam, as adhurim;*
*Vetëm mirësia jote në ma zbardhtë faqen, Zoti im!*

Këto shprehje tregojnë se Junus Emre nuk ndjehet aspak i përkëdhelur dhe mendjemadh për nivelin shpirtëror ku ka arritur! Në detyrën e prijësisë shpirtërore ai është kredhur në një modesti të tillë, që është bërë e pamundur të dallohet kush është myrshidi e kush, myridi! Në poezitë e tij, në përgjithësi ka zgjedhur vetveten si partner, si bashkëbisedues dhe duke iu drejtuar vetes me cilësimet Junusi i Mjerë, Dervishi Junus, Junusi i Pashpresë, veten e ka njohur si nevojtar të parë për qortim dhe paralajmërim!

Mes një modestie dhe përulësie të thellë, thotë kështu:

*I mjeri Junus, mos u mbaj më të madh para evlijave, bëhu dhé;*
*Gjithçka nga toka mbin, trëndafilishte më është toka mua…*

Junusi i cili është si dhé në portë të *evlijave* për të marrë fryte shpirtërore prej tyre, dëshpërohet jashtëzakonisht për ata që, pasi hyjnë në rrugën e tasavvufit, mistikës, nuk respektojnë metodat dhe elementët përbërës të saj, si dhe për gjendjen e atyre që formojnë kuptim dhe konsideratë të gabuar për udhëtimin drejt së vërtetës, ua tërheq vëmendjen ayre, domethënë, pseudoshehlerëve dhe myridëve imitues duke u thënë:

*Ajo që i thonë ata dervishllëk, nuk janë hirkë e çallmë;*
*Zemra s'të është nevojtare për hirkën që të bën dervish…*

*Po të ish dervishllëk çallma dhe hirka,*
*Edhe ne merrnim si to me dhjetëra…*

Sepse Junusi ka qenë orientuar gjithmonë nga esenca. Ai vështron ç'ka në zemra! Duke u zhveshur nga lëkura, ai përpiqet ta njohë të vërtetën esenciale, domethënë, margaritarin që realizon konfidencën hyjnore. Edhe këtë e ka reflektuar në mënyrë mjaft lakonike në poezi:

*Të dua unë ty nga zemra në brendësi,*
*Kam rrugë nga këta elementë në brendësi…*

*Sheriati, tarikati janë rrugë për atë që i di;*
*Hakikati, marifeti, nga ato, në brendësi…*

*Mos më kërko mua te mua, s'jam aty;*
*Eshtë dikushi tek unë në brendësi…*

*Thanë Sulejmani gjuhën e zogjve e di;*
*Ka Sulejman tek ai në brendësi…*

Hirësia Junus është i ndjeshëm edhe në çështjen e moralit hyjnor, pra, edukatës dhe etikës që duhen respektuar ndaj Allahut, Pejgamberit, prijësve shpirtërorë dhe tërë krijesave. Sa i bukur është edhe ky dyvargsh i shkruar me linja elegante:

*Mes njerëzve të zemrës kërkova me pamje të ngratë;*
*Çdo veti e mirë qenka e pranuar, veçanërisht, edukatë…*

Edhe Hirësia Junus, ashtu si Hirësia Mevlana dhe Sheh Saadiu, është i vetëdijshëm se zemra është vendvështrimi hyjnor. Prandaj edhe shprehjet e tij me anë të të cilave thotë se nuk duhet prekur zemra e cila ka merituar një nder të tillë, janë mjaft të mprehta dhe mësimdhënëse:

*Në ke shembur një herë një zemër, ky s'është namaz!*
*Tërë bota të mblidhet, s'të nxjerr dot faqebardhë!*

Në një poezi tjetër thotë kështu:

*Hoxha i vjetër mjekërbardhë s'di ç'bën:*
*Le të mos shkojë në haxh nëse një zemër shemb!*

*Zemra, fron i Zotit, Zoti në zemër vështroi…*
*Fatkeq i dy botëve kush një zemër rrënoi…*

Në këtë çështje, Junusi sikur ka ardhur në këtë botë për t'i gatuar zemrat me begati, për t'i lartësuar dhe bashkuar. Ai ka bërë përpjekje në rrugën e pasurisë së zemrës e cila është më e madhja e pasurive. Sa bukur e parashtron ai idealin e tij:

*Ejani të njihemi, punën ta lehtësojmë,*
*Të duam, të duhemi, botën s'do ta trashëgojmë!*

*Unë s'erdha për grindje, të dua është puna ime;*
*Shtëpia e mikut janë zemrat, erdha zemra të ngre…*

Prandaj Junusi nuk ka mbetur pa i kënduar edhe këto vargje të njohura të mbështetura mbi të vërtetën se është fjala që del nga goja gjëja më e rëndësishme e cila i bën njerëzit armiq të njëri-tjetrit, si dhe për t'ua tërhequr vëmendjen njerëzve që secili të jetë jashtëzakonisht i vëmendshëm në këtë çështje:

*Ka fjalë që e presin luftë, ka fjalë që presin qafë;*
*Ka fjalë që helmojnë gjellë, ka fjalë gjalpë e mjaltë…*

Vdekja e cila te Hirësia e tij Mevlana, shfaqet si "şeb-i arûs", domethënë, "nata e martesës", shfaqet njëlloj edhe te Junusi. Pothuaj si një udhëtar i pavdekshmërisë, ai e njeh thelbin e porosisë profetike: *"Besimtarët nuk vdesin! Ata barten nga një vend, në një vend tjetër!"* Junusi e reflekton bukur këtë njohje:

*Trupi, i vdekshëm, shpirti s'vdes, kush ikën, s'vjen prapë;*
*Nëse vdes, trupi vdes, shpirtrat s'janë të tillë…*

Atëherë, e rëndësishme është, duke shkuar nga ky vend, në vendin tjetër, gjendja e punëve tona që vijnë bashkë me ne! Sepse, në këtë udhëtim, robi do të trajtohet sipas këtyre punëve. Sa i bukur është udhëtimi i Hirësisë Imam Gazali!

Siç rrëfehet, ndërsa ndodhej i shtrirë në shtrat i sëmurë, Imam Gazaliut i shkojnë për vizitë disa njerëz. Pastaj e nxjerrin nga shtëpia dhe e çojnë në një kopsht që të marrë pak ajër të pastër. Imam Gazaliu habitet me atë kopësht që e shihte për herë të parë dhe thotë me keqardhje:

"Si ndodhi që nuk e pashë më parë këtë vend shumë të bukur mu pranë shtëpisë sime?"

Në atë kohë, nga shtëpia dëgjohen vajtime e klithma dhe ata shohin të dalë që aty një kufomë. Pas pak, edhe ata që e kishin sjellë Gazaliun aty, kërkojnë ta lënë aty e të shkojnë. Edhe Imam Gazaliu kërkon të shkojë. Atëherë, ata i thonë:

"O imam! Ti vdiqe! Tani e tutje do të mbetesh këtu!"

Ja, pra, e vërteta për të cilën kanë bërë fjalë Hz. Mevlana dhe Hz. Junusi!

Vetëm se për të mund të shkuar në vendin e përjetësisë me një fitim të tillë shpirtëror, duhen bërë përpjekje serioze në këto kohë të përshtatshme në arën e tokës. Dhe kjo është e mundur duke imituar mënyrën e jetesës së Pejgamberëve dhe shenjtorëve, si dhe duke marrë pjesë nga bota e tyre e zemrës dhe frymëra mëshire. Në të kundërt nuk mund të arrihet përfundim. Sa bukur e ka thënë Hz. Junusi:

*Në e ruajtsh bardakun nga çezmat pa e mbushur,*
*Një vit sikur të rrijë aty, vetë s'ka për t'u mbushur…*

❁

Këtu na duhet të themi se një sërë personash indiferentë e të paditur të cilët i konsiderojnë poezitë e Junus Emresë jo nga një perspektivë moralo-shpirtërore, por sipas shfaqjes së tyre formale, qysh në krye të herës, në botimet e tyre e kanë përgojuar këndvështrimin e Junusit ndaj njeriut si **humanizëm** dhe janë përpjekur ta përdorin atë për humanistët e tyre falsë dhe mashtrues. Kurse mes këndvështrimit ndaj njeriut të Junusit, personaliteti i të cilit është formuar me vlerat islame, dhe botëkuptimit aktual "humanist" ka ndryshime të mëdha. Junusi e njeh njeriun si një qenie të çmuar dhe, në rrugën për ruajtjen e kësaj vlere, bën përpjekje që njerëzimi të mos bjerë në vulgaritet por të përparojë drejt lartësive sublime. Me fjalë të tjera, aspekti vlerësues i Junusit mbi njeriun nuk është nxitja dhe zgjimi i teprimeve të *nefsit* që e rrëzojnë atë në nivelet më poshtë se kafshët, por zbukurimi i botës së zemrës të njeriut që e bën atë të meritojë lartësitë sublime që do t'ia kishin zili edhe engjëjt! Kurse humanizmi i sotëm është në formën e përhapjes nga evropianët të kulturës së vet fetare e kombëtare me rrugën e bindjes së rreme dhe mashtrimit të masave popullore fetare e kombëtare. Eshtë shpërdorimi dhe shfrytëzimi i ndjenjave të mëshirës dhe dhembshurisë. Eshtë punë për dukje. Për këtë shkak, s'është gjë tjetër veçse detyra për t'i degjeneruar vetitë dhe vlerat shpirtërore. Për ta parë këtë të vërtetë, është e mjaftueshme që të vështrohet tablloja e hidhur e botës e cila shndërrohet në një truall padrejtësie dhe dhunes në dorën e perëndimit humanist e cila, duke e braktisur plotësisht rrugën e frenimit të egos dhe të përmirësimit të tij, i mbyt njerëzit në vorbullën e ndjenjave shtazore!

Në këto kushte, gjendja e një bote që është bërë skenë e një mijë e një padrejtësie, dhune dhe anarkie, pa asnjë dyshim është duke u larguar nga vetitë që e lartësojnë individin, siç është dashuria, në vartësi të pasioneve të *nefsit* që i bëjnë njerëzit agresivë. Në këto kushte, kuptimi i drejtë i Junusit dhe dëgjimi me gjithë zemër i zërit të tij në rrugën për konceptimin e përkohshmërisë së jetës bashkë me të gjitha domosdoshmëritë dhe dekorin e saj, sigurisht që ka për të na siguruar dobi të mëdha neve. Sepse fryma e begatshme e tij është një burim i begatë për të cilin njerëzimi ka pasur nevojë sa gjer në kohën e tij, ashtu edhe sot! Poezitë e fuqishme e të pashoqe të Junusit mbi jetën dhe vdekjen, poezi që e mundin arsyen dhe logjikën, do t'u përftojë përsëri gjallëri shpirtrave të tharë, pothuaj do të bëhet një ushqim shpirtëror! Dhe me këtë ushqim dhe gjallëri shpirtërore, do të kuptohet më mirë se ç'kauzë e kotë janë malli e pasuria, ambicja për post dhe dëshirat për zotërim dhe sesi e humbim ne një lumturi të përjetshme duke u mashtruar nga lojërat e përkohshme dhe rozetat prej teneqeje.

Deklarata e tij e cila, për shkak të ashkut të vërtetë, i përfshin tërë krijesat në formën si më poshtë, a nuk është si një gomë shpëtimi që do ta

shpëtonte çdo mizor dhe anarkist në planin material e shpirtëror kudo që të ndodhet?

*Vështro përpara, llogarite ç'humbet,*
*Krijesën shihe me sy të mirë për hir të Krijuesit!*

Kjo do të thotë se sot, ata që kryejnë vepra mizore e dhune, po të marrin pak pjesë nga ashku për të cilin bën fjalë Junusi, kurrsesi s'do t'i mundonin viktimat e tyre ashtu siç iu duket me vend të bëjnë, si dhe, meqë këtë do ta ndjenin në ndërgjegjen dhe arsyen e vet, do të përfitonin nga begatia e drejtësisë dhe mëshirës.

❁

Hirësia Junus Emre e ka kryer në portën e Taptuk Emresë shitblerjen shpirtërore mes Mevlanasë dhe Shemsi Tebriziut. Kështu, ai arriti në një pozitë që edhe mjeshtri i tij, Hirësia Taptuk Emre, pati zënë vend ndër zemra si pjesëtar i pozitës së tij!

Sa qe gjallë, Hirësia Junus Emre tregoi një afërsi dhe besnikëri të lartë për mësuesin dhe mjeshtrin e vet Taptuk Emre. Duke treguar të njëjtën ndjeshmëri edhe pas vdekjes së tij, pati bërë këtë porosi:

**"Më varrosni në rrugën që çon për tek tyrbeja e mësuesit tim!"**

Ashtu siç nuk ka shumë të dhëna mbi jetën e Junus Emresë, edhe për varrin e tij ka rrëfime të ndryshme. Ai ka varre në shumë zona të Anadollit, gjë që tregon se populli e ka shtresuar atë në zemrën e vet!

Megjithëkëtë, është e njohur teza se ka vdekur në fshatin Junus Emre të kazasë Mihalçik të rrethit Eskishehir dhe atje është varrosur.

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

❁

Kaluan vite pas vdekjes së Junus Emresë dhe arriti viti 1948. Atë vit, për shkak të zgjerimit të linjës hekurudhore Ankara-Eskishehir, u desh që të hiqej varri i Junus Emresë meqë ndodhej mu në anë të rrugës. Por nuk u arrit dot të bëhej një gjë e tillë! Për më tepër, rrëfehet se shinat e shtruara u shkulën vetvetiu nga vendi dhe u hodhën rreth tetë metra më tutje! Atëherë u vendos t'i bëhej një tyrbe e re dhe atje të bartej. Ceremoni nuk do të bëhej. Por ditën kur do të bartej varri për në tyrben e re, u mblodh një mori e madhe njerëzish. Mes lutjeve të të gjithë atyre muslimanëve të mbledhur aty pa lajmërim dhe pa ftesë, u hap varri me kujdes të veçantë.

Dhe, megjithëse nga dita e vdekjes kishin kaluar shtatëqind vjet, trupi i tij ishte i paprishur si atë ditë kur e kishin varrosur! Sepse Junusi pati thënë:

*Junusi vdiq lajmërojnë me salá;*
*Shtaza vdes, ashiku s'vdes!*

Dhe ashtu, ai kishte ndërruar vetëm botën!

Me të vërtetë, veprat e tij jetojnë ende në mënyrën më të gjallë në zemrat e njerëzve besimtarë, të moralshëm e të virtytshëm. Junus Emre ka vënë në histori një vulë të pashlyeshme. Pas tij kanë ardhur sa e sa poetë me të njëjtin emër dhe që kanë shkruar po me atë stil poetik dhe, kështu, është formuar rrethi i **"poetëve Junus Emre"**. Në të njëjtën kohë, shumë fshatrave dhe kasabave u është dhënë emri **"Emre"**. Kjo situatë është rezultat i begatë i principialitetit dhe sinqeritetit të tij!

Tani, Hz. Junusi, përveç pozitës moralo-shpirtërore që zotëron, përfaqëson pothuajse gjenialitetin e përbashkët të kombit turk, vë në shesh frytin më të mrekullueshëm të meditacionit dhe sentimentalitetit kombëtar turk. Është për këto shkaqe që, megjithëse në këtë mes kanë kaluar shtatëqind vjet, ai nuk është vjetëruar dhe çdo oxhak që tymos i Anadollit, me prirjen për t'i dalë për zot Junus Emresë, i ka kushtuar atij varre dhe tyrbe në dymbëdhjetë vende.

Edhe gjuha e tij e magjishme, shpirtërore dhe enigmatike, megjithëse përmban fjalë arabishte dhe persishte, mbetet një gjuhë popullore e thjeshtë e cila, pikërisht si rrjedhojë e kësaj cilësie, mbetet e kuptueshme edhe shtatëqind vjet më pas!

Sheh Ismail Hakiu thotë kështu për Junusin:

*"Evenimentet ideo-shpirtërore e cilësore që i poetizoi ai, s'i janë mundësuar askujt në turqishte! Çdokush që erdhi pas tij dhe bëri prova letrare, s'qe veçse një mbledhës thërrimesh nga sofra e tij!"*

Me të vërtetë, qysh prej shtatë shekujsh e këtej, Junusi e ka shtrirë hijen e tij në të gjitha trojet turqishtfolëse, poezitë e tij janë mësuar përmendësh nga çdokush, i ditur a injorant. Me turqishten e tij të bukur e të pastër, ai u është bërë prijës model sa e sa poetëve, nga Ashik Pasha, gjer te Nexhip Fazëlli!

Vetëm se është tejet e hidhur që, sot, ndaj turqishtes pothuajse po kryhet në mënyrë sistematike një atentat i gjithanshëm. Po qe se kjo gjendje ku marrin pjesë edhe një sërë mendimtarësh tanë indiferentë, ka për të vazhduar, është e qartë se, si dje, edhe sot kemi për të mbetur të privuar nga sa e

sa burime të begatshme që na e ushqejnë ndërgjegjen kombëtare. Atëherë, pra, gjithsesi, e kemi të domosdoshme që, për ta parandaluar këtë, përveç vetëdijes dhe përpjekjeve të duhura, t'ia bëjmë të njohur Junusin denjësisht brezit tonë besimtar të ri dhe energjik. Dhe, në dashtë Zoti, nga kjo, domethënë nga vazhdueshmëria e njohjes dhe e përkujtimit të tij me një mijë e një selame, domethënë lutje për të për paqe e mëshirë, edhe atij do t'i ndrijë shpirti i vyer!

A është e mundur të mos e dëgjosh? Ja tek vazhdon të na e sjellë era që prej shtatëqind vjetësh më parë përshëndetjen e Hirësisë Junus Emre për ne:

*Ja, ku po ikim edhe ne nga kjo botë, në paqe mbeçi ju!*
*O ju që na kujtoni me lutje për të mirë ne, në paqe mbeçi ju!*

Ç'lumturi për njerëzit e zemrës që munden të lënë pas vetes një përshëndetje të tillë!

**O Zot! Na fal edhe neve pjesë nga klima e gjerë e zemrës e Hirësisë Junus Emre!**

**Amin, ashtu qoftë!**



*Ashiku zemërdjegur i Hz. Muhammedit (s.a.s.):*

# MEHMET FUZULI

(1480?-1556)

Eshtë ndër poetët më të mëdhenj të letërsisë osmane.

Emri i Fuzuliut me origjinë azere, është **Mehmed**. I ati ka qenë myftiu i Hille-s, **Sulejman Efendi**.

Fuzuliu i kaloi vitet e fëmijërisë nën qeverisjen e shtetit turk Akkojunllu të Irakut, vitet e rinisë, nën qeverisjen e sundimtarit safevit, Shah Ismaili, kurse vitet e pjekurisë dhe pleqërisë, nën qeverisjen e sulltan Sulejman Kanuniut-Ligjvënësit.

Fuzuliu i cili, me arsimin e tij shumë të përkryer, hyri mes dijetarëve të njohur të kohës, krijoi vepra shumë të njohura e të çmuara në tri gjuhë: arabisht, persisht dhe turqisht. Veçanërisht, duke u nisur nga poezitë e tij turqishte, është quajtur Ali Shir Nevaiu i Dytë. Kurse me një cilësim tjetër, është quajtur “poet i lindur”[162].

Historia se si e mori ai pseudonimin **Fuzuli** është mjaft interesante.

Në vitet kur nisi të shkruajë poezi, përdori pseudonime të ndryshme, por, kur vuri re se ato i përdornin edhe poetë të tjerë, hoqi dorë nga të gjitha. Më në fund, i shkoi mendja te mbiemri “Fuzuli” që, në vështrim të parë, do të thoshte “i panevojshëm, fjalëkotë, fodull”, etj., prandaj dhe, që, siç mendonte ai, askush s’kishte për ta marrë për pseudonim, e zgjodhi me gjithë dëshirë. Mirëpo kjo fjalë kishte një kuptim tjetër në shumës si homonim i trajtës “fazl” (fadl) të shumësit të fjalës “fazilet” (vlerë, virtyt).

162. Në origjinal: şâir-i mâderzât. (Përkthyesit)

Parapëlqimin e fjalës "Fuzuli" si pseudonim letrar, poeti e shtjellon kështu në parathënien e Divanit ose përmbledhjes poetike të tij në persishte:

*"Mendova se, po të marr një pseudonim të përbashkët me të tjerë në poezi dhe të mos bëhem i suksesshëm, do të jetë keq për mua. Po të kem sukses, i bëj padrejtësi ortakut tim në pseudonim. Për t'iu shmangur këtyre situatave të papëlqyeshme, mora një pseudonim që nuk e kishte pranuar dhe nuk do ta pranonte askush! Kështu, ua mbylla portën dëshpërimeve që mund të më vinin për shkak të pseudonimit, dhe shpëtova nga ngatërresat poetike eventuale."*

Kurse në një poezi thotë kështu:

*"Fakti që mora një emër të keq, më ruajti nga ngatërrimi mes njerëzve të tjerë. Në këtë mënyrë, duke u tërhequr në qoshen time, u preokupova për t'u aftësuar. Lavdi Allahut, gjëja që pandeha për keq, më doli për mbarë! Gjembi m'u bë trëndafil, dheu m'u bë ar dhe guri, margaritar!"*

Me të vërtetë, Fuzuliu i përdori në poezi me shumë mjeshtëri që të dy kuptimet e pseudonimit të tij dhe me anë të aludimeve të mrekullueshme, nxori në shesh kuptime shumë të bukura e të thella!

I rritur dhe i formuar në Bagdat, në atë qendër diturie dhe kulture, arriti të sintetizonte me sukses në vetvete një art të lartë ku shkriheshin frymëzimi, dija dhe dashuria pasionante!

Për nivelin e tij të lartë në diturinë dhe kulturën shpirtërore (irfan), bashkëkohësit e quajtën **Molla Fuzuliu** ose **Mevlana Fuzuliu**. Këtë aspekt të tijin ai e ka reflektuar edhe në poezitë dhe ka thënë kështu:

*"Poezia pa dituri është si një mur pa bazë (themel). Dhe muri pa bazë kurrë s'mund të jetë i qëndrueshëm!"*

Nga ana tjetër, i ushqyer edhe nga atmosfera shpirtërore e Bagdatit, u përftoi poezive të tij një frymë dhe thellësi shpirtërore përjashtimore dhe, kështu, zuri vend në atë pozitë të zgjedhur në letërsi. Në truallin plot frymëzim të të mëdhenjve miq të Zotit, si Imam Adhami, Hallaxhi Mansuri, Abdylkadir Gejlaniu, Sejjid Ahmed Rifaiu, Xhunejd Bagdati dhe Marufi Kerhiu, ai shtiu në dorë margaritarë të pashoq dhe këto, me anë të poezive të veta, ua shpërndau bujarisht zemrave kërkuese sikur të shpërndante trëndafila!

Fuzuliu shkroi shumë kaside për burrat e mëdhenj të shtetit, në periudhën e të cilëve jetoi. Pas fitores së Bagdatit më 1534 nga Kanuniu-Ligjvënësi, shkroi **Kasiden e Bagdatit** ku shprehej, *"Erdhi në yjësinë e shenj-*

*torëve sovrani famëmadh"*[163], dhe ia ofroi atij sundimtari të shkëlqyer.

Ndërkaq, duke e njohur më nga afër Fuzuliun me këtë kaside elegante, Ligjvënësi e çmoi ashtu siç e meritonte dhe i lidhi rrogë nga vakfi i Bagdatit. Vetëm se Fuzuliu, për shkaqe të ndryshme, nuk e mori dot këtë rrogë dhe, me thjeshtësinë, qëndrimin e përulur, por edhe ironik të tij, shkroi **Shikajetnamen** ose **Lirikën e Ankesës** së tij të famshme[164].

Edhe nëse poetët duken, përgjithësisht, si individë meditativë dhe sentimentalë, në të vërtetë janë interpretë të botës së ndjenjave të shoqërisë mes së cilës jetojnë. Dhe në raport me sa të jenë të tillë, pranohen dhe ndiqen me interes. Prandaj poetët janë si një lloj zëdhënësish të popullatave ku jetojnë. Për rrjedhojë, meqë ushqehen me kulturën e përbashkët dhe dëshirat e shoqërisë me të cilën, konceptualiteti dhe sentimentaliteti i tyre janë të lidhur me një fat të përbashkët për sa i përket jetës shoqërore, është e pamundur që një poet të veçohet dhe izolohet nga shoqëria ku jeton, si dhe nga lëkundjet dhe trazirat politike e shoqërore me të cilat është i lidhur ngushtësisht së bashku me atë shoqëri.

Kështu qëndron puna edhe me Fuzuliun i cili shkroi një *Lirikë Ankese*!

Krahas kësaj, veprat më të rëndësishme të tij, poeti Fuzuli i dha në vitet e administratës osmane të Bagdatit, veçanërisht në ato vite kur poeti bëri një jetë të sigurt nën mbrojtjen kryesisht të Uvejs Pashës, pastaj edhe të pashallarëve të tjerë Ajas dhe Mehmed.

❁

Për sa i përket strukturës gjeografike të Bagdatit, njëra këmbë e Fuzuliut shkelte në shkretëtirë, kurse këmba tjetër, në ujë. Qe si rrjedhojë e kësaj situate që Fuzuliu shkroi të famshmen **Kaside të Ujit**[165] duke u nisur nga ideja e ngjashmërisë mes ujit si mëshirë dhe burim jete, nga njëra anë, dhe faktit që Hz. Muhammedi ishte dërguar si mëshirë për botët. Në *Kasiden e Ujit*, Fuzuliu shpreh dhe zhvillon në mënyrë mjaft fine, elegante dhe të përkryer idenë[166] se ç'ishte uji për shkretëtirën, ishte edhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.) për gjithësinë!

Ja disa nga dyvargshet e kësaj kasideje:

163. Në origjinal: Geldi bürc-i evliyâya pâdişâh-ı nâmdâr. (Përkthyesit)

164. Në origjinal: Şikâyetnâme. (Përkthyesit)

165. Në origjinal: Su Kasidesi (turq.). (Përkthyesit)

166. Paralelizmin figurativ. (Përkthyesit)

*Mos u hidh, o sy, zjarreve nga ashku në zemër, ujë;*
*Sepse zjarreve të ndezur kësisoj s'ka ç'u bën një ujë…*

*Nëse nga lotët e mi ka marrë qielli ngjyrë uji, s'e di;*
*Apo lotët e syve të mi e kanë mbështjellë qiellin në ujë…*

*Le të mos mundohet lulishtari ta ujisë trëndafilishten;*
*Trëndafil si ti s'mbin më sado që t'i hedhë ujë…*

*Në vdeksha me dëshirën për t'ia puthur dorën, o miq,*
*Bëni një shtambë nga dheu im dhe jepini të dashurit ujë…*

*Për t'arritur dheun e këmbës së tij, një jetë të tërë*
*Vrapon duke përplasur kokën gur më gur i shkreti ujë…*

*I dashur*[167]*, është kohë trëndafili kjo; a s'turbullohen ujërat*
*Nga lotët e përgjakur që më rrjedhin prej sysh si ujë?*

Njohës jashtëzakonisht kompetent i thellësive mistike, Fuzuliu e ka zhvilluar këtë kompetencë në veprat e tij, brenda kufijve shkencorë përkatës, me mjeshtëri gjer në nuancat më të imta. Në sajë të zgjuarsisë dhe gjenialitetit, ai i shkriu në një të vetme dijen me lirizmin. Ai e zhvilloi artin në veprat e tij në mënyrë organike, larg artificieve dhe pothuaj pa rënë në sy dhe, kështu, i bëri zemrat udhëtarë të horizonteve ideore të gjera.

Fuzuliu është një poet i madh i cili e shprehu në formën më të bukur djegien dhe përvëlimin e një dashurie pasionante të lartësuar në mënyrë sublime duke filluar nga pasioni figurativ, jolëndor, djegien dhe përvëlimin nga ashku ose dashuria pasionante hyjnore. Pasioni i thellë i brendshëm tek Junus Emre pikoi edhe në zemrën e tij dhe e bëri të thoshte:

*Ashk paska qenë çdo gjë në këtë botë,*
*Dituria, asgjë tjetër veç një thashethemeje…*

Veçanërisht edhe dyvargshi në vijim është i mjaftueshëm për të treguar thellësinë e dashurisë pasionante në zemrën e tij:

*Tek unë, më shumë mundësi ashku se tek Mexhnuni ka;*
*Ashik besnik unë jam, Mexhnuni vetëm emrin ka…*

Aq shumë qe zhytur Fuzuliu në ashkun ose dashurinë pasionante

167. Në origjinal: **Habib**, i dashur, i dashuri im. Si me këtë fjalë me të cilën i drejtohet Zoti profetit Muhammed, ashtu dhe me aludimet përkatëse në këtë kaside, nënkuptohet profeti Muhammed i cili është, njëkohësisht edhe njeriu më i dashur për autorin. (Përkthyesit)

hyjnore, saqë kishte arritur të ndjente kënaqësi nga mundimi që të shkakton dashuria, veçanërisht ajo pasionante. Mund të thuhet se ushqimi i tij shpirtëror ishte ankthi dhe vuajtja e ashkut. Këtë ai e shpreh kështu, si një besnikëri ndaj dashurisë:

*Mundimi i të dashurit është krejt besnikëri, s'është mundim;*
*S'është besnik kush thotë për të dashurin se të jep mundim…*

Në lidhje me këtë, ai ua tërheq vërejtjen edhe trëndafilave, madje:

*I matur jam unë, o trëndafil, mos më ngjaso me bilbilin;*
*Ai s'e duron dot vuajtjen, çdo çast kërthet e qan…*

Ngaqë është i lidhur me të dashurin me kriteret e besës dhe besnikërisë, ai nuk e dëshiron mbarimin e vuajtjes së ashkut:

*Mos më vër melhem, mos ma mjeko në zemër malin e përgjakur;*
*Mos e shuaj me dorën tënde të vërtetë pishën q'e ke përflakur…*

Sepse kjo pishë është pishë ashku dhe besimi. Dhe, nga ana tjetër, fundja, njeriun e pjek mundimi i ashkut, jo kënaqësia e tij! Kurse ashku i mbetur vetëm te lënda, është i ngushtë dhe mbytës. Për këtë shkak, dashuria e Fuzuliut është një dashuri e cila lartësohet në mënyrë sublime nga lënda drejt idesë për të qëndruar, më në fund, në ashkun ose dashurinë pasionante hyjnore!

Ai shprehet kështu si në vijim:

*E ngushëlluar zemra me përfytyrimin e tij, s'priret për bashkim;*
*Ashiku i larguar nga zemra në gurë, s'ka përfytyrim…*

Dhe kjo mënyrë shprehjeje është një aludim për hadithin e shenjtë:

*"S'më nxënë tokë e dhé, zemra e robit tim besimtar më nxë…"*

Duket se Fuzuliu është një ashik i vërtetë i gatuar me dashurinë për Allahun! Ai është jashtëzakonisht i ndjeshëm ndaj bukurive hyjnore. Sepse Zoti[168] është i bukur dhe kjo është ajo që ndikon mbi ashkun! Edhe të gjitha qeniet janë krijuar me motivin e intimitetit të ashkut. Prandaj, Fuzuliu, ndjenjën e vërtetë që i është bërë pretekst për ta shkruar mesnevinë e tij Mexhnuni dhe Lejlaja, e cila është një vepër e madhe ashku ose dashurie pasionante, e shpreh kështu në krye të veprës:

168. Në origjinal është përdorur fjala **Hakk** që këtu ka edhe kuptimin "e Vërteta", sepse Zoti është vetë e vërteta absolute. (Përkthyesit)

*Në zënça rrugën e figurshme për kërkimin e së vërtetës,*
*Në tregofsha të fshehtat me pretekstin e legjendës,*
*Në t'i përshkrofsha vetitë nëpërmjet Lejlasë,*
*N'i bëfsha lutjet me gjuhën e Mexhnunit të dashurisë…*

Nga këto shprehje kuptohet që Fuzuliu, krahas shtjellimit të së fshehtës dhe të së vërtetës hyjnore që janë synimi i tij bazë, kërkon t'i parashtrojë edhe vetitë e Allahut që janë burimi i detit të ashkut. si dhe përshkruan pozitën e një robi në gjendje lutjeje dhe përgjërimi, si Mexhnuni në rrugën e bashkimit me Të!

Kështu, një ditë, Lejlaja i doli para Mexhnunit që shëtiste nëpër shkretëtirë. Por Mexhnuni nuk e njohu, prandaj e pyeti:

"Kush je ti?"

Pastaj e shprehu kështu gjendjen e shmangies nga Lejlaja e përkohshme dhe e vdekshme për t'u bashkuar me Lejlanë e vërtetë:

*Aq i dehur jam, sa nuk e kuptoj dot botën ç'është;*
*Unë, kush jam? Kush është sakiu? Vera e zemrës, ç'është?*

*Nga i dashuri i vërtetë, për zemrën e dashuruar dua kënaqësi;*
*Në më pyettë i dashuri për kënaqësinë e zemrës së dashuruar? S'e di…*

*Kush e njeh kuptimin e botës me çka në të, s'është arif;*
*Kush s'e njeh ç'është kjo botë me gjërat e saj, është arif…*

Fuzuliu i cili shprehet kështu, duke fituar një kthjelltësi shpirtërore, kaloi nga iluzioni në vërtetësi. Duke zënë udhën e njerëzve të tevhidit, besimit monoteist në Allahun si Zoti i vetëm i gjithësisë, arriti përkryerjen. Më në fund, s'i mbeti më asnjë konsideratë dhe interesim për këtë botë dhe gjërat e saj. Synimi i kaloi nga qëndisma, te qëndistari. Dhe Lejlaja që e kuptoi këtë ndryshim të thellë në gjendjen e tij, i tha:

"O njeri i përkryer! Tani e kuptova hallin tënd! Në ç'gradë të lartë paske arritur! Allahu të bekoftë! Kurse unë, sa e paditur pakam qenë që qenkam dehur me injorancën! Por tani m'u hapën sytë! Më në fund, edhe unë, duke e lënë mënjanë konsideratën dhe interesimin ndaj egos sime, zgjodha rrugën e asgjësimit!"

Këto tregojnë se, sipas Fuzuliut, poezia është produkt i një ankthi dhe vuajtjeje. Ai thotë kështu:

*"Vuajtja është kapitali i poetikës. Mos pandeh se, për t'u bërë poet, duhet kë-*

*naqësi dhe dëfrim! Ta dish se në garën poetike, vuajtja del fituese!"*

*"Mos pandeh se ka shije në poezinë e njeriut, në zemrën e të cilit s'ka vuajtje, zemra e të cilit s'është e plagosur! Dëfrimi dhe kënaqësia, qetësia dhe rehatia nuk i japin poezisë kënaqësi. Poezi e vërtetë është ajo ku lind dhimbja dhe vuajtja dhe që, prandaj, bën efekt mbi zemrat!"*

❁

Fuzuliu është ndër ata që e kanë kërkuar lumturinë e vërtetë te dashuria për Allahun. Prandaj, ai qe tërhequr në qoshen e tij të vetëmohimit duke i shtyrë mënjanë pasionet e *nefsit*. Këtë ai e reflekton kështu në poezi:

*As sikur malli e pasuria të më japin fat, s'kënaqem,*
*As sikur të çlirohem nga malli e pasuria, s'dëshpërohem…*

Në mistikë, kjo situatë është një pozitë mjaft me rëndësi. Siç rrëfehet, hajdutët ia patën zhveshur Hirësisë **Abdylkadir Gejlani** karvanin tregtar. Erdhën dhe e njoftuan për ngjarjen. Pasi ndenji pak i heshtur, Abdylkadir Gejlaniu tha:

"*Elhamdulil'lah*, lavdi Allahut!"

Në këtë mes, kaloi pak kohë kur Abdylkadir Gejlaniut i erdhi një lajm tjetër:

"Imzot, karvani juaj u shpëtua nga hajdutët! Nuk ka asnjë dëm!"

Hirësia Gejlani u kredh sërish në një vetëllogari dhe tha përsëri:

"*Elhamdulil'lah*, lavdi Allahut!"

Të pranishmit që ndodheshin përreth, u habitën me këtë situatë. Ata pyetën me kureshtje:

"Imzot, kur dëgjuat se karvani ju kishte rënë në duar të hajdutëve, thatë "Elhamdulil'lah!" Pastaj, edhe kur dëgjuat se kishte shpëtuar, thatë prapë "Elhamdulil'lah!" Por ne nuk e kuptuam urtësinë e kësaj sjelljeje!

Hirësia Abdylkadir Gejlani dha këtë përgjigje duke buzëqeshur:

"Kur dëgjova se karvanin ma kishin vjedhur hajdutët, vështrova zemrën se mos kishte ndonjë dëshpërim në të, domethënë, kontrollova veten se mos zemrës që është vendvështrimi hyjnor, m'i ishte ngjitur ndonjë dashuri e kësaj bote dhe, kur pashë se nuk kisha ndonjë dëshpërim, domethënë, kur kuptova se dashuria e zemrës për Allahun nuk ishte lëkundur për

shkak të dashurisë për këtë botë dhe gjërat e saj, e falenderova dhe e lartësova Allahun! Pastaj, pasi erdhi lajmi se karvani më kishte shpëtuar, veprova në të njëjtën mënyrë dhe pashë se mos ndjeja ndonjë gëzim për shkak të dashurisë për botën dhe gjërat e saj. Dhe, duke vëzhguar se s'ekzistonte ndonjë rrezik i killë, përsëri e falenderova dhe e lartësova Allahun!..."

Ja, pra, ideja kryesore që e poetizoi Fuzuliu!

❀

Fuzuliu është një poet që njihet, duhet dhe përvetësohet në të gjitha trojet turke, aq sa edhe në Irak, madje, që ka për gjuhë zyrtare arabishten, fryti i parë i dashurisë që kanë shijuar shumë zemra të djegura dhe buzë të dëshpëruara, kanë qenë veprat e Fuzuliut! Ende, në odat e mëdha të kuvendeve të agallarëve të shquar të Erbilit, Kerkykut dhe Selahijes, në mbledhjet fetare dhe shoqërore, recitohen poezitë e tij të rrjedhshme dhe prekëse. Kasideja e Ujit që e shkroi me një emocion zemre të ndjenjës së afërsisë dhe dashurisë pasionante ndaj të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), recitohet me të njëjtin pasion dhe me të njëjtën ekstazë! Fakti që ka katër shekuj e gjysmë që kjo kaside kalon nga zemra në zemër, është evidentim i ndjenjës së afërsisë dhe dashurisë së Fuzuliut për Profetin si dhe i sinqeritetit të tij në këtë ndjenjë.

Si në praktikë, ashtu dhe në shprehjet, Fuzuliu mbeti jashtë konflikteve raciore dhe përplasjeve doktrinare, prandaj dhe nuk u mbyt mes këtyre lloj kontradiktave politike. Prandaj Fuzuliu pati fituar dashurinë dhe vlerësimin e çdo fragmenti shoqëror qoftë sunnit, qoftë shiit. Pushteti dhe ndikimi i tij u përhap në të gjitha zonat ku ndodhej elementi turk. Nga ata që zhvillojnë studime rreth Fuzuliut, Prof. Dr. Abdylkadir Karahan thotë kështu:

*"E drejta është që Fuzuliu të shihet si një personalitet mbidoktrinar veçanërisht në temën mbi shiizmin dhe sunnizmin dhe raportet mes tyre, zotërues i haresë dhe kënaqësisë mistike për sa i përket tarikatit, si dhe njeri të rrugës mistike nga pikëpamja shpirtërore!.."*

Ky pohim është plotësisht i drejtë! Sepse ata që e kanë kënduar Fuzuliun, e kanë ndjerë emocionin dhe ekstazën e dashurisë pasionante hyjnore, janë shndërruar në përrenj të rrëmbyeshëm afërsie dhe dashurie ndaj të Dërguarit të Allahut, kanë qarë për ngjarjet që i kanë rënë në kokë familjes profetike e kanë ndjerë thellë përkohësinë e kësaj bote, e kanë rrokur kuptimin e jetës dhe vdekjes dhe, për të arritur grada të larta shpirtërore, i kanë hyrë me vendosmëri luftës me vetveten! Me këtë pretekst, Fuzuliu ka mundur t'u vërë vulën e vet të pashlyeshme shekujve. Ky për-

caktim dhe konkluzion i Jahja Kemalit përfshin edhe poezinë e tij:

*Gjer në mëngjes të ringjalljes s'do të shuhet vjersh' e vjetër,*
*Një pishtar është që shkon nga dora në dorë…*

Fuzuliu ka lënë afro njëzet vepra. Nga këto, janë më të njohura: kasideja prej 134 dyvargshesh (kupletesh), me titull **Enîsü'l-Kalb**, **Leylâ ve Mecnûn**, **Hüsn ü Aşk**, **Sıhhat ü Maraz**, **Su Kasidesi**, **Sâkînâme**, **Rind ü Zâhid**, **Mektuplar**, **Şikâyetnâme** dhe **Hadîkatü-s-Süedâ**. Pothuaj në çdo vepër të Fuzuliut mbizotëron këndimi i dashurisë për ehli bejtin[169].

Si një poet ashik, ai ka thënë:

*Shpirtin i dashuri e ka kërkuar, s'bën pa ia dhënë, o zemër,*
*Pse të grindem për të? Ai, as imi, as yti s'është…*

Dhe, duke u futur në karvanin e atyre "që vdesin pa vdekur ende", e ka jetuar jetën e kësaj bote si një udhëtar i vetëm. Veçanërisht për ta skalitur në mënyrë të pafshirëshme këtë gjendje, ka shprehur dyvargshin:

*Kush e do shpirtin për të dashurin, të dashurin e do,*
*Kush e do të dashurin për shpirtin, shpirtin e do…*

Me të vërtetë, shpirti, jeta, janë pretekste për ta njohur të dashurin, Zotin, për t'iu nënshtruar Atij dhe, me dashurinë për të, për të arritur bashkimin me të![170] Këtu, i dashuri, Zoti, është qëllimi final. Vetëm se, nëse në kundërshtim me këtë, dikush e do të dashurin për kënaqësi dhe lumturi të shpirtit të vet, atëherë do të thotë se ai e do vetveten dhe, për këtë, e bën mjet të dashurin! Kurse i dashuri duhet, duke e kapërcyer shpirtin, për të arritur të fshehtat e fena filah dhe beka bilah dhe shpirti nuk mendohet në këtë dashuri. Sepse prirja ndaj shpirtit do të thotë robëri ndaj lëndës. Prandaj, esenciale është flijimi i shpirtit (jetës) në rrugën e të dashurit. Ky flijim domethënë, asgjësim, në kuptim të vërtetë është shenjë dhe mjet për të arritur ekzistencën e amshuar, ashtu që Fuzuliu, duke u zhveshur krejtësisht, me këtë rast, nga vetvetja dhe nga interesimet e përkohshme e të vdekshme, thotë kështu:

*Mbi varr mos më veni gur nëse jap shpirt aty,*

169. Ehli bejt: **familja profetike.** (Përkthyesit)

170. Si në të gjithë literaturën mistike, ashtu edhe në këtë fjali, ashtu edhe në këtë paragraf, përdoret fjala **xhan** (can) me kuptimin shpirt, jetë, dhe fjala **xhanan** (canan), me kuptimin i dashuri, Zoti. (Përkthyesit)

*Vini një hije që të më bjerë sipër nga ajo selvi e lartë…*

Ja, pra, Fuzuliu që qe bërë zotërues i një përkryerjeje shpirtërore kaq të lartë, vdiq në bagdat në vitin 1563 nga sëmundja e murtajës. Tyrben e ka në Qerbela.

Data e vdekjes iu shënua sipas sistemit shkronjor të llogaritjes me fjalët **"shtegtoi Fuzuliu"** (963 hixhri).

**Rahmetullahi alejh, Allahu e mëshiroftë!**

**O Zot! Falna dhe neve një aromë nga dashuria për profetin tonë, Hz. Muhammedin (s.a.s.) që e këndoi Fuzuliu!**

**Amin, ashtu qoftë!**

# VIRTYTET MORALE TE OSMANEVE

*që patën fituar admirimin e Evropës*

Sociologu dhe historiani islam Ibni Haldun, krahas shkaqeve gjeografike mbi të cilat ka vënë gishtin në lidhje me ngjitjen dhe rënien e shteteve, ka parashtruar pothuaj edhe të gjithë faktorët që mund të shkojnë nëpër mend.

Në veprën e tij me titull **Introdukta**[171] e cila paraqet një entitet klasik mes veprave islamike, Ibni Halduni ka analizuar gjerë e gjatë sa forcën fizike dhe materiale të një kombi, aq edhe themelet shpirtërore të tij, si morali dhe besimi. Si përfundim, me një mendjemprehtësi dhe aftësi analitike të mahnitshme, qysh në atë kohë ka përcaktuar se faktorët shpirtërorë zënë vendin e parë në çështjen e gjatësisë apo shkurtësisë së intervalit mes lindjes dhe vdekjes së shteteve.

Me të vërtetë, po të bëhet një vlerësim i paanshëm, nuk është shumë e vështirë të vërehet se sa rol të rëndësishëm luajnë kushtet shpirtërore në jetën dhe vdekjen e kombeve.

Edhe ne, këtu, dëshirojmë të qëndrojmë mbi besimin dhe moralin të cilat kanë siguruar vazhdimësinë e shtetit osman, si dhe mbi strukturën shoqërore të përkryer e të shkëlqyer si vepër e tyre. Sepse besojmë se është e domosdoshme që të bëjmë qoftë edhe një çast analizën e burimit moralo-shpirtëror që e pati bërë shtetin osman mbarëbotëror, si dhe që ka ushqyer fushatat luftarake dhe fitoret e tij pompoze dhe autoritetin e tij të palëkundur që pati vazhduar të mbetet i tillë për shumë shekuj. Për këtë shkak, po nisemi për të parapëlqyer, ndaj vendasve, të huajt e matur e të arsyeshëm, veçanërisht si vëzhgues të këtij realiteti cilësor. Sepse vlerë

171. Titulli origjinal: Mukaddime. (Përkthyesit)

dhe virtyt i vërtetë janë ato që edhe armiku mbetet i detyruar t'i pohojë e t'i shprehë. Veç kësaj, po parapëlqejmë veçanërisht të huajt ngaqë po të tregohen nga osmanët vëzhgues vendës, mund të akuzohemi për anësi dhe subjektivitet.

Ja disa vëzhgime me vlerë pohimi të disa perëndimorëve të matur e të arsyeshëm mbi vetitë që i kanë bërë dinjitozë të parët tanë.

## Dobitë dhe mirësitë

Në hapësirën e gjerë gjeografike që e patën marrë nën administrim, të parët tanë nuk patën bërë dallime racore dhe doktrinare, por patën ngritur institucione dobiprurëse dhe mirëbërëse nga të cilat të mund të përfitonte çdokush si krijesë e Krijuesit, musliman ose jomusliman!

Siç do të trajtohet edhe **në kapitullin pasues mbi vakfin te osmanët**, xhamitë, medresetë, spitalet rurale, spitalet psikiatrike, hanet, karvansarajet[172], vathët, çezmat e ujit të pijshëm në lagje si dhe ato në rrugë për udhëtarë e kalimtarë, depot dhe cisternat e ujit të pijshëm, puset, urat, rrugët, kalldrëmet, gjelltoret si dhe shërbime të tjera si këto[173], janë kryer në vazhdimësi në mënyrë të gjerë e të përkryer duke u mbështetur në pëlqimin e Allahut.

Kështu, të tërheqin vëmendjen veprimtaritë dhe shërbimet si fryt i lartë i moralit dhe etikës së lartë islame, si:

a) Në të nxehtit e verës, lëshimi në çezmat e lagjeve dhe rrugëve i ujit të pijshëm të ftohur me borë;

b) Pranimi në hane dhe karvansaraje i udhëtarëve për bujtje dhe ngrënie tri ditë pa pagesë;

c) Dhënia e ushqimit për çdo ngrënie për të varfërit në gjellëtoret publike;

d) Shlyerja e borxheve për borxhlinjtë e burgosur për këtë shkak dhe nxjerrja e tyre nga burgu;

e) Shlyerja e borxheve të të varfërve të vdekur;

f) Ndihmë e fshehtë për nevojtarët që kanë turp ta shprehin nevojtarinë, për të mos e lëkundur dinjitetin e tyre;

g) Çlirimi i robërve dhe skllevërve (ky lloj adhurimi te osmanët ishte

172. Karvansarajet kanë qenë hane të mëdhenj e të mbrojtur, të ndërtuar anës rrugëve si konakë për bujtjen e karvaneve. (Përkthyesit)

173. Shërbime urbanistike dhe të asistencës sociale. (Përkthyesit)

kthyer pothuaj në traditë);

h) Rindërtimi falas i shtëpive të të varfërve të djegura gjarë rënies së zjarreve.

Vetëm po të përmendim ndërtimin në Stamboll, si vepra bamirësie, të 417 karvansarajeve, 5935 çezmave dhe 515 shkollave popullore, është e mjaftueshme për të shprehur nivelin përjashtimor të arritur në këtë drejtim. Veç kësaj, veprimtaritë dhe shërbimet e dobishme dhe të bamirësisë në kohën e osmanëve nuk përfshinin vetëm njerëzit, por edhe kafshët dhe bimët. Kështu, qentë dhe macet e rrugëve janë ushqyer me mish dhe mëlçi në zona të caktuara të qytetit.

Nga ana tjetër, është e vërtetë se në atë kohë qenë ngritur vakfe për ujitjen e gjelbërimit duke e konsideruar atë si mushkëri të shoqërisë, duke përfshirë në këtë shërbim nga drurët e zakonshëm pyjorë të gjelbërimit, gjer te pemët pa fryte e me pak gjethe. Veçanërisht është e njohur shprehja e sulltan Mehmetit II, Fatihut, Ngadhnjimtarit:

*"Ia pres kokën atij që pret një degë nga pyjet e mia!"*

Këto çështje të një morali dhe etike të lartë ia patën verbuar sytë tërë botës, i patën lënë të mahnitur për shekuj me radhë ata që s'na patën dashur ne për shkaqe të ndryshme, madje, edhe udhëtarët dhe analistët armiq të jetës sonë. Shënimi i **Villamont**-it, i cili ka qenë njëri nga këta, në veprën e tij, mbi karvansarajet, është shprehje e kësaj të vërtete:

*"…Tek hani ku bujta, pranoheshin edhe krishterët qo ashtu siç pranoheshin edhe muslimanët dhe u jepej ushqim falas për tri ditë. Sepse kjo bamirësi te osmanët përfshin të gjithë njerëzit pa dallim feje…*

*Bujtinat në fjalë janë të pajisura me çezma të panumërta nga të cilat rrjedh ujë i sjellë, disa herë, nga shumë larg! Kurse për kuajt e bujtësve ka stalla të mëdha.*

*Veç këtyre bujtinave dhe gjellëtoreve, në qytete dhe gjatë rrugëve ka bujtina që u thonë karvansaraje, të cilat rrinë gjithmonë hapur për çdo person.*

*Vura re me habi se disa osmanë ndërtojnë për bamirësi çezma gjatë rrugës për udhëtarët e etur, kurse disa të tjerë, çezma lagjesh dhe rrugësh brenda qyteteve. Dhe, për mirëmbajtjen dhe shërbimin tek to ngarkohen nëpunës me rrogë njëlloj si në zyrat shtetërore!*

*Gjithashtu, kjo frymë mirëbërësie bëhet pretekst që disa të ndërtojnë ura mbi lumenjtë dhe përrenjtë, kurse disa të tjerë t'i mirëmbajnë rrugët, t'i pastrojnë dhe*

*t'i shtrojnë me kalldrëm, duke i kryer të gjithë këto punë të dobishme me gjithë zemër dhe dëshirë të madhe! Dhe gjëja më e jashtëzakonshme dhe që të tërheq vëmendjen, është se tek sponsorizuesit e ndërtimeve dhe shërbimeve në fjalë nuk duket asnjë shenjë egoizmi dhe vetëmburrjeje!*

*Edhe lëmoshat dhe dhurata që japin individë të zakonshëm janë, po ashtu, për motive fetare dhe jo personale. Të pasurit shkojnë nëpër burgje dhe i ndihmojnë të burgosurit që kanë hyrë aty për mosshlyerjen e borxheve!.."*

Edhe **Comte de Marsigli** i përshkruan kështu shërbimet mirëbërëse e dobiprurëse që i pati vëzhguar në Shtetin e Madh:

*"Turqit e kanë bërë rregull që, po të kenë mundësi ekonomike e financiare, të ndërtojnë xhami, çezma, ura, si dhe bujtina të quajtura "han". Gjithashtu, ata ngrenë edhe vakfe për të siguruar shpenzimet që kryhen atje. Veç kësaj, për arsimimin e brezit të ri, ngrenë nëpër qytete shkolla dhe medrese. Aty jepen mësime si nga dituritë fetare, ashtu edhe nga shumë shkenca të tjera."*

## Burrëri, qëndrim në fjalë dhe mbajtje e premtimit

Te osmanët, virtyte të larta, si burrëria, qëndrimi në fjalë dhe mbajtja e premtimit ishin pjesë përbërëse e një morali të lartë që i stoliste zemrat, ashtu që në Evropë, konceptet "turqizëm" dhe "myslimanizëm" arritën të përdoren si sinonime të njëra-tjetrës. Me këtë pretekst, është thënë:

*"Turk do të thotë njeri i besueshëm"!*

Dhe është deklaruar se turqit nuk bëjnë betim në gënjeshtër siç bëjnë krishterët rregullisht!

**Comte de Bonneval** e përmbledh vëzhgimin e vet në një fjali:

*"Turqit tregojnë besnikëri fetare ndaj premtimit!"*

Ambasadori suedez **Mouradgea d'Ohsson** thotë:

*"Turqit muslimanë janë jashtëzakonisht besnikë në betime dhe në premtime. Po të vëresh zellin e tyre për të mos e lëshuar nga goja emrin e Allahut, do të kuptosh se ata nuk kanë nevojë për ta mbështetur fjalën e dhënë me ndonjë fjalë tjetër përveç betimit në emër të Zotit!"*

Kurse **Henri Mathieu** thotë:

*"Është padrejtësi e madhe të mos e pohosh dhe miratosh botëkuptimin mbi nderin dhe moralin që është i pranishëm tek turqit si të ishte një thesar i pashoq.*

*Ata janë njerëz që e pranojnë drejtësinë dhe ndershmërinë si themel të virtytit dhe që e njohin si të shenjtë fjalën e dhënë!"*

## Vend pa lypës

Në sajë të shërbimeve vakfnore e të ngjashme, që i patën rrethuar trupin si një rrjetë dashurie dhe dhembshurie, shteti osman ishte shndërruar në një vend pothuaj pa lypës. Patën ndodhur kohë të tilla kur muslimanët e patën pasur të vështirë të gjenin të varfër për t'ua dhënë zeqatin.

Ka qenë për këtë arsye që në ato kohë s'është ditur se ç'është lypësia. Madje është një e vërtetë se në Stambollin, numri i banorëve të të cilit kishte arritur në dy milion dhe, në përgjithësi, në Turqi dhe në Krime nuk hasej asnjë lypës turk! Kurse lypësat që haseshin rrallë, u përkisnin popullatave ose kombësive të tjera. Sepse osmanët e kishin bërë zakon dhe edukatë që t'i veçonin dhe t'i mbanin vazhdimisht me vete qysh më të gjallë paratë e qefinit në mënyrë që, kur të vdisnin të mos i bëheshin nevojtarë askujt!

Në shënimet e udhëtimit të **Corneille Le Bruyn**-it mund të lexohen këto përshtypje:

*"…Eshtë e pamundur të mohohet se turqit janë shumë të pasionuar pas bamirësisë dhe se kanë sendërtuar vepra dobie e bamirësie shumë më tepër se krishterët! Njëra nga shkaqet kryesore që në shtetin osman hasen aq pak e aq rrallë lypësa, është se janë ngritur, ngrihen dhe funksionojnë vakfet e bamirësisë dhe asistencës sociale!"*

Kurse në veprën e **Comte de Bonneval**-it thuhet:

"Stambolli së bashku me rrethinat ka një popullsi prej afro dy milionësh, gjë që do të thotë se duhet numëruar ndër qytetet më të mëdhenj të Evropës. Ja, pra, pavarësisht nga kjo dendësi popullsie e jashtëzakonshme, nuk mund të hasësh dot asnjë lypës! Por ka përtacë dhe parazitë që jetojnë vetëm me lëmosha duke krijuar përshtypjen sikur ka ngushticë ekonomike. Por, fundja, ata nuk gëzojnë ndonjëfarë konsiderate!"

## Etikë, edukatë, dhe delikatesë

Niveli që arritën osmanët në çështjen e etikës, edukatës dhe delikatesës së sjelljes nuk ka të krahasuar me nivelin e arritur nga asnjë komb tjetër! Etika e tyre e bashkëjetesës paraqet një përsosmëri dhe delikatesë të pashembullt. Etika e tyre ka vlerën e një ligji shpirti dhe ndërgjegjeje

që respektohet njëlloj ndaj të gjithë njerëzve pa bërë dallim kombësie dhe doktrine. Prandaj, njeriu osman është njeriu-model i etikës dhe delikatesës që kihet zili!

Këto veti kanë shfaqje të panumërta.

Meqë Islami ndaj të cilit osmanët janë lidhur posaçërisht me gjithë zemër, e ka ndaluar urrejtjen dhe armiqësinë e sëmurë, ditët e xhumave dhe bajrameve i kanë shndërruar në pretekste për shuarjen e zemërimeve, për faljen e të metave dhe gabimeve ndaj njëri-tjetrit dhe pajtimit me njëri-tjetrin. Si rrjedhojë e domosdoshme e mëshirës së tyre, janë orientuar për të mos ndjekur urrejtje në marrëdhëniet personale, por për të falur.

**Villamont** thotë kështu:

*"… Çdokush që ka ndonjë armik, është i ngarkuar me përgjegjësinë për të vajtur te ai dhe për t'i kërkuar falje. Edhe tjetri është i detyruar që, para se t'ia puthë dorën dhe të toket me të, t'ia deklarojë se e ka falur. Në të kundërt, është e pamundur që atyre t'u bekohen bajramet. Ndërkaq, personat që nuk e respektojnë këtë parim, pothuajse konsiderohen mëkatarë."*

Etika, edukata dhe delikatesa osmane kanë aq shumë shfaqje të tyre, saqë është e pamundur të numërohen këtu. Në shtetin osman të brumosur me Islamin:

a) Nuk kishte gjeste të paturpshme e fyese, vagabondazh dhe zënie rrugësh që janë të zakonshme në popujt evropianë. Rrugët dhe rrugicat ishin mjaft të qeta e të sigurta. Askush s'pështynte përtokë.

b) Personit që e kishte fjalën, që fliste, nuk i pritej fjala. Edhe personi që fliste, mbante qëndrim jashtëzakonisht serioz dhe i qetë. Shprehjet i kishte mjaft të rregullta dhe të hijshme. **Charles MacFarlane** që i kishte vënë re këto, detyrohet të thotë kështu:

*"Sa e bukur dhe e përsosur është e folura e këtij populli, aq sa mund të bëhen shembull për të gjithë popujt!"*

c) Ulja, ngritja dhe ecja paraqisnin gjithmonë delikatesë dhe seriozitet.

d) Respekti ndaj të moshuarve ishte i patëmetë dhe shumë i lartë.

e) Kurse respekti ndaj zonjave ishte një traditë e përgjithshme. Ato konsideroheshin si nënë, si teze, si hallë, si motër!

Autorë evropianë që kanë bërë analiza lidhur me këto specifika dhe të tjera, kanë bërë shumë pohime dhe konkluzione.

**Nga Guer**:

*"Turqit kanë shumë mënyra komunikimi reciprok shumë të përsosura, parimet e të cilave ata i respektojnë pa përjashtim. Kur ndodhen ballëpërballë, e përshëndesin njëri-tjetrin duke e përkulur kokën dhe duke vërë dorën e djathtë në zemër. Bashkëbiseduesin apo partnerin e thërresin me konsideratë duke ia përmendur cilësitë dhe pozitën, si pasha, bej, sulltan, etj."*

Nga **Lady Craven**:

*"Trajtimi që u bëjnë turqit femrave, grave e vajzave, duhet të jenë shembull për të gjithë popujt. Për shembull, një burri mund t'i pritet koka sipas vendimit të drejtësisë, mund t'i kontrollohet tërë dokumentacioni dhe mund t'i nxirret në ankand tërë pasuria, kurse gruaja i trajtohet mjaft mirë dhe stolitë nuk i preken por i lihen si pronë e saj."*

Nga **A. Brayer**:

*"… Shqyrtojini mirë kolektivat përgjithësisht jo shumë të dendura: sa të pastra i kanë trupin dhe rrobat! Ç'fisnikëri të lartë kanë në qëndrimet dhe sjelljet dhe ç'qetësi dhe hijeshi të ëmbël në linjat e fytyrës! Edhe gjuha që flasin, sa e ëmbël dhe sa harmonike që është!"*

Nga **Viguier**:

*"… Shprehjet e kuvenduesve janë lakonike dhe shqiptimin e kanë shumë të pastër. Në buzëqeshje kanë delikatesë, kurse në lëvizjet e duarve kanë një thjeshtësi dhe hijeshi të veçantë. Aspekti që i lë më shumë të mahnitur të huajt është se, në një kuvend të caktuar në këmbë apo ulur, turqit nuk flasin të gjithë përnjëherë, por me radhë ose, flet njëri dhe të tjerët e dëgjojnë! Folësi ose kuvenduesi flet, përgjithësisht, shkurt. Edhe dëgjuesit e ndjekin me vëmendje gjersa ta mbarojë fjalën. Ata i mbrojnë me respekt idetë apo mendimet e veta të kundërta me të të tjerëve. Në fjalët që thuhen nuk ka ndonjë gjë të keqe si në formë, ashtu dhe në përmbajtje, nuk përmbahen thashetheme, shpifje apo llomotitje të ndryshme të shkujdesura në kundërshtim me etikën ose edukatën. Respekti ndaj të moshuarve dhe të mëdhenjve, respektimi i të drejtave të tyre kryhen me një delikatesë të paimagjinueshme.*

*Mund të them se specifikat moralo-etike të osmanëve pothuajse e ekspozojnë plotësisht personin. Eshtë e pamundur të mos mbetesh i mahnitur përballë lirshmërisë dhe shkëlqimit të ecjes së tyre, fytyrës së qeshur kur presin miq dhe vizitorë dhe, më në fund, përballë hijeshisë së detajeve që respektojnë ata duke hyrë e duke dalë nga selamllëku!"*

Nga **Edmondo de Amicis**:

*"…Sipas shqyrtimeve dhe përcaktimeve të mia, popullsia turke e Stambollit është popullsia më e shquar në delikatesën dhe hijeshinë e sjelljeve ndër të gjithë popujt e Evropës. Edhe në rrugicat më të vetmuara të qytetit të madh, madje, për të huajin nuk ka asnjë rrezik se mund të fyhet apo të dëmtohet! Madje është e mundur të shëtiten xhamitë edhe në kohën e namazeve! Në këto vizita, një i huaj është i sigurt se ka për të parë më shumë nderim dhe respekt se një turk që mund të shëtisë nëpër kishat tona! Mes njerëzve jo vetëm që s'rastiset kurrë ndonjë shikim i paturpshëm, por as edhe ndonjë shikim më i vëmendshëm se sa duhet. Gajasjet me të madhe janë shumë të rralla. Edhe njerëzit e shtresës më të ulët që zihen nëpër rrugë, janë shumë të rrallë. Nga dyert, dritaret dhe dyqanet nuk dëgjohet kurrë zë femre!"*

## Grada e ruajtjes nga të këqijat

Osmanët janë përpjekur jashtëzakonisht të shmangen e të ruhen nga çdo lloj të këqijash, si përgojimi, shpifja, intrigimi, fyerja, urrejtja, marazi, bixhozi, vetëvrasja, dueli dhe krimi i vrasjes, aq sa ata që e kanë vëzhguar çështjen nga jashtë, kanë konkluduar se osmanët pothuaj nuk i njohin këto të këqija!

**Du Loir** thotë kështu:

*"Turqit ruhen jashtëzakonisht nga ndjenja e hakmarrjes. Sipas një urdhri të fesë së tyre mbi këtë specifikë, janë të detyruar që, para se të fillojnë namazin e xhumasë, pothuaj ta shpallin me zë të lartë se i kanë falur armiqtë e tyre personalë. Dhe, besojnë se, përndryshe, namazi nuk do t'u pranohet. Veçanërisht, dita e parë e çdo bajrami është për ta ditë pajtimi dhe paqeje të përgjithshme. Kur hasin në njëri-tjetrin, i tokin duart dhe, pasi të vegjlit t'ua puthin dorën të mëdhenjve, vënë dorën në ballë e thonë: "Bajrami ju qoftë i bekuar!"*

Gjithashtu, **Du Loir** thotë:

*"Siç është produkt i përbashkët i ndjenjave të zemërimit dhe hakmarrjes, sharja është edhe rezultat i natyrshëm i lojërave me letra. Sharja në vendet krishtere është shumë e përhapur dhe në formë plotësisht fyerëse. Kurse tek osmanët nuk dëgjohet asnjë fjalë sharëse e fyerëse as nëpër rrugë e as nëpër shtëpi. Çështja që na e skuq fytyrën neve dhe na mahnit është se te osmanët nuk ka fjalë fyese as në gojë e as në gjuhë. Ata vetëm betohen në Allahun me fjalën "Vallah"!"*

Me të vërtetë, të moshuarit e asaj kohe e dinë se në një çështje që e zemëronte personin, ai përdorte për partnerin që e kishte zemëruar, shprehjet sugjeruese dhe qetësuese, si:

*"La havle…"*
*"La havle vela kuvvete il'la bil'lah…"*
*"Allahu ta lehtësoftë hallin!*
*"Fesubhanallah!"*
*"Hasbunallahu ve nime'l-vekil!"*
*"Durim!"*

Janë të njohura edhe shkrimet ngushëlluese e qetësuese të varura në muret e teqeve:

*"Edhe kjo do të kalojë, ore ti!", "Lëre të shkojë, ore ti!" dhe "Shihe me sy të mirë, ore ti!"*

## Personaliteti islam

Osmanët janë përpjekur të jetojnë plotësisht brenda përmbajtjes së fesë islame. Ata kanë përbërë brezin e zgjedhur që ka përfaqësuar personalitetin islam pas sahabeve veçanërisht në tre shekujt e gjysmë të parë.

Nisur nga kjo, kanë qenë jashtëzakonisht respektues dhe të lidhur pas urdhrave dhe ndalimeve të fesë. Për shembull, ndërsa në vendet evropiane dhe vende të tjera përjetoheshin ngjarje të panumërta vetëvrasjesh, te osmanët nuk hasej ndonjë gjë e tillë. E njëjta gjë mund të thuhet edhe për veti të këqija si pijet alkoolike dhe bixhozi. Po qe se, si përjashtim, dikush bëhej maniak ndaj bixhozit, dëshmia e tij nuk pranohej. Akoma më tej, është i njohur fakti që kadiu Molla Fenariu nuk ia pati pranuar dëshminë një sulltani të tillë si Bajaziti Rrufe sepse nuk e falte namazin me xhemaat.

Kështu, osmanët të cilët silleshin dhe vepronin, nga individi i zakonshëm, te padishahu, brenda të njëjtit kuadër të personalitetit islam, duke formuar në organizmin e tyre një besim monoteist (tevhid) dhe një botë shpirtërore të shëndoshë e të palëkundshme si rrjedhojë e kësaj, patën mundur të bëheshin një forcë e pamposhtshme. Dhe, pas kësaj, duke e shndërruar tërë botën islame në një trup të vetëm brenda organizmit të vet me qëllim për ta mbajtur gjallë këtë vëllazëri islame, patën sunduar në botë me nder dhe famë për shekuj me radhë!

**M. de Thevenot** të cilit ia patën verbuar sytë ky nder dhe kjo famë, disa nga vëzhgimet e tij i paraqet kështu:

*"Osmanët janë shumë fetarë, njerëzorë, të mëshirshëm e të dhembshur. Zemrat i kanë të mbushura plot me zell fetar. Përhapjen e Islamit në të gjithë botën e quajnë detyrë të vetën. Veçanërisht po të hasin në një krishter që e vlerësojnë,*

*i luten të bëhet musliman!*

*Osmanët ushqejnë shumë respekt për padishahun dhe tregohen besnikë ndaj tij. I binden pothuaj symbyllur. Unë nuk kam hasur asnjë turk që, duke i bërë pabesi padishahut të vet, të hyjë në bashkëpunim me krishterët! Ata s'dinë të zihen dhe përleshen me njëri-tjetrin! Këtë e tregon edhe fakti se nëpër qytet nuk mbajnë shpatë. Madje ushtarët mjaftohen të mbajnë hanxhar. Si pasojë, janë të paktë ata që e sfidojnë njëri-tjetrin. Dueli apo dyluftimi që haset shpesh tek ne, tek ata është pothuaj i panjohur. Dhe shkaku i kësaj është politika zotëruese e fesë së tyre që e duan shumë dhe që janë të lidhur me gjithë zemrën me të, e cila ka refuzuar dhe tharë dy burimet e mëdhenj të së keqes dhe armiqësisë, si pijet alkoolike dhe bixhozi!"*

## Besimi në paracaktimin hyjnor, *tevekuli* dhe nënshtrimi te Zoti

Specifika e besimit te kaderi[174] dhe kadaja[175], si një nga parimet e besimit, ka qenë për osmanët mbështetje moralo-shpirtërore e veçantë. Sepse në sajë të besimit te kaderi ose paracaktimi hyjnor, ata as nuk patën rënë në mefshtësi mes një krenarie egoistike për fitoret e arritura, as dhe nuk qenë dëshpëruar e s'e patën ndjerë veten të humbur për shkak të ndonjë beteje të humbur. Përkundrazi, me begatinë e besimit te *kader*i dhe vendimi hyjnor, ata, duke e konsideruar çdo gjë nga Zoti, përballë ngjarjeve i qenë nënshtruar dhe dorëzuar Zotit duke shfaqur durim në *tevekul* për gjithçka të tyren. Përballë fitoreve, e patën lavdëruar dhe falenderuar Allahun që ua pati mundësuar fitoren dhe, përballë humbjeve, duke u mbajtur me qetësi pas durimit dhe qëndresës, gabimin ia patën ngarkuar vetes. Meqë për ta, edhe fitimtaria, edhe dëshmorësia qenë të shenjta, patën bërë një jetë të qëndrueshme me kërkesën për të dyja ato virtyte. Kështu, osmanët nuk u qenë dorëzuar një sërë vorbullave të *nefsit* që janë humbja e vërtetë, nuk e patën humbur qëndrueshmërinë dhe guximin edhe në kohët më të pashpresa.

Dhe kjo gjendje nënshtrimi qe bërë pretekst që ata të meritonin fitore të mëdha e madhështore.

Një nga mendimtarët perëndimorë, **J.B. Tavernier** i cili i ka vëzhguar këto të vërteta me anë të shqyrtimeve të veta, thotë:

174. **Kader**: Koncept i teologjisë islame që nënkupton që Allahu i di që në përjetësi aktet që ndodhin në gjithësi. (Përkthyesit).

175. **Kada**: Koncept i teologjisë islame që nënkupton fazën e zbatimit të asaj që Allahu i di që në përjetësi. (Përkthyesit).

*"Nga që besojnë se kadaja dhe kaderi nuk ndryshojnë dhe shpëtimi nga parapërcaktimi dhe vendimi hyjnor është i pamundur, turqit tregohen të qetë dhe të bindur përballë vdekjes!"*

**Demetrius Cantimir** thotë:

*"Ngaqë janë të mbushur plot me ndjenjën e besimit të palëkundur mbi paracaktimin dhe vendimin hyjnor, turqit janë të bindur se njeriu, edhe sikur të jetë i fortë e pa gërryeshëm si diamanti, nuk mundet të shpëtojë nga vendimi i kaderit. Mes tyre nuk ka asnjë individ që të mos besojë se çdo rob e ka vdekjen të shkruar në ballë dhe se ky shkrim shpirtëror i cili nuk mund të lexohet me syrin e njeriut, është i shkruar me vlerësimin e Allahut!"*

Kurse **A.L. Castellan** shprehet kështu:

*"Bindja mbi kadanë dhe kaderin ka lëshuar rrënjë në mendjen e osmanëve. Kjo bindje tek ata zë vendin e guximit, ua shton vendosmërinë dhe qëndrueshmërinë dhe bëhet pretekst që edhe vdekjen ta presin dhe pranojnë me nënshtrim. Ja, prandaj ndodh që edhe rreziqet absolute aq sa të shihen me sy, nuk i trembin e nuk i zbrapsin. Edhe pasi të jenë hedhur në zjarr mbi bajonetat armike dhe trupat t'u jenë bërë vrima-vrima, nuk e presin shpresën nga jeta nëse nuk janë të bindur se ende s'u ka ardhur vdekja!"*

Ja, këto janë përfundime të besimit dhe nënshtrimit ndaj selisë hyjnore!

## Dhembshuri dhe mëshirë gjithëpërfshirëse

Siç u vu re në veprimtarinë e dobishme dhe bamirëse, te osmanët, dhembshuria dhe mëshira është zgjatur gjer te kafshët dhe bimët. Në kujdesin për kafshët dhe bimët, të gjithë osmanët kanë qenë pothuaj si anëtarë vullnetarë të një institucioni imagjinar të ngritur për këtë qëllim.

Përgjithësisht:

a) Ngarkimi i kafshëve me barrë përtej mundësive të tyre ka qenë ndaluar me ligj. Forcat e policisë së rendit kanë qenë të ngarkuar, veç të tjerash, edhe me detyrën për t'i ndjekur kundravajtësit, për t'i vënë kafshët të pushojnë dhe për t'ua ngarkuar po atë barrë të zotërve të tyre! Fakti që sulltan Sulejman Kanuniu-Ligjvënësi, gjatë ndërtimit të xhamisë Sulejmanie, pati nxjerrë një sërë dekretesh mbi kafshët e transportit, është një tregues i kësaj ndjeshmërie!

b) Eshtë treguar kujdes nëpër thertore edhe për ndijimet e kafshëve që

do të bëheshin kurban. Kafshëve u janë lidhur sytë që të mos shohin ndonjë gjë në lidhje me therjen. Veç këtyre, është patur kujdes që thikat të jenë sa më të mprehta në mënyrë që kafshët të mos ndjejnë shumë dhimbje.

c) Blerja në treg e zogjve bashkë me kafazet dhe, pastaj, nxjerrja dhe lënia e tyre në liri qe kthyer në një traditë shfaqjeje mëshire.

d) Gjatë ndërtimit të ndërtesave të mëdha janë bërë edhe fole dekorative për zogjtë. Foletë e zogjve të ndërtuara si vepra arti në muret e Xhamisë së Re në Yskydar, e reflekton në mënyrë shumë të qartë ndjeshmërinë dhe delikatesën e mirëbërësve në këtë drejtim.

Përveç këtyre, gjuetia te osmanët kurrë nuk është pranuar me përjashtim të rasteve të gjuetisë për nevoja të domosdoshme. Madje, rrëfehet se faktori kryesor në shfronëzimin e Mehmetit IV dhe të të birit, Mustafait II, që njiheshin me nofkën "gjuetarë", ka qenë urrejtja dhe neveria e popullit ndaj këtyre sulltanëve për shkak të pasionit të tyre për gjueti. Janë të njohura edhe paralajmërimet e Hirësisë Bursevi për Mehmetin IV në lidhje me këtë çështje.

Avokati **Guer** i njohur për antiturk, thotë kështu:

*"… Dhembshuria e turkut musliman përfshin edhe kafshët. Për këtë ekzistojnë fondacione dhe persona të paguar. Këta persona u shpërndajnë mëlçi qenve dhe maceve të rrugëve. Edhe kafshët e mësuara me ushqyesit e tyre, e njohin aq mirë zërin e dhembshur të ushqyesve të tyre, saqë, sapo t'ua dëgjojnë zërin, kurrë nuk ngurrojnë t'u shkojnë pranë!*

*Eshtë bërë zakon që edhe kasapët të ushqejnë çdo ditë një numër të caktuar qensh dhe macesh.*

*Veçanërisht në Damask është një spital i posaçëm veterinarie për mjekimin e maceve dhe qenve të sëmurë."*

**Du Loir** thotë:

*"A ka njeri që të mos habitet kur të shohë mjediset e krijuara në disa qytete osmane për macet, fondacionet e ngritura për ushqimin e tyre?*

*Eshtë i mahnitshëm edhe fakti që në rrugë dhe rrugica janë ngritur kolibe për strehimin e bushtrave bashkë me kotelet e tyre, si dhe tregohet kujdes për sigurimin e ushqimit të tyre.*

*Ata që i kryejnë këto, janë të bindur se fitojnë shumë mirësi që kanë për t'ua hapur dyert e parajsës."*

**Corneille de Bruyn** thotë:

*"Eshtë zakon që kafshët e mishit të theren në mënyrë sa më të shpejtë me qëllim që kafshët të mos vuajnë!"*

Në librin e **Comte de Bonneva**-s ekzistojnë këto shprehje:

*"Turqit ngrenë fondacione edhe për kafshë të lira, si mace, qen, etj. Edhe kasapët e kanë për detyrë ndërgjegjeje të ushqejnë çdo ditë një pjesë të këtyre kafshëve."*

## Mirësia dhe njerëzia

Osmanët kanë bërë një jetë plot shembuj delikatese dhe hijeshie të moralit islam i cili i zbukuron dhe stolis zemrat. Si rrjedhojë, ndërsa në Evropë njerëzit jetonin nën kushte shumë të rënda duke u trajtuar pothuaj si skllevër nën pushtetin e qeveritarëve, tek osmanët, edhe popullsia jomuslimane, madje, vazhdonte të jetonte mjaft e qetë dhe e kënaqur!

Kështu, është një e vërtetë historike që popullsia e shumë vendeve dhe qyteteve që mundeshin ta vinin re këtë gjendje, i ftonin osmanët duke u thënë: "Ejani na qeverisni edhe ne!"

Në ato kohë, në Perëndim, një shkencëtar si Galileo Galilei dënohej me vdekje pse thoshte, i frymëzuar nga burimet bibliografike islame, se "bota rrotullohet"!

Gjithashtu, ç'injorancë dhe ç'krim i çmendur ishte mendësia perëndimore mbi të sëmurët psikikë, të cilët i hidhte në zjarr sepse "u kishin hyrë xhindët në shpirt"!

Të gjitha këto tregojnë se, në mënyrë absolute, në ato kohëra, mirësinë dhe njerëzinë që tregonte turku musliman ndaj çdokujt si rrjedhojë e moralit të tij fetar, jomuslimanët s'e patën parë as nga bashkëbesimtarët e vet!

**L.H. Delamarre** thotë:

*"Në shëtitjet e mia në rrethinat e Stambollit, u bëra vazhdimisht dëshmitar i pasionit të këtij kombi për mirësi dhe mikpritje. Cilindo turk të rastit që ta pyesja për rrugën ku desha të shkoja, menjëherë më orientonte dhe bënte çmos për të më dhënë ushqime për rrugë. Në tërë sjelljet e tyre binte në sy një njerëzillëk dhe hijeshi e mrekullueshme!"*

**Dr. A. Brayer** thotë:

*"Te osmanët ka një shpirt të tillë që, në sajë të tij, çdo mik të Zotit e shohin si një dhunti të shenjtë!*

*I zoti i shtëpisë, duke ia caktuar mikut dhomën më të mirë të shtëpisë, i shërben në çdo gjë me gjithë dëshirë. Për më tepër, po të sëmuret miku, ia paguan vetë shërbimin mjekut, sepse turqit e kanë për turp që miku të shtjerë dorën në xhep për ndonjë gjë. Edhe kur largohet, mikut i jepen dhurata nga i zoti i shtëpisë si kujtime mirënjohjeje dhe falenderimi për favorin që i ka bërë të zotit të shtëpisë duke bujtur në shtëpinë e tij!"*

## Rezultate pastërtie dhe higjiene

Osmanët të cilët i shkruanin porositë profetike, *"Pastërtia është rrjedhojë e besimit!"* dhe *"Pastërtia është gjysma e besimit"* me shkrime të bukura dhe i varnin në muret e shtëpive dhe faltoreve, më shumë i shtresonin në zemra dhe i bënin parime të jetës.

Osmanët e kanë realizuar këtë pastërti edhe materialisht, edhe moralisht, edhe shpirtërisht. Sepse pastërtia është e ndërthurur me detyrat fetare. Duke marrë abdest për namaz pesë herë në ditë, fytyrat, duart, këmbët dhe gojët pastroheshin rregullisht. Veç kësaj, duart laheshin detyrimisht edhe para buke, edhe pas buke. Nuk hahej shumë, por ngrihej nga sofra pa u ngopur mirë.

Për ta realizuar sa më mirë dhe plotësisht pastërtinë, qenë ndërtuar hamame ose banja publike gjer në fshatra. Shtëpitë turke janë jashtëzakonisht të pastra. Në shtëpi nuk hyhet kurrë me këpucë. Çdo pjesë e mjedisit të brendshëm është aq e pastër sa kudo mund të falet namaz. Në shtëpi nuk ushqehen zogj, madje nuk futen zogj.

Eshtë rezultat i natyrshëm i këtyre vetive të bukura që osmanët janë shquar gjithmonë për trupin e mbushur e të fuqishëm. Sipas pohimeve të vetë perëndimorëve, edhe në një qytet të vetëm të Evropës së atëhershme që s'e njihte ç'ishte pastërtia, kishte të çalë e të gjymtuar më shumë se në tërë hapësirën osmane!

Fakti që në pallatin e famshëm të Luvrit është harruar të ndërtohet nevojtore, është i mjaftueshëm për të vënë në shesh gjendjen e Evropës së atëhershme në çështjen e pastërtisë. Kështu, rrëfehet se ka qenë një kohë kur në Francë çadra përdorej për t'u mbrojtur nga uji i fëlliqur dhe urina që derdhej nëpër rrugë.

**M. de Thevenot** thotë:

*"Turqit jetojnë të shëndetshëm dhe pak sëmuren. Tek ta nuk hasen sëmundjet e veshkave të vendeve tona dhe asnjëra prej një sërë sëmundjesh të tjera të rrezikshme që ata nuk ua dinë as emrat! Më duket se njëri nga shkaqet kryesore të këtij shëndeti të mrekullueshëm të turqve është se ata lahen shpesh dhe hanë me maturi. Ata hanë mjaft pak. Edhe ato që hanë nuk janë të përzjera siç i kanë krishterët."*

**Ricaut** thotë:

*"Larja e duarve para dhe pas ngrënies është shndërruar tek turqit në një rregull të përgjithshëm të pashmangshëm!"*

**J. B. Tavernier** thotë:

*"Në Turqi, menjëherë pas ngritjes nga sofra, patjetër lahen dhe pastrohen duart dhe goja. Para ju sillet ujë i ngrohtë dhe sapun. Në konakët e të mëdhenjve serviret edhe lëng tjetër, si ujë trëndafili ose ndonjë ujë tjetër aromatik për të lagur me to cepin e shamisë."*

**J. R. Durdent** thotë:

*"Turqit e kanë për detyrë fetare që të falin namaz pesë herë në ditë dhe të marrin abdest disa herë. Ata besojnë se, në këtë mënyrë, pastrohen edhe shpirtërisht."*

Edhe **Dr. A Brayer** thotë kështu:

*"Osmanët kurrë nuk e lënë pas dore larjen dhe pastrimin. Edhe sikur të bjenë nga fuqia e të mos jenë të aftë të lahen e pastrohen vetë, lahen e pastrohen me ndihmën e fëmijëve, shërbëtorëve ose grave të veta. Kur vdesin, kufoma nuk u vihet në tabut pa iu larë dhe rregulluar sipas urdhrave të sheriatit. Kurse evropianët e harrojnë aty për aty larjen dhe pastrimin sapo që të sëmuren ose ta humbin aftësinë për t'i shërbyer vetvetes. Dhe, kur vdesin, mbështillen dhe qepen me bezen më të keqe që ndodhet në shtëpi e ashtu futen në tabut. Familja as që e shkon ndërmend ta lajë të vdekurin e saj qoftë edhe krejt sipërfaqësisht!"*

## Shtet pa ngjarje të prishjes së rendit

Veçanërisht në pjesët që i përkasin popullsisë së Anadollit dhe Stambollit në shtetin osman pothuajse nuk është hasur ndonjë ngjarje e prishjes së rendit. Qe evidentuar se edhe ndonjë ngjarje që ndodhte, në përgjithësi sajohej nga elementë krishterë, përgjithësisht, ortodoksë. Kjo e vërtetë është e mjaftueshme për të treguar se ç'komb i përparuar qenë

osmanët nga pikëpamja e nivelit moral.

Me të vërtetë, tek osmanët, vjedhja, grabitja, mashtrimi, gënjeshtra dhe falsifikimi qenë bërë gjëra me të vërtetë të panjohura. Dyert e shtëpive mund të liheshin të hapura fletë më fletë ose mbylleshin me ndonjë lloz prej druri. Kështu ndodhte edhe me dyqanet. Kjo siguri ekzistonte edhe ndër fshatrat dhe tributë turkmene.

Prandaj ndodhte që policia turke e rendit e asaj kohe të ishte një polici pothuaj e papunë!

Faktori kryesor i këtij niveli të lartë moral që i pati lënë të mahnitur për shekuj autorët evropianë, është, sigurisht, Kur'ani i Shenjtë. Sepse ky nivel as është parë, as shihet te kombet apo popujt që u përkasin feve të tjera! Kështu, është për këtë arsye që në një letër të botuar në gazetën Daily News, i hiqet vërejtja krishterimit perëndimor dhe ftohet të marrë shembull dhe të zgjohet.

**Du Loir** thotë kështu mbi sigurinë dhe rendin që i pati vëzhguar në Shtetin e Madh:

*"Në këtë shtet pothuaj nuk ndodh asnjë ngjarje kriminale. Po qe se ndodhin nja dy ngjarje të jashtëzakonshme, edhe ato, ose janë si pasojë e ndonjë shpërthimi, ose veprime kriminale grabitësisht dhe piratësh."*

Udhëtari i famshëm **A. de La Motraye** i cili qe ndodhur një herë në fushimin osman gjatë fushatës së Balltaxhiut në Prut, thotë:

*"Unë qëndrova afro katër vjet në shtetin osman dhe pashë se, si të gjitha shkeljet, edhe vjedhja ishte fort e rrallë. Unë u bëra dëshmitar se veçanërisht në Stamboll nuk ngjau asnjë vjedhje!*

*Ndëshkimi i atyre që prisnin udhën dhe grabisnin, ishte lidhja në hu dhe ekzekutimi me vdekje. Brenda katërmbëdhjetë vjetësh, gjashtë grabitës u ndëshkuan në këtë mënyrë. Dhe të gjithë ata ishin ortodoksë. Piratëria dhe grabitja tek turqit nuk njiheshin. Prandaj nuk ekzistonte frika nga vjedhësit e xhepave…."*

**Sir James Porter** i cili pati qenë ambasador i Anglisë në Stamboll, megjithëse ishte antiturk dhe antiislam, thotë këto:

*"Tek osmanët, ngjarje të tilla, si piratëria e rrugës, grabitja e banesës, mashtrimi dhe vjedhja janë pothuaj të panjohura. Qoftë në gjendje lufte, qoftë në gjendje paqeje, edhe rrugët janë po aq të sigurta sa shtëpitë. Veçanërisht është gjithmonë e mundur të shëtitet fund e krye në sigurinë absolute e tërë hapësira osmane duke ndjekur rrugët kryesore. Eshtë e pamundur të mos habitesh që, megjithë numrin e madh të*

*udhëtarëve dhe udhëtimeve të vazhdueshme, numri i ngjarjeve kriminale është shumë shumë i vogël! Gjatë sa e sa vjetëve, hasen vetëm pak ngjarje të rralla!"*

Nga gjeneralët francezë, **Comte de Bonneval** thotë:

*"Eshtë e pamundur që mes turqish të hasen faje të tilla, si padrejtësia, marrja e kamatës, monopoli, dhe vjedhja. Qoftë për shkak të një bindjeje të ndërgjegjshme, qoftë për shkak të frikës nga ndëshkimi, turqit tregohen aq të ndershëm e aq të drejtë, saqë njeriu, do, s'do, mbetet i mahnitur dhe admirues ndaj drejtësisë dhe ndershmërisë së tyre!"*

Edhe **A. Ubucini** e shpreh kështu dëshminë e vet:

*"Në këtë kryeqytet madhështor, në kohë të caktuara, të njohura nga të gjithë, të zotët e dyqaneve i lënë hapur dyqanet dhe shkojnë në namaz. Gjatë natës, dyert e shtëpive mbyllen me një lloz të zakonshëm. Pavarësisht nga kjo, në vit nuk ndodhin as vetëm tri-katër ngjarje vjedhjesh. Ndërkaq, në Gallata dhe Bejogllu me popullsi vetëm krishtere, nuk ka ditë që të mos ndodhin ngjarje vjedhjesh dhe krimesh!*

*Në të njëjtin nivel është nderi dhe qëndrimi i drejtë edhe në periferi. Ju lutem lexojeni këtë ngjarje legjendare të rrëfyer nga një udhëtar anglez në letrën e tij të botuar kohët e fundit nga gazeta **Daily News**:*

*Sot zura me qira karrocën e transportit të një fshatari për të bartur plaçkat e mia dhe të një ish oficeri hungarez, shok i im. Arkat, portmantotë, dengjet, palltot, qyrket, shallet ishin që të gjitha sheshit. Meqë në ato vende shtrati as që mund të imagjinohej, desha të blej pak sanë të thatë për t'u shtrirë për të fjetur atë natë. Atëherë, një turk mjaft i sjellshëm më propozoi të më shoqëronte. Pastaj, pasi i çliroi qetë nga kulari, na la në mes të sokakut së bashku me plaçkat tona.*

*Kur e pashë se turku po largohej, i bëra zë nga pas:*

*"Këtu duhet të mbetet dikush!"*

*Turku që më ndodhej pranë, më pyeti me habi:*

*"Pse?"*

*"Për të ruajtur plaçkat!" – I thashë.*

*Turku musliman më dha këtë përgjigje:*

*"Ç'nevojë ka? Mos kini merak! Edhe sikur plaçkat t'ju mbeten një javë këtu natë e ditë, askush s'i prek!"*

*Duke mos ngulur këmbë më pas këtyre fjalëve, u largova që atje. Dhe, kur u ktheva, i habitur pashë se çdo gjë ndodhej ku e kisha lënë! Madje, në një kohë kur andej kalonin rregullisht ushtarë osmanë!*

***Kjo e vërtetë marramendëse duhet t'u shpallet tërë krishterëve nga altaret e kishave të Londrës. Disa prej tyre mund të pandehin se po shohin ëndërr, por, tashmë, duhet të zgjohen nga gjumi!"***

Meqë botëkuptimi fetar te osmanët e forconte besimin dhe siguronte drejtpeshimin social, rrugët që çonin në vjedhje dhe grabitje ishin mbyllur me anë të institucioneve vakfnore. Faktori veprues në themel të fitoreve materiale e shpirtërore ishte fitimi hallall, legjitim. Është e njohur thënia e sulltan Selimit të Rreptë:

*"Po qe se në torbat e ushtarëve të mi do të gjeja fruta të këputura nga kopshtet e huaja, do të hiqja dorë nga fushata e Egjiptit, sepse fitorja nuk arrihet me haram!"*

## Ndershmëri dhe drejtësi e pashoqe

Osmanët që ishin të pashoq në çështjen e drejtësisë, kishin një zemër jashtëzakonisht të ndjeshme edhe në çështjen e nderit. Kjo paraqet një virtyt dhe vlerë shumë të lartë e përjashtimore, gjë që, në vetvete, mbështetet në konkluzionet e Kur'anit të Shenjtë dhe Traditës Profetike.

Nga ana tjetër, botëkuptimi i osmanëve mbi drejtësinë dhe ndershmërinë ishte në gjendjen e një vetëdijeje të përgjithshme që praktikohej ndaj të gjitha kombeve e të gjithë popujve pa bërë dallime racore dhe doktrinare. Kjo e vërtetë mund të shihet në shumë shembuj. Rasti i priftërinjve të kohës së sulltan Mehmetit II Fatihut-Ngadhnjimtarit, të cilët, gjatë studimit që po zhvillonin mbi shtetin osman, i dërguan vajzat në një medrese dhe në mëngjes mbetën aq të habitur nga ç'mësuan prej gojës së vajzave të veta mbi nderin e të rinjve muslimanë, sa që të ktheheshin edhe vetë në muslimanë, si dhe të vërteta të tjera, janë disa nga shembujt në fjalë. Kjo ndjeshmëri e parë në mënyrë mjaft të qartë si në porositë e sulltanëve, ashtu dhe qëndrimet dhe sjelljet e popullsisë dhe ushtarëve, është pranuar dhe pohuar edhe nga vetë armiqtë tanë!

Si rezultat i natyrshëm i këtij virtyti të përjetuar te osmanët, shumë marrëdhënie tregtare dhe ekonomike tek ta qenë bërë pa senet ose dëftesë. Edhe fakti që një person i vetëm i cili pati transportuar nga malet flori për vite me radhë, nuk pati hasur në asnjë përdhunim, është shfaqje e paparë në vende të tjera e konceptit të pashoq osman mbi drejtësinë dhe nder-

shmërinë. Ndërkaq, të huajt kanë pohuar dhe shprehur hapur se një sërë negativitetesh të vërejtura në vend, si dredhia, falsifikimi dhe shtrembërimi i fakteve kanë qenë të posaçme më shumë për popullsinë jomuslimane.

**A. de la Motraye** thotë kështu:

*"Unë nuk lëkundem as edhe një çast për të shprehur dhe pohuar drejtësinë dhe ndershmërinë e turqve!*

*Unë jam një person i pavëmendshëm. Qysh prej shumë kohësh, duke bërë blerje nga dyqane të ndryshme, ka ndodhur shumë shpesh që herë ta humb portofolin, herë ta harroj sahatin e xhepit mes grumbullit të plaçkave të ndryshme duke dashur ta shoh sa është ora. Kurse disa herë ka ndodhur që, pasi kam lënë dyfishin e parave për sendin e blerë, të largohem pa pasur mundësi që i zoti i dyqanit ta vërë re gabimin dhe të ma tërheqë vërejtjen. Por, ndërkaq, duhet të pohoj se, pavarësisht nga kjo e metë e imja, kurrë gjer më sot nuk më ka ndodhur që të humb qoftë edhe një send të vetëm ose një qindarkë në dyqanet turke! Sepse, sapo që dyqanxhinjtë e kanë kuptuar se ç'ka ndodhur, menjëherë më kanë dërguar njeri pas. Kurse nëse nuk më kanë arritur ose unë s'jam kthyer më në atë dyqan, më kanë kërkuar dhe gjetur në Bejogllu, atje ku e kisha regjistrimin dhe banimin! Dhe kjo gjë nuk ka ndodhur një herë, por shumë herë me radhë!"*

**Mouradgea d'Ohsson** i cili pati qenë ambasador i Suedisë në Stamboll dhe që pati shkruar një vepër prej shtatë vëllimesh me analiza mbi institucionet dhe organizimin shtetëror osman, thotë:

*"Turqit osmanë janë të denjë për miratim sa për virtytet dhe vlerat e tjera, aq edhe për vetitë e tyre që mbështeten në konkluzionet dhe urdhrat e çmuara të Kur'anit, si ndershmëria dhe drejtësia. Një nga vetitë e tyre që duhen lavdëruar e ngritur lart është edhe besnikëria ndaj fjalës së dhënë. Ata vuajnë shumë në ndërgjegje nga mashtrimi i tjetrit, si dhe, duke shpërdoruar garancinë, nga tentativa për të përfituar nga naiviteti i disave duke e shpërdoruar naivitetin e tyre! Dhe këtë pjekuri të shtresuar në të gjitha marrëdhëniet midis tyre, e tregojnë edhe në të njëjtën mënyrë edhe ndaj tërë të huajve pavarësisht nga feja dhe doktrina që i përkasin. Ata nuk bëjnë asnjë dallim në këtë gjë mes muslimanëve dhe jomuslimanëve, sepse ata e konsiderojnë haram nga pikëpamja islame çdo fitim me rrugë jolegjitime dhe besojnë në mënyrë kategorike se kapitali jolegjitim nuk ka për të pasur dobi as në këtë botë, as në botën tjetër pas ringjalljes!"*

Kjo ngjarje e treguar nga **A. L. Castellani** mbi nderin e pashembullt te osmanët është shumë domethënëse:

*"Një nga miqtë e mi më tregoi:*

*Po kthehesha nga Stambolli në Bejogllu me një torbë në dorë ku kishte* ***një mijë grosh****. Duke hipur në skelën e Tophanesë, torba m'u gris dhe tërë paratë që kishte brenda ose u derdhën nëpër liman, ose ranë në ujë. Enda pa lëshuar unë ndonjë pasthirrmë keqardhjeje, njerëzit e pranishëm u hodhën mbi paratë dhe secili mblidhte aq sa mundte. Si i ngrirë nga hutimi, unë vetëm po vështroja ç'po ndodhte. Po ç'të shihja! Çdokush që mblidhte para, i fuste në torbën që më kishte mbetur në breg të detit. Atëherë sikur u lehtësova pak! Madje, varktarët ishin zhytur në ujë për të mbledhur paratë e rëna në fund të detit. Me këtë rast, edhe pse desha të bëj ndonjë gjest bujarie, askush s'pranoi të merrte gjë, por u tërhoq mënjanë me mendimin se kishte bërë vetëm detyrën! Fundja, ishin aq shumë, sa s'mjaftonin paratë për t'u dhënë bakshish të gjithëve! Pasi u mblodhën të gjitha paratë, një hamall e ngarkoi torbën dhe ma çoi gjer në shtëpi. Pasi hyra në shtëpi, nga kureshtja, fillova t'i numëroj paratë. Ndërsa pandehja se kisha pësuar sadopak humbje, mbeta i mahnitur kur pashë se nuk më mungonte asnjë grosh! Nuk u besova syve, prandaj fillova t'i numëroj edhe një herë. Po, s'më mungonte asnjë grosh!"*

**Charles MacFarlane** është një antiturk! Pavarësisht nga kjo, nuk mundet të mos bëjë këtë pohim:

*"Miku im M.W. kishte një fshatar të varfër me emrin* ***Buxhallë Mustafa*** *që e përdorte përgjithësisht si kasnec mes zonës Çezmë dhe qytetit Izmir gjatë periudhës së frutave. Fshatari i gjorë ngarkonte torbat me florinj, nisej nga Izmiri përgjithësisht në mbrëmje, udhëtonte tërë natën duke kapërcyer male dhe, pas tridhjetë miljesh rrugë, arrinte të nesërmen në mëngjes në Çezmë së bashku me barrën e çmuar! Disa herë ndodhte që një pjesë të rrugës ta bënte mbi mushkë. Por ku u afrohej maleve, i zbriste mushkës me qëllim që të ecte më shpejt. Nuk kishte frikë prej askujt përveç banorëve të ishullit Samos[176]. Por meqë s'i kishte hasur asnjëherë ata, kishte arritur në përfundimin se kurrë s'do t'i takonte. Ndërkaq, aspekti me të vërtetë i çuditshëm i kësaj pune ishte se gjatë gjithë rrugës që bënte ai, nuk kishte banor që të mos e dinte se ç'transportonte ai! Pavarësisht nga kjo asnjë tregtar i Izmirit nuk lëkundej t'i dërgonte paratë me atë rrugë të rrezikshme!.."*

Poeti francez **Lamartine**, në shënimet e tij të udhëtimit e përshkruan kështu se si ishte nisur nga një kafene e Ejub Sulltanit ndërsa po largohej nga Stambolli:

*"… Përreth na ishin mbledhur shumë njerëz për të soditur nisjen tonë për rrugë, megjithëkëtë, jo vetëm nuk na u bë ndonjë fyerje, por as nuk na u dëmtua asgjë nga plaçkat. Drejtësia dhe ndershmëria te osmanët ishte një virtyt edhe i rrugës! Ata që rrinin nën drurët para kafenesë dhe fëmijët që kalonin rrugës na*

176. Në origjinal: Sisamlılar. (Përkthyesit)

*ndihmuan ku po i ngarkonim plaçkat mbi kuaj dhe mbi karroca. Gjërat që na binin përtokë ose që i harronim, i mblidhnin dhe na i sillnin vetë!"*

## Ndjenja e turpit dhe e modestisë

Ndjenja e turpit si pjesë e besimit dhe, në vartësi të kësaj, ndjenja e thjeshtësisë e shtresuar në zemër ka qenë ndër cilësitë e zgjedhura të osmanëve! Osmanët kanë qenë sjellë jashtëzakonisht të ndjeshëm në çështjen e zbatimit në praktikë të koncepteve të virtytit dhe pafajshmërisë, për rrjedhojë, kanë mundur ta mbajnë në këmbë rregullin dhe rendin e shoqërisë. Ata kanë qenë lidhur ngushtë pas Islamit i cili është burimi i edukatës, ndjenjës së turpit, thjeshtësisë dhe modestisë dhe, ashtu si edhe në çështje të tjera, kurrë nuk kanë bërë lëshime, aq sa, dorën e një mohuesi të zgjatur te flokët e një gruaje e kanë trajtuar si shkak për shpallje lufte. Me anë të respektit ndaj parimeve të ndjenjës së turpit dhe nderit qenë lartësuar ata dhe patën mundur ta ruanin identitetin e vet origjinal. Sipas shprehjes së sotme, popullsia e asaj strukture pati arritur një pozitë të veçantë që u shqua në histori si "shoqëri e pastër".

**Mouradgea d'Ohsson** thotë:

*"Parimet e ndjenjës së turpit e ndalojnë çdo musliman të hapë apo të shohë pjesë të trupit të meshkujve apo femrave. Për këtë jep leje vetëm në raste të një domosdoshmërie kategorike të paevitueshme…*

*Kjo leje e një domosdoshmërie kategorike të paevitueshme është e posaçme vetëm për mjekët, kirurgët, mamitë, infermierët dhe synetçinjtë. Edhe këta munden të shohin vetëm atë pjesë të trupit ku kanë për të kryer shërbimin.*

*Mashkulli mund ta shohë mashkullin dhe femra femrën vetëm si përjashtim në pjesë të ndaluara rreptësisht nga turpi. Megjithëkëtë lejim përjashtues, kur ka rrezik që imagjinata të cënohet drejtpërdrejt, janë të detyruar t'i mbyllin sytë menjëherë me qëllim për ta mbrojtur zemrën nga çdo lloj rreziku shmangieje dhe çorientimi."*

**A. Brayer** thotë kështu:

*"Si rezultat i ndjenjës së turpit, tek turqit muslimanë pothuajse janë zhdukur mendjemadhësia dhe krenaria. Sepse mendjemadhësia dhe krenaria janë negativitete që Islami i ka ndaluar rreptësisht. Në Islam urdhërohet:*

*"Kurrë mos ec mbi tokë me madhështi, mos i shih njerëzit me krenari!"*

*"Allahu e urren atë që është mendjemadh dhe krenar!"*

*"Tregohu i thjeshtë në lëvizje, fol me zë të ulët!"*

*"Mendjemadhësia vjen prej injorancës, dijetari kurrë nuk bëhet krenar!"*

*"Modestia i jep njeriut fisnikëri."*

*Është si rrjedhojë e kësaj që tek osmanët, megjithë seriozitetin dhe shkëlqimin e qëndrimit dhe lëvizjes, nuk ka patur kurrë mendjemadhësi dhe madhështi. Në lëvizjet e duarve dhe krahëve tek ta kurrë nuk është ndjerë pretendim force dhe zotërimi. Në shërbimet e tyre ka lehtësi dhe ëmbëlsi."*

## Rëndësi, seriozitet dhe autoritet

Sa në thjeshtësi dhe përulësi, osmanët janë shquar edhe në rëndësi dhe seriozitet. Si rezultat i kësaj gjendjeje të bukur, qeshja me të gajasur është konsideruar dobësi karakteri, kurse paraqitja e buzëqeshur është shndërruar në natyrë origjinale.

Atyre njerëzve seriozë nuk u pëlqente llafazanëria, mendimet i shprehnin shkurt dhe në mënyrë të përmbledhur. Meqë ishin të rëndë e seriozë, nuk emocionoheshin përballë ngjarjeve. Gjithashtu, nuk u pëlqente të bënin zhurmë e rropamë, të bërtisnin e thërrisnin.

Kjo përkryerje nuk vihej re vetëm tek të mëdhenjtë, por edhe tek fëmijët e vegjël në raport me moshën dhe nivelin. Fëmijët nuk bënin rrëmujë e potere kudo e kurdoherë. Pranë të mëdhenjve flisnin ngadalë. Ata bënin lojëra që nuk shqetësonin askënd.

**Th. Thornton** i përshkruan kështu vëzhgimet e veta:

*"Turqit duken seriozë dhe të qetë. Edhe dëfrimet i bëjnë në qetësi. Gëzimet dhe festat me zhurmë dhe rropamë i konsiderojnë marrëzi. Ata ndjejnë kënaqësi të veçantë nga qetësia dhe sjellja e qetë. Në seriozitetin dhe rëndësinë e lëvizjeve dhe veprimeve të tyre ka një shprehje madhështie. Kohën jashtë punëve serioze nuk e shpenzojnë lart e poshtë, por për pushim dhe, kështu, për ta ruajtur gjallërinë. Bien herët për të fjetur dhe ngrihen para se të zbardhë."*

Edhe **Ubicini** thotë kështu:

*"… Përgjithësisht, janë simpatikë, trupmbushur, me pamje të pëlqyeshme dhe jashtëzakonisht të pastër. Ushqimet nuk i kanë të bollshme, por të shëndetshme. E vetmja pije që kanë, është uji. Arsimin e kanë sipërfaqësor përsa i përket informacionit të përgjithshëm, por janë të përkryer në arsimin profesional. Para së gjithash mësojnë specifikat e besimit islam dhe kështu marrin atë delikatesë të hijshme dhe atë seriozitet të këndshëm që të bën t'i admirosh. Mes sjelljeve të tra-*

*sha dhe paturpësive të esnafëve tanë të qyteteve të mëdha dhe hijeshisë së sjelljes së këtyre ka dallime sa malet!"*

## Edukata familjare

Në faktin që osmanët patën arritur atë konsistencë moralo-etike përjashtimore, rolin e parë dhe më efektiv e ka marrë përsipër, pa dyshim, struktura e shëndoshë e familjes. Kështu, çarjet e ndodhura kohë më kohë në organizmin e shtetit, nuk janë parë në shoqëri në sajë të familjes dhe, edhe në kohët më të vështira, madje, ky komb ka mundur të shkundet lehtësisht nga gjendja ku është ndodhur dhe ka ditur të qëndrojë në këmbë!

Faktori kryesor që pati siguruar shëndoshmërinë e familjes te osmanët përsëri patën qenë Kur'ani i Shenjtë dhe Tradita Profetike. Kështu, gruaja dhe burri patën zënë vendin që u takonte në shoqëri sipas aftësive dhe mundësive. Burri pati marrë përsipër dhe kryer shërbimet jashtë shtëpisë për sigurimin e ushqimit, veshmbathjes dhe strehimit, përgjithësisht, të ekzistencës së familjes, kurse gruaja pati kryer detyrën e mbrojtjes së folesë familjare dhe brezit. Dhe, si begati e kësaj ndarjeje të bukur, qe sendërtuar:

**"Respekti dhe bindja ndaj të mëdhenjve, dhembshuria dhe dashuria ndaj të vegjëlve!"**

Në një familje, detyra e babait, si i zoti i shtëpisë, e nënës, si bashkëshortja e tij dhe e fëmijëve, si drita e syrit e tyre, qenë përcaktuar veç e veç dhe në formën më të përkryer. Veçanërisht fëmijët kanë qenë të ngarkuar me respekt, bindje dhe shërbim të domosdoshëm ndaj prindërve. Po qe se fëmijët jetonin në qytete të ndryshme, e kishin për detyrë kthimin në vatrën familjare[177], domethënë, t'u shkonin herë pas here prindërve për t'i parë dhe për t'ua marrë bekimin.

Përballë virtyteve të vëzhguara në vendin osman, **Dr. A. Brayer** shprehet kështu:

*"Tek osmanët, kur fëmijët rriten dhe arrijnë moshën e pjekurisë, krenohen që ndodhen pranë prindërve. Ashtu siç patën treguar dhembshuri prindërit për ta kur patën qenë të vegjël, edhe ata, tashmë, ndjehen të lumtur të tregojnë dhembshuri ndaj prindërve! Kurse në vendet e tjera, shpesh, fëmijët, sapo të arrijnë mos-*

177. Në origjinal: *sıla* (osm.), rikthim në vatrën familjare, *reunion*. Kjo fjalë përbën pjesën e dytë të fjalës së përbërë arabishte *daussila*, nostalgji edhe si ndjenjë, edhe si një kompleks vuajtjeje psikologjike. Në fragmentin e mësipërm bëhet fjalë vetëm për detyrën e fëmijëve për t'u rikthyer në vatrën familjare, pra, për të bërë, herë pas here, ribashkimin e familjes, atë që quhet osmanisht *sıla*, *reunion*. (Përkthyesit)

*hën e pjekurisë, ndahen nga prindërit. Për më tepër, grinden me ta për interesa materiale. Madje, disa herë, ndërsa vetë jetojnë në mirëqenie, prindërit i lënë në një gjendje pothuaj të mjerueshme. Mu atëherë kur prindërit kanë nevojë më shumë se kurrë për fëmijët, ata bëhen të huaj për ta!"*

Edhe **A. Ubicini** thotë:

*"… Ditët e xhuma dhe të bajrameve, babai e merr për dore djalin dhe e shëtit jashtë. Edhe hapat e veta i hedh sipas hapave të të birit. Po ta shohë se i biri është lodhur, e vë në sup ose e merr në prehër tek ulet të pushojë në oborrin e ndonjë kafeneje. Dhe bisedon me të me shumë dhembshuri. Babai i ndjek me shumë vëmendje sjelljet dhe veprimet e fëmijës. Të rinjtë dhe pleqtë që ndodhen pranë fëmijës, e lënë duhanin, i buzëqeshin atij dhe shprehin dëshirat dhe urimet e tyre që fëmija të bëhet në të ardhmen një njeri i dobishëm për popullin dhe vendin!"*

## Vëzhgimet e Pierre Loti-t

Letrari i njohur francez Pierre Loti i cili, megjithëse kishte fe, kulturë dhe racë tjetër, qe bërë admirues i moralit dhe edukatës së kulluar islame të turqve që jetonin në Stamboll dhe vazhdimisht i pati përshkruar në shkrimet e veta këto ndjenja. Ai thotë:

*"Jeta e turqve muslimanë është një botë tjetër në kuptimin e plotë të fjalës. Në asnjë shtëpi të ndonjë vendi tjetër të botës, burri nuk mund të jetë kaq respektues dhe admirues i së shoqes! E fshehta e kësaj është tek rregullimi i shtëpisë nga ana e gruas. Po e them në mënyrë pretencioze: Në shtëpinë e një turku musliman, dhomat janë përgatitur me një harmoni ngjyre dhe stili mobilimi të posaçëm e të qëllimshëm.*

*Veshja e gruas si zonjë shtëpie është krejt harmonike që nga shamia e kokës, gjer te sheshjet e qëndisura të këmbëve. Gruaja është aq e pasionuar pas shtëpisë, aq e dhënë pas pastërtisë, është aq e edukuar dhe e mençur për ta çmallur burrin me shtëpinë, saqë në mbrëmje burri futet në shtëpi me dëshirë të madhe. Pastërtia fizike e gruas është si e një luleje, gjë që është rrjedhojë e pastërtisë së saj shpirtërore. Ajo grua s'e di se ç'janë pijet, bixhozi dhe bota e jashtme."*

Nga këto përshkrime kuptohet se:

a) Gratë e asaj kohe ishin larg shpenzimeve të tepërta dhe banale në ndjekje të modës. Ato kishin kënaqësira të matura e të arsyeshme. Ato e dinin se Zoti e kishte krijuar çdo njeri në mënyrë të veçantë. Dikë shtatshkurtër, dikë shtatgjatë, dikë të fryrë, dikë të dobët, dikë të zeshkët, dikë të kuq, dikë bjond. Diçka që i ka hije dikujt, s'i ka hije dikujt tjetër. Po ashtu, edhe gustot dhe kënaqësitë janë të ndryshme. Të lësh mundësinë për të

zgjedhur atë që të përshtatet më shumë ty nga ky det kënaqësish dhe të vishesh me rroba të çuditshme "për modë", është diçka tejet qesharake, është padituri, paaftësi konceptimi, dobësi personaliteti!

b) Pastërtia e vërtetë është pastërtia e kulluar që rrjedh e vjen prej shpirtit. Po të mungojë kjo lloj pastërtie, pastërtia fizike e materiale nuk shpreh diçka. Prandaj, pastërtia shpirtërore me pastërtinë fizike e materiale duhen çuar bashkë.

c) Gruaja që nuk e njeh botën e jashtme, ka shpëtuar edhe nga sëmundja e kureshtjes së sëmurë. Ajo bën një jetë të lumtur në shtëpinë e vet. Zemrën e lidh pas Zotit, pas burrit dhe pas fëmijëve. Meqë mendjen e ka ruajtur nga gjërat e kota, është e qetë dhe e kënaqur! Për rrjedhojë, është e moralshme. Prandaj dhe bëhet një element i folesë së saj, e nderuar dhe e merituar për respekt!

❀

Ato çka treguam gjer këtu, përfshijnë herë periudhën e ngjitjes së shtetit osman, herë periudhën e shkëlqimit dhe herë periudhën e regresit dhe shembjes së tij. Duhet pohuar se është tejet interesante që osmanët e patën treguar në periudhat e fundit qoftë edhe pjesërisht këtë nivel vetish dhe morali të bukur. Dhe, me qëllim që të mundemi ta njohim më mirë atë strukturë madhështore e cila kishte mundur ta realizonte një nivel të tillë, e pamë me vend ta shpjegonim nga këndvështrimi mësimdhënës nivelin moralo-etik të treguar nga osmanët edhe në kohët e tërheqjes nga skena e historisë, madje.

## Shoqëria osmane e fundit

**Musa Topbash Efendiu** e përshkruan dhe na e përcjell në këtë mënyrë moralin, rregullin dhe karakterin e shoqërisë së fundit osmane, për të cilën ai pati qenë dëshmitar në vitet e fëmijërisë:

Isha afro në të shtatat. Ngaqë e pata kaluar fëmijërinë në Erenkoj, kur e mendoj se sa me sinqeritet, afërsi, dashuri dhe hijeshi silleshin njerëzit me njëri-tjetrin veçanërisht në ato kohë dhe, pastaj, kur e krahasoj me të sotmen, dëshpërohem dhe prekem shumë.

Si pjesëtarë të një familjeje, çdokush e donte tjetrin sinqerisht dhe me zemër; gëzimi i njërit bëhej gëzimi i të gjithëve, po ashtu, hidhërimi i njërit bëhej hidhërimi i të gjithëve. Të gjithë merrnin pjesë në dasma dhe gostira dhe, kështu, njerëzit kalonin ditë të bukura me kënaqësi zemre dhe kënaqësi kuvendesh. Të sëmurëve u bëheshin vizita dhe u lehtësohej vuajtja

me dhurata, me fjalë të ëmbla e ngushëlluese, si dhe me fytyra të qeshura. Të dobtëve, të varfërve, të mbeturve në ngushticë dhe të vetmuarve gjithkush u shkonte në ndihmë për hir të Allahut, me gjithë dëshirë dhe me sa t'i vinte për dore.

Qesja e të pasurve ishte gjithmonë e hapur për të varfërit. Kishte shumë mjekë të dhembshur. Me dhembshurinë e një babai, ata i vizitonin të sëmurët, shpesh nuk merrnin pagesë nga të varfërit dhe, po të duhej, i paguanin ilaçet nga xhepi i vet. Kur binin zjarre, futeshin në veprim edhe tullumbarët dhe zjarrtarët, vinin që nga periferia e largët me shpejtësi rrufeje dhe ndihmonin për shuarjen e flakëve.

Këtyre njerëzve vetëmohues as që u shkonte ndërmend të vidhnin mallra apo të bënin ndonjë të keqe tjetër. Ndihma dhe shërbime të tilla konsideroheshin farzi ajn[178]. Në rastin e një ndodhie vdekjeje në lagje apo zonë, e gjithë popullsia e lagjes apo zonës, duke marrë pjesë në hidhërimin e njerëzve të shtëpisë, i ngushëllonin ata dhe njerëzve të asaj shtëpie i çonin bukë e gjellë për shumë ditë me radhë.

Të gjithë mbanin ndaj njëri-tjetrit qëndrim respektues. Hijeshia e sjelljes shpërblehej me hijeshi sjelljeje, etika gjente përballë etikën. Në vend të pseudointelektualëve dhe pedagogëve të sotëm të pasjellshëm dhe përbuzës ndaj popullit të thjeshtë, kishte shumë njerëz pa shkrim e këndim, por edhe të mësuar dhe, që të gjithë, plot edukatë dhe të respektueshëm. I moshuari dhe i riu, i pasuri dhe i varfri quheshin vëllezër. Edhe të pasurit ishin njerëz të thjeshtë e modestë. Të vejat dhe jetimët e lagjes së tyre ndodheshin nën mbrojtjen dhe garancinë e tyre. Të pasurit nuk lavdëroheshin me ç'hanin e pinin, me ç'visheshin e ku jetonin. Meqë e dinin se ishte Zoti që ua kishte dhënë ato të mira që gëzonin, ishin jashtëzakonisht falenderues. Ata shmangeshin nga mbishpenzimi dhe me ato që kursenin dhe mblidhnin, mbronin të varfërit, të vejat dhe jetimët. Të pasurit ndjenin kënaqësi të madhe ngaqë u jepnin ndihmë materiale-shpirtërore për martesë të rinjve që nuk kishin mundësi të martoheshin!

Ishin të rralla sjellje të tilla, si smira, mosdurimi dhe përgojimi. Po qe se dilte kush i cili merrte guximin për të bërë një gjë të tillë, e dinte me siguri se partnerët do të kundërvepronin dhe frikësohej se, si pasojë, do t'i binte kredia në sytë e popullit!

Njerëzit e dinin se adhurimi më i rëndësishëm pas farzeve, domethënë, detyrimeve fetare, si namazi, etj., ishte "fitimi i zemrës së besimtarëve". Duke nxjerrë nga goja vetëm fjalë të ëmbla dhe shpirtqetësuese, njerëzit jepnin shembuj nga legjendat mbi evlijatë.

178. **Farzi ajn**; në Islam, detyrim fetar i njëjtë për të gjithë pa përjashtim. (Përkthyesit)

Askush nuk merrej me tjetrin, askush nuk grindej me tjetrin. Askush nuk e nënvleftësonte, nuk e përbuzte dhe nuk e shihte me vështrim poshtërues tjetrin. Të vegjlit respektonin të mëdhenjtë, edhe të mëdhenjtë i trajtonin të vegjlit me dhembshuri. Të drejtave të prindërve u kushtohej jashtëzakonisht kujdes, bindja ndaj tyre nuk lihej e mangët.

Edhe të mëdhenjtë, duke u treguar të kujdesshëm ndaj të vegjëlve, nuk bënin veprime të pakujdesshme në prani të tyre me qëllim që ata të mos përkëdheleshin, të mos bëheshin tekanjozë, por të bëheshin njerëz seriozë, autoritarë, por po aq edhe modestë të së ardhmes!

Shërbëtorëve të shtëpisë u bëhej trajtim shumë i mirë, ndaj tyre sillej me hijeshi. Shërbëtorët hanin në sofrën e përbashkët kurse flinin në dhoma të pastra të caktuara për ta. Përballë këtij trajtimi të mirë, edhe ata vetë e quanin veten si pjesëtarë të vërtetë të shtëpisë, nuk qëndronin në një skaj si përtacë, por kryenin me korrektësi shërbimet që u kërkoheshin. Kurrsesi nuk u shkonte mendja të ndërronin shtëpi. Për më tepër, një tentativë e tillë quhej shumë e turpshme dhe mosmirënjohje.

Shërbëtorët në moshë të re martoheshin nga të zotët e shtëpisë, kurse të moshuarit dhe pleqtë largoheshin nga ajo portë vetëm si kufomë!

Edukimit të fëmijëve i jepej shumë rëndësi. Fëmijëve u shtihej dashuria për Allahun dhe frika ndaj Tij, ndjenja e afërsisë ndaj Profetit dhe fesë. Veç kësaj, me qëllim që fëmijët të mos bëheshin të përkëdhelur e tekanjozë, nuk u plotësohej çdo dëshirë, ndërkaq që tregohej kujdes i veçantë që të bëheshin të urtë e të edukuar. Vazhdimisht u sugjeroheshin çështjet fetare, kombëtare dhe shoqërore, bëheshin përpjekje që të rriteshin me moral të bukur, me ndjenjën e turpit, të drejtë e të ndershëm.

Pjesëtarët e familjes hanin bukë në kohë të caktuara dhe të gjithë së bashku në atmosferën e afërsisë dhe dashurisë së madhe për njëri-tjetrin. Nuk hanin në kohë të ndryshme, veç babai, veç nëna dhe veç fëmijët. Në mbrëmje, pas buke, përgjithësisht familja qëndronte në shtëpi, kurse herë shkonin së bashku për vizitë te farefisi apo miqtë, si dhe, herë, kur u vinin miq e vizitorë, i prisnin me buzë në gaz, bisedonin ëmbël dhe i gostitnin me kënaqësi. Kur familja ndodhej vetëm në shtëpi, zhvilloheshin biseda të kuptueshme e të përshtatshme për fëmijët.

Fëmijët nuk mund të shkonin askund pa leje; edhe kur shkonin diku me leje, ktheheshin jo më vonë se ç'ishin lejuar.

Nëpër rrugë kishte parrulla të varura ku shkruhej: **"Qytetar, përdore mallin e vendit!"** Megjithëse industria vendase nuk ishte e zhvilluar,

qytetarët përdornin prodhimet e vendit. Prodhimet e asaj kohe nuk ishin të shumta në asortiment dhe të asaj cilësie që janë sot. Veçanërisht stofrat e burrave, meqë prodhoheshin nga leshi i vendit, ishin të ashpra dhe të trasha. Pavarësisht nga kjo, çdokush vishte, me gjithë dëshirë, stof vendi. Veshja dhe përdorimi i mallit të vendit bëhej pretekst për krenari. Natyrisht, ndodhte aty-këtu që të përdorej edhe mall i huaj. Atëherë, personat që vishnin ose përdornin mall të huaj (importi), qortoheshin dhe shiheshin si të ishin tradhtarë të atdheut!

Megjithëse prodhimet e sotme të vendit janë cilësore në çdo drejtim dhe të llojit më të mirë, për fat të keq nuk e shohin vlerësimin dhe interesimin e kërkuar si për shkak të propagandës së huaj, ashtu dhe për shkak të rrënimit shpirtëror, fetar dhe kombëtar të popullit tonë. Kurse është për të ardhur keq që edhe mallrat me të meta dhe jashtë standartit që vijnë nga vendet e huaja, rrëmbehen menjëherë dhe nuk shihet ndonjë e keqe nëse blihen me çmime më të larta!

Nga ana tjetër, në ato kohë nuk kishte mbishpenzime dhe shpërdorime. Secili e rregullonte buxhetin e vet sipas të ardhurave që kishte. Madje, nëpunësit merrnin veshje, yndyrë, sapun, etj., sipas postit, pozitës dhe klasës. Për shembull, një nëpunës me rrogë të vogël nuk përdorte gjërat që përdorte nëpunësi me rrogë të lartë, nuk hante gjërat që hante ai, nuk vishej si ai. Mirëpo të gjithë ishin të lumtur, të gjithë e ndjenin veten në mirëqenie.

Atëherë nuk ekzistonte as një përqind e sjelljes tekanjoze që ekziston sot, as një përqind e mosdurimit të tjetrit për shkak të zilisë ose smirës, as një përqind e konkurrencës së sëmurë që ekziston sot! Po qe se njerëzit e asaj dite do ta shihnin egoizmin dhe brutalitetin e sotëm, do t'u merrej goja, nuk do të dinin ç'të thoshin!

Meqë atëherë bëhej një jetë larg materializmit vulgar, nuk viheshin re shqetësime shpirtërore, të sëmurët psikikë ishin aq të paktë sa mund të thoje se s'kishte fare. Veçanërisht klasa e njerëzve të konsideruar si shtresa më e ulët e shoqërisë, si tullumbaxhinjtë, zjarrtarët, peshkatarët, karrocierët, etj., përdornin një dialekt aq të hijshëm, saqë është e pamundur të shpjegohet! Sikur të ishin gjallë sot, të shihnin sjelljet e trasha, të ashpra dhe vulgare të njerëzve të shoqërisë së sotme dhe t'u jepnin mësime delikatese, hijeshie, edukate dhe rregullash mirësjelljeje! Edhe kopshtarët e konaqeve dhe vilave, madje, ishin njerëz seriozë dhe besnikë. Edhe kopshtet dhe lulishtet i rregullonin me kënaqësi të paqtë, edhe bënin nikoqirllëk në llogaritë e shtëpisë.

Esnafi që e kishte bërë shitjen e ditës, nuk hidhërohej që myshteriu blinte te esnafi tjetër, përkundrazi, duke ndjerë nga kjo prehje të zemrës dhe kënaqësi, bënte një jetë larg pasioneve të sëmura.

Sepse çdo njeri e donte tjetrin jo sa për sy e faqe, por sinqerisht dhe seriozisht.

Të zotët e pallateve dhe vilave ishin, në përgjithësi, njerëz me karakter dhe që gëzonin konsideratë të lartë tek të tjerët. Nga ato ndërtesa dhe banesa përfitonin të gjithë, qofshin të pasur apo të varfër! Në pjesën e selamllëkut ndodhej i zoti i shtëpisë, kurse në pjesën e haremllëkut ndodhej e zonja e shtëpisë. Që të dy prisnin miqtë dhe vizitorët përkatës dhe i gostisnin siç duhej pa bërë dallim mes të pasurve dhe të varfërve.

Edhe hyrje-dalja e miqve dhe vizitorëve ishte e caktuar.

Në vend të etjes së sotme për grumbullim pasurie pa parë nëse ajo pasuri është hallall ose haram, ato kohë mbizotëronte ndjenja e ngopjes dhe e kënaqjes me atë që ishte. Secili, para së gjithash mendonte interesin dhe rehatinë e fqinjëve dhe të të afërmëve para vetes. Në jetën familjare, burri i drejtohej gruas me konsideratë duke treguar ndaj saj delikatesën dhe dhembshurinë për të cilat zonja e shtëpisë ishte e denjë. Pastaj, burri dhe gruaja, së bashku, përpiqeshin t'i plotësonin pa të meta urdhrat e Allahut!

Edhe zonja e shtëpisë tregohej shumë e bindur ndaj të shoqit. Ajo s'e kundërshtonte të shoqin kot më kot, përkundrazi, e ndihmonte atë në çdo drejtim. Ajo nuk ngulte këmbë për gjëra që i shoqi s'kishte mundësi t'i merrte. Prandaj, në buxhetin familjar nuk krijoheshin deficite dhe ata e vazhdonin jetën të lumtur pa rënë në shqetësime financiare e materiale. Veshjet dhe pajisjet e shtëpisë përdoreshin me kujdes, nuk hidheshin menjëherë duke i quajtur të vjetra, nuk ndiqej sevdaja për t'i ndërruar shpejt e shpejt. Lumturia nuk ishte në paratë, në postet dhe pozitat, por në qetësinë dhe prehjen e zemrës!

Ishte e njohur shprehja se **"është zogu femër që e kthen folenë në parajsë"**! Meqë vetë s'ishin dorëlëshuara, nënat i edukonin edhe fëmijët me të njëjtën ndjenjë!

Pastaj në xhep të fëmijës së edukuar me këtë ndjenjë, ndodheshin vazhdimisht para, sepse prindërit i sugjeronin të mos i shpenzonte pa vend, të mos kërkonte borxh prej askujt, kurse të varfërit t'i ndihmonte me sa t'i vinte për dore. Kështu, fëmijët mësoheshin me ndjenjën e flijimit dhe vetëmohimit.

Në ato kohë, njerëzit kishin frikë shumë nga shkelja e të drejtave të personit, nga marrja borxh dhe nga mbetja pa i shlyer borxhet. Borxhliu pranonte edhe të mbetej pa ngrënë, vetëm e vetëm t'i shlyente borxhet sa më parë! Për pasojë, meqë kishte një moral të tillë, mund të merrte borxh prej çdokujt dhe sa herë që të donte. Sepse ishte i drejtë e i ndershëm!

Si zonjë shtëpie që ishte, gruaja përgjigjej për punët e shtëpisë dhe edukimin e fëmijëve. Kurse burri merrej me punët jashtë shtëpisë dhe siguronte nevojat dhe jetesën e familjes.

Fëmija i rritur dhe përgatitur me një edukatë të bukur fetare, në të ri nuk mund të bëhej i pabindur e i paedukatë, përkundrazi, bëhej një element i shoqërisë i cili fitonte konsideratën e çdokujt, i cili duhej nga çdokush!

Ndaj mësuesve të Kur'anit të Shenjtë dhe të fesë si dhe personave të denjë për respekt, tregohej nderim i madh. Nderimi ndaj tyre ishte shumë më i madh se nderimi ndaj njerëzve të tjerë.

Çështja e ngrënies nuk i preokuponte mendjet ashtu si sot. Çdokush hante atë që i vihej para dhe e falenderonte Allahun. Edhe sikur të hahej bukë e thatë, hahej me kënaqësi dhe pas ngrënies nuk lihej pas dore **"lutja e falenderimit e bukës"**. Megjithëse ati ynë ishte mjaft i pasur, ndodhte që të mos hanim mish për ditë të tëra, mirëpo nuk e ndjenim një gjë të tillë. Veçanërisht hahej me masë, jo duke e mbushur barkun me të rrasur! Ndaj mishit nuk kishte pasion të skajshëm si sot. Sëmundje të tilla si ato të stomakut, zemrës, fshikzës së urinës si dhe sëmundjet psikike haseshin rrallë. Në çdo zonë kishte vetëm një mjek. Po kështu, mjeku i lagjes ishte i mjaftueshëm. Meqë çdo njeri falte namaz, hante pak dhe bënte shumë ecje, lëvizje dhe veprime fizike, muskujt ndodheshin vazhdimisht në lëvizje, kështu që edhe sëmundjet si gëlqerizimi dhe reomatizma shiheshin rrallë.

Ditët e xhuma ishin ditë pushimi javor. Të gjitha zyrat, shkollat, të gjitha institucionet private dhe publike mbylleshin. Dikush bënte pushim në shtëpi, dikush dilte për shëtitje. Për shëtitje parapëlqeheshin vendet me kopshte, lulishte dhe pyje. Kurse dikush merrej me mungesat e shtëpisë dhe punët që duhej të bëheshin për plotësimin e tyre. Shumica e njerëzve visheshin me rroba të reja dhe shkonin në xhami për faljen e namazit të xhumasë. Veçanërisht xhamia Ejup Sulltan mbushej shumë. Hutbeja e namazit të xhumasë mbahej e shkurtër, nuk zgjatej. Dhjetë reqatet pas farzit faleshin ngadalë, me qetësi dhe kënaqësi dhe jo duke u ngritur dhe ulur me nxitim si pula që ul dhe ngre kokën me nxitim duke çukitur ndonjë gjë përtokë. Imamët mbanin një qëndrim shumë korrekt në këtë drejtim duke

treguar shembullin personal. Ata e njihnin mirë shkakun dhe qëllimin e namazit!

Ndër njerëzit ishte e përhapur edhe dashuria për lulet. Çdokush i rriste vetë lulet. Një kohë, atëherë kur përjetohej një varfëri e përgjithshme sepse vendi sapo ishte çliruar nga pushtimi, as saksi për të mbjellë lule nuk gjindeshin! Por përdoreshin enë të tilla si kutitë e konservave. Meraklinjtë e luleve e sodisnin me kënaqësi të veçantë harmoninë e ngjyrave të luleve që kishin rritur me duart e veta dhe e thithnin me gjithë shpirt aromën e tyre të këndshme!

Zonjat fisnike dhe të paraqitshme të asaj kohe, në vend të esencave, pomadave dhe kremrave të llojllojshme të sotme me veprim acarues dhe helmues të ambalazhuara në kuti apo shishe shumë luksoze, përdornin esencë trëndafili. Edhe lëkura dhe fytyra e nënave plaka shtatëdhjetë-tetëdhjetëvjeçare ishte e freskët dhe e nurshme. Kurse lëkura e zonjave të kohës sonë nis të plaket qysh në moshë të hershme, nga njëra anë, për shkak të mungesës së adhurimeve, nga ana tjetër, si pasojë e efektit ngacmues e rudhës të kozmetikëve.

Në ato kohë, ramazani pritej me padurim dhe, kur vinte, çdokush e mbante agjërimin me një kënaqësi të madhe. Në namazet e teravive, xhamitë mbusheshin plot e përplot. Në ramazan, jomuslimanët tregoheshin të matur dhe, për respekt ndaj agjërimit të muslimanëve, hanin fshehur.

Atëherë nuk ekzistonte ajo pakicë e lumtur por pa ndjenja e cila, në netët e vitit të ri pret dhjetramijëra pemë të reja pishe – gjë që do të thotë shkatërrim i pyjeve – i ngul në mes të dhomës dhe, pastaj, në tavolinat e rregulluara posaçërisht, zbret në stomak copat e mishit të gjelave të detit!

Në ato kohë, në vend të shakave të sotme të trasha e zemërthyese, bëhej një humor i lehtë e i këndshëm. Nëpër kuvende piheshin çajra, kafe, shurup trëndafili dhe ujëra burimesh malore, tregoheshin ngjarje legjendare-historike mësimdhënëse, recitoheshin poezi nga recitues dhe letrarë të aftë.

Nuk kishte fytyra të varura, mungesë respekti dhe brutalitet. Çdo njeri ishte i hareshëm, fytyrëqeshur dhe i gëzuar. Ditët dhe netët e bajrameve dhe netëve të shënuara respektoheshin posaçërisht. Në këto ditë të bekuara, njerëzit bënin vizita tek njëri-tjetri, organizoheshin këndime Kur'ani dhe mevludi dhe shumë shtëpi dhe konaqe merrnin pjesë nga kjo atmosferë shpirtërore e hyjnore.

Njerëzit shkëmbenin dhurata me njëri-tjetrin. Miqve dhe vizitorëve

u gëzohej zemra me nderimet dhe gostitë që u bëheshin. Nuk bisedohej me zë të lartë pranë të mëdhenjve dhe personave veçanërisht të respektueshëm pa qenë e detyruar një gjë e tillë; e kundërta konsiderohej shumë e turpshme dhe e paedukatë. Sipas edukatës që kishin marrë në familje, fëmijët nuk uleshin në krye të vendit.

Ashtu siç nuk mundemi t'ia përshkruajmë shijen e mjaltit atij që s'ka parë a s'ka shijuar mjaltë, ashtu dhe nuk mundemi t'i përshkruajmë ato ditë. Shkurt, ato ditë ishin kohë, ishin botë të perëndishme që as që mund të imagjinohen dot sot!

## Një krahasim i vogël mes brezit osman dhe brezit të sotëm

Duhet pohuar se, mbi botën krishtere dhe shtetin osman me të cilin ndodheshin në luftë, perëndimorët, ashtu siç ndodh edhe sot, pothuaj në çdo fushë, ndodheshin në armiqësi konsekuente. Pavarësisht nga kjo, fakti që disa persona me cilësinë e "armikut", si udhëtarë, diplomatë dhe, rrallë, burra shteti, të dalë nga radhët e tyre, kanë folur me miratim dhe admirim të ndërgjegjshëm mbi moralin, edukatën dhe drejtësinë e osmanëve, si dhe epërsinë e tyre në rregullin shtetëror dhe shoqëror, qoftë edhe me synimin për t'ia tërhequr vëmendjen popullit të vet dhe për t'u bërë pretekst për hyrjen në rrugë të drejtë, është sot më shumë domethënëse dhe e rëndësishme për ne! Sepse, vetëm në kuadër të këtyre pohimeve do të dalë në shesh në mënyrë më të qartë se ç'vlera shpirtërore kemi humbur krahas tkurrjes dhe zvogëlimit material! Këtë e shpjegojnë në mënyrë tejet kuptimplote frazat e mëposhtme pothuaj të një stilistike alegorike të një hatibi arab shumë vjet më parë në hutbenë e xhumasë në një xhami të vogël të Mekës:

**"O besimtarë!**

**Ata që dëshirojnë të shohin se si një komb shenjtërohet kur ecën në rrugën e Allahut, kur mbahet fort pas urdhrave të Tij, kur realizon modelin e gjallë të moralit dhe njerëzillëkut në përmbajtjen e Kur'anit dhe kur ecën në rrugën e xhihadit për lartësimin e Fjalës së Allahut, si dhe kur dëshirojnë të shohin se si një komb poshtërohet kur ecën në një rrugë të kundërt me këtë, le të shohin Osmanin madhështor si dhe brezin e tij të sotëm! Kur ata ecnin në rrugën e Allahut, dërgonin këtu valinj, komandantë, pashallarë dhe qeveritarë. Kurse tani dërgojnë punëtorë me kazma e lopata në duar!.."**

Edhe **Edmondo de Amicis** që e ka vëzhguar këtë të vërtetë, thotë kështu:

"… Në këtë pikë gjithë bota është e një mendjeje: turqit e tanishëm nuk kanë vlerën e të parëve të tyre! Sepse të sotmit, në vend të teknikës dhe përparimit tonë, kanë përvetësuar tekstilet tona, shkaqet e rehatisë personale, turpet tona, të këqijat dhe idiotizmat tona! Vetëm se, meqë nuk i kanë përvetësuar ende plotësisht ndjenjat dhe idetë tona, ndodhen në gjendje tjetërsimi të pjesshëm e konfuz. Në këtë mes, është gjithashtu një e vërtetë se i kanë humbur të gjitha anët e mira të karakterit turko-osman. Gjërat që në të vërtetë i korrën ata nga Perëndimi, janë turmat e nëpunësve me shpirt shërbëtori dhe armiq të çdo lloj feje dhe tradite kombëtare, dembelë, të paaftë, mosbesimtarë, të pasionuar pas parasë, imitues të Perëndimit, të cilët nuk kanë vlejtur për gjë tjetër përveç se për të pjellë një kolektiv të rinjsh elegantë por aq të pamoralshëm, të paturpshëm, brutalë që të mos vlejnë as sa këpucët e etërve të tyre…"

❁

**O bir i fitores!** Pasi t'i kesh lexuar dhe kuptuar këto vëzhgime që t'i paraqitëm ty si një buqetë të vogël nga brenda mijëra shembujsh, duhet ta kuptosh denjësisht se nga erdhëm e ku ndodhemi! Duhet t'i rrokësh mirë shkaqet se pse vatani ynë prej njëzetë e katër milion kilometrash katrorë u tkurr kështu e mbeti një pëllëmbë vend! Dhe, pastaj, duke u shkundur me një gjallëri dhe forcë të re, duket të ecësh me vendosmëri dhe zell në rrugën për t'i fituar përsëri vetitë e larta të të parëve të tu që i kanë lënë të mahnitur edhe armiqtë!

**Zoti ynë! Falna edhe neve pjesë nga morali i lartë që morën të parët tanë nga profeti ynë, Hz. Muhammedi (s.a.s.)!**

**Amin, ashtu qoftë!**



# VAKFI,

*njëri prej themeleve të paqes dhe qetësisë shoqërore te osmanët*

**Vakfi** është forma e institucionalizuar e mëshirës, dhembshurisë dhe dashurisë për krijesat për hir të Krijuesit. E shprehur ndryshe, vakfi përbëhet nga pasuri të kushtuara Allahut, të ndaluara përjetësisht nga tjetërsimi, domethënë nga përvetësimi prej dikujt apo kalimi në pronësi të dikujt.

Në histori, vakfet kanë filluar më parë si mjedise ku bëheshin adhurime të përbashkëta, pastaj janë zgjeruar duke përfshirë në vetvete shumë fusha shoqërore.

Siç rrëfehet, **Hz. Ibrahimi** qe ekzaltuar përballë dhikrit tri herë të Xhebrailit (a.s.), prandaj ia pati falur të gjitha tufat e bagëtive atij. Por, pastaj, kur Xhebraili (a.s.) nuk ia pati marrë duke i thënë se ishte engjëll, i pati shitur dhe pati blerë një truall të gjerë që e pati vënë në dispozicion të muslimanëve për të përfituar prej saj. Kështu, vakfi pati filluar me Ibrahimin (a.s.).

Pasi e nderoi botën me ardhjen e tij, **Profeti ynë, Hz. Muhammed Mustafa** (s.a.s.) e pati dhënë shembullin e parë praktik të vakfit.

Meqë në çdo sjellje dhe veprim ai ishte një personalitet shembullor, domethënë model për t'u marrë shembull, në fillim pati dhuruar si vakf në rrugën e Allahut shtatë kopshte të veçanta hurmash që i kishte si pronë në Medinë, pastaj edhe pjesën e vet nga kopshtet e hurmave të Fedekut dhe Hajberit.

Edhe sahabet e zgjedhur, duke e parë këtë gjest të Profetit, dhuruan si vakf shumë të ardhura dhe pasuri të patundshme me vlerë të çmuar. Hz. Xhabir thoshte:

*"Nuk njoh ndokënd nga muhaxhirët dhe ensarët që të kenë pasur prona dhe*

*të mos i kenë dhuruar si vakf!"*

Hz. Omeri (r.a.) u bë, nga plaçka e luftës e Hajberit, pronar i një parcele të bukur me hurma. Tri net me radhë në ëndërr iu sugjerua që ta dhuronte parcelën si vakf. Atëherë, ai shkoi te Profeti (s.a.s.) dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Sot jam pronar i një kopshti hurmash të çmuar që nuk më ka rënë në sy gjer më sot! Ç'të më thoni në lidhje me këtë, do ta bëj!"

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) i tha:

*"Po deshe, vlerën bazë të këtij kopshti hurmash dhuroje si vakf për hir të Allahut. Kurse të ardhurat jepi si sadaka, si lëmoshë. Atëherë, kopshti nuk do të mund të jepet si dhuratë, nuk do të mund të trashëgohet, me prodhimin e tij vetëm do të mund të ushqehen të varfërit!*

Atëherë, Hz. Omeri (r.a.) e dha si vakf kopshtin e hurmave që e kishte si pronë. Aty e tutje, nga prodhimi i atij kopshti përfituan ata që luftonin në rrugën e Allahut, skllevërit që dëshironin të shpëtonin nga skllavëria, vizitorët dhe miqtë si dhe të gjithë nevojtarët.

❁

Edhe osmanët, të cilët përfituan nga bashkëpunimi dhe bashkërendimi i përpjekjeve të sahabeve në dhurim, kryen shërbime të mëdha në çështjen e vakfit. Në periudhën e osmanëve e përjetuan vakfet zhvillimin e tyre më të madh. Te osmanët vakfi qe një institucion besnik mirëbërësie dhe asistence sociale i cili kapitalin e fituar në sajë të popullit, e kthente përsëri te populli duke kryer shërbime të mëdha për të, ishte jo një institucion i cili, me anë të mendësisë pragmatiste dhe të bazuar në interesin material, synonte vetëm fitimin dhe vënien e kapitalit, por një produkt zemre që parashtronte mendësinë e cila i jepte përparësi mëshirës dhe gjithçkaje njerëzore.

Duke e bërë parim të vetin porosinë profetike *"më i miri i njerëzve është ai që u sjell më shumë dobi atyre"*, sendërtuan me anë të vakfeve vepra të panumërta madhështore e të pavdekshme! Veprimtaria dhe shërbimet e vakfeve të ngritura në periudhën osmane kishin një përmbajtje të pasur. Fakti që vakfet, duke synuar për t'u bërë të dobishëm për shoqërinë, tregonin shumëllojshmëri sipas kohës, vendit, zonave dhe prirjeve, ishte shprehje krejt e qartë e faktit se sistemi kishte një strukturë jo statike, por dinamike. Krahas ndërtimit të xhamive, faltoreve, teqeve, dergaheve mistike, shtëpive të mësuesit, medreseve, shtëpive të hafizëve, shtëpive të studiuesve të

hadithit, shtëpive të të varfërve, karvansarajeve ose, me fjalë tjetër, bujtinave për karvanet, spitaleve rurale dhe shërbimit me anë të tyre, u ngritën vakfe dhe u kryen shërbime të ndryshme me shumë e shumë qëllime e synime, si ujësjellës, akuadukte, çezma brenda qytetit dhe lagjeve si dhe çezma me ujë të pijshëm për udhëtarë, rrugë, kalldrëme, gjellëtore, çerdhe për mëkimin dhe rritjen e foshnjave, namazgjahe, biblioteka, dyqane, bujtina, puse, lavanteri, nevojtore publike, hane, hamame, tregje të mbuluara, tyrbe, skela, far deti, sheshe sportive për mundje dhe qitje sportive me shigjetë, çlirimi i skllevërve dhe robërve, sigurimi i lëndës djegëse për të varfërit, zëvendësimi i enëve të thyera nga skllevërit dhe shërbëtorët me qëllim për t'i shmangur dhe mbrojtur nga qortimi ose ndëshkimi i zotërinjve, rritja dhe përgatitja e kuajve për kalorësit luftarakë, mbjellja e drurëve dhe pemëve, shlyerja e borxheve të atyre që hynin në burg për mosshlyerjen e borxheve, ndërtimi i rrugëkalimeve nëpër male, përgatitja e pajës për vajzat jetime, shlyerja e borxheve të borxhlinjve, ndihma materiale për gratë e veja dhe nevojtarët, shëtitja e fëmijëve në ajër të pastër, ndihma në ushqime për nxënësit e shkollave, varrosja e të varfërve dhe të të vetmuarve, dhënia e dhuratave për festa dhe krijimi i kushteve të festimit për fëmijët dhe jetimët, ndihma për garnizonet e kalave, fortifikatave dhe flotës, ushqyerja e zogjve dhe shpendve në muajt e dimrit, kurimi dhe krijimi i kushteve të jetesës për lejlekët e sëmurë që s'kishin pasur mundësi të shtegtojnë, etj. Përveç këtyre, u ngritën mijëra vakfe për qytetet e paprekshëm të Mekës dhe Medinës, vakfe të cilave u jepej emërtimi i përgjithshëm **"Vakfet e dy Qyteteve të Paprekshëm"**[179]. Këto vakfe haseshin në të katër anët, nga Evropa Qëndrore gjer në Jemen, dhe kishin për qëllim të siguronin paqen shoqërore, qetësinë dhe mirëqenien në ato toka të bekuara ku nuk kishte naftë si sot, dhe, për administrimin e tyre ishte ngritur një administratë e posaçme. Përveç të ardhurave që siguronin vakfet në fjalë për ato dy qytete dhe për tërë ato vende të bekuara, pothuaj çdo sulltan dërgonte çdo vit në ato dy qytete atë që quhej **"shpura e dhuratave"**[180] dhe që çonte, në radhë të parë, mbulesën e re të Qabes, të endur në Stamboll, pastaj edhe shumë dhurata të tjera si për vendasit e dy qyteteve, ashtu dhe për vizitorët dhe banorët e përkohshëm të tyre. Kjo traditë pati vazhduar gjer në shembjen e shtetit.[181]

179. Në origjinal: Harameyn Vakfı. (Përkthyesit)

180. Në origjinal: sürre alayı. (Përkthyesit)

181. Me kohë, këto dhurata qenë shtuar aq shumë, saqë Fahredin Pasha i cili qe bërë i famshëm me mbrojtjen e Medinës nga sulmi i Sherif Hysenit dhe përkrahësve të tij që patën ngritur krye kundër osmanëve gjatë Luftës së Parë Botërore nën nxitjen dhe inkurajimin e anglezëve, Fahredin Pasha, pra, me qëllim për t'i mbrojtur nga grabitja sendet e çmuara që ndodheshin në haremin e Medinës, i pati futur ato në arka dhe i pati dërguar në Stamboll. Vetëm po të mbajmë parasysh se, në atë rast pati qenë fjala

Ja, pra, sistemi i shërbimit i tërë këtyre vakfeve qe ai që e pati shndërruar, pas fitores së realizuar sipas paralajmërimit profetik, **Kostantinopolin**, në **Islamboll**. Kështu u braktis vetëm në faqet e historisë emri i mëparshëm i këtij **qyteti të bukur**[182] i cili mori, pastaj, emra të tjerë komplimentues, si **Islamboll, Derseadet, Pajitaht** dhe **Asitane**.[183]

Islami që e konsideron këtë botë si mjedis përgatitjeje për përjetësinë dhe përjetësinë, si vazhdimin e kësaj bote, ka ngritur drejtpeshimin më të bukur e më të përsosur mes këtyre dy botëve për sa u përket raporteve trup-shpirt dhe materie-ide, kështu, ka siguruar truallin më të shëndoshë për një shoqëri të qetë, harmonike dhe në mirëqenie.

Me të vërtetë, vakfet e përhapura në një fushë të gjerë që kryejnë shërbime, janë institucionet më të përsosura të dhënies, dhurimit, ndihmës dhe mirëbërësisë. Vakfi është një përgjegjësi që ia ka ngarkuar Islami muslimanit ndaj çdo krijese. Vakfet janë institucione ku zbatohen dashuria, mëshira dhe dhembshuria ndaj krijesave për hir të Krijuesit!

Në Kur'an ka shumë urtësi në faktin që ne jemi urdhëruar që, si besimtarë të formuar, të japim, të dhurojmë nga gjërat më të dashura në mënyrë që të arrijmë pëlqimin hyjnor. Urtësinë më të rëndësishme ndër të gjitha urtësitë e tjera mund ta shpjegojmë kështu:

Për njeriun, gjërat më të larta e më të rëndësishme për nga vlera janë shpirti (jeta) dhe malli (pasuria). Blerja e xhennetit dhe fitimi i pëlqimit të Allahut janë të mundura me anë të këtyre dy sendeve. Eshtë për këtë arsye që njerëzit-vakëf dhe personalitetet monumentalë të cilët ia kanë përkushtuar veten Zotit, e fitojnë pëlqimin hyjnor duke ua ofruar këto dy mundësi përfitimit të njerëzve të dobët, nevojtarë e të sëmurë.

Paqja dhe qetësia e shoqërisë vazhdojnë të qëndrojnë në këmbë vetëm me anë të këtyre njerëzve-vakëf. Po kështu, edhe nderi dhe emri i mirë i popujve vazhdojnë përgjithësisht sa jetëgjatësia e këtyre njerëzve-vakëf. Prandaj e kemi të detyruar që, duke hyrë në thellësitë e shpirtit tonë me anë të dritërave shpirtërore, ta ringjallim sërish sot atë strukturë!

Ata që ndodhen më në krye të njerëzve vakëf janë profetët, prijësit dhe besimtarët që kanë arritur përkryerjen nën edukimin e tyre. Ata e kanë

për mëse treqind arka me sende të çmuara, mjafton për të krijuar një ide mbi madhështinë e dhuratave të shtetit osman vetëm për qytetin e Medinës! Shën. i autorit.

182. Në origjinal: belde-i tayyibe. (Përkthyesit)

183. Kështu në origjinal. Kuptimi i tyre, me radhë, Qyteti Islam, Porta e Lumturisë, Kryeqytet, Kryeqendër.

bartur në të katër anët e botës entuziazmin e besimit të zemrave të tyre dhe prapë ata janë që kanë mbushur faqet e arta më të zgjedhura të historisë!

Te osmanët, begatia dhe vlerat shpirtërore të prijësve shpirtërorë të përkryer bëheshin pretekst për orientimin e njerëzve në rrugë të drejtë. Edhe teqet të cilat ishin qendra të edukimit moralo-shpirtëror si dhe, në të njëjtën kohë, vepra vakfi, duke u zhvilluar vetë, e maturonin edhe popullin mendërisht dhe shpirtërisht. Dhe kjo realizohej, në përgjithësi, krahas ndihmës së shtetit, edhe me anë të vakfeve si vepra të përpjekjeve dhe zellit shpirtëror të individëve. Tek individët, vetëmohimi, ndjeshmëria, zemërbutësia, delikatesa ishin natyrë e dytë e tyre. Ata që e kapërcenin pengesën e nefsit, egos, me anë të shërbimeve të tyre orientuese dhe shpirtërore, shpërndanin në çdo anë mëshirë për tërë vendin si shirat e pranverës për tokën.

Edhe sot, madje, vazhdon të përfitojë nga të mirat e atyre institucioneve të etërve tanë bujarë. Xhamitë, çezmat, garnizonet ushtarake, spitalet, madje uji që pijmë dhe sa e sa shërbime mirëbërësie që s'po ua përmendim emrat, janë kujtime dhe amanete të shenjta që na kanë mbetur sot prej tyre!

Osmanët që sundonin mbi një pjesë të madhe të gjeografisë së botës dhe që i bënin ngjarjet historike të rridhnin në drejtimin që dëshironin, qetësinë dhe kënaqësinë në shoqëri e patën siguruar me anë të vakfeve dhe i patën dhënë mundësi kujtdo, të pasur e të varfër, të shëndoshë e të sëmurë, të fuqishëm e të pafuqishëm, të jetonte në emocionet e një vëllazërie shpirtërore! Kështu, shoqëria osmane, në sajë të kulturës së pasur të vakfeve, pati arritur që në atë kohë kulmin e drejtësisë shoqërore. Është për këtë arsye që në letërsinë osmane nuk qe shfaqur romani gjer në periudhën e shembjes. Vonesën e shfaqjes së romanit në letërsinë osmane-turke, i ndjeri Xhemal Meriç e shpjegon në mënyrën më të bukur, duke u shprehur kështu: “Në jetën osmane nuk kishte dramë që të kishte roman!” Gjatë gjithë Mesjetës, në botën krishtere nuk qe ngritur asnjë vakf apo fondacion, siç i thonë ata, pavarësisht nga pretendimet e tyre të skajshme për mëshirën në krishterizëm. Kujtimet e diplomatëve të huaj që kanë punuar në shtetin osman, tregojnë hapur se shumica e fondacioneve në perëndim janë ngritur me këshillën dhe nxitjen e tyre. Kujtimet e ambasadorit të njohur francez Busberg janë shembull tipik i veprave që shprehin pohime të këtilla.

Veçanërisht njëra prej specifikave të respektuara gjatë shërbimeve të kryera te osmanët nëpërmjet vakfeve ka qenë mosnjohja me njëri-tjetrin e dhënësit të ndihmës me marrësin e ndihmës. Në sajë të kësaj specifike, mirëbërësit shpëtonin nga sëmundja e veprimit për t'u dukur dhe përfitonin

nga lutjet e panjohura që janë më të pranuara. Veç kësaj, meqë ky shërbim ofrohej nëpërmjet faltores (xhamisë), është bërë pretekst për forcimin e botës besimore të popullit.

Te osmanët, ndjeshmëria ndaj vakfeve qe ngritur në një nivel aq të lartë, sa, siç u tha edhe më lart, shërbimet dhe mirëbërësia e tyre përfshinte edhe mbrojtjen e bimëve e të kafshëve. Në atë kohë qenë ngritur qendra kurimi për kafshët e sëmura ose të plagosura, shpenzimi i të cilave përballohej nga vakëfet e ngritura apostafat për këtë qëllim.

Eshtë shumë e vështirë për ta përcaktuar numrin e vërtetë të vakfeve të ngritura në shtetin osman. Ndërkaq, janë përcaktuar mëse 26 mijë vakfe. Sa bukur e shpreh ky numër kulmin e vetëmohimit të etërve tanë!

Detyra e kryer nga vakfet ka vazhduar edhe në periudhat kur shteti është tronditur dhe dobësuar për shkak të luftërave dhe problemeve të jashtme e të brendshme dhe është bërë melhem shërues për plagët e shoqërisë. Kështu, edhe në kushtet më të vështira dhe në situatat më delikate, madje, vakfet kanë qenë gjithmonë një prehër dhembshurie i hapur për njerëzit e dëmtuar, e dëshpëruar dhe zemërplagosur të shoqërisë.

Njërën prej shfaqjeve më të bukura të kësaj ndjeshmërie e shohim në akt-dhurimin[184] e Sulltan Mehmetit II:

**"Unë, ngadhnjyesi i Stambollit, robi i ngratë Fatih Sulltan Mehmed, po lë si vakëf sipas kushteve të mëposhtme 136 dyqane që ndodhen në periferi të qytetit dhe që i kam blerë me paratë që i kam fituar vetë me djersën e ballit, kështu:**

**Me fitimet e nxjerra nga kjo pasuri e patundshme, po caktoj dy persona me nga 20 akçe pagë në muaj që të dalin në orë të caktuara të ditës nëpër rrugët e Stambollit me enë me pluhur gëlqereje dhe qymyre në duar për t'i hedhur mbi pështymat e njerëzve që kanë pështyrë përtokë.**

**Veçanërisht po caktoj 10 kirurgë, 10 mjekë dhe 3 mjekues plagësh që, në ditë të caktuara, të dalin nëpër rrugët e Stambollit, të trokasin në çdo derë e të pyesin se mos ka të sëmurë brenda. Po të ketë, të hyjnë e t'i mjekojnë e t'i shërojnë, ndryshe, pa marrë asnjë shpërblim nga të afërmit e tyre, t'i bartin e t'i shtrojnë në spital për t'u shëruar.**

**Zoti mos e dhëntë, mund të ndodhë që të jetë kohë krize ushqimesh. Atëherë, për të mos mbetur të sëmurët pa ngrënë, 100 armët që kam lënë**

184. Në origjinal: vakfiye. (Përkthyesit)

**për këtë rast, t'u jepen gjuetarëve që të gjuajnë në pyjet e thella përveç kohës së riprodhimit e të mos i lënë të sëmurët pa ushqim.**

**Në gjellëtoren që kam ndërtuar brenda kompleksit tim, të hanë ushqim familjet e dëshmorëve dhe të varfërit e qytetit të Stambollit. Kurse atyre që s'munden të vinë vetë për të ngrënë ose për të marrë ushqim, t'u çohen ushqimet në errësirën e mbrëmjes në enë të mbyllura dhe pa u parë nga askush..."**

Siç shihet, Fatihu vë rregullat më të ndjeshme të etikës për të ruajtur individët nevojtarë që shoqëria është e detyruar t'i mbrojë. Ai merr masa madje edhe ndaj veprimeve të rralla për atë kohë, si pështyrja përtokë. Ndërsa urdhëron që të sëmurët të ushqehen me mish gjahu për të gjetur shërim ose kur mungon ushqimi, e ndalon gjahun në periudhën e riprodhimit për të ruajtur "ekuilibrin ekologjik". Krahas dhembshurisë dhe mëshirës për ummetin, bashkësinë, mbron edhe të drejtat e kafshëve.

Marrja e masave pesëqind vjet më parë për ruajtjen e ekuilibrit ekologjik kundër ndotjes së mjedisit, gjë që është një ndër problemet më të mprehta të ditëve të sotme dhe një ndër rreziqet më të mëdha të së ardhmes, është një tabllo mësimdhënëse për njeriun e ditëve të sotme.

Shpërndarja e ushqimit për familjet e dëshmorëve në enë të mbyllura dhe në errësirën e natës është një shembull i pashoq besnikërie për mbrojtjen e nderit dhe dinjitetit të tyre si dhe një mësim i veçantë etike dhe edukate për brezat e ardhshëm.

❁

Vakfet, të cilat i patën përmbledhur dhe marrë përsipër një një rrjetë dhembshurie të gjitha nevojat e shoqërisë, në të vërtetë patën qenë nga një shfaqje më vete dhe të papërsëritshme të qetësisë dhe lumturisë që i patën ofruar njerëzimit muslimanët me tipin e njeriut që e patën nxjerrë në shesh dhe zhvilluar.

Sa i bukur është ky informacion që jep Evlija Çelebiu lidhur me bujtinën e **Sokullu Mehmet Pashës** në akt-dhurimin e tij:

**"…Po qe se në mesnatë vjen ndonjë bujtar nga larg, t'ia hapin portën dhe ta marrin brenda. Pastaj ta ushqejnë me gjellën që ndodhet gati. Por edhe sikur të përmbyset bota, s'duhet të nxjerrin njeri jashtë dhe s'duhet të lënë njeri jashtë!**

**Dhe në mëngjes, kur të vijë koha që bujtësit të shkojnë, hanxhinjtë duhet të bërtasin si telallët:**

**"O bashkësia e Muhammedit! A i keni në rregull mallrat, jetën, kalin dhe rrobat? A keni nevojë për ndonjë gjë?"**

**Po qe se bujtësit do të përgjigjen me një zë duke thënë, "të gjitha në rregull i kemi, Allahu i Lartë e mëshiroftë mirëbërësin tonë", portierët t'i hapin portat kat më kat dhe t'i përcjellin me lutje dhe këshilla:**

**"Mos shkoni pa kujdes! Ecni me vëmendje pa e humbur drejtimin! Mos i bëni shokë njerëzit që nuk i njihni! Shkoni! Allahu jua pruftë të lehtë!"**

Sa interesant është edhe ky akt-dhurimi i *nakîbü'l-eshrâf*[185], **Esad Efendiut**, që tregon thellësinë shpirtërore të një muslimani:

**"Personave shumë të moshuar dhe të varfër të vendosur në skelat dhe sokakët ku nuk kalojnë burrat e çmuar e mirëbërës të shtetit, si dhe të sëmurëve të cilët, për shkak të ndonjë sëmundjeje, nuk janë në gjendje të punojnë, t'u sigurohen dru, qymyr dhe lëndë të tjera të nevojshme! Edhe vajzave të panjeri e të varfra që arrijnë moshën e martesës, t'u përgatitet paja!.."**

Edhe këto pjesë të letrës, të veçuara nga udhëtari perëndimor Hunke, që i shkruan një i ri krishter i shtruar në një spital musliman të atit, janë shembull jashtëzakonisht i qartë i ndjeshmërisë vakfnore që i mbështillte zemrat:

**"Baba i dashur! Në letrën që më dërgoje, më pyesje se a kam nevojë për para. Kur të dal nga spitali, do të më japin një palë rroba të reja dhe pesë florinj që të mos kem nevojë të filloj menjëherë nga puna pa bërë pushim. Prandaj nuk është nevoja të shesësh dhen nga tufa! Por po të duash të më shohësh se si ia kaloj këtu, eja menjëherë! Të them të drejtën, s'ma do zemra të dal prej këtu. Dyshekët të butë, çarçafët të bardhë si bora, batanijet të buta si kadife! Në çdo dhomë ka çezmë. Në netët e ftohta, të gjitha dhomat ngrohen. Ata që na mjekojnë, janë njerëz shumë të dhembshur e të mëshirshëm. Çdo ditë, atyre që ua tret stomaku, u japin mish të skuqur pulash ose dhensh. Prandaj, eja menjëherë para se të ma vënë para pulën e fundit për ta ngrënë, që ta hamë së bashku!.."**

Nga ana tjetër, të tërheq vëmendjen fakti që, nga mëse njëzet e gjashtë mijë vakfe të ngritur në kohën e osmanëve, një mijë e katërqind e ca janë ngritur nga zonjat.

185. **Nakîbü'l-eshrâf,** nëpunës i zgjedhur nga pasardhësit e brezit profetik, i ngarkuar me punë për të mbikqyrur çështjet dhe nevojat e tyre. (Përkthyesit)

Nga këto, **Nur Banu Valide Sulltan** pati ngritur shumë vepra në të dy anët e Stambollit: në anën aziatike dhe në anën evropiane. Xhamia Atik Valide, gjellëtorja, medreseja, spitali rural dhe hamami prej dy pjesësh për femra e për meshkuj, të ndërtuara, të gjitha këto, në zonën Toptashi të Yskydarit, janë vepra bamirësie të saj!

Mahpejker **Kosem Valide Sulltan**[186] pati hedhur themelet e Xhamisë së Re[187] si dhe pati ndërtuar në Yskydar Xhaminë me Fajancë[188], shkollë me konvikt, çezmë, shkollë hadithi, hamam dy pjesësh dhe çezmë uji të pijshëm për udhëtarë, si dhe xhaminë në Kavak të Anadollit. Është i njohur edhe vakfi i saj për mbrojtjen dhe martesën e vajzave jetime. Ajo ka lënë edhe shumë vepra dhe akte bamirësie të tjera veç këtyre. Është interesante që edhe Kosem Sulltan e cila njihet si personi më i ashpër mes nënave sulltanore, kishte, si natyrë bazë, mëshirën dhe dhembshurinë.

**Hatixhe Turhan Sulltan** drejtoi ndërtimin e plotë të Xhamisë së Re që i qenë hedhur themelet, dhe e hapi atë për adhurim. Krahas kësaj, ajo pati ndërtuar shkolla fillore, medrese, gjellëtore, biblioteka dhe çezma. Veç kësaj, në akt-dhurimin e Xhamisë së Re të tërheq vëmendjen fakti se ajo pati menduar që, në netët e shënuara dhe të ramazanit, nga disa çezma të caktuara rreth xhamisë të lëshohej sherbet mjalti si gosti për besimtarët që shkonin për t'u falur. Në akt-dhurim është shënuar edhe cilësia e mjaltit. Në atë kohë, mjalti më cilësor ishte mjalti i Athinës. Hollësia e shënuar në akt-dhurim për cilësinë e mjaltit është kështu:

**"Sado shtrenjtë që të jetë, të merret vetëm mjaltë Athine! Për çdo derë të përgatitet sherbet prej 33 okë mjalti. Për shpenzim vjetor të sigurohet tridhjetë mijë okë mjaltë!"**

Për vazhdimësinë e vakfeve që la, Hatixhe Turhan Sultan caktoi si dhuratë të saj edhe burime kapitali të çmuara. Dhe për drejtimin dhe administrimin e saktë të vakfeve, ngarkoi me detyrë 116 vetë.

**Pertevnijal Valide Sulltan** ndërtoi në zonën Aksaraj të Stambollit *Xhaminë Valide* si dhe faltoren *Ja Vedud Mesxhid*.[189] Veç këtyre, ndërtoi biblioteka, çezma dhe shkolla fillore që i la si vakfe.

**Mihrimah Sulltan** e cila ndërtoi në Edirnekapi dhe Yskydar nga një

186. Në origjinal: Mâhpeyker Kösem Vâlide Sultan. (Përkthyesit)

187. Në origjinal: Yeni Câmii (në Eminony). (Përkthyesit)

188. Në origjinal: Çinili Câmii. (Përkthyesit)

189. Në origjinal: Vâlide Câmii; Yâ Vedûd Mescidi. (Përkthyesit)

xhami sulltanore[190], dëgjoi se ujësjellësi i ndërtuar dikur prej zonjës Zybejde, bashkëshortes së kalifit Harun Rashid, që çonte ujë të pijshëm nga Bagdati në Arafat të Mekës, ishte prishur, kështu që haxhilerët vuanin për ujë ditën e Arafatit. Atëherë, shkoi menjëherë tek i ati, sulltan Sulejman Kanuniu-Ligjvënësi, dhe i kërkoi leje që të shpenzonte për meremetimin dhe rivënien në funksionim të ujësjellësit në fjalë duke shpenzuar tërë stolitë që kishte. Gjithashtu, i kërkoi që punimet t'i drejtonte dhe përfundonte Arkitekt Sinani. Veç këtyre, iu lut që kjo mirësi e saj të mbetej përgjithmonë e fshehtë. Dihet se, pas hedhjes së themeleve të xhamisë Sulejmanie, Arkitekt Sinani u zhduk për një kohë dhe ende s'dihet shkaku i vërtetë i zhdukjes së tij. Përgjithësisht thuhet se pati dashur t'i linte themelet të zinin vend. Dhe ja, koha e zhdukjes së tij përkon pikërisht me kohën kur u meremetua dhe u rivu në përdorim ujësjellësi në fjalë. Fakti që ky ujësjellës përmendet ende me emërtimin "Ajn-i Zybejde", është rezultat i delikatesës së zonjës Mihrimah Sulltan në mbajtjen fshehur të mirëbërësisë së saj!

Mes nënave sulltanore, më e famshmja për sa i përket bamirësive, është **Bezmialem Valide Sulltan** e cila kreu në kohën e vet shumë shërbime mirëbërësie që vazhduan të veprojnë për shekuj dhe që kanë hyrë në histori. Xhamia më e madhe e ndërtuar prej saj është Xhamia Valide (Nëna Sulltanore) përballë pallatit perandorak Dollmabahçe. Edhe ura e famshme e Gallatës është dhuratë e saj. Kohët e para, kalimi nëpër të qe pa pagesë. Në vitet e mëpasme, për disa lloje kalimesh, pati nisur të merrej një farë takse sa për të përballuar shpenzimet e rregullta të mirëmbajtjes së urës.

Edhe një vakf i ngritur nga Valide Sulltan në Damask është me shumë rëndësi. Dy nga kushtet e akt-dhurimit të lënë për këtë vakf, janë kështu:

a) Uji i pijshëm i Damaskut t'u çohet haxhinjve.

b) Të dëmshpërblehen sendet e thyera ose të dëmtuara nga shërbëtorët dhe skllevërit me qëllim që të ruhet dinjiteti i tyre!

Njëri nga shërbimet më të mëdha të Valide Sulltanit, dora mirëbërëse e së cilës zgjatej shumë larg, është edhe spitali **Gureba**[191] që e ndërtoi duke dhuruar tërë pasurinë e saj. Kjo vepër e madhe e cila u hap për shërbim së bashku me xhaminë dhe çezmën e saj në vitin 1843, u ka dhënë shërim prej atë ditë e sot, mijëra e mijëra të varfërve muslimanë!

Vakfet që ngritën me principialitet dhe sinqeritet të parët tanë të be-

190. Në origjinal: selâtîn. (Përkthyesit)

191. Në origjinal: *Gurabâ-i Müslimîn Hastahânesi* Spitali i të Varfërve Muslimanë. (Pë - kthyesit)

kuar, janë ngritur me lutjen dhe shpresën se do të vazhdojnë të shërbejnë gjer në kiamet. Këto vakfe kanë plotësuar dhe do të plotësojnë nevojat e njerëzve tanë të së djeshmes dhe të së nesërmes me xhami, shkolla, spitale, garnizone ushtarake duke kryer shërbime të shquara si dje, ashtu edhe sot dhe në të ardhmen. Ato janë shenja besimi dhe fisnikërie, janë bamirësi me veprim të vazhdueshëm[192] që ua ndriçojnë shpirtrat e shenjtë të parëve tanë!

❁

Specifika e dhurimit në rrugën e Allahut me gjithë zemër si dhe e gjërave më të dashura, është me shumë rëndësi. Në ajetin kur'anor thuhet:

لَنْ تَنَالُوا الْبِرَّ حَتَّى تُنْفِقُوا مِمَّا تُحِبُّونَ وَمَا تُنْفِقُوا مِنْ شَيْءٍ فَإِنَّ اللّٰهَ بِهِ عَلِيمٌ

**"Kurrë nuk mund të arrini mirësinë e vërtetë pa dhënë nga gjërat që doni më shumë! Çfarëdo që të jepni, Allahu e di me të drejtë!"** (Al-i Imran, 92)

Kur u zbrit ky ajet i shenjtë, sahabet bujarë vrapuan te Profeti (s.a.s.) dhe i lanë tek ai si dhuratë gjërat më të dashura. Një pjesë e dhurimeve u realizuan si lëmoshë, një pjesë, si çlirim skllevërish dhe një pjesë tjetër, në formë vakfesh.

Ka lumenj dhe çezma që vazhdojnë të rrjedhin të kthjellta dhe me melodi të brendshme qysh kur është krijuar bota. Dhe do të vazhdojnë të rrjedhin gjer në kiamet me shushurima të freskëta e të ëmbla sikur t'u jepnin jetë gjokseve të etur, kënaqësi dhe shpresë zemrave të dëshpëruara dhe frymëzim shpirtrave të dashuruar pas Zotit! Ja, këtyre ujrave të rrjedhshme ua përngjason i Dërguari i Allahut (s.a.s.) një sërë bamirësish të bëra në rrugën e Allahut. Ndërkaq, "uji i rrjedhshëm" për të cilin aludon Profeti, është diçka më e ndryshme, është një çezëm që do të rrjedhë jo vetëm gjer në kiamet, por gjer në përjetësi, duke i sjellë vazhdimisht personit lutje dhe shpërblim, dhe kjo çezëm është sadakaja rrjedhëse[193] me veprim të vazhdueshëm që do ta kredhë personin në dritë të përjetshme.

Në hadithin profetik porositet kështu:

192. Në origjinal: sadaka-i câriye, bamirësi me veprim të vazhdueshëm edhe pas vdekjes së bamirësit. Kjo çështje bindjeje fetare trajtohet më me hollësi në vijim. (Përkthyesit)

193. Në origjinal: sadaka-i câriye. (Përkthyesit)

*"Kur vdes personi, mirësitë e të gjitha akteve të tij ndërpriten (bashkë me ndërprerjen e akteve), me përjashtim të sadakasë (lëmoshës, mirëbërësisë) që vazhdon të veprojë, të diturisë së lënë prej tij, nga e cila vazhdojnë të përfitojnë njerëzit, dhe të fëmijës së dobishëm i cili lutet pas tij për të!"*

Dijetarët islamë kanë deklaruar se me sadakanë (lëmoshën, mirëbërësinë) që vazhdon të veprojë, e cila, në terminologjinë përkatëse, quhet sadakai xharije (mirësi rrjedhëse), përgjithësisht bëhet fjalë për vakfin. Sadakai xharije ose mirësi rrjedhëse quhet lënia, për pëlqim të Allahut, e një vepre që kryen shërbim të vazhdueshëm, të pandërprerë. Ndër këto vepra hyjnë ngritja e çerdheve të dijes dhe kulturës shpirtërore, ndërtimi i rrugëve, urave dhe bibliotekave ose, duke ngritur një institucion arsimor dhe edukimi, sigurimi i bursave dhe përgatitja e nxënësve, gjithashtu, duke përballuar të gjitha sakrificat, rritja e një biri të mbarë e të dobishëm!

❁

Bereqeti ose begatia e vërtetë e mirësive të bëra në rrugën e Allahut dhe për pëlqim të Tij varet nga qëllimi dhe principialiteti e sinqeriteti i personit. E rëndësishme është që aktet dhe veprimet të kryhen me principialitet, sinqeritet dhe devocion. Edhe për mirësinë më të vogël të bërë për pëlqimin e Tij, Allahu i Lartë dhuron begati të mëdha. Në Kur'an theksohet:

**"Gjendja e atij që e shpenzon pasurinë në rrugën e Allahut dhe për pëlqim të Tij, është si gjendja e farës së grurit nga e cila del një kalli me njëqind kokrra gruri. Allahu i jep me shumëfish atij që dëshiron. Allahu është dhurues i madh dhe që di me të vërtetë!"** (el-Bakara, 261)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) porosit:

*"Kush ndërton një faltore sa foleja e një zogu, për hir të Allahut, Allahu ngre për të një pallat në xhennet!"*

Po të mos ishte vetëdija e vakfeve, shumë veprimtari diturie, kulture, bamirësie dhe shërbimi nuk do të ishin realizuar dot në mënyrë të tillë gjithëpërfshirëse dhe nuk do të sendërtohej një qytetërim i tillë mbarëbotëror.

Një prej dobive më të rëndësishme të vakfeve është edhe pengimi i pronarëve të pasurive nga rrëshqitja në shpenzim të kotë, shpërdorim dhe dëfrim.

Krahas kësaj, synimi kryesor në ngritjen e vakfeve është fitimi i pëlqimit të lartë të Allahut dhe arritja e shpëtimit në jetën tjetër, ahiret. Qysh në krye të herës, mbi këtë bosht janë ngritur vakfet dhe mbi këtë bosht kanë

vazhduar të shërbejnë. Kështu, ky synim është përmbledhur në shprehjen koncize "et-takarrub il'lallah" (pretekst për afrim ndaj Allahut) dhe është pranuar si një nga kushtet e vlefshmërisë së vakfit.

Prandaj është e domosdoshme të tregohet ndjeshmëri e lartë në çështjen e vakfit dhe respekt i veçantë për këtë amanet hyjnor. Për shembull, deveja e dhënë profetit Salih (a.s.) s'ka qenë pronë e askujt, por vetëm një lloj malli vakëf i ofruar njerëzve nëpërmjet profetit Salih që të përfitojnë prej saj. Qumështi i saj ishte si një çezmë me ujë të pijshëm e të shijshëm. Pronari i saj ishte Zoti. Por fisi i tërbuar e vrau devenë duke e shkelur atë amanet dhe, si përfundim, u shkatërrua.

Dialogu mes profetit Sulejman (a.s.) dhe trumcakut që ka arritur gjer tek ne nëpërmjet gojës së popullit, është shumë domethënës.

Një ditë, Hz. Sulejmani (a.s.) e pati qortuar rëndë trumcakun, prandaj dhe trumcaku e pati kërcënuar:

"Ta shkatërroj mbretërimin!"

Profeti Sulejman (a.s.), duke e nënvleftësuar, e pati pyetur:

"E ku ke ti fuqi për të ma shkatërruar mua mbretërimin?"

Dhe trumcaku i vogël i qe përgjigjur kështu:

*"I lag krahët dhe pastaj i fërkoj pas tokës së një vakfi dhe dheun e ngjitur pas krahëve e lëshoj, pastaj, mbi çatinë e pallatit tënd. Kështu, dheu i vakfit mjafton për të ta shkatërruar pallatin tënd!.."*

Nga ky rrëfim nxjerrim si mësim se me sa ndjeshmëri dhe kujdes duhet sjellë ndaj mallit të vakfit!

Kështu, të parët tanë kanë thënë: "Ruhuni nga **vav**-et, kini frikë nga përgjegjësia!.."[194]

Vetëm se kuptimi i kësaj shprehjeje duhet kuptuar mirë. Po qe se ekzistojnë mundësitë dhe mbahet qëndrim indiferent ndaj shërbimeve të vakfit, kjo pasohet nga një përgjegjësi e madhe. Me frikën këtu është fjala për parashtrimin me kujdes të të drejtave të atyre që përfitojnë nga këto institucione dhe për mbrojtjen denjësisht të pronës vakfnore, sepse malli i

194. Nga shkronjat **v**: nga betimi i kotë me **vallahi,** nga pozita e **valiut**-qeveritarit të papërgjegjshëm, nga të qenët **vasi**-trashëgimtar që nuk i zbaton të drejtat e të tjerëve dhe nga malli i **vakfit** të shpenzuar jo sipas qëllimit që sjell një dënim të rëndë. (Përkthyesit)

dhuruar si vakëf del nga pronësia e ish pronarit të tij, nuk mund të shitet, nuk mund të falet dhe nuk mund të lihet si trashëgim. Pronësia e tij i kalon Allahut të Lartë dhe shërbimi, popullsisë. Prandaj, në krye të vakëfnameve (akt-dhurimeve) shkruhen edhe lutje, edhe mallkime. Lutja u kushtohet atyre që nuk e lënë mangut shërbimin për vakfin, kurse mallkimi u kushtohet atyre që i shkelin kushtet e vakfit dhe bëhen pengesë për shërbimin dhe plotësimin e qëllimit të vakfit. Si mallkim, përdoren, përgjithësisht, këto fjali:

*"Mbi atë që i prish ose i ndryshon kushtet e këtij vakfi, rëntë mallkimi i Allahut, i profetëve, i engjëjve, i njerëzve dhe i të gjitha krijesave!.."*

Edhe Fatih Sulltan Mehmeti II e ka shkruar të njëjtin mallkim në akt-dhurimin e tij të shën Sofisë.

Këto lloj mallkimesh që ndodhen në vakëfnamet ose akt-dhurimet, janë një lloj kërcënimi moralo-shpirtëror. Sepse ata që e mendojnë hollë punën, personat që i besojnë unitetit të Allahut, Zotit të vetëm të gjithësisë, duke u frikësuar nga ndëshkimi në jetën e pasme, ahiret, nuk dëshirojnë të bien nën veprimin e këtij mallkimi, prandaj veprojnë vazhdimisht me ndjeshmërinë dhe kujdesin e duhur.

**Allahu ynë! Na e mundëso neve që ta kryejmë denjësisht të drejtën e amaneteve që na ke dhënë, dhe që të mund të bëhemi nga "njerëzit vakëf" të cilët u shërbejnë krijesave për hir të Krijuesit!"**

**Amin, ashtu qoftë!**



# DRAMA PASOSMANE

Shteti osman i cili qysh nga themelimi i tij eci në rrugën e **"Lartësimit të Fjalës së Allahut"**[195], domethënë, të përhapjes së fesë islame, kurrë nuk ndoqi një kauzë të thjeshtë sundimi botëror në hapësirën ku u përhap. Ai u çoi një drejtësi dhe qytetërim të pashoq të gjithë nënshtetasve të vet muslimanë e jomuslimanë dhe ngriti fron në zemra!

Historia është dëshmitare që osmanët nuk i panë e nuk i trajtuan si koloni vendet që pushtuan, përkundrazi, duke shpenzuar shumëfishin e taksave dhe tatimeve që morën, kryen një shërbim të veçantë e të papërsëritshëm në të gjithë sipërfaqen e shtetit. Taksat dhe tatimet e marra nga jomuslimanët u përdorën për shërbimet publike për ta si dhe për garantimin e mbrojtjes dhe sigurisë së tyre. Në rastet e kundërta, taksat dhe tatimet e mbledhura janë kthyer prapë. Për shembull, pas shkëputjes së Selanikut si një nga rrjedhojat e disfatës së Ankarasë, jomuslimanëve iu rikthyen taksat dhe tatimet e mbledhura prej tyre. Gjithashtu, investimi prej 21 milion akçesh i bërë në Hungari, kundrejt shumës prej 7 milion akçesh të vjelë prej atje, është një gjest njerëzor i paarritshëm.

Veç kësaj, në kohën e shtetit osman, ndaj jomuslimanëve të vendeve ku ishte vendosur pushteti osman, kurrë nuk kanë ndodhur veprime dhe padrejtësi të tipit të kulturës imperialiste, si imponimi i besimit dhe gjenocidi. Prandaj thënia në Poloni se **"ky vend nuk ka për ta fituar lirinë dhe pavarësinë gjersa kuajt osmanë të mos kenë pirë ujë në lumin Vistula"**, qe bërë proverbiale!

Autoriteti i osmanëve i mbështetur në drejtësi pati përbërë gjithmonë një pengesë të përhershme si për padrejtësitë dhe dhunën të ushtruara nga krishterët kundër njëri-tjetrit sa herë që ua sillte rasti, si dhe për çdo lloj dhune të rusëve.

195. Në origjinal: İ'lâ-yı kelimetullâh. (Përkthyesit)

Eshtë e njohur edhe shprehja e fisnikut bizantin, Dukës së Madh Notaras, ndaj propozimit për të kërkuar ndihmë nga papa gjatë një këshillimi të zhvilluar në Shën Sofi ndërsa ushtria e sulltan Mehmetit II ushtronte presion mbi muret rrethuese të Kostantinopolit:

**"Pëlqej më mirë të shoh në Stamboll çallmën e turqve sesa shapkën e kardinalëve!"**

Edhe reformatori gjerman Martin Luter i cili pati themeluar shkollën protestane si pasojë e revoltimit ndaj gabimeve dhe dhunës jashtë çdo lloj arsyeje dhe logjike të krishterizmit që kishte dalë nga binarët, ka thënë:

**"O Zot! Na i sill një çast e më parë turqit e mëdhenj mbi krye që të përfitojmë në sajë të tyre nga drejtësia jote!.."**

Veç kësaj, Martin Luteri ua pati tërhequr vëmendjen me këto fjalë pushtetarëve të vet që e shfrytëzonin pa mëshirë popullin:

**"Pëlqej më mirë qeverisjen e osmanëve sesa të jetoj nën qeverisjen e princërve sypangopur, agallarëve të tokës dhe borgjezisë si ju, sepse ata janë më të dhembshur ndaj të varfërve se ju!"**

Madje, vojvoda i Vllahisë, Stefani, i cili pati bërë një luftë të madhe kundër osmanëve në shek. XVI, për çka pati marrë edhe titullin "Kalorës i Krishtërimit", por që edhe e pati njohur mirë drejtësinë e pashoqe të osmanëve, në shtratin e vdekjes u pati thënë kështu djemve të vet:

**"Noshta së afërmi mund të mbeteni nevojtarë për mbojtje! Në ato kushte kurrë të mos afroheni me rusin se është i pabesë dhe ju gllabëron! Por lërjani veten amanet osmanëve se janë të drejtë e të mëshirshëm!"**

Këto shprehje janë vetëm disa nga provat e panumërta të rendit dhe qetësisë së vendosur në botën krishtere nga osmanët! Ka qenë rrjedhojë e këtij rendi dhe e kësaj qetësie që në historinë tonë nuk ka as edhe një shënim mbi ndonjë bashkëpunim të çfarëdo forme të bashkëpunimit të nënshtetasve me ushtritë kryqtare të njëpasnjëshme ndërsa bëhej luftë me ta! Ndërsa në Anadoll ndodhnin konflikte të panumërta të mbiquajtura **"revoltat xhelaliane"** ngaqë organizuesi i parë i tyre pati qenë një alevit me emrin Xhelal, popullsia krishtere e Anadollit dhe e Rumelisë kurrë nuk pati bërë ndonjë lëvizje të tillë revolte apo kryengritjeje.

Por, pas Revolucionit Francez të vitit 1789, pothuaj të gjithë armiqtë e shtetit, me rusët në krye, filluan t'i ndërsejnë krishterët e brendshëm dhe këto ndërsime filluan të japin frytet e para brenda një kohe të shkurtër. Veç kësaj, me anë të lëvizjeve nacionaliste të gjallëruara në botë, u shfaqën

situata të hidhura edhe te nënshtetasit muslimanë të përbërë nga nacionalitete të ndryshme nën pushtetin dhe qeverisjen osmane.

Si përfundim, ndërsa ky shtet i famshëm i shtrirë në tre kontinente tërhiqej nga skena e historisë duke lënë pas shumë shtete të vegjël, bota mbeti ballëpërballë me një **dramë** të rëndë. Kjo dramë e cila duke filluar qysh ato ditë dhe e cila vazhdon të zhvillohet ende në një mënyrë të dhimbshme, veçanërisht në Lindjen e Mesme dhe në Ballkan nuk po merr fund kurrsesi. Ende po vazhdojnë të ngrihen përpjetë drejt qiellit klithmat e viktimave dhe rënkimet e të pafajshmëve të mbetur pa shpresë mbi tokë, thirrjet e ngecura në fyt të fëmijëve të copëtuar si copëra druri, të nuseve shtatzëna që lindin rrugëve mes baltës dhe të pleqve të drobitur. Pamjet e dhunës dhe egërsisë që i copëtojnë zemrat, tabllotë e krimeve dhe tragjeditë shtohen çdo ditë me një të re. Veçanërisht Lindja e Mesme dhe Ballkani po përcëllohen nga një zjarr skëterror material dhe shpirtëror.

Të gjitha veprimtaritë e iniciuara në shek. XIX nga fuqitë imperialiste me Anglinë në krye me qëllim për ta shkatërruar dhe eliminuar shtetin osman, kishin si synim final realizimin e qëllimeve politike çifute. Ja, pra, këto qëllime e kishin bërë të domosdoshme ndarjen me vizore në copa të vogla të trashëgimit osman.

Për këtë qëllim, Anglia e shtyu në revoltë kundër shtetit osman Sherif Hysen Pashën duke i premtuar një perandori të madhe islame dhe titullin e kalifit. Pastaj i dha atij, "si fillim", një "mbretëri të Hixhazit me kryeqendër Mekën". Njërin nga djemtë ia vuri në krye të shtetit jordanez të sajuar me kufij të vizatuar me vizore, me kryeqytet fshatin Amman ku ndodheshin gërmadhat e Romës së Vjetër, kurse djalin tjetër e vuri në krye të shtetit të Irakut të kthyer në mbretëri.

Përpjesëtimi mes atit dhe dy djemve i një trualli me gjeografi unike në tre shtete, popullsia e të cilave kishte të njëjtën gjuhë, fe dhe racë, bëhej që të realizoheshin lehtësisht qëllimet e çifutëve që ishte planifikuar të vendoseshin në Palestinë. Ja, pra, dhuna çifute, për të cilën po bëhemi dëshmitarë, në Palestinë, në shtetin e vjedhur, është vepër, krahas e mbetjes pa zot të atij vendi pas osmanëve, edhe e një copëtimi të tillë racor dhe gjeografik. Eshtë pasoja imediate tragjike e një plani.

Pa asnjë dyshim, viktima e parë e Palestinës është **sulltan Abdylhamiti II**. Ai pati treguar një ndjeshmëri të madhe ndaj çështjes palestineze dhe pati mbajtur qëndrim me zgjuarsi dhe tejpamësi ndaj dëshirave dhe qëllimeve të çifutëve, të dukura si të pafajshme në vështrim të parë. Ai i qe përgjigjur kështu Teodor Hertzelit i cili kërkonte tokë palestineze duke ofruar,

në shkëmbim, që t'i paguante të gjitha borxhet e jashtme të shtetit osman:

**"Unë nuk shes asnjë pëllëmbë tokë palestineze! Sepse ai vatan nuk është imi, por i popullit tim! Dhe populli im i ka fituar ato toka duke derdhur gjak dhe i ka bërë pjellore. Copa e vatanit e marrë me gjak dëshmori, nuk mund të shitet me para. Ta dini se unë kurrë nuk do ta lejoj operacionin tradhtar që keni planifikuar ju mbi një trup të gjallë!"**

Dhe mori shumë masa serioze për ta shmangur atë rrezik.

Ndërkaq, ata që nuk po bënin dot gjë përballë vullnetit dhe mendimit analitik të tij, duke e kuptuar se nuk do t'ua arrinin dot qëllimeve të tyre pa e zbritur nga froni atë sulltan të madh, më në fund, atë veprim ogurzi e realizuan më 1908 me anë të një sërë injorantësh dhe dashakëqinjsh të brendshëm.

Ekzistojnë shfaqje për t'u marrë mjaft në konsideratë të kësaj daljeje për zot të sulltan Abdylhamitit të reflektuar te nënshtetasit muslimanë. Ilhan Bardakçi që është bërë dëshmitar i njërës prej këtyre shfaqjeve gjatë një vizite të tij në Faltoren Aksa në Jeruzalem, tregon kështu:

"Duke shkuar për në Faltoren Aksa, hasa në një person që qëndronte si i ngulur në shkallë. Me një shtat rreth dy metra të lartë, mbi trupin e bërë skelet, kishte një veshje të çuditshme. Kur e pashë në fytyrë, u rrëqetha. Ishte si një tokë e zhveshur që sapo i është hequr prodhimi. E pyeta kryetarin e zyrës së ministrit të jashtëm izraelit që kisha pranë:

"Kush është ky njeri?"

I tundi supet dhe më tha:

"S'e di, një i luajtur, siç duket…"

Iu afrova njeriut dhe i fola me një ndjenjë që as vetë s'e përcaktova dot:

"Selamun alejkum, baba!"

Dhe ai m'u përgjigj me atë theksin e Anadollit tonë të dashur:

"Alejkum selam, o bir!"

Ngriva në vend. Pastaj e kapa për duarsh, ia putha, ia putha…

"Kush je ti, o baba?" – E pyeta.

Më pa në sy me vështrim të mprehtë dhe m'u përgjigj:

"Jam tetari Hasan, komandant i skuadrës së 11-të të pushkatarëve të pushkëve automatike të rënda të kompanisë së 8-të të batalionit të 36-të

të korparmatës së 20-të nga trupat e praparojës të lëna këtu atë ditë kur e humbëm Jeruzalemin!"

Kur e pashë këtë herë në fytyrë, koka e tij mbi shpatullat nervoze si një ballkon minareje, m'u duk si një flamur që duhej puthur. U zgjata edhe një herë ta zija për duarsh. Pëshpëriti si të bulëronte:

"Kam një amanet për ty, o bir! Kam shumë vite që e fsheh. A ke për ta çuar në vend?"

"Sigurisht!" – I thashë.

Vazhdoi:

"Kur të kthehesh në atdhe, po të ra rruga nga sanxhaku i Tokatit, shko e gjeje kapitenin Mustafa Efendi, komandantin tim, që ma ka lënë amanet këtë vend. Puthja dorën për mua! Dhe thuaji të mos i ndrydhet zemra se tetari Hasan nga Idiri, komandant i skuadrës së 11-të të pushkatarëve të pushkëve automatike të rënda, vazhdon të qëndrojë në krye të detyrës atje ku e ka lënë!"

E shkrova raportin e tij tekstualisht. Tetari Hasan ndodhej në krye të detyrës plot 57 vjet!"

Ai njeri nuk ishte një i lojtur nga mendtë, përkundrazi, ishte një njeri besnik dhe i sakrificës i cili, në nënvetëdije, përpiqej të vazhdonte ta kryente me besnikëri detyrën që i ishte dhënë dikur! Sa nevojtarë jemi si komb për ndjenjat e larta të tij që i ushqente në nënvetëdije megjithëse s'ishte më normal nga mendja! Sepse dramën e hidhur e zemërpërvëluese të Palestinës së mbetur pa zot e kemi para syve!..

Po kështu, edhe gratë palestineze, klithma e të cilave ngrihej në qiell ndërsa vajtonin në kokë të të bijve dëshmorë që i pati mbytur me gaz së bashku me dhjetë mijë kurdë Sadam Hyseni në Halepçe, janë sot nga jetimët e mbetur prej osmanëve.

Bota sot po e kupton me hidhërim se sa nevojtare është për paqen dhe qetësinë që pati siguruar ai shtet i madh në Lindjen e Mesme dhe në Ballkan. Natoja bashkë me institucione të tjera të Evropës dhe Amerikës nuk po e mbushin kurrsesi akoma atë boshllëk. A s'është kjo e vërtetë një tregues i kësaj si më poshtë?

Në një mbledhje të organizuar më 1992 mbi çështjen e Bosnjë-Hercegovinës, ishte ftuar edhe Turqia. Aty ndodheshin edhe Milosheviçi dhe Karaxhiçi. Ministri i Jashtëm i Sh.B.A. i cili kishte punuar shtatë vjet

si ambasador në Jugosllavi, duhet të ishte turbulluar nga atmosfera e tendosur që po vazhdonte gjatë, që, në një çast, duke u kthyer nga Ministri i Jashtëm Turk, e pyeti:

**"Si mundët të qëndronit ju 500 vjet në këto vende të tmerrshme?"**

Mirëpo ai nuk e mendonte se përgjegjësit e vetëm të dramës që po përjetohej pas osmanëve, ishin Evropa shtypëse dhe ata vetë!

Sepse ato forca imperialiste, ndërsa u jepnin trajtë mikroshteteve të reja mbi copat e osmanëve, patën sajuar vazhdimisht çështje si elemente mosmarrëveshjesh me qëllim për të mos i dhënë mundësi askujt prej tyre që të formonin ndonjë forcë serioze, ashtu që kontradiktat dhe mosmarrëveshjet e mbjella prej tyre kanë vazhduar t'i nxisin edhe pasi tokat në fjalë u kanë dalë prej duarsh!

Kështu, pushteti i pesë përqind të alevive në Siri, popullsia e së cilës është sunnite në shumicë, kurrë nuk mund të shpjegohet pa u marrë parasysh mendësia dhe mbështetja imperialiste!

Po kështu, edhe sajimi i një shteti më vete me atë Liban të vogël është rezultat i nevojës së tyre për një shtet me popullsi në shumicë krishtere për ta përdorur si vendkomandë në Lindjen e Mesme. Edhe fakti që, duke u larguar nga Bahrejni, e bënë shtet më vete atë vend me popullsi vetëm prej njëzet e pesë mijë vetësh duke e lënë si kokë çibani mes Iranit, Irakut dhe Kuvajtit, nuk ka ndonjë shpjegim tjetër.

Këto dhe veprimtari të tjera të ngjashme e shembën nga rrënjët paqen dhe qetësinë e siguruar nga osmanët dhe, si rezultat, shkaktuan, kohë pas kohe, tragjedi të ndryshme nga Bosnjë-Hercegovina, në Gadishullin Arabik, madje edhe në tokat e humbura nga osmanët më parë, si në Krime, Kaukaz dhe Azerbajxhan. Ndërkaq, këto veprimtari janë bërë, në të vërtetë, pothuajse dhimbje koke e pashërueshme edhe për popullsitë e vendeve përkatëse, edhe për superfuqitë të cilat kanë vrapuar pas pretendimit për të siguruar paqen dhe qetësinë në botë por që, në të vërtetë, kanë bërë gjueti interesash. Mirëpo çmimin më të rëndë të kësaj e kanë paguar dhe vazhdojnë ta paguajnë me pasurinë, jetën dhe lumturinë e familjeve, kombe të vegjël e të mëdhenj të përhapur në këtë gjeografi. Madje mund të thuhet se shkaku i çmimit që ka paguar e po pagon vetë Turqia me konfliktin turko-kurd, është po ai!

Këto fjalë të matura dhe të ngarkuara me pohime të shkrimtarit Michel de Greece i cili ka mundur t'i shohë fytyrën e brendshme dhe shkaqet e vërteta të këtyre trazirave që e kanë vënë botën nën efektin e tyre, janë vetë e vërteta:

**"Ndjej shumë hidhërim nga shembja e shtetit osman! Sepse osmanët qenë bërë një forcë që e mbante në këmbë ekuilibrin e botës dhe n'daç të duhen, n'daç të urrehen, qysh nga shembja e osmanëve e këtej, trazirat në Ballkan dhe në Lindjen e Mesme s'ditën të qetësohen…"**

Veçanërisht, pasojat tragjike të eliminimit të paqes, qetësisë dhe autoritetit që pati siguruar shteti osman në Ballkan, filluan të shfaqen brenda një kohe të shkurtër. Sepse në ato toka jetonin, sa krishterë, aq edhe nacionalitete të ndryshme muslimane. Rusët si dhe serbët dhe bullgarët të cilët kryenin punë të mallkuara nën hijen e tyre, qysh nga lufta osmano-ruse e vitit 1877-1878 e këtej, etapë pas etape në mënyrë sistematike dhe duke shfrytëzuar çdo rast, nuk lanë të keqe pa bërë kundër mirëbërësve të vet të vjetër, osmanëve, nuk lanë dhunë e padrejtësi pa bërë në kuadrin e planit për eliminimin e tyre. Ndërkaq, shtetet evropiane e emërtonin këtë lëvizje, sipas letërsisë së tyre politike, "Çështje Orienti"! Kuptimi i kësaj ishte që në tokat e kontinentit evropian të asgjësohej krejtësisht elementi turk dhe musliman. Dhe, për ta realizuar këtë, krishterët ndoqën qëllimin final për ta nxjerrë nga Evropa të gjithë elementin musliman pavarësisht në ndodhej apo jo në gjendje lufte me ta, duke e vrarë, duke ia grabitur pasurinë dhe duke e detyruar të emigronte.

Dhuna dhe padrejtësitë e papranueshme që i ka përshkruar në veprën e tij me titull "Historiku i ngjarjes së Stara Zagoras"[196], Raxhi Efendiu, myftiu i Stara Zagoras, të cilën e humbëm si pasojë të luftës së 93-shit, qysh nga ajo ditë e sot kanë vazhduar të përsëriten në çdo rast të përshtatshëm. Vepra e tij nis me këtë varg i cili edhe është një mrekulli letrare, edhe është i mbushur plot përshkrime zemërcopëtuese të dhunës, mizorisë dhe asgjësimit të një kombi:

**"Një komb i lartë ishim, na poshtëroi mizori ne…"**

Padrejtësitë dhe dhuna që vazhdojnë sot pa fund në Ballkan, mbështeten vetëm e vetëm në fanatizmin fetar. Ndryshe s'ka si shpjegohet dhuna e ushtruar mbi boshnjakët të cilët janë sllavë të kthyer në muslimanë. Edhe dhuna dhe mizoritë e kryera në Kosovë janë tregues i kësaj. Serbët kërkojnë ta zhveshin nga muslimanizmi Kosovën me çdo kusht, pa marrë parasysh mjetet dhe mënyrat, duke përdorur herë vrasjet, herë gjenocidin, herë shpërnguljen e detyruar, etj.

Megjithëse serbët janë përpjekur t'i fshehin shumicën e bëmave të tyre, në sajë të mjeteve të komunikimit masiv, veçanërisht të televizionit që ka marrë zhvillim të madh, është fare e qartë se, përballë krimeve dhe poshtërsive që mundemi t'i shohim, jemi të detyruar t'ia hyjmë një llogarie

196. Në origjinal: Târihçe-i Vak'a-i Zağra. (Përkthyesit)

ndërgjegjeje. Urrejtja serbe dhe krimi masiv tragjik i kryer prej tyre e kanë zanafillën dhe shtytjen qysh nga fitorja jonë mbi ta më 1389, si dhe ushqehet nga kompleksi i inferioritetit të lindur tek ta si pasojë e faktit që kanë jetuar për shumë shekuj nën pushtetin dhe qeverisjen tonë.

Krimi i filluar qysh kur osmanët mbetën të detyruar të tërhiqeshin nga Ballkani, u realizua në fillim nën emërtimin e rivendosjes së ekuilibrit demografik, gjë të cilën M. Akif Ersoji e përshkruan kështu:

*Popullsia muslimane paska rënë, pra shteti u marrkësh*
*Me kompensimin e saj me popullsi jomuslimanësh;*
*Domethënë, therja e muslimanëve u bëka për kompensim*
*Dhe, kur të arrihet kjo, s'do t'u bëka më krim!..*
*Kompensimi ende s'është bërë, kjo duket qartë,*
*Pra, vendi digjet flakë, mijëra koka grihen nën sëpatë…*

Dhe, kështu, sot, kur furia e të ashtuquajturit kompensim dhe ekuilibrim demografik e ka treguar fare hapur fytyrën e saj, për rrjedhojë, nuk ka më se ç'të fshehë, po e kryen haptazi punën e vet të mallkuar!

Ngjarjet që po zhvillohen, tregojnë se bota, posaçërisht Lindja e Mesme dhe Ballkani, nuk kanë shpëtuar dot gjer më sot nga nevojëtaria për paqen dhe qetësinë që pati siguruar shteti osman. Këtë të vërtetë ka edhe kriminelë serbë që e kanë kuptuar! Kështu, shprehjet si më poshtë, të përdorura në pankarta në protestat e partisë opozitare në Beograd në vitin 1997, kanë ngjallur interesim dhe konsideratë të madhe:

**"Kemi mall për qeverisjen turke** (osmane)**!"**

**"Ku jeni o ditë të bukura nën qeverisjen turke** (osmane)**?"**

Nga ana tjetër, edhe lideri serb i partisë opozitare, Vuk Drashkoviç, pasi e pohon se serbët e djeshëm nën pushtetin dhe qeverisjen osmane kanë jetuar më mirë, më të qetë e më të kënaqur se serbët e sotëm, thotë:

**"Regjimi i Milosheviçit duhet të marrë mësim nga drejtësia e turkut osmanlli!"**

Dhuna dhe padrejtësitë që vazhdojnë prej vitesh në Ballkan, patën filluar pas osmanëve, domethënë, me daljen në shesh të mikroshteteve të sotëm si rezultat i copëtimit në afro dyzet pjesë të trashëgimit osman që realizoi mendësia imperialiste me qëllim për të penguar daljen në shesh të një trashëgimtari aq të fuqishëm materialisht dhe shpirtërisht sa për të qenë trashëgimtari i natyrshëm i shtetit osman. **Shkurt, shtetet perëndimore iu futën rrugës së "copëtimit të lëkurës së një luani për të qepur**

**me të nga një qyrk për dyzet dhelpra që të dukeshin si luanë të mitur", mirëpo, pas kësaj, "asnjëra nga dhelprat nuk u bë dot qoftë edhe një luan vocrrak"!**

Sa e sa elementë (demografikë) turq dhe muslimanë të mbetur jetimë pas shfronëzimit apo rrëzimit të sulltan Abdylhamitit II, vazhdojnë të kërkojnë për vete një baba ose një vëlla të madh besnik. Veçanërisht Ballkani, që atë ditë e sot, herë-herë mbytet nën darën e një dhune që shtrëngohet në formën e një egërsie tragjike. Kubetë dhe minaret si mrekullira arti të shpërndara në të gjitha anët po shemben, zërat e ezanit po detyrohen të heshtin dhe tokat e gjelbra po ngjyhen në të kuqe alle me gjakrat e sa e sa të pafajshmëve dhe viktimave. Tërë bota po sheh se:

*Nën horizontet alle, ngjyer në gjak çdo vend…*
*Pa shih si u skuqën malet, luginat anë e kënd;*
*U skuq fytyrë e tokës, faq' e qiellit u skuq…*

Drama e hidhur e masave njerëzore viktima të dhunës që vijnë me vagona të tërë qysh nga lufta osmano-ruse, ende po vazhdon. Myftiu i Kosovës, Rexhep Boja, që pati ardhur në Stamboll në vitin 1998, pati thënë:

**"Pasi osmanët u tërhoqën nga Evropa, ne mbetëm pa zot. U bëmë kalë belarash[197] i më të fortëve!"**

Dhe sot, ky trajtim i tyre, si turp i njerëzimit, po vazhdon në mënyrën më të egër dhe para syve të të gjithë botës.

Të vërtetat që e detyruan dje poetin të shprehej si në vargjet në vijim, janë duke u përsëritur identikisht dhe, ndoshta, në mënyrë më të hidhur e më të dhimbshme!

***Toka që fsheh Muratin e Parë në gji,***
***Nën këmbë të kujt rënkon, pa shih!***
***Në dorë të kujt e lamë, amanetin e kujt!***
***A do ta shkelnin ushtritë serbe, në fund,***
***Praninë impresionuese të atij sovrani dëshmor***
***Duke pirë nën shoqërim me bandë e flamur?***
***O ti dëshmor i madh që shpirti i begatë***
***Ta dëgjon se ç'heq rrënoja jote përtokë!***
***Zbritna një frymë nga ai shpirt i bekuar,***
***Se, ndryshe, të vdekurit s'kanë për t'u zgjuar…***

197. Në origjinal: *şamar oğlanı*, kalë belarash, gomar që ha dru për të tjerët, viktimë e më të fortit. (Përkthyesit).

Dhe drama pasosmane vazhdon të luhet ende!

Sot, ne, trashëgimtarët e natyrshëm të Bosnjës dhe Kosovës, jemi të detyruar të bëjmë një vetëllogari, si dhe një llogari historike! Në këto ditë të hidhura të 700-vjetorit të themelimit të shtetit osman, jemi të detyruar të shkundemi e t'i kthehemi vetes dhe historisë sonë! A nuk na detyrojnë ngjarjet mësimdhënëse, si tragjeditë e Bosnjës dhe Kosovës, t'i dalim për zot amanetit të osmanëve?

Sot jemi të detyruar që, veçanërisht duke marrë pjesë nga shfaqjet **Rahman dhe Rahim** (Mëshirues dhe Shpërblyes) të Zotit, të mund të bëjmë një jetë të përkryer mbështetur mbi parimin e mëshirës ndaj krijesave për hir të Krijuesit! Dhe ky pozicion konceptual dhe praktik është njëri nga institucionet më të mëdhenj të të qenit afër Zotit!

Sa mësimdhënës është ky shembull që tregon horizontin ndjesor të një besimtari:

Hirësia Bejazid Bistami i cili kishte dalë për rrugë, vendosi të pushojë nën një pemë, hëngri bukë dhe, pastaj, u nis përsëri për udhë. Pasi kishte ecur mjaft, vuri re një milingonë mbi torbën e bukës dhe, i hidhëruar, tha:

"E lashë pa vatan këtë kafshë të shkretë!"

Dhe u kthye menjëherë, arriti atje ku kishte ngrënë bukë dhe e la milingonën në tokë. Sepse ai, i pajisur me vetëdijen e "mëshirës ndaj krijesave për hir të Krijuesit"[198], ishte i ndërgjegjshëm për rëndësinë e respektimit të të drejtës qoftë edhe të një milingone!

Kështu, fryma e tërheqjes së interesimit dhe kujdesit të tillë edhe për një milingonë është shfaqje e pjekurisë së Islamit dhe besimit, e cila tani na tërheq drejt interesimit ndaj dramës që po përjetohet në Kosovë. Ne duhet t'ia vëmë veshin kësaj thirrjeje që ka filluar vite më parë dhe vazhdon ende:

***Ç'ngjyrë viktime ka marrë ajo e blerta Kosovë!***
***Drejt shkatërrimit tërë një Prizren, Pejë, Gjakovë***
***Janë kthyer në hapësirë apokalipsi në vajtim***
***Dhe në një shesh apokalipsi që s'i vjen ndihmë!***
***As jetë në djep për të pafajshmin njëvjeçar,***
***As shpëtim në prag për viktimën tetëdhjetëvjeçar:***
***Ai, i prerë me sëpatë, ky, i shpuar me bajonetë…***
***Gjak dhe eshtra përzjerë copa-copa grumbull,***
***Çka duket, veç oxhaqe të shembur rreth e rrotull…***

198. Në origjinal: şefkat li-halkilâh. (Përkthyesit)

Në vëllime të tëra po të shkruhen mizoritë që po pësojnë nga ajo ditë e sot muslimanët nga nënshtetasit e tyre të mëparshëm si shpërblim për drejtësinë legjendare që patën zbatuar dikur kur ishin pushtetarët dhe zotërinjtë e atyre tokave, nuk mbarohen!

Një ditë, specialisti i hadithit dhe miku i Zotit, Hirësia Sirr Sakatíu, ndërsa po u lexonte dhe shpjegonte nxënësve porosinë profetike, *"kush nuk merr pjesë në hallet e muslimanëve, nuk është yni"*, në klasë hyri një nxënës dhe i tha:

"O mjeshtër! Mëhalla u dogj, vetëm shtëpia juaj shpëtoi!"

Edhe ai, përballë këtij favori të Zotit për të, tha:

"Elhamdulil'lah, falenderuar dhe lavdëruar qoftë Allahu!"

Mirëpo, menjëherë pas kësaj fjale, duke u thelluar në kuptimin e hadithit ose porosisë profetike që po u shpjegonte nxënësve, bëri pendesë. Ai u pendua thellë sepse në një çast indiferentizmi dhe mungese vëmendjeje, nuk mendoi për besimtarët që u ishin djegur shtëpitë dhe, për një çast, nuk e kishte çuar në vend porosinë profetike për të marrë pjesë në hallet dhe vuajtjet e tyre! Prandaj aq shumë u hidhërua, saqë nuk e harroi për vite këtë ngjarje. Edhe tridhjetë vjet më pas i pati thënë një miku duke ia hapur zemrën për pendesën e thellë:

"Kam tridhjetë vjet që bëj pendesë pse u solla një çast indiferent ndaj vuajtjeve të vëllezërve të fesë!"

**Po ne?**

Ndërsa sot, bijtë e sulltan Muratit në Kosovë po asgjësohen me anë të një dhune të rëndë, sa mundemi ne të marrim pjesë në mjerimin e tyre? Apo nuk mundemi të shkojmë më tej se interesimi që tregojmë për lajmet e zakonshme dhe ditore që i dëgjojmë në mbrëmje dhe i harrojmë gjer në mëngjes? Sa na e tërheqin vëmendjen dhe sa na paralajmërojnë ne ngjarjet që zhvillohen dhe krimet që përjetohen? Sa mundemi ta dëgjojmë zërin që ngrihet lart nga e kaluara dhe vazhdon ende të kumbojë?

*Dikush nga familjet e panjeri, të shkojë në thikë;*
*Dikush le të tërhiqet në prehër me mijëra dhimbje…*
*Nderi i njërit, i humbur; gjaku i tjetrit, hallall…*
… … … …
*O komb i mjerë, zgjohu se, tashmë, u gdhi, u bë ditë!*

Përfundimisht, ç'lumturi për ata që, në ditë të vështira, munden ta

përjetojnë me një zgjuarsi të madhe të fshehtën:

**“Kurrë nuk do ta arrini mirësinë kulmore gjersa të mos keni dhënë nga gjërat që keni të dashura!”** (Al-i Imran, 92)

**Allahu im! Persekutoji mizorët që janë armiqtë tanë dhe të fesë sonë! Allahu im! Bëji dinjitozë Islamin dhe muslimanët dhe trajtoji ata me ndihmën dhe mirësinë tënde!**

**Amin, ashtu qoftë!**

# PERMBLEDHJE

Sipas historianit të njohur Ibni Haldun, në këtë botë të përkohshme, ashtu si individët, edhe kombet kanë një jetëgjatësi të natyrshme.

Kombet lindin si tribu. Pastaj, duke u zhvilluar, arrijnë të bëhen elementë shtetformues. Me një zhvillim dhe zgjerim të mëtejshëm, arrijnë të ngrenë perandori. Por kur fillojnë t'i humbin vetitë dhe vlerat, tkurren dhe, më në fund, tërhiqen nga skena e historisë. Në vend të tyre, lindin kombe të rinj. Edhe ata e vazhdojnë jetën sipas mundësive. Ky është një program i fatit të kombeve në skenën e historisë.

Historia ka treguar në çdo kohë se kjo pikëpamje e Ibni Haldunit me saktësinë kategorike të një ligji të natyrës, ka një pjesë vlere dhe të vërtete të veçantë.

Edhe nëse osmanët që e përmendnin shtetin e tyre me emërtimin dhe vlerësimin *"Shteti i Përjetshëm"*, patën dashur ta bëjnë të vetën këtë ide, pra, idenë e shtetit të përjetshëm, iu nënshtruan, në fund të fundit, domosdoshmërisë së të vërtetës si më sipër.

Nga ana tjetër, ky emërtim që ishte pothuaj një urim i osmanëve që shteti i tyre të vazhdonte të qëndronte në këmbë përjetësisht, në të vërtetë, shteti i tyre, edhe pse mbante emrin e një dinastie, ishte vepër e një ideje besimore të hollë e të thellë siç ishte pranimi i tij me entitetin e vazhdimësisë së shtetit që pati ngritur profeti Muhammed (s.a.s.) në Medinë. Eshtë si rrjedhojë e kësaj që ky shtet, siç u quajt "Shteti i Lartë", u quajt edhe **"Shteti i Lartë Muhammedian"** me qëllim për ta vazhduar atë frymë shpirtërore nga e cila konsiderohej se e kishte prejardhjen. Ky emërtimi i fundit i shtetit është përdorur dhe haset në shumë dokumenta zyrtare.

Vazhdimësia e jetës së shteteve varet nga respektimi i specifikave me vlerë të lartë sublime, si morali, drejtësia, e drejta, legjislacioni, etj., sepse individi, familja, malli, pasuria, pushteti, shteti janë, që të gjitha, amanet. Allahu i Lartë fal jetëgjatësi aq sa ç'i dilet për zot amanetit. Kur dalja për zot bie në nivelin më të ulët, pasuria dhe pushteti ndërrojnë dorë.

Edhe përfundimet që na dalin para kur vështrojmë në histori, janë tregues i kësaj të vërtete. Domethënë, shteteve që janë ngritur, Allahu i Lartë u ka falur jetë në raport me sa u kanë dalë për zot këtyre specifikave shpirtërore.

Nën dritën e kësaj të vërtete, meritueshmëria e shtetit osman i cili ka patur jetën më të gjatë ndër shtetet islame, është tejet e shkëlqyer. Prandaj, jemi të opinionit se trajtimi i shkurtër i faktorëve ndikues që formojnë themelin e tij, do të jetë me dobi.

Sepse me begatinë e këtyre faktorëve ndikues që përbëjnë lëndën themelore të tij, shteti osman arriti fitore shumë të mëdha, i dhuroi historisë kujtime plot famë e nder!

Këta faktorë ndikues mund të përmblidhen në këto pesë pika:

## 1. Lidhje me besnikëri dhe denjësi ndaj urdhrave të Allahut

Si rrjedhojë e besimit të pastër e të kulluar në shpirtin e popullatës që e ngriti atë, si dhe të denjësisë dhe përsosmërisë së reflektimit që i bënë ata këtij besimi në jetë dhe në ngjarje, shteti osman ndoqi një ecuri ngjitjeje të përshpejtuar. Ndërkaq, edhe të gjithë autoritetet moralo-shpirtërorë të asaj periudhe e patën udhëzuar dhe orientuar veten si në aspektin e jashtëm, formal, ashtu dhe në aspektin e brendshëm, përmbajtësor.

Siç ka deklaruar hapur Allahu i Lartë se ata që lidhen ashtu siç duhet pas Kur'anit, do t'i bëjë të vyer madje qysh në këtë botë dhe se qeverisjen e botës ka për t'ua dhënë **"robve të mirë"**[199], përparimi dhe shkëlqimi që shënoi shteti osman është një vërtetim praktik dhe shfaqje e konkluzionit hyjnor në fjalë.

Dihet se (tek osmanët) të gjithë njerëzit, nga kryetari i shtetit e gjer te individi i shtresës më të ulët, ishin të pajisur me vetitë e principialitetit, sinqeritetit dhe përkryerjes, të urdhëruara nga Islami, dhe se osmanët shë-

199. Në origjinal: sâlih kullar. (Përkthyesit)

nuan për shumë shekuj një përparim të vazhdueshëm e të gjithhershëm. Meqë në këtë vepër janë përmendur, vende-vende, kur është dashur, shembuj të ndryshëm mbi faktorin moralo-shpirtëror të këtij përparimi, s'e shohim të nevojshme të japim këtu hollësi të posaçme.

## 2. Fryma e xhihadit

Kur kombi i madh turk i shquar në rrjedhë të historisë me prirjen e tij për sundim botëror dhe shpirtin luftarak, pasi pushtoi Iranin, arriti në portat e Turkestanit dhe u përball atje me ushtrinë islame të përbërë në shumicë nga sahabe, nuk vonoi ta kuptonte se parimet themelore të Islamit, si morali mbarëbotëror dhe fryma e xhihadit, përputheshin me karakterin kombëtar të tij. Atëherë, pa qenë nevoja për përdorimin e shpatës, vetëm me anë të një prirjeje shpirtërore, turqit u futën në Islam në masë duke thirrur **"me ty, o i Dërguari i Allahut!"** Dhe, brenda një kohe të shkurtër, u shndërruan në kuadër a, më saktë, në ushtri luftëtarësh të mbushur me frymën e ngadhnjimit të kësaj feje të re që e kishin pranuar me një ekstazë shpirtërore të thellë!

Nuk mund të mohohet roli historik i turqve në dorëzimin e kalifatit islam **abasitëve** duke ua hequr dore **emevive**[200] të cilët, krahas përpjekjeve për përhapjen e Islamit, patën ndjekur edhe qëllime arabizimi, si dhe patën mbajtur një qëndrim të shëmtuar e fyes ndaj ehl-i bejt[201] gjatë pushtetit të shumë prej kalifëve të dinastisë së tyre! Abasitët që e morën në duart e tyre përfaqësimin e Islamit pas pushtetit afro 90-vjeçar të omejadëve, i formuan ushtritë e tyre të ngadhnjimit islam krejtësisht me turq duke e vlerësuar përshtatshmërinë e natyrës së tyre ndaj Islamit. Dhe, pastaj, po në këtë linjë logjike të gjërave, pas shembjes së dinastisë dhe kalifatit abasit, përfaqësimi i Islamit kaloi në dorë të selçukëve që formuan një shtet të madh sa në fushën ushtarake, aq dhe në atë politike. Më në fund, boshllëkun e krijuar nga përçarja, copëtimi dhe rënia përfundimtare e selçukëve, e mbushën turqit e dinastisë osmane. Duke arritur, nga një tribu prej katërqind çadrash, në një perandori botërore plot shkëlqim, osmanët erdhi një ditë që të bënin vatan të tyre një hapësirë gjeografike prej njëzet e katër milionë metrash katrore dhe, pastaj, të formonin **"ushtri që përhapnin kube"** në të katër anët e botës, edhe atje ku nuk kishte shkelur këmba e ushtrisë së tyre të armëve! Duke ngritur qytetërimin botëror më të madh, më epror

200. Sipas përkatësisë historike, kalifati i dinastisë së emevive (661-750 e.r.) nga brezi i Beni Umejje, dhe kalifati i dinastisë së abasitëve (750-1258 e.r.) nga brezi i ungjit të profetit Muhammed, Ibni Abbas. (Përkthyesit)

në vlera dhe, në tërësi, përjashtimor e të papërsëritshëm, osmanët u bënë për shumë shekuj udhërrëfyes për njerëzimin në besim, xhihad, shkencë dhe art! Shpirti i xhihadit, i luftës për të vërtetën, qe trashëguar tek ta brez pas brezi, nga baba te biri. Ç'virtyt i lartë i mbushur me ekstazë është ai i sulltan Mehmetit II, Ngadhnjimtarit, i cili, duke e pushtuar Stambollin me anë të kësaj fryme e të këtij shpirti të xhihadit ose luftës për të vërtetën, u bë i merituari i paralajmërimit të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) dhe, pastaj, pas këtij nderi të merituar, pushtoi Otranton duke hedhur hapa seriozë në rrugën për realizimin e marrjes dhe ngadhnjimit të Romës, gjithashtu, kjo, pjesë e paralajmërimit profetik!

Gjithashtu, sa impresionues është ky meditim i sulltan Selimit të Rreptë pas marrjes së Egjiptit, që shpreh frymën e pashuajtshme të xhihadit tek ai:

**"Zemra ma do që të dal nga Afrika Veriore në Andaluzi dhe, pastaj, duke kaluar nëpër Ballkan, të kthehem sërish në Stamboll!.."**

Osmanët të cilët, me anë të kësaj fryme të lartë e sublime, arritën në një kulm shumë të lartë, pastaj, mbështetur në vlerësimin dhe vendimin e Allahut për të mos e shfaqur atributin e tij të "përjetshmërisë" në këtë botë, në elementët natyrorë dhe shoqërorë të kësaj bote, filluan të zbresin dalngadalë nga ajo pikë kulmore nëpër një linjë rënieje drejt shuarjes së plotë gjersa, më në fund, në krye të këtij shekulli, u hoqën nga skena e historisë. Dhe si rrjedhojë e kësaj, tërë bota islame mbeti pa kokë dhe pothuaj jetime!

Prandaj, këtu, ndër faktorët e ngjitjes së shtetit osman, **xhihadi** i cili vjen menjëherë pas namazit si urdhër hyjnor që i takon individit, duhet nxjerrë në pah me përparësi, duke theksuar, ndërkaq se xhihadi nuk do të thotë vetëm "ta tundësh shpatën", përkundrazi, përfshin në vetvete çdo lloj zelli dhe përpjekjeje që do të vlente për të siguruar fitoren e rregullit të vendosur nga Allahu!

Osmanët të cilët e patën pranuar si parim të shtetit të tyre lidhjen me besnikëri ndaj urdhrave hyjnorë, patën sendërtuar denjësisht gjatë shumë shekujve me radhë një shfaqje të përkryer të kësaj besnikërie në çdo lloj veprimtarie shoqërore dhe ngjitja pati vazhduar gjersa kjo frymë pati nisur të dobësohej. Porosia që i la në frymën e fundit Osman Gaziu të birit mes vringëllimës së shpatave të gazinjve në një çadër në periferi të Bursës, me fjalët **"o bir, gëzoma shpirtin pa e braktisur xhihadin"**, u drejtohej, në personin e Orhan Gaziut, të gjithë brezave që do të vinin. Kështu u pranua, kështu u kuptua dhe kështu u zbatua! Dhe osmanët u shquan me anë të

zellit për xhihad. Dhe nuk u la pa bërë asgjë që e kërkonte një synim i tillë i lartë dhe sublim!

## 3. Përgatitja e burrave të shtetit

Te osmanët, qoftë anëtarët e dinastisë, qoftë burrat e tjerë të shtetit, përgatiteshin, me anë të një arsimimi dhe edukimi të posaçëm për t'u bërë të denjë për të përballuar përgjegjësinë që do të merrnin përsipër. Krahas këtij aspekti, duket thënë edhe kjo që, si rrjedhojë e faktit që Allahu i Lartë e pati bërë vlerësimin e tij në favor të tyre, njëri pas tjetrit, edhe anëtarëve të dinastisë, edhe burrave të tjerë të shtetit u pati falur bij me natyrë dhe kapacitete përjashtimore.

Me të vërtetë, sado i përsosur të jetë arsimimi dhe edukimi, po qe se personi që merr atë arsimim dhe edukim nuk zotëron në mënyrë të bashkëlindur cilësi dhe veti themelore si zgjuarsia, guximi dhe vullneti që janë dhuratë hyjnore, është e pamundur të merret ndonjë rezultat shumë i mirë! Meqë tek osmanët, shkaqet e jashtme dhe formale ecën paralel me këta faktorë ndikues në vartësi nga vlerësimi dhe vendimi hyjnor, një tribu e vogël, brenda një kohe të shkurtër, u ngjit në pozitën e liderit të botës islame. Po të mendohet se, që nga themelimi i shtetit osman në një fshat të vogël kufitar të quajtur Sogyt e gjersa ushtritë e këtij shteti kaluan në kontinentin evropian, i dolën nga pas Bizantit dhe e kthyen përmbys, pastaj, duke arritur fitore të njëpasnjëshme mbi hordhitë kryqtare që iu hodhën sipër si inondatë, arritën gjer në brendësi të Evropës, pra, po të mendohet se të gjitha këto ngjarje epokale që kërkojnë shekuj, ndodhën brenda një kohe gjysmëshekullore, rroket më mirë karakteri marramendës i asaj ngjitjeje, kuptohet në mënyrë më të qartë e të kulluar se vetëm me shkaqe të jashtme e formale do të ishte krejt e pamundur të arrihej një ngjitje dhe shkëlqim aq i përshpejtuar!

Secili nga sundimtarët botërorë që i dhanë kahje njerëzimit, përgatiteshin qysh të vegjël nga autoritetet e kohës. Kurse për t'ua përkryer botën moralo-shpirtërore, edukoheshin dhe orientoheshin nën edukimin e njërit prej prijësve shpirtërorë të kohës. Duke filluar me Osman Gaziun, të gjithë sulltanët u bënë nxënës të një vargu edebalian miqsh të Zotit dhe burrash të zemrës. Si rezultat, në raport me nivelin që u pati fituar zemra, domethënë aq sa ç'e kishin botën shpirtërore, aq u shmangën nga shtënia pas interesave materiale dhe ndjesive vulgare të kësaj bote, i flijuan pasurinë dhe jetën për **"Lartësimin e Fjalës së Allahut"**. Personat e vyer që ishin autoritete në shkencat materiale e shpirtërore, gjithmonë shërbyen si udhëzues për osmanët. Në sajë të këtij udhëzimi, sovranët botërorë nuk e

panë veten në pozitë të ndryshme nga nënshtetasit e vet dhe ditën të bëhen jo sundimtarë krenarë, por ushtarë sakrifikantë në rrugën e Allahut!

Ky shembull është një shfaqje e qartë e kësaj të vërtete:

Një ditë në javë, Këshilli Perandorak dëgjonte ankesat e popullit. Kështu, në një ditë pritjeje të tillë kur ishte i pranishëm edhe sulltan Mehmeti II, ngadhnjyesi i Stambollit, në Këshill shkoi edhe një fshatar me opinga. Pasi i vërejti me radhë pashallarët dhe padishahun që rrinin ndenjur në sofá, nuk e dalloi dot se kush ishte padishahu. Dhe, duke i vënë duart me kallo në mes, u detyrua të pyeste:

"Cili nga ju është sundimtari i lumtur?"

Kuptimi i kësaj është e vërteta se ishte e pamundur atëherë për një sy të jashtëm ta dallonte ngadhnjimtarin e Stambollit nga pashallarët as sipas veshjes, as sipas vendit ku rrinte ndenjur!

Edhe sulltani i ngadhnjimeve, Selimi i Rreptë, nuk u bë krenar me fitoret e tij në përmasa botërore, por, duke dalë gjithmonë fitues mbi vetveten, egon e tij, është shprehur me këto vargje për faktin se fitorja e vërtetë mund të arrihet vetëm në botën e brendshme nën udhëzimet dhe orientimet e një prijësi shpirtëror:

***Të bëhesh sovran i botës, qenka një luftë e kotë;***
***Të bëhesh skllav i një të urti qenka nga çdo gjë më e lartë…***

Sulltanët osmanë të rritur dhe përgatitur me një orientim të tillë shpirtëror, qysh nga themelimi i shtetit e këtej kanë treguar respekt dhe dashuri legjendare ndaj Kur'anit!

Fakti që Osman Gaziu nuk qe shtrirë e nuk i pati zgjatur këmbët në dhomën ku ndodhej një tekst i Kur'anit, që Selimi i Rreptë pati organizuar dhe nisur traditën e këndimit të pandërprerë për shekuj të Kur'anit pranë amaneteve të shenjta në muzeun ku mbahen në ruajtje, gjë që vazhdon edhe sot, janë ndër shembujt e këtij respekti. Prandaj osmanët patën merituar një favor dhe mbështetje hyjnore krejt të veçantë! Kjo specifikë që i pati lartësuar osmanët shprehet kështu në hadithin profetik:

*"Pa dyshim, për shkak të këtij Libri, Allahu i Lartë disa kombe i lartëson, kurse disa të tjerë, i poshtëron!"* (Muslim, *Musafirin*, 269)

Fakti që sulltan Selimi i Rreptë mori përsipër me një korrektesë të madhe t'i sjellë amanetet e shenjta në Stamboll dhe t'i vërë nën ruajtje, qe bërë për osmanët begati shpirtërore.

Duke mos rënë nën efektin e prirjeve të *nefsit* si krenaria dhe mendjemadhësia pavarësisht nga dhuntitë e mëdha që u qenë dhuruar dhe fitoret e panumërta që kishin arritur, sulltanët osmanë e patën konsideruar çdo gjë në sajë të Allahut të Lartë dhe vetëm prej Tij! Sa bukur e shpalos këtë të vërtetë ky eksklamacion i sulltan Sulejman Kanuniut-Ligjvënësit, i cili pati bërë një mbretërim botëror tejet madhështor e të shkëlqyer, eksklamacion i cili shpreh në poezitë e tij botën e tij të brendshme:

*"O Muhibi!*[202] *Kurrë mos thuaj "s'ka si unë" i rënë në shkujdesje duke parë mbretërimin madhështor që ke në dorë dhe fitoret e shkëlqyera që ke arritur!.."*

Ligjvënësi qe mbiquajtur "i shkëlqyeri"[203] për bëmat e tij, por ai e kishte të shkëlqyer edhe botën shpirtërore. Prandaj u pati thënë pashallarëve përreth vetes tek kishin dalë për të soditur hyrjen madhështore në Gjirin e Bririt të Artë të Barbarosit i cili, pas fitores së Prevezës, duke vënë para galerat armike të zëna rob, po hynte në ujërat e Marmarasë me flotën e tij madhështore:

"Përballë këtyre dhuntive, neve na takon të falenderojmë e jo të krenohemi!"

Ç'shembull i madh modestie pati qenë edhe hyrja në Egjipt, edhe hyrja me fitore në Stamboll në kthim  e të atit të Ligjvënësit, sulltan Selimit të Rreptë! Ai thoshte kështu:

**"Të mos na bëjnë krenarë duartrokitjet e vdekëtarëve, kurorat e fitores dhe komplimentet e tyre dhe, pastaj, krenaria të na shtrijë për tokë!.."**

## 4. Struktura shoqërore dhe shpirtërore e popullit

Njëra nga shtyllat ose elementët përbërës kryesorë të fesë është edhe ndjenja e mirësisë, *ihsan*, posaçërisht adhurimi (namazi) me aq përkushtim sa njeriu ta ndjejë veten se ndodhet para Allahut, se po e sheh Atë. Kurse përjetimi i kësaj ndjenje emërtohet *tasavvuf*. Ndërkaq, synimi më kryesor i tasavvufit është që, duke i përftuar zemrës nivel sa më të lartë, të afrohet njeriu te Zoti. Pastaj, si rrjedhojë e kësaj, vjen qëllimi final i fesë për të krijuar njeriun moralisht dhe shpirtërisht të bukur, njeriun e hijshëm, të ndjeshëm dhe delikat. Me këto veti erdhën turqit nga mëmëdheu i tyre, Azia e Mesme, në Anadoll dhe, pastaj, duke e zhvilluar më tej strukturën

202. Muhibí: pseudonimi poetik i sulltan Sulejman Kanuniut-Ligjvënësit. (Përkthyesit).

203. Evropianët e mbiquanin Ligjënësin "Magnifique", "i Shkëlqyeri". (Përkthyesit).

e tyre moralo-shpirtërore në truallin dhe kushtet e përshtatshme përkatëse të Anadollit, e ngjitën atë në kulm me osmanët. Me këtë rrjetë moralo-shpirtërore i thurën edhe tokat që triumfuan. Në vendin ku do të hyhej e i cili do të triumfohej, hynte në fillim teqja e cila përgatiste terrenin, pastaj shpata. Edhe pasi kishte mbaruar punë shpata dhe ishte tërhequr, ishte përsëri teqja që nguliste rrugën e drejtë, besimin dhe orientimin, bëhej një prehër i ngrohtë për popullin dhe lartësonte nivelin e tij të mirëqenies shpirtërore!

Në konceptualizimin e fesë, në vend të një pikëpamjeje shterpë të mbështetur vetëm në arsyen, osmanët e përvetësuan fenë në klimën e gjerë të zemrës, ashtu e zhvilluan më tej atë, dhe prandaj teqet luajtën rolin më efektiv në ngjitjen e tyre. Jo vetëm populli, por të gjithë anëtarët e ushtrisë, nga padishahu, kryekomandanti, gjer te ushtari i thjeshtë, brenda kësaj klime shpirtërore e organizuan dhe e vazhduan jetën e tyre. Ndërkaq, jeniçerët të cilët përbënin elitën e ushtrisë, ishin që të gjithë anëtarë të tarikatit bektashi i cili në ato kohëra kishte një entitet pozitiv në përputhje me sunnetin ose traditën profetike.

Në ato kohëra, në ceremoninë e fronëzimit të sulltanëve, sulltanit të ri i ngjishej shpata nga njëri prej prijësve shpirtërorë më të shquar të kohës, ndërkaq që edhe sulltanët vetë bënin për udhërrëfyes një yll shpirtëror.

Vakfet si institucione të cilave osmanët u jepnin shumë rëndësi, u shumuan si rezultat i kësaj pjekurie shpirtërore dhe u realizua ekuilibri social dhe moralo-shpirtëror në shoqëri.

Lutjet dhe bekimet e shpërthyera nga zemrat si rezultat i kujdesit ndaj personave të sëmurë, të vetmuar dhe të mjerë të popullit, madje i zgjatjes së kësaj dore mëshire dhe dhembshurie gjer te kafshët e dobëta, gjer te zogjtë krahëthyer me anë të këtyre institucioneve të asistencës sociale dhe mirëbërësisë, ua patën begatuar jetën osmanëve.

Fakti që besimtarët e pasur, nga padishahu e gjer te qytetari i zakonshëm, i patën dhuruar në një mënyrë tejet të lavdërueshme mundësitë materiale që kishin në dorë, për shërbime asistence sociale dhe mirëbërësie, si xhami, shkolla, karvansaraje, çezma lagjeje apo rruge për ujë të pijshëm, të gjitha këto si punë të mira, të pëlqyeshme para Zotit, siç thotë edhe ajeti kur'anor në vijim, ishte bërë për osmanët "kanali" ku rridhte burimi i begatisë hyjnore:

يَأْخُذُ الصَّدَقَاتِ

**"Allahu i pranon dhe i merr sadakatë!"** (et-Tevbe, 104)

Me këtë begati hyjnore, u sigurua ekuilibri social mes të pasurve dhe të varfërve; të sëmurët, të vetmuarit, njerëzit e panjeri u morën nën garanci, atmosfera shpirtërore e shoqërisë u bë prehër i ngrohtë nëne për ta! Struktura shoqërore mes njerëzve u thur me dashuri vëllazërore. Fytyrat jetime të zbehura u mbushën me buzëqeshje. Vakfet u bënë burim kënaqësie dhe prehjeje për të pasurit, burime ngushëllimi për nevojtarët. Nga sulltani, te qytetarët e kamur, përpjesëtimi i të mirave të dhëna nga Allahu, madje dhurimi nga gjërat e dashura u shndërruan në natyrë bazë. Me institucionet e ngritura nga etërit tanë bujarë, edhe shoqëria jonë e sotme, madje, po e mban në këmbë strukturën e vet shoqërore dhe po ushqehet e mbahet me dhuntitë e tyre! Xhamitë, çezmat, garnizonet ushtarake, spitalet, madje ujërat që pijmë dhe sa e sa shërbime sociale dhe mirëbërësie që s'po ua përmendim emrat, janë sot amanete dhe kujtime të vyera të mbetura prej tyre!

## 5. Përsosmëria e drejtësisë dhe administrimit

Pa asnjë dyshim, njëra nga shtyllat që e mbajnë në këmbë një shtet, është drejtësia, ashtu që shprehja "me mohim qëndrohet në këmbë, por me padrejtësi, jo"[204] është bërë proverbiale.

Prandaj, njëri prej faktorëve efektivë themelorë që i lartësuan osmanët dhe i mbajtën në këmbë për shekuj, sigurisht që ka qenë drejtësia!

Deklarata se *"drejtësia është themeli i pushtetit"*[205] u bë një pishtar që osmanët e mbajtën fort në duar dhe me të i ofruan tërë njerëzimit të drejta dhe drejtësi.

Me të vërtetë, urdhrat e Allahut u zbatuan te osmanët për këdo, nga sulltani, te individi i zakonshëm dhe u bënë përpjekje për të mos u larguar asnjë fije nga drejtësia! Fakti që sulltan Mehmeti II Ngadhnjyesi, ai që mbylli një epokë dhe hapi një epokë tjetër[206], u nxuar para trupit gjykues si i akuzuar në bazë të ankesës së një arkitekti krishter dhe u gjet fajtor, është një shfaqje dhe zbatim unikal drejtësie që të bën të përlotesh dhe që është krejt i mjaftueshëm si argument për të shpjeguar se ç'ishte drejtësia te osmanët!

204. Në origjinal: "Küfr ile pâyidâr olunur, zulm ile olunmaz". (Përkthyesit).

205. Në origjinal: "Adâlet mülkün temelidir". (Përkthyesit).

206. Me rënien e Kostantinopolit si vepër ushtarake e sulltan Mehmetit II dhe, për p -sojë, e fshirjes nga realiteti historik e Bizantit, u mbyll epoka e Mesjetës dhe u hap epoka e Kohës së Re. (Përkthyesit).

Eshtë me shumë rëndësi edhe ndjeshmëria dhe korrektesa fetare e të gjithë ushtrisë osmane me sulltanët në krye në çështjen e "kafshatës hallall". Duke vepruar sipas parimit **"kush ha haram bëhet i pahair"**, janë druajtur jashtëzakonisht nga e drejta e personit.

Eshtë mjaft e njohur ngjarja me sulltan Selimin e Rreptë duke shkuar për në fushatën e Egjiptit. Pasi kishin kaluar nëpër një zonë me pemishte, ai e pati ndaluar ushtrinë mbi bazën e një shqetësimi shpirtëror që e pati zënë, dhe ua pati kontrolluar ushtarëve torbat për të parë nëse kishte në to fruta të këputura nëpër vendet nga kishin kaluar dhe, pasi nuk pati gjetur gjë, pati thënë:

"Po qe se në torbat e ushtarëve të mi do të gjendej ndonjë gjë e marrë nga vendet ku patëm kaluar, do të kisha hequr dorë nga fushata e Egjiptit!"

Te osmanët që përgatisnin të tillë sundues botërorë, meritimi i administrimit dhe qeverisjes së shtetit bazohej te denjësia. Atyre që nuk e tregonin denjësinë e duhur, nuk ua hapnin portën e shtetit në mënyrë që të mos e flijonin interesin e popullit për interesin e individit!

Ishte për këtë arsye që, te osmanët, gjer në fund të periudhës së ngjitjes, pushtetin e merrte princi i cili zotëronte forcën, mençurinë, kapacitetet më të larta materialo-shpirtërore. Pa arritur ende moshën e pjekurisë, princët ngarkoheshin me detyrën e valiut, guvernatorit të një province, me qëllim që të zbatonin në praktikë njohuritë teorike që kishin marrë. Dhe, kur vdiste padishahu, përgjithësisht, në fron hipte i biri më i fuqishëm. Vetëm se realizimi i kësaj kërkonte, disa herë, edhe sakrifikimin e bijve të tjerë. Prandaj, një sërë gabimesh zbatimi të tyre duhen parë me mirëkuptim dhe justifikim, duke menduar se sakrifikimet në fjalë bëheshin në emër të unitetit të shtetit dhe kombit.

Nga ana tjetër, në porosinë ose testamentin shpirtëror të tij për Osman Gaziun, Sheh Edebaliu pati treguar këtë rrugë dhe orientim për ruajtjen e ekzistencës dhe vazhdueshmërisë së shtetit:

**"Shteti nuk është mall ortak që mund të përpjesëtohet mes atij që është në pushtet dhe bijve dhe vëllezërve të tij! Vendi dhe shteti i përkasin vetëm atij që është në pushtet! Etërit tanë që u vetëmashtruan në kohën e vet, e ndanë qysh në të gjallë shtetin mes djemve dhe vëllezërve. Prandaj dhe nuk qëndruan dot në këmbë, nuk e mbajtën dot shtetin në këmbë!"**

Ja, pra, kjo porosi e mbajti gjallë në këmbë shtetin osman për 623 vjet me radhë!

Në shtetin osman që i jepte vazhdimësi vitalitetit të vet me kritere të tilla të përkryera, pushteti ishte i centralizuar, po ashtu dhe qeverisja, ndërkaq që ishte vendosur sistemi i ejaleteve[207] ngaqë hapësira tokësore-administrative e shtetit shtrihej mbi një sipërfaqe hapësinore shumë të gjerë dhe lënia e administrimit të ejaleteve administratorëve vendës me të cilët ishte mësuar popullata vendase, si dhe, në këtë mënyrë, mosndërhyrja e pushtetit dhe administratorëve qendrorë në veçoritë tradicionale të vendësve, si feja, gjuha, veshja, etj., ishte një praktikë e drejtësisë osmane, praktikë e cila zgjonte admirim.

Në Pallat ishte ngritur dhe funksiononte një universitet i emërtuar **"Enderun"** ku studionin dhe përgatiteshin djemtë e parësisë së çdo ejaleti, të cilët, pasi merrnin, përveç arsimit të përgjithshëm, edhe specializim unik në fushat administrative dhe politike, dërgoheshin me detyra administrative-politike në vendet e veta. Pavarësisht nga pushteti i centralizuar, zonat e largëta administroheshin në formë ejaletesh gjysmë të pavarura.

Nga ana tjetër, nënshtetasit jomuslimanë gjykoheshin nga gjykatat e veta sipas besimit të vet dhe një jomusliman mund të nxirrej para një gjykate sheriati vetëm nëse ndodhej në konflikt juridik me një musliman.

Sot, pas themelimit të **OKB**-së, pranimi i polikulturës ose, e thënë ndryshe, ndjekja e një politike tolerante dhe transigjente[208] ndaj kulturave *të tjera*[209] konsiderohet shenjë pjekurie politike. Dinastia osmane dhe shteti osman kanë qëndruar në pozitën kulmore cilësore të kësaj mendësie dhe të këtij botëkuptimi gjatë gjashtë shekujsh e gjysmë me radhë! Dhe kjo ka shkuar gjer atje sa, siç njihet si një e vërtetë historike, gjer në shembjen e këtij shteti, pranë patrikanës ndodhej dhe funksiononte një gjykatë që gjykonte konfliktet juridike të krishterëve ortodoksë, kurse pranë ambasadës franceze ekzistonte dhe funksiononte një gjykatë që gjykonte konfliktet juridike të disa krishterëve të tjerë!

S'është nevoja për të shkuar shumë larg. Fakti që në kohën e të ndjerit sulltan Abdylhamit II, për të cilin urojmë që ta ketë vendbanimin në parajsë, në institucionin shëndetësor-kurativ falas të emërtuar **"Daru'l-Axheze"**, krahas xhamisë, ndodhej edhe një kishë dhe një sinagogë, është një nga shembujt konkretë më të fundit të kësaj praktike, si dhe modeli më

207. Edhe emërtimi *vilajet* ka të njëjtin kuptim, vetëm se ndër këto dy terma arabe, termi *ejalet* është më i vjetër. Në krye të vilajetit (ejaletit) ose guvernës ndodhej *valiu*, guvernatori. (Përkthyesit).

208. Në origjinal: *tahammül edici*, tolerant dhe transigjent. (Përkthyesit).

209. Korsivi është imi. (Përkthyesit).

i bukur i lirisë së besimit dhe ndërgjegjes tek osmanët.

Në të vërtetë, ja, këtë **modelin osman** kërkon dhe përpiqet ta imitojë sot bota e cila po shkon drejt globalizimit. Vetëm se me këtë dallim themelor: ndërsa kudo që shkonin, osmanët shkonin **për të çuar shërbim**, për t'u ofruar njerëzve lumturinë e kësaj bote e të përjetësisë, superfuqitë e sotme po e bëjnë këtë punë **për të marrë ose përfituar shërbim**, për t'i përdorur njerëzit vetëm për lumturinë e vet dhe vetëm për të krijuar një unitet në këtë drejtim!

❁

Këto cilësi dhe veti që përmendëm gjer këtu, e shndërruan dinastinë osmane në shtet i cili urdhëronte mbi një botë të tërë. Por, duke rënë, me kohë, nga kjo ndjeshmëri moralo-shpirtërore, në planin materialo-egoistik, mbrojtja e kufijve dhe e pasurive u vështirësua. Forca moralo-shpirtërore që e kishte ngritur lart shtetin u humb, nisën të dalin në pah krenaria materiale boshe dhe prirjet e *nefsit*, nisën të dalin në plan të parë dëfrimet sensuale, fryma e ngadhnjimit u lëkund dhe ngadhnjimi u ndërpre, ashtu që pati kohë kur rrënja qepore e një tulipani u shit një flori![210] Kështu, fati i një shteti të madh ndryshoi. Mbishpenzimet e shtuan luksin. Me shtetet perëndimore nisi gara e shkëlqimit. Është tejet domethënës fakti që, përveç kompleksit arkitektural si seli perandorake, të quajtur Topkapi, të gjitha pallatet dhe kommplekset e tjera arkitekturore të këtij karakteri u përkasin viteve të fundit të osmanëve!

Të gjitha këto tregojnë se, krahas veprimtarisë së fshehtë armiqësore, njëri prej shenjave dalluese më të rëndësishme të shembjes sonë ka qenë pakësimi i principialitetit dhe aspektit shpirtëror të botës sonë të brendshme.

Sidomos një tjetër nga shkaqet që patën përgatitur shembjen e shtetit osman është fakti që personat të cilët u dërguan në Perëndim me qëllim për të marrë përparimin teknik që qe shënuar atje, jo vetëm që nuk e arritën dot këtë qëllim esencial, por u bënë shkaktarë të mëdhenj të shembjes, sepse, duke u kthyer në atdhe me mendje të intriguar, pothuaj shërbyen si jeniçerë të Perëndimit këtu dhe, nën spaletat osmane, u shërbyen meditacionit perëndimor, politikës perëndimore, jetës dhe traditave shoqërore të Perëndimit! Me kohë, persona të tillë mundën të zënë pozita shtetërore me rëndësi gjer si kryeministra, ndërkaq që, me botën e tyre shpirtërore pe-

210. Në Periudhën e Tulipanëve (shek. XVIII) në Turqi, e quajtur Lale Devri, kur mbisundoi jetesa boheme dhe zhvlerësimi i vlerave moralo-etike dhe shpirtërore. (Përkthyesit).

rëndimore por nën uniformat osmane, i shkaktuan erozion edhe kulturës islame dhe përgatitën ditët e sotme. Ky qëndrim pati dobësuar kulturën tonë origjinale që pati qenë nga faktorët e vetëm të dinamizmit tonë dhe pati kthyer në gërmadhë themelet sublimë që na patën lartësuar ne! Po qe se do t'i konkretizonim disa prej këtyre personave, rrënimi që patën shkaktuar do të përcaktohej në mënyrë më të qartë.

## Mustafa Reshit Pasha

Si njëri prej kryeministrave tanë, Mustafa Reshit Pasha nuk kishte ndonjë arsim serioz. Pavarësisht nga kjo, me mbështetjen e të huajve, mundi të ngjitej gjer në pozitat më të larta të shtetit. Veçanërisht ngaqë ishte i privuar nga informacioni islam dhe ndjenjat kombëtare, iu nënshtrua jashtëzakonisht ideve evropiane. Nën ndikimin e atyre ideve ai eci në këtë rrugë gjer në masonizëm! Kështu, ky pasha osman me shpirt negativ i ardhur nga misioni diplomatik osman në Londër si shef i atij misioni, e shpërbleu mbështetjen angleze me **Marrëveshjen Baltalimanı**[211]. Kjo marrëveshje u njihte anglezëve koncesione dhe privilegje të mëdha ekonomike në shtetin osman. Kur e mësoi ngjarjen, kryeministri i famshëm austriak **Meternik** tha:

**"Ja, tani morën fund osmanët!"**

Eshtë gjithashtu fatziu Mustafa Reshit Pasha i cili, duke ia imponuar infantit Abdylmexhid të hipur në fron pas Mahmudit II, reformat, parimet e të cilave i pati përcaktuar vetë në Angli, botoi Dekretin Perandorak të Tanzimatit (Fermanin e Tanzimatit) të njohur me emërtimin "Gülhâne Hatt-i Hümâyûn"! Pas këtij fermani, populli e pati shprehur me këto fjalë të zymta lakonike dhe me këtë shprehje ironike zemërimin, vuajtjen dhe revoltën e vet të brendshme:

**"Tashmë nuk do t'i thuhet kaurrit kaurr!"**

Ishte ai fermani i Tanzimatit i cili, pavarësisht nga stili i tij i të shprehurit, sipas të cilit, pasi pohonte në fjalitë e tij të para se shkaku i prapambetjes së shtetit osman në raport me Perëndimin ishte rrjedhojë e drejtpërdrejtë e largimit nga konkluzionet juridiko-fetare islame, pohonte se me reformën ose rregullimin e ri, realizohej rikthimi në sheriat, në të vërtetë pati përbërë fillimin e refraktimit nga sheriati. Në fakt, ndërsa refraktime të tilla praktike ekzistonin qysh më parë, Dekreti i Tanzimatit përbënte shprehjen dhe

211. Këtë emër mban marrëveshja tregtare anglo-turke e nënshkruar më 16 gusht 1838 në vilën e kryeministrit Mustafa Reshit Pasha në zonën Baltaliman. (Përkthyesit).

shpalljen e refraktimit shumëplanësh në fjalë në një dokument zyrtar!

Megjithëse kjo reformë qe mbiquajtur "Reforma e Mbarësisë" sipas një taktike të përdorur gjatë gjithë historisë së revolucionit me qëllim për t'i fshehur të vërtetat nga sytë e popullit, ajo pati qenë, në të vërtetë, një "Reformë Mbrapshtie"[212]. Kjo e vërtetë është e fiksuar sa me përmbajtjen e Reformës së Tanzimatit, aq edhe me entitetin dhe aktet e burrave të shtetit që e kryen atë.

Menjëherë pas këtij dekreti, në Stamboll dhe në Selanik u hapën lozhat masonike dhe u përgatit një terren i rehatshëm për qëllimet e levantinëve[213]. Vetëm se edhe Abdylmexhiti, madje, i cili u pati prirë disa bid'ateve në këtë kontekst, si pasojë e rrethanave të krijuara, i dëshpëruar nga ky person, u detyrua të shkonte i pashpresë në dhomën ku ruhej Pelerina Profetike[214] dhe t'i kërkonte ndihmë Profetit duke qarë:

**"O i Dërguari i Allahut! Shpëtomë nga dora e këtij njeriu!"**

Punët e mallkuara të Reshit Pashës nuk mbetën me aq sa ç'pati bërë vetë; edhe nxënësit e përgatitur prej tij, të cilët ecën në rrugën e tij, u bënë shkak që shtetit osman t'i varej në qafë etiketa "i Sëmuri i Bosforit"!

Reshit Pasha i cili i pati shërbyer më shumë jo diplomacisë turke sesa diplomacisë evropiane, vdiq në banjë nga një sinkopë kardiake[215].

## Ali Pasha

Edhe Ali Pasha i përgatitur nga Reshit Pasha, është nga kryeministrat e Tanzimatit, të mbetur nën efektin e ideve evropiane.

Ali Pasha i bërë mason me ndërmjetësimin e Reshit Pashës, ishte njeri i mposhtur nga ambicja e pozitës. Prandaj iu bë armik edhe Reshit Pashës që e konsideronte mirëbërësin e vet! Për më tepër, për shkak të konkurrencës me të, u dha më shumë privilegje të gjera nënshtetasve jomuslimanë dhe publikoi Dekretin e Reformës të vitit 1856 që e përgatiti së bashku me përfaqësuesit diplomatikë të shteteve evropianë. Kështu, jo vetëm që u bë shkak për përshpejtimin e lëvizjeve jomuslimane për pavarësi që filluan pas Tanzimatit dhe i krijuan shqetësime të mëdha shtetit osman, por po-

212. Në origjinal, përkatësisht: Tanzimat-ı Hayriyye, Tanzimat-ı Şerriyye. (Përkthyesit).

213. Në origjinal: tatlı su frenklerinin. (Përkthyesit).

214. Në origjinal: Hırka-i Seâdet. (Përkthyesit).

215. Në origjinal: kalp sektesi. (Përkthyesit).

thuaj u pati dhënë ndihmë atyre!

Edhe ambasadori francez, madje, qe çuditur përballë tradhtive të guximshme të Ali Pashës gjer në këtë gradë, dhe e pati shprehur me këtë gjuhë çudinë e tij:

**"S'patëm shpresuar se shteti osman do të bënte kaq sakrifica!"**

Kështu, pamjet që dolën në pah menjëherë pas shpalljes së dekretit në fjalë, qenë shumë të frikshme, aq sa ngjarjet e zhvilluara e tronditën keqas edhe vetë Ali Pashën. Ngjarja e mëposhtme e përjetuar në ritin e varrimit të kufomës së Ali Pashës i cili vdiq në vitin 1871 me këtë tronditje, qe rrjedhojë e qartë e punëve të këqija të panumërta dhe tradhtive të tij.

Shehu mevlevit i Jeni Kapi-së, Osman Efendiu, siç ishte zakon, duke qëndruar në krye të kufomës, i pyeti njerëzit që kishin ardhur për varrim:

**"Si e njihni këtë person?"**

Askush nuk nxori zë!

Ai pyeti prapë:

**"Si e njihni këtë person?"**

Përsëri askush nuk nxori zë!

Dhe pyetja **"Si e njihni këtë person"** e përsëritur për të tretën herë dhe e mbetur përsëri pa përgjigje, ishte e mjaftueshme për të treguar vendin e Ali Pashës në ndërgjegjen kolektive.

Eshtë e njohur se, me rastin e vdekjes së tij, sulltan Abdylazizi pati thënë:

**"Allahu na e shpëtoi shtetin nga e keqja e këtij njeriu të fryrë!"**

Për shkak se ai pati futur në Portën e Lartë, në poste me shumë rëndësi, nëpunës krishterë pavarësisht se kjo ishte e ndaluar, Xhevdet Pasha pati thënë për të:

**"Me ç'merret vesh, Ali Pasha frikësohej se, po të përgatiste persona të aftë nga muslimanët për punët e jashtme, do t'i bëheshin konkurrentë..."**

Duke jetuar kaq shumë larg nga e drejta dhe e vërteta në tërë jetën e vet, Ali Pasha nuk pati lënë as edhe një vepër me të cilën të kujtohej për të

mirë pas vdekjes!

## Fuat Pasha Keçexhizade

Edhe Fuat Pasha ka qenë nga kryeministrat e Tanzimatit.

U hodh në politikë me ndërmjetësimin e Mustafa Reshit Pashës. Francezët, të cilët, në periudhën e sulltan Abdylmexhidit, morën guxim nga iniciativa e anglezëve për të hapur në Stamboll një lozhë masonike të varur nga lozha skoceze, hapën në Bejogllu një lozhë të tyren ku futën edhe Fuat Pashën.

Si rezultat i politikës së gabuar të Fuat Pashës, u humbën shumë toka dhe u derdh shumë gjak muslimani. Krahas kësaj, Fuat Pasha kreu edhe shumë akte korrupsioni. Kështu, përveç rrushfeteve që mori në Siri ku e pati dërguar Ali Pasha si person të besueshëm, grabitja e tetëqind mijë qeseve pará duke i kaluar në llogarinë personale janë vetëm një pjesë e akteve të tij korruptive që dihen. Kur, më pas, i vdiqën dy djem përnjëherësh dhe iu dogjën dy konakë një pas një, këto dy ngjarje e bënë temë e ditës në Stamboll duke krijuar opinionin se ishin shprehje e ndëshkimit të tij për korrupsionin ku ishte ngatërruar si dhe për gjakun e derdhur të muslimanëve për të cilin ishte bërë shkaktar.

Si person i privuar nga vetitë islame, Fuat Pasha kishte ide volteriane. Gazeta **"Ibret"** pati botuar atëherë se ç'i kishte deklaruar ai ambasadorit francez:

**"Ju na u bëtë suflerë, kurse skenën dhe lojën aktoriale na e latë neve! Një shtet ka dy fuqi: një që i vjen nga lart dhe një që i vjen nga poshtë. Meqë ne s'kemi ndonjë fuqi që të na vijë nga poshtë, jemi nevojtarë të marrim fuqi nga anash, domethënë, nga ambasadat!"**

Eshtë mjaft domethënës dhe që ta tërheq vëmendjen ky shënim i Ibnulemin Mahmud Kemal Beut lidhur me Fuat Pashën:

Kur Fuat Pasha ishte sadrazem dhe serasker, shkon një ditë në xhaminë Bajazit për të falur namaz. Meqë kishte xhemaat të dendur, mundi të gjejë vend vetëm në avlli. Ndërsa vetë u detyrua të qëndronte në namaz dashje pa dashje, i urdhëroi edhe adjutantët të faleshin. Por adjutantët i thanë:

"Ne s'kemi abdest!"

Kurse Fuat Pasha ua ktheu duke e treguar sheshit përtacinë dhe in-

diferentizmin e vet fetar:

"Po pse, kush ka abdest?"

Dhe ashtu qëndroi në namaz!

Qëllimi dhe zelli i vërtetë i Fuat Pashës shfaqet tejet qartë në këtë rrëfim që e dinë të gjithë:

Një ditë, në mbledhjen e ambasadorëve, u hap diskutimi mbi fuqinë e shteteve evropiane. Ndërsa çdonjëri tha ca gjëra, Fuat Pasha i kundërshtoi të gjitha ç'u thanë, me këto fjalë:

"Jo, zotërinj! Shteti më i fuqishëm është shteti osman! Sepse sado që prej kohësh ju përpiqeni nga jashtë për ta shembur, kurse ne, nga brenda, nuk po arrijmë dot ta shembim!"

Ja, pra, Fuat Pasha i cili ishte një personalitet i tillë, vdiq më 1869 në qytetin Nisë të Francës. Ai vdiq papritmas, pa e parandjerë dot se do të vdiste, prandaj edhe e dha frymën e fundit duke thënë përçart ca gjëra frëngjisht dhe pa iu ndodhur pranë asnjë musliman. Nekrologjia[216] që shkroi atëherë gazeta "Hyrrijet" për të, ishte e frikshme:

"Në rrugën për në Nisë, Fuat Pasha kaloi nga Roma, qëndroi aty, u takua me Papën dhe, siç është rregull, mori bekimin e tij. Për këtë arsye, kur vdiq, Kisha e Nisës mori iniciativë për ta varrosur sipas riteve katolike. Edhe pse ambasadori osman deklaroi në mënyrë diplomakite se s'ishte nevoja për një gjë të tillë, Kisha vazhdoi të ngulte këmbë në të vetën. Më në fund, u lejua që të mjaftohej me ritet që i bëhen të vdekurit në shtratin e vdekjes."

Kurse Ahmet Xhevdet Pasha, duke thënë si më poshtë, shpreh gëzimin dhe kënaqësinë e muslimanëve për vdekjen e Fuat Pashës:

**"Kur kufoma e Fuat Pashës u suall në Stamboll dhe po bartej për në tyrben e vet, funerali kishte një pamje allafrënga! Çdokush që e sodiste funeralin, kishte një vështrim të mrudhët dhe ironik!"**

Këta lloj personash janë të shumtë. Për shembull, sa vetë e dinë se, gjatë "Luftës së 93-shit" (Lufta ruso-turke 1877-1878) e cila u bë shkak që shteti të humbte shumë toka, kryekomandanti i armatave turke, M. Ali Pasha,

216. Në origjinal, në vend të këtij termi përdoret kjo shprehje e gjatë: "Ölümü dolayısı ile... yazılanlar; Ato që u shkruan për të... me rastin e vdekjes. Shkrimi i vdekjes quhet "nekrologji" (frëngj. Nécrologie) nga greqishtja *nekros* vdekje dhe *logos* fjalë. (Përkthyesit).

ishte me origjinë çifut polak dhe se, duke mos luftuar qëllimisht, i tërhoqi trupat ruse nga bregu perëndimor i Danubit, gjer në zonën Jeshilkoj (ish aerodromi) të Stambollit?

Këtu është një e vërtetë e pamundur të rrëfehet me hollësi, se, nga ajo ditë e gjer më sot, ashtu siç u pa edhe në shembujt që dhamë, vdekja e atyre të cilët, në fakt, si viktima të interesave të veta, kanë punuar kundër Islamit dhe, duke e mashtruar popullin, kanë vënë maskën e heroit, ka qenë po aq e shëmtuar dhe tmerruese sa dhe jeta e tyre!

Megjithëkëtë, sa e hidhur është që, për shkak të njerëzve të tillë me natyrë të pabesë e tradhtare, feja diferencuese, më së fundi doli së qeni burim force për shoqërinë dhe vendin e saj e zunë banaliteti dhe agresiviteti i subjektivizmit dhe egoizmit. Pas kësaj, në shoqëri filluan të hedhin rrënjë prirjet për t'u kënaqur me sundimin banal dhe mediokër të subjektivizmit dhe egoizmit që u sjell dobi thjesht qëllimeve të armiqve tanë. Dhe horizontet apo perspektivat shpirtërore u ngushtuan si pasojë e prirjeve në fjalë që çojnë në robëri të imitimit. Shoqëria hyri nën gëthapët e dimensioneve të ngushta e mediokre të arsyes banale. Si përfundim, u thanë arteriet e kulturës dhe botës sonë shpirtërore burimore, për rrjedhojë, aftësia jonë intelektuale për ta mbajtur në dorë atë sundim botëror, madje vetia jonë për t'u bërë e për të qenë shtet i pavarur u verbuan. Një brez i tërë parapëlqeu të vraponte pas forcave të verbra dhe, duke e injoruar vetveten, u flijua në truallin shterp të pragmatizmit dhe pozitivizmit. Dhe, kështu, sa e dhimbshme dhe e neveritshme u bë ecuria historike e jona pas këtij vetinjorimi dhe indiferentizmi!

Ndërsa dje karakterizoheshim si një komb i cili, si trashëgimtari, zotëruesi dhe zëdhënësi i vërtetë i shpirtit islam, çonte drejtësi dhe qytetërim nëpër kontinente, në ç'gjendje jemi sot?

Mund të thuhet se faktori më i madh i shembjes sonë është pikërisht kjo disfatë e përjetuar në fushën moralo-shpirtërore, ndryshe, shkaqet e jashtme, formale e materiale gjithsesi mund të kapërceheshin fare lehtë. Sepse faktori më i madh i kohëve të madhështisë dhe shkëlqimit ka qenë ekzistenca e njerëzve të mëdhenj e të shkëlqyer. Dhe, për ta konceptuar këtë, le të mendojmë se ç'thoshte një ambasador austriak për sadrazemin Ali Pasha të sulltan Sulejman Kanuniut-Ligjvënësit:

"Duke biseduar me një njeri të zgjuar si Ali Pasha, e shoh të domosdoshme të jem i pangrënë në mënyrë që trurin ta kem mundësisht sa më të zgjuar dhe aktiv..."



Dhe, pas kësaj, le të mendojmë që pashallarët e Tanzimatit ishin lodra

në duar të perëndimorëve!

Meqë është vendi, le ta themi se në krye të shkaqeve materiale të shembjes sonë mund të përmenden ndërrimi i rrugëve tregtare, zbulimi i Amerikës, mbarimi i të ardhurave nga plaçka e luftës si dhe shtimi i shpenzimeve ushtarake për mbrojtjen e vendit në katër fronte, gjë që, të gjitha së bashku, e vonuan përparimin industrial osman.

Vetëm se është një e vërtetë historike që perëndimorët patën përdorur flamurët osmanë për të thyer rezistencën e popullsive të Afrikës dhe vendeve të tjera ku shkelnin me qëllim për të shfrytëzuar pasuritë e tyre natyrore dhe, kështu, duke i mashtruar njerëzit, formuan koloni për vete! Po të mbahet parasysh kjo e vërtetë, kuptohet më mirë se, po të pengohej rrënimi moralo-shpirtëror, çfarë mundësish zotëronte shteti për të eliminuar shkaqet formale-materiale! Ka qenë për këtë arsye që shtetet perëndimore janë përpjekur vazhdimisht të na shpërbëjnë moralisht dhe shpirtërisht, na kanë lënë të vonuar duke na bërë të merremi me konflikte dhe mosmarrëveshje pa vend dhe, duke na e burgosur njeriun tonë brenda një strukture të interesuar vetëm për aksesorë truporë, kanë parapëlqyer që vetë të ecin para qetësisht, aq sa edhe gjendja e ditëve që po jetojmë është identitet i etapave të të njëjtit plan, etapa që vazhdojnë të realizohen mjeshtërisht dhe rregullisht pa ndërprerje!

Përgjithësisht, shkaqet e shembjes sonë janë të shumëllojshme. Eshtë për shkak se këto shkaqe nuk janë kuptuar mirë, që, përsëri, si rezultat i veprimtarisë armiqësore të fshehtë, osmanët janë dënuar me refuzim më shumë nga bijtë e vet sesa nga armiqtë! Dhe një nga pasojat imediate të kësaj dukurie është fakti që, me anë të dëmtimit total të shkaktuar në gjuhësi, etërit kanë mbetur në një "luginë", kurse nipërit, në një "luginë" tjetër! Kështu, brezat të cilëve u është rrëmbyer nga duart mundësia për ta njohur thelbin e osmanëve, etërve të tyre, është bërë e mundur të orientohen lehtësisht drejt një entiteti armiqësor ndaj historisë së vet ndaj së cilës janë lënë injorantë!

Vetëm se është gjithashtu një e vërtetë se pavarësisht nga çdo gjë, veprimtaritë e mbrapshta në fjalë nuk kanë dhënë në masë të mjaftueshme frytet e shpresuara. Kështu, dashuria për osmanët, me përjashtim të një pakice, nuk është shkulur dhe hedhur dot nga zemra e popullit. Sadoqë dëmtimi në gjuhësi i ka ngushtuar mundësitë e konceptimit dhe shprehjes dhe e ka eliminuar shansin për t'u përsjellë në atë klimën e gjerë e të begatë të të parëve, trazirat nga Bosnja në Palestinë, që bëhen pretekst të kujtohet dhe përmendet me një besnikëri dhe dashuri të madhe shteti osman i cili pandehet si i groposur tashmë, po bëjnë përsëri që vëmendja të rikthehet mbi atë shtet madhështor. Kështu, është jashtëzakonisht interesante që në

protestat e partisë opozitare në Beograd më 1997, në disa pankarta, edhe kriminelët serbë, madje, shkruanin:

**"Kemi mall për qeverisjen turke (osmane)!"**

**"Ku jeni, o ditë të bukura nën qeverisjen turke?"**

Nga ana tjetër, fakti që prej vitesh, përballë dhunës çifute, palestinezët i kujtojnë dhe i përmendin me bekime osmanët, për më tepër, që thonë me fjalë zemërcopëtuese, **"ne jemi jetimët e sulltan Abdylhamitit"**, bëhen pretekste që osmanët dhe shteti i tyre të vazhdojnë të kujtohen dhe të përmenden me ndjenjë besnikërie dhe mirënjohjeje...

Këto të vërteta tregojnë se mbarimi i osmanëve u bë për botën një fatkeqësi shumë tragjike. Me mbarimin e tyre, bota humbi shumë. Vetëm se tërheqja e osmanëve nga skena e historisë nuk u bë pa zhurmë e pa potere si vdekja e një mize, përkundrazi, ndodhi si vdekja e një luani duke lënë pas një mjedis të mbytur në tym e pluhur! Sepse edhe në kushtet e shembjes së tyre, osmanët i shkruajtën me madhështi e shkëlqim faqet e fundit të historisë së tyre! Dhe Çanakalaja është më e shkëlqyera e këtyre faqeve. Osmanët mundën ta mbrojnë heroikisht vendin dhe shtetin e tyre nga shkretëtirat palestineze, në Kaukaz, nga Çanakalaja, në Galici duke luftuar kundër katër shteteve të mëdhenj si Rusia, Anglia, Franca dhe Italia! Shembja pavarësisht nga forca e treguar me nëntë armata në katër fronte, u realizua jo më shumë në vartësi të kushteve të veta, por në vartësi të kushteve të armiqve dhe veprimtarisë së tradhtarëve të brendshëm. Meqë synimi ynë s'është përsëritja e përshkrimit të ngjarjeve historike, po mjaftohemi duke thënë: **"Edhe duke u shembur, madje, shteti osman ishte i madh materialisht dhe shpirtërisht! Me tërheqjen e tij nga skena e historisë, humbi shumë!"**

Me të vërtetë, gjeografia botërore e mbetur bosh menjëherë pas osmanëve, filloi të përjetonte trazira të mëdha. Ekuilibri dhe rendi u prishën.

Ja, prandaj, kur e pyesnin palestinezin se kush ishte, përgjigjej:

"Unë jam jetimi i osmanëve, i Abdylhamitit!"

Kurse kosovari thoshte:

"Osmanët na e dhanë neve rendin dhe qetësinë!"

Tridhjetë vjet më parë, kur shkova për herë të parë në haxh, hasa në një afrikan të moshuar. Ai më pyeti se nga isha. Dhe kur i thashë se isha turk, duke e tundur kokën me keqardhje, tha:

"Eh, ku je, o shteti i madh osman!"

Kjo ishte shprehje e faktit që një afrikan e kujtonte me mall shtetin osman dhe i ndjente ende bukuritë e tij!

Një indonezian me të cilin u takova po atë vit në Arafat, kur e mësoi se isha turk, më tha:

"Në Indonezi, ne i mbanim hutbet në emër të padishahëve osmanë!"

Kurse osmanët nuk kishin shkelur kurrë në Indonezi, kurse mëshira, njerëzillëku dhe dhembshuria e tyre kishin arritur gjer atje!..

Sot, në Kaukaz dhe në Lindjen e Mesme, institucionet dhe shkollat ideologjike zhvillojnë një propagandë të dendur që të mund t'i gjejnë vend vetes. Në këtë kuadër, edhe vahabitët përpiqen me të gjitha forcat. Por ç'e do se sa kuptimplote është që popullsia e Azisë së Mesme e refuzojnë vahabizmin me një ndjenjë të brendshme të vetvetishme, duke thënë:

"Ne jemi muslimanë osmanë!"

Kështu, vahabitët që e kuptuan këtë ndjeshmëri të popullit, shtypin mbi kapakët e librave që shpërndajnë, fotot e xhamive osmane. Një ngjarje që të tërheq vëmendjen shumë, kjo...

**Kjo do të thotë se, me mbarimin e osmanëve, nuk mbaroi çdo gjë!** Sa domethënës është ky shembull i cili e nxjerr në pah këtë të vërtetë dhe që i përket shtresës së popullit:

Ishin ditët kur Stambolli ndodhej nën pushtimin e huaj. Në ballkonin nga ana e rrugës të ndërtesës së Harbijes, Shkollës Ushtarake, ushtarët anglezë, duke i shtyrë ushtarët turq me bajoneta dhe qyta, përpiqeshin ta ulnin flamurin turk dhe të ngrinin flamurin anglez. Në këtë mes, në kalldrëmin përballë, një grua anadollase me veshje punëtori po qante me ngashërime. Ndërkaq, Myftyogllu Ahmed Hikmet Bej që po kalonte aty pari, me ta vënë re gruan, u përpoq ta ngushëllonte:

"Mos qaj, moj motër! Do të vijnë një ditë djemtë e këtij vatani, do ta ulin që aty atë flamur dhe do ta ngrenë përsëri tonin!"

Gruaja e pa Myftyogllu Ahmed Hikmet Beun si një luaneshë e plagosur dhe i tha kështu me një zë të dridhur e në të qarë:

*"Ah, more bir, a mos kujton se qaj për këtë? Sigurisht që do të arrijnë një ditë bijtë tanë, do ta zbresin flamurin anglez dhe do ta ngjisin përsëri lart flamurin tonë. Kjo s'është ndonjë çështje me rëndësi! Ti a s'dëgjove pak më parë se si ushta-*

*rët tanë të çarmatosur e të rrahur, duke kaluar këtej, thoshin duke klithur:*

*"Mjerë ne! Mbaroi myslimanizmi! Feja e Muhammedit mbaroi!"*

*Ja, pra, unë qaj pse thoshin ashtu ata djemtë tanë që e kishin humbur shpresën!* ***A nuk e di një bir muslimani se kjo fe do të qëndrojë gjer në kiamet?*** *Ç'fjalë është kjo? Po u humb ky besim, edhe ndërrimi i atij flamuri bëhet i vështirë, kurse po të mbahet gjallë ky besim, ndërrimi i atij flamuri s'është ndonjë gjë!"*

Ja, pra, populli i sotëm dhe populli i kohës së shembjes...

Këta shembuj janë të panumërt.

**Ndërkaq, duhet të theksojmë se ne s'punuam në arkiva**. Por edhe sikur të punonim, ç'do të dilte? Po të mendohet se në arkiva janë ende afro **njëqind e pesëdhjetë milion dokumenta** të paklasifikuara e të pasistemuara, kuptohet se, në këto kushte, është e pamundur të njihet me thellësi historia osmane! Ne vetëm bëmë një shëtitje sipas kritereve islame mbi burimet bibliografike ekzistente. Ato që mundëm të gjenim, i vlerësuam sipas parimeve themelore islame dhe, ashtu siç e shpjeguam më lart, ndër faktorët që i patën bërë osmanët osmanë, u përpoqëm të theksojmë faktorët moralo-shpirtërorë. Të rinjve tanë u përpoqëm t'u ofrojmë nga atmosfera moralo-shpirtërore e osmanëve aroma të këndshme si dhe frymërat mëshirore të fitoreve. Por sigurisht që kjo nuk është një punë e mjaftueshme. Megjithëkëtë, ç'lumturi për ne nëse disa të rinjve të aftë mundemi t'u zgjojmë vetëdijen historike dhe një interesim për të parët e tyre të bekuar! Veç kësaj, ç'lumturi nëse me anë të ndikimeve të tilla mundemi t'i bëjmë të zellshëm disa të rinj besimtarë dhe të bëhemi pretekst që të hidhet një hap drejt parandalimit për të kaluar mes gurëve të varreve, epigrameve të çezmeve dhe shkrimeve artistike në ballë të ndërtesave historike duke i vështruar si turistë!..

❁

Gjatë historisë së vet të famshme 623-vjeçare, shteti osman vuri nën sundim afro 60 vende dhe i qeverisi me drejtësi gjatë periudhave përkatëse të poshtëshënuara:

| Emri i shtetit | Vitet e qeverisjes |
|---|---|
| Bullgaria | 545 |
| Izraeli | 402 |
| Maroku | 50 |
| Greqia | 400 |
| Jordania | 402 |
| Mauritania | 50 |
| Ishilli i Gjiritit | 267 |
| Iraku | 402 |
| Nigeria | 400 |
| Ishujt e Egjeut | 541 |
| Arabia Saudite | 399 |
| Çadi | 400 |
| Shqipëria | 435 |
| Jemeni | 401 |
| Senegali | 400 |
| Jugosllavia | 539 |
| Katari | 400 |
| Nigeria | 400 |
| Rumania | 490 |
| Bahrejni | 400 |
| Kameruni | 400 |
| Hungaria | 160 |
| Kuvajti | 381 |
| Gambia | 400 |
| Çekosllovakia | 20 |
| Emiratet e Bashkuara Arabe | 400 |
| Guinea | 400 |
| Polonia | 25 |
| Turkestani Lindor | 15 |
| Borneo | 400 |
| Rusia Perëndimore | 25 |
| Algjeria | 313 |
| Uganda | 400 |
| Bjellorusia | 25 |
| Indonezia | 25 |
| Abisinia | 350 |
| Rusia Evropiane | 291 |
| Malaja | 25 |
| Xhibuti | 350 |
| Ukraina | 308 |
| Singapuri | 25 |

| | |
|---|---|
| Somalia | 350 |
| Gjeorgjia | 400 |
| India | 100 |
| Omani | 400 |
| Armenia | 20 |
| Pakistani | 100 |
| Zanzibari | 400 |
| Azerbajxhani | 85 |
| Egjipti | 397 |
| Tanzania | 400 |
| Qipro | 293 |
| Sudani | 397 |
| Kenja | 400 |
| Siria | 402 |
| Libia | 394 |
| Mozambiku | 400 |
| Libani | 402 |
| Tunizia | 308 |

Përveç këtyre shteteve, shteti osman ka qeverisur në periudha të ndryshme edhe qytetet bregdetare dhe ishujt e këtyre vendeve:

Itali, Angli, Norvegji, Islandë, Lihtenshtein, Francë, Monako, Gjermani, Irlandë, Gjibraltar, Spanjë, Hollandë, Portugali, Iran, Danimarkë.

Po qe se sot do të deshim t'i jetonim kujtimet si vepra zemre të të parëve tanë të bekuar, të lëna prej këtyre mbi këto toka si trashëgim për ne dhe të dëshironim të dilnim në një udhëtim për të shuar mallin për to, do të duhej të merrnim vizë udhëtimi nga përfaqësitë e gjashtëdhjetë shteteve!

*Gjendja e hidhur e sotme e këtij shteti madhështor e të shkëlqyer si vepër e entuziazmit shpirtëror krahas forcës modeste materiale-fizike të katërqind kalorësve në themelimin e osmanëve, na shtyn ne në një llogari ndërgjegjeje!*

*Nuk duhet të vonohemi tepër për të kuptuar se nuk ekziston asnjë pikë ku mund të arrijmë duke imituar skllevërit tanë të asaj dite! Përfundimi i hidhur i sotëm është sheshit! Krizat materiale dhe moralo-shpirtërore të një vetëmashtrimi dhe disfate të hidhur kanë arritur një kufi tmerrues!*

*Robërimi i shpirtërores përballë materiales shndërrohet, si përfundim, në një periudhë profane!*

Historinë 623-vjeçare plot nder dhe famë të shtetit osman, poeti e përmbledh me këto vargje:

